# KUR'AN-i




[ Shqip – Albanian – ألباني ]


Një grup përkthyesish pranë shtëpisë botuese

"Darus Selam"

**Redaktoi:** Grup dijetarësh pranë shtëpisë botuese

"Darus Selam"



2011 - 1432




# ﴿ ترجمة معاني القرآن الكريم إلى اللغة الألبانية ﴾

« باللغة الألبانية »

ترجمة: مجموعة من المترجمين لدى دار السلام للنشر والتوزيع

مراجعة: مجموعة من المشايخ لدى دار السلام للنشر والتوزيع

2011 - 1432

IslamHouse.com

# KUR’AN-i

## Shpjegimi i kuptimeve të KUR’ANIT TË LARTË në gjuhën shqipe

Versioni i përmbledhur i At-Tabariut, Al-Kurtubit dhe Ibn-Kethirit përmbledhur në një vëllim dhe përkthyer nga një grup përkthyesish pranë Darussalam

### Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim

Falenderojmë Allahun që na mundësoi përgatitjen në këtë mënyrë të këtij përkthimi të Kur’an-it.
I kërkojmë falje përkthyesit për mos marrjen leje për përpunimin e këtillë të tekstit. Por qëllimi ynë ishte që besimtarët, si dhe lexuesit tjerë, të kenë mundësi që Kur’an-in ta kenë në dispozicion në çdo kohë edhe në formën softverike.

Përgatitur nga një grup vëllezërish pranë
Xhamisë së Qylit në Gjakovë.
Shkurt / Dhyl-Hixhxhe 1422 v.h. / 2002.
ELHAMDU LIL-LAHI RAB-BIL ALEMIN

# El Fatiha – Hapja

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

**Pjesa 1**

1. Gjithë lavdërimet dhe falënderimet janë për Allahun, Zotin e Alemin-it (Zoti i të gjitha botëve, i gjithësisë dhe i gjithçkaje që gjindet në të, gjithçka që ka krijuar Allahu, Zoti i njerëzve dhe i xhindeve).
2. I Gjithëmëshirshmi, Mëshirëploti.
3. I Vetmi Zotërues (dhe i Vetmi Gjithëgjykues-Mbisundues) i Ditës së Shpërblimit (Ditës së Ringjalljes).
4. Vetëm Ty të adhurojmë dhe vetëm Ty të mbështetemi e të kërkojmë ndihmë (kudo, në çdo kohë dhe për çdo gjë).
5. Përforcona (drejtona) në Rrugën e Drejtë.
6. Në Rrugën e atyre të cilëve Ti u ke dhuruar Mëshirën Tënde,
7. Jo në (rrugë) të atyre që e merituan Zemërimin Tënd mbi vete dhe as në (rrugë) të atyre të cilët e humbën veten. (Amin).

# El Bekare – Lopa

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

1. Elif, Lam, Mim. (Këto shkronja janë një nga mrekullitë e Kur'anit dhe vetëm Allahu e di kuptimin e tyre, e askush tjetër).
2. Ky është Libri (Kur'ani) mbi të cilin nuk ka asnjë dyshim, udhëheqje për El-Muttekunët (që janë njerëz të përkushtuar dhe besimtarë të drejtë të cilët i frikësohen shumë Allahut; të cilët përmbahen nga të gjitha llojet e gjynaheve dhe veprave të ulëta të cilat Ai i ka ndaluar dhe të cilët e duan shumë Allahun; të cilët veprojnë dhe zbatojnë të gjitha llojet e punëve të mira që Ai i ka urdhëruar; të përkushtuarit në Besimin e Pastër Islam në Një Zot të Vetëm).
3. Të cilët besojnë në Ghaib (të fshehtën e të panjohurën), kryejnë edhe faljen, dhe shpenzojnë nga gjithçka me të cilat Ne i kemi furnizuar (d.m.th. japin Zekat, shpenzojnë për veten e tyre, për prindërit, për fëmijët, për gratë e tyre, japin edhe sadaka - lëmoshë për të varfrit, japin për Xhihad - në luftën për Çështjen e Allahut, etj).
4. Dhe të cilët besojnë në atë (Kur'an dhe në Sunnet) që të është zbritur ty (O Muhammed) dhe në çfarë janë zbritur para teje (Librat e Parë si Teurati, Inxhili etj), si dhe që besojnë me bindje në Botën e Përtejme (Ringjalljen, shpërblimin për veprat e mira e të këqia, Xhennetin dhe Xhehenemin etj).
5. Ata udhëhiqen në Rrugë të Vërtetë nga Zoti i tyre dhe ata janë më të suksesshmit.
6. Në të vërtetë, për ata që nuk besojnë është njësoj nëse ti (O Muhammed) i këshillon apo nuk i këshillon, ata nuk do të besojnë.
7. Allahu ka vulosur zemrat dhe dëgjimin e tyre (kështu që ata janë të përjashtuar për të pranuar udhëzimin e Allahut) dhe në sy kanë perde (e nuk shohin). Për ta do të ketë ndëshkim të madh.
8. Ndërsa ka edhe njerëz (hipokritë me dy fytyra) të cilët thonë: "Ne besojmë në Allahun dhe në Ditën e Fundit", ndërsa në të vërtetë ata nuk besojnë.
9. Ata mendojnë të mashtrojnë Allahun dhe ata që besojnë, ndërsa në të vërtetë ata vetëm se mashtrojnë vetveten dhe nuk e marrin vesh.
10. Në zemrat e tyre ka sëmundje (dyshimi dhe hipokrizie), ndërkohë që Allahu ua ka shtuar edhe më shumë sëmundjen. Për ta do të ketë ndëshkim të dhimbshëm për shkak të asaj që gjithnjë gënjenin.
11. Dhe kur atyre u thuhet: "Mos bëni djallëzi në tokë", ata thonë: "Ne jemi vetëm pajtues."
12. Në të vërtetë janë pikërisht ata të cilët sjellin trazira, por ata nuk e marrin vesh.
13. Dhe kur u thuhet këtyre (hipokritëve): "Besoni siç kanë besuar edhe njerëzit e tjerë (pasuesit e Muhammedit a.s.)", ata thonë: "A të besojmë siç kanë besuar mendjelehtët?" Në të vërtetë, këta vetë janë mendjelehtët, por nuk e dinë.
14. Ndërsa kur takohen me ata që besojnë, u thonë: "Ne besojmë", por kur janë vetëm me Shejtanët e tyre (shejtanët - politeistët, mosbesimtarët, paganët, hipokritët), thonë: "Në të vërtetë ne jemi me ju, në të vërtetë ne vetëm talleshim."
15. Allahu i përqesh ata dhe vetëm ua shton më shumë të këqiat që të sorollaten verbërisht.
16. Këta janë të cilët shkëmbyen udhëheqjen me të gabuarën, kështu që tregtia e tyre qe pa përfitim dhe nuk u drejtuan.

17. Kjo ngjason si me atë që ndezi zjarrin dhe pasi ai ndriçoi gjithandej rreth tij, Allahu ua mori dritën dhe i la në errësirë. (Kështu që) ata nuk mund të shihnin.
18. Ata janë të shurdhër, memecë e të verbër, kështu që ata nuk kthehen (në Rrugën e Drejtë).
19. Ose si një shtërngatë nga qielli me errësirë, vetëtimë e bubullimë. Ata i rrasin gishtërinjtë në veshë për të mos dëgjuar ushtimën tmerruese nga frika e vdekjes. Por Allahu gjithnjë i rrethon mosbesimtarët.
20. Vetëtima pothuajse ua merr sytë; sa herë që u flakëron, ata ecin (në ndriçimin e saj), ndërsa kur i mbulon errësira, mbesin në vend. Dhe po të donte Allahu, do t'ua kishte marrë dëgjimin dhe shikimin. Vërtet që Allahu është i Zoti për të bërë gjithçka.
21. O njerëz! Adhuroni Allahun, Zotin tuaj, i Cili ju krijoi ju dhe ata që ishin para jush, që të mund të bëheni të përkushtuar (Et- Muttekunë).
22. I Cili e ka bërë tokën vend pushimi për ju dhe qiellin me kupë si mbulesë duke dërguar që andej ujë për të prodhuar fruta si furnizim për ju. Atëherë pra, mos i vini shokë Allahut (në adhurim) kur ju e dini (se vetëm Ai ka të drejtë të adhurohet e askush tjetër).
23. Dhe nëse ju (o njerëz) dyshoni për atë (Kur'anin) që Ne i kemi zbritur robit tonë (Muhammedit a.s.), atëherë bëni edhe ju një Sure (pjesë të Kur'anit) të ngjashme si ajo dhe thirrni dëshmitarët tuaj (mbrojtësit dhe ndihmësit tuaj, të adhuruarit tuaj) përveç Allahut, nëse jeni të drejtë (dhe shihni nëse dyshimet tuaja janë të vërteta).
24. Por nëse nuk e bëni dot atë dhe ju kurrë nuk mund ta bëni atë, atëherë kini frikë Zjarrin (Xhehenemin), lënda djegëse e të cilit janë njerëzit dhe gurët, i përgatitur për mosbesimtarët.
25. Dhe përgëzoi ata që besojnë dhe punojnë mirësi e drejtësi (sipas këtij besimi), se për ta do të ketë Kopshte të Begatë (të Xhennetit) nën të cilët rrjedhin lumenj. Çdo herë që do t'u shërbehet me fruta të tij, ata do të thonë: "Këta janë nga ç'na është shërbyer më parë", e atyre do t'u jepen gjëra të ngjashme (në formë por me shije të ndryshme); atje do të kenë bashkëshorte të pastra (Ezuaxhun Mutah-haratun - pa të përmuajshme, pa nevoja etj) dhe atje do të qëndrojnë përgjithmonë.
26. Sigurisht që Allahu nuk ngurron që të sjellë shembull qoftë edhe për një mushkonjë, apo diçka edhe më të imët se ajo. Sa për ata që besojnë, ata e dinë se ajo (çdo gjë që tregon Allahu) është e Vërteta nga Zoti i tyre, por sa për ata që nuk besojnë, do të thonë: "Çfarë don të na thotë Allahu me këtë si shembull?" Me këtë Ai humb shumë, ndërsa shumë të tjerë i udhëheq. Kështu Allahu i humb vetëm ata që janë të panënshtruar ndaj Tij.
27. Ata që thyejnë besën e dhënë Allahut pasi e pranojnë marrëveshjen me Të dhe ndërpresin çfarë Allahu ka urdhëruar për të bërë (në lidhje me Besimin e Pastër Islam, të zbatojnë ligjet e Tij në tokë) dhe kryejnë vepra të ulëta e poshtërsi në tokë. Mu këta janë të humburit.
28. Si e mohoni e nuk e besoni Allahun? Duke parë se ishit të vdekur dhe Ai ju dha jetë, pastaj Ai do t'ju vdesë dhe Ai përsëri do t'ju sjellë në jetë (në Ditën e Ringjalljes) e atëherë Atij do t'i ktheheni.
29. Ai është i Cili krijoi për ju gjithçka në tokë pastaj Ai Isteva ila (u ngrit lart drejt) qiellit, duke i bërë ata shtatë qiej. Dhe Ai është i Gjithëdituri për çdo gjë.
30. Dhe (kujto) kur Zoti yt u tha melekëve: "Me të vërtetë që Unë do të çoj në tokë zëvendësues (njerëzimin brez pas brezi)." Ata i thanë: "A do të vendosësh atje ata të cilët bëjnë zullume e do të derdhin gjak, - ndërsa ne të madhërojmë Ty me lavdërime dhe falënderime dhe të shenjtërojmë (të pastrojmë nga gjithçka që ata të shoqërojnë Ty)." Ai (Allahu) u tha: "S'ka dyshim se Unë di atë që ju nuk e dini."
31. Dhe Ai ia mësoi Ademit emrat e të gjitha gjërave, pastaj ua paraqiti ato melekëve dhe u tha: "Më thoni Mua emrat e tyre nëse jeni të drejtë."
32. Melekët thanë: "Lavdi të qoftë Ty! Ne nuk dimë asgjë më tepër nga ç'na ke mësuar Ti. Vërtet që vetëm Ti je i Gjithëdituri, më i Urti Gjithëgjykues."
33. Ai tha: "O Adem! Tregoju atyre emrat e tyre (e gjërave)" dhe kur ai ua tregoi melekëve emërtimet e të gjitha gjërave, Ai tha: "A nuk ju thashë Unë juve se, Unë di të fshehtën (Ghabin) në qiej dhe në tokë dhe se Unë di çfarë ju shfaqni dhe çfarë ju keni mbajtur të fshehur?"
34. Dhe (kujto) kur Ne u thamë melekëve: "Bini ju në sexhde para Ademit." Dhe ata ranë në sexhde përveç Shejtanit (Iblisit) që nuk pranoi dhe ishte kryelartë dhe qe një prej mosbesimtarëve (prej të panënshtruarve ndaj Allahut).
35. Dhe Ne thamë: "O Adem! Bano ti dhe bashkëshortja yte në Xhennet dhe hani të dy me kënaqësi dhe gëzim nga gjërat që ka atje ku të doni, por mos iu afroni kësaj peme, se përndryshe do të jeni prej Dhalimunëve (prej keqbërësve)."

36. Pastaj Shejtani i bëri ata të rrëshqasin që atje (prej Xhennetit) dhe i nxorri ata prej atje ku ishin. Ne thamë: "Zbritni poshtë të gjithë ju me armiqësi mes jush! Në tokë do të jetë banesa dhe jetesa juaj e përkohshme."
37. Pastaj Ademi mori Fjalë nga Zoti i tij. Dhe Allahu e fali atë (duke e pranuar pendimin e tij). Sigurisht që Allahu është Ai i Cili gjithnjë pranon pendimin (e robëve të Tij), Mëshirëploti.
38. Ne u thamë: "Zbritni ju të gjithë nga ky vend (Xhenneti), pastaj kurdo që t'ju vijë Udhëzim nga Unë dhe kushdo që ndjek Udhëzimin Tim, nuk do të ketë aspak frikë për ta dhe as nuk do të pikëllohen."
39. Por ata që nuk besojnë dhe përgënjeshtrojnë Ajetet Tona (provat, treguesit, dëshmitë, shenjat, Shpalljet nga Ne), të këtillët janë banorët e Zjarrit. Atje ata do të mbeten e do të banojnë përgjithmonë.
40. O Bijtë e Israilit! Përkujtoni Mirësinë Time që derdha mbi ju dhe përmbushni (detyrimet tuaja në) Marrëveshjen Time (me ju), kështu që pastaj Unë të përmbush (Detyrimet e Mia në) marrëveshjen tuaj (me Mua) dhe vetëm Mua m'u frikësoni.
41. Dhe besoni në atë që kam zbritur (këtë Kur'an) duke vërtetuar atë që është me ju (Teuratin dhe Inxhilin) dhe mos jini të parët që e mohoni atë dhe mos bleni (fitoni) me Vargjet e Mia (Teuratin dhe Inxhilin) çmim të ulët (duke fituar fare pak nga shitja e Vargjeve të Mia) dhe m'u frikësoni Mua dhe vetëm Mua. (Tefsir At-Tabari).
42. Dhe mos e përzieni të vërtetën me gënjeshtrën dhe mos e fshihni të vërtetën (se Muhammedi a.s. është i Dërguari i Allahut dhe cilësitë e tij janë të shkruara në Librat tuaj, në Teurat dhe në Inxhil e ju e fshihni atë) në një kohë kur ju e dini (atë).
43. Dhe falni namazin, dhe jepni Zekatin, dhe Irka' (përkuluni në ruku në falje, apo nënshtrojani veten tuaj me bindje Allahut) bashkë me Er-Rakiunët (ata që përkulen kësisoj).
44. Ju urdhëroni El-Birr (përkushtim e drejtësi dhe të gjitha veprat e tjera të nënshtrimit ndaj Allahut) për njerëzit dhe harroni t'i zbatoni ato vetë, ndërsa e lexoni Librin (Teuratin)! A nuk mendoni pra?
45. Dhe kërkoni ndihmë me durim dhe me falje (të namazit), e është e vërtet se kjo është tejet e rëndë dhe e vështirë përveç (për) Al-Khashiunët (për besimtarët që vërtetë besojnë Allahun, duke iu nënshtruar Atij plotësisht, që kanë shumë frikë nga Ndëshkimi i Tij dhe që besojnë në Premtimin e Tij).
46. Ata janë prej atyre të cilët janë të bindur se do të takohen me Zotin e tyre dhe se vetëm Atij do t'i kthehen.
47. O Bijtë e Israilit! Përkujtoni Mirësinë Time që derdha mbi ju duke ju përzgjedhur përmbi gjithë Alemin (njerëzimin dhe xhindet, në kohët e para).
48. Dhe kini frikë nga një Ditë (të Gjykimit) kur askush nuk do t'i bëjë dobi tjetrit, as nuk do të pranohet ndërmjetësim prej ndokujt, as nuk do t'i hiqet gjë ndokujt nga shpërblimi i tij e as nuk do të ndihmohen.
49. Kujtoni edhe kohën kur Ne ju çliruam ju prej Faraonit i cili po ju sillte juve vuajtje të tmerrshme, duke ju vrarë bijt tuaj e duke i lënë të gjalla gratë dhe vërtet që në të kishte një provë tepër të madhe nga Zoti juaj.
50. Kujtoni edhe kohën kur Ne e ndamë detin për ju dhe ju shpëtuam, ndërsa ithtarët e Faraonit i fundosëm para syve tuaj (e ju e shihnit se si i mbuloi ata uji i detit).
51. Kujtoni edhe kohën kur Ne caktuam për Musain dyzet netë (që t'i japim Teuratin), ndërsa në mungesën e tij ju pastaj adhuruat viçin, duke qenë kështu Dhalimunë (politeistë, keqbërës).
52. Dhe pas kësaj Ne ju falëm, ashtu që të falënderoni.
53. Kujtoni edhe kohën kur Ne i dhamë Musait Librin (Teuratin) dhe Kriterin (e përcaktimit të së drejtës dhe të gabuarës), që kështu të mund të drejtoheshit në të drejtën.
54. Kujtoni edhe kohën kur Musai i tha popullit të vet: "O populli im! Me të vërtetë që ju i bëtë padrejtësi vetes suaj duke adhuruar viçin. Kthehuni pra, me pendim te Krijuesi i juaj dhe vrisni veten tuaj (të drejtit le të vrasin keqbërësit nga mesi juaj). Kjo do të jetë më mirë për ju para Krijuesit tuaj." Pastaj Ai e pranoi pendimin tuaj. Sigurisht që Ai është i Cili gjithnjë pranon pendimin (e robëve të Tij), Mëshirëploti.
55. Kujtoni edhe kohën kur ju thatë: "O Musa! Ne kurrë nuk do të të besojmë ty, derisa ta shohim Allahun qartë me sytë tanë." Por ju u goditët papritur si me shkrepëtimë rrufeje ndërsa po vështronit.
56. Pastaj Ne ju ngritëm ju nga vdekja që të mund të falënderonit.
57. Ne ju bëmë hije me re dhe dërguam mbi ju El-Menna (rrëshirë të ëmbël) dhe Es-Selva (shkurtëzat, duke ju thënë): "Hani nga gjërat e mira e të lejuara me të cilat Ne ju kemi

furnizuar,“ (por ata kundërshtuan). Dhe ata nuk na bënë aspak keq Neve, por ata vetëm i bënë keq vetvetes së tyre.
58. Kujtoni edhe kohën kur Ne thamë: “Hyni në këtë qytet (Jerusalem) dhe hani sa të doni nga bollëku që keni atje me kënaqësi dhe me gëzim kudo që të dëshironi dhe hyni te porta duke rënë në sexhde (apo të përkuleni me nënshtrim) dhe thoni: ‘Falna ne’, ndërsa Ne do t’ju falim gjynahet tuaja dhe do ta shtojmë shpërblimin për mirëpunuesit.“
59. Por ata që punuan keq e ndryshuan fjalën që iu tha për një fjalë tjetër, kështu që Ne dërguam përmbi keqbërësit Rixhzen (ndëshkim) nga qielli për shkak të ngritjes krye në vend të nënshtrimit ndaj Allahut. (Tefsir At-Tabari).
60. Kujtoni edhe kohën kur Musai kërkoi ujë për popullin e tij dhe Ne i thamë: “Bjeri gurit me shkopin tënd.” Pastaj që andej u derdhën me vrull dymbëdhjetë burime ku secili grup e dinte vendin e tij për ujë. “Hani dhe pini nga ato që ju ka furnizuar Allahu dhe mos punoni të këqia duke bërë ligësi në tokë.”
61. Kujtoni edhe kohën kur ju thatë, “O Musa! Ne nuk mund të durojmë vetëm me një lloj ushqimi. Lutju pra Zotit tënd për ne që të na nxjerrë neve çfarë rrit toka: bimët e saj të ngrënshme, trangujt, Fum-in (grurin apo hudhrat), thjerëzat dhe qepët e saj.” Ai u tha: “A do ta ndërroni atë që është më e mirë për ju me atë që është më e keqe? Zbritni në çfarëdo qyteti dhe atje do të gjeni ato që dëshironi!” Dhe kështu ata u mbuluan me poshtërim dhe mjerim dhe tërhoqën mbi veten e tyre edhe Zemërimin e Allahut. Kjo ngaqë ata vazhduan të mos besojnë Ajetet e Allahut (provat, treguesit, shpalljet e Tij) dhe mbytën Pejgamberët e Allahut pa asnjë të drejtë. Kjo ngaqë nuk u bindën dhe vazhduan të tejkalojnë kufinjtë në mosnënshtrim (ndaj Allahut duke bërë krime e mëkate).
62. Me të vërtetë se ata që besuan qofshin jehudi, të krishterë, sabijanë (komb që banonte në Irak dhe që thoshin La ilahe ilallah dhe që lexonin Zeburin e tyre dhe ata nuk ishin as jehudi e as të krishterë) e kushdo tjetër që besoi në Allahun dhe Ditën e Fundit dhe që punoi drejtësi e mirësi, do të kenë shpërblimin që u takon te Zoti i tyre (Allahu) dhe për ta nuk do të ketë as frikë e as nuk do të hidhërohen. (Ibn Abasi r.a. në Tefsir At-Tabari thotë se kushti i këtij vargu është shfuqizuar nga Verseti 3:85).
63. Dhe (O Bijtë e Israelit, kujtoni) kohën kur Ne morëm besën tuaj dhe Ne e ngritëm mbi ju Turin (Sinain) duke ju thënë: “Mbahuni fort pas asaj që Ne jua sollëm dhe kujtoni çfarë thuhet në të, që të mund të bëheni prej Muttekunëve (prej të përkushtuarve në Besimin e Pastër Islam).
64. Pas kësaj ju u tërhoqët dhe po të mos kishte qenë Mirësia dhe Mëshira e Allahut mbi ju, me të vërtetë që ju do të kishit qenë prej të humburve.
65. Dhe në të vërtetë ju i njihnit ata nga mesi i juaj të cilët i tejkaluan kufinjtë në çështjen e Sabbath-it (të së Shtunës). Ne u thamë atyre: “Bëhuni ju majmunë, të përbuzur e të flakur.”
66. Kështu pra, Ne e bëmë këtë ndëshkim shembull për vetë ata dhe për brezat pas tyre, si dhe një mësim për Muttekunët (të përkushtuarit ndaj Allahut në Besimin e Pastër Islam).
67. Kujtoni edhe kohën kur Musai i tha popullit të tij: “Vërtet që Allahu ju urdhëron të therrni një lopë”, (ndërsa ata i) thanë: “A dëshiron të tallesh me ne?” (Por ai u) tha: “I mbështetem Allahut të më mbrojë që të mos jem prej Xhahilunëve (prej të paditurve apo prej atyre që s’marrin vesh).”
68. Ata i thanë: “Lutju Zotit tënd për ne që ta bëjë mirë të qartë se ç’është ajo (që na kërkohet)!” Musai u tha: “Allahu thotë, ‘Ajo është vërtet një lopë, as shumë e vjetër e as shumë e re, por të jetë mes dy anëve’, zbatoni pra atë që jeni urdhëruar për ta bërë.”
69. Ata i thanë (përsëri): “Lutju Zotit tënd për ne të na e bëjë mirë të qartë ngjyrën saj.” Ai u tha atyre: “Ai thotë, ‘Të jetë lopë në ngjyrë të verdhë të ndezur që i kënaq ata që e shohin.’”
70. (Përsëri) ata i thanë: “Lutju Zotit tënd për ne të na e bëjë mirë të qartë se çfarë lloji është, sepse në të vërtetë për ne të gjitha lopët janë njësoj dhe sigurisht, nëse don Allahu, ne do të udhëzohemi drejt.”
71. Ai (Musai) tha: “Ai thotë, ‘Të jetë lopë e paushtruar për të punuar tokën apo për të ujitur fushat, e shëndoshë dhe të jetë vetëm në ngjyrë të verdhë të ndezur.” Ata i thanë: “Tash na e solle të vërtetën.” Kështu që ata e therrën atë dhe nuk e kishin ndërmend ta bënin (dhe ishin fare pranë moskryerjes së këtij urdhëri).
72. Kujtoni edhe kohën kur ju vratë një njeri dhe u grindët mes jush për krimin. Dhe Allahu është i Cili e nxori në shesh atë që ju e fshihnit.
73. Kështu Ne thamë: “Prekeni atë (të vdekurin) me një copë (mishi) prej saj (lopës).” Kështu Allahu sjell në jetë të vdekurit duke ju treguar juve kësisoj Ajetet e Tij (provat, treguesit, shpalljet), me qëllim që të mund të merrni vesh.

74. Pas kësaj zemrat tuaja u forcuan e u bënë gur apo edhe më keq. Dhe vërtet që ka shkëmbenj prej të cilëve rrjedhin lumenj; dhe vërtet që ka prej tyre që çahen dhe kështu prej tyre del ujë; dhe prej tyre ka që dridhen nga frika e Allahut. Dhe Allahu nuk është i pavetëdijshëm për çfarë ju punoni.
75. A lakmoni ju (besimtarë) që ata do të besojnë në fenë tuaj edhe pse një grup prej tyre (udhëheqësit fetarë jehudi) gjithnjë e dëgjuan Fjalën e Allahut (Teuratin), pastaj ata vetë e ndryshuan atë vazhdimisht me dije të plotë pasiqë e kishin kuptuar atë?
76. Dhe kur ata (jehuditë) takohen me ata që besojnë (me muslimanët) thonë: "Ne besojmë", por kur takohen vetëm me njëri-tjetrin, thonë: "A do t'u tregoni ju (jehudi muslimanëve) atë që Allahu ju ka shpallur juve (jehudive, për përshkrimin dhe cilësitë e të Dërguarit të Allahut, Muhammedit a.s. që janë të shkruara në Teurat) dhe kësisoj muslimanët mund të hahen me ju (jehudi) dhe të sjellin prova para Zotit tuaj?" (O ju jehudi) a nuk kuptoni pra?
77. Po a nuk e dinë ata (jehuditë) se Allahu e di atë që ata e fshehin dhe atë që e shprehin hapur?
78. Ndërsa ka nga ata (jehuditë) njerëz të paditur që nuk e njohin Librin (Teuratin), por u besojnë dëshirave të rreme dhe vetëm si t'u thotë hamendja.
79. Atëherë mallkimi qoftë mbi ata që e shkruajnë Librin (Teuratin) me duart e tyre dhe më pas thonë: "Ky është Libër prej Allahut", për të bërë tregti me të për një çmim qesharak! Mallkimi qoftë mbi ata për atë çfarë kanë shkruar duart e tyre dhe mallkimi qoftë mbi ta për çfarë ata fitojnë nga kjo punë e tyre.
80. Dhe thonë (jehuditë): "Zjarri (Zjarri i Xhehenemit) nuk do të na prekë ne, veçse për pak ditë." Thuaju (atyre o Muhammed): "A mos vallë keni marrë ndonjë premtim nga Allahu e kështu Allahu nuk do ta thyejë Premtimin e Tij? Apo është (e vërteta tjetër) se ju flisni për Allahun atë për të cilën ju nuk dini asgjë?"
81. Po, është e vërtetë! Kushdo që e fiton të keqen dhe e ka mbërthyer mëkati, këta janë banorë të Zjarrit; atje do të mbeten përgjithmonë.
82. Ndërsa ata të cilët besojnë (në Njësinë e Allahut, në Islam) dhe punojnë mirësi e drejtësi, të tillët janë banorë të Kopshteve të Begatë të Xhennetit; atje ata do të rrinë përgjithmonë.
83. Kujtoni edhe kohën kur Ne morëm premtimin nga Bijtë e Israilit (duke thënë): Mos adhuroni tjetër përveç Allahut, edhe jini të dëgjueshëm e dashamirë me prindërit tuaj, me të afërmit tuaj, me jetimët dhe me të varfërit (El-Miskin - Tefsir Et-Tabari), dhe u flisni mirë njerëzve, edhe përmbushni faljen e rregullt të namazit, edhe jepni Zekatin. Por pastaj ju rrëshqitët përsëri përveç një pakice prej jush, ndërkohë që ju jeni të rrëshqitur (e po rrëshqitni vazhdimisht nga e drejta në të gabuarën). (Tefsir El-Kurtubi).
84. Kujtoni edhe kohën kur Ne morëm premtimin tuaj (kur ju thamë): "Mos derdhni gjakun tuaj, as mos nxirrni veten tuaj (njëri-tjetrin) nga shtëpitë tuaja?" Pastaj ju e pranuat atë dhe për të ju jeni dëshmitarë.
85. Pas kësaj, ju jeni ata që vrisni vetveten tuaj (njëri-tjetrin) dhe nxirrni vetveten (njëri-tjetrin) nga shtëpitë tuaja, u ndihmoni (armiqve tuaj) kundër vetvetes (njëri-tjetrit) në mëkat dhe duke kaluar çdo cak. Edhe në qoftë se ata kthehen te ju si robër, ju u kërkoni atyre para për t'i liruar, megjithëse dëbimi i tyre ishte i ndaluar për ju. A e besoni ju vetëm në një pjesë të Librit (Teuratit) dhe mohoni pjesën tjetrën? Atëherë, cili është shpërblimi për ata nga mesi juaj që veprojnë kështu, përveç turpërimit në jetën e kësaj bote, ndërsa në Ditën e Kijametit t'i dorëzohen ndëshkimit më të tmerrshëm? Dhe Allahu nuk është i pavetëdijshëm për çfarë ju veproni.
86. Këta janë të cilët kanë blerë jetën e kësaj bote me çmimin e Botës së Pastajme. Këtyre as mundimet nuk do t'u lehtësohen dhe as nuk do të ndihmohen.
87. Dhe vërtet, Ne i dhamë Musait Librin (Teuratin) dhe pas tij çuam një varg të Dërguarish. Edhe Isait, birit të Merjemes Ne i dhamë shenja të qarta dhe e mbështetëm atë edhe me Ruhul-Kudus-in (Melekun Xhibril a.s). A mos është se, sa herë që ju vinte juve një i Dërguar me ato (Shpallje) të cilat ju aspak nuk i dëshironit, juve ju shtohej kryeneçësia? Disa ju i mohuat dhe disa ju i vratë.
88. Dhe thonë, "Zemrat tona janë të mbështjella (nuk dëgjojnë as nuk kuptojnë Fjalën e Allahut)." Jo, përkundrazi, Allahu i ka mallkuar ata për shkak të mohimit të tyre, kështu që fare pak është ajo që ata besojnë.
89. Dhe kur erdhi tek ata (jehuditë) Libër nga Allahu (Kur'ani) duke përforcuar atë (Teuratin) i cili është me ta, edhe pse një kohë ata e kishin lutur Allahun (për sjelljen e Muhammedit a.s.) me qëllim që të fitonin përmbi ata që nuk besuan, atëherë kur tek ata erdhi ajo që ata e kishin dalluar, ata e mohuan atë. Le të bjerë pra Mallkimi i Allahut përmbi mosbesimtarët.

90. Sa i keq është (ai çmim) për të cilin ata kanë shitur veten e tyre, që ata të mohojnë atë (Kur'anin) të cilin Allahu e ka shpallur, me pakënaqësinë se Allahu shpall nga Mëshira e Tij mbi kë të dojë Ai nga robët e Vet. Kësisoj ata kanë tërhequr mbi vete zemërim pas zemërimi. Dhe për mohuesit ka ndëshkim poshtërues.
91. Dhe kur u thuhet atyre (jehudive), "Besoni në atë që ka dërguar Allahu," ata thonë: "Ne besojmë në atë që na është dërguar neve." Dhe në këtë mënyrë ata nuk besojnë në çfarë erdhi më pas, ndërsa ajo është e vërteta që përforcon atë që gjindet në duart e tyre. Thuaju (atyre O Muhammed): "Përse atëherë ju i keni vrarë Pejgamberët e Allahut në kohët e mëparshme, nëse me të vërtetë keni qenë besimtarë?"
92. Pastaj në të vërtetë juve ju erdhi Musai me shenja të qarta, megjithatë ju adhuruat viçin pasi ai u largua prej jush duke u bërë kështu Dhalimunë (politeistë e keqbërës).
93. Dhe kujtoni kohën kur Ne morëm besën tuaj dhe Ne ngritëm mbi ju Turi Sinanë duke ju thënë: "Mbahuni fort pas asaj që Ne jua kemi dërguar dhe ia vini mirë veshin." Ata thanë: "Dëgjuam dhe kundërshtuam." Dhe kështu zemrat e tyre gëlltitën adhurimin e viçit për shkak të mosbesimit të tyre. Thuaju: "Sa e keqe vërtet është ajo që urdhëron besimi juaj, nëse jeni besimtarë."
94. Thuaju (atyre): "Nëse banesa e Botës së Pastajme me Allahun është vërtet vetëm për ju dhe jo për njerëzit e tjerë, atëherë dëshirojeni vdekjen, nëse jeni të vërtetë."
95. Por ata kurrë nuk do ta dëshirojnë atë, për shkak të atyre veprave që kanë dërguar atje duart e tyre para se të shkojnë atje vetë. Dhe Allahu është i Gjithëditur për Dhalimunët (politeistët, keqbërësit për gjithfarë ata bëjnë).
96. Dhe në të vërtetë ju do të shihni se ata (jehuditë) janë më të eturit nga të gjithë njerëzit për këtë jetë, madje akoma më të etur edhe se ata që adhurojnë të tjerë në vend të Allahut apo duke i vënë Atij shokë (si mexhusët, paganët, politeistët, mohuesit etj). Çdonjëri prej tyre (jehudive) do të donte që të mund t'i jepej një jetë mijëvjeçare, por edhe dhurimi i një jete të tillë nuk do ta shpëtonte atë aspak nga ndëshkimi i merituar. Dhe Allahu është Gjithëvëzhgues për gjithçka që ata veprojnë.
97. Thuaj (O Muhammed): "Kushdo që është armik i Xhibrilit (le të vdesë në zemërimin e tij), sepse në të vërtetë ai e ka sjellë këtë (Kur'an) në zemrën tënde me Vullnetin dhe Lejen e Allahut duke përforcuar çfarë ka ardhur më parë, që është në duart e tyre (Teurati dhe Inxhili) dhe si udhëzim e përgëzim për besimtarët.
98. Kushdo që është armik i Allahut, i Melekëve të Tij, i të Dërguarve të Tij, i Xhibrilit dhe i Mikailit, atëherë vërtet që Allahu është armik për mosbesimtarët."
99. Dhe vërtet që Ne të kemi zbritur ty Ajete të qarta (këto Vargje të Kur'anit që njoftojnë me imtësi për ndodhitë e jehudive dhe për qëllimet e tyre) dhe askush nuk i mohon ato përveçse Fasikunët (ata që ngrenë krye kundër Urdhërit të Allahut).
100. A nuk është e vërtetë se, çdo herë që ata lidhin ndonjë marrëveshje, njëra palë prej tyre e hedh atë menjëherë? Por për më tepër, e vërtetë është se shumica e tyre nuk besojnë.
101. Dhe kur atyre u erdhi një i Dërguar nga Allahu (Muhammedi a.s.) duke vërtetuar atë që ata e kishin në dorë (në Teurat), një palë prej atyre që u është dhënë Teurati, e hodhën tej pas shpine Librin e Allahut si të ishte diçka që nuk e dinin!
102. Ata ndoqën atë që shejtanët e nxorrën (në mënyrë të rreme nga magjia) në kohën e sundimit të Sulejmanit. Nuk mohoi Sulejmani por shejtanët mohuan (nuk besuan), duke u mësuar njerëzve magjinë dhe gjëra të tilla që zbritën në Babiloni prej dy melekëve, Harut dhe Marut, por në të vërtetë asnjëri prej tyre nuk i mësoi ndokujt gjëra të tilla, veç pasi ata thanë: "Ne jemi vetëm sprovë, kështu që mos u bëni mosbesimtarë (duke mësuar magjinë prej nesh)." Dhe nga këta melekë njerëzit mësuan atë që shkaktonte ndarjen e burrit nga bashkëshortja e tij, por ata nuk mund të dëmtonin ndokënd përveçse me Vullnetin dhe Lejen e Allahut. Dhe ata mësuan atë gjë që i dëmtonte dhe nuk u sillte përfitim. E në të vërtetë ata e dinin se blerësit e saj (të magjisë) nuk do të kishin aspak pjesë nga Bota e Pastajme. Dhe vërtet, sa e keqe ishte ajo për të cilën ata shitën veten e tyre, veç sikur ta dinin!
103. Dhe sikur të kishin besuar, ata do të kishin mbrojtur veten e tyre nga e keqja dhe do të kishin plotësuar detyrimet ndaj Allahut, atëherë akoma më i madh do të ishte shpërblimi prej Allahut, veç sikur ta dinin!
104. O ju që keni besuar! Mos i thoni (të Dërguarit a.s.) Ra'ina, por thoni Undhurna (Bëna dhe na mëso të kuptojmë) dhe dëgjoni, sepse për mosbesimtarët do të ketë dënim të dhimbshëm.
105. As ata që nuk besojnë nga ithtarët e Librave të Parë (jehudi e të krishterë), as Mushrikët (idhujtarët, politeistët, mohuesit e Njësisë së Allahut) nuk duan që juve t'ju zbritet ndonjë e

mirë nga Zoti juaj, por Allahu zgjedh për Mëshirën e Tij atë që Ai do. E Allahu është Zotëruesi e Dhuruesi i Mirësive të Mëdha.
106. Çfarëdo vargu që Ne e shfuqizojmë ose e bëjmë që të harrohet, po Ne, sjellim një tjetër më të mirë se ai apo si ai. A nuk e din se Allahu është i Zoti për të bërë çdo gjë?
107. A nuk e din se është Allahu i Cili zotëron mbisundimin e qiejve dhe të tokës? E përveç Allahut ju nuk keni ndonjë Vali (ruajtës a mbrojtës) e as edhe ndonjë ndihmues tjetër.
108. Apo mos doni t'i bëni pyetje të Dërguarit tuaj (Muhammedit a.s.), siç e pyetën Musain kohë më parë (siç i thanë Musait, - na e trego hapur ta shohim Zotin tënd)? Dhe ai që e zëvendëson Besimin me mosbesimin, vërtet që ai e ka humbur Rrugën e Drejtë.
109. Shumë nga ithtarët e Librave të Parë dëshirojnë që si e si të mund t'ju tërheqin tek jobesimtarët pasi të keni besuar, nga zilia që kanë në shpirtin e tyre, madje edhe pasi e vërteta (se Muhammedi a.s. është i Dërguari i Allahut) u është bërë e qartë, por falni dhe mos ua veni re, derisa Allahu të sjellë Urdhërin e Tij. Vërtet që Allahu është i Zoti për të bërë gjithçka.
110. Dhe vazhdoni të kryeni faljen e namazit (Ekimu-Es-Salat) dhe të jepni Zekatin dhe çdo vepër të mirë (që e don Allahu) të cilën e keni bërë më parë për veten tuaj, do ta gjeni atë tek Allahu. Vërtet që Allahu është Gjithëvëzhgues për çdo gjë që ju bëni.
111. Ndërsa ata thonë: "Askush nuk do të hyjë në Xhennet, përveçse kush është jehudi apo i krishterë." Këto janë vetëm dëshirat e tyre. Thuaju (O Muhammed): "Sillni provën tuaj nëse jeni që flisni të drejtën."
112. Sigurisht, kushdo që ia nënshtron fytyrën (veten) e tij Allahut (duke ndjekur fenë e Tij, Islamin) dhe është Muhsin (mirëpunues), atëherë shpërblimi për ta është te Zoti i tyre (Allahu) dhe për ta as nuk do të ketë frikë dhe as nuk do të pikëllohen (në Ditën e Gjykimit). (Tefsir Ibn Kethir).
113. Jehuditë thanë se të krishterët nuk ndjekin asgjë (e nuk janë në fenë e drejtë); edhe të krishterët thanë se jehuditë nuk ndjekin asgjë (e nuk janë në fenë e drejtë); megjithëse të dy palët lexojnë Shpalljet e Para. Mu si këto fjalë thanë edhe ata (paganët) që s'dinë asgjë. Allahu do të gjykojë mes tyre në Ditën e Gjykimit për çfarë ata kishin mosmarrëveshje.
114. Dhe kush është më i padrejtë se ata që ndalojnë nga përmendja sa më shumë e Emrit të Allahut (në falje, dua etj) në xhamitë e Allahut, madje edhe luftojnë për shkatërrimin e tyre? Nuk shkonte që të tillë njerëz të hynin vetë në to veçse me frikë. Për ta ka vetëm turp në këtë botë, ndërsa në Botën e Pastajme, ndëshkim të madh.
115. Të Allahut janë Lindja dhe Perëndimi, kështu që, ngado që të drejtoheni apo të ktheni fytyrat, atje është Fytyra e Allahut (dhe Ai është Lartë, lart mbi Arshin e Tij). Allahu është i Gjithëmjaftueshëm për të përmbushur nevojat e krijesave të Tij, i Gjithëditur.
116. Dhe ata (jehuditë, të krishterët, paganët) thonë: "Allahu ka të lindur (bir, bija, madje pasardhës). Lavdi i qoftë Atij (I Lartësuar qoftë Ai nga çfarë ata i mveshin apo ia ngjisin Atij)! Jo! Përkundrazi Atij i takon gjithë ç'është në qiej dhe në tokë dhe gjithçka i nënshtrohet Atij me bindje në adhurim ndaj Tij.
117. Nismëtari Krijues i qiejve dhe i tokës. Kur Ai vendos për një gjë, Ai vetëm se i thotë: "Bëhu!"- dhe ajo është e bërë.
118. Dhe ata që s'kanë asnjë dije thonë: "Pse Allahu nuk na flet neve drejtpërdrejt, ose pse nuk na vjen neve ndonjë shenjë treguese prej Tij!" Tamam kështu thanë ata (popujt) para tyre, tamam si fjalët e këtyre. Zemrat e tyre janë njësoj, (ndërkohë) Ne padyshim që i kemi bërë të qartë treguesit për njerëzit që bindshëm besojnë.
119. Vërtet, Ne të dërguam ty (O Muhammed) me të vërtetën (Islamin), përgëzues (për ata që besojnë në atë që përcjell ti e që do të hyjnë në Xhennet) dhe paralajmërues (për ata që nuk besojnë në atë që përcjell ti e që do të hyjnë në Xhehenem), por ti nuk do të pyetesh për banorët e Zjarrit flakërues.
120. Kurrë, as jehuditë dhe as të krishterët nuk do të jenë të kënaqur me ty (O Muhammed), derisa ti të ndjekësh fenë e tyre. Thuaju: "Vërtet që Udhëzimi i Allahut (Islami, Besimi i tillë në Një Zot të Vetëm), ky është Udhëzim i vetëm." Dhe nëse ti (O Muhammed) do të ndiqje dëshirat e tyre pas asaj që ti ke marrë nga Dija e Lartë (Kur'ani), atëherë nuk do të kishe ndaj Allahut as Vali (ruajtës a mbrojtës), as ndihmues.
121. Ata (të cilët përqafuan Islamin nga Beni Israilët) të cilëve Ne u dhamë Librin (Teuratin), e të cilët e lexojnë atë (u binden urdhrave të tij dhe e ndjekin atë) drejt siç është për ta lexuar (e ndjekur), këta janë ata të cilët vërtet besojnë në të (në Kur'an). Dhe kushdo që e mohon atë, këta janë të humburit. (Tefsir El-Kurtubi).

122. O Bijtë e Israilit! Përkujtoni Mirësinë Time që derdha mbi ju duke ju përzgjedhur përmbi gjithë Alemin (njerëzimin dhe xhindet, në kohët e para).
123. Dhe kini frikë Ditën (e Gjykimit), kur asnjë nuk do t'i bëjë dobi tjetrit, as shpërblimi nuk do t'i pranohet, as ndërmjetësimi nuk do t'i vlejë dhe as nuk do të ndihmohet.
124. Kujtoni edhe kohën kur Zoti i Ibrahimit (Allahu) e provoi atë me disa Urdhërime të cilat ai i përmbushi. Allahu i tha atij: "Vërtet Unë po të bëj ty prijës (Pejgamber) të njerëzimit." Ibrahimi i tha: "Edhe nga pasardhësit e mi (sill Udhëheqës?)." (Allahu) i tha: "Premtimi Im (për të dërguar Pejgamberë etj) nuk i përfshin Dhalimunët (politeistët, keqbërësit)."
125. Kujtoni edhe kohën kur Ne e bëmë Shtëpinë (Kabën në Mekë) vend për vizitë (Haxhin) për njerëzimin dhe vend sigurie; dhe zgjidhni ju (njerëz besimtarë vizitorë) Mekamin e Ibrahimit (vendi ku është guri në të cilin ka qëndruar Ibrahimi a.s. kur ndërtonte Kabën) si vend falje (për disa raste si dy Rekatet pas Tavafit, sjelljes rreth Kabës). Dhe Ne urdhëruam Ibrahimin dhe Ismailin që ata ta pastronin Shtëpinë Time (Kabën) për ata që sillen rreth saj (duke bërë tavaf), (për ata) që rrinë atje e ngujohen (në Itikaf), (për ata) që përkulen (në ruku për Allahun) e që bien me fytyrë në tokë (në sexhde atje për Allahun gjatë faljes).
126. Kujtoni edhe kohën kur Ibrahimi tha: "Zoti im, bëje këtë qytet (Mekën) vend sigurie dhe furnizoji banorët e tij me fruta, ata të cilët besojnë në Allahun dhe në Ditën e Fundit." Allahu iu përgjigj: "Sa për atë që nuk beson, Unë do ta lë atë në një kënaqësi të përkohshme, pastaj do ta shtrëngoj në vuajtjet e Zjarrit, dhe vërtet i keq është ai vend i përcaktuar!"
127. Kujtoni edhe kohën kur Ibrahimi dhe (i biri i tij) Ismaili po ngritnin themelet e Shtëpisë (Kabës në Mekë) duke thënë: "Zoti ynë! Pranoje (këtë shërbim) prej nesh. Vërtet, Ti je Gjithëdëgjuesi, i Gjithëdituri.
128. Zoti ynë! Bëna ne të nënshtruar ndaj Teje (bëna muslimanë) edhe pasardhësit tanë një popull musliman (të nënshtruar ndaj Teje); tregona edhe Menasikun (gjithë veprimet dhe mënyrën e vizitës së Shtëpisë, Kabës në Mekë, Haxhin, Umren etj) dhe na e prano pendimin tonë. Vërtet Ti je Ai i Cili e pranon pendimin (e robëve të Tu), Mëshirëploti.
129. Zoti ynë! Dërgo nga mesi i tyre një të Dërguar (dhe vërtet Allahu iu përgjigj lutjes së tyre duke dërguar Muhammedin a.s.) i cili do t'u sjellë atyre Fjalët e Tua dhe drejtoji ata me Libër (Allahu e dërgoi Kur'anin) dhe Hikmeh (dijen e plotë mbi Fenë e Allahut, ligjet e Islamit, gjykimin e drejtë, urtësinë, Pejgamberinë) dhe pastroji ata. Vërtet që Ti je i Gjithëfuqishmi, më i Urti Gjithëgjykues."
130. Dhe kush i kthen shpinën fesë së Ibrahimit (Besimit të Pastër Islam në Një Zot), përveç atij i cili e mashtron dhe e poshtëron shpirtin e vet? Vërtet që Ne e zgjodhëm atë (Ibrahimin) në këtë botë dhe po kështu edhe në Botën e Pastajme ai do të jetë në radhët e të drejtëve.
131. Kur Zoti i tij (Allahu) i tha: "Nënshtrohu (ndaj Meje, bëhu musliman)!" edhe ai iu përgjigj, 'E kam nënshtruar veten time (si musliman) ndaj Zotit të Gjithësisë.'"
132. Dhe këtë (fe, nënshtrim ndaj Allahut si muslimanë në Islam) e porositi Ibrahimi edhe për bijtë e tij, edhe Jakubi (duke thënë): "O bijtë e mi! Allahu ka zgjedhur për ju fenë e vërtetë, kështu që mos vdisni ndryshe përveç se në Besimin Islam, si muslimanë."
133. A ishit ju dëshmitarë kur Jakubit iu afrua vdekja? Kur ai u tha bijve të tij: "Çfarë do të adhuroni ju pas meje?", ata i thanë: "Ne do të adhurojmë Ilah-un tënd, të Adhuruarin tënd (Allahun Një), të Adhuruarin e baballarëve (paraardhësve të tu), të Ibrahimit, Ismailit, Is'hakut, Një të Adhuruar (Ilah), Një e të Vetëm dhe vetëm Atij i nënshtrohemi si muslimanë në Islam."
134. Ai popull tashmë ka kaluar. Ata do të marrin shpërblimin për çfarë fituan, dhe ju do të shpërbleheni për çfarë ju do të fitoni dhe ju nuk do të pyeteni për çfarë ata punuan (d.m.th. nga çështjet themelore të Islamit është se askush nuk mund të kërkojë e të përgjigjet me meritat dhe vlerat e tjetrit, të varet e të shpresojë prej tij, nuk do të japë llogari për fajet dhe gjynahet e tjetërkujt kushdo qoftë, por secili për veten e tij).
135. Dhe thonë: "Bëhuni jehudi ose të krishterë që të udhëhiqeni drejt." Thuaju (atyre o Muhammed), "Përkundrazi, Feja e Ibrahimit (që ne ndjekim) është El-Hanif (Besimi i Pastër Islam në Një Zot të Vetëm) dhe ai nuk ishte prej Mushrikëve (që të adhuronte të tjerë në vend të Allahut apo përkrah Tij)."
136. Ju (muslimanë) thuani: "Ne besojmë Allahun dhe atë që na është dërguar neve dhe në atë që i është zbritur Ibrahimit, edhe Ismailit, edhe Is'hakut, edhe Jakubit edhe El-Esbat (dymbëdhjetë bijve të tij), edhe në atë që i është dhënë Musait, edhe Isait, edhe në çfarë u është dhënë të gjithë Pejgamberëve nga Zoti i tyre. Ne nuk bëjmë asnjë dallim mes tyre dhe Vetëm Atij (Zotit që ata adhuronin) ne i jemi nënshtruar si muslimanë në Islam."

137. Kështu pra, nëse ata besojnë kësisoj, ashtu siç besoni ju, atëherë ata janë të udhëzuar (në Rrugë të Drejtë), por nëse ata shmangen, atëherë ata janë në kundërshtim me të vërtetën e të shmangur prej saj. Kështu që juve ju mjafton vetëm Allahu për kundër tyre (dhe Ai është mbështetja më e sigurt). Dhe Ai është Gjithëdëgjuesi, i Gjithëdituri.
138. (Feja e Besimi ynë, Sibgati ynë) është Sibgati i Allahut (Feja e Tij, Islami) dhe cila fe (besim, Sibgah) mund të jetë më e mirë se e Allahut? Dhe ne jemi vetëm lutësit, të nënshtruarit, adhuruesit, robët e Tij. (Tefsir Ibn Kethir).
139. Thuaju (jehudive dhe të krishterëve, O Muhammed): "A na kundërshtoni për Allahun, ndëkohë që Ai është Zoti ynë dhe Zoti juaj? Ndërsa ne jemi përgjegjës dhe do të shpërblehemi për veprat tona dhe ju për veprat tuaja. Dhe ne jemi të çiltër ndaj Tij në adhurim dhe nënshtrim."
140. Apo siç thoni ju se Ibrahimi, Ismaili, Is'haku, Jakubi dhe El-Esbat (dymbëdhjetë bijt e tij) ishin jehudi apo të krishterë? Thuaju: "A ju e dini më mirë apo Allahu? Atëherë kush është më i padrejtë se ai që fsheh dëshminë (për të besuar Pejgamberin Muhammed a.s. kur të vijë, të shkruar në Librat e tyre) që ai ka nga Allahu? Dhe Allahu nuk është i pavetëdijshëm për çfarë ju vepronі."
141. Ai është një popull që tashmë ka kaluar. Ata do të marrin shpërblimin për çfarë ata fituan dhe ju do të shpërbleheni për çfarë ju do të fitoni. Dhe ju nuk do të pyeteni për çfarë ata punuan.

## Pjesa 2

142. Të marrët (paganët, hipokritët dhe jehuditë) nga njerëzit do të thonë, "Çfarë i ktheu ata (muslimanët) nga Kiblah (drejtimi i parë i faljes drejt Jerusalemit, sepse Kabah në Mekë ishte e mbuluar me idhuj) drejt së cilës ata faleshin?" Thuaju (O Muhammed): "Të Allahut janë edhe lindja edhe perëndimi. Ai udhëzon kë të dojë në Rrugë të Drejtë."
143. Kështu pra, Ne ju kemi bërë ju (muslimanëve, besimtarëve të vërtetë në Islam dhe ndjekësve të Pejgamberit Muhammed a.s.) komb të drejtë (dhe më të mirin) që ju të dëshmoni përmbi njerëzimin dhe i Dërguari (Muhammedi a.s.) të jetë dëshmues për ju. Dhe Ne e bëmë Kiblen (drejtimin e faljes drejt Jeruzalemit) drejt së cilës ju faleshi, vetëm sa për të provuar ndjekësit e të Dërguarit (Muhammed a.s.) nga ata të cilët menjëherë e braktisën rrugën (duke mos iu bindur të Dërguarit). Vërtet kjo ishte gjë e madhe (dhe e rëndë) përveçse për ata të cilët i drejtoi Allahu. Dhe Allahu kurrë nuk do t'ua humbasë besimin. Vërtet që Allahu është Dhurues i Mirësive, Mëshirëplotë ndaj njerëzimit.
144. Vërtet që Ne tashmë e kemi parë kthimin e fytyrës tënde (O Muhammed) drejt qiellit. Sigurisht që Ne do të të drejtojmë ty drejt një Kibleh (drejtim faljeje) që do të të kënaqë ty; kështu pra ktheje fytyrën tënde në drejtim të Mesxhidil-Haramit (Xhamisë së Shenjtë në Mekë). Dhe kudo që të jeni ju, o njerëz, ktheni fytyrat tuaja në falje në këtë drejtim. Padyshim, atyre që u janë dhënë Librat e Parë (jehuditë e të krishterët) e dinë mirë këtë gjë, se (kthimi juaj drejt Kabës në Mekë gjatë faljeve) është e vërteta nga Zoti i tyre. Dhe Allahu nuk është i pavetëdijshëm për çfarë ata veprojnë.
145. Edhe sikur t'u sillni ithtarëve të Librave të Parë (jehudive dhe të krishterëve) gjithë Ajetet (provat, treguesit, Shpalljet) ata nuk do të ndiqnin Kiblen tuaj, as ju nuk do të ndiqni Kiblen (drejtimin) e tyre. Ata nuk do të ndjekin as edhe Kiblen e njëri-tjetrit. Vërtet sikur të ndiqje dëshirat e tyre pas asaj dije që ke marrë (nga Allahu), atëherë padyshim që do të ishe prej Dhalimunëve (politeistëve, keqbërësve, të gabuarve).
146. Ata të cilëve Ne u dhamë Librat e Parë (jehuditë dhe të krishterët) e njohin mjaft mirë atë (Muhammedin a.s.), ashtu siç i njohin bijtë e tyre. Por në të vërtetë një grup prej tyre e fshehin të vërtetën duke e ditur atë (d.m.th. cilësitë e Muhammedit a.s. të shkruara më parë në Teurat dhe Inxhil).
147. Kjo është e vërteta nga Zoti yt. Kështu pra, mos ji prej atyre që dyshojnë.
148. Për çdo komb ka një drejtim të caktuar drejt të cilit ata kthehen. Kësisoj vraponi pra, drejt gjithçkaje që është mirësi. Kudo që të jeni, Allahu do t'ju grumbullojë të gjithëve (Ditën e Ringjalljes). Vërtet që Allahu është i Zoti për të bërë gjithçka.
149. Dhe prej ngado që të nisni faljen, ktheni fytyrën nga Xhamija e Shenjtë (Mesxhidi Haram, Kabah në Mekë). Dhe padyshim, kjo është e vërteta nga Zoti yt. Dhe Allahu nuk është i pavetëdijshëm për çfarë ju vepronі.
150. Dhe prej ngado që të nisni (faljen), ktheni fytyrën nga Xhamia e Shenjtë (Mesxhidi Haram, Kabah në Mekë) dhe kudo që të ndodheni, ktheni fytyrën drejt saj, kështu që njerëzit të mos kenë asnjë të dhënë kundër jush përveç atyre të cilët janë keqbërës, kështu që mos iu

frikësoni atyre, por m'u frikësoni vetëm Mua! - me qëllim që Unë të mund të plotësoj Mirësitë e Mia mbi ju dhe që ju të mund të drejtoheni.
151. Po kështu (për të plotësuar Mirësitë e Mia mbi ju) Ne ju kemi sjellë në mesin tuaj një të Dërguar (Muhammedin a.s.) nga vetë ju duke ju shpallur Vargjet Tona (Kur'anin), duke ju pastruar ju, duke ju mësuar ju Librin (Kur'anin) dhe Hikmetin (Sunnetin, rrugën e Pejgamberit, Ligjin dhe Drejtësinë Islame), duke ju mësuar juve atë që nuk e dinit.
152. Kështu pra, më kujtoni Mua (me falje, lavdërime etj), (që) Unë t'ju kujtoj ju dhe jini falënderues ndaj Meje (për Mirësitë e Mia të panumërta mbi ju) dhe kurrë mos u bëni mosmirënjohës ndaj Meje e mohues.
153. O ju që keni besuar! Kërkoni ndihmë me durim dhe Es-Salat (falje të namazit). Padyshim që Allahu është me Es-Sabirin (të duruarit).
154. Dhe mos thoni për ata që janë vrarë në Rrugën e Allahut: "Ata kanë vdekur." Përkundrazi, ata janë të gjallë, por ju nuk e ndjeni.
155. Dhe sigurisht që Ne do t'ju provojmë ju me gjëra të tilla si frikë, uri, humbje të pasurisë, të jetës, të frutave, por përgëzimet janë për të duruarit,
156. Të cilët thonë kur u bie fatkeqësi, "Vërtet të Allahut jemi dhe padyshim që tek Ai do të kthehemi."
157. Ata janë mbi të cilët derdhen Salavatet (bekimet, faljet) nga Zoti i tyre dhe këta janë ata mbi të cilët derdhet Mëshira e Tij, (dhe) mu këta janë të drejtuarit.
158. Padyshim që Es-Safa dhe El-Merva (dy male pranë Kabës në Mekë) janë nga shenjat e Allahut. Kështu nuk është gjynah për atë i cili kryen Haxhin apo Umren (viziton Shtëpinë e Shenjtë, Kaben në Mekë), të kryejë edhe Sa'jin (ecjen në këmbë mes këtyre dy maleve). Dhe kushdo që bën mirë me vullnetin e tij, atëherë padyshim që Allahu është Vlerësues për gjithçka, i Gjithëditur.
159. Sigurisht se ata që fshehin provat e qarta, dëshmitë dhe udhëzimet të cilat Ne i kemi dërguar, pasi Ne i kemi bërë të qarta në Libër për gjithë njerëzit, sigurisht të tillët janë të mallkuar nga Allahu dhe të mallkuar nga mallkuesit.
160. Përveç atyre që pendohen dhe punojnë mirësi e drejtësi dhe e shpallin hapur të vërtetën që e mbanin fshehur. Këtyre Unë do t'ua pranoj pendimin dhe Unë padyshim jam Ai i Cili e pranon pendimin (e robëve të Mi), Mëshirëploti.
161. Sigurisht se ata që nuk besojnë dhe vdesin duke qenë mosbesimtarë, mbi këta është Mallkimi i Allahut dhe i melekëve dhe i njerëzve bashkë.
162. Ata do të banojnë atje (në Xhehenem), as nuk do t'u lehtësohet dënimi, as nuk do t'u shtyhet (dënimi).
163. Dhe Ilahu (Zoti, i Adhuruari) juaj është Një i Adhuruar i Vetëm (Ilahun Vahidun - Një Zot - Allahu), La ilahe il-la Huve (nuk ka të adhuruar tjetër të merituar veç Atij), i Gjithëmëshirshmi, Mëshirëploti.
164. Padyshim se në krijimin e qiejve dhe të tokës, në këmbimin me radhë të ditës dhe të natës, në anijet që lundrojnë përmes detit me çfarë është e vlefshme për njerëzimin, në ujin që Allahu derdh nga qielli duke e bërë tokën pas tij të gjallë, pas vdekjes së saj, në lëvizjen e të gjitha krijesave të cilat Ai i ka shpërndarë gjithandej, në ndryshimin e drejtimit të erërave dhe të reve që mbahen mes qiellit dhe tokës: të gjitha këto janë me të vërtetë Ajete (prova, dëshmi, tregues) për popullin që ka mend.
165. Dhe ka prej njerëzve të cilët zgjedhin (për adhurim) të tjerë përveç Allahut, si shokë e të barabartë (me Allahun). Ata i duan këta të adhuruar të tjerë si Allahun, por ata që besojnë, e duan Allahun më shumë (se gjithçka tjetër). Veç sikur të mund të shihnin ata të cilët veprojnë të keqen, kur ta shohin dënimin, se gjithë fuqia i takon vetëm Allahut dhe se Allahu është i Rreptë në ndëshkim.
166. Kur (ata) të cilët u ndoqën (në adhurim nga njerëzit), do t'i mohojnë (e ta shpallin veten të pafajshëm nga) ata të cilët i adhuruan dhe ata të shohin dënimin, atëherë të gjitha lidhjet e tyre do t'u shkëputen atyre.
167. Ndërsa ata që i ndoqën do të thonë: "Ah, sikur të kishim një rast të ktheheshim (në dynja), do t'i mohonim ata të adhuruarit tanë, siç na mohuan ata ne dhe e shpallën veten të pafajshëm ndaj nesh." Kështu Allahu do t'ua tregojë atyre veprat e tyre si dëshpërim për ta. Dhe ata nuk do të dalin kurrë prej Zjarrit.
168. O njerëz! Hani nga çfarë është e ligjshme dhe e mirë në tokë dhe mos ndiqni gjurmët e shejtanit. Padyshim që ai është për ju armik i hapur.
169. Shejtani ju urdhëron ju vetëm të keqen dhe Fahsha (ç'është gjynah dhe e dënueshme), (si) dhe që ju të thoni kundër Allahut çfarë ju nuk dini.

170. Kur u thuhet atyre: "Ndiqni atë që ka zbritur Allahu", ata thonë: "Jo! Më mirë ne do të ndjekim çfarë gjetëm nga baballarët tanë." Edhe pse baballarët e tyre nuk kuptonin gjë dhe nuk ishin të drejtuar?"
171. Dhe shembulli i atyre që nuk besojnë është si puna e atij (bariut) që u thërret atyre (tufës së deleve) që nuk dëgjojnë gjë, por ai thërret e bërtet. (Ata janë) të shurdhër, memecë, të verbër, kështu që ata nuk kuptojnë. (Tefsir Al-Kurtubi).
172. O ju që keni besuar (Allahun Një në Besimin e Pastër Islam)! Hani nga gjërat e lejuara me të cilat Ne ju kemi furnizuar dhe bëhuni falënderues e mirënjohës ndaj Allahut, nëse me të vërtetë është Ai të Cilin ju e adhuroni.
173. Ai ju ka ndaluar juve vetëm kafshët e ngordhura, gjakun, mishin e derrit dhe mishin e kafshëve të bëra kurban për të tjerë e jo për Allahun. Por nëse dikush shtrëngohet nga nevoja pa mosbindje të paramenduar (që me qëllim të veprojë kundër Urdhrit të Allahut) dhe pa i kaluar kufijtë e caktuar, atëherë nuk përbën gjynah për të. Vërtet që Allahu është gjithnjë Falës i Madh, Mëshirëplotë.
174. Sigurisht se ata të cilët fshehin atë që Allahu ka zbritur nga Libri dhe fitojnë një vlerë të vogël nga kjo tregti e tyre (nga gjërat e kësaj bote), ata nuk mbushin barkun e tyre me gjë tjetër veç Zjarrit. Allahu nuk do t'u flasë atyre Ditën e Ringjalljes, as nuk do t'i pastrojë ata dhe për ta do të jetë ndëshkim i dhimbshëm.
175. Ata janë të cilët kanë blerë të gabuarën me çmimin e Udhëzimit dhe ndëshkimin me çmimin e Faljes. E pra, sa të guximshëm janë ata (për t'i bërë veprat e poshtra të cilat do t'i shtyjnë ata) në Zjarr.
176. Kjo është kështu, sepse Allahu ka zbritur Librin (Kur'anin) me të vërtetën. Dhe sigurisht se ata që kundërshtuan në lidhje me Librin, janë në kundërshti tepër të largët.
177. Nuk është El-Bir (përkushtim, drejtësi dhe çdo lloj veprimi tjetër në bindje ndaj Allahut) se ju e ktheni fytyrën tuaj drejt lindjes dhe (apo) perëndimit (në falje), por El-Bir është (cilësi e atij) i cili beson në Allahun, në Ditën e Fundit, në Melekët, në Librin, në Pejgambrët dhe u jep pasurinë e tij, pavarësisht nga dashuria për të, të afërmve, jetimëve, të varfërve, endacakut dhe kujtdo që kërkon, (e jep edhe) për të liruar robët, kryen faljen e namazit dhe jep Zekatin, të cilët përmbushin premtimin kur e japin atë, të cilët janë të duruar në varfëri të thellë, në sëmundje, si edhe në kohën e luftimit (në fushën e betejës). Këta janë njerëzit e së vërtetës dhe këta janë El-Muttekunët (të përkushtuarit në Besimin e Pastër Islam).
178. O ju që keni besuar! Ju është detyruar Kisasi (Ligji i Barazisë në ndëshkim) në rast vrasje: të lirin për të lirin, robin për robin dhe femrën për femrën. Por nëse vrasësi falet nga vëllai (ose të afërmit e tij) i viktimës kundrejt pagesës (si shlyerje) së gjakut, atëherë duke iu përmbajtur kësaj me ndershmëri, edhe pagesa e shlyerjes së gjakut trashëguesit të viktimës duhet të bëhet me ndershmëri. Ky është një lehtësim dhe mëshirë nga Zoti juaj. Kësisoj, kushdo që i kalon kufinjtë këtej e tutje (d.m.th. vret vrasësin pasi ka marrë prej tij pagesën e gjakut), do të ketë dënim të dhimbshëm (prej Allahut).
179. Dhe për ju ka (shpëtim) jetë në Kisas, o njerëz me mend, që të mund të bëheni El-Muttekunë (të përkushtuar në Besimin e Pastër Islam).
180. Ju është urdhëruar juve, nëse ndonjërit prej jush i afrohet vdekja dhe nëse ai lë pas pasuri, që ai të bëjë testamentin e trashëgimisë prindërve dhe të afërmve sipas rregullave të arsyeshme. (Kjo është) detyrë ndaj El-Muttekunëve (të përkushtuarve në Besimin e Pastër Islam).
181. Pas kësaj, kushdo që ndryshon testamentin e trashëgimit pasi e dëgjon atë, gjynahi do të jetë mbi ata që e bëjnë ndryshimin. Padyshim që Allahu është Gjithëdëgjues, i Gjithëditur.
182. Por ai që ka frikë nga trashëgimlënësi për ndonjë veprim të padrejtë ose të gabuar dhe ai vendos marrëveshje mes palëve të përfshira në të, atëherë për të nuk ka gjynah. Vërtet që Allahu është gjithnjë Falës i Madh, Mëshirëplotë.
183. O ju që keni besuar! Ju është urdhëruar juve edhe Es-Seum (agjërimi) siç u qe urdhëruar edhe atyre përpara jush me qëllim që të mund të bëheni El-Muttekunë (të përkushtuar).
184. (Për t'u agjëruar janë) një numër i përcaktuar ditësh, por nëse ndonjëri prej jush është i sëmurë ose në udhëtim, atëherë (po aq ditë) duhet të plotësohen nga ditët e mëvonshme. Ndërsa, sa u përket atyre të cilët e kanë të vështirë agjërimin (p.sh. të sëmurët, të moshuarit etj), ata kanë të drejtë zgjedhje: ose të agjërojnë, ose të ushqejnë një të varfër për çdo ditë, por kushdo që i bën mirë vetes së vet me vullnetin e tij (jep më tepër), është akoma më mirë për të. Pra, nëse agjëroni, kjo është akoma më mirë për ju, veç sikur ta dinit.
185. Muaji i Ramazanit në të cilin u zbrit Kur'ani: udhëzim për njerëzimin, provë e qartë për udhëheqje dhe kriter (dallues i qartë për të drejtën dhe të gabuarën). Kështu pra, kushdo prej

jush që dallon (hënën e re të natës së parë) të muajit (të Ramazanit), ai duhet ta agjërojë këtë muaj; ndërsa kushdo që është i sëmurë ose në udhëtim, i njëjti numër (i ditëve të cilat ai nuk i agjëroi në kohën e tyre, duhet të plotësohen) nga ditët e tjera (të pastajme). Allahu ju dëshiron juve të lehtën dhe Ai nuk don që t'i vështirësojë gjërat për ju. (Ai don që ju) duhet të plotësoni të njëjtin numër (ditësh) dhe që ju duhet të lartësoni Allahun për atë që Ai ju ka udhëzuar juve drejt, me qëllim që ju të jeni shumë mirënjohës e falënderues ndaj Tij.
186. Dhe kur robët e Mi të pyesin ty (O Muhammed) për Mua, atëherë (përgjigju atyre): "Vërtet Unë jam pranë (tyre me Dijen Time), Unë i përgjigjem duave (lutjeve) të lutësit kur ai më drejtohet Mua me lutje (pa ndërmjetësues apo ndërlidhës). Kështu pra, ata le të më binden Mua dhe le të më besojnë Mua, që në këtë mënyrë të mund të udhëhiqen drejt.
187. Ju është bërë e ligjshme që ju të keni marrëdhënie me gratë tuaja natën e agjërimit (gjatë Ramazanit nga koha e prishjes së agjërimit në mbrëmje deri në fillimin e agjërimit për ditën pasardhëse në agim). Ato janë Libas (mbështellje, mbështetje, vend prehje - Sakan - d.m.th., ju ndjeni kënaqësi të jetoni bashkë, ndjeni qetësim e kënaqësi në bashkëjetesën tuaj.- Tefsir At-Tabari) për ju, ashtu siç jeni edhe ju Libas për ato. Allahu e di mirë se ju gënjenit vetveten, kështu që Ai u kthye drejt jush (e pranoi pendimin tuaj) dhe ju fali. Tash pra, afrojuni atyre dhe kërkoni atë që Allahu ka përcaktuar për ju (fëmijët, pasardhësit) dhe hani e pini derisa të dallohet peri i (drita e) bardhë në agim qartë nga peri i zi (errësira e natës), pastaj plotësoni agjërimin tuaj deri në rënien e natës (pasardhëse). Dhe mos iu afroni atyre, kur ju jeni në Itikaf (qëndrimi në dhjetë ditët e fundit të Ramazanit në Xhami në lutje e përkushtim në adhurim ndaj Allahut në kërkim për të takuar Natën e Madhe të Kadrit) në Xhami. Këta janë kufinjtë e përcaktuar nga Allahu, kështu që mos iu afroni atyre. Kësisoj Allahu i bën të qarta Ajetet (provat, treguesit, shpalljet, ligjet, lejimet dhe ndalimet, kufinjtë e përcaktuar, urdhërimet) e tij për njerëzit. me qëllim që ata të mund të bëhen prej El-Muttekunëve (të përkushtuarve në Besimin e Pastër Islam).
188. Dhe mos hani nga pasuria e njëri-tjetrit padrejtësisht (në çfarëdo rrugë të paligjshme, me vjedhje, grabitje, mashtrime etj), as mos u jepni ryshfet drejtuesve, me qëllim që me vetëdije të gllabëroni pjesë nga pasuria e të tjerëve duke bërë kështu gjynah të madh.
189. Të pyesin ty (O Muhammed) për daljen e hënës së re. Thuaj: "Këto janë shenja për të treguar kohë të përcaktuara për njerëzimin dhe për Haxhin. Nuk është El-Birr (përkushtim, drejtësi e tjer në fe) ajo që të hyni në shtëpitë tuaja nga prapa, por El-Birr (përkushtim) është që t'i frikësohesh Allahut. Kështu pra, hyni në shtëpitë tuaja nga dyert e tyre dhe kini frikë Allahun që të mund të jeni të fituar.
190. Dhe luftoni në rrugën e Allahut ata që ju luftojnë ju, por mos i kaloni kufijtë. Vërtet Allahu nuk i do ata që i kalojnë kufijtë.
191. I vrisni kudo që t'i gjeni dhe i nxirrni jasht nga çfarë ata ju kanë përzënë ju. Dhe El-Fitneh (mohimi i Allahut dhe adhurimi i të tjerëve përkrah Tij) është më e keqe se vrasja. Po kështu mos luftoni me ta në Xhaminë e Shenjtë (El-Mesxhidi-el-Haram në Mekë), derisa ata t'ju luftojnë ju atje të parët, por nëse ju sulmojnë, atëherë i vrisni ata. Ky është shpërblimi për jobesimtarët.
192. Por nëse ata ndalen, atëherë Allahu është gjithnjë Falës i Madh, Mëshirëplotë.
193. Dhe i luftoni ata derisa të mos ketë më Fitneh (mohim dhe adhurim të të tjerëve përkrah Allahut) pasi adhurimi është vetëm për Allahun. Por nëse ata ndalen, le të mos ketë pra tejkalim përveçse kundër Dhalimunëve (politeistëve, keqbërësve).
194. Muaji i shenjtë është për muajin e shenjtë, ndërsa për veprat e ndaluara është Ligji i Barazisë (Kisasi). Atëherë kushdo që i kalon kufinjtë ndaj jush, po kështu edhe ju i tejkaloni ata ndaj tij. Kini pra frikë Allahun dhe dijeni se Allahu është me El-Muttekunët (të përkushtuarit në Besimin e Pastër Islam).
195. Dhe shpenzoni në Çështjen e Allahut (në të gjitha llojet e Xhihadit e në çdo gjë tjetër për hir të Allahut) dhe mos e shkatërroni vetveten (duke mos e shpenzuar pasurinë në Çështjen e Allahut) dhe bëni mirësi. Vërtet Allahu i do shumë El-Muhsinunët (që kryejnë vepra të mira vetëm për hir të Allahut).
196. Dhe i kryeni me përpikmëri (të gjitha veprimet sipas mënyrës së Pejgamberit Muhammed a.s.) Haxhin dhe Umren (vizitën në Mekë) për Allahun. Por nëse keni pengesa për t'i plotësuar ato, atëherë preni kurban sa të mund të përballoni dhe mos i rruani kokat tuaja derisa kurbani të mbërrijë në vendin e caktuar për t'u therrë. Ndërsa kushdo që është i sëmurë ose ka plagë në kokë (e cila duhet të rruhet), atëherë ai duhet të paguajë shpërblesë (Fidjeh), ose me agjërim (tri ditë), ose duke dhënë Sadaka (lëmoshë, të ushqejë gjashtë të varfër), ose duke prerë kurban (një dele). Ndërsa në qoftë se jeni shëndosh, për këdo që kryen Umren në muajt

e Haxhit para Haxhit (Haxhi-Tamattu apo Kiran) gjithsecili duhet të bëjë kurban aq sa të ketë mundësi, por në qoftë se nuk ka, atëherë duhet të agjërojë tri ditë gjatë Haxhit dhe shtatë ditë pas kthimit në shtëpi, duke i bërë kështu ato gjithsejt dhjetë ditë. Kjo mënyrë është për atë të cilit nuk i ndodhet familjen brenda kufinjve të Xhamisë së Shenjtë (i cili nuk është banor i Mekës). Dhe kijeni shumë frikë Allahun dhe dijeni se Allahu është i ashpër në ndëshkim.
197. Haxhi është në muajt e mirënjohur (sipas muajve hënor: i dhjeti, i njëmbëdhjeti dhe dhjetë ditët e para të muajit të dymbëdhjetë të kalendarit Islam). Në këtë mënyrë, kushdo që don të kryejë Haxhin (duke kaluar në gjendje të Ihramit), nuk duhet të kryejë marrëdhënie me gruan, nuk duhet të bëjë vepra të cilat çojnë në gjynahe dhe as të mos sillet me padrejtësi gjatë kryerjes së Haxhit. Dhe çfarëdo vepre të mirë që të bëni, Allahu ka dijeni për të. Dhe parapërgatituni për udhëtim, por përgatitja më e mirë është Takvaja (përkushtimi, drejtësia etj). Kështu pra, m'u frikësoni Mua, o ju (njerëz) që keni mend e kuptoni!
198. Nuk ka asnjë gjynah për ju nëse kërkoni nga Mirësitë e Zotit tuaj (gjatë Haxhit, si marrja me tregti etj). Pastaj, kur të zbritni nga Arafati, kujtojeni Allahun (duke i lavdëruar e duke i madhëruar Lavditë e Tij me falje, me përkujtim, me dua etj) tek Mash'ar-il-Haram (Muzdelife). Dhe kujtojeni Atë (duke iu lutur Allahut për gjithë mirësitë etj) ashtu siç ju ka udhëzuar Ai. E padyshim, edhe ju më parë ishit (prej atyre) në rrugë të gabuar.
199. Pastaj largohuni nga ky vend, kur largohen gjithë njerëzit dhe kërkoni nga Allahu Faljen e Tij. Vërtet Allahu është gjithnjë Falës i Madh, Mëshirëplotë.
200. Kësisoj, kur të keni përfunduar Manasikun, kujtoni Allahun siç kujtoni prindërit tuaj apo edhe më tepër. Por nga njerëzit ka disa që thonë: "Zoti ynë! Na jep nga Begatitë e Tua në këtë botë!" E për të këtillët nuk ka më hise në Botën e Pastajme.
201. Por prej tyre ka edhe që thonë: "Zoti ynë! Na jep në këtë botë çfarë është e mirë dhe në Botën Tjetër çfarë është e mirë dhe na ruaj nga ndëshkimi i Zjarrit!"
202. Për këta do të përcaktohet një pjesë për çfarë ata kanë fituar. Dhe Allahu është më i Shpejti në llogari.
203. Dhe kujtoni Allahun gjatë ditëve të përcaktuara, por kushdo që nxiton të largohet për dy ditë, atëherë kjo nuk përbën gjynah për të dhe kushdo që qëndron (edhe për një ditë), po kështu nuk është gjynah për të, në qoftë se ai ka për qëllim mirësinë dhe t'i bindet Allahut (ta ketë frikë Atë); dhe dijeni se padyshim një Ditë ju do të mblidheni tek Ai.
204. Dhe nga njerëzit është edhe ai, fjala e të cilit mund të të kënaq ty (O Muhammed) në jetën e kësaj bote dhe i cili e lut Allahun të dëshmojë për çfarë ai ka në zemër, megjithatë ai është më grindaveci nga kundërshtarët.
205. Ndërsa kur largohet prej teje (O Muhammed), përpjekja e tij në tokë është të bëjë Fesad (dëme, shkatërrime, djallëzi) në të dhe të shkatërrojë prodhimet dhe bagëtitë; e Allahu nuk e do Fesadin (shkatërrimin).
206. Dhe kur i thuhet atij: "Kije frikë Allahun", ai udhëhiqet nga arroganca (krenaria, mospërfillja) në krime të mëtejshme. Kështu, për të është i mjaftueshëm Xhehenemi dhe vërtet ai është vendi më i keq për të ndenjur!
207. Dhe nga njerëzit është edhe ai i cili e shet veten e vet (e mohon vetveten) duke kërkuar Kënaqësinë e Allahut. Dhe Allahu është plot mirësi ndaj robëve (të Tij).
208. O ju besimtarë! Hyni në mënyrë të përkryer në Islam (duke iu nënshtruar të gjitha ligjeve dhe rregullave të fesë Islame) dhe mos ndiçni gjurmët e shejtanit. Padyshim që ai është për ju armik i hapur.
209. Por në qoftë se rrëshqisni prapa pasi ju kanë ardhur treguesit e qartë (Pejgamberi Muhammed a.s., Kur'ani dhe Islami), atëherë dijeni mirë se Allahu është i Gjithëfuqishmi, më i Urti Gjithëgjykues.
210. A mos presin atëherë për ndonjë gjë tjetër veçse t'u vijë Allahu në hijen e reve dhe melekët? (Atëherë) çështja do të ishte që më parë e përfunduar. Dhe Allahut i kthehen të gjitha çështjet (për gjykim).
211. Pyetni Bijtë e Israilit sa shumë Ajete (prova, tregues, shpallje) të qarta u kemi dhënë Ne atyre. Dhe kushdo që e ndryshon Mirësinë e Allahut pasi ajo i ka ardhur atij (d.m.th., mohon e braktis Fenë e Allahut që është vetëm Islami dhe pranon Kufrin - mohimin), atëherë padyshim që Allahu është i Ashpër në ndëshkim.
212. Vërtet e zbukuruar është jeta e kësaj bote për ata që nuk besojnë dhe që tallen me ata që besojnë. Por ata të cilët u binden Urdhrave të Allahut dhe përmbahen nga ato gjëra që Ai i ka ndaluar, do të jenë tepër lart atyre në Ditën e Ringjalljes. Dhe Allahu derdh (nga Mirësia, Bekimet, Dashamirësia, Nderimet e Tij në Ditën e Ringjalljes) pa kufi mbi këdo që Ai do.

213. Njerëzimi ishte një bashkësi dhe Allahu dërgoi Pejgamberë përgëzues dhe këshillues dhe bashkë me ta Ai zbriti Shkrime (Librin) me të vërtetën për të gjykuar mes njerëzve në çështjet e tyre për të cilat ata kishin mendime të ndryshme. Dhe vetëm ata të cilëve u erdhën Shkrimet ndryshuan mes tyre për të, me urrejtje mes njëri-tjetrit, pasi u kishin ardhur provat e qarta. Pastaj Allahu me Vullnetin dhe Autoritetin e Tij i udhëheqi ata të cilët besuan në të vërtetën për të cilën ata kishin ndryshuar. Dhe Allahu udhëzon atë të cilin Ai do në Rrugën e Drejtë.
214. Apo mendoni se do të hyni në Xhennet pa sprovime të atilla të cilat u erdhën edhe atyre të cilët kanë kaluar para jush? Ata u goditën me varfëri të thellë e me mjerime dhe u tronditën aq shumë, saqë edhe i Dërguari mes tyre dhe ata që besonin me të thanë: "Kur do të vijë Ndihma e Allahut?!" Po! Padyshim Ndihma e Allahut është afër!
215. Të pyesin ty (O Muhammed) çfarë duhet të shpenzojnë. Thuaju: "Çfarëdo që të shpenzoni nga mirësitë duhet të jetë për prindërit, për farefisin, për jetimët, për të varfrit dhe për endacakun; dhe çfarëdo që të bëni nga mirësitë , s'ka dyshim se Allahu është i Gjithëditur për të."
216. Xhihadi (Lufta e Shenjtë për Çështjen e Allahut) është bërë detyrim për ju (muslimanët), megjithëse ju nuk e pëlqeni atë. E, ndodh që ju mund të mos e pëlqeni një gjë që është në të vërtetë e mirë për ju dhe të pëlqeni një gjë tjetër që është e keqe për ju. Allahu e di, por ju nuk e dini.
217. Të pyesin ty (O Muhammed) për luftën në muajt e shenjtë (muaji i 1-rë, i 7-të, i 11-të dhe i 12-të i kalendarit Islam). Thuaj: "Lufta në këta muaj është një tejkalim i madh i kufijve, por tejkalim akoma më i madh i kufijve për Allahun është të pengosh njerëzimin të ndjekë Rrugën e Allahut, është të mohosh Atë, është të pengosh hyrjen në Mesxhid El-Haram (në Mekë) dhe të dëbojnë prej andej banorët e saj dhe El-Fitnah është më keq se vrasja. Dhe ata kurrë nuk do të pushojnë së luftuari juve, derisa t'ju kthejnë juve prapa nga feja e juaj (Besimi Islam), nëse kanë mundësi. Dhe kushdo qoftë prej jush që kthehet prapa nga feja e tij (Islami) dhe vdes si jobesimtar, atëherë veprat e tij do t'i humbasin në këtë botë dhe në Botën e Pastajme dhe do të jetë prej banorëve të Zjarrit. Aty do të banojnë përgjithmonë."
218. Vërtet, ata që kanë besuar dhe ata që janë shpërngulur (për Fenë e Allahut) dhe janë përpjekur e kanë luftuar shumë në Rrugën e Allahut, të gjithë këta shpresojnë për Mëshirën e Allahut. Dhe Allahu është gjithnjë Falës i Madh, Mëshirëplotë.
219. Të pyesin ty (O Muhammed) për pijet alkoolike dhe për bixhozin. Thuaj: "Në to ka gjynah të madh dhe pak përfitim për njerëzit, por gjynahi është shumë më i madh se përfitimi." Të pyesin edhe se çfarë duhet të shpenzojnë. Thuaj: "Atë që është mbi nevojat tuaja." Kështu Allahu jua bën të qartë juve Ligjet e Tij me qëllim që të mendoni dhe të vlerësoni,
220. Për jetën e dynjasë dhe për Botën Tjetër. Të pyesin edhe për jetimët. Thuaj: "Gjëja më e mirë është të punoni me ndershmëri me pasurinë e tyre, ndërsa në qoftë se ju i bashkoni punët tuaja me punët e tyre, atëherë ata janë vëllezërit tuaj. Dhe Allahu e njeh atë që ka qëllim djallëzinë nga ai që ka qëllim mirësinë. Dhe, po të kishte dashur Allahu, Ai mund t'ju kishte vënë në vështirësi. Vërtet Allahu është i Gjithëfuqishëm, më i Urti Gjithëgjykues."
221. Dhe mos u martoni me mushriket (femra idhujtare, mohuese), deri sa ato të besojnë (të adhurojnë vetëm Allahun). Dhe nuk ka dyshim se një robëreshë besimtare është më e mirë se një mushrike (idhujtare e lirë), edhe pse ajo mund t'ju mahnisë ju. Dhe mos ua jepni (bijat tuaja) për martesë mushrikëve (idhujtarëve), deri sa ata të besojnë (e të adhurojnë vetëm Allahun). E nuk ka dyshim se një rob besimtar është më i mirë se një mushrik (idhujtari i lirë), edhe pse ai mund t'ju mahnisë ju. Ata (mushrikët) ju ftojnë ju në Zjarr, e Allahu ju fton në Xhennet dhe Falje me Vullnetin e Vet dhe i bën të qarta Ajetet (provat, treguesit, shpalljet) e Tij për njerëzimin, që ata të mund të përkujtojnë.
222. Të pyesin për të përmuajshmet (zakonet e grave). Thuaj: "Kjo gjendje është Adha (gjë e dëmshme për burrin të bëjë marrëdhënie me to në këtë gjendje), kështu që u qëndroni larg bashkëshorteve (për marrëdhënie, por mund të shijoni trupin e saj) gjatë periudhave të tyre dhe mos u afroni (të bëni marrëdhënie) me to derisa të pastrohen (të pastrohen prej të përmuajshmeve dhe të bëjnë Gusel - larje të të gjithë trupit). Dhe kur të jenë pastruar, atëherë shkoni pranë tyre siç ka urdhëruar Allahu për ju (të kryeni marrëdhënie në çfarëdo mënyre përderisa marrëdhënia të kryhet vetëm në vendin ku lind fëmija). Vërtet Allahu i don shumë ata të cilët i kthehen Atij me pendim; dhe Ai i don ata të cilët e pastrojnë vetveten (duke u larë e duke i pastruar pjesët e trupit dhe gjithë trupin për të qenë të pastruar për të kryer faljet etj).
223. Gratë tuaja janë burim i vazhdimësisë suaj, kështu që afrojuni këtij burimi kur dhe si të doni dhe dërgoni (vepra të mira, lutjuni Allahut t'ju dhurojë juve pasardhës të përkushtuar)

para jush për veten tuaj. Dhe kini frikë Allahun dhe dijeni se do ta takoni Atë (në Botën e Përtejme). Dhe përgëzoi besimtarët.
224. Dhe mos e bëni Emrin e Allahut shfajësim në betimet tuaja, në vend që të bëni vepra të mira, të silleni me përkushtim dhe të vini paqë mes njerëzve. Dhe Allahu është Gjithëdëgjues, i Gjithëditur. (Mos u betoni shumë dhe nëse jeni betuar për të mos kryer ndonjë punë që në të vërtetë është e mirë, atëherë jepni shpagim (sadaka) për betimin dhe bëni mirësi).
225. Allahu nuk do t'ju marrë në llogari për atë që është e paqëllimshme (pa paramendim) në betimet tuaja, por Ai do t'ju kërkojë llogari për çfarë kanë fituar zemrat tuaja (për qëllimet në zemrat tuaja). Dhe Allahu është gjithnjë Falës i Madh, më i Duruari.
226. Ata që betohen se nuk do t'u afrohen grave të tyre për marrëdhënie, duhet të presin katër muaj, pastaj nëse ndërrojnë mendje, padyshim Allahu është gjithnjë Falës i Madh, Mëshirëplotë.
227. Dhe nëse vendosin për ndarje përfundimtare (divorc), atëherë Allahu është Gjithëdëgjues, i Gjithëditur.
228. Ndërsa gratë e ndara duhet të presin (për t'u rimartuar) për tri periudha të tyre (të menstruacioneve) dhe nuk është e ligjshme për to që të fshehin çfarë ka krijuar Allahu në brendësi të tyre, në mitrat e tyre, nëse ato besojnë në Allahun dhe në Ditën e Fundit. Dhe burrat e tyre kanë të drejtën e parë për t'i rimarrë ato gjatë kësaj kohe, nëse dëshirojnë pajtim. Dhe ato kanë të drejta (mbi burrat e tyre për shpenzimet, për jetesën, për pasurinë etj) të barabarta (me të drejtat e burrave) mbi ta (edhe për bindje, respekt etj) në atë shkallë që është e arsyeshme, por burrat kanë një shkallë më tepër (përgjegjësie) mbi to. Dhe Allahu është i Gjithëfuqishëm, më i Urti Gjithëgjykues.
229. Divorci është për dy herë. Pas kësaj, ose ju mbajeni atë me marrëdhënie të arsyeshme, ose lirojeni atë me dashamirësi dhe nuk është e ligjshme për ju burra t'u merrni atyre ndonjë gjë nga Mahri (të holla, shpërblim i martesës që burri i jep nuses kur martohet) që jua keni dhënë atyre, përveçse kur të dy palët kanë frikë se nuk do të jenë në gjëndje t'u ruhen kufijve të urdhëruar nga Allahu. Prandaj, në qoftë se keni frikë se ato nuk do të jenë në gjendje t'u ruhen kufijve të urdhëruar nga Allahu, atëherë nuk është gjynah për asnjërën palë nëse ajo e kthen prapë (Mahrin, ose një pjesë të tij) për Khulin (ndarjen e gruas nga burri duke i dhënë atij një shpërblim të caktuar) e saj. Këta janë kufijtë e urdhëruar nga Allahu, kështu që mos i kaloni ata. Dhe kushdo që i kalon kufijtë e urdhëruar nga Allahu, atëherë këta janë Dhalimunë (keqbërës).
230. Dhe nëse ai e ka ndarë atë (për herë të tretë), atëherë që këtej e mbrapa ajo nuk është më e ligjshme për të derisa ajo të martohet me burrë tjetër. Pastaj, nëse burri tjetër e ndan atë, nuk është gjynah për asnjërin prej të dyve që të ribashkohen, me kusht që t'u përmbahen kufijve të përcaktuar nga Allahu. Këta janë kufijtë e Allahut të cilët Ai i bën të qartë për njerëzit që kanë dije e mësojnë.
231. Dhe kur t'i keni ndarë gratë dhe ato të kenë mbushur periudhën e tyre të përcaktuar, ose i rimerrni ato mbi baza të arsyeshme, ose i leni të lira po mbi baza të arsyeshme, por mos i merrni (prapë) për t'i lënduar. Dhe kushdo që e bën këtë gjë, ai i ka bërë dëm vetvetes. Dhe mos i merrni Vargjet (Ligjet) e Allahut si shaka, por përkujtoni Mirësitë e Allahut mbi ju dhe çfarë Ai ju ka zbritur juve nga Libri (Kur'ani) dhe El-Hikmeh (Sunneti i të Dërguarit të Tij, zbatimi në jetë, ligjet, drejtësia Islame etj) nëpërmjet të cilave Ai ju udhëzon ju. Dhe kini frikë Allahun dhe mësojeni se Allahu është i Gjithëdituri për çdo gjë.
232. Dhe kur t'i keni ndarë gratë dhe ato ta kenë mbushur kohën e përcaktuar, mos i ndaloni që të martohen me burrat e mëparshëm, në qoftë se ata, në mënyrë të ndërsjellë, të dy palët pajtohen mbi baza të arsyeshme. Ky (udhëzim) është këshillim për çdonjërin prej jush i cili beson Allahun dhe Ditën e Fundit. Kjo është më e ndershme dhe më e pastër për ju. Dhe Allahu di e ju nuk dini.
233. Nënat do t'u japin gji foshnjave të tyre për dy vjet të plota. (Kjo është) për ata prindër që dëshirojnë ta plotësojnë kohën e gjidhënies, por babai i fëmijës do të mbajë përsipër ushqimin dhe veshjen e nënës së fëmijës mbi baza të arsyeshme. Askush nuk do të ketë mbi vete barrë më tepër sesa mundet të mbajë. Asnjë nënë nuk do të trajtohet padrejtësisht për shkak të fëmijës së saj, as edhe babai për shkak të fëmijës së tij; dhe mbi trashëgimtarin është e detyrueshme njësoj (si edhe çfarë ishte e detyrueshme mbi babain). Nëse të dy prindërit vendosin për fëmijën (për ushqimin me gji), me pëlqim të ndërsjellë dhe pasi të këshillohen edhe midis tyre, këtu nuk ka gjynah për ta. Dhe po të vendosni për birëzim të fëmijëve tuaj për t'u dhënë qumësht një nënë tjetër, nuk është gjynah për ju, me kusht që ju t'i paguani nënës (qumështdhënëses) çfarë ju vendosët bashkarisht (t'i jepni asaj) në baza të arsyeshme.

Dhe kini frikë Allahun dhe dijeni se Allahu vërtet është Gjithëvëzhguesi për gjithçka që ju veproni.
234. Dhe ata prej jush të cilët vdesin dhe lënë bashkëshorte pas, ato duhet të presin (për martesë tjetër) katër muaj e dhjetë ditë. Pastaj, kur të kenë mbushur periudhën e përcaktuar, nuk përbën gjynah për to nëse ato e dorëzojnë veten në mënyrë të drejtë dhe të ndershme (dhe kësisoj pra, ato mund të martohen). Dhe Allahu është i Mirënjohur për gjithçka që ju veproni.
235. Dhe nuk është gjynah për ju, nëse mundoheni tërthorazi për ndonjë rast për fejesë ose nëse e fshihni në vetvete. Allahu e di se ju do t'i kujtoni ato, por mos bëni premtim për lidhje me to në fshehtësi, vetëm nëse u flisni ndonjë fjalë të ndershme sipas drejtësisë Islame. Dhe mos e përfundoni martesën (e të kryeni marrëdhënie me to) derisa të plotësohet koha e duhur. Dhe dijeni se Allahu e di se çfarë keni në mendje, kështu që kijeni frikë Atë dhe dijeni se Allahu është gjithnjë Falës i Madh, tepër Durimtar.
236. Nuk ka gjynah mbi ju, në qoftë se i ndani gratë kur akoma nuk i keni prekur ato (për të bërë marrëdhënie me to) dhe nuk u keni përcaktuar Mahrin, por u jepni atyre (një dhuratë të përshtatshme); i pasuri sipas pasurisë së tij dhe i varfri sipas pasurisë së tij, e një dhuratë me një vlerë të arsyeshme është detyrë për ata që bëjnë vepra të mira.
237. Dhe në qoftë se i ndani ato para se t'i keni prekur (për të bërë marrëdhënie me to) dhe ua keni përcaktuar Mahrin, atëherë u jepni gjysmën e shumës nëse ato (gratë) nuk e falin atë; ose nëse ai, në dorë të të cilit është lidhja e martesës, dëshiron (që t'ia falë gjysmën tjetër të tij, le) t'ia japë asaj plotësisht shumën e parapërcaktuar. Dhe të falni e t'i dhuroni (asaj vlerën e plotë të Mahrit) është më afër Takvasë (përkushtimit, drejtësisë e mirësisë). Dhe mos e harroni bujarinë mes jush. Vërtet Allahu është Gjithëvëzhgues për gjithçka që ju bëni.
238. Ndiqni rreptësisht faljen (pesë kohët e detyruara) e sidomos faljen e mesit (faljen më të mirë që është falja e pasditës, Asri). Dhe qëndroni para Allahut me bindje e përkushtim.
239. Dhe nëse keni frikë (armikun), faluni në këmbë ose në mjetet e udhëtimit. Ndërsa, kur të jeni të sigurtë, falni namazin dhe përkujtoni Allahun, ashtu siç ju ka mësuar Ai, gjë të cilën ju nuk e dinit.
240. Dhe ata që prej jush vdesin dhe lënë pas gra, duhet të lënë trashëgim për gratë e tyre mjete jetese dhe banesë për një vit duke mos i nxjerrë ato jashtë, por në qoftë se ato largohen, për ju nuk ka asnjë gjynah për çfarë ato bëjnë vetë me kusht që largimi të jetë i ndershëm (p.sh. martesë e ligjshme etj). Dhe Allahu është i Gjithëfuqishmi, më i Urti Gjithëgjykues.
241. Dhe për gratë e ndara, mbajtja me mjete jetese (duhet të sigurohet e) të jetë në një shkallë të arsyeshme. Kjo është detyrë për El-Muttekunët (të përkushtuarit në Besimin e Pastër Islam).
242. Kështu Allahu jua bën të qarta Ajetet (Ligjet) e Tij me qëllim që ju të mund të kuptoni.
243. A nuk ke menduar ti (O Muhammed) për ata mijëra që lanë shtëpitë e tyre, duke pasur frikë vdekjen? Allahu u tha atyre: "Vdisni", dhe pastaj Ai i ktheu ata përsëri në jetë. Vërtet Allahu është Dhuruesi i Madh i shumë mirësive për njerëzit, por shumica e tyre nuk falënderojnë.
244. Dhe luftoni në Rrugën e Allahut dhe dijeni se Allahu është Gjithëdëgjues, i Gjithëditur.
245. Kush është ai që dëshiron të lërë tek Allahu një hua të mirë, ashtu që Ai të mund t'ia shumëfishojë atë atij disa herë? Dhe është Allahu Ai i Cili shton apo pakëson (Rizkun - furnizimin e mirësive tuaja) dhe tek Ai është kthimi juaj.
246. A nuk keni menduar për atë grup nga Bijtë e Israilit pas kohës së Musait? Kur ata i thanë njërit prej Pejgamberëve të tyre: "Na zgjidh neve një mbret dhe ne të luftojmë në Rrugën e Allahut." Ai u tha: "A do të tërhiqeshit nga lufta, nëse ajo do t'ju detyrohej juve?" Ata thanë: "Pse të mos luftonim në Rrugën e Allahut, në kohën kur ne jemi përzënë nga shtëpitë tona dhe fëmijët (familjet na janë marrë robër)?" Por kur atyre iu urdhërua lufta, ata u shmangën të gjithë përveç një grupi të vogël. Dhe Allahu është i Gjithëditur për Dhalimunët (jobesimtarët, për keqbërësit).
247. Dhe kur Pejgamberi i tyre (Samueli a.s.) u tha: "Vërtet Allahu ka zgjedhur për ju Talutin si mbret." Ata thanë: "Si mund të jetë ai mbret mbi ne kur ne jemi më të përshtatshëm se ai për mbretëri dhe se atij nuk i është dhënë mjaft pasuri." Ai tha: "Me të vërtetë, Allahu e ka zgjedhur atë mbi ju dhe ia ka shtuar atij shumë dijen dhe ia ka rritur shtatin; dhe Allahu ia dhuron Mbretërinë atij që Ai do. Dhe Allahu është i Gjithëmjaftueshëm për të përmbushur nevojat e krijesave të Tij, i Gjithëditur."

248. Dhe Pejgamberi i tyre (Samueli a.s.) u tha: "Vërtet! Shenja e Mbretërisë së Tij është se do të vijë te ju Et-Tabut (arkë druri) në të cilën ndodhet Sakinah (paqë dhe siguri) nga Zoti juaj dhe diçka e mbetur nga ato gjëra që lanë pas tyre Musai dhe Haruni, e mbajtur nga melekët. Padyshim, në këtë ka tregues për ju, nëse vërtet jeni besimtarë."
249. Pastaj, kur Taluti u nis me ushtrinë e tij, ai u tha: "Vërtet Allahu do t'ju provojë ju me një lumë. Kështu pra, kushdo që pi prej tij ai nuk është me mua, ndërsa kush nuk e shijon, ai është me mua, përveç atij që pi vetëm një grusht." Por megjithatë ata të gjithë pinë (prej tij), përveç një pakice prej tyre. Kështu kur ai e kishte kaluar atë, ai dhe ata që besuan bashkë me të, ata (të tjerët) që kishin pirë thanë: "Ne nuk kemi fare fuqi sot kundër Xhalutit dhe hordhive të tij." Por ata që e dinin se me siguri ata do të takoheshin me Allahun, thanë: "Sa shpesh një grup i vogël ka mundur një hordhi të fuqishme me Vullnetin dhe Lejen e Allahut?" Dhe Allahu është me durimtarët.
250. Dhe kur ata marshuan për t'u takuar me Xhalutin dhe forcat e tij, ata thanë (iu lutën Allahut): "Zoti ynë! Derdh mbi ne durim dhe na nxirr fitimtarë mbi popullin jobesimtar."
251. Kështu ata i shpartalluan ata (mosbesimtarët) me Vullnetin dhe Lejen e Allahut dhe Daudi e vrau Xhalutin. Dhe Allahu i dha atij mbretërinë (pas vdekjes së Talutit dhe Samuelit a.s.) dhe Hikmetin (gradën e Pejgamberisë) dhe i mësoi atij nga çfarë Ai deshi. Dhe nëse Allahu nuk do t'i provonte një grup njerëzish me anë të një grupi tjetër, toka sigurisht që do të ishte e mbushur plot djallëzi e pabesi. Por Allahu është Dhuruesi i Madh i shumë mirësive për gjithë Alemin (për njerëzit, xhindet dhe gjithë ç'është).
252. Këto janë Vargjet e Allahut dhe Ne t'i lexojmë ato ty (O Muhammed) me vërtetësi. Dhe sigurisht që ti je nga të Dërguarit (e Allahut).

## Pjesa 3

253. Ata të Dërguar! Ne parapëlqyem disa mbi disa të tjerë; disave Allahu u foli drejtpërdrejt; të tjerë Ai i ngriti në shkallë të larta nderi; dhe Isait, birit të Merjemes Ne i dhamë prova dhe dëshmi të qarta dhe e mbështetëm atë në Ruhul-Kudusin (Xhibrilin a.s.). Po të kishte dashur Allahu, breza të tërë njëri pas tjetrit nuk do të kishin luftuar me njëri-tjetrin pas ardhjes së Vargjeve të qarta të Allahut tek ata, por ata ndryshuan - disa prej tyre besuan dhe të tjerët nuk besuan. Po të kishte dashur Allahu, ata nuk do të kishin luftuar kundër njëri-tjetrit, por Allahu bën çfarë Ai dëshiron.
254. O ju që keni besuar! Shpenzoni nga ajo me të cilën Ne ju kemi furnizuar, para se të vijë një Ditë kur nuk do të ketë as marrëveshje, as shoqëri dhe as ndërhyrje. E janë mosbesimtarët ata që janë Dhalimunë (keqbërës, mohues).
255. Allah! La ilahe il-la Huve (askush nuk ka të drejtë, nuk meriton dhe nuk duhet të adhurohet përveç Atij), El-Haj-ju El-Kaj-jum (i Përjetshmi, i Pafillim dhe i Pambarim, Mbajtësi dhe Mbrojtësi i gjithçkaje që ekziston). Atë nuk e kap as kotje e as gjumë. Atij i përkasin gjithë ç'është në qiej e gjithë ç'është në tokë. E kush është ai që mund të ndërhyjë tek Ai përveç se me Lejen e Tij? Ai di se çfarë u ndodh krijesave të Tij në këtë botë, dhe çfarë do t'u ndodhë atyre në Botën Tjetër, dhe ata kurrë nuk do të marrin me mend ndonjë gjë nga Dija e Tij, përveç asaj që Ai do (nga Vullneti i Tij). El-Kursija e Tij (dija, sundimi, mbikqyrja) shtrihet mbi qiej dhe tokë dhe Ai nuk ndjen aspak lodhje në ruajtjen dhe mbrojtjen e tyre. Dhe Ai është më i Larti, më Madhështori (ky ajet njihet edhe me emrin Ajeti Kursije).
256. Nuk ka asnjë detyrim në fe. Vërtet, Rruga e Drejtë është bërë e qartë nga rruga e gabuar. Kushdo që mohon Taghutin (çdo gjë tjetër që adhurohet përveç ose krahas Allahut) dhe beson në Allahun, atëherë ai është kapur për mbajtësin më të sigurt që nuk thyhet kurrë. Dhe Allahu është Gjithëdëgjuesi, i Gjithëdituri.
257. Allahu është Valiu (Mbrojtësi, Ruajtësi) i atyre që e besojnë Atë. Ai i nxjerr ata nga errësira në dritë, por sa për ata që nuk besojnë, Eulija (mbështetës, ndihmues) të tyre janë Taghutët: këta i nxjerrin nga drita dhe i zhysin në errësirë. Këta janë banorët e Zjarrit dhe atje do të banojnë përgjithmonë.
258. A nuk e ke parë atë që kundërshtoi Ibrahimin për Zotin e tij (Allahun), sepse Allahu i kishte dhënë atij mbretërinë? Kur Ibrahimi i tha atij: "Zoti im (Allahu) është Ai që jep jetë dhe sjell vdekje." Ai tha: "(Edhe) unë ngjall dhe vdes." Ibrahimi i tha: "Allahu e sjell diellin nga lindja; atëherë sille ti atë nga perëndimi." Në këtë mënyrë mosbesimtari u mund plotësisht. Dhe Allahu nuk e drejton atë popull që është Dhalimun (keqbërës, jobesimtar).
259. Apo si puna e atij që kaloi pranë një qyteti i cili ishte i tëri i rrënuar në themel e çati. Ai tha: "Oh! Si do të mundë Allahu ta sjellë këtë ndonjëherë në jetë pas shkatërrimit të tij?" Kështu Allahu e bëri atë (Uzejrin) të vdesë për njëqind vjet, pastaj e zgjoi përsëri. (Allahu) i tha: "Sa kohë ke qëndruar (si i vdekur)?" Ai iu përgjigj: "Ndoshta kam qëndruar një ditë ose

një pjesë të saj.” (Allahu i) tha: “Aspak! Ke mbetur aty (i vdekur) për njëqind vjet; shiko tek ushqimet dhe pijet; ato nuk tregojnë asnjë ndryshim; shiko edhe gomarin tënd (si iu kanë shkapërderdhur eshtrat)! Dhe kështu Ne të bëmë ty një tregues për njerëzit. Shiko te eshtrat se si Ne i mbledhim bashkë dhe i veshim ato me mish.” Kur kjo iu shfaq qartë atij, ai tha: “Tash unë e di se Allahu është i Zoti të bëjë gjithçka.”
260. Kujto edhe Ibrahimin kur ai tha: “Zoti im! Më shfaq mua se si Ti i ngjall të vdekurit.” Allahu iu përgjigj: “A nuk beson?” Ibrahimi i tha: “Po, besoj, por dua të më qetësohet zemra (e të kem besim të fortë).” Allahu i tha: “Zgjidh katër zogj, pastaj ndilli drejt teje (pastaj therri ata) dhe vendosi copa-copa në çdo kodër, e pastaj thirri ata dhe (ata) do të lëshohen me shpejtësi drejt teje. Dhe dije se Allahu është i Gjithëfuqishëm, më i Urti Gjithëgjykues.”
261. Shembulli i atyre të cilët e shpenzojnë pasurinë e tyre në Rrugë të Allahut është si ngjashmëria e kokrrës së grurit; ajo rrit shtatë kallinj dhe çdo kalli ka njëqind kokrra. Allahu ia shton shumëfish kujtdo që Ai dëshiron. Dhe Allahu është i Gjithëmjaftueshëm për të përmbushur nevojat e krijesave të Tij, i Gjithëditur.
262. Ata të cilët shpenzojnë pasurinë e tyre në Çështjen e Allahut dhe nuk i ndjekin nga pas dhuratat e tyre me njoftime për të treguar bujarinë apo me lëndim, shpërblimi i tyre është te Zoti i tyre. Për ta nuk do të ketë as frikë dhe as nuk do të pikëllohen.
263. Fjalët e dashura dhe falja e gabimeve janë më e mirë se sa Sadakaja (lëmosha) e ndjekur me lëndim. Dhe Allahu është më i Pasuri (i Lirë nga çdo nevojë), tepër Durimtar.
264. O ju që keni besuar! Mos e jepni Sadakanë (lëmoshën) duke e ndjekur me njoftime për të treguar bujarinë apo me lëndime, si ai që e shpenzon pasurinë e tij për t’u parë nga njerëzit; dhe ai nuk beson në Allahun, as edhe në Ditën e Fundit. Shembulli i tij është si një gur i lëmuar mbi të cilin ka fare pak pluhur; mbi të bie një shi i rrëmbyer që e lan atë dhe nuk mbetet gjurmë pluhuri në të. Ata (formalistët) nuk janë në gjendje të bëjnë asgjë me atë që ata kanë fituar. Dhe Allahu nuk e drejton popullin jobesimtar.
265. Dhe ngjashmëria e atyre të cilët e shpenzojnë pasurinë e tyre për të kërkuar Kënaqësinë e Allahut, ndërsa thellë në veten e tyre janë të sigurt dhe të bindur se Allahu do t’i shpërblejë ata (për shpenzimin në Çështjen e Tij), është si i një kopshti të begatshëm: bie një shi i mirë dhe ai e dyfishon prodhimin. Edhe nëse nuk i bie ndonjë shi i mirë, një shi i lehtë i mjafton. Dhe Allahu është Gjithëvëzhgues për gjithçka që ju veproni.
266. A do të dëshironte ndonjë nga ju të kishte një kopsht me hurma dhe rrush, me lumenj që rrjedhin poshtë tij dhe me gjithë llojet e frutave për të, ndërsa atë e kap mosha e thyer ndërsa ka fëmijë të dobët (jo në gjendje të kujdesen për vete), pastaj kopshti goditet me një stuhi të zjarrtë dhe kështu ai digjet? Kështu Allahu jua bën të qarta Ajetet (provat, treguesit, vargjet), me qëllim që ju të mendoni.
267. O ju që keni besuar! Shpenzoni nga gjërat e mira që ju i keni fituar (në mënyrë të drejtë) dhe nga ajo që Ne e kemi prodhuar nga toka për ju dhe mos e keni mendjen tek ajo që është e keqe për ta shpenzuar, megjithëse ju nuk do ta pranonit atë, vetëm nëse do t’i mbyllnit sytë dhe do të tregoheshi dorëlëshuar. Dhe dijeni se Allahu është më i Pasuri (i Lirë nga çdo nevojë) dhe Zotëruesi i të gjitha lavdërimeve.
268. Shejtani ju frikëson ju me varfëri dhe ju urdhëron ju për të vepruar Fahsha (vepra të ulëta, marrëdhënie të paligjshme e gjynahe të tjera), ndërsa Allahu ju premton juve Falje nga Vetë Ai dhe Mirësi të pafund; dhe Allahu është i Gjithëmjaftueshëm për të përmbushur nevojat e krijesave të Tij, i Gjithëditur.
269. Ai i dhuron Hikmah (urtësinë, Pejgamberinë) atij që Ai dëshiron, dhe atij të cilit i është dhënë Hikmeti, vërtet që i është dhuruar mirësi e madhe. Por askush nuk përkujton përveç njerëzve të brumosur me mendje të shëndoshë.
270. Dhe çfarëdo që të jepni për shpenzimet (p.sh., për Sadaka - lëmoshë për Çështjen e Allahut etj), apo për çfarëdo që të betoheni, të jeni të bindur se vërtet Allahu e di plotësisht. Dhe për Dhalimunët (keqbërësit, mosbesimtarët) nuk ka asnjë ndihmues.
271. Në qoftë se ju i jepni hapur Sadakatë (lëmoshat), kjo është mirë, por nëse i fshehni ato dhe ua jepni të varfërve, kjo është akoma më mirë për ju; Allahu do t’ju falë juve (shumë) nga gjynahet tuaja. Dhe Allahu është i Mirënjohur për gjithçka që ju punoni.
272. Nuk është i yti (O Muhammed) drejtimi i tyre, por Allahu i udhëzon ata që Ai do. Dhe çfarëdo që ju të shpenzoni në mirësi, ajo është për veten tuaj, kur ju e shpenzoni jo për qëllim tjetër, por vetëm për Fytyrë të Allahut. Dhe çfarëdo që ju e shpenzoni në mirësi, ajo do t’ju rikthehet juve plotësisht dhe nuk do t’ju bëhet asnjë padrejtësi.
273. Sadakaja (lëmosha) është për Fukaratë (të varfrit) të cilët nga Urdhëri i Allahut janë të kufizuar dhe nuk mund të ecin lart e poshtë (për punë e për tregti). Ai që nuk i njeh ata,

mendon se ata janë të pasur për shkak të modestisë së tyre. Ju mund t'i njihni këta nga shenja dalluese e tyre: ata nuk lypin aspak prej njerëzve. Dhe çfarëdo që të shpenzoni në mirësi, padyshim që Allahu e di mirë atë.
274. Ata që e shpenzojnë pasurinë e tyre në Çështjen e Allahut natën e ditën, fshehurazi e hapur, këta do ta kenë shpërblimin te Zoti i tyre dhe për ta nuk do të ketë as frikë dhe as nuk do të pikëllohen.
275. Ata që hanë Riba (kamatë, fajde) nuk do të vijnë ndryshe (në Ditën e Ringjalljes), veçse si një i rrahur nga shejtani që e tërheq atë drejt marrëzive. Kjo ngaqë ata thanë: "Tregtia është krejt si kamata", ndërsa Allahu ka lejuar tregtinë dhe ka ndaluar kamatën. Prandaj kushdo që merr një thirrje (udhëzim) nga Zoti i tij dhe ndalon marrjen e kamatës, nuk do të dënohet për të shkuarën dhe rasti i tij është në gjykim të Allahut, por kushdo që i kthehet asaj, të tillët janë banorë të Zjarrit - ata atje do të banojnë.
276. Allahu do të shkatërrojë Ribanë (kamatën) dhe do të shtojë Sadakanë (veprat bëmirëse, lëmoshën). Dhe Allahu nuk i do aspak mosbesimtarët, ata që veprojnë gjynahe.
277. Vërtet, ata që besojnë dhe bëjnë vepra të drejta, falen rregullisht, japin Zekatin, të tillët do ta kenë shpërblimin te Zoti i tyre dhe për ta nuk do të ketë as frikë, as edhe nuk do të pikëllohen.
278. O ju që keni besuar! Kini frikë Allahun dhe ndërprisni çfarë ju ka mbetur nga kamata (këtej e tutje), në qoftë se jeni me të vërtetë besimtarë.
279. Dhe në qoftë se nuk e bëni këtë, atëherë merrni njoftimin për luftë nga Allahu dhe i Dërguarin i Tij, por nëse pendoheni, atëherë ju do të keni vlerën tuaj. Mos bëni padrejtësi (duke kërkuar më tepër se vlera juaj) që edhe juve të mos ju bëhet padrejtësi (që të mos merrni më pak nga vlera juaj).
280. Dhe në qoftë se borxhliu është në vështirësi, atëherë i lini kohë atij derisa t'i lehtësohet mundësia për t'i kthyer detyrimet, por nëse ju ia falni në shenjë mirësie, kjo është shumë më mirë për ju, vetëm sikur ta dinit.
281. Dhe kini frikë Ditën kur të ktheheni përsëri tek Allahu. Atëherë çdokush do të paguhet për çfarë ka fituar dhe askujt nuk do t'i bëhet padrejtësi.
282. O ju që keni besuar! Kur të lidheni për një borxh për në kohë të caktuar, shkruajeni atë. Le të jetë një shkrues që të shkruajë me drejtësi mes jush. Le të mos kundërshtojë shkruesi të shkruajë ashtu siç e ka mësuar Allahu. Kështu le të shkruajë pra dhe le të diktojë ai (borxhliu) i cili merr mbi vete përgjegjësinë për të diktuar dhe ai duhet të ketë frikë Allahun, Zotin e tij, e të mos pakësojë asgjë nga detyrimi i tij. Por nëse borxhliu është i paaftë mentalisht, apo i mitur, apo nuk është në gjendje të diktojë (flasë) vetë, atëherë le të diktojë kujdestari i tij me drejtësi. Dhe merrni dy dëshmitarë nga njerëzit tuaj dhe nëse nuk gjinden dy burra, atëherë merrni një burrë e dy gra, të atilla që ju t'i pranoni si dëshmitarë, kështu që nëse njëra harron, tjetra ia kujton. Dhe dëshmitarët nuk duhet të refuzojnë kur thirren për të dëshmuar. Nuk duhet të lodheni, as të mërziteni duke shkruar (marrëveshjen tuaj) nëse është e gjatë apo e shkurtër për kohën e ardhshme të afatit të saj. Kjo është më e drejtë tek Allahu, më e qëndrueshme si dëshmi dhe më bindëse për të parandaluar dyshimet mes jush. Por kur keni të bëni me tregti të çastit që ju e zhvilloni ndërmjet jush, nuk përbën gjynah për ju në qoftë se nuk e shkruani, por merrni dëshmitarë sa herë që të bëni ndonjë marrëveshje tregtie. Dhe të mos vuajë as shkruesi dhe as dëshmitari asnjë pasojë, dhe nëse u shkaktoni atyre (pasoja), kjo do të ishte poshtërsi nga ana juaj. Dhe ia kini frikën Allahut; dhe Allahu ju mëson ju. Dhe Allahu është i Gjithëdituri për çdo gjë.
283. Dhe nëse jeni në udhëtim dhe nuk mundeni të gjeni dot shkrues, atëherë merrni ose leni peng diçka. Më pas, në qoftë se njëri i beson tjetrit, atëherë ai të cilit i është dhënë besimi, ta shkarkojë besimin e dhënë me besnikëri dhe le të ketë frikë Allahun, Zotin e tij. Dhe mos e fshihni dëshminë, sepse ai që e fsheh atë, sigurisht që zemra e tij është gjynahqare. Dhe Allahu është i Gjithëditur për çfarë veproni ju.
284. Të Allahut janë gjithë ç'ka në qiej dhe gjithë ç'ka në tokë. Edhe nëse e shprehni çfarë keni në veten tuaj, edhe nëse e fshihni, Allahu do t'ju marrë në llogari për të. Pastaj Ai fal atë që Ai do dhe ndëshkon atë që Ai do. Dhe Allahu është i Zoti të bëjë çdo gjë.
285. I Dërguari (Muhammedi a.s.) beson në çfarë i është zbritur atij nga Zoti i tij dhe po kështu edhe besimtarët (besojnë bashkë me të). Gjithësecili prej tyre beson në Allahun, në Melekët e Tij, në Librat e Tij, në të Dërguarit e Tij. (Ata thanë): "Ne nuk bëjmë asnjë dallim mes njëri-tjetrit prej të Dërguarve të Tij" - dhe po kështu thanë: "Ne dëgjuam dhe u bindëm. (Ne kërkojmë) Faljen Tënde, Zoti ynë dhe tek Ti është kthimi i fundit."

286. Allahu nuk e rëndon askënd mbi mundësitë që ai ka. Secili merr shpërblim për atë (të mirë) që ka fituar dhe (po kështu) secili merr dënim për atë (të keqe) që ka fituar. “Zoti ynë! Mos na ndëshko në qoftë se harrojmë, apo biem në gabime; - Zoti ynë! Mos na ngarko me barrën e atyre të cilët i detyrove para nesh (jehuditë dhe të krishterët); Zoti ynë! Mos na ngarko me barrë më të rëndë se sa kemi mundësi për të (që ta mbajmë). Na fal ne, dhe na liro nga gjynahet dhe kij Mëshirë për ne. Ti je Maula (Zoti, Mbrojtësi, Ruajtësi) ynë; pra, na ndihmo dhe na jep fitore përmbi popullin Kafir (mohues, mosbesimtar).”

## Al Imran - Familja Imran

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

1. Elif, Lam, Mim.
2. All-llah! La ilahe il-la Huve (askush nuk ka të drejtë, nuk meriton e nuk duhet të adhurohet përveç Atij), El-Haj-ju El-Kaj-jum (I Përjetshmi, i Pafillim dhe i Pambarim, Mbajtësi dhe Mbrojtësi i gjithçkaje që ekziston).
3. Është Ai i Cili të ka zbritur ty (O Muhammed) Librin (Kur’anin) me të vërtetën, duke vërtetuar çfarë ka zbritur para tij. Dhe Ai ka zbritur edhe Teuratin dhe Inxhilin,
4. Kohë më parë, si udhëheqje për njerëzimin. Dhe Ai zbriti edhe Kriterin (e gjykimit mes të mirës dhe të keqes – Kur’anin). Vërtet, ata që mohojnë Ajetet e Allahut, për ta ka ndëshkim të ashpër. Dhe Allahu është i Gjithëfuqishëm, Gjithëzotërues për shpagim.
5. Vërtet asgjë nuk i fshihet Allahut, as në tokë dhe as në qiej.
6. Ai është i Cili ju formëson në mitra ashtu siç Ai dëshiron. La ilahe il-la Huve (nuk ka të adhuruar tjetër të merituar përveç Atij), i Gjithëfuqishmi, më i Urti Gjithëgjykues.
7. Është Ai i Cili të ka zbritur ty (O Muhammed) Librin (Kur’anin). Në të ka Vargje plotësisht të qarta të cilat janë themelet e Librit (këto janë Vargjet e Ahkamit - urdhërat etj; të Faraidit - detyrat e detyrimet: Hududet - ligjet për ndëshkimet e vjedhësve, imoralëve etj); dhe të tjera jo krejt të qarta (për t’u kuptuar nga njerëzit). Kështu, sa për ata, në zemrat e të cilëve ka largim nga e vërteta, ata ndjekin atë që nuk është plotësisht e qartë, në këtë mënyrë duke kërkuar Fitneh (mosbesim, sprovime, trazira, fatkeqësi etj) dhe duke kërkuar për kuptimet e fshehta, por askush nuk i di kuptimet e fshehta përveç Allahut. Dhe ata që janë plotësisht të vendosur në dije, thonë: “Ne besojmë në të, i tëri (Ajete të qarta e të paqarta) është nga Zoti ynë.” Dhe nuk marrin mësim, veçse ata që janë të brumosur me mendje të shëndoshë. (Tefsir At-Tabari).
8. (Ata thanë): “Zoti ynë! Mos na i lër zemrat tona që të shmangen nga e vërteta pasi Ti na ke udhëzuar, dhe na dhuro mëshirë nga Mëshira Jote. Vërtet, Ti je Dhuruesi i Madh.
9. Zoti ynë! Vërtet Ti je Ai i Cili do të grumbullojë të gjithë njerëzit bashkë, në Ditën për të cilën nuk ka pikë dyshimi. Vërtet Allahu kurrë nuk e then Premtimin e Tij.“
10. Vërtet, atyre që nuk besojnë, as pasuria e tyre, as fëmijët e tyre nuk do t’u vlejnë asgjë ndaj Allahut dhe të tillët do të jenë lënda djegëse e Zjarrit (të Xhehenemit).
11. Si sjellja e popullit të Faraonit dhe e atyre para tyre; ata i mohuan Ajetet Tona (provat, treguesit, shpalljet) kështu që Allahu i mbërtheu (me shkatërrim) për mëkatet e tyre. Dhe Allahu është i Ashpër në ndëshkim.
12. Thuaju (O Muhammed) atyre që mohojnë: “Ju do të shkatërroheni dhe do të grumbulloheni bashkë në Xhehenem dhe vërtet, sa i keq është ai vend për pushim!”
13. Tashmë sapo kaloi një shenjë për ju (jehudi) në të dy ushtritë që u takuan (në betejë mes tyre, bëhet fjalë për Luftën e Bedrit): Njëra luftonte për Çështjen e Allahut, ndërsa tjetra ishin mohues. Ata (besimtarët) i panë ata (jobesimtarët) me sytë e tyre sa dyfishi i tyre (megjithëse, jobesimtarët ishin sa trefishi i besimtarëve). Dhe Allahu mbështet me Fitoren e Tij atë që Ai dëshiron. Dhe këtu ka një mësim për ata që janë të brumosur me shikim të thellë. (Tefsir At-Tabari).
14. Vërtet e zbukuruar është për njerëzit dashuria për gjërat që ata i lakmojnë: gratë, fëmijët, sa më shumë ar e argjend (pasuri), kuaj të mirë e të fortë, bagëti dhe toka pjellore. Kjo është kënaqësia e jetës së kësaj bote, por Allahu ka me Vete kthim të shkëlqyer (Xhennetin).
15. Thuaj (O Muhammed): “A t’ju tregoj juve për gjëra shumë më të mira se këto?” Për Muttekinët (të përkushtuarit në Besimin e Pastër Islam) ka Kopshte të Begatë të Xhennetit nën të cilin rrjedhin lumenj me Zotin e tyre atje. Atje do të rrinë përjetësisht, atje do të kenë edhe Ezvaxhun Muttaharatun - bashkëshorte të dëlira (pa të përmuajshme, pa papastërti të tjera si në këtë botë, etj), edhe Kënaqësinë prej Allahut. Dhe Allahu është Gjithëvëzhgues i robëve të Tij.

16. Ata që thonë: "Zoti ynë! Ne vërtet kemi besuar, kështu pra, falna neve gjynahet tona dhe na shpëto ne nga ndëshkimi i Zjarrit."
17. (Këta janë) ata të cilët janë të durueshëm, ata të cilët janë të vërtetë (në besim, në fjalë e në vepra) dhe të bindur me përkushtim të çiltër në adhurimin ndaj Allahut, ata që shpenzojnë (japin Zekat dhe Sadaka në Rrugë të Allahut) dhe ata që luten dhe kërkojnë Faljen e Allahut në orët e fundit të natës.
18. Allahu dëshmon se La Ilahe il-la Huve (nuk ka të adhuruar tjetër me të drejtë përveç Atij); (dëshmojnë) edhe melekët, edhe ata që kanë mend e që dinë; Ai e mban Krijimin e Tij në Drejtësi të plotë. La Ilahe il-la Huve (askush nuk ka të drejtë, nuk meriton e nuk duhet të adhurohet përveç Atij), i Gjithëfuqishmi, më i Urti Gjithëgjykues.
19. Padyshim se feja (e vërtetë dhe e pranuar) tek Allahu është Islami. Edhe atyre që u janë dhënë Librat (jehuditë dhe të krishterët) nuk ndryshuan, veçse pasi atyre u erdhi dija nga Allahu, nga xhelozia mes njëri-tjetrit. Dhe kushdo që mohon Ajetet e Allahut, atëherë sigurisht që Allahu është më i Shpejti në marrjen në llogari.
20. Kështu, në qoftë se ata të kundërshtojnë ty (O Muhammed), thuaju: "Unë ia kam nënshtruar veten plotësisht Allahut (në Islam), dhe po kështu edhe ata që më ndjekin mua." Dhe thuaju atyre të cilëve u janë dhënë Librat më parë (jehudive dhe të krishterëve) dhe atyre që janë analfabetë (paganëve arabë): "A e nënshtroni edhe ju veten (ndaj Allahut në Islam)?" Në qoftë se ata e bëjnë këtë, atëherë, ata janë të drejtuar nga e mbara, por nëse ata i largohen, detyra jote është vetëm që ta bësh të njohur Mesazhin. Dhe Allahu është Gjithëvëzhgues i robëve të Tij.
21. Vërtet, ata të cilët mohojnë Ajetet e Allahut, vrasin padrejtësisht Pejgamberët, vrasin edhe ata njerëz të cilët urdhërojnë punë të drejta, atëherë bëju të qartë atyre ndëshkim të dhimbshëm (që i pret).
22. Këta janë ata, veprat e të cilëve do të humbasin në këtë botë dhe në Botën e Pastajme dhe ata nuk do të kenë asnjë ndihmues.
23. A nuk i keni parë ata të cilëve u është dhënë një pjesë nga Libri? Ata po ftohen tek Libri i Allahut për të zgjidhur mosmarrëveshjet mes tyre, por më pas një grup prej tyre shmangen nga e drejta duke qenë kështu të humbur.
24. Kjo ngaqë ata thonë: "Zjarri nuk do të na prekë neve, veçse për pak ditë." Dhe ajo që ata trilluan për fenë e tyre, i ka mashtruar ata.
25. Si do të jetë gjendja e tyre kur Ne do t'i grumbullojmë së bashku në Ditën e Madhe për të cilën nuk ka pikë dyshimi (Dita e Ringjalljes) dhe secilit do t'i paguhet saktësisht çfarë ai ka fituar? Dhe atyre nuk do t'u bëhet padrejtësi.
26. Thuaj: "O Allah! Zotërues i Mbretërimit! Ti ia jep mbretërimin atij që Ti do dhe Ti ia merr mbretërimin atij që Ti do. Ti e mvesh me nder atë që Ti do dhe Ti e poshtëron atë që Ti do. Në Dorën Tënde është mirësia. Vërtet, Ti je i Zoti për të bërë gjithçka.
27. Ti e bën natën të hyjë te dita dhe Ti e bën ditën të hyjë te nata (shton dhe pakëson orët e ditës dhe të natës gjatë ndryshimit të stinëve, bën rrotullimin e tokës), Ti e sjell të gjallën nga e vdekura dhe Ti e sjell të vdekurën nga e gjalla, Ti i jep begati e mirësi atij që Ti do pa masë e pa kufi."
28. Besimtarët mos t'i marrin mohuesit si Eulija (ndihmues, mbështetës) në vend se t'i marrin besimtarët. Dhe kushdo që e bën këtë, ai kurrë nuk do të ndihmohet nga Allahu në asnjë lloj mënyre; mund t'u mbështeteni vetëm në qoftë se vërtet ndjeni rrezik prej tyre. Dhe Allahu ju këshillon ju përkundër Vetes së Tij (ndaj Ndëshkimit të Tij). Dhe kthimi i fundit është tek Allahu.
29. Thuaj (O Muhammed): "Edhe nëse e fshihni çfarë keni në gjokse (apo) edhe nëse e shprehni atë, Allahu e di atë dhe Ai di se çfarë ka në qiej e çfarë ka në tokë. Dhe Allahu është i Zoti për të bërë çdo gjë."
30. Ditën kur gjithësecilit do t'i vihen përpara gjithë mirësitë që ka bërë dhe gjithë të këqiat që ka bërë, atëherë ai do të dëshironte t'i kishte sa më larg veprat e tij të ulëta. Kështu Allahu ju këshillon përkundër Vetes së Tij (ndaj Ndëshkimit të Tij) dhe Allahu është Dhurues i mirësive ndaj robëve të Tij.
31. Thuaj (O Muhammed): "Nëse vërtet e doni Allahun, atëherë më ndiqni mua (pranoni Islamin, ndiqni Kur'anin dhe Sunetin), Allahu do t'ju dojë ju dhe do t'ju falë juve gjynahet tuaja. Dhe Allahu është gjithnjë Falës i Madh, Mëshirëplotë."
32. Thuaj: "Bindjuni Allahut dhe të Dërguarit (Muhammedit a.s.)." Por në qoftë se ata shmangen, atëherë Allahu nuk i do mohuesit."

33. Allahu zgjodhi Ademin, Nuhun, familjen e Ibrahimit dhe familjen e Imranit përmbi gjithë Aleminin (njerëzimin, xhindet dhe gjithçka që ekziston, në kohët e tyre);
34. Pasardhës një pas një dhe Allahu është Gjithëdëgjues, i Gjithëditur.
35. (Përkujto) kur bashkëshortja e Imranit tha: "Zoti im! Të jam betuar Ty për (fëmijën) që është në barkun tim, të jetë i përkushtuar për shërbimet e Tua (i shkëputur nga çdo punë e kësaj bote për t'i shërbyer Vendit Tënd të adhurimit), kështu pra, ma prano këtë mua. Padyshim që Ti je vërtet Gjithëdëgjuesi, i Gjithëdituri.
36. Pastaj kur ajo lindi (fëmijën e saj, Merjemen), tha: "Zoti im! Kam lindur vajzë" - dhe Allahu e dinte më mirë se ç'kishte lindur ajo – "dhe djali nuk është si vajza e unë e quajta atë Mejrem dhe kërkoj mbështetjen Tënde për të dhe për pasardhësit e saj nga shejtani i mallkuar."
37. Kështu Zoti i saj (Allahu) e pranoi atë me shumë mirësi. Ai e bëri atë të rritet në rrugë të mirë dhe e la nën kujdesin e Zekerijes. Sa herë që ai (Zekerija) hynte në Mihrabin (dhomë) për ta parë, gjithnjë e gjente me mirësi e me ushqime. Ai i thoshte: "Oj Merjem! Nga e ke marrë këtë?" Ajo i përgjigjej: "Kjo është nga Allahu. Vërtet Allahu i jep begati e mirësi atij që Ai do, pa masë e pa kufi!"
38. Atë kohë Zekerija iu lut Zotit të tij duke thënë: "Zoti im! Më siguro mua nga ana Jote një pasardhës të mirë. Ti me të vërtetë je Gjithëdëgjuesi i Duave (lutjeve)."
39. Pastaj atë e thirrën melekët, ndërsa po falej në Mihrab (duke i thënë): "Allahu të përgëzon ty me Jahjanë për të vërtetuar Fjalën e Allahut (krijimin e Isait a.s. si urdhër nga Allahu: "Bëhu"- dhe ai u bë!), fisnik, të dëlirë, Pejgamber nga të drejtët."
40. Ai (Zekerija) tha: "Zoti im! Si mund të kem fëmijë kur unë jam shumë i thyer në moshë e gruaja ime është që nuk lind?!" Allahu tha: "Në këtë mënyrë Allahu bën çfarë Ai don."
41. Ai tha: "Zoti im! Më jep një shenjë (që ta kuptoj)." Allahu i tha: "Shenja për ty do të jetë se ti nuk do t'u flasësh njerëzve për tri ditë përveçse me shenja dhe kujtoje Zotin tënd (sa më shumë me lavdërime) dhe madhëroje Atë pasdite dhe në mëngjes." (Tefsir El-Kurtubi).
42. (Përkujto) edhe kur melekët i thanë: "O Merjem! Allahu të ka veçuar ty, të ka pastruar ty (nga besimet e kota e mosbesimi, të ka bërë ty të dëlirë) dhe të ka zgjedhur e të ka vendosur përmbi gratë e Alemit.
43. O Merjeme! Nënshtroju me bindje Zotit tënd (Allahut) dhe bjer në sexhde (lëshimi e vendosja me fytyrë në tokë gjatë faljes së namazit) dhe përkulu bashkë me ata që i përkulen (e që i falen Allahut)."
44. Kjo është pjesë nga njoftimet për Ghabin (për të panjohurën, njoftime për ndodhitë e shkuara për të cilat nuk ke asnjë njohuri) me të cilat Ne të frymëzojmë ty (O Muhammed). Ti nuk ke qenë me ta kur ata hodhën short me penat e tyre të shkrimit se cili duhej të ngarkohej për t'u kujdesur për Merjemen, nuk ishe me ta as edhe kur ata u kundërshtuan mes veti.
45. (Përkujto) kur mekekët thanë: "O Merjem! Vërtet Allahu të sjell përgëzimet e një Fjale (Bëhu!) nga Ai, emri i tij do të jetë Mesihu Isa i biri i Merjemes, i nderuar në këtë botë dhe në Botën e Pastajme dhe do të jetë një prej atyre që janë më afër Allahut.
46. Ai do t'u flasë njerëzve në djep dhe në burrëri dhe do të jetë prej të drejtëve."
47. Ajo tha: "Zoti im! Si do të lind birin tim, kur mua nuk më ka prekur asnjë njeri?" Ai i tha: "Kështu (do të bëhet), pasi Allahu krijon çfarë Ai don." Kur Ai vendos për diçka, Ai vetëm i thotë : "Bëhu!" - dhe ajo është e bërë.
48. Dhe Ai (Allahu) do t'i mësojë atij (Isait a.s.) Librin dhe Hikmetin (do t'i japë Sunnetin – rrugën e zbatimit, urtësinë), edhe Teuratin, edhe Inxhilin.
49. Dhe do ta bëjë atë (Isain) të Dërguar te Bijtë e Israilit (e do t'u thotë): "Kam ardhur te ju me një shenjë nga Zoti juaj: do të bëj me baltë formën e një zogu, do t'i fryj atij dhe ai me Lejen dhe Urdhërin e Allahut do të bëhet zog; do ta shëroj atë që ka lindur i verbër dhe atë që vuan nga lebra dhe do të ngjall të vdekurit me Vullnetin dhe Urdhërin e Allahut; dhe do t'ju tregoj se çfarë hani dhe çfarë ruani në shtëpitë tuaja. Padyshim që këtu ka dëshmi për ju nëse besoni.
50. Dhe unë kam ardhur të përforcoj atë që ka qenë para meje nga Teurati, të bëj të ligjshme për ju disa nga ato gjëra që kanë qenë të ndaluara për ju. Dhe kam ardhur tek ju me provë nga Zoti juaj. Kështu pra, kini frikë Allahun dhe m'u bindni mua.
51. Vërtet Allahu është Zoti im dhe Zoti juaj, adhuroni pra Vetëm Atë. Kjo është Udha e Drejtë."
52. Atëherë kur e kuptoi Isai vendosmërinë e tyre në mosbesim, tha: "Cilët do të jenë ndihmuesit e mi në Çështjen e Allahut?" Havarijunët (nxënësit, besimtarët) e tij thanë: "Ne

jemi ndihmësit e Allahut; ne besojmë Allahun dhe dëshmo se vërtetë jemi muslimanë (të nënshtruar ndaj Vullnetit të Allahut).
53. Zoti ynë! Ne besojmë në atë çfarë Ti na ke dërguar dhe ndjekim të Dërguarin Tënd (Isain). Na shkruaj pra prej dëshmuesve (të së vërtetës - La ilahe il-Allah - Nuk ka të adhuruar tjetër të merituar përveç Allahut)."
54. Dhe ata (që nuk i besuan atij) thurën komplot (për të vrarë Isain a.s.). Edhe Allahu thuri komplot. Dhe Allahu është më i Miri i atyre që thurin komplot.
55. (Përkujto) Kur Allahu i tha: "O Isa! Unë do të të marr ty dhe do të të ngre lart pranë Meje dhe do të të pastroj ty prej atyre që nuk besojnë dhe do t'i bëj ata që të ndjekin ty (besimtarët e vërtetë të Njësisë së Allahut) përmbi ata që mohojnë (Njësinë e Allahut, që mohojnë Pejgamberët e Allahut, si disa që mohojnë Musain ose Isain ose Muhammedin a.s.) deri në Ditën e Ringjalljes. Pastaj ju do të ktheheni tek Unë dhe Unë do të gjykoj mes jush për çështjet që ju u kundërshtuat.
56. Sa për ata që nuk besojnë, Unë do t'i ndëshkoj ata me dënim të ashpër në këtë botë dhe në Botën Tjetër dhe ata nuk do të kenë asnjë që t'i ndihmojë."
57. Dhe sa për ata që besojnë (në Njësinë e Allahut) dhe që punojnë mirësi e drejtësi, atyre Allahu do t'ua paguajë plotësisht shpërblimin. Dhe Allahu nuk i do Dhalimunët (mosbesimtarët, keqbërësit).
58. Këto janë çfarë Ne po t'i lexojmë ty (O Muhammed), nga Ajetet (Vargjet) dhe nga Përkujtuesi më i Urtë (nga Kur'ani).
59. Vërtet që shembulli i Isait tek Allahu është si shembulli i Ademit: Ai e krijoi atë prej dheu, pastaj Ai i tha atij: "Bëhu!" dhe ai u bë.
60. Kjo është e vërteta nga Zoti yt, kështu që ti mos u bëj prej atyre që dyshojnë.
61. Atëherë kushdo që të kundërshton ty për çështjen e atij (Isait), pas gjithë kësaj dije që të ka ardhur ty për të (Isain si rob i Allahut dhe pa asnjë pjesë në shenjtëri), thuaj: "Ejani, le të thërrasim bijtë tanë dhe bijtë tuaj, gratë tona dhe gratë tuaja, vetë ne dhe vetë ju - pastaj të falemi dhe të lutemi për Mallkimin e Allahut përmbi gënjeshtarët."
62. Vërtetë ky është tregimi i saktë (për historinë e Isait) dhe - La i lahe il-Allah - nuk ka të adhuruar tjetër përveç Allahut. Dhe vërtet Allahu është i Gjithëfuqishmi, më i Urti Gjithëgjykues.
63. Dhe në qoftë se ata largohen (dhe nuk i pranojnë këto prova e dëshmi), atëherë sigurisht Allahu është plotësisht i Vetëdijshëm për ata që bëjnë djallëzi e poshtërsi.
64. Thuaj (O Muhammed): "O ithtarë të Librave të Parë! (jehudi e të krishterë): Ejani te një fjalë që është e drejtë dhe e përbashkët mes nesh dhe jush: që të mos adhurojmë askënd përveç Allahut, që të mos i vëmë shokë Atij në adhurim, dhe që asnjë prej nesh të mos marrë të tjerë për zot përveç Vetëm Allahut." Pastaj në qoftë se ata largohen, thuaju: "Dëshmoni për ne se jemi muslimanë (besimdrejtë)."
65. O ithtarë të Librave të Parë! (jehudi e të krishterë): përse grindeni për Ibrahimin ndërkohë që Teurati dhe Inxhili nuk ishin shpallur deri vonë pas tij!? A nuk e kuptoni, pra (gënjeshtrën tuaj)?
66. Vërtet, ju jeni ata të cilët keni bërë fjalë për çfarë ju keni dije. Pse atëherë haheni për çështje për të cilën ju nuk keni asnjë dijeni? Është Allahu i Cili di, ndërsa ju nuk dini gjë.
67. Ibrahimi nuk ishte as jehudi e as i krishterë, por ai ishte vetëm musliman Hanifan (me besim të vërtetë e të pastër Islam vetëm në Allahun Një e të Vetëm) dhe nuk ishte prej Mushrikëve (prej idhujtarëve).
68. Vërtet, nga njerëzit që janë më me meritë për t'u thirrur në Ibrahimin, janë ata të cilët e ndoqën atë dhe këtë Pejgamber (Muhammedin a.s.) dhe ata të cilët kanë besuar. Dhe Allahu është Vali (Mbrojtësi, Ndihmuesi) i besimtarëve.
69. Një grup prej popujve të Librave të Parë duan që t'ju fusin në rrugë të gabuar, por ata nuk do të udhëheqin kënd në rrugën e tyre të shtrembër vetëm se veten e tyre, por ata nuk e ndjejnë.
70. O ithtarë të Librave të Parë! Përse i mohoni Ajetet e Allahut (Vargjet për Muhammedin a.s. që janë në Teurat dhe Inxhil), ndërsa ju vetë dëshmoni (për vërtetësinë e tyre)?
71. O ithtarë të Librave të Parë! Përse, e përzieni të vërtetën me gënjeshtrën dhe e fshihni të vërtetën duke e ditur atë?
72. Dhe një parti e ithtarëve të Librave të Parë, thanë: "Besoni në mëngjes në çfarë u është shpallur besimtarëve (muslimanë) dhe mohojeni atë pasdite me qëllim që ata të mund të shmangen nga e vërteta e tyre.

73. Dhe mos i besoni askujt, përveç atij që ndjek fenë tuaj.” Thuaj (O Muhammed): “Padyshim se Udhëheqja më e Drejtë është Udhëheqja e Allahut” dhe mos beso se ndokush mund të marrë ndonjë gjë si ajo që ke marrë ti (nga Shpallja Hyjnore), se përndryshe ata mund të kërkojnë debat para Zotit tënd.” Thuaj: “Gjithë Mirësia është në Dorë të Allahut. Ai ia dhuron atij që Ai do. Dhe Allahu është i Gjithëmjaftueshëm për të përmbushur nevojat e krijesave të Tij, i Gjithëditur.”
74. Ai përzgjedh për të derdhur Mëshirën e Tij (Islamin, Pejgamberinë) atë që Ai dëshiron dhe Allahu është Zotëruesi dhe Dhuruesi i Mirësive të pafund.
75. Nga ithtarët e Librave të Parë është ai i cili nëse i besohet një Kintar (sasi e madhe pasurie), do ta shlyente atë shumë shpejt; por prej tyre është edhe ai i cili nëse i besohet një dinarë (vlerë fare e vogël), nuk ta kthen atë, po të mos ia kërkosh pa iu ndarë, sepse thonë: “Nuk është turp e gabim për ne të mashtrojmë dhe t’u marrim pasurinë analfabetëve.” Por ata flasin gënjeshtër ndaj Allahut duke e ditur atë (të vërtetën).
76. Padyshim se kushdo që përmbush premtimin edhe e çon në vend amanetin, edhe i frikësohet shumë Allahut, atëherë me të vërtetë që Allahu i do shumë ata që janë Muttekinë (të përkushtuar në Besimin e Pastër Islam).
77. Vërtet ata që shkëmbyen një vlerë të vogël duke humbur Premtimin e Allahut dhe betimet e tyre, këta nuk do të kenë aspak pjesë në Botën e Pastajme (në Xhennet). Allahu nuk do t’u flasë atyre, as nuk do t’u hedhë shikimin në Ditën e Ringjalljes dhe as nuk do t’i pastrojë, dhe për ta do të ketë ndëshkim të dhimbshëm.
78. Dhe vërtet, prej tyre është një parti të cilët e shtrembërojnë Librin me gojën e tyre (kur e lexojnë atë), që ju të mund të mendoni se është nga Libri, por çfarë lexojnë nuk është fare nga Libri dhe madje thonë: “Kjo është nga ana e Allahut”, por në të vërtetë nuk është nga Allahu, duke thënë kështu gënjeshtër ndaj Allahut e duke e ditur atë.
79. Nuk është e mundur për askënd të cilit Allahu i ka dhënë Librin, edhe El-Hukm (gjykimin,urtësinë dhe dijeninë e plotë të fesë), edhe Pejgamberinë që t’u thotë njerëzve: “Më mirë bëhuni adhuruesit e mi se sa të Allahut." Përkundrazi, (ai duhet t’u thotë): “Jini Rabbanijunë (njerëz të ditur fetarë që zbatojnë çfarë dinë dhe i ftojnë edhe të tjerët), sepse ju po u mësoni Librin njerëzve dhe ju po e studioni atë.”
80. As nuk do t’ju urdhëronte të merrni melekët ose Pejgamberët për zota. A mos vallë do t’ju urdhëronte të mohonit pasi që ju t’i ishit nënshtruar Vullnetit të Allahut (si muslimanë)? (Tefsir At-Tabari).
81. Dhe (përkujto) kur Allahu mori premtimin e Pejgamberëve, duke u thënë: ”Merrni gjithçka që Unë ju kam dhënë nga Libri dhe nga Hikmeti (dituria), se pas jush do të vijë ndër ju një i Dërguar (Muhammedi a.s.) që të vërtetojë çfarë keni ju në duar, (dhe atëherë) ju duhet ta besoni dhe duhet ta ndihmoni atë.” (Më pas Allahu u) tha: “A pajtoheni me këtë dhe a do ta përkrahni Premtimin Tim (të cilin Unë po e vendos me ju)?” Ata thanë: “Ne pajtohemi.” Ai u tha: “Atëherë dëshmoni ju, dhe Unë jam me ju prej dëshmuesve (për këtë).”
82. Atëherë kushdo që shmanget nga e vërteta pas kësaj, ata do të jenë Fasikunë (të pabindur, të panënshtruar, të cilët i largohen bindjes ndaj Allahut).
83. A mos kërkojnë fe tjetër në vend të fesë së Allahu (Islamit), ndërkohë që Atij iu nënshtruan gjithë krijesat në qiej dhe në tokë, me dëshirë e pa dëshirë. Dhe tek Ai do të kthehen të gjitha.
84. Thuaj: “Ne besojmë në Allahun dhe në çfarë na është dërguar neve, dhe në çfarë i është zbritur Ibrahimit, Ismailit, Is’hakut, Jakubit dhe Asbatëve (dymbëdhjetë bijve të tij), dhe në çfarë iu dha Musait, Isait dhe gjithë Pejgamberëve nga Zoti i tyre. Ne nuk bëjmë asnjë dallim mes njëri-tjetrit prej tyre dhe Atij (Allahut) i jemi nënshtruar (si muslimanë).”
85. Dhe kushdo që kërkon ndonjë fe tjetër përveç Islamit, ajo kurrë nuk do t’i pranohet atij dhe në Botën e Pastajme do të jetë prej të humburve.
86. Si do ta udhëzojë Allahu një popull i cili mohoi besimin pasi që kishte sjellë besim dhe pasi që dëshmuan se i Dërguari i Allahut (Muhammedi a.s.) është i vërtetë dhe pas ardhjes së argumenteve të qarta ndër ta? Allahu nuk e udhëzon popullin Dhalimun (mosbesimtar, keqbërës, të pabindur).
87. Ata janë të atillë, shpërblimi i të cilëve është se mbi ta mbetet Mallkimi i Allahu dhe i melekëve dhe i gjithë njerëzimit.
88. Ata do të banojnë atje (në Zjarr) dhe atyre as nuk do t’ju lehtësohet dënimi, as nuk do t’u vonohet, as nuk do t’u shtyhet për më pas.
89. Përveçse për ata të cilët pas kësaj pendohen dhe kryejnë vepra të drejta. Vërtet Allahu është gjithnjë Falës i Madh, Mëshirëplotë.

90. Vërtet, ata që mohuan pasi kishin besuar dhe pastaj vazhduan ta thellojnë mosbesimin e tyre, atyre kurrë nuk do t'u pranohet pendimi (sepse ata pendohen vetëm me gjuhë dhe jo nga zemra e tyre). Dhe të humbur janë ata.
91. Vërtet, ata që mohuan dhe vdiqën duke qenë mosbesimtarë, nuk do t'i pranohet asnjërit prej tyre edhe sikur të falnin ar sa faqja e dheut për t'u liruar. Ata janë të cilët do të kenë ndëshkim të dhimbshëm dhe nuk do të kenë asnjë ndihmues.

## Pjesa 4

92. Në asnjë mënyrë nuk do të arrini Birr-in (përkushtimin ndaj Allahut dhe Shpërblimin e Tij), pa shpenzuar (në Çështjen e Allahut) nga gjërat më të shtrenjta që keni dhe çfarëdo të mirë që të shpenzoni, Allahu për të është i Gjithëditur.
93. Të gjitha llojet e ushqimeve ishin të ligjshme për Bijtë e Israilit, përveç çfarë vetë Israili (Jakubi) bëri të paligjshme për veten e tij para se të shpallej Teurati. Thuaj (O Muhammed): "Sillni këtu Teuratin dhe lexoni atë, nëse jeni të drejtë."
94. Pas kësaj, kushdo që trillon gënjeshtër ndaj Allahut, atëherë të tillët vërtet do të jenë Dhalimunë (mosbesimtarë, keqbërës).
95. Thuaj: "Allahu ka thënë të vërtetën. Ndiqni pra fenë e Ibrahimit, Hanifan (Besimin e vërtetë të pastër Islam në Një Zot të Vetëm, Allahun) dhe ai nuk ishte Mushrik (idhujtar, politeist, pagan, mohues i Njësisë së Allahut)."
96. Me të vërtetë që, Shtëpia e parë (për adhurim e lutje) e caktuar për njerëzimin ishte ajo në Bekkah (Meke), gjithë bekime e mirësi dhe udhëzuese për gjithë Alemin (njerëzimin e xhindet).
97. Në të ka shenja të qarta, (si për shembull:) Mekami i Ibrahimit (vendqëndrimi i Ibrahimit); kushdo që hyn në të (Ka'abë) fiton sigurinë. Dhe Haxhi (Udhëtimi për të vizituar Ka'abën) është një detyrë që njerëzit i detyrohen Allahut për ta kryer, ata të cilët munden të përballojnë shpenzimet. Dhe kushdo që nuk beson (mohon Haxhin si shtyllë të Islamit), atëherë Allahu është më i Pasuri, nuk ka nevojë për askënd në Alemin (ndër njerëz, ndër xhinde, ose në mbarë gjithësinë. Ai është Krijuesi i saj).
98. Thuaj (O Muhammed): "O ithtarë të Librave të Parë! Përse nuk i pranoni Ajetet e Allahut ndërkohë që Allahu është Dëshmues për gjithçka që ju vepronі?"
99. Thuaj: "O ithtarë të Librave të Parë! Përse i pengoni nga Rruga e Allahut ata që kanë besuar duke kërkuar ta paraqitni atë (Rrugën e Allahut) të shtrembër, ndërkohë që ju vetë jeni dëshmitarë (të Muhammedit a.s. si i Dërguar i Allahut dhe përçues i Islamit)? Dhe Allahu nuk është i pavetëdijshëm për çfarë ju vepronі."
100. O ju që keni besuar! Nëse ju i besoni një grupi prej atyre të cilëve u janë zbritur Librat e Parë (jehudive apo të krishterëve), padyshim që ata do t'ju kthenin në mohues pasi jeni bërë besimatrë (të vërtetë).
101. Dhe si do të mohoni, ndërkohë që juve ju janë lexuar Ajetet (Vargjet) e Allahut dhe mes jush është i Dërguari i Tij (Muhammedi a.s.)? Dhe kushdo që mbahet fort pas Allahut (ndjek Fenë e Tij, Islamin), atëherë me të vërtetë që ai është drejtuar në Rrugën e Drejtë.
102. O ju që keni besuar! Kini frikë Allahun ashtu siç duhet pasur frikë Ai dhe mos vdisni ndryshe veçse duke qenë muslimanë (besimdrejtë e plotësisht të nënshtruar ndaj Allahut).
103. Dhe mbahuni fort, të gjithë ju së bashku pas Litarit të Allahut (Kur'anit) dhe mos u përçani e mbani në mendje Përkujtimin e Allahut përmbi ju, pasi ju ishit armiq mes njëri-tjetrit, por Ai bëri bashkimin mes zemrave tuaja, kështu që me Mirësinë e Tij ju u bëtë vëllezër (në Besimin Islam); dhe ishit në buzë të greminës së Zjarrit, ndërsa Ai ju shpëtoi prej tij. Kësisoj Allahu jua bën të qarta Ajetet (provat, treguesit, shpalljet), që të mund të drejtoheni.
104. Le të dalë nga ju një grup njerëzish të përkushtuar që të ftojnë njerëzit te mirësia, të urdhërojnë El-Ma'ruf (të njohurën, Islamin dhe gjithë ç'përmban ai) dhe të ndalojnë El-Munker (mosbesimn, mohimin, besimin në shumë perëndi). Dhe me këta (njerëz) janë ata që janë të fituarit.
105. Dhe mos u bëni si ata të cilët u përçanë dhe u ndanë mes tyre pasi u patën ardhur prova të qarta. Dhe mu për këta do të ketë ndëshkim të madh.
106. Në Ditën (e Ringjalljes) kur disa fytyra do të zbardhen e kur disa fytyra do të nxihen; e sa për ata që do të nxihen (do t'u thuhet atyre): "A e flakët tej Besimin pasi e patët pranuar atë? Atëherë shijoni dënimin (në Zjarr) për braktisjen e Besimit (që patët)."
107. Ndërsa për ata që do t'u zbardhet fytyra, ata do të jenë në Mëshirën e Allahut (në Xhennete) dhe aty do të banojnë përgjithmonë.
108. Këto janë Vargjet e Allahut: Ne t'i lexojmë ato ty (O Muhammad) me të vërtetën, e Allahu nuk i dëshiron aspak padrejtësi Alemit (Krijimit të Tij, njerëzve dhe xhindeve).

109. Dhe të Allahut janë gjithë ç'ka në qiej dhe gjithë ç'ka në tokë dhe të gjitha çështjet i kthehen përsëri (për gjykim) Allahut.
110. Ju (besimtarë të vërtetë të Islamit dhe ndjekës të vërtetë të rrugës së Muhammedit a.s.) jeni njerëzit më të mirë të të gjitha kohëve të njerëzimit: Ju urdhëroni Ma'rufin (të njohurën, Islamin dhe gjithë çfarë përmban ai) dhe ndaloni Munkerin (mosbesimin, mohimin, besimin në shumë perëndi e tjer dhe gjithë çfarë ndalon Islami), dhe vërtet ju besoni në Allahun. Sikur të kishin besuar ithtarët e Librave të Parë, do të kishte qenë më mirë për ta; nga mesi i tyre ka disa që kanë besim, por shumica e tyre janë Fasikunë (të pabindur ndaj Allahut).
111. Ata nuk do t'ju dëmtojnë juve aspak, përveç një shqetësimi të parëndësishëm. Edhe nëse luftojnë kundër jush, ata do t'ju kthejnë shpinën dhe nuk do të kenë asnjë ndihmë.
112. Mbi ta është poshtërimi kudo që të jenë, përveç kur janë nën mbrojtje të Allahut ose nga njerëzit. Ata kanë tërhequr mbi veten e tyre Zemërimin e Allahut dhe mbi ta është vetëm shkatërrimi. Kjo ngaqë ata gjithnjë mohuan Ajetet e Allahut dhe vranë Pejgamberët padrejtësisht. Kjo ngaqë ata nuk iu bindën Allahut dhe gjithnjë tejkaluan kufijtë (në mosbindje ndaj Allahut, në krime e mëkate).
113. Ata nuk janë të gjithë njësoj: ka prej tyre nga popujt e Librave të Parë që janë për të drejtën, ata lexojnë Vargjet e Allahut gjatë orëve të natës dhe bien në sexhde (në falje e adhurim ndaj Allahut).
114. Ata besojnë në Allahun dhe në Ditën e Fundit; ata urdhërojnë Ma'rufin (Islamin dhe ndjekin Muhammedin a.s si i Dërguar i Allahut) dhe ndalojnë Munkerin (mosbesimin, mohimin dhe luftimin e Islamit) dhe shpejtojnë në të gjitha punët e mira dhe vërtet këta janë prej të drejtëve.
115. Dhe çfarëdo mirësie që ata të bëjnë, asgjë nuk do t'u mohohet. Dhe Allahu është i Gjithëditur për El-Muttekunët (të përkushtuarit në Besimin e Pastër Islam).
116. Sigurisht, atyre që mohojnë Besimin (Islamin dhe ligjet e tij), as pasuritë e tyre, as fëmijët e tyre nuk do t'u vlejnë aspak përkundër Allahut. Ata janë banorët e Zjarrit dhe ata atje do të banojnë. (Tefsir At-Tabari).
117. Ngjasimi i asaj çfarë ata shpenzojnë në këtë botë është tamam si ajo era që është shumë e ftohtë: ajo goditi të korrat e atij populli që i bëri padrejtësi vetes së tij dhe i shkatërroi ato. Atyre nuk u bëri padrejtësi Allahu, por vetë ata i bënë padrejtësi vetvetes së tyre.
118. O ju që keni besuar! Mos i merrni për Bitanah (ndihmues, këshillues, mbrojtës, shokë, miq etj) ata që janë jashtë fesë suaj, mbasi ata nuk do të lënë gjë pa bërë për t'ju prishur ju. Ata duan t'ju shkatërrojnë juve egërsisht. Urrejtja tashmë është dukur të dalë qartë nga goja e tyre, por ajo çfarë fshehin gjokset e tyre është akoma më e tmerrshme. Në të vërtetë, Ne i kemi bërë të qarta për ju Ajetet (shenjat, provat,treguesit), nëse jeni që kuptoni.
119. Hapni sytë! Ju jeni që i doni ata, por ata nuk ju duan. Ju i besoni të gjithë Librat e Parë (Teuratin, Inxhilin, etj, ndërsa ata mohojnë Librin tuaj, Kur'anin). Dhe kur ju takojnë, ju thonë: "Ne besojmë", por kur janë vetëm, ata hanë thonjtë nga inati për ju. Thuaj: "Shkatërrohuni në tërbimin tuaj. Sigurisht Allahu është i Gjithëditur për (çfarë fshihet në) gjokset tuaj."
120. Në qoftë se juve ju bien të mira, kjo i pikëllon ata, por nëse ju zë ndonjë e keqe, ata gëzohen për të. Por nëse ju qëndroni të duruar dhe bëheni Muttekinë (të përkushtuar ndaj Allahut), as dëmi më i vogël nuk do t'ju vijë nga dinakëria e tyre. Sigurisht, Allahu është Rrethues për gjithçka që ata bëjnë.
121. Dhe (kujto) kur ti (Muhammed) le shtëpinë tënde në mëngjes për të vendosur besimtarët në vendet e tyre për luftë (në Uhud). Dhe Allahu është Gjithëdëgjuesi, i Gjithëdituri.
122. Kur dy parti prej jush pothuaj e humbën kurajën, por Allahu ishte Valiu (Mbrojtësi dhe Siguruesi) i tyre. Dhe vetëm në Allahun duhet t'i varin shpresat e tyre besimtarët.
123. Dhe më parë Allahu ju nxori juve fitimtarë në Bedër, kur ju ishit një forcë e vogël dhe e dobët. Kështu që kijeni frikë Allahun që të jeni me të vërtetë falënderues.
124. (Përkujto) kur ti (O Muhammed) u tha besimtarëve: "A nuk është mjaft për ju, që Zoti juaj t'ju ndihmojë juve duke ju zbritur tre mijë melekë?
125. Sigurisht, nëse qëndroni me durim dhe me përkushtim, edhe nëse armiku vërshon e sulet mbi ju, Zoti juaj do t'ju ndihmojë me pesë mijë melekë me shenja të qarta që t'i dalloni."
126. Allahu e bëri këtë vetëm e vetëm si mesazh përgëzues për ju dhe si qetësues për zemrat tuaja. Dhe nuk ka asnjë fitore vetëm se nga Allahu, i Gjithëfuqishmi, më i Urti Gjithëgjykues.
127. (U ndihmoi) që Ai të veçojë (e të ndajë) një pjesë të atyre që nuk besojnë, apo që t'i poshtërojë me turp që kështu të tërhiqen të shkatërruar.

128. Vendimi nuk është i yti (O Muhammed por i Allahut) nëse Ai kthehet me mëshirë ndaj tyre (dhe i fal) apo i ndëshkon, pasi ata në të vërtetë janë Dhalimunë (keqbërës, mohues e jobesimtarë).
129. Dhe të Allahut janë gjithë ç'ka në qiej dhe gjithë ç'ka në tokë. Ai ia fal atij që Ai do dhe ndëshkon atë që Ai do. Dhe Allahu është gjithnjë Falës i Madh, Mëshirëplotë.
130. O ju që keni besuar! Mos e hani Riba-në (kamatë, fajde) të dyfishuar, a të shumëfishuar, por kini frikë Allahun që të mund të jeni të fituar.
131. Dhe kini frikë Zjarrin i cili është i përgatitur për mohuesit.
132. Dhe bindjuni Allahut dhe të Dërguarit (Muhammedit a.s.) që të mund të mëshiroheni.
133. Dhe nxitoni në rrugën e faljes nga Zoti juaj dhe drejt Xhennetit të gjërë sa hapësira e qiejve dhe e tokës, i përgatitur për Muttekunët (të përkushtuarit në Besimin e Pastër Islam).
134. Ata që shpenzojnë (për Çështjen e Allahut) në kohë begatie e fatkeqësie; ata të cilët e përmbajnë zemërimin dhe ata të cilët e falin njëri-tjetrin; vërtet Allahu i do shumë Muhsinunët (mirëpunuesit në rrugë të Allahut).
135. Dhe ata të cilët kur kanë bërë Fahishah (shkelje të kurorës apo marrëdhënie imorale – zina) apo që e kanë njollosur veten me gjynah, e kujtojnë Allahun dhe kërkojnë falje për gjynahet e tyre - dhe kush mund t'i falë gjynahet përveç Allahut? - dhe nuk vazhdojnë në gabimin që kanë bërë, kur e dinë atë.
136. Për të tillët shpërblimi është Falja nga Zoti i tyre dhe Kopshte me lumenj që rrjedhin poshtë tyre për të banuar ndër to përgjithmonë. Sa i shkëlqyer është ky shpërblim për punuesit (e veprave të mira e të drejta sipas Urdhrave të Allahut).
137. Mjaft shembuj të ngjajshëm patën përballë kombet që kanë kaluar përpara jush (siç keni përballuar edhe ju në betejën e Uhudit). Udhëtoni pra nëpër botë dhe shihni fundin e atyre që mohuan.
138. Ky (Kur'an) është fjalë e qartë për njerëzimin, udhëheqje dhe këshillë për Muttekinët (të përkushtuarit në Besimin e Pastër Islam).
139. Kështu pra, as mos u ligështoni (kundër armikut tuaj), as mos u dëshpëroni dhe do të jeni fitimtarë, në qoftë se me të vërtetë jeni besimtarë.
140. Nëse ju prek ndonjë plagë (dhe fatkeqësi), të jeni të sigurt se e njëjta plagë (dhe fatkeqësi) ka prekur edhe të tjerët. Kështu janë edhe ditët (të mira dhe jo aq të mira), të cilat Ne ua çojmë njerëzve me radhë, që Allahu të mund t'i provojë ata që besojnë dhe që Ai të mund të marrë martirë nga mesi juaj. Dhe Allahu nuk i do Dhalimunët (mohuesit, keqbërësit, mosbesimtarët).
141. Dhe që Allahu të mund t'i pastrojë besimtarët (nga gjynahet) dhe t'i shkatërrojë mosbesimtarët.
142. A mos mendoni se do të hyni në Xhennet, para se Allahu t'i sprovojë ata të cilët luftuan nga mesi juaj (për Çështjen e Allahut) si edhe t'i sprovojë ata që janë të durueshëm?
143. Ju ishit ata që dëshironit vdekjen (për të rënë Shehidë) para se të ballafaqoheshit me të. Tash ju e keni parë qartë atë me sytë tuaj.
144. Muhammedi nuk është tjetër veçse i Dërguar. Tashmë shumë të Dërguar kanë kaluar para tij. Në qoftë se ai vdes ose vritet, atëherë a do të ktheheshit menjëherë prapa (si mosbesimtarë)? Dhe ai që kthehet përsëri prapa, as dëmin më të vogël nuk i shkakton Allahut. Dhe Allahu do t'i shpërblejë falënderuesit.
145. Dhe askush nuk mund të vdesë vetëm se me Lejen e Allahut dhe për një kohë të përcaktuar. Dhe kushdo që dëshiron shpërblim në këtë botë, Ne do t'i japim atij çfarë të dojë nga ajo dhe kushdo që dëshiron shpërblim në Botën e Pastajme, Ne do t'i japim atij nga ajo. Dhe Ne do t'i shpërblejmë falënderuesit.
146. Dhe shumë nga Pejgamberët luftuan (për Çështjen e Allahut) dhe bashkë me ta luftuan edhe grupe të mëdha njerëzish të ditur e fetarë, por ata kurrë nuk e humbën kurajën për çka pësuan në Rrugën e Allahut dhe as nuk u dobësuan, dhe as nuk e poshtëruan veten. Dhe Allahun i don durimtarët.
147. Dhe ata nuk thanë gjë tjetër vetëm: "Zoti ynë! Na i fal gjynahet tona dhe tejkalimet në punët tona, dhe bëna këmbëngulës e të vendosur (në luftë), dhe na ndihmo e na jep fitore mbi popullin mosbesimtar."
148. Kështu Allahu ua dha atyre shpërblimin e kësaj bote dhe sihariqin e shkëlqyer për Jetën e Pastajme. Dhe Allahu i do shumë Muhsinunët (mirëpunuesit në Rrugë të Allahut).
149. O ju që keni besuar! Në qoftë se ju u bindeni atyre që nuk besojnë, ata shpejt do t'ju kthejnë prapa dhe po u kthyet prapa (nga besimi në mohim), do të ktheheni veçse si të humbur.

150. Por Allahu është Maula (Zoti, Mbrojtësi, Ndihmuesi, Mbështetësi) juaj dhe Ai është Ndihmësi më i Mirë.
151. Ne do t'i mbushim me tmerr zemrat e atyre që nuk besojnë, sepse ata i vunë shok në adhurim Allahut, gjë për të cilën Ai nuk ka sjellë asnjë provë dhe dëshmi mbështetëse. Vendbanimi i tyre do të jetë Zjarri dhe sa i keq është banimi i Dhalimunëve (keqbërësve, mohuesve, mosbesimtarëve)!
152. Dhe në të vërtetë Allahu e përmbushi Premtimin e Tij, kur ju po i asgjësonit ata (armiqtë tuaj) me Lejimin dhe Vullnetin e Tij, deri sa erdhi çasti që humbët durimin dhe filluat të haheni me njëri-tjetrin për rregullin, pastaj nuk e zbatuat atë, pasi Ai ju tregoi juve (plaçkën e luftës) atë që ju e donit. Nga mesi juaj ka disa që dëshirojnë këtë botë dhe disa që dëshirojnë Botën e Pastajme. Pastaj, Ai bëri që ju t'ia mbathni këmbëve prej tyre (armiqve tuaj), me qëllim që Ai të mund t'ju provonte ju. Por tashmë Ai sigurisht që ju fali dhe Allahu është Zotërues e Dhurues i mirësive të mëdha për besimtarët.
153. Dhe (përkujtoni) kur ju ikët (të tmerruar), madje pa i hedhur as edhe një shikim njëri-tjetrit dhe i Dërguari ishte mbrapa jush duke ju thirrur që të ktheheni. Atje vërtet Allahu ju dha juve brengë pas brenge duke ju shpërblyer me të mësuarit që të mos hidhëroheni për ato gjëra që ju kanë ikur dhe as për atë çfarë ju ka goditur. Dhe Allahu është i Mirënjohur për gjithçka që ju bëni.
154. Pastaj pas brengës, Ai zbriti për ju sigurinë. Një pjesë prej jush e kaploi gjumi, ndërsa një pjesë tjetër po mendonin për veten e tyre (se si të shpëtonin kokën e tyre duke mos përfillur të tjerët dhe Pejgamberin e tyre) dhe menduan keq edhe për Allahun - mendim padituríe. Ata thanë: "A kemi ne ndonjë pjesë në këtë çështje?" Thuaj (O Muhammed): "Në të vërtetë çështja i takon plotësisht Allahut." Ata fshehin në veten e tyre çfarë ata nuk guxojnë të ta shprehin ty, duke thënë: "Në qoftë se ne do të kishim ndonjë lidhje me këtë çështje, atëherë askush prej nesh nuk do të ishte vrarë këtu." Thuaju: "Edhe sikur ju të kishit ndenjur në shtëpitë tuaja, ata për të cilët ishte përcaktuar vdekja, padyshim që do të ishin drejtuar vetë për te vendi i caktuar për vdekjen e tyre", por (kjo) vetëm që Allahu të mund të provonte çfarë ka në gjokset tuaj dhe që të dëlirte atë që kishit ju në zemra. Dhe Allahu është i Gjithëditur për (çfarë keni në) gjokset tuaj.
155. Ata prej jush që u kthyen prapa ditën kur u takuan dy ushtritë (beteja e Uhudit), ishte shejtani që i bëri ata të rrëshqisnin (dhe të braktisin fushën e luftës) për shkak të disa gjynaheve të bëra. Dhe tashmë vërtet që Allahu i ka falur ata. Vërtet Allahu është gjithnjë Falës i Madh, tepër Durimtar.
156. O ju që keni besuar! Mos u bëni si ata (hipokritët) që mohuan dhe u thanë vëllezërve të tyre, kur këta udhëtojnë nëpër botë, apo kur dalin për të luftuar: "Sikur ata të kishin qëndruar me ne, ata nuk do të kishin vdekur ose nuk do të ishin vrarë", që Allahu ta bënte këtë shkak për keqardhje në zemrat e tyre. Është vetëm Allahu që jep jetë dhe sjell vdekje. Dhe Allahu është Gjithëvëzhgues për çdo gjë që ju bëni.
157. Dhe nëse vriteni ose vdisni në Rrugë të Allahut, Falja dhe Mëshira nga Allahu janë shumë më të vlefshme se gjithçka që ata grumbullojnë (nga pasuria e kësaj bote).
158. Dhe nëse ju vdisni ose vriteni, tek Allahu të gjithë do të grumbulloheni.
159. Dhe nga Mëshira e Allahut (ti Muhammed) u solle butë me ta. Po të ishe i rreptë e me zemër të ashpër, ata do të kishin hequr dorë prej teje, kështu që mos i vë re (gabimet e tyre), kërko Falje për ta (nga Allahu) dhe këshillohu me ta në të gjitha çështjet. Pastaj kur të kesh marrë vendim, besoja atë Allahut, sepse padyshim që Allahu i do ata që i mbështesin shpresat vetëm tek Ai.
160. Në qoftë se Allahu ju ndihmon, askush nuk mund t'ju mposhtë. E në qoftë se Ai ju braktisë ju, a ka ndonjë që mund t'ju ndihmojë përveç Atij? Dhe vetëm tek Allahu le të mbështeten pra besimtarët.
161. Nuk është vepër e asnjë Pejgamberi që të marrë fshehtas e pa meritë nga plaçka e luftës. Dhe kushdo që i mashtron shokët e tij për plaçkën e luftës, do ta nxjerrë në Ditën e Ringjalljes çfarë ka marrë. Atëherë çdo njeri do të paguhet plotësisht për çfarë ai ka fituar - dhe atyre nuk do t'u bëhet asnjë padrejtësi.
162. A është atëherë i njëjtë ai që iu bind Allahut dhe kërkoi Kënaqësinë më të mirë të Tij (duke mos marrë në mënyrë të paligjshme nga plaçka e luftës), njësoj si ai që tërheq mbi vete Zemërimin e Allahut? Vendbanimi i tij është Xhehenemi dhe vërtet, sa i keq është një fund i tillë!
163. Ata janë në shkallë të ndryshme pranë Allahut dhe Allahu është Gjithëvëzhgues për çdo gjë që ata bëjnë.

164. Vërtet Allahu derdhi mbi besimtarët mirësi të madhe kur Ai çoi ndër ta një të Dërguar (Muhamedin a.s.) nga mesi i tyre, duke iu lexuar atyre Vargjet e Tij (Kur'anin), duke i pastruar ata (nga gjynahet e tyre) dhe duke u këshilluar atyre Librin dhe Hikmetin (urtësinë dhe Sunnetin e Pejgamberit a.s., rrugën e tij të zbatimit në jetë të rregullave të Islamit, fjalët, veprimet e faljes etj), edhe pse para kësaj ata kanë qenë në gabim të qartë.
165. (Si është puna me ju?) Kur ju godet një fatkeqësi e vetme, megjithëse i shpartalluat (armiqtë tuaj) dy herë më shumë, përsëri thoni: "Nga na erdhi neve kjo!?" Thuaju: "Është nga vetë ju (për shkak të veprave tuaja të ulëta)." Vërtet Allahu është i Zoti për të bërë çdo gjë.
166. Ajo që ju goditi juve ditën e ballafaqimit të dy ushtrive (në Uhud), ishte me Lejen dhe Vullnetin e Allahut, me qëllim që Ai të mund të provonte besimtarët.
167. Dhe që Ai të mund t'i provonte edhe hipokritët, iu tha atyre: "Ejani dhe luftoni në Rrugën e Allahut ose (të paktën) mbroni veten tuaj." Ata thanë: "Po ta kishim ditur se do të zhvillohej luftë, ne padyshim që do të vinim pas jush." Atë ditë ata ishin më afër mohimit se sa Besimit, duke thënë me gojën e tyre çfarë nuk ishte në të vërtetë në zemrat e tyre. Dhe Allahu ka dije të plotë për gjithçka që ata fshehin.
168. (Këta janë) ata të cilët thanë për vëllezërit e tyre të vrarë, në kohën kur ata vetë qëndruan (në shtëpitë e tyre): "Sikur të na kishin dëgjuar ne, ata nuk do të ishin vrarë." Thuaju: "Largoni vdekjen nga vetja juaj, në qoftë se flisni të vërtetën."
169. Mos mendoni për ata që janë vrarë në Rrugë të Allahut se kanë vdekur. (Jo!) Përkundrazi, janë të gjallë me Zotin e tyre dhe atje u shërbehet.
170. Ata gëzohen në ato mirësi që u ka derdhur Allahu nga Begatitë e Tij të pafund, duke u gëzuar për hir të atyre që akoma nuk janë bashkuar me ta, por janë akoma (e nuk kanë rënë Shehidë - martirë), se për ta nuk do të ketë aspak frikë e as nuk do të pikëllohen.
171. Ata gëzohen në Mirësitë dhe Begatitë e Allahut dhe nuk ka dyshim se Allahu nuk ua humb shpërblimin besimtarëve.
172. Ata që iu përgjigjën Allahut dhe të Dërguarit të Tij pasi qenë plagosur, për ata prej atyre të cilët bënë vepra të mira dhe iu frikësuan Allahut, do të ketë shpërblim të madh.
173. Ata (besimtarë) të cilëve njerëzit (hipokritë) u thanë: "Vërtet, populli (pagan) ka grumbulluar kundër jush (një ushtri të madhe), kështu që frikësojuni atyre", kjo në të vërtetë vetëm u shtoi Besimin dhe thanë: "Allahu Vetëm na mjafton neve dhe për ne Ai është Rregulluesi më i Mirë i punëve."
174. Kështu që ata u kthyen me Mirësi dhe Begati nga Allahu. Asnjë e keqe nuk i preku dhe ndoqën Kënaqësinë e Allahut dhe Allahu është Zotëruesi dhe Dhuruesi i Mirësive të pafund.
175. Vetëm Shejtani jua shtie në mendje frikën e Eulijave të tij (të shokëve, pasuesve të tij si mosbesimtarët, paganët, mohuesit etj), kështu që mos iu frikësoni atyre aspak, por m'u frikësoni vetëm Mua, nëse jeni besimtarë të vërtetë.
176. Dhe ty (O Muhammed), le të mos pikëllojnë ata të cilët nxitojnë në mohim. Vërtet as dëmin më të vogël nuk do t'i shkaktojnë Allahut. Është Dëshira e Allahut për të mos u dhënë atyre asnjë pjesë në Botën e Përtejme dhe për ta do të ketë ndëshkim të madh.
177. Vërtet, ata që blenë mosbesimin me çmimin e Besimit, nuk do t'i shkaktojnë as dëmin më të vogël Allahut dhe për ta do të ketë ndëshkim të dhimbshëm.
178. Dhe le të mos mendojnë mosbesimtarët, se shtyrja e afatit nga ana Jonë për dënimin e tyre është gjë e mirë për ta. Ne e shtyjmë afatin e ndëshkimit vetëm e vetëm që atyre t'u shtohet barra e mëkateve. Dhe për ta do të ketë ndëshkim poshtërues.
179. Allahu nuk do t'i lërë besimtarët në këtë gjendje që janë tash, por derisa Ai të veçojë të ligën nga e mira dhe as nuk do t'ju zbulojë juve sekretet e Gajbit (e të fshehtës), por Allahu zgjedh nga të Dërguarit e Tij atë që Ai dëshiron. Besoni pra në Allahun dhe në të Dërguarit e Tij. Dhe në qoftë se besoni dhe e keni frikë Allahun, atëherë për ju do të ketë shpërblim të madh.
180. Dhe le të mos mendojnë ata të cilët me zili mbajnë dhe nuk japin nga ato gjëra që u ka dhuruar Allahu nga Begatitë e Tij, se kjo është mirë për ta (dhe në këtë mënyrë ata nuk paguajnë detyrimin e Zekatit). Përkundrazi, do të jetë akoma më keq për ta; gjërat që ata nga zilia nuk i jepnin, do t'u mbështillen në qafë në Ditën e Ringjalljes. Dhe Allahut i përket trashëgimia e qiejve dhe e tokës dhe Allahu është i Mirënjohur për gjithçka që ju veproni.
181. Nuk ka dyshim se Allahu ka dëgjuar fjalën e atyre (jehudive) të cilët thanë: "Vërtet Allahu është i varfër e ne jemi të pasur!" Ne do ta regjistrojmë atë çfarë thanë ata si edhe vrasjen padrejtësisht prej tyre të Pejgamberëve, dhe Ne do t'u themi atyre: "Vuani mundimin e djegies (së Zjarrit)."

182. Kjo për shkak (të të këqiave) që i kanë dërguar duart tuaja para jush. Dhe padyshim, Allahu kurrë nuk është i padrejtë ndaj robëve të Tij.
183. Ata (jehuditë) thanë: "Allahu na ka porositur që të mos besojmë në asnjë të Dërguar derisa ai i Dërguari të na sjellë neve një kurban të cilin do ta përpijë zjarri nga qielli." Thuaju: "Në të vërtetë erdhën tek ju të Dërguar para meje me prova të qarta, bile edhe me atë provë për të cilën ju po flisni. Përse atëherë i vratë ata? (Përgjigjuni) nëse jeni të drejtë."
184. Atëherë në qoftë se të përgënjeshtrojnë ty (O Muhammed), po kështu u mohuan edhe të Dërguarit e tjerë para teje, të cilët erdhën me Bejjinat (me tregues e prova të qarta të shkoqitura plotësisht) dhe me Zeburin dhe me Librin Ndriçues.
185. Gjithsecili do ta shijojë vdekjen dhe vetëm në Ditën e Ringjalljes do t'ju paguhet plotësisht shpërblimi juaj. Dhe kushdo që do të largohet prej Zjarrit dhe do të futet në Xhennet, vërtet ai ka fituar. Jeta e kësaj bote është vetëm një kënaqësi mashtruese.
186. Ju padyshim që do të mundoheni dhe do të provoheni në pasuri dhe në veten tuaj dhe vërtet që do të dëgjoni shumë gjëra të cilat do t'ju pikëllojnë prej atyre popujve të cilët morën Librat e Parë para jush (jehudive dhe të krishterëve) dhe prej atyre që i vënë shok Allahut në adhurim, por në qoftë se këmbëngulni në durimin tuaj dhe bëheni Muttekinë (të përkushtuar në Besimin e Pastër Islam), atëherë padyshim që ky do të jetë një tregues përcaktues për të gjitha çështjet më të mëdha vendimtare.
187. (Dhe përkujtoni) kur Allahu mori besë nga ata të cilëve iu dhanë Librat e Parë, për ta bërë të njohur e të qartë lajmin (e ardhjes së Muhammedit a.s.) dhe të mos e fshihnin atë, por ata e hodhën atë tej pas shpine dhe bënë tregti me të për një fitim të mjerë! Dhe vërtet më e keqja është ajo që ata blenë!
188. Mos mendo se janë të shpëtuar nga ndëshkimi ata që kënaqen e gëzohen për atë që e kanë bërë dhe dëshirojnë të jenë të lavdëruar për atë që nuk e bënë, pra mos llogarit shpëtim për ta. Ata do të kenë ndëshkim të dhimbshëm.
189. Dhe Allahut i takon mbizotërimi dhe mbisundimi i qiejve dhe i tokës dhe Allahu është i Zoti përmbi gjithçka, i Zoti për të bërë çdo gjë.
190. Vërtet në krijimin e qiejve dhe të tokës dhe në këmbimin e ndërsjellë të ditës dhe të natës, ka padyshim tregues për ata që kanë mend.
191. Ata që e përkujtojnë Allahun në këmbë, të ulur, e të mbështetur dhe që mendojnë thellë për krijimin e qiejve dhe të tokës (duke thënë): "Zoti ynë! Ti nuk e ke krijuar gjithë këtë kot (pa qëllim). Lavdi të qoftë Ty! Na ruaj pra prej ndëshkimit të Zjarrit!
192. Zoti ynë! Vërtet ata të cilët Ti i fut në Zjarr, padyshim që i ke poshtëruar ata. Dhe për Dhalimunët (mohuesit, keqbërësit) nuk do të ketë ndihmues.
193. Zoti ynë! Vërtet ne e kemi dëgjuar thirrjen e një ftuesi (Muhammedin a.s.) që thërret në Besim: 'Besoni në Zotin tuaj' - dhe ne kemi besuar. Zoti ynë! Na i fal neve gjynahet tona, edhe na i hiq nga barra jonë veprat tona të ulëta dhe na bëj që të mund të vdesim duke qenë në të drejtën së bashku me ata që janë Ebrarë (Besimtarët e vërtetë, të drejtë e të përkushtuar në Besimin e Pastër Islam në Një Zot të Vetëm).
194. Zoti ynë! Na siguro çfarë Ti na premtove me anë të Dërguarve të Tu dhe mos na pikëllo Ditën e Ringjalljes. Vërtet Ti kurrë nuk e then Premtimin."
195. Në këtë mënyrë Zoti i tyre e pranoi prej tyre (duanë e tyre dhe iu përgjigj atyre): "Unë kurrë nuk do të lejoj që të humbasë vepra e kujtdo prej jush, mashkull qoftë apo femër. Ju jeni (pjestarë të barabartë) prej njëri-tjetrit. Kështu pra, ata të cilët e lanë vendin e tyre dhe që u dëbuan prej shtëpive të tyre dhe që vuajtën për Çështjen Time dhe që luftuan dhe që u vranë (për Çështjen Time), padyshim që Unë do t'ua heq nga barra veprat e tyre të këqia dhe do t'i pranoj ata ndër Kopshte të Begatë poshtë të cilëve rrjedhin lumenj: shpërblim nga Allahu dhe tek Allahu është më i miri shpërblim."
196. Dhe le të mos ju mashtrojë dora e lirë dhe bollëku i jobesimtarëve kudo në tokë.
197. (Ajo është) një kënaqësi kalimtare dhe e shpejtë; pastaj vendbanimi i tyre i fundit është Xhehenemi. Dhe vërtet më i keqi vend është banimi i tyre.
198. Por për ata të cilët e kanë frikë Zotin e tyre, janë Kopshtet e Begatë të Xhennetit poshtë të cilëve rrjedhin lumenj. Aty ata do të banojnë përgjithmonë: një kënaqësi e dhuruar nga Allahu dhe ajo që është prej Allahut është më e mira për Ebrarët (besimtarët e vërtetë, të drejtë e të përkushtuar në Besimin e Pastër Islam në Një Zot të Vetëm).
199. Dhe vërtet ka edhe nga popujt e Librave të Parë (jehudi e të krishterë) prej atyre të cilët besojnë në Allahun dhe në atë që iu është shpallur juve dhe në atë që u është shpallur atyre më parë, duke iu nënshtruar plotësisht Allahut dhe të cilët nuk i shesin Vargjet e Allahut për

një çmim të vogël. Për këta shpërblimi është me Zotin e tyre. Vërtet, Allahu është më i Shpejti në llogari.
200. O ju që keni besuar! Duroni dhe bëhuni më të duruar (se sa armiku juaj) dhe ruani vendin tuaj duke vendosur roje ushtarake të përhershme nga vendet ku mund t'ju sulmojë armiku juaj dhe kini frikë Allahun, që të mund të jeni të fituar.

## An Nisa' – Gratë

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

1. O njerëz! Jini të bindur (dhe mbushni detyrimet) ndaj Zotit tuaj, i Cili ju krijoi ju prej një veteje (Ademit) dhe nga ajo Ai krijoi palën (bashkëshorten) e saj, dhe nga ata të dy Ai krijoi burra dhe gra të shumtë. Dhe kijeni frikë Allahun nëpërmjet të Cilit ju kërkoni të drejtat e ndërsjella, dhe mos i ndërprisni marrëdhëniet me barkun tuaj (të afërmit). Sigurisht që Allahu është kurdoherë Gjithëvëzhgues përmbi ju.
2. Dhe jetimëve jepuni pasurinë e tyre dhe mos i ndërroni mallrat tuaj të këqinj me më të mirët e tyre dhe mos ua gllabëroni pasurinë atyre duke ia shtuar atë pasurisë suaj. Padyshim që ky është një gjynah i madh.
3. Dhe në qoftë se frikësoheni se nuk mund t'i trajtoni mirë jetimet, atëherë zgjidhni gra të tjera për martesë, dy ose tri ose edhe katër, por në qoftë se keni frikë se nuk jeni në gjendje që të mbani drejtësi (me to siç e meritojnë), atëherë vetëm me një, ose me ato (robëreshat) që jua kap dora e djathtë (nën pushtetin tuaj). Kjo është më afër për t'ju ndaluar që të mos bëni padrejtësi.
4. Dhe jepuni grave (që martoheni me to) Mahrin e tyre me gjithë zemër, por në qoftë se ato nga vullneti i tyre i mirë jua falin një pjesë të tij, merreni atë dhe shijojeni atë pa frikë të ndonjë dëmi (pasi Allahu jua ka bërë ju atë të ligjshme).
5. Mendjelehtëve (të papjekurve) mos u jepni pasurinë të cilën Allahu e ka bërë mjet jetese për ju, por t'i ushqeni dhe t'i veshni ata nga kjo (pasuri) dhe t'u flisni me dashamirësi e me drejtësi.
6. Dhe përkushtohuni ndaj jetimëve (dhe i provoni ata për aftësitë e tyre) derisa të arrijnë moshën e martesës. Në qoftë se në këtë kohë shihni mendje të shëndoshë tek ata, atëherë ua dorëzoni pasurinë e tyre, por mos e shpërdoroni atë pa kufi dhe me nxitim nga frika se mos ata do të rriten; dhe kushdo që është i pasur nga kujdestarët e tyre, nuk duhet të marrë pagesë, por nëse ai është i varfër, le të mbajë për vete çfarë është e drejtë dhe e arsyeshme për të (sipas punës së tij). Dhe kur t'ua dorëzoni atyre pasurinë, merrni dëshmi në prani të tyre. Dhe Allahu është plotësisht i Mjaftueshëm për Llogaritës.
7. Ka pjesë për burrat nga ajo (pasuri) që lënë pas prindërit dhe të afërmit dhe ka pjesë për gratë nga ajo (pasuri) që lënë pas prindërit dhe të afërmit nga ajo, qoftë e pakët apo e shumtë – pjesë e ligjshme e detyruar.
8. Dhe kur të afërmit, jetimët dhe të varfrit ndodhen aty në kohën e ndarjes (së pasurisë), jepuni edhe atyre nga pasuria dhe u flisni atyre fjalë të dashura e të drejta.
9. Dhe le të kenë (kujdestarët) në mendje atë frikë e paanësi sikur të donin edhe për veten e tyre, nëse do të linin pasardhës të dobët pas tyre. Kështu le të kenë frikë Allahun dhe le të flasin drejtë.
10. Vërtet, ata që padrejtësisht rrjepin nga pasuria e jetimëve, ata vetëm zjarr gllabërojnë në barkun e tyre dhe do të digjen në Zjarrin që digjet fort.
11. Allahu ju urdhëron për sa i takon trashëgimisë së fëmijëve: një mashkulli sa dy femra; nëse ka vetëm bija, dy ose më shumë, atyre u takojnë dy të tretat e trashëgimisë; nëse ka vetëm një, asaj i takon gjysma. Për prindërit, një e gjashta e pjesës së pasurisë për secilin, nëse i ndjeri lë pas fëmijë; nëse nuk lë fëmijë dhe prindërit janë të vetmit trashëgues, atëherë nënës së tij i takon një e treta; nëse i ndjeri lë vëllezër, nënës i takon një e gjashta. (Ndarja për çdo rast bëhet) pas dhënies së amanetit që ai lë me dëshirën e tij dhe pas shlyerjes së borxheve. Ju nuk e dini kush është më afër dobisë suaj: prindërit tuaj apo fëmijët tuaj. Këto pjesë të përcaktuara janë të urdhëruara nga Allahu. Dhe Allahu është kurdoherë i Gjithëdituri, më i Urti Gjithëgjykues.
12. Nga ajo që lënë gratë tuaja, juve ju takon për pjesë gjysma në qoftë se ato nuk kanë fëmijë, por në qoftë se lënë një fëmijë, ju takon një e katërta e asaj që mbetet pas dhënies së amanetit që ato lënë me dëshirën e tyre, ose pas shlyerjes së borxheve. Nga ajo që lini ju, pjesa e atyre (grave tuaja) është një e katërta, nëse nuk lini pas fëmijë, por nëse lini një fëmijë, atëherë atyre u takon një e teta e asaj që mbetet pas dhënies së amanetit që ju lini me

dëshirën tuaj ose pas shlyerjes së borxheve. Në qoftë se burri ose gruaja të cilit i diskutohej trashëgimia nuk lë pas as paraardhës (p.sh. prindërit) dhe as pasardhës, por ka vëlla ose motër, secili prej tyre (vëllai ose motra) merr një të gjashtën, por nëse lë më shumë se dy, atëherë ata ndajnë një të tretën, pas dhënies së amanetit të lënë me dëshirën e tij (apo të saj), ose pas shlyerjes së borxheve, kështu që në këtë mënyrë nuk i shkaktohet askujt humbje. Ky është Urdhër i Lartë, Amanet nga Allahu. Dhe Allahu është i Gjithëditur, më Durimtari.
13. Këta janë kufijtë (e vendosur ose detyrimet e trashëgimisë të urdhëruara) nga Allahu dhe kushdo që i bindet Allahut dhe të Dërguarit të Tij (Muhammedit a.s.) do të pranohet në Kopshtet e Xhennetit nën të cilin rrjedhin lumenj për të banuar atje dhe ky është ngadhënjimi madhështor.
14. Dhe kushdo që nuk i bindet Allahut dhe të Dërguarit të Tij dhe i kalon kufijtë e Tij, (atëherë) Ai do ta flakë atë në Zjarr për të banuar atje dhe për të do të ketë ndëshkim poshtërues.
15. Dhe për ato nga gratë tuaja që kryejnë marrëdhënie të paligjshme imorale jashtë martese (Zina), merrni dëshmi nga katër dëshmitarë nga mesi juaj përkundër atyre (grave) dhe nëse ata dëshmojnë, atëherë mbyllini ato në shtëpi derisa t'u vijë vdekja ose derisa Allahu t'ju urdhërojë për to ndonjë veprim tjetër.
16. Dhe dy personat (burrë apo grua) nga mesi juaj, që kryejnë marrëdhënie imorale të paligjshme jashtë martese, i dënoni që të dy. Dhe në qoftë se ata pendohen (i premtojnë Allahut që të mos e përsërisin një veprim të tillë) dhe punojnë mirësi e drejtësi, atëherë i lini e mos i ngacmoni. Sigurisht që Allahu është Ai i Cili gjithnjë pranon pendimin (e robëve të Tij), Mëshirëploti.
17. Allahu pranon vetëm pendimin e atyre që bëjnë gjynah nga padija dhe marrëzia e pastaj menjëherë pendohen; të tillët Allahu do t'i falë sepse Allahu është kurdoherë i Gjithëdituri, më i Urti Gjithëgjykues.
18. Dhe pa asnjë përfitim është pendimi i atyre të cilët vazhdojnë të bëjnë vepra të këqia derisa t'u vijë përballë vdekja dhe pastaj thonë: "Tash pendohem"; as edhe i atyre që vdesin duke qenë jobesimtarë. Për ta Ne kemi përgatitur dënim të dhimbshëm.
19. O ju që keni besuar! Jeni të ndaluar të trashëgoni gratë përkundër dëshirës së tyre (të mbani me forcë gratë) dhe nuk duhet që ju të silleni ndaj tyre me ashpërsi që të mund t'u merrni atyre nga çfarë u është dhënë si Mahr atyre para martesës, vetëm në qoftë se kryejnë marrëdhënie të paligjshme (Zina). Dhe jetoni me to në mënyrë të ndershme. Në qoftë se keni ndjenja mospëlqimi ndaj tyre, mund të jetë që ju të mos e pëlqeni ndonjë gjë, ndërsa Allahu nëpërmjet saj sjell mirësi të mëdha.
20. Por në qoftë se doni të merrni ndonjë grua tjetër në vend të asaj që keni (duke e ndarë dhe në vend të saj doni të merrni tjetër), dhe ndonjërës prej tyre mund t'i keni dhënë një Kintar me ar (shumë e madhe ari) si Mahr, mos ua merrni prapë as edhe çikën më të vogël. A do t'ua merrnit atë duke bërë një gabim dhe një padrejtësi dhe (që sjell) një gjynah të madh e të qartë?
21. Dhe si do t'ia merrni asaj prapë atë (që i keni dhënë), ndërkohë që ju aq shumë jeni bashkuar në njëri-tjetrin, aq shumë i keni hapur gjoksin njëri-tjetrit dhe në të njëjtën kohë ato kanë marrë prej jush besë të fortë e të shenjtë?
22. Dhe mos u martoni me gratë e baballarëve tuaj, përveç ato që kanë kaluar deri tash (para Islamit). Vërtet ky ishte një veprim i turpshëm dhe tepër i urryer, dhe një rrugë e poshtër.
23. Të ndaluara për ju (për martesë) janë: nënat tuaja, bijat tuaja, motrat tuaja, hallat tuaja, tezet tuaja, bijat e vëllaut tuaj, bijat e motrës suaj, nënat që ju kanë dhënë gji, motrat tuaja të qumështit (të ushqyera nga e njëjta nënë), nënat e grave tuaja (vjehrrat) dhe vajzat që janë nën kujdesin tuaj e të lindura (prej tjetër babai) nga gratë tuaja me të cilat ju keni fjetur bashkë, ndërsa nëse nuk keni fjetur me to, atëherë nuk përbën aspak gjynah (për t'u martuar me bijat e tyre), dhe (u janë ndaluar) gratë e bijve tuaj të lindur prej jush, si edhe dy motra njëherësh, përveç çfarë ka kaluar tashmë. Vërtet Allahu është vazhdimisht Falës i Madh, kurdoherë Mëshirëplotë.

## Pjesa 5

24. (Të ndaluara janë për ju) gratë me kurorë tjetër, përveç atyre (robëreshave) që i keni nën pushtetin tuaj. Kështu ka urdhëruar Allahu për ju. Të gjitha të tjerat janë të ligjshme, me kusht që ju t'i kërkoni ato (për martesë) me Mahr (pagesë) nga pasuria juaj, duke dëshiruar dëlirësi, duke mos kryer marrëdhënie të paligjshme me to, kështu që atyre me të cilat keni shijuar marrëdhënie, jepuni Mahrin e përshkruar e të detyruar. Por nëse pas pagesës së Mahrit

të caktuar, ju merreni vesh (për t'i dhënë më tepër) kjo nuk përbën gjynah për ju. Sigurisht, Allahu është kurdoherë i Gjithëdituri, më i Urti Gjithëgjykues.
25. Dhe kushdo që nuk ka mundësi materiale që të martohet me grua të lirë e besimtare, ata mund të martohen me vajza besimtare që i kanë nën pushtetin e tyre (me robëresha) - dhe Allahu ka dijeni të plotë për besimin tuaj,- ju jeni nga njëri-tjetri (të një prejardheje). Martohuni me to me lejen e njerëzve të tyre (kujdestarëve apo të pronarëve të tyre) dhe jepuni atyre Mahrin sipas kushteve të arsyeshme; ato duhet të jenë të dëlira, jo të dhëna për marrëdhënie të paligjshme me to, as edhe që shkojnë me të dashur (dashnore). Dhe pasi të keni lidhur me to martesë, në qoftë se kryejnë marrëdhënie të tradhtisë bashkëshortore (zina), ndëshkimi i tyre është sa gjysma e grave të lira (të pamartuara). Kjo (zgjidhje e problemit të martesës) është për atë që ka frikë se dëmton besimin ose trupin e tij, por është më mirë për ju që të mësoheni të përmbani veten. Dhe Allahu është gjithnjë Falës i Madh, Mëshirëplotë.
26. Allahu dëshiron t'jua sqarojë çështjet (çfarë është e ligjshme dhe çfarë është e paligjshme) dhe t'ju tregojë se ç'kanë vepruar ata para jush dhe t'ju pranojë juve pendimin tuaj. Dhe Allahu është i Gjithëdituri, më i Urti Gjithëgjykues.
27. Allahu don t'jua pranojë juve pendimin, ndërsa ata që ndjekin epshet e tyre, duan tmerrësisht që ju (besimtarët) të largoheni larg e më larg nga Rruga e Drejtë.
28. Allahu don që ta lehtësojë barrën për ju dhe (sepse) njeriu u krijua i dobët (nuk mund të jetë i duruar që t'i shmangë marrëdhëniet intime me gratë).
29. O ju që keni besuar! Mos e hani pasurinë e njëri-tjetrit në mënyrë të pa lejuar përveç se me anë të marrëdhënieve e të marrëveshjeve të drejta bashkëpunuese e tregtare mes jush. Dhe mos e mbytni veten tuaj (as edhe njëri-tjetrin). Sigurisht që Allahu është gjithnjë Mëshirplotë ndaj jush.
30. Dhe kushdo që e bën këtë qëllimisht dhe me padrejtësi, Ne do ta flakim atë në Zjarr dhe një gjë e tillë është e lehtë për Allahun.
31. Në qoftë se ju i mënjanoni gjynahet e mëdha që jeni të ndaluar t'i kryeni, Ne do t'ju shkarkojmë nga gjynahet (e lehta) dhe do t'ju pranojmë në një Hyrje Madhështore (në Xhennet).
32. Dhe mos dëshironi ato gjëra me të cilat Allahu ka bërë që disa prej jush të dallohen nga të tjerët. Për burrat do të ketë shpërblim për çfarë ata kanë fituar dhe për gratë do të ketë shpërblim për çfarë ato kanë fituar dhe kërkoni Allahut nga Begatitë e Tij. Allahu është kurdoherë i Gjithëdituri për çdo gjë.
33. Dhe gjithsecilit, Ne i kemi përcaktuar trashëguesit e asaj (pasurie) që lënë prindërit dhe të afërmit. Dhe atyre të cilëve u keni dhënë besën e jeni vëllazëruar me ta, duhet t'u jepni pjesën e tyre (me dëshirën tuaj). Vërtet Allahu është kurdoherë Dëshmues përmbi gjithçka.
34. Burrat janë mbrojtësit dhe mbajtësit e grave, sepse Allahu e ka krijuar njërën palë prej tyre të shquhet mbi tjetrën, e edhe sepse ata shpenzojnë (për t'i mbajtur ato) nga mjetet e tyre të jetesës. Kështu, gratë e drejta janë të bindura me çiltërsi (ndaj Allahut dhe ndaj burrave të tyre) dhe në mungesë të bashkëshortëve të tyre, ruajnë çfarë Allahu i ka urdhëruar ato të ruajnë (dëlirësinë, ndershmërinë dhe pasurinë e bashkëshortëve të tyre etj). Sa për ato gra për të cilat ju shihni sjellje të dobët, në fillim i qortoni, (pastaj) mos pranoni të flini me to, (dhe më në fund) i rrihni ato (lehtë nëse kjo ndikon tek ato), por në qoftë se ato kthehen përsëri te bindja, atëherë mos kërkoni kundër tyre mjete (përçmuese e mërzitëse). Vërtet Allahu është kurdoherë më i Larti, më i Madhi.
35. Në qoftë se keni frikë se prishen marrëdhëniet mes atyre dyve (burrit e gruas), caktoni dy gjykatës, një nga familja e tij dhe një nga familja e saj. Në qoftë se ata të dy dëshirojnë pajtimin, Allahu do të bëjë të mundur pajtimin e tyre. Vërtet Allahu është kurdoherë i Gjithëdituri, gjithnjë në Dijeni të plotë.
36. Adhuroni Allahun dhe mos i vini Atij shok në adhurim, dhe u bëni mirësi prindërve, të afërmve, jetimëve, të varfërve që lypin, fqinjit të afërt, fqinjit të ardhur, shokut pranë, udhëtarit (që takoni) dhe atyre (robërve) që i keni nën pushtetin tuaj. Vërtet Allahu nuk i do ata që janë kryepërpjetë e që mburren.
37. Ata që janë koprracë dhe që ndikojnë edhe te njerëzit e tjerë që të jenë dorështrënguar dhe që fshehin çfarë Allahu ka derdhur mbi ta nga Begatitë e Tij. Dhe Ne kemi përgatitur për mosbesimtarët ndëshkim poshtërues.
38. (Gjithashtu) edhe ata që shpenzojnë nga pasuria e tyre për t'u parë nga njerëzit dhe që nuk besojnë në Allahun dhe as Ditën e Fundit, (këta janë miq të Shejtanit) dhe kushdo që zgjedh Shejtanin për mik, vërtet, sa mik të tmerrshëm ka ai!

39. Dhe çfarë humbje kanë ata në qoftë se do të besonin në Allahun dhe në Ditën e Fundit dhe të shpenzonin nga (pasuria) me çfarë Ai i ka furnizuar për të jetuar? Dhe Allahu është kurdoherë i Gjithëditur për ta.
40. Sigurisht që Allahu nuk bën padrejtësi as sa një thërrmijë, por nëse ka punë të mirë të bërë, Ai e dyfishon atë dhe jep prej Tij shpërblim të madh.
41. Si do të jetë atëherë kur Ne i dërgojmë çdo kombi dëshmues dhe Ne të sjellim ty (O Muhammed) si dëshmues mbi këta të gjithë?
42. Atë Ditë, ata të cilët nuk e besuan dhe nuk iu bindën të Dërguarit (Muhammedit a.s.), do të dëshirojnë të jenë të varrosur në tokë, por ata kurrë nuk do të munden të fshehin as edhe një fakt të vetëm nga Allahu.
43. O ju që keni besuar! Mos u afroni në Salat (falje) duke qenë të dehur derisa të kuptoni se ç'flisni, as edhe duke qenë Xhunub (gjendje papastërtie e madhe trupore pas marrëdhënieve intime bashkëshortore, nga ëndrra të lagura dhe nuk është bërë banja e plotë e gjithë trupit), derisa të lani gjithë trupin, përveç kur udhëtoni në rrugë (e nuk keni ujë të mjaftueshëm). Dhe nëse jeni të sëmurë ose në udhëtim ose kur kryeni nevoja personale, ose keni qenë në marrëdhënie intime me gratë dhe nuk gjeni ujë, atëherë merrni Tejemum me dhe të pastër dhe fërkoni pastaj fytyrat dhe duart tuaja. Vërtet Allahu është kurdoherë Falës, gjithnjë Falës i Madh.
44. A nuk i sheh ata të cilëve u qe dhënë pjesë nga Libri (jehuditë) se si e vazhdojnë rrugën e gabuar dhe dëshirojnë që edhe ju të humbni (e të largoheni) nga Udha (e Drejtë)?
45. Allahu ka Dijeni të plotë për armiqt tuaj dhe Allahu është më se i Mjaftueshëm si Vali (Mbrojtës) dhe Allahu është më se i Mjaftueshëm si Ndihmues.
46. Nga jehuditë ka edhe prej atyre të cilët ua ndërrojnë vendin e vërtetë fjalëve dhe thonë: "Ne e dëgjuam fjalën tënde (O Muhammed) dhe nuk bindemi" dhe "Dëgjo e mos dëgjofsh asgjë ti (Muhammed)" dhe "Ra'ina" me një përdredhje të gjuhës dhe si përqeshje për fenë (Islamin). Dhe sikur të kishin thënë: "Dëgjuam dhe u bindëm" dhe "Na bëj që të kuptojmë", do të kishte qenë më mirë për ta dhe më e drejtë, por Allahu i ka mallkuar ata për shkak të mosbesimit të tyre, kështu që ata nuk besojnë përveçse fare pak.
47. O ju që ju janë zbritur Librat e Parë (jehudi e të krishterë)! Besoni në atë (Kur'anin) që Ne ia kemi zbritur (Muhammedit a.s.), duke vërtetuar çfarë ju tashmë keni ndër duar (Teuratin dhe Inxhilin), para se Ne t'jua shfytyrojmë fytyrat tuaja (duke jua bërë ato si qafa, pa gojë, pa sy, pa hundë etj) dhe t'jua kthejmë nga prapa ose t'i mallkojmë ata siç i mallkuam 'Thyesit e rregullit të Sabath-it' (të së Shtunës). Dhe Urdhëri e Vendimi i Allahut është gjithnjë i përmbushur.
48. Padyshim që Allahu nuk falë t'i vëhen Atij shokë në adhurim, por Ai fal përveç kësaj. Dhe kushdo që i vë shok Allahut në adhurim, vërtet ai ka shpifur një gjynah të tmerrshëm.
49. A nuk i ke parë ata (jehuditë e të krishterët) që lakmojnë shenjtërinë për veten e tyre? Por është Allahu i Cili shenjtëron kë do Ai dhe atyre nuk do t'u bëhet padrejtësi qoftë edhe sa një grimcë Fatila (kokrrizë në bërthamën e hurmës).
50. Shiko se si ata shpifin gënjeshtër ndaj Allahut dhe vetëm kjo është më se e mjaftueshme si gjynah i qartë.
51. A nuk i sheh ata të cilëve u qe dhënë pjesë nga Libri? Ata besojnë në Xhibt dhe Taghut (çdo gjë e adhuruar përveç Allahut, kushdo qoftë e çfarëdo qoftë) dhe u thonë jobesimtarëve se ata janë në rrugë më të drejtë se sa ata që kanë besuan Udhën (Islamin).
52. Ata janë të cilët Allahu i ka mallkuar dhe për atë të cilin e ka mallkuar Allahu, nuk do të gjeni asnjë ndihmues.
53. Apo mos kanë ndonjë vend në sundim apo drejtim? (po të kishin) Atëherë në një rast të tillë, ata nuk do t'i jepnin njerëzimit as një grimcë Nekira (lëvozhgë e bërthamës së hurmës).
54. Apo mos kanë zili njerëzit (Muhammedin a.s. dhe pasuesit e tij) për çfarë u ka dhuruar atyre Allahu nga Begatitë e Tij? Dhe Ne që më parë i kishim dhënë familjes së Ibrahimit Librin dhe Hikmetin (Es-Suneh – Frymëzim Hyjnor për ata Pejgamberë, i cili nuk është i shkruar në formë libri) dhe u dhuruam atyre mbretërim madhështor.
55. Prej tyre ishin disa të cilët e besuan atë dhe po prej tyre ishin disa të cilët e kthyen fytyrën mënjanë nga ai. Dhe mjafton Xhehenemi për t'i djegur.
56. Padyshim se ata të cilët mohuan Ajetet Tona, Ne do t'i djegim në Zjarr. Sa herë që t'u piqet lëkura, Ne do t'ua ndërrojmë atyre atë me lëkur tjetër, që të mund ta shijojnë sa më shumë ndëshkimin. Vërtet Allahu është kurdoherë i Gjithëfuqishëm, më i Urti Gjithëgjykues.
57. Por ata që besojnë (në Njësinë e Allahut dhe në gjithçka që përmban Islami) dhe bëjnë vepra të njerëzve të drejtë, Ne do t'i pranojmë ata në Kopshtet (e Xhennetit) poshtë të cilëve

rrjedhin lumenj, për të banuar atje përgjithmonë. Atje do të kenë për bashkëshorte vasha të dëlira. Do t'i pranojmë edhe nën hije të gjera e gjithnjë e më të thella.
58. Sigurisht që Allahu ju urdhëron që t'ua ktheni prapë atyre që u takojnë gjërat e dhëna juve amanet për ruajtje në besim dhe që kur të gjykoni mes njerëzve, të gjykoni me drejtësi. Vërtet sa i shkëlqyer është mësimi të cilin Allahu ua jep juve! Vërtet Allahu është gjithnjë Gjithëdëgjues, Gjithëshikues.
59. O ju që keni besuar! Bindjuni Allahut dhe bindjuni të Dërguarit (Muhammedit a.s.) dhe atyre prej jush të cilët janë në drejtimin dhe udhëheqjen tuaj. Dhe nëse nuk pajtoheni për ndonjë çështje, drejtohuni Allahut (Fjalës së Tij – Kur'anit) dhe të Dërguarit të Tij (Sunnetit të Muhammedit a.s.), nëse besoni në Allahun dhe në Ditën e Fundit. Kjo është më e mirë dhe më e përshtatshme për përcaktimin e fundit.
60. A i ke parë ata (hipokritët) të cilët shtiren se besojnë në atë që të është zbritur ty dhe në çfarë është zbritur para teje, ata duan të shkojnë për të gjykuar (për mosmarrëveshjet e tyre) te Taghutët (gjykatësit e rremë, të adhuruarit e trilluar), ndërkohë që janë urdhëruar t'i mohojnë ata. Por është shejtani ai i cili dëshiron t'i humbasë ata në pafundësi.
61. Dhe kur u thuhet atyre: "Ejani tek ajo që ka zbritur Allahu dhe tek i Dërguari i Tij", ti i sheh hipokritët të largohen me neveri prej teje.
62. Si atëherë, kur i godet ndonjë katastrofë për shkak të punëve të duarve të vet atyre, vijnë tek ti duke u betuar për Allahun: "Ne nuk kishim qëllim tjetër veçse dëshirë të mirë dhe pajtim?!"
63. Ata (hipokritët) janë ata për të cilët Allahu e di mirë çfarë ka në zemrat e tyre, kështu që shmangu prej tyre (mos i ndëshko), por këshilloji dhe folu atyre fjalë që lënë mbresë e prekëse (të besojnë, t'i binden dhe të lusin Allahun) për të arritur në thellësitë e shpirtit të tyre.
64. Ne nuk kemi sjellë asnjë të Dërguar, por vetëm që t'u dëgjohet fjala me Lejen dhe Urdhërin e Allahut. Në qoftë se ata (hipokritët), kur i kishin bërë padrejtësi vetes së tyre, do të kishin ardhur tek ti në pendim dhe të kishin kërkuar Falje nga Allahu edhe i Dërguari do të kishte kërkuar falje për ta: sigurisht që ata do të kishin parë vetë se vërtet Allahu është Ai i Cili gjithnjë pranon pendimin (e robëve të Tij), Mëshirëplotë.
65. Por jo, për Zotin tënd! Ata nuk janë besimtarë derisa të mos zgjedhin ty për të gjykuar në të gjitha mosmarrëveshjet mes tyre, derisa të mos mbetet në veten e tyre asnjë pikë kundërshtimi ndaj vendimeve të tua dhe derisa t'i pranojnë ato (vendimet e tua) plotësisht të nënshtruar.
66. Dhe në qoftë se Ne do t'i kishim urdhëruar ata (duke u thënë): "Vrituni mes jush (të pafajshmit të vrasin fajtorët), ose braktisni shtëpitë tuaja," shumë pak prej tyre do ta kishin bërë një gjë të tillë, por (nga ana tjetër) sikur të kishin zbatuar çfarë ishin urdhëruar, do të kishte qenë shumë më mirë për ta dhe do ta kishin forcuar edhe më vetveten (Besimin) e tyre.
67. Dhe padyshim që atëherë Ne do të kishim derdhur mbi ta shpërblim të madh nga Ana Jonë.
68. Dhe sigurisht që Ne do t'i kishim drejtuar ata në Rrugë të Drejtë.
69. Dhe kush i bindet Allahut dhe të Dërguarit (Muhammed a.s.), atëherë ata do të jenë në shoqërinë e atyre mbi të cilët Allahu ka derdhur Mëshirën e Tij, (në shoqërinë) e Pejgamberëve, të Siddikunëve (të të besuarve, ndjekësve më të afërt të Pejgamberit a.s. si Ebu Bekri Es-Siddiku etj) të Martirëve, të të Drejtëve. Dhe sa të shkëlqyer janë këta shoqërues!
70. E tillë është Begatia e Dhurata nga Ana e Allahut dhe Allahu është më i Mjaftueshmi si i Gjithëdituri për çdo gjë.
71. O ju që keni besuar! Parapërgatituni dhe udhëtoni ose në grupe, apo të gjithë së bashku (në udhëtime, në fushata lufte etj).
72. Padyshim që në mesin tuaj është edhe ai i cili do të mbetej pas jush (nga lufta për Çështjen e Allahut). Në qoftë se u bie juve ndonjë fatkeqësi, ai thotë: "Vërtet Allahu më bëri mua mirësi e më mbajti anën kur unë nuk isha mes tyre."
73. Por nëse juve ju vjen një dhuratë e madhe prej Allahut (fitore dhe plaçkë lufte), padyshim që ai do të thotë- sikur mes jush dhe atij nuk ka pasur lidhje ndjenjash e dhembshuri - "Ah! Sikur të kisha qenë së bashku me ta e të kisha arritur një fitore të madhe (një pjesë të mirë të plaçkës së luftës)!"
74. Le të luftojnë për Çështjen e Allahut ata që e japin jetën e kësaj bote në këmbim të Botës së Pastajme. Dhe kushdo që lufton për Çështjen e Allahut dhe vritet apo fiton, Ne do t'i dhurojmë atij shpërblim madhështor.

75. Dhe çfarë ka ndodhur me ju që nuk luftoni për Çështjen e Allahut dhe për ata që janë të dobët, të stërmunduar dhe të shtypur: burra, gra dhe fëmijë, të cilët thërrasin: "Zoti ynë! Na shpëto nga ky qytet, me këtë popull shtypës dhe nxirr për ne një prej Teje, që të na mbrojë, na nxirr një prej Teje, që do të na ndihmojë."
76. Ata që besojnë, (ata) luftojnë për Çështjen e Allahut, ndërsa ata që nuk besojnë, (këta) luftojnë për Çështjen e Taghutit (të Shejtanit) . Kështu pra luftoni kundër shokëve të shejtanit. Vërtet që komploti i shejtanit është gjithnjë shumë i dobët.
77. A nuk i ke parë ata që u udhëzuan që të përmbahen (e të mos bëhen shkak për luftë), të falen rregullisht e të japin Zekatin, por kur u bë detyrim lufta për ta, - kur, ç'të shohësh! – një grup prej tyre kanë frikë nga njerëzit siç kanë frikë Allahun, madje edhe më shumë. Ata thonë: "Zoti ynë! Përse na urdhërove për luftë? A nuk na siguroje dot edhe pak kohë më tepër pushim?" Thuaju: "Pak kohë është kënaqësia e kësaj bote. Bota e Pastajme është tejet më e mirë për atë që ka frikë Allahun dhe juve nuk do t'ju bëhet as padrejtësia më e vogël, qoftë sa një thërrime (Fatila – lëvozhgë e bërthamës së hurmës).
78. Kudo që mund të jeni, vdekja do t'ju kapë, edhe nëse mund të jeni në fortesë të sigurtë e të lartë!" Ndërsa po t'ju bjerë atyre ndonjë e mirë, do të thonë: "Kjo është nga Allahu," por nëse i godet ndonjë e keqe, do të thonë: "Kjo është prej teje (O Muhammed)." Thuaju: "Çdo gjë është nga Allahu." Çfarë kanë këta njerëz që nuk arrijnë të kuptojnë asnjë fjalë?
79. Çfarëdo e mire që të vjen, ajo është prej Allahut, kurse çfarëdo e keqe që të bie ty, ajo është nga vetja jote. Dhe Ne të kemi çuar ty (O Muhammed) si të Dërguar për gjithë njerëzimin dhe më se i Mjaftueshëm është Allahu si Dëshmues.
80. Ai që i beson dhe i bindet të Dërguarit (Muhammedit a.s.), vërtet ai i ka besuar dhe i është bindur edhe Allahut, por për atë që shmanget, atëherë Ne nuk të kemi dërguar ty si roje e vëzhgues për ta.
81. Ata thonë: "Ne jemi të bindur," por kur ata largohen prej teje, një grup prej tyre kalojnë gjithë natën duke bërë mend gjëra të tjera, (ndryshe) nga ato që u thua ti; por Allahu i shënon (komplotet e tyre) të natës. Kështu shmangu prej tyre dhe ki besim e shpresë vetëm tek Allahu. Dhe Allahu është kurdoherë i Gjithëmjaftueshëm si Rregullues i të gjitha punëve.
82. A nuk mendojnë thellë për Kur'anin? Po të kishte qenë ai prej dikujt tjetër e jo prej Allahut, sigurisht që do të kishin gjetur në të mjaft kundërthënie e mospërputhje.
83. Kur atyre u vjen rëndë ndonjë çështje që prek sigurinë e njerëzve apo frikë, ata e përhapin atë (ndër njerëz). Sikur t'ia kishin paraqitur atë (për shqyrtim) të Dërguarit apo njerëzve të tjerë drejtues të tyre, shqyrtuesit përkatës do ta kishin kuptuar atë prej tyre. Po të mos kishte qenë Mirësia dhe Përkujtimi i Allahut mbi ju, ju do të kishit ndjekur shejtanin, përveç një pakice prej jush.
84. Atëherë lufto (O Muhammed) për Çështjen e Allahut. Ti nuk je përgjegjës veçse për veten tënde dhe nxiti besimtarët (të luftojnë bashkë me ty). Mbase Allahu mund të përmbajë forcën keqbërëse të mosbesimtarëve, dhe Allahu është më i Forti për Fuqi dhe më i Forti në ndëshkim.
85. Kushdo që ndërhyn për një çështje të mirë, do ta ketë shpërblimin për këtë dhe kushdo që ndërhyn për një çështje të ulët, do të ketë pjesën e tij të barrës. Dhe Allahu është kurdoherë Ai i Cili ka Gjithëzotësinë për të bërë gjithçka.
86. Kur ju urojnë me ndonjë përshëndetje, përgjigjuni me më të mirën prej saj, ose të paktën ktheni po atë (përshëndetje). Vërtet Allahu është Gjithëvlerësues për çdo gjë.
87. Allah! La ilahe il-la Huve (Askush nuk ka të drejtë, nuk meriton dhe nuk duhet të adhurohet përveç Atij). Padyshim që Ai do t'ju mbledhë të gjithë ju bashkë në Ditën e Ringjalljes për të cilën nuk ka pikë dyshimi. Dhe kush mund të jetë më i vërtetë në fjalë se Allahu?
88. Atëherë çfarë ka ngjarë me ju që jeni ndarë në dy grupe për çështjen e hipokritëve? Allahu i ka kthyer ata mbrapa (në mosbesim) për shkak të asaj që ata (përgatitën e) fituan. A mos doni të drejtoni atë të cilin Allahu e ka humbur? Dhe për atë të cilin e ka humbur Allahu, ju kurrë nuk do të gjeni rrugë drejtimi për të.
89. Ata duan që edhe ju të hidhni tej Besimin ashtu siç e flakën ata, që ju të bëheni të gjithë njësoj, kështu që mos i zgjidhni mbrojtësit dhe miqtë prej tyre, derisa edhe ata të shpërngulen (si ju) në rrugë të Allahut. Por në qoftë se ata kthehen prapa (nga Islami në mosbesim), atëherë i kapni dhe i vrisni kudo që t'i gjeni dhe prej tyre mos zini as mbrojtës, as miq, as edhe ndihmues.
90. Përveç atyre të cilët i bashkohen një grupi ndërmjet jush, dhe atyre në të cilët ka marrëveshje (paqë), dhe (përveç) atyre të cilët ju afrohen juve me gjoksin hapur duke u

përmbajtur nga të luftuarit kundër jush si dhe nga të luftuarit e vet njerëzve të tyre. Po të kishte dashur Allahu, vërtet Ai do t'u kishte dhënë atyre fuqi përmbi ju dhe ata mund t'ju kishin luftuar ju. Kështu, në qoftë se ata tërhiqen para jush dhe nuk ju luftojnë, por ju paraqiten për paqë, atëherë Allahu nuk ka lënë shteg për ju që të luftoni kundër tyre.
91. Do të gjeni edhe të tjerë të cilët duan siguri e besim prej jush dhe prej popullit të tyre. Çdo herë që ata joshen për t'ju sjellë fatkeqësi, në të vërtetë dorëzohen. Në qoftë se ata nuk tërhiqen para jush, as nuk ju paraqiten për paqë, as nuk i pushojnë veprat e tyre (nuk ndalen nga të bërit keq juve), kapini dhe vritni kudo që t'i gjeni. Përsa u takon këtyre, Ne ju kemi dhënë juve shfajësim të qartë kundër tyre.
92. Nuk shkon që besimtari të vrasë besimtarin, përveç nëse ndodh gabimisht; dhe në këtë rast, kushdo që vret besimtarin padashje, urdhërohet që ai (vrasësi) të lirojë një rob besimtar dhe përmbushjen e pagesës së gjakut e cila do t'i jepet familjes së të ndjerit, në rast se ata nuk e falin atë. Në rast se i ndjeri i takonte ndonjë populli në luftë me ju dhe ai ka qenë besimtar, ju detyrohet lirimi i një robi, ndërsa po të ishte nga ndonjë popull me të cilin ju keni marrëveshje bashkëpunimi me njëri-tjetrin, atëherë duhet të jepni pagesën e gjakut familjes së tij dhe në të njëjtën kohë duhet të lironi edhe një rob besimtar. Ndërsa kush nuk i ka mundësitë (për të liruar robin si plotësim të pendimit), ai duhet të agjërojë dy muaj pandërprerë për të treguar pendim tek Allahu. Dhe Allahu është kurdoherë i Gjithëditur, më i Urti Gjithëgjykues.
93. Dhe kushdo që vret besimtarin qëllimisht, shpërblimi i tij është Xhehenemi për të banuar atje. Dhe Zemërimi e Mallkimi i Allahut është mbi të, dhe për të është përgatitur ndëshkim i madh.
94. O ju që keni besuar! Kur të shkoni në luftë për Çështjen e Allahut, pohoni të vërtetën dhe mos i thoni ndokujt që ju përshëndet (duke pranuar Islamin): "Ti nuk je besimtar" duke lakmuar të mirat kalimtare të jetës në tokë. Ka shumë më tepër përfitime dhe trofe tek Allahu. Ashtu siç është tash ai, kështu keni qenë edhe ju vetë më parë, derisa Allahu ju dhuroi Mirësitë e Tij (duke ju drejtuar në Islam), kështu që kini mendjen dhe mos bëni dallime e mos përçmoni. Vërtet Allahu është kurdoherë në Dijeni të plotë për gjithçka që ju veproni.
95. Nuk janë të barabartë prej besimtarëve ata që rrinë në shtëpitë e tyre, përveç atyre që janë të pamundur, me ata që përpiqen dhe luftojnë për Çështjen e Allahut me pasurinë e tyre dhe me jetën e tyre. Allahu i ka parapëlqyer në shkallë më të lartë ata që përpiqen dhe luftojnë me pasurinë e tyre dhe me jetën e tyre përmbi ata që rrinë në shtëpitë e tyre. Për secilin Allahu ka premtuar mirësi (Xhennet), por Allahu ka parapëlqyer ata që përpiqen dhe luftojnë përmbi ata që rrinë në shtëpi me një shpërblim të madh.
96. Shkallë të larta vlerësimi prej Tij si edhe Falje dhe Mëshirë. Dhe Allahu është vazhdimisht Falës i Madh, kurdoherë Mëshirëplotë.
97. Sigurisht për ata të cilët melekët i marrin në vdekje ndërkohë që po i bënin padrejtësi vetvetes së tyre duke qëndruar me jobesimtarët, në një kohë kur shpërngulja ishte e detyrueshme për ta, ata (melekët) u thonë: "Në çfarë gjendje ishit?" Ata përgjigjen: "Ne ishim të dobët dhe të shtypur në tokë." Melekët u thonë: "A nuk ishte toka e Allahut e gjerë dhe e mjaftueshme për ju për t'u shpërngulur në të?" Njerëz të tillë do ta gjejnë vendbanimin e tyre në Xhehenem. Sa përfundim i keq!"
98. Përveç të dobtëve, burra, gra dhe fëmijë, të cilët nuk mund të mendojnë ndonjë rrugëdalje dhe nuk janë në gjendje të drejtohen në rrugën e tyre.
99. Për këta ka shpresë se Allahu do t'i falë. Dhe Allahu është kurdoherë Falës, gjithnjë Falës i Madh.
100. Ai që lë shtëpinë e tij për Çështjen e Allahut, do të gjejë në tokë shumë vende të banuara dhe mjaft (të tillë) për të jetuar aty. Dhe kushdo që lë shtëpinë e tij si i mërguar për tek Allahu dhe i Dërguari i Tij dhe e kap vdekja, atëherë sigurisht që i bie Allahut shpërblimi i tij. Dhe Allahu është vazhdimisht Falës i Madh, kurdoherë Mëshirëplotë.
101. Dhe kur ju (muslimanë) udhëtoni nëpër botë, nuk është gjynah për ju nëse i shkurtoni faljet tuaja, në qoftë se keni frikë se jobesimtarët mund t'ju sulmojnë. Vërtet që mosbesimtarët janë për ju kurdoherë armiq të hapur.
102. Kur ti (O Muhammed) je mes tyre dhe u prin atyre në falje, le të falet një grup me ty duke i mbajtur armët me vete; kur të mbarojnë sexhdet e tyre (rënien me fytyrë në tokë gjatë faljes), le të zënë pozicionet e tyre dhe le të vijë pas tyre grupi tjetër që nuk është falur dhe të kryejë faljen duke i marrë të gjitha masat dhe duke i mbajtur armët e tyre me vete. Ata që nuk besojnë, duan që, nëse ju do të jeni të pakujdesshëm për armët dhe paisjet tuaja, atëherë t'ju sulmojnë me të gjitha fuqitë. Por nuk përbën gjynah për ju, në qoftë se i zhvishni armët për

shkak të pasigurisë prej shiut, apo nëse jeni të sëmurë, por mbani gatishmërinë tuaj. Vërtet Allahu ka përgatitur ndëshkim poshtërues për jobesimtarët.
103. Kur të keni përfunduar faljen (në grup), kujtojeni Allahun në këmbë, të ulur dhe të mbështetur, por kur të mos ju kanoset rreziku, kryeni faljet e përshkruara rregullisht. Vërtet falja (Namazi) u është bërë obligim besimtarëve në kohë të përcaktuar.
104. Dhe mos u tregoni të dobët në ndjekjen e armikut. Në qoftë se ju përjetoni vështirësi, atëherë sigurisht edhe ata po përjetojnë vështirësi si edhe ju, por ju keni shpresë nga Allahu (për shpërblim, për Xhennet), gjë të cilën ata nuk e shpresojnë. Dhe Allahu është kurdoherë i Gjithëdituri, më i Urti Gjithëgjykues.
105. Sigurisht që Ne ta zbritëm ty (O Muhammed) Librin (Kur'anin) me të vërtetën që të gjykosh mes njerëzve me atë që Allahu të ka shpallur ty (ta ka mësuar me Frymëzim Hyjnor), kështu që mos kërko falje për të pabesët.
106. Dhe kërko falje nga Allahu. Vërtet Allahu është vazhdimisht Falës i Madh, kurdoherë Mëshirëplotë.
107. Dhe mos sill prova në mbrojtje të atyre të cilët mashtrojnë vetveten. Sigurisht që Allahu nuk do asnjë që tradhëton dhe që jepet pas punëve të ulëta e të dënueshme.
108. Ata mund t'i fshehin (punët e tyre të liga) nga njerëzit, por nuk mund t'i fshehin nga Allahu, pasi Ai është me ta (me Dijen e Tij), kur ata thurin tinëz intrigat e tyre të pabesa natën me fjalë të cilat Ai nuk i pranon. Dhe Allahu është kurdoherë Gjithërrethues për gjithçka që ata bëjnë.
109. Ja! Ju jeni ata që kërkuat mbrojtje për ta në jetën e kësaj bote, por kush do t'i mbrojë ata në Ditën e Ringjalljes përkundër Allahut, apo kush do të jetë atëherë mbrojtësi kujdestar për ta?
110. Dhe kushdo që bën ligësi, ose i bën padrejtësi vetes së tij (duke punuar gjynahe), por pastaj i kthehet Allahut duke kërkuar Faljen e Tij, do ta gjejë Allahun gjithnjë Falës të Madh, Mëshirëplotë.
111. Dhe kushdo që e fiton gjynahun, ai e fiton atë vetëm kundër vetvetes. Dhe Allahu është kurdoherë i Gjithëdituri, më i Urti Gjithëgjykues.
112. Dhe kushdo që bën gabim apo gjynah dhe ia hedh pastaj atë ndonjë të pafajshmi, ai vërtet e ka ngarkuar veten me mashtrim dhe gjynah të qartë.
113. Po të mos kishte qenë Mirësia dhe Përkujtimi i Allahut mbi ty (O Muhammed), një parti prej tyre padyshim që do të kishin vendosur të të shtinin ty në rrugë të shtrembër, por në të vërtetë ata nuk ngatërruan kënd përveç vetes së tyre dhe nuk mundën të të sjellin ty as dëmin më të vogël. Allahu të ka zbritur ty Librin (Kur'anin) dhe Hikmetin (Urtësinë e largpamësinë e gjërave, ligjet e jetës Islame etj) dhe të mësoi ty atë çfarë ti nuk e dije. Dhe gjithnjë e më e madhe është Mirësia e Allahut mbi ty (O Muhammed).
114. Nuk ka asgjë të mirë në shumicën e bisedave të tyre të fshehta, përveç atij i cili urdhëron për Sadaka (lëmoshë për Hir të Allahut), apo për Ma'rufin (të njohin Islamin dhe rrugën Islame etj), apo për pajtim mes njerëzve. Dhe ai që e bën këtë duke kërkuar Kënaqësinë e Allahut, Ne do t'i japim atij shpërblim të madh.
115. Dhe kushdo që kundërshton të Dërguarin (Muhammedin a.s.), pasi t'i jetë treguar qartë atij Rruga e Drejtë dhe ndjek rrugë tjetër nga ajo e besimtarëve, Ne do ta mbajmë atë në atë drejtim që ai vetë ka zgjedhur. Dhe do ta djegim atë në Zjarr – Dhe sa përfundim i keq!
116. Sigurisht që Allahu nuk e fal (gjynahun e) të vënit shok Atij në adhurim, por Ai i falë kujtdo që Ai dëshiron gjynahe të tjera përveç këtij. Dhe kushdo që i vë shok në adhurim Allahut, vërtet ai ka humbur rrugën tepër larg.
117. Ata (të gjithë ata që adhurojnë të tjerë në vend të Allahut) nuk lusin gjë tjetër veçse perëndi në gjini femërore në vend të Allahut, por ata nuk i drejtohen kujt tjetër veçse Shejtanit, - një kundërshtues i përhershëm.
118. Dhe Allahu e mallkoi atë, ndërsa ai tha: "Do të të marr nga robët e Tu një pjesë të përcaktuar prej tyre.
119. Vërtet që unë do t'i ngatërroj dhe sigurisht që do t'u ngjall dëshira të rreme, do t'i urdhëroj të presin veshët e bagëtive dhe gjithashtu do t'i urdhëroj të ndryshojnë atë që ka krijuar Allahu." Dhe kushdo që zgjedh Shejtanin si mbrojtës e si mik në vend të Allahut, padyshim që ai ka pësuar humbje të qartë.
120. Ai (shejtani) u premton atyre dhe u ngjall atyre dëshira të gabuara dhe premtimet e shejtanit nuk janë gjë tjetër veçse mashtrime.
121. Vendbanimi i këtyre njerëzve është Xhehenemi dhe nuk do të gjejnë asnjë rrugëdalje për të shpëtuar prej tij.

122. Por ata që besojnë (Muslimanët) dhe bëjnë vepra të drejta, Ne do t'i fusim ata në Kopshtet e Xhennetit nën të cilët rrjedhin lumenj për të banuar ndër ta përgjithmonë. Premtimi i Allahut është i vërtetë dhe fjalët e kujt tjetër mund të jenë më të vërteta se Fjalët e Allahut?
123. Nuk do të jetë as sipas dëshirave tuaja (të muslimanëve), as sipas dëshirave të popujve të Librave të Parë (jehudive dhe të krishterëve). Kushdo që punon të ligën, do të shpërblehet për të dhe nuk do të gjejë mbrojtës apo ndihmues tjetër në vend të Allahut.
124. Dhe kushdo që bën vepra të drejta e punë të mira, mashkull apo femër qoftë dhe është besimtar i vërtetë në Njësinë e Allahut (Musliman), një i tillë do të hyjë në Xhennet dhe atyre nuk do t'u bëhet as padrejtësia më e vogël qoftë edhe sa Nakira (lëvozhgë e bërthamës së hurmës).
125. Dhe kush mund të jetë më i mirë në fe se sa ai që ia nënshtron fytyrën (vetveten) e tij Allahut (duke ndjekur fenë e Allahut, Islamin). Ky është Muhsin (që bën punë të mira), ndjek edhe fenë Hanifa (besimin e pastër Islam) të Ibrahimit. Dhe Allahu vërtet e bëri Ibrahimin mik të ngushtë.
126. Dhe të Allahut janë gjithë ç'ka në qiej dhe gjithë ç'ka në tokë dhe Allahu është kurdoherë Gjithërrethues i çdo gjëje.
127. Të pyesin ty që t'i udhëzosh për çështjen e grave. Thuaju: "Allahu ju udhëzon ju për to dhe për çfarë ju lexohet juve në Libër për çështjen e jetimeve të cilave ju nuk u jepni pjesën e detyruar (për Mahrin - vlerë për martesën e tyre dhe trashëgimin), por që megjithatë, ju doni të martoheni me to dhe për çështjen e fëmijëve të cilët janë të dobët e të shtypur dhe që ju të jeni të vendosur për drejtësi ndaj jetimëve. Dhe çfarëdo të mirë që të bëni, Allahu është kurdoherë në Dijeni të plotë për të."
128. Dhe në qoftë se ndonjë grua ka frikë nga ashpërsia e burrit ndaj saj ose nga braktisja e saj, nuk përbën gjynah për asnjërin, nëse ata pajtohen mes tyre dhe vendosja e paqës është më e mirë. Shpirtrat e njerëzve ndikohen nga lakmia, por nëse bëni mirësi dhe largoheni nga të këqiat, padyshim që Allahu është në Dijeni të plotë për gjithçka që ju veproni.
129. Ju kurrë nuk do të jeni në gjendje të vendosni drejtësi të plotë ndërmjet grave tuaja, edhe sikur kjo të jetë dëshira juaj më e zjarrtë, kështu që mos jini shumë të përkushtuar ndaj njërës prej tyre (duke u marrë me të më shumë dhe duke e furnizuar më mirë) e duke e lënë tjetrën të varur (as të ndarë e as të martuar). Dhe nëse mbani drejtësi dhe veproni gjithçka që është e drejtë si dhe po të keni frikë Allahun, atëherë Allahu është vazhdimisht Falës i Madh, kurdoherë Mëshirëplotë.
130. Por nëse ata ndahen, Allahu do t'u japë atyre furnizim të bollshëm nga Begatitë e Tij. Dhe Allahu është kurdoherë i Gjithëmjaftueshëm për të përmbushur nevojat e krijesave të Tij, më i Urti Gjithëgjykues.
131. Dhe të Allahut janë gjithë ç'ka në qiej dhe gjithë ç'ka në tokë. Dhe vërtet, Ne i kemi këshilluar popujt e Librave të Parë (jehuditë dhe të krishterët) përpara jush, e tash edhe ju (O Muslimanë), që të gjithë ju të keni frikë Allahun dhe të plotësoni detyrimet ndaj Tij, por në qoftë se mohoni, atëherë padyshim se të Allahut janë gjithë ç'ka në qiej dhe gjithë ç'ka në tokë dhe se Allahu kurdoherë është më i Pasuri (i Lirë nga çdo nevojë) dhe i Denjë për të gjitha lavdërimet.
132. Dhe të Allahut janë gjithë ç'ka në qiej dhe ç'ka në tokë dhe Allahu është kurdoherë i Gjithëmjaftueshëm si Rregullues i të gjitha punëve.
133. Nëse Ai do, Ai mund t'ju heqë ju (nga kjo botë) o njerëz, dhe (në vend tuajin) të sjell të tjerë. Dhe Allahu është kurdoherë i Gjithëfuqishëm për këtë.
134. Kushdo që dëshiron shpërblimin në këtë botë, vetëm me Allahun është shpërblimi në jetën e kësaj bote dhe në Botën e Pastajme. Dhe Allahu është kurdoherë Gjithëdëgjues, Gjithëvëzhgues.
135. O ju që keni besuar! Qëndroni të paepur për drejtësi si dëshmitarë të Allahut edhe sikur të jetë kundër vetes suaj, apo kundër prindërve tuaj, apo kundër të afërmve tuaj, qoftë ai i pasur apo i varfër, Allahu është Mbrojtësi më i Mirë i të dyve. Kështu pra, mos shkoni pas epsheve (të zemrave tuaja) që të mos i shmangeni drejtësisë. Dhe në qoftë se ju e shtrembëroni dëshminë e dhënë ose nuk pranoni ta jepni atë, sigurisht që Allahu është kurdoherë në Dijeni të plotë për gjithçka që ju veproni.
136. O ju që keni besuar! Besoni Allahun dhe të Dërguarin e Tij (Muhammedin a.s.), dhe Librin (Kur'anin) të cilin Ai ia ka zbritur të Dërguarit të Tij dhe Librat e Parë të cilët Ai ua zbriti atyre para tij. Dhe kushdo që mohon Allahun, Melekët e Tij, Librat e Tij, të Dërguarit e Tij dhe Ditën e Fundit, atëherë ai vërtet e ka humbur rrugën tepër larg.

137. Sigurisht ata të cilët besojnë, pastaj mohojnë, pastaj (prapë) besojnë dhe (përsëri) mohojnë duke e shtuar mosbesimin, Allahu as nuk do t'i falë dhe as nuk do t'i drejtojë më në Rrugë të Drejtë.
138. Jepju lajmin hipokritëve se për ta ka dënim të dhimbshëm.
139. Ata të cilët i zgjedhin mosbesimtarët për mbrojtës e për miq në vend të besimtarëve, a mos kërkojnë nderim, fuqi apo lavdi me ta? Por padyshim që Allahut i takon gjithë Nderimi, Fuqia dhe Lavdia.
140. Dhe tashmë të është bërë e ditur në Libër (Kur'an) se kur të dëgjosh që Ajetet e Allahut mohohen ose përqeshen, atëherë mos rri me ta derisa të ndërrojnë bisedën. (Sikur të uleshe me ta) në këtë mënyrë padyshim që edhe ti do të ishe si edhe ata. Sigurisht që Allahu do t'i bëjë bashkë hipokritët dhe mohuesit në Xhehenem.
141. Ata (hipokritët) janë që presin dhe shohin se ç'do t'ju ndodh juve. Në qoftë ju siguroni fitore prej Allahut, thonë: "A nuk ishim edhe ne me ju?"- por në qoftë se fitojnë mosbesimtarët, u thonë atyre: "A nuk dolëm ne mbi ju dhe a nuk ju mbrojtëm ne juve prej besimtarëve?" Allahu do të gjykojë mes jush (të gjithëve) Ditën e Kijametit dhe Allahu kurrë nuk do t'u lejojë mosbesimtarëve rrugë për fitore të plotë ndaj besimtarëve.
142. Padyshim që hipokritët përpiqen të mashtrojnë Allahun, por është Allahu Ai i Cili i mashtron ata. Dhe kur ngrihen për falje, qëndrojnë me përtaci dhe sa për t'u parë prej njerëzve dhe nuk e kujtojnë Allahun veçse fare pak.
143. Ata po luhaten sa këndej-andej (besimit dhe jobesimit) duke mos qenë as me të parët e as me të dytët dhe atij që ia humb Allahu rrugën, ju kurrë nuk mund të gjeni për të ndonjë rrugë (për tek e vërteta - Islami).
144. O ju që keni besuar! Mos i zini për mbrojtës e miq mosbesimtarët në vend të besimtarëve. Apo mos doni t'i jepni Allahut provë të qartë kundër vetes suaj?
145. Patjetër që hipokritët do të jenë në vendet më të thella të Zjarrit dhe nuk do të gjeni asnjë ndihmues për ta.
146. Përveç atyre që pendohen, që punojnë mirësi e drejtësi dhe mbështeten fort tek Allahu dhe ia kushtojnë besimin e tyre tërësisht vetëm Allahut, atëherë këta do të jenë me besimtarët; dhe besimtarëve Allahu do t'u dhurojë shpërblim të madh.
147. Përse duhet t'ju ndëshkojë Allahu juve në qoftë se ju e keni falënderuar Atë dhe i keni besuar Atij? (Jo, kurrë!). Dhe Allahu është kurdoherë Gjithëvlerësues (shpërblen çdo gjë të mirë), i Gjithëditur.

## Pjesa 6

148. Allahu nuk do publikimin e së keqes, përveç atij të cilit i është bërë padrejtësi. Dhe Allahu është kurdoherë Gjithëdëgjues, i Gjithëditur.
149. Nëse ju (o njerëz) e publikoni një vepër të mirë, apo e fshehni atë, ose nëse falni një të keqe, vërtet Allahu është kurdoherë Falës, i Gjithëpushtetshëm.
150. Sigurisht, ata të cilët nuk besojnë Allahun dhe të Dërguarit e Tij dhe që duan të bëjnë dallime mes besimit në Allahun dhe në të Dërguarit e Tij (duke e besuar Allahun dhe duke mos i besuar të Dërguarit) duke thënë: "Ne besojmë disa prej tyre, por i mohojmë të tjerët" dhe që duan të bëjnë për vete një rrugë të ndërmjetme,
151. Këta në të vërtetë janë mosbesimtarë dhe për mohuesit Ne kemi përgatitur ndëshkim poshtërues.
152. Dhe atyre të cilët besojnë në Allahun dhe në të Dërguarit e Tij dhe nuk bëjnë dallim mes asnjërit prej tyre (të Dërguarve), Ne do t'u japim atyre shpërblimet e tyre dhe Allahu është vazhdimisht Falës i Madh, kurdoherë Mëshirëplotë.
153. Ithtarët e Librave të Parë (jehuditë) kërkojnë nga ti që të bësh t'u zbret atyre një libër nga qielli. Në të vërtetë ata i kërkuan Musait akoma më tepër se kjo, kur (i) thanë: "Na e trego Allahun hapur ta shohim të gjithë," por ata u goditën me rrufe (të papritur) për shkak të poshtërsisë së tyre. Më pas ata adhuruan viçin edhe pasi u kishin ardhur prova e shenja të qarta. Prapëseprapë Ne i falëm ata dhe i dhamë Musait provë autoriteti të qartë e të pakundërshtueshëm.
154. Dhe për besë të tyre, Ne ngritëm mbi ta Malin (Sina) dhe (në një rast tjetër) Ne u thamë: "Hyni te porta duke rënë në sexhde me nënshtrim." Dhe Ne i urdhëruam ata: "Mos e tejkaloni në çështjen e së Shtunës (duke bërë punë të përditshme dynjaje këtë ditë)." Dhe Ne morëm prej tyre besë të fortë.
155. Për shkak të thyerjes së besës së dhënë dhe për shkak të mohimit të Ajeteve të Allahut dhe për shkak të vrasjes padrejtësisht prej tyre të Pejgamberëve dhe për shkak të thënies së tyre: "Zemrat tona janë të mbështjella (nuk kuptojmë çfarë na thanë Pejgamberët)," por në të

vërtetë Allahu ka vënë mbulesë mbi zemrat e tyre për shkak të mosbesimit të tyre, kështu që ata nuk besojnë veçse pak.
156. Dhe për shkak të mosbesimit të tyre (jehudive), si dhe për shkak të fjalëve të pavërteta e të rënda shpifëse kundër Merjemes duke e fajësuar atë (për lindje të fëmijës në mënyrë të paligjshme);
157. Edhe për shkak të thënies së tyre (duke u mburrur): "Ne e vramë Mesihun, Isain, birin e Merjemes, të Dërguarin e Allahut,"- por ata nuk e vranë atë, as nuk e kryqëzuan, por kështu iu duk atyre; dhe ata që kanë mosmarrëveshje për këtë, kanë mjaft dyshime në të. Ata nuk kanë aspak dije (të qartë), duke mos ndjekur gjë tjetër, veçse hamendje, pasi sigurisht që ata nuk e vranë atë (Isain):
158. Por Allahu e ngriti atë (Isain) lart (me trup e me shpirt) pranë Vetes së Tij. Dhe Allahu është kurdoherë i Gjithëfuqishmi, më i Urti Gjithëgjykues (i Cili vë çdo gjë në vendin e vet).
159. Dhe të gjithë nga ithtarët e Librave të Parë (jehudi e të krishterë) duhet doemos të besojnë në të (Isain, birin e Merjemes vetëm si i Dërguar i Allahut dhe qenie njerëzore) para vdekjes së çdonjërit prej tyre (dhe nuk ka rrugë tjetër: ose të besojnë, ose të bëhen përfundimisht banorë të përhershëm të Zjarrit). Dhe Ditën e Kijametit ai (Isai) do të jetë dëshmues kundër tyre.
160. Për shkak të padrejtësive të jehudive, Ne i bëmë të palejuara për ta disa ushqime të mira të cilat kanë qenë të lejuara për ta dhe për shkak se ndalonin shumë njerëz të ndjekin Rrugën e Allahut;
161. Dhe për shkak të marrjes së kamatës (Riba) prej tyre, megjithëse e kishin të ndaluar që ta marrin atë dhe për shkak të marrjes pa të drejtë dhe të gllabërimit të pasurisë së tjetrit (grabitje, ryshfete etj). Dhe kështu Ne kemi përgatitur dënim të dhimbshëm për mosbesimtarët.
162. Por ata nga mesi i tyre të cilët janë të mbështetur fort në dije dhe besimtarët, besojnë në atë që të është zbritur ty dhe në çfarë është zbritur para teje dhe të cilët kryejnë rregullisht faljet e përcaktuara dhe të cilët japin Zekatin, dhe të cilët besojnë Allahun dhe Ditën e Fundit, mu këtyre Ne do t'u japim shpërblim të madh.
163. Vërtet, Ne të kemi frymëzuar ty (O Muhammed), siç frymëzuam Nuhin dhe Pejgamberët pas tij. Ne gjithashtu frymëzuam Ibrahimin, Ismailin, Is'hakun, Jakubin dhe Al-Asbat (dymbëdhjetë bijtë e Jakubit), Isain, Ejubin, Junusin, Harunin dhe Sulejmanin. Dhe Daudit Ne i dhamë Zeburin.
164. Ka të Dërguar që Ne t'i kemi përmendur më parë, ka edhe të Dërguar që Ne nuk t'i kemi përmendur ty,- dhe Musait Allahu i foli drejtpërdrejtë me fjalë.
165. Të Dërguar si përgëzues dhe si paralajmërues në mënyrë që njerëzimi të mos ketë më arsye për t'u shfajësuar ndaj Allahut pas të Dërguarve. Dhe Allahu është kurdoherë i Gjithëfuqishëm, më i Urti Gjithëgjykues.
166. Por Allahu është Dëshmues për atë (Kur'anin) që Ai ta ka zbritur ty (O Muhammed): Ai e ka zbritur atë me Dijen e Tij dhe për këtë dëshmojnë edhe melekët. Dhe Allahu është i Gjithëmjaftueshëm si Dëshmues.
167. Me të vërtetë, ata që mohojnë (duke e fshehur të vërtetën për Pejgamberin Muhammed a.s. dhe Mesazhin e tij për besimin e Pastër Islam në Një Zot të Vetëm, gjë e cila është e njohur ndër ta dhe e shkruar në Teurat dhe Inxhil) dhe që i ndalojnë (njerëzit) nga Rruga e Allahut, ata padyshim që e kanë gabuar rrugën tepër larg. (Tefsir Al-Kurtubi).
168. Sigurisht, ata që nuk besuan dhe bënë gabim të madh (duke e fshehur të vërtetën për Pejgamberin Muhammed a.s.), Allahu nuk do t'i falë ata dhe as nuk do t'i drejtojë në ndonjë rrugë - (Tefsir Al-Kurtubi).
169. Përveç rrugës së Xhehenemit për të banuar në të përgjithmonë. Dhe kjo për Allahun është kurdoherë gjë e lehtë.
170. O ju njerëz! Me të vërtetë, juve ju ka ardhur i Dërguari (Muhammedi a.s.) me të vërtetën nga Zoti juaj, kështu që besojeni atë; kjo është më mirë për ju. Por nëse ju nuk besoni, atëherë të Allahut janë gjithë ç'ka në qiej dhe gjithë ç'ka në tokë dhe Allahu është kurdoherë i Gjithëditur, më i Urti Gjithëgjykues.
171. O ithtarë të Librave të Parë (të krishterë)! Mos i kaloni kufijtë në fenë tuaj, as mos thoni për Allahun veçse të vërtetën. Mesihu Isa, biri i Merjemes, ishte vetëm i Dërguar i Allahut dhe Fjala e Tij ("Bëhu!"- dhe ai u bë) dhuruar Merjemes dhe shpirt (si shpirtërat e tjerë) i krijuar prej Tij, kështu që besoni pra Allahun dhe të Dërguarit e Tij. Mos thoni: "Tre!" Ndalohuni (nga kjo)! Është më mirë për ju, sepse Allahu është Një Ilah, Një Zot dhe i Vetëm. Lavdi i qoftë Atij! Më i Lartësuari është Ai, përtej asaj që Ai të ketë bir. Atij i takojnë gjithë ç'është në qiej dhe

gjithë ç'është në tokë. Dhe Allahu është kurdoherë i Gjithëmjaftueshëm si Rregullues i të gjitha punëve.
172. Mesihu (Isai) kurrë nuk do ta përbuzte të ishte rob i Allahut, as edhe Melekët që janë pranë (Allahut). Dhe kushdo që nuk pranon adhurimin e Tij (të Allahut Një e të Vetëm) dhe krenohet, (padyshim) Ai do t'i mbledhë të gjithë tek Ai (Ditën e Llogarisë për gjykim).
173. Kështu, sa për ata që besuan (në Njësinë e Allahut, në Islam) dhe punuan drejtësinë, atëherë Ai do t'u japë këtyre shpërblimin që u takon madje edhe më shumë nga Begatitë e Tij. Por, sa për ata që nuk pranojnë ta adhurojnë Atë dhe janë krenarë, Ai do t'i ndëshkojë ata me dënim të dhimbshëm dhe (ata) nuk do të gjejnë për veten e tyre në vend të Allahut as mbrojtës dhe as ndihmues.
174. O njerëz! Vërtet ka ardhur tek ju një provë bindëse (Muhammedi a.s.) nga Zoti juaj dhe Ne ju kemi zbritur një dritë të qartë (Kur'anin).
175. Kështu, për sa u takon atyre që besuan në Allahun dhe u mbështetën fort tek Ai, Ai do t'i pranojë ata te Përkujtimi dhe Mirësitë e Tij (në Xhennet) dhe do t'i udhëzojë drejt Tij me Rrugë të Drejtë.
176. Të pyesin ty për të gjykuar. Thuaj: "Allahu urdhëron në këtë mënyrë për Al-Kalalah (të shkretuarit - ata të cilët nuk lënë as paraardhës e as pasardhës si trashëgues): Nëse ai që vdes është burrë duke lënë pas një motër, por asnjë fëmijë, ajo do të marrë gjysmën e trashëgimisë; nëse i ndjeri është grua e cila nuk ka lënë asnjë fëmijë, atëherë trashëgiminë e saj e merr vëllai i saj; nëse janë dy motra, ato do të kenë dy të tretën; nëse ka vëllezër dhe motra, meshkujt do të marrin dyfishin e pjesës së femrave. Kështu pra jua bën të qartë Allahu Ligjin e Tij, që të mos gaboni. Dhe Allahu është i Gjithëditur për çdo gjë."

# El Maideh - Sofra e shtruar

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

1. O ju që keni besuar! Përmbushni detyrimet tuaja. Të lejuara për ju për t'u ngrënë janë të gjitha kafshët përveç atyre të cilat do t'ju bëhen të njohura (më tej), (ndërsa) gjahu ju ndalohet kur jeni në gjendje Ihrami gjatë vizitës së Ka'bës (për Umre ose për Haxh). Sigurisht që Allahu urdhëron çfarë do Ai.
2. O ju që keni besuar! Mos cënoni shenjtërinë e Shenjave të Allahut, as të Muajit të Shenjtë, as të kafshëve të sjella për kurban, as atë me qafore (të caktuar për kurban), as njerëzit që vijnë në Shtëpinë e Shenjtë (në Mekë) për të kërkuar mirësinë dhe kënaqësinë e Zotit të tyre. Por kur të kaloni gjendjen e Ihramit, mund të gjuani dhe urrejtja ndaj disa njerëzve të cilët ju ndaluan ju njëherë nga vizita e El-Mesxhid El-Haram (e Xhamisë së Shenjtë në Mekë) të mos bëhet shkak që t'ju çojë ju në tejkalime (dhe armiqësi prej jush), por ndihmoni njëri-tjetrin në El-Birr dhe Et-Takva (mirësi, dëlirësi dhe përkushtim e frikë ndaj Allahut) dhe mos e ndihmoni njëri-tjetrin në gjynah dhe zemërim (duke kaluar kështu kufijtë). Dhe kini frikë Allahun, sepse padyshim që Allahu është i Ashpër në ndëshkim.
3. Të ndaluara për ju (për t'i ngrënë) janë: bagëtitë e ngordhura (e të patherura), gjaku, mishi i derrit dhe mishi i atyre kafshëve që janë bërë kurban për të tjerë e jo për Allahun, ose që janë bërë kurban për idhuj, ose mishi i atyre kafshëve mbi të cilat nuk është përmendur Emri i Allahut kur janë therur, mishi i kafshëve të mbytura, ose që kanë ngordhur nga goditja, nga rrëzimi, nga çjerrja me brirë dhe ajo që është kafshuar nga egërsira nëse nuk e therni dot para se të ngordhë,- si edhe mishi i atyre që janë therur në Nusub (altarë guri ku bëhet kurban në emër të idhujve, xhindeve, melekëve, njerëzve të shquar, shenjtorëve etj). E ndaluar është edhe të përdorni shigjeta për të kërkuar fatin ose për short. E gjithë kjo është Fiskun (mosnënshtrim ndaj Allahut dhe gjynah, gjë e dënueshme). Këtë ditë, ata të cilët nuk besuan kanë humbur të gjitha shpresat për fenë tuaj (që t'ju joshin e t'ju largojnë nga Besimi Islam), kështu që mos i kini frikë ata, por m'u frikësoni Mua. Këtë ditë Unë e përsosa fenë tuaj për ju, plotësova Mirësinë Time mbi ju dhe zgjodha për ju Islamin fe. Por sa për atë i cili shtrëngohet nga uria e madhe, pa qëllim për të bërë gjynah (të tillët mund të hanë nga ato që u përmendën më lart), atëherë Allahu është gjithnjë Falës i Madh, Mëshirëplotë.
4. Të pyesin ty (O Muhammed) se ç'është e lejuar për ta (për t'u ushqyer). Thuaj: "Të lejuara për ju janë Et-Tajjibat (të gjitha ushqimet e mira dhe të pastra, të lejuara nga Allahu). Sa për ato kafshë e shpezë gjahu të cilat ju i keni stërvitur për të gjuajtur, duke i stërvitur e mësuar siç ju ka udhëzuar Allahu, hani çfarë ato kapin për ju, por shqiptoni Emrin e Allahut mbi të dhe kijeni frikë Allahun. Vërtet Allahu është më i Shpejti në llogari."

5. Janë bërë të ligjshme këtë ditë Et-Tajjibat (të gjitha ushqimet e mira e të pastra të lejuara nga Allahu). Ushqimi (mishi i bagëtive të therura, i kafshëve të tjera të ngrënshme etj) i ithtarëve të Librave të Parë (jehudive dhe të krishterëve) është i ligjshëm për ju dhe i juaji është i lejuar për ta. (Të lejuara për ju për t'u martuar) janë gratë e dëlira besimtare dhe gratë e dëlira nga ato të cilëve u janë zbritur Librat e Parë (jehudi e të krishterë) para jush, kur t'u keni dhënë atyre Mahrin (vlerën e përcaktuar) e duhur duke dëshiruar ndershmëri (duke u bashkuar në mënyrë të ligjshme). Dhe kushdo që mohon Besimin (Islam), atëherë puna e tij është e pavlerë dhe në Botën e Pastajme ai do të jetë prej të humburve.
6. O ju që keni besuar! Kur doni të kryeni faljen, lani fytyrat tuaja dhe duart tuaja deri në bërryla, kaloni duart e lagura mbi kokat tuaja, lani edhe këmbët deri në nyje. Nëse jeni në gjendje Xhunubi (të papastër nga marradhaniet me bashkëshortet ose si pasojë e ëndrrave të lagura), pastrohuni krejtësisht (lani gjithë trupin). Por në qoftë se jeni të sëmurë ose në udhëtim, ose pas kryerjes së nevojave vetjake, ose nga afrimi me bashkëshortet (ose ëndërrat e lagura etj) dhe nuk gjeni ujë, atëherë merrni Tejemum me dhe të pastër duke fërkuar fytyrat tuaja dhe duart. Allahu nuk do që t'ju vë në vështirësi, por Ai don t'ju pastrojë ju dhe të plotësojë Mirësitë e Tij mbi ju, që ju të mund të falënderoni.
7. Dhe mbani në mendje Përkujtimin e Allahut mbi ju dhe Besën e Tij që lidhi me ju kur thatë: "Dëgjuam dhe u bindëm" dhe kijeni frikë Allahun. Vërtet Allahu është i Gjithëdituri për (gjithë të fshehtat në) gjokset tuaj.
8. O ju që keni besuar! Jini të fortë për Allahun dhe jini dëshmitarë të drejtë e mos lejoni që armiku dhe urrejtja ndaj të tjerëve t'ju bëjë që t'i shmangeni drejtësisë. Jini të drejtë: kjo është më afër përkushtimit dhe kini frikë Allahun. Padyshim që Allahu është në Dijeni të plotë për çdo gjë që ju veproni.
9. Allahu u ka premtuar atyre që besojnë (në Allahun dhe Islamin) dhe bëjnë vepra të drejta, se për ta do të ketë falje dhe shpërblim të madh (Xhennetin).
10. Ata të cilët mohojnë dhe përgënjeshtrojnë Ajetet Tona (provat, treguesit, shpalljet), janë ata të cilët do të jenë banorët e Zjarrit të Xhehenemit.
11. O ju që keni besuar! Kujtoni Përkujtimin e Allahut mbi ju, kur disa njerëz donin t'i zgjasin duart e veta kundër jush, por Allahu i zbrapsi duart e tyre prej jush. Kështu pra, kini frikë Allahun dhe vetëm tek Allahu le të vënë gjithë shpresat besimtarët.
12. Në të vërtetë Allahu mori betimin nga Bijtë e Israilit (jehuditë) dhe Ne caktuam dymbëdhjetë udhëheqës prej tyre. Allahu tha: "Unë jam me ju nëse ju kryeni rregullisht faljet, jepni Zekatin dhe besoni në të Dërguarit e Mi, i nderoni dhe i ndihmoni ata dhe lini tek Allahu hua të mirë (për ta marrë në Jetën Tjetër prej Tij). Padyshim që Unë do t'jua fal gjynahet dhe do t'ju pranoj në Kopshte (Xhennete) poshtë të cilëve rrjedhin lumenj. Por nëse ndonjë prej jush mohon pas kësaj, ai vërtet është i humbur prej Rrugës së Vërtetë."
13. Kështu, për shkak se ata e thyen besën e dhënë, Ne i mallkuam ata dhe i bëmë zemrat e tyre gjithnjë e më të forta, gur. Ata u ndërrojnë fjalëve vendet e tyre të vërteta dhe kanë braktisur një pjesë të mirë të Mesazhit që iu dërgua atyre. Dhe ju vazhdimisht do të vëreni mashtrime tek ata, përveç të një pakice prej tyre, por ju i falni dhe mos ua vini re (mos i ndëshkoni për krimet e tyre). Vërtet Allahu i do Muhsinunët (ata që punojnë mirë në Rrugën e Allahut).
14. Edhe nga ata të cilët e quajnë veten të krishterë, Ne e morëm besën e tyre, por ata kanë braktisur një pjesë të mirë të Mesazhit që iu dërgua atyre. Kështu Ne mbollëm mes tyre armiqësi dhe urrejtje deri në Ditën e Ringjalljes (kur ata hodhën tej Librin e Allahut, nuk iu bindën të Dërguarve të Allahut dhe Urdhërave të Tij dhe tejkaluan jashtë mase çdo kufi në mosbindje ndaj Allahut). Dhe Allahu do t'ua bëjë të ditur atyre çfarë kanë bërë.
15. O ithtarë të Librave të Parë (jehudi dhe të krishterë)! Tash ka ardhur tek ju i Dërguari Ynë (Muhammedi a.s.) duke ju shpjeguar mjaft prej atyre gjërave që ju i keni fshehur gjithnjë nga Libri juaj ose i keni kaluar shumë të tjera (lehtë e duke i lënë pa shpjeguar). Vërtet që ju ka ardhur nga Allahu një Dritë (Pejgamberi a.s.) dhe një Libër i qartë (e ndriçues - Kur'ani).
16. Me anë të të cilit Allahu udhëheq të gjithë ata të cilët kërkojnë Kënaqësinë e Tij drejt rrugëve të paqës dhe Ai i nxjerr ata nga errësira në dritë me Vullnetin e Tij dhe i udhëzon në Rrugën e Drejtë (Islam).
17. Padyshim që në mosbesim janë ata të cilët thanë se Allahu është Mesihu, biri i Merjemes. Thuaju: "Atëherë kush ka fuqi sadopak kundër Allahut, nëse Ai do të shkatërronte Mesihun (Isain), birin e Merjemes, nënën e tij dhe gjithë ata që janë në tokë së bashku?" Dhe Allahut i takon sundimi i qiejve dhe i tokës dhe i gjithë ç'ka mes tyre. Ai krijon çfarë Ai do dhe Allahu është i Zoti për të bërë gjithçka.

18. Jehuditë dhe të krishterët thonë: "Ne jemi bijtë e Allahut dhe të dashurit (të zgjedhurit) e Tij." Thuaju: "Përse atëherë Ai ju ndëshkon ju për gjynahet tuaja?" Por jo! Ju nuk jeni vetëm se qenie njerëzore, nga ato që Ai ka krijuar; Ai fal atë që Ai do dhe ndëshkon atë që Ai do dhe Allahut i takon sundimi i qiejve dhe i tokës dhe i gjithë ç'ka ndërmjet tyre dhe tek Allahu është kthimi i të gjithëve.
19. O ithtarë të Librave të Parë (jehudi e të krishterë)! Tash ka ardhur mes jush i Dërguari Ynë (Muhammedi a.s.) duke jua qartësuar gjërat pas një ndërprerje në vazhdimësi të të Dërguarve, në mënyrë që të mos thoni: "Neve nuk na ka ardhur ndonjë përgëzues dhe këshillues." Pra ja, ju erdhi përgëzuesi dhe këshilluesi. Dhe Allahu është i Zoti për të bërë gjithçka.
20. Kujto kur Musai i tha popullit të tij: "O populli im! Përkujtoni Mirësitë e Allahut mbi ju, kur Ai nxorri Pejgamberë nga gjiri juaj, ju bëri mbretër dhe ju dha çfarë Ai nuk i kishte dhënë askujt në gjithë Alemin (ndër njerëz e xhinde më parë).
21. O populli im! Hyni në tokën e shenjtë (Palestinë) të cilën Allahu e ka përcaktuar për ju dhe mos u ktheni mbrapa (në arrati), sepse kështu pastaj do të ktheheni të humbur."
22. Ata thanë: "O Musa! Aty është një popull i fuqishëm dhe ne nuk do të hyjmë në të, deri sa ata të largohen prej tij. Kur ata të ikin, atëherë ne do të hyjmë në të."
23. Dy burra prej atyre të cilët e kishin frikë Allahun dhe të cilëve Allahu u kishte dhuruar Mirësinë e Tij (ata të dy ishin Jusha dhe Kaleb) thanë: "I sulmoni nga porta, sepse kur ju të hyni brenda, fitorja do të jetë e juaja dhe vini shpresat tuaja vetëm tek Allahu, nëse jeni besimtarë të vërtetë."
24. Ata thanë: "O Musa! Ne kurrë nuk do të hyjmë në të përderisa ata janë aty. Kështu që, shko ti dhe Zoti yt dhe luftoni ju të dy, ndërsa ne nuk po luajmë fare prej këtu ku jemi."
25. Ai (Musai) tha: "Zoti im! Unë kam fuqi veçse për veten time dhe për vëllain tim, kështu që na veço neve prej popullit që është Fasikun (i panënshtruar dhe i pabindur ndaj Allahut)."
26. (Allahu) Tha: "Atëherë ajo (toka e shenjtë e premtuar) është e ndaluar për ta dyzet vjet. Të humbur do të enden nëpër tokë. Kështu që mos të të vijë keq për popullin Fasikun (të panënshtruar dhe të pabindur ndaj Allahut)."
27. Lexoju (O Muhammed) atyre (jehudive) edhe tregimin e vërtetë për dy djemtë e Ademit (Habilit dhe Kabilit), kur të dy flijuan kurban (për Allahun), dhe ai iu pranua vetëm njërit e tjetrit jo. I dyti (ai, të cilit nuk iu pranua kurbani) i tha të parit: "Do të të vras me të vërtetë." I pari tha: "Vërtet Allahu pranon vetëm prej atyre që janë El-Muttekunë (të përkushtuar në Besimin e Pastër Islam).
28. Në qoftë se ngre dorë kundër meje për të më vrarë, unë kurrë nuk do të ngre dorën time kundër teje për të të vrarë ty, pasi unë i frikësohem Allahut, Zotit të Aleminit (njerëzve, xhindeve dhe gjithë ç'ekziston).
29. Vërtet unë dua që ti të marrësh edhe gjynahin tim mbi veten tënde bashkë me tëndin dhe atëherë ti do të jesh prej banorëve të Zjarrit dhe ky është shpërblimi për Dhalimunët (keqbërësit e mosbesimtarët)."
30. Kështu Nefsi (nepsi, uni) i të dytit e nxiti atë duke ia paraqitur si të drejtë vrasjen e vëllait të vet; ai e vrau atë dhe kështu u bë prej të humburve.
31. Pastaj Allahu dërgoi një korb i cili gërvishti me kthetra në tokë për t'i treguar atij që ta fshehë trupin e vdekur të vëllait të tij. Ai (vrasësi) tha: "Mallkuar qofsha! A nuk jam i aftë as sa ky korb që ta fsheh trupin e vdekur të vëllait tim?" Pastaj u bë prej atyre që ndjejnë dhimbshuri.
32. Për këtë shkak, Ne urdhëruam për Bijtë e Israilit që, nëse ndokush vriste dikë jo për shpagim vrasje apo për krime në tokë (pra vrasje të padrejtë), do të ishte sikur të kishte vrarë krejt njerëzimin. Nga ana tjetër, nëse ndokush shpëton një jetë, do të ishte sikur të kishte shpëtuar jetën e gjithë njerëzimit. Dhe me të vërtetë, edhe pse atyre u shkuan të Dërguarit Tanë me shenja e prova të qarta, megjithatë edhe pas kësaj, shumë prej tyre vazhduan të kalojnë kufijtë në tokë.
33. Shpërblimi për ata që bëjnë luftë kundër Allahut dhe të Dërguarit të Tij dhe kryejnë mizori në tokë, është vetëm që ata të vriten ose të kryqëzohen, ose t'u pritet njëra dorë dhe këmba tjetër (dora e djathtë dhe këmba e majtë), ose të dëbohen nga vendi i tyre. Ky është turpi i tyre në këtë botë, ndërsa në Jetën e Fundit ata do të kenë ndëshkim të madh.
34. Përveç atyre të cilët (pasi kanë ikur dhe pastaj) kthehen prapë (si muslimanë) me pendim para se të hyjnë nën pushtetin tuaj; në rast të tillë dijeni se Allahu është vërtet gjithnjë Falës i Madh, Mëshirëplotë.

35. O ju që keni besuar! Plotësoni detyrat ndaj Allahut dhe kijeni frikë Atë. Kërkoni rrugë për t'iu afruar Atij dhe përpiquni e luftoni për Çështjen e Tij sa të mundeni, që të mund të jeni të fituar.
36. Sigurisht ata që nuk besojnë, sikur të kishin gjithë ç'ka në tokë e edhe një herë aq për të liruar veten nga Ndëshkimi i Allahut në Ditën e Ringjalljes, nuk do t'u pranohet atyre dhe për ta do të ketë dënim të dhimbshëm.
37. Ata do të dëshirojnë të dalin nga Zjarri, por ata kurrë nuk do të dalin dot që andej dhe për ta do të ketë dënim të përhershëm.
38. Priteni dorën e djathtë (në kyç) për vjedhësit, mashkull apo femër, si shpërblim për atë çfarë kanë kryer, ndëshkim për t'u bërë shembull nga Allahu. Dhe Allahu është i Gjithëfuqishmi, më i Urti Gjithëgjykues.
39. Por kushdo që pendohet pas krimit të bërë dhe kryen vepra të mira e të drejta (duke iu nënshtruar Allahut), atëherë sigurisht që Allahu do ta falë atë (do t'ia pranojë pendimin). Padyshim që Allahu është gjithnjë Falës i Madh, Mëshirëplotë.
40. A nuk e dini se vetëm Allahut i takon sundimi i qiejve dhe i tokës! Ai ndëshkon atë që Ai do dhe Ai fal atë që Ai do. Dhe Allahu është i Zoti për të bërë çdo gjë.
41. O i Dërguar! Mos u shqetëso për ata të cilët me të shpejt bien në mosbesim, të atillë që thonë: "Ne besojmë" me gojë, por në zemrat e tyre nuk ka aspak besim. Ka edhe nga jehuditë prej atyre që dëgjojnë me zell çdo gënjeshtër - dëgjojnë edhe prej atyre që as nuk kanë ardhur fare tek ti. Ata shtrembërojnë fjalët duke ua ndërruar vendin; ata thonë (u thonë njerëzve): "Në qoftë se ju jepet kjo gjë e kjo gjë, merreni atë, por në qoftë se nuk ju jepen këto gjëra, atëherë refuzoni!" Dhe për këdo që Allahu dëshiron ta fusë në Fitneh (gabim, sprovë për shkak të mospranimit të Besimit), ju nuk mund të bëni asgjë kundër Allahut. Janë ata, zemrat e të cilëve Allahu nuk do t'i pastrojë (nga mosbesimi dhe hipokrizia); për ta ka turpërim në këtë botë dhe në Botën e Pastajme ndëshkim të madh.
42. (Atyre u pëlqen) të dëgjojnë gjëra të rreme, të gëlltisin çdo gjë të ndaluar. Kështu që, nëse ata vijnë tek ti, ose gjyko mes tyre ose shmangu prej tyre. Në qoftë se shmangesh prej tyre, ata nuk mund të të sjellin ty kurrfarë dëmi, ndërsa po të gjykosh mes tyre, gjyko me drejtësi. Vërtet që Allahu i do ata që veprojnë me drejtësi.
43. Po si kërkojnë ata gjykimin tënd, kur ata e kanë Teuratin në të cilin është Gjykimi (i qartë) i Allahut?! Megjithatë, edhe pas kësaj ata shmangen, pasi ata nuk janë besimtarë të vërtetë.
44. Vërtet që Ne ia zbritëm Teuratin (Musait) dhe aty pat udhëzim dhe dritë, me anë të të cilit Pejgamberët që iu nënshtruan Vullnetit të Allahut plotësisht, gjykuan dhe i udhëhoqën jehuditë. (Po kështu) edhe rabbinët, edhe udhëheqësit dijetarë të fesë (i gjykuan jehuditë me anë të Teuratit pas Pejgamberëve), sepse atyre iu ishte besuar mbrojtja e Librit të Allahut dhe për më tepër ata ishin edhe dëshmues. Kësisoj mos kini frikë nga njerëzit, por m'u frikësoni Mua (o jehudi) dhe mos i shisni Fjalët e Mia për një çmim të mjerë. Dhe kushdo që nuk gjykon me atë që ka shpallur Allahu (me Ligjin e Allahut), të këtillët janë Kafira (jobesimtarë).
45. Dhe nga kjo pikëpamje, Ne urdhëruam për ta: "Jetë për jetë, sy për sy, hundë për hundë, vesh për vesh, dhëmb për dhëmb, dhe plagët barabar për secilin." Por nëse ndonjë e fal shpagimin për Sadaka (bamirësi), kjo do të pranohet si shlyerje (e mëkateve) për të. Dhe kushdo që nuk gjykon me atë që ka shpallur Allahu, të këtillët janë Dhalimunë (mizorë, mosbesimtarë).
46. Ne vazhduam gjurmët e tyre me Isain, birin e Merjemes, duke vërtetuar Teuratin që pat ardhur para tij dhe Ne i dhamë atij Inxhilin në të cilin kishte udhëzim dhe dritë si dhe vërtetim të Teuratit që pat ardhur para tij (Inxhilit), udhëheqje dhe këshillim për Muttekinët (të përkushtuarit në Besimin e Pastër Islam).
47. Le të gjykojnë atëherë ithtarët e Inxhilit me atë që shpalli Allahu në të dhe kushdo që nuk gjykon me atë që ka shpallur Allahu, të këtillët janë Fasikunë (të pabindur e të panënshtruar ndaj Allahut).
48. Dhe Ne të kemi dërguar ty (O Muhammed) Librin (Kur'anin) me të vërtetën duke vërtetuar Librat e Parë që patën ardhur para tij dhe Muhajminun (i besueshëm në shkallën më të lartë dhe dëshmues) për ta (Librat e Parë), kështu që gjyko mes tyre me atë që ka shpallur Allahu dhe mos u shko pas dëshirave të tyre të kota duke u shmangur kështu nga e vërteta e cila të ka ardhur ty. Për secilin prej jush Ne kemi përshkruar një ligj dhe një rrugë të qartë. Po të kishte dashur Allahu, Ai do të kishte mundur t'ju bënte ju një komb, por (Qëllimi i Tij është) që t'ju provojë ju në atë që Ai ju ka dhënë, kështu që përpiquni e bëni garë për vepra të mira. Kthimi i juaj i të gjithëve është tek Allahu dhe atëherë Ai do t'ju njoftojë për çfarë ndryshuat ju mes veti.

49. Dhe në këtë mënyrë (ti o Muhammed) gjyko mes tyre me atë që të ka shpallur Allahu dhe mos u shko pas dëshirave të tyre të kota, por tregohu i vëmendshëm ndaj tyre që të mos kthejnë e të largojnë nga disa gjëra të cilat Allahu t'i ka zbritur ty. Por nëse ata largohen, atëherë dije se është Dëshira e Allahut për t'i ndëshkuar ata për disa mëkate të tyre. Dhe vërtet shumica e njerëzve janë Fasikunë (të pabindur e të panënshtruar ndaj Allahut).
50. A mos kërkojnë atëherë gjykimin e kohës së injorancës (padijes, para Islamit)? E kush është më i mirë në gjykim se sa Allahu, për një popull që ka një Besim të fortë?
51. O ju që keni besuar! Mos i zini jehuditë dhe të krishterët për Eulija (shokë, miq e mbrojtës). Ata janë shokë, miq e mbrojtës vetëm për njëri-tjetrin dhe nëse ndonjë prej jush i zë ata Eulija, atëherë nuk ka dyshim se ai është një prej tyre. Sigurisht që Allahu nuk e udhëzon atë popull që është Dhalimun (keqbërës, mohues).
52. Dhe i shihni ata, zemrat e të cilëve janë të sëmuara (me hipokrizi), të vrapojnë në shoqërinë e tyre duke thënë: "Ne kemi frikë se mos po na sjellin ndonjë fatkeqësi." Mbase Allahu mund të sjellë fitore ose vendim sipas Vullnetit të Tij. Atëherë atyre do t'u vijë keq për atë çfarë mbanin të fshehur në veten e tyre.
53. Ndërsa ata që besojnë, do të thonë: "A këta janë ata njerëz (hipokritë) të cilët dhanë betimet më të forta në Allahun se ata ishin me ju (muslimanët)?" Gjithçka që ata bënë ka shkuar kot (për shkak të hipokrizisë së tyre) dhe e bënë veten të humbur.
54. O ju që keni besuar! Kushdo nga ju që tradhton e braktis fenë e tij (Islamin), atëherë Allahu do të sjellë një popull që Ai do ta dojë dhe ata do ta duan Atë: (një popull) të përulur ndaj besimtarëve, të rreptë ndaj mosbesimtarëve, që luftojnë në Rrugën e Allahut dhe që nuk i frikësohen fajësimeve të fajësuesve (ose të atyre që janë vetë fajtor). Kjo është Dashamirësia e Allahut të cilën Ai e lëshon mbi ata që Ai do. Dhe Allahu është i Gjithëmjaftueshëm për të përmbushur nevojat e krijesave të Tij, i Gjithëditur.
55. Vërtet që Valiu (Mbrojtësi e Ndihmuesi më i mirë) për ju është Allahu, është i Dërguari i Tij, janë besimtarët, - ata që kryejnë rregullisht e në mënyrë të përkryer faljet e rregullta ditore sipas kohëve, që japin Zekatin dhe ata që përkulen (ia nënshtrojnë veten me bindje Allahut në falje).
56. Dhe kushdo që zgjedh Allahun, të Dërguarin e Tij dhe ata që kanë besuar si Mbrojtës, atëherë, Partia e Allahut do të jetë fitimtare.
57. O ju që keni besuar! Mos i zini Eulija (shokë, miq e mbrojtës) ata të cilët e marrin fenë tuaj për tallje dhe dëfrim, prej atyre të cilëve iu dhanë Librat e Parë (jehudi e të krishterë) para jush, as nga mosbesimtarët dhe kini frikë Allahun nëse me të vërtetë jeni besimtarë të vendosur.
58. Edhe thirrjen tuaj (Ezanin) për falje, ata e marrin për tallje e lojë; kjo ngaqë ata janë popull që nuk kupton.
59. Thuaju: "O ithtarë të Librave të Parë! A na shani ne vetëm pse besojmë në Allahun dhe në Shpalljen që na është zbritur neve, edhe në çfarë është zbritur përpara nesh?" S'ka dyshim se shumica juaj janë Fasikunë (të panënshtruar e të pabindur ndaj Allahut).
60. Thuaju (O Muhammed, popujve të Librave të Parë): "A t'ju njoftoj për një gjë akoma më të keqe se kjo. Duke pasur parasysh shpërblimin nga ana e Allahut: ata (jehuditë) të cilët morën mbi vete Mallkimin e Allahut dhe Zemërimin e Tij, ata (disa) prej të cilëve Ai i shëndrroi në majmuna dhe në derra, ata të cilët adhuruan Taghutin (perëndi e zot të paqenë); të këtillët janë në shkallën më të keqe (në Ditën e Ringjalljes, në Zjarr të Xhehenemit) dhe tepër larg nga Rruga e Drejtë."
61. Kur vijnë tek ti, ata thonë: "Ne besojmë," por në të vërtetë ata hyjnë me qëllim të mosbesimit dhe po kështu dalin (pa besuar). Dhe Allahu e di më së miri se çka fshehin ata.
62. Shumë prej tyre (jehudive) i sheh se si nxitojnë drejt gjynaheve dhe shkeljes së Ligjeve (të Allahut) dhe se si hanë prej gjërave të palejuara (haram, ryshfete dhe fajde etj). Me të vërtetë e poshtër është ajo çfarë ata punojnë.
63. Përse rabbinët (dijetarët e fesë jehude) dhe udhëheqësit e tjerë të tyre nuk i ndalojnë ata nga përfolja e fjalëve të ulëta (mëkatare) dhe nga të ngrënët e gjërave të palejuara? Vërtet e poshtër është ajo që ata punojnë.
64. Jehuditë thonë: "Dora e Allahut është e lidhur (e shtrënguar, Ai nuk dhuron dhe nuk shpenzon nga Begatitë e Tij). "Qofshin të shtanguara duart e tyre dhe qofshin të mallkuar ata, për çfarë u nxorri goja! Përkundrazi, të Dy Duart e Tij janë gjerësisht të shtrira. Ai shpenzon nga Begatitë e Tij ashtu siç do Ai. Në të vërtetë, Shpallja Hyjnore e cila të ka zbritur ty nga Allahu, shton te shumica e tyre kokëfortësi mosnënshtrimi dhe mosbesimi. Ne kemi futur ndërmjet tyre armiqësi dhe urrejtje deri në Ditën e Ringjalljes. Çdo herë që ata ndezin zjarrin e

luftës, Allahu ua shuajti atë, ndërsa ata gjithnjë përpiqen të bëjnë djallëzi në tokë. Dhe Allahu nuk i do Mufsidunët (ata që punojnë djallëzi në tokë).
65. Dhe vetëm sikur ithtarët e Librave të Parë të kishin besuar (Muhammedin a.s.), të kishin shmangur të keqen (gjynahin e madh, vënien shok Allahut) dhe të ishin bërë Muttekinë (të përkushtuar në Besimin e Pastër Islam), Ne me të vërtetë do t'i kishim fshirë krejt gjynahet e tyre dhe do t'i kishim pranuar ata ndër Kopshtet e Kënaqësisë (në Xhennet).
66. Dhe vetëm sikur të kishin punuar sipas Teuratit dhe Inxhilit dhe sipas asaj që është zbritur tash nga Zoti i tyre (sipas Kur'anit), ata sigurisht që do të kishin marrë furnizim (me bollëk) nga lart e nga poshtë këmbëve të tyre. Ka nga mesi i tyre njerëz të cilët janë në drejtim të vërtetë (ata punojnë sipas shpalljes së re, Kur'anit dhe e besojnë Pejgamberin Muhammed a.s.) por shumë prej tyre bëjnë vepra të liga.
67. O i Dërguar! Shpalle atë (Mesazhin) i cili të është zbritur ty nga Zoti yt dhe nëse nuk e bën këtë, atëherë nuk e ke shpallur Mesazhin e Tij (Nuk e ke çuar në vend Porosinë e Tij). Allahu do të të mbrojë ty nga njerëzit. Sigurisht që Allahu nuk e udhëzon një popull që nuk beson.
68. Thuaju: "O ithtarë të Librave të Parë! Nuk jeni në asnjë udhëzues të drejtë, derisa të mos punoni sipas Teuratit, Inxhilit dhe asaj (Kur'anit) që është zbritur tani tek ju nga Zoti juaj." Padyshim se ajo që të është zbritur (O Muhammed) nga Zoti yt, shton tek shumica e tyre kokëfortësinë për të mos u nënshtruar dhe mosbesimin. Në këtë mënyrë, mos të të vijë keq për një popull që nuk beson.
69. Me siguri ata që besuan (në Njësinë e Allahut, në të Dërguarin Muhammed a.s. dhe në shpalljen e tij, Kur'anin), që janë jehudi, sabianë, të krishterë - kushdo që beson Allahun dhe Ditën e Fundit dhe punon drejtësi, për ta nuk do të ketë aspak frikë e as nuk do të pikëllohen.
70. Me të vërtetë Ne morëm besën e Bijve të Israilit dhe u çuam atyre të Dërguar. Sa herë që u vinte atyre ndonjë i Dërguar me gjëra që ata nuk i dëshironin - disa prej atyre (të Dërguarve) i quajtën gënjeshtarë, ndërsa disa të tjerë ata i vranë.
71. Ata menduan se nuk do të kenë asnjë Fitneh (sprovë ose ndëshkim), kështu që ata u bënë të verbër e të shurdhër (nga Rruga e Drejtë). Pas kësaj Allahu iu kthye atyre (me Faljen e Tij), megjithatë përsëri shumë prej tyre u bënë të verbër e të shurdhër. Dhe Allahu është Gjithëvëzhgues për çdo gjë që ata bëjnë.
72. Sigurisht që mohuan ata të cilët thanë: "Allahu është Mesihu (Isai), biri i Merjemes." Ndërsa vetë Mesihu (Isai) u tha: "O Bijtë e Israilit! Adhuroni Allahun, Zotin tim dhe Zotin tuaj. Nuk ka dyshim se kushdo që i vë shok në adhurim Allahut, atëherë Allahu e ka bërë haram (të ndaluar) Xhennetin për të dhe vendbanimi i tij do të jetë Zjarri. Dhe për Dhalimunët (mosbesimtarët, keqbërësit e mizorët) nuk do të ketë asnjë ndihmues."
73. Vërtet që mohuan edhe ata të cilët thanë: "Allahu është i treti në treshen (në Trinitetin)." Por nuk ka Ilah (Zot, të adhuruar, që ka të drejtë të adhurohet) veç Një Ilah (Një Zot i Vetëm, Allahu) e i Vetëm. Dhe në qoftë se ata nuk ndalen nga ato që thonë, padyshim se për ata nga mesi i tyre që nuk besojnë, do të ketë dënim të dhimbshëm.
74. A nuk do t'i pendohen Allahut dhe të kërkojnë Faljen prej Tij? Pasi Allahu është gjithnjë Falës i Madh, Mëshirëplotë.
75. Dhe Mesihu, biri i Merjemes, nuk ishte veçse i Dërguar si shumë të Dërguar të tjerë që patën kaluar para tij. Nëna e tij (Merjemja) ishte e drejtë, e besueshme dhe që të dy ushqeheshin (si çdo njeri tjetër, ndërsa Allahu as ha dhe as pi dhe nuk ka nevojë për asgjë). Shiko se si ua bëjmë të qarta Ajetet Tona atyre, megjithatë shikoji se si gënjehen (dhe largohen nga e vërteta).
76. Thuaju: "Si adhuroni veç Allahut diçka që nuk ka aspak fuqi as t'ju dëmtojë e as t'ju sjellë dobi? Ndërsa është Allahu Ai i Cili është Gjithëdëgjuesi, i Gjithëdituri."
77. Thuaju: "O ithtarë të Librave të Parë! Mos i kaloni kufinjtë në fenë tuaj (duke besuar diçka) jashtë të vërtetës, dhe mos ndiqni dëshirat e kota të njerëzve që e humbën rrugën kohë më parë dhe që bënë të humbin edhe shumë të tjerë dhe që e humbën krejt vetveten nga Rruga e Drejtë."
78. Ata nga Bijtë e Israilit të cilët nuk besuan, u mallkuan nga goja e Daudit dhe Isait, birit të Merjemes. Kjo ngaqë ata nuk u bindën (ndaj Allahut dhe të Dërguarit të Tij) dhe gjithnjë i tejkalonin të gjithë kufinjtë.
79. Ata asnjëherë nuk e ndalonin njëri-tjetrin nga Munkeri (e keqja, mosbesimi, besimi i rremë) që ata gjithnjë vepronin. E poshtër vërtet ishte ajo që ata gjithnjë vepronin.
80. I vëreni shumë prej tyre që i zënë për Eulija (miq, shokë e mbrojtës) mosbesimtarët. Vërtet e ligë është ajo që i përgatitën vetit dhe për këtë arsye mbi ta ka rënë Zemërimi i Allahut dhe në ndëshkim ata do të mbeten gjithnjë.

81. Dhe po të kishin besuar Allahun dhe Pejgamberin (Muhammed a.s.) dhe çfarë i është shpallur atij, ata kurrë nuk do t'i kishin ata (mosbesimtarët) për miq e shokë, por shumë prej tyre janë Fasikunë (të panënshtruar e të pabindur ndaj Allahut).
82. Vërtet që do të shihni se armiqtë më të mëdhenj të besimtarëve (muslimanë) janë jehuditë dhe Mushrikët (idhujtarët, politeistët, mohuesit e Njësisë së Allahut) dhe do të gjeni se më të afërtit dhe që i duan besimtarët (muslimanët) janë ata që thonë: "Ne jemi të krishterë," pasi nga mesi i tyre ka edhe priftërinj e murgjër të cilët nuk janë kryelartë e mospërfillës.

## Pjesa 7

83. Dhe kur ata (të krishterët) e dëgjojnë atë (Kur'anin) që i është zbritur të Dërguarit (Muhammedit a.s.), i sheh sytë e tyre të mbushur me lot për të vërtetën që dëgjojnë. Ata thonë: "Zoti ynë! Ne besojmë. Na shëno ne me dëshmuesit (ndër muslimanë).
84. Dhe përse të mos besojmë në Allahun dhe në të vërtetën që na ka ardhur (Islamin)? Do të donim që Zoti ynë të na pranojë (në Xhennet) bashkë me njerëzit e drejtë."
85. Për atë që ata thanë, Allahu i shpërbleu me Kopshtet e Xhennetit nën të cilët rrjedhin lumenj dhe aty do të jenë përgjithmonë. Ky është shpërblimi për njerëzit bamirës.
86. Për ata që nuk besuan dhe përgënjeshtruan Ajetet Tona, ata do të jenë banuesit e Zjarrit të Xhehenemit.
87. O ju që keni besuar! Mos i bëni të paligjshme Tajjibatet (të mirat nga ushqimet, njerëzit, punët e tyre, besimin e gjithçka tjetër) të cilat Allahu i ka bërë të ligjshme për ju dhe mos i kaloni kufijtë, se me të vërtetë Allahu nuk i do thyesit e ligjeve (ata që kalojnë kufijtë e vendosur nga Allahu).
88. Dhe hani nga ato gjëra me të cilat Allahu ju ka furnizuar të ligjshme dhe të mira dhe kini frikë Allahun të Cilin ju e besoni.
89. Allahu nuk do t'ju ndëshkojë ju për ato gjëra të paqëllimshme në betimet tuaja, por Ai do t'ju ndëshkojë për betimet me qëllim dhe për të shlyer një betim (të qëllimshëm) ushqeni dhjetë të varfër me ushqim mesatar që ushqeni familjet tuaja, ose i vishni ata, ose lironi një rob. Por kushdo që nuk ka mundësi t'i bëjë këto, atëherë ai duhet të agjërojë tri ditë. Kjo është shlyerja për betimet e bëra dhe ruani betë tuaja (mos u betoni shumë). Kështu Allahu ju sqaron Ajetet e Tij që të mund të bëheni mirënjohës e falënderues.
90. O ju që keni besuar! Të gjitha pijet alkoolike dehëse e maramendëse, kumari (bixhozi), Ansabet (altarët ku flijohen kurbane për idhuj e tjer), Azlamet (hedhja e shortit ose kërkimi i fatit me shigjeta) janë të neveritura e punë prej shejtani, kështu që hiqni dorë prej gjithë atyre (rreptësisht dhe nga gjithë punët e neveritura) që të mund të jeni të fituar.
91. Shejtani do vetëm që të nxisë armiqësi e urrejtje mes jush me anë të pijeve dehëse (alkoolike e të tjera marramendëse) dhe kumarit (bixhozit), t'ju ndalojë ju nga të kujtuarit e Allahut dhe nga falja (Es-Salat). Pra, a po i jepni fund?
92. Dhe bindjuni Allahut e të Dërguarit (Muhammedit a.s.) dhe kini kujdes e kini frikë Allahun. Pas kësaj, nëse ju ktheheni prapë, atëherë ta dini se detyra e të Dërguarit Tonë është vetëm komunikimi i qartë (i Mesazhit).
93. Për ata që besojnë dhe punojnë drejtësi e mirësi, nuk përbën gjynah për atë që kanë ngrënë (në të kaluarën), në qoftë se ata e kanë frikë Allahun (duke u shmangur këtej e tutje prej ndalimeve të Tij) dhe nëse besojnë dhe punojnë drejtësi e mirësi dhe përsëri kanë frikë Allahun dhe besojnë dhe përsëri më tej e kanë frikë Allahun dhe punojnë mirësi me Ihsan (me përkushtim e në mënyrë të përkryer). Dhe Allahu i do Muhsininët (ata që bëjnë mirë në Rrugën e Allahut).
94. O ju që keni besuar! Sigurisht që Allahu do t'ju sprovojë me diçka nga gjahu që e arrijnë duart ose shigjetat tuaja, me qëllim që Allahu të mund t'ju provojë se kush e ka frikë Atë pa e parë. Pastaj kushdo që i kalon lufijtë pas kësaj, për të do të ketë dënim të dhimbshëm.
95. O ju që keni besuar! Mos gjuani (gjah) kur jeni në Ihram për Haxh ose Umre dhe kushdo që e vret atë me qëllim, dënimi është një kurban i një kafshe të ngrënshme (dele, dhi, lopë etj) të sjellur në Kabë, e barazvlefshme me atë që ai ka vrarë, e gjykuar kjo nga dy burra të drejtë nga mesi juaj; ose për shlyerje të gjynahit ai duhet të ushqejë njerëz të varfër, ose sa i takon kjo në agjërim, që të ndjejë peshën e ndëshkimit të veprës së tij. Allahu ka falur të kaluarën, por kushdo që e bën atë përsëri, Allahu do të marrë shpagim prej tij. Dhe Allahu është i Gjithëfuqishëm, plotësisht i Zoti për të marrë Shpagim.
96. E lejuar për ju është gjuetia (e kafshëve) ujore dhe përdorimi i tyre si ushqim për veten tuaj dhe për ata që udhëtojnë, por e ndaluar është gjurtia (e kafshëve) në tokë për sa kohë që jeni në gjendje të Ihramit. Dhe kini frikë Allahun tek i Cili ju do të tuboheni përsëri.

97. Allahu e ka bërë Kabën, Shtëpinë e Shenjtë, vend sigurie dhe përfitimi (si vizita për Haxh ose Umre) për njerëzimin. Po kështu i ka bërë edhe Muajt e Shenjtë, kafshët e caktuara për kurban dhe shenjat dalluese të tyre (me një kurorë që u vihet kafshëve dhe njerëzve që i shoqërojnë ato kafshë), me qëllim që ta dini se Allahu ka Dijeni të plotë për gjithë ç'ka në qiej dhe gjithë ç'ka në tokë dhe se Allahu është i Gjithëditur për çdo gjë.
98. Dijeni se Allahu është i Ashpër në dënim dhe se Allahu është gjithnjë Falës i Madh, Mëshirëplotë.
99. Detyra e të Dërguarit është vetëm të kumtojë (Mesazhin). Dhe Allahu di gjithçka që ju shfaqni dhe gjithçka që ju fshehni.
100. Thuaj: "Nuk janë njësoj Al-Khabithi (çdo gjë e keqe, e neveritshme për njerëzit) dhe Al-Tajib (çdo gjë e mirë dhe e pëlqyer nga njerëzit), megjithëse bollëku i së keqes mund të të mahnit." Kështu pra, kini frikë Allahun, o njerëz me mendje të shëndoshë, me qëllim që të mund të jeni të fituar.
101. O ju që keni besuar! Mos pyetni për gjërat që, nëse ju janë dhënë të qarta, mund t'ju sjellin shqetësime. Por në qoftë se pyesni për to në kohën kur vazhdon shpallja e Kur'anit, ato do t'ju bëhen të qarta. Allahu jua ka falur atë; e Allahu është gjithnjë Falës i Madh, tepër Durimtar.
102. Një popull që ishte para jush bëri të tilla pyetje dhe për këtë shkak ata u bënë mosbesimtarë.
103. Nuk i ka themeluar Allahu (besimet pagane në bestytni etj) si Behirah - ose Sa'iba - ose Vasila - ose Hami. Por ata që nuk besojnë, shpifin gënjeshtër kundër Allahut dhe shumica e tyre nuk kanë mend (nuk kuptojnë).
104. Dhe kur u thuhet atyre: "Ejani tek ajo që ka shpallur Allahu dhe tek (çka thotë) i Dërguari," ata thonë: "Neve na mjafton ajo që gjetëm e që ndiqnin baballarët tanë," megjithëse baballarët e tyre nuk kishin asnjë dije dhe asnjë udhëheqje.
105. O ju që keni besuar! Kujdesuni për veten tuaj. Në qoftë se ndiqni udhëzimin e drejtë, në qoftë se përqafoni të drejtën (Islamin me urdhërat e detyrimet e tij), në qoftë se ndaloheni prej të keqes (mohimit, mosbesimit, besimit në shumë zota e tjer dhe ndalimet tjera të Islamit), atëherë asnjë e keqe nuk do t'ju vijë juve nga ata që janë në rrugë të gabuar e në humbje. Kthimi juaj i të gjithëve është tek Allahu, pastaj Ai do t'ju njoftojë ju me gjithçka që ju keni bërë.
106. O ju që keni besuar! Kur i afrohet vdekja kujtdo prej jush dhe bëni testament, atëherë merrni dëshminë e dy burrave të drejtë nga të afërmit tuaj ose dy të jashtëm, në qoftë se udhëtoni në tokë dhe ju bie fatkeqësisht çasti i vdekjes. I ndalni ata të dy pas kryerjes së faljes, e në qoftë se jeni në dyshim për besnikërinë e dëshmisë së tyre, atëherë le të dëshmojnë të dy në Emër të Allahut (duke thënë): "Ne nuk dëshirojmë nga kjo për asnjë përfitim të kësaj bote edhe sikur trashëguesi të jetë i afërmi i ynë. Ne nuk do të fshehim Dëshminë e Allahut, pasi atëherë vërtet do të ishim prej atyre që bëjnë gjynahe."
107. Nëse merret vesh se këta të dy nuk kanë qenë të drejtë, atëherë në vend të tyre le të dalin dy të tjerë nga të afërmit që u takon e drejta e trashëgimisë. Le të betohen ata të dy për Allahun duke thënë: "Ne pohojmë se dëshmia jonë është më e vërtetë se dëshmia e atyre të dyve dhe se ne nuk e kemi cënuar aspak të vërtetën, sepse atëherë do të ishim prej keqbërësve."
108. Ata duhet ta bëjnë atë sa më bindëse, që dëshmia e tyre të jetë sa më e vërtetë (e kështu të pranohet), ose përndryshe ata mund të kenë frikë se mund të pranohen dëshmi tjera pas dëshmisë së tyre. Dhe kini frikë Allahun dhe dëgjoni (dhe bindjuni Atij). Allahu nuk e udhëzon popullin Fasikun (të panënshtruar e të pabindur ndaj Allahut).
109. Ditën kur Allahu do t'i mbledhë të Dërguarit e Tij së bashku dhe u thotë atyre: "Cila ishte përgjigja që morët (nga njerëzit kur u dhatë mësim atyre)?" Ata (Pejgamberët) do të përgjigjen: "Ne nuk dimë asgjë. Vërtet Vetëm Ti je i Gjithëdituri për çdo gjë të Gajbit (të panjohurës, të fshehtës, të padukshmes)."
110. Përkujto kur Allahu do t'i thotë (Ditën e Llogarisë): "O Isa, biri i Merjemes! Kujto Mirësinë Time mbi ty dhe mbi nënën tënde kur të mbështeta ty me Ruhul-Kudusin (Melekun Xhibril) dhe kështu ti u fole njerëzve që në djep dhe në burrëri; dhe kur Unë të mësova ty shkrimin, Hikmetin (Urtësinë), Teruatin dhe Inxhilin; dhe kur ti bëre nga balta një formë zogu me Lejen dhe Vullnetin Tim, pastaj ti i fryve dhe ai u bë zog me Lejen dhe Vullnetin Tim; shërove edhe të verbërit e lindur dhe lebrozët me Lejen dhe Vullnetin Tim; edhe kur ti ngjalle të vdekurin me Lejen dhe Vullnetin Tim; edhe kur Unë i ndalova Beni Israilët prej teje (kur ata vendosën që të

të vrasin ty) që prej ardhjes tënde në mesin e tyre me prova të qarta dhe mosbesimtarët nga mesi i tyre thanë: "Kjo nuk është tjetër, vetëm se magji e kulluar."
111. Dhe kur Unë u futa në zemër nxënësve (dishepujve të Isait) që të më besojnë Mua dhe të Dërguarin Tim, ata thanë: "Ne besojmë dhe dëshmojmë se jemi Muslimanë."
112. (Kujto) kur nxënësit thanë: "O Isa, biri i Merjemes! A mundet Zoti yt të na zbresë një sofër (të shtruar) nga qielli?" Isai u tha: "Kini frikë Allahun nëse jeni me të vërtetë besimtarë."
113. Ata thanë: "Ne duam që të hamë prej saj dhe të jemi më të fortë në Besim dhe ta dimë që ti me të vërtetë na ke njohur me të vërtetën, dhe që vetë ne të jemi dëshmuesit e saj."
114. Isai, biri i Merjemes, tha: "O Allah, Zoti ynë! Na dërgo neve nga qielli një sofër të shtruar që të ketë në të për të parin e për të fundit një bollëk si në gosti feste dhe si argument prej Teje (shenjë bindëse që me të vërtetë kjo sofër e shtruar është prej Allahut). Furnizona ne sepse Ti je më i Miri Furnizues (Dhurues i Rizkut)."
115. Allahu tha: "Do t'ua zbres atë juve, por në qoftë se ndonjë prej jush pas kësaj mohon (e nuk beson), atëherë Unë do ta ndëshkoj atë me vuajtje të tilla sa Unë nuk kam lëshuar mbi ndonjë krijesë tjetër në gjithë Alemin (gjithçka që ekziston nga njerëzit dhe xhindet)."
116. Kujto edhe kur Allahu do të thotë (në Ditën e Ringjalljes): "O Isa, biri i Merjemes! A mos u the ti njerëzve, 'Më adhuroni mua dhe nënën time si dy zota përkrah Allahut'?" Ai (Isai) do të thotë: "Lavdi të qoftë Ty! Kurrë nuk më shkonte mua të thosha një gjë të tillë, çfarë unë nuk kisha aspak të drejtë ta zija me gojë. Sikur ta kisha thënë një gjë të tillë, Ti padyshim që do ta dije atë. Ti e di se ç'ka thellë në brendësinë time edhe pse unë nuk di asgjë se ç'ke Ti në Veten Tënde. Padyshim që Ti dhe vetëm Ti je i Gjithëdituri për Gajbin (për gjithçka të panjohur, për të gjitha të fshehtat).
117. Kurrë nuk u kam thënë ndonjë gjë përveç çfarë Ti më urdhërove të them: 'Adhuroni Allahun, Zotin tim dhe Zotin tuaj' dhe unë isha dëshmitar për ata kur unë jetova dhe u mora me ta, por kur Ti më ngrite mua lart, Ti ishe Gjithëvëzhgues mbi ta dhe Ti je Gjithëdëshmues për çdo gjë.(Ky është qortim i madh dhe një paralajmërim i ashpër për gjithë të krishterët kudo qofshin e të çfarëdo lloji qofshin).
118. Në qoftë se Ti i ndëshkon ata, ata janë robët e Tu, dhe nëse Ti i fal, vërtet që Ti, Vetëm Ti je i Gjithëfuqishmi, më i Urti Gjithëgjykues."
119. Allahu do të thotë: "Kjo është një Ditë në të cilën të vërtetët do të përfitojnë nga e vërteta e tyre: Për ta janë Kopshtet e Begatë të Xhennetit nën të cilët rrjedhin lumenj - aty do të banojnë përherë. Allahu është i kënaqur me ta dhe ata janë të kënaqur me Të. Ky është ngadhënjimi madhështor i lumturisë (Xhenneti i Lartë i Pasosur)."
120. Allahut i takon mbisundimi i qiejve dhe i tokës dhe i gjithë ç'ka në to dhe Ai është Mbizotërues përmbi gjithçka, i Zoti për të bërë çdo gjë.

## En Aam - Bagëtitë

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

1. Gjithë lavdërimet dhe falënderimet i takojnë vetëm Allahut i Cili krijoi qiejt dhe tokën, solli errësirën dhe dritën, megjithatë ata që nuk besojnë mbajnë të tjerë si të barabartë me Zotin e tyre.
2. Është Ai i Cili ju ka krijuar ju nga balta dhe pastaj Ai ka përcaktuar për ju një kohë të fiksuar (për të vdekur). Dhe me Të është edhe një kohë tjetër e përcaktuar (për ju për t'u ringjallur), megjithatë ju dyshoni (në Ringjallje).
3. Dhe Ai është Allahu (që adhurohet) në qiej dhe në tokë. Ai di çfarë ju fshehni dhe çfarë ju shprehni dhe Ai di çfarë ju fitoni (për këtë botë dhe për botën tjetër).
4. Dhe asnjëherë nuk u ka ardhur atyre një Ajet (shenjë) nga Ajetet (shenjat) e Zotit të tyre, e ata të mos janë larguar prej tij.
5. Vërtetë që ata e mohuan të vërtetën (Kur'anin dhe Muhammedin a.s.) kur ajo u erdhi atyre, por do t'u vijë lajmi për atë (dënimin) me të cilin ata talleshin.
6. A nuk kanë parë ata sa shumë breza popujsh para tyre Ne i kemi shkatërruar, të cilët Ne i kishim vendosuar në tokë e të atillë si ata Ne nuk ju kemi bërë as ju? Dhe Ne derdhëm mbi ta shi të mjaftueshëm nga qielli duke bërë që nën ta të rrjedhin lumenj, megjithatë Ne i shkatërruam ata për gjynahet e tyre dhe krijuam pas tyre breza popujsh të tjerë.
7. Edhe sikur të të kishim zbritur ty (O Muhammed) Libër të shkruar në letër, kështu që ata të mund ta preknin atë me dorën e tyre, mosbesuesit prapëseprapë do të kishin thënë: "Kjo nuk është asgjë tjetër, veçse magji e qartë!"

8. Pastaj thanë: "Përse nuk i është dërguar atij një melek?" Sikur Ne të kishim dërguar një melek, atëherë çështja do të ishte vendosur menjëherë dhe nuk do t'u lejohej aspak kohë pritje.
9. Edhe sikur ta kishim caktuar atë (Pejgamberin) prej melekëve, sigurisht që do ta kishim bërë atë një njeri dhe padyshim që Ne do t'u kishim shkaktuar atyre pështjellim për një çështje (për Mesazhin e Muhammedit a.s.) për të cilën ata tashmë vetë e kanë mveshur me mosmarrëveshje e kundërshtime.
10. Dhe vërtet shumë të Dërguar janë përqeshur para teje (O Muhammed), por tallësit e tyre u mbuluan vetë pikërisht nga ajo gjë me të cilën ata talleshin.
11. Thuaj (O Muhammed): "Udhëtoni në tokë dhe shihni se cili ishte fundi i atyre që mohuan të vërtetën."
12. Thuaj: "Kujt i përket gjithë ç'është në qiej dhe në tokë?" Thuaj: "Allahut. Ai shkroi për Veten e Tij Mëshirën. Sigurisht që Ai do t'ju mbledhë të gjithë ju së bashku në Ditën e Ringjalljes, për të cilën nuk ka pikë dyshimi. Ata që shkatërrojnë veten e tyre, nuk do të besojnë (Allahun Një e të Vetëm).
13. Dhe të Tij janë gjithçka që pushon (ekziston) natën dhe ditën dhe Ai është Gjithëdëgjuesi, i Gjithëdituri."
14. Thuaj: "A mos vallë do të zgjedh për Vali (mbrojtës e të adhuruar) tjetërkënd pos Allahut, Krijuesin e qiejve dhe të tokës? Dhe Ai është i Cili ushqen e që Vetë nuk ushqehet." Thuaj: "Vërtet unë jam urdhëruar të jam i pari i atyre që ia nënshtrojnë veten e tyre Allahut si muslimanë." Dhe mos u bëj ti (O Muhammed) prej Mushrikinëve (mohuesve të Njësisë së Allahut, që i vënë shok Allahut). (Tefsir Al-Kurtubi).
15. Thuaj: "Kam frikë mundimet e Ditës së Madhe, nëse nuk i bindem Zotit tim."
16. Kush i shmanget atë Ditë (një dënimi të tillë), sigurisht që (Allahu) ka qenë i Mëshirshëm ndaj tij dhe kjo do të ishte një fitore e lumturisë së qartë.
17. Dhe nëse Allahu ju prek me ndonjë të keqe, askush nuk mund ta largojë atë pos Atij dhe nëse Ai ju prek ju me ndonjë të mirë, atëherë Ai është i Zoti për të bërë çdo gjë.
18. Dhe Ai është i Papërballueshmi, më i Larti përmbi robët e Tij dhe Ai është më i Urti Gjithëgjykues, i Mirënjohuri për çdo gjë.
19. Thuaj: "Kush është më i Madhi në Dëshmi?" Thuaj: "Allahu është (më i Madhi) Dëshmues mes meje dhe mes jush; ky Kur'an më është zbritur mua, që unë me anë të tij t'ju këshilloj ju dhe ata që ai (Kur'ani) do të arrijë. A mundeni vërtet që të mbani barrën e dëshmisë se përveç Allahut ka edhe (zota, perëndi) të adhuruar të tjerë?" Thuaju: "Unë nuk e bëj dot një dëshmi të tillë!" Thuaj: "Por në të vërtetë Ai (Allahu) është i Vetmi Zot, i Adhuruari i Vetëm dhe vërtet që unë jam i pafajshëm për ato që ju i bashkoni Atij në adhurim."
20. Atyre (jehudive dhe të krishterëve) të cilëve u kemi dhënë Librat e Parë (Teuratin dhe Inxhilin) e dallojnë dhe e njohin atë (Muhammedin a.s. si të Dërguar të Allahut) siç njohin fëmijët e tyre. (Por) ata që e shkatërrojnë veten e tyre, nuk do të besojnë. (Tefsir At-Tabari).
21. Dhe kush bën padrejtësi më të madhe se ai i cili trillon gënjeshtër ndaj Allahut, apo mohon Ajetet e Tij (provat, shenjat, treguesit)? Vërtet që Dhalimunët (mosbesimtarët, keqbërësit, të padrejtët) kurrë nuk do të jenë të fituar.
22. Dhe Ditën kur Ne i tubojmë të gjithë ata së bashku, Ne do t'u themi atyre që Na bashkonin të tjerë në adhurim: "Ku i keni shokët të cilët ju gjithnjë i mbajtët (si të adhuruarit tuaj)?"
23. Në këtë kohë nuk do t'u lihet asnjë dredhi (për t'u shfajësuar ose si kundërdëshmi), por vetëm që të thonë: "Betohemi për Allahun – Zotin tonë, se nuk kemi qenë prej atyre që adhuronim të tjerë përveç (e përkrah) Allahut."
24. Shiko si gënjejnë kundër vetes së tyre! Por gënjeshtra e shpikur do të zhduket prej tyre.
25. Dhe prej atyre ka disa që duket sikur të dëgjojnë, por Ne kemi vënë mbulesë në zemrat e tyre, kështu që ata nuk kuptojnë dhe janë të shurdhuar. Edhe sikur ta shihnin çdo Ajet (shenjë, argument), ata nuk do të besonin as nga kjo, aq sa kur vijnë tek ti për të polemizuar e për të kundërshtuar, këta mosbesimtarë thonë: "Këto s'janë veçse përralla të të parëve tanë."
26. Ata ndalojnë edhe të tjerët prej tij dhe vetë i rrinë larg atij dhe duke vepruar kështu, ata nuk shkatërrojnë veçse vetveten, dhe (prapëseprapë) nuk e ndjejnë.
27. Vetëm sikur t'i shihje kur janë të ndalur pranë Zjarrit! (Atje) do të thonë: "Sikur të dërgoheshim përsëri (në dynja)! Atëherë nuk do t'i mohonim më Ajetet (provat, shenjat, treguesit, shpalljet) e Zotit tonë dhe do të ishim prej besimtarëve!"

28. Por tashmë është bërë e qartë për ta çfarë ata kishin fshehur më parë. Edhe sikur të ktheheshin përsëri (në dynja), padyshim që do t'u ktheheshin atyre gjërave prej të cilave ata qenë ndaluar njëherë. Dhe me të vërtetë që ata janë gënjeshtarë.
29. Dhe thonin: "Nuk ka më jetë tjetër përveç kësaj që jemi në këtë botë dhe se kurrë nuk do të ringjallemi më."
30. Vetëm sikur t'i shihje kur të sillen se si rrinë para Zotit të tyre! Ai do t'u thotë: "A nuk është kjo (Ringjallja) e vërtetë?" Ata do të thonë: "Po, për Zotin tonë!" Pastaj Ai do t'u thotë: "Kështu pra, shijoni dënimin, sepse kurrë nuk besuat."
31. Vërtet që janë të humbur ata të cilët e mohuan takimin me Allahun, derisa papritur, atyre u vjen Ora (shenjat e vdekjes) dhe thonë: "Mjerë ne që nuk ia vumë mendjen kësaj pune," ndërsa do të mbajnë mbi shpinë barrën e tyre; dhe vërtet e keqe është barra që ata do të mbajnë!
32. Dhe jeta e kësaj bote nuk është asgjë tjetër veçse lojë dhe dëfrim, por më e mira është Shtëpia në Botën e Pastajme (në Xhennet) për El-Muttekunët (të përkushtuarit në Besimin e Pastër Islam). A nuk kuptoni pra?
33. Vërtet Ne e dimë pikëllimin që të shkaktojnë ty fjalët e tyre: nuk je ti ai të cilin ata mohojnë, por janë Ajetet e Allahut (Kur'ani) që Dhalimunët (mosbesimtarët, keqbërësit) mohojnë.
34. Vërtet që shumë të Dërguar qenë mohuar para teje (O Muhammed), por me ngulm ata e duruan mohimin, bile edhe u lënduan, derisa ata i arriti Ndihma Jonë. Dhe askush nuk mund të ndryshojë Fjalët (Vendimet) e Allahut. Sigurisht që ty të kanë arritur lajmet për të Dërguarit e tjerë.
35. Në qoftë se neveria e tyre është e rëndë për ty (dhe nuk duron dot të jesh i qetë nga mundimi i tyre), atëherë në qoftë se je në gjendje, gjeje një tunel në tokë apo një shkallë për në qiell që t'ju sillje atyre një shenjë (dhe ti nuk e bën dot atë, kështu pra, ji i duruar). Dhe po të kishte dashur Allahu, Ai do të mund t'i kishte mbledhur të gjithë bashkë në udhëzim të vërtetë, kështu që mos u bë prej Xhahilunëve (që lëkunden nga padija dhe padurimi).
36. Vetëm ata që dëgjojnë (Mesazhin e Pejgamberit Muhammed a.s.) do të pranojnë (e do të përfitojnë), por sa për të vdekurit (mosbesimtarët), Allahu do t'i ngre ata dhe tek Ai do të kthehen (për të marrë shpërblimin e tyre).
37. Dhe ata thanë: "Përse nuk i dërgohet një shenjë atij prej Zotit të tij?" Thuaj: "Allahu është padyshim i Zoti të dërgojë shenjë, por shumica e tyre nuk e dinë."
38. Nuk ka asnjë krijesë në tokë, asnjë shpend që fluturon me krahët e tij, që të mos jenë në bashkësi sikurse ju. Ne nuk kemi lënë pas dore asgjë në Libër, pastaj te Zoti i tyre ata të gjithë do të mblidhen.
39. Ata që mohojnë Ajetet Tona (provat, treguesit, shpalljet), janë shurdhmemecë të mbetur në errësirë. Allahu humb atë që Ai do dhe Ai drejton në Rrugë të Drejtë atë që Ai do.
40. Thuaju (O Muhammed): "Më thoni, sikur të binte mbi ju Dënimi i Allahut apo t'ju vijë Ora (së cilës i trembeni), a do t'i thërrisnit tjetërkujt përveç Allahut? (Përgjigjuni) nëse jeni të drejtë!"
41. Patjetër, ju vetëm Atij do t'i thërrisnit dhe në qoftë se Ai do, Ai mund t'jua largojë atë fatkeqësi për të cilën ju i thërrisni Atij dhe atë kohë ju harroni çfarëdo shoku që i keni bashkuar Atij në adhurim.
42. Vërtet që Ne çuam (të Dërguar) në shumë popuj para teje (O Muhammed) dhe Ne i kapluam ata me varfëri të madhe (e humbje pasurie) dhe me humbje të shëndetit e fatkeqësi që të mund të besonin me përulje.
43. Kur u binin atyre vuajtje nga Ne, pse atëherë ata nuk besuan me nënshtrim? Por zemrat e tyre u forcuan dhe shejtani ua bëri atyre t'u duken të drejta veprat që punonin.
44. Kështu, kur ata harruan (këshillin, ndëshkimin) atë me çka u këshilluan, Ne i morëm ata në ndëshkim dhe ç'të shohësh! Ata u zhytën në shkatërrim, në dështim e pikëllim.
45. Kështu pra popullit keqbërës iu pre edhe rrënja e fundit. Dhe të gjitha lavdërimet dhe falënderimet i qofshin Allahut, Zotit të Aleminit (të njerëzve, të xhindeve, të gjithçkaje që ekziston).
46. Thuaju (mosbesimtarëve): "Më thoni mua, sikur t'jua merrte Allahu dëgjimin, shikimin dhe t'jua vuloste zemrat, kush është tjetër zot veç Allahut që mund t'jua rikthejë ato?" Shihni me sa shumë mënyra jua shpjegojmë Ne Ajetet (provat, treguesit, shpalljet Tona), megjithatë ata përsëri largohen (nga e drejta dhe e vërteta).
47. Thuaju: "Më thoni, në qoftë se ndëshkimi i Allahut ju vjen papritur ose haptas, a do të shkatërrohej tjetërkush përveç Dhalimunëve (mosbesimtarëve e keqbërësve)?"

48. Dhe Ne nuk i kemi sjellë të Dërguarit për tjetër, por vetëm si përgëzues dhe këshillues. Kështu pra, për këdo që beson dhe punon drejtësi e mirësi, nuk do të ketë as frikë as pikëllim
49. Për ata që nuk i pranojnë Ajetet Tona (provat, treguesit, shpalljet), mbi ta do të bjerë dënimi për shkak të mosbesimit.
50. Thuaj (O Muhammed): "Unë nuk ju them se unë kam Thesaret e Allahut, as edhe që e di Gajbin (të fshehtën, të panjohurën); nuk ju them as edhe se unë jam melek. Unë vetëm ndjek çfarë më shpallet mua me frymëzim hyjnor." Thuaju: "A janë njësoj si i verbëri dhe ai që sheh? Atëherë a nuk do të kuptoni pra?"
51. Ti tërhiqu vërejtjen me këtë (Kur'an) atyre që kanë frikë se do të mblidhen para Zotit të tyre, kur nuk do të ketë as mbrojtës, as ndërmjetësues për ta përveç Atij (Allahut), me qëllim që ata ta kanë frikë Allahun dhe të plotësojnë detyrat ndaj Tij (duke u përmbajtur nga ndalesat e duke kryer detyrimet e urdhëruara nga Ai).
52. Dhe mos i kthe prapa ata që lusin Zotin e tyre mëngjes e mbrëmje duke kërkuar Fytyrën e Tij (të Allahut). Ti nuk je aspak përgjegjës për ta në asgjë dhe ata nuk janë përgjegjës për ty në asgjë, që kështu ti t'i largosh e të bëhesh në këtë mënyrë prej të padrejtëve.
53. Kështu Ne i kemi provuar disa prej tyre me disa të tjerë, që të mund të thonë: "A këta (besimtarë të varfër) janë që Allahu i ndihmon dhe u sjell mirësi?" A mos vallë nuk i di më mirë Allahu ata që janë falënderues?
54. Kur ata të cilët besojnë në Ajetet Tona (shenjat, provat, shpalljet) vijnë tek ti, thuaju: "Selamun alejkum" - (paqja qoftë mbi ju); Allahu ka caktuar Mëshirën për Veten e Tij kështu që, nëse ndonjë prej jush gabon nga padija e pastaj pendohet duke punuar drejtësi e mirësi (me nënshtrim ndaj Allahut), atëherë vërtet pra që Ai është gjithnjë Falës i Madh, Mëshirëplotë.
55. Dhe kështu Ne i shpjegojmë Ajetet Tona (Shpalljet, Vargjet) me imtësi, me qëllim që të dalë në pah rruga e Muxhrimunëve (fajtorëve, keqbërësve, mosbesimtarëve).
56. Thuaj: "Unë jam i ndaluar të adhuroj ata të cilëve u luteni ju përveç Allahut." Thuaj: "Unë nuk do të ndjek dëshirat tuaja boshe. Sikur ta bëja këtë, do të isha i humbur dhe nuk do të isha më prej të udhëzuarve drejt."
57. Thuaj: "Unë jam me provë të qartë nga Zoti im (Besimi i Pastër Islam në Një Zot të Vetëm), por ju mohoni. Nuk është në dorën time ai (dënimi) të cilin ju po e kërkoni me padurim (duke e përbuzur e duke e mohuar atë). Vendimi është vetëm për Allahun, Ai shpall të vërtetën dhe Ai është Gjykuesi më i Mirë."
58. Thuaju: "Sikur ta kisha unë në dorë atë që ju po e kërkoni me padurim, çështja do të ishte vendosur menjëherë mes meje dhe mes jush, por Allahu i njeh më mirë Dhalimunët (mosbesimtarët, keqbërësit)."
59. Dhe vetëm me Të janë çelësat e Gajbit (gjithçka e fshehtë dhe e panjohur), askush nuk i di përveç Atij. Ai di gjithë ç'ka në tokë e në det; nuk ka asnjë gjeth që bie dhe Ai të mos ketë Dijeni për të; nuk ka asnjë grimcë në errësirën e tokës, asgjë të njomë ose të thatë, që të mos jetë shkruar në Shkrim të Qartë.
60. Është Ai që merr shpirtrat tuaj natën (kur jeni në gjumë) dhe që ka dije të plotë për gjithçka që keni bërë gjatë ditës, pastaj Ai ju zgjon përsëri (që kështu të vazhdoni) sa të plotësohet një kohë e përcaktuar (për jetën tuaj). Pastaj më në fund kthimi juaj është tek Ai. Atëherë Ai do t'ju bëjë të njohur juve për çdo gjë që keni bërë.
61. Ai është i Papërballueshmi, më i Larti (Gjithëvëzhgues) mbi robët e Tij edhe që dërgon roje (melekë që ruajnë dhe shkruajnë të gjitha punët e bëra) përmbi ju, derisa kur ndonjërit prej jush i afrohet vdekja, të Dërguarit Tanë (melekët e vdekjes) ia marrin shpirtin atij. Dhe ata kurrë nuk janë të pakujdesshëm ndaj detyrës së tyre.
62. Pastaj ata kthehen tek Allahu, Maula (Zoti i tyre i Vërtetë). Sigurisht që i Tij është Gjykimi dhe Ai është më i Shpejti në llogari.
63. Thuaju: "Kush ju shpëton juve nga errësira e tokës dhe e detit, kur ju (nga frika) i drejtoheni Atij me përulje dhe në fshehtësi (në veten tuaj) thoni: 'Sikur të na shpëtonte Ai (Allahu) nga ky rrezik, ne do të ishim me të vërtetë falënderues'."
64. Thuaj: "Allahu ju shpëton juve prej saj dhe prej gjithë fatkeqësive të tjera, megjithatë ju prapë adhuroni të tjerë në vend të Allahut."
65. Thuaj: "Ai ka Fuqi të dërgojë ndëshkim mbi ju nga lart ose nën këmbët tuaja, ose t'ju mbulojë me ngatërresa në luftë grupesh (partish dhe t'ju bëjë që të shijoni urrejtje e dhunë nga njëri-tjetri." Vini re me sa mënyra Ne ua bëjmë të qarta Ajetet Tona (provat, treguesit, shpalljet) që ata të mund të kuptojnë.

66. Por populli yt (O Muhammed) e ka mohuar atë (Kur'anin) edhe pse ai është e vërteta. Thuaju: "Unë nuk jam përgjegjës për punët tuaja."
67. Për çdo Mesazh ka një të vërtetë të përcaktuar dhe shpejt do ta merrni vesh këtë.
68. Dhe kur ti i sheh ata të cilët zihen në biseda boshe për Vargjet Tona të Kur'anit duke i përqeshur ato, rri larg prej tyre deri sa të kalojnë në një çështje tjetër. Ndërsa, po të të bëjë shejtani të harrosh, atëherë pasi të kujtohesh, mos rri më në shoqërinë e njerëzve Dhalimunë (mosbesimtarë, keqbërës).
69. Ata që janë të bindur e të nënshtruar ndaj Allahut dhe që i shmangen të keqes, nuk janë përgjegjës për ta (mosbesimtarët) në asnjë rast, por (detyra e tyre është) t'ua përkujtojnë atyre që të mund ta lënë (e të mos tallen me Kur'anin). (Kushti i këtij Ajeti është shfuqizuar më pas me zbritjen e 4:140).
70. Dhe lëri ata të cilët e marrin fenë e tyre lojë e dëfrim dhe që janë mashtruar nga jeta e kësaj bote. Por përkujtoju atyre me anë të Kur'anit, që të mos bjerë kush në shkatërrim nga vet veprat e tij, kur të mos gjejë për veten e tij as ndihmës e as ndërmjetësues përveç Allahut dhe kur të mos i pranohet asgjë, edhe sikur të dhurojë gjithçka. Të tillë janë ata të cilët i janë dorëzuar shkatërrimit për shkak të asaj që ata vetë e kanë fituar. Si pije për ta do të jetë uji i vluar dhe një dënim i dhimbshëm, sepse ata gjithnjë mohuan e nuk besuan.
71. Thuaj: "A të lusim të tjerë përveç Allahut (zotat e paqenë) që nuk mund të na bëjnë neve as mirësi e as nuk mund të na dëmtojnë dhe të kthehemi mbrapa pasi Allahu na ka udhëzuar ne (në fenë e vërtetë)? - si puna e atij të cilin e kanë tërhequr shejtanët në rrugën e gabuar, që endet në botë si i hutuar, duke e thirrur shokët për tek e drejta: 'Eja te ne...'," Thuaj: "Vërtet që vetëm Drejtimi i Allahut është i vetmi drejtim dhe ne jemi urdhëruar t'ia nënshtrojmë veten Zotit të të gjitha botëve (si muslimanë);
72. Edhe të kryejmë faljet në mënyrë të përkryer, edhe të jemi të bindur ndaj Allahut e ta kemi frikë Atë, dhe është Ai tek i Cili ju do të grumbulloheni."
73. Dhe është Ai i Cili ka krijuar qiejt dhe tokën me vërtetësi (me rregull e ligje të përkryera) dhe Ditën (e Kijametit) Ai do të thotë: "Bëhu!" - dhe ai (Kijameti) do të jetë (i bërë). Fjala e Tij është e Vërteta dhe i Tij do të jetë Mbisundimi Ditën kur do t'i fryhet Surit (trumpetës). I Gjithëdituri i Gajbit (të fshehtës) dhe të shfaqurës dhe Ai është më i Urti Gjithëgjykues, i Mirënjohuri (për çdo gjë).
74. Dhe kujtoju kur Ibrahimi i tha babait të tij, Azerit: "A i merr idhujt për zota? Vërtet që unë po të shoh ty dhe popullin tënd në gabim që duket qartë."
75. Kështu Ne i treguam Ibrahimit mbretërinë e qiejve dhe të tokës, që ai të ishte prej atyre që kanë Besim të vendosur.
76. Kur e mbuloi nata me errësirën e saj, ai pa një yll. Ai tha: "Ky është Zoti im." Por kur ylli perëndoi, ai tha: "Unë nuk i dua ata që perëndojnë."
77. Kur pa hënën të ngrihej lartë, tha: "Kjo është Zoti im." Por kur ajo perëndoi, ai tha: "Në qoftë se nuk më drejton Zoti im, unë do të jem me të vërtetë prej njerëzve të humbur."
78. Kur pa të lind dielli e të ngrihej lart, tha: "Ky është Zoti im. Ky është më i madh." Por kur ai perëndoi, tha: "O populli im! Unë jam vërtet i pafajshëm dhe i lirë prej atyre që ju i adhuroni përkrah apo në vend të Allahut.
79. Vërtet që unë i jam kthyer Atij si Hanif (me vërtetësi dhe i vendosur në Fenë e Tij të Besimit të Pastër Islam në Një Zot të Vetëm), Atij i Cili ka krijuar qiejt e tokën dhe unë nuk jam prej Mushrikëve (që adhurojnë të tjerë përveç a përkrah Allahut)."
80. Populli i tij e kundërshtoi. Ai tha: "A më kundërshtoni mua për Allahun, ndërkohë që Ai më ka udhëzuar mua dhe unë nuk i kam aspak frikë ata që ju ia bashkoni Allahut në adhurim. (Asgjë nuk mund të më ndodhë mua), përveç se kur Zoti im dëshiron ndonjë gjë. Zoti im përfshin me Dijen e Tij çdo gjë. A nuk do të përkujtoni, pra?
81. E si t'u frikësohem atyre që ju i bashkoni në adhurim me Allahun (edhe pse ata nuk sjellin as dobi, as dëm), ndërsa ju nuk keni frikë aspak se i keni bashkuar Allahut në adhurim gjëra për të cilat Ai nuk ju ka zbritur juve asnjë mbështetje për t'u shfajësuar. Kësisoj pra, cila nga dy partitë ka më shumë të drejtë për të qenë në siguri? Vetëm sikur ta dinit."
82. Janë mu ata që besojnë (në Njësinë e Allahut dhe nuk adhurojnë tjetër përveç Atij) dhe nuk e përziejnë besimin e tyre me Dhulm (me të gabuarën), për të cilët ka siguri të plotë. Mu këta janë të udhëzuarit.
83. Dhe kjo ishte Prova Jonë që Ne ia dhamë Ibrahimit ndaj popullit të tij. Ne ngrisim lartë atë që Ne duam. Vërtet që Zoti yt është më i Urti Gjithëgjykues, i Gjithëditur.

84. Dhe Ne i dhuruam atij Is'hakun dhe Jakubin, duke e udhëzuar secilin dhe para tij (Ibrahimit), Ne udhëzuam Nuhin dhe nga pasardhësit e tij Daudin, Sulejmanin, Ejubin, Jusufin, Musanë dhe Harunin. Kështu i shpërblejmë Ne Muhsinunët (mirëpunuesit në Rrugë të Allahut).
85. Edhe Zekerija, edhe Jahja, edhe Isai, edhe Ilijasi; secili prej tyre ishte prej të drejtëve.
86. Edhe Ismaili, Eljasa, Junusi dhe Luti: secilin prej tyre Ne e ngritëm lart përmbi Alemin (gjithë botën e njerëzve dhe të xhindeve).
87. Po kështu disa prej baballarëve të tyre dhe disa prej pasardhësve dhe vëllezërve të tyre, Ne i zgjodhëm dhe Ne i drejtuam në Rrugë të Drejtë.
88. Ky është Udhëzimi i Allahut me të cilin Ai udhëheq këdo që Ai dëshiron nga robët e Tij. Por sikur ata të kishin bashkuar të tjerë në adhurimin e Allahut, gjithçka që ata kanë punuar do të kishte qenë pa asnjë vlerë për ta.
89. Ata janë të cilëve Ne u dhamë Librin, Hukmin (kuptimin dhe zbatimin e ligjeve të Fesë) dhe Pejgamberinë. Por nëse këta (idhujtarët mekas) e mohojnë këtë, atëherë sigurisht që Ne ia kemi besuar atë (të besuarit në të) një populli që nuk janë mohues të tyre (shokëve të Muhammedit a.s.).
90. Ata janë të cilët Allahu i ka udhëzuar, kështu që ndiqni udhëzimin e tyre. Thuaj (O Muhammed): "Asnjë shpërblim nuk kërkoj nga ju për këtë (Mesazh). Ai është vetëm një libër kujtues për gjithë Alemin (për të gjithë njerëzit dhe xhindet).
91. Ata (jehuditë, të krishterët, idhujtarët etj) nuk e vlerësuan Allahun ashtu siç i takon Atij kur thanë: "Asgjë nuk i ka dërguar Allahu ndokujt (me shpallje hyjnore)." Thuaju (O Muhammed): "Kush atëherë e zbriti Librin që solli Musai, si dritë dhe udhërrëfyes për njerëz, të cilin ju (jehudi) e keni të ndarë në letra të veçanta duke paraqitur pak dhe duke fshehur shumë prej tyre? Ndërsa juve (besimtarëve të Allahut dhe të Dërguarit të Tij Muhammed a.s.) Ne ju mësuam (me anë të Kur'anit) atë të cilën as ju dhe as baballarët tuaj nuk e dinin." Thuaj: "Allahu (e zbriti atë)," pastaj lëri të luajnë në bisedat e cikërrimat e tyre të kota. (Tefsir Al-Kurtubi).
92. Dhe ky (Kur'ani) është një Libër i bekuar të cilin Ne e kemi zbritur duke vërtetuar (Shpalljet Hyjnore) të cilat erdhën para tij, për të këshilluar Nënën e Qyteteve (Mekën) dhe të gjithë (botën) rreth saj. Dhe ata që besojnë në Jetën e Pastajme, besojnë në Kur'an dhe janë të vendosur në kryerjen e rregullt të faljeve.
93. Dhe kush është më i padrejtë se ai i cili shpif gënjeshtër ndaj Allahut ose thotë: "Unë kam marrë shpallje hyjnore," ndërsa nuk është frymëzuar në ndonjë gjë, apo i cili thotë: "Do të shpall edhe unë njësoj siç ka shpallur edhe Allahu." Dhe sikur t'i shihje Dhalimunët (mohuesit, keqbërësit) kur janë duke dhënë shpirt, ndërsa melekët i shtrijnë duart e tyre duke u thënë: "Dorëzoni shpirtrat tuaj! Këtë ditë ju do të shpërbleheni me mundimin poshtërues për shkak të asaj që thatë kundër Allahut, duke shpifur krejt tjetër nga e vërteta. Dhe ju gjithnjë mohuat Ajetet e Tij (provat, treguesit, shpalljet) me përbuzje e kryeneçësi!"
94. Dhe në të vërtetë ju erdhët te Ne të vetëm (pa pasuri, pa shokë e gjë tjetër), ashtu siç ju krijuam Ne për herë të parë. Ju latë pas gjithçka që Ne ju kishim dhuruar. Ne nuk po i shohim me ju ndërmjetësit tuaj të cilët ju i pohonit si shokë përkrah Allahut. Tash të gjitha lidhjet tuaja me ta janë prerë dhe gjithçka që ju e quanit tuajën gjithnjë, tash është shuar prej jush (dhe ju ka braktisur).
95. Vërtet që Allahu është Ai i Cili bëri që të çahet dhe të rritet fara e grurit dhe e frutave. Ai nxjerr të gjallën nga e vdekura dhe është Ai i Cili nxjerr të vdekurën nga e gjalla. I tillë është Allahu. Si atëherë ju u mashtruat dhe u larguat nga e vërteta?
96. Dhe Ai është i Cili çan errësirën dhe sjell agimin. Ai e ka përcaktuar natën për pushim, kurse diellin dhe hënën për llogari. Ky është përcaktimi i të Gjithëfuqishmit, i të Gjithëditurit.
97. Është Ai që ka vendosur yjet për ju, që të mund të gjeni rrugën tuaj me ndihmën e tyre nëpër terr në tokë dhe në det. Ne vërtet që i kemi shpjeguar me imtësi Ajetet Tona (shenjat, treguesit, shpalljet) për njerëzit që dinë.
98. Është Ai i Cili ju ka krijuar ju prej një njeriu të vetëm (Ademit); dhe ju ka dhënë vend banimi (qëndrimi në mitër te nënat tuaja ose jetën në tokë) dhe një vend ruajtje (në kërbishte te baballarët tuaj ose në tokë në varret tuaj). Vërtet që Ne e kemi shpjeguar me imtësi Shpalljen Tonë (Kur'anin) për njerëzit që kuptojnë.
99. Është Ai i Cili dërgon shiun nga retë dhe po Ne, me të rrisim bimësi të të gjitha llojeve; prej tij Ne nxjerrim gjelbërim të gjallë prej të cilit Ne nxjerrim pastaj kallinjtë e ngjeshur të grurit. Po kështu, nga palmat e hurmave dhe nga lëkura dalin sythet me kokrra që varen poshtë e afër jush, edhe vreshtat, ullishtet dhe kopshtet me shegë - të gjitha bimë (të një

bote) megjithatë të ndryshme (në lloje dhe në shije). Shihni frutat e tyre kur fillojnë t'i mbajnë e më pas të piqen. Vërtet që në këto gjëra ka shenja për njerëzit që besojnë.
100. Megjithatë ata bashkojnë në adhurim xhindet si shokë me Allahun, megjithëse Ai i ka krijuar ata (xhindet); po kështu ata i mveshin në mënyrë të paqenë dhe pa asnjë dije bij dhe bija Atij. I Madhëruar qoftë Ai! Dhe i Lartësuar mbi të gjithë ç'i mveshin Atij qoftë Ai!
101. Ai është Filluesi i qiejve dhe i tokës. Si mund të ketë Ai fëmijë kur Ai nuk pati bashkëshorte? Ai krijoi gjithçka dhe Ai është i Gjithëdituri përmbi çdo gjë.
102. I tillë është Allahu, Zoti yt! La i lahe il-la Huve (nuk ka të adhuruar të merituar përveç Atij). Krijuesi i çdo sendi. Kështu pra, adhuroni Atë të Vetëm dhe Ai është Vekil (Kujdestar, Rregullues i të gjitha punëve) përmbi çdo gjë.
103. Asnjë ide, asnjë parashikim nuk mund ta kapë Atë (se si është etj) por Kapja e Tij është mbi çdo shikim. Ai është përmbi çdo parashikim. Dhe Ai është më i Mprehti, më i Buti, në Dijeni të plotë për çdo gjë.
104. Vërtet që ju kanë ardhur argumente nga Zoti juaj, kështu, kushdo që sheh, ai do t'i bëjë mirë vetes së tij dhe kushdo që e verbon veten, ai do ta bëjë këtë në dëm të vetes së tij, ndërsa unë (Muhammedi a.s.) nuk jam vëzhgues mbi ju.
105. Kësisoj pra, Ne i shpjegojmë në mënyra nga më të ndryshmet Vargjet aq sa mosbesimtarët mundet që të thonë: "Ju keni studiuar (Librat e Parë dhe e keni nxjerrë edhe këtë Kur'an prej tyre)," por edhe që Ne ta bëjmë çështjen të qartë për njerëzit që kanë dije.
106. Ndiq atë që të është shpallur e frymëzuar ty (O Muhammed) nga Zoti yt. La ilahe il-la Huve (Askush nuk ka të drejtë, nuk meriton e nuk duhet të adhurohet përveç Atij, Allahut) dhe largohu, lëri mënjanë Mushrikët (idhujtarët, që nuk pranojnë Njësinë e Allahut).
107. Po të kishte dashur Allahu, ata nuk do të kishin zgjedhur të tjerë për adhurim përveç Allahut. Dhe Ne nuk të kemi bërë ty vëzhgues përmbi ta, as nuk të kemi vënë ty Vekil (mbikqyrës, rregullues) i punëve të tyre.
108. Dhe mos i fyej ata (idhujt) që mosbesimtarët i adhurojnë përveç Allahut, që të mos e fyejnë Allahun pa të drejtë e pa asnjë dije. Kështu Ne kemi bërë t'i duken të përkryera gjithsekujt punët e veta, pastaj te Zoti i tyre është kthimi i atyre dhe Ai pastaj do t'i njoftojë për gjithçka që ata kanë punuar.
109. Dhe ata bëjnë betimet më të forta në emër të Allahut, se sikur t'u vinte atyre ndonjë shenjë, ata padyshim që do të besonin në të. Thuaju: "Shenjat janë vetëm me Allahun dhe çfarë do t'ju bënte juve (muslimanë) të merrnit vesh se edhe sikur ajo (shenja) t'u vinte, ata nuk do të besojnë?"
110. Dhe Ne do t'i largojmë zemrat dhe sytë e tyre larg (Udhës së Drejtë), pasi ata nuk pranuan të besojnë në të herën e parë dhe (Ne) do t'i lëmë ata të enden verbërisht në cënimet e tyre (të Ligjeve të Allahut).
## Pjesa 8
111. Edhe sikur Ne të kishim zbritur melekë tek ata, edhe sikur t'u kishin folur të vdekurit, edhe sikur Ne të kishim grumbulluar gjithçka mu përpara syve të tyre, ata nuk do të kishin besuar po të mos donte Allahu, por shumë prej tyre sillen të paditur (se Besimi është dhuratë nga Allahu).
112. Dhe kësisoj Ne kemi caktuar për çdo Pejgamber armiq - shejtanët nga njerëzit dhe xhindet duke frymëzuar njëri-tjetrin me fjalë të stolisura për mashtrim. Po të kishte dashur Zoti yt, ata nuk do ta kishin bërë atë, kështu që lëri ata në të tyren me trillimet e tyre. (Tefsir Al-Kurtubi).
113. (Kjo me qëllim) që zemrat e atyre të cilët nuk besojnë në Botën e Përtejme, të mud të tërhiqen te një mashtrim i tillë dhe që të mund të mbeten të kënaqur me të e më tej të mund të bëjnë çfarë po vazhdojnë (të veprojnë të gjitha llojet e gjynaheve e të të këqijave).
114. (Thuaj, O Muhammed): "A të kërkoj gjykues tjetër përveç Allahut, ndërkohë që është Ai i Cili ju ka zbritur Librin (Kur'anin), të shtjelluar në imtësi?" Ata, të cilëve Ne u dhamë Librat e Parë, e dinë se ai është shpallur nga Zoti yt me të vërtetën, kështu që ti mos ji prej atyre që dyshojnë.
115. Dhe Fjala e Zotit tënd është plotësuar me vërtetësi dhe drejtësi. Askush nuk mund t'i ndryshojë Fjalët e Tij dhe Ai është Gjithëdëgjuesi, i Gjithëdituri.
116. Dhe në qoftë se ti i bindesh shumicës së atyre që janë në tokë, ata do të të gabojnë tepër larg Udhës së Allahut. Ata nuk ndjekin asgjë, por vetëm hamendjet e tyre dhe nuk bëjnë gjë tjetër përveç se gënjejnë.
117. Vërtet që është Zoti yt Ai i Cili di më mirë kush është larguar nga Udha e Tij dhe po Ai i njeh më mirë ata më të drejtuarit (në Udhën e Tij).

118. Hani pra, nga ai mish mbi të cilin është përmendur Emri i Allahut (kur është therur kafsha), nëse jeni besimtarë në Ajetet e Tij (provat, shenjat, shpalljet).
119. Dhe pse të mos hani nga ai (mish) mbi të cilin është përmendur Emri i Allahut, në një kohë kur Ai ua ka shpjeguar juve me imtësi se çfarë ju ndalohet përveçse në rastet e shtrëngesës së detyruar (kur nuk keni tjetër gjë)? Dhe vërtet shumë (njerëz) e shtyjnë në gabim popullin me dëshirat e tyre me dije e pa dije. Padyshim që Zoti yt i di më mirë ata që i kalojnë kufijtë.
120. (O Njerëz!) Rujuni nga të gjitha gjynahet, të hapura e të fshehta qofshin. Vërtet ata që bëjnë gjynahe do të marrin shpërblim të plotë për atë çfarë ata kanë vepruar.
121. Mos hani (o besimtarë) nga ai (mish) mbi të cilin nuk është përmendur Emri i Allahut (kur është therrur kafsha), sepse sigurisht që është Fisk (gjynah dhe mosbindje ndaj Allahut). Dhe vërtet që shejtanët i frymëzojnë miqtë e tyre nga mesi i njerëzve që t'ju kundërshtojnë juve, dhe po t'u bindeni atyre (duke i bërë gjërat e paligjshme - të ligjshme), atëherë padyshim që do të ishi Mushrikë (mosbesimtarë, që besojnë në shumë zota).
122. A mos vallë është njësoj si ai i cili ishte i vdekur (pa besim nga padija dhe mosbesimi) dhe që Ne i dhamë atij jetë (me dije dhe Besim) duke i vënë atij një dritë (Besimin) me anë të së cilës ai të ecë mes njerëzve, me atë i cili është në errësirë (mosbesim, besim në shumë zota dhe hipokrizi) nga e cila kurrë nuk mund të dalë? Kështu mosbesimtarëve u duken të kënaqshme e të drejta punët që ata gjithnjë i kanë bërë.
123. Kështu Ne kemi caktuar kudo (në çdo vend) njerëzit më të këqinj të tij të thurin pabesi mes njerëzve. Por ata nuk i thurin pabesi tjetërkujt përveçse vetes së tyre, e nuk e ndjejnë.
124. Dhe kur u vjen një shenjë (prej Allahut), ata thonë: "Ne nuk do të besojmë (dërgesën e Muhammedit), derisa të mos marrim edhe ne diçka të ngjashëm me atë që iu dha të Dërguarve të Allahut." Allahu e di më mirë se ku e kujt t'ia japë Mesazhin e Tij. Poshtërim dhe turpërim prej Allahut dhe ndëshkim i ashpër do t'i mbulojë të poshtrit për çfarë ata thurnin me pabesi.
125. Dhe atë që Allahu dëshiron ta udhëzojë, Ai ia hap atij gjoksin për Islam, kurse atij që Ai dëshiron ta humbasë, ia mbyll dhe ia shtrëngon gjoksin sikur të jetë duke u ngjitur në qiell. Në këtë mënyrë Allahu lëshon Zemërimin e Tij mbi ata që nuk besojnë.
126. Dhe kjo është Rruga e Zotit tënd (Kur'ani dhe Islami) që të udhëheq drejtë. Ne e kemi shpjeguar me imtësi Shpalljen Tonë për një popull që i kushton vëmendje.
127. Për ta do të jetë Shtëpia e Paqes (Xhenneti) me Zotin e tyre dhe Ai do të jetë Valiu (Ndihmësi dhe Mbrojtësi) i tyre për ato vepra që ata i punuan.
128. Dhe Ditën kur Ai do t'i mbledhë ata të gjithë bashkë (dhe u thotë): "O ju krijesa të xhindeve! Shumë prej njerëzve ju ua gabuat rrugën," ndërsa miqtë e shokët e tyre nga njerëzit do të thonë: "Zoti ynë! Ne përfituam prej njëri-tjetrit, por tash arritëm afatin tonë të cilin Ti e kishe përcaktuar për ne." Ai do t'u thotë: "Zjarri do të jetë vendbanimi juaj për të banuar aty përgjithmonë dhe nuk është ndryshe, veçse si të dojë Allahu. Sigurisht që Zoti yt është më i Urti Gjithëgjykues, i Gjithëditur."
129. Dhe kështu Ne i bëjmë Dhalimunët (mosbesimtarët, keqbërësit) Eulija (ndihmës e mbështetës) të njëri-tjetrit (në krimet dhe poshtërsitë e tyre) për shkak të asaj që ata vetë fituan.
130. O bashkësi e xhindeve dhe e njerëzve! "A nuk ju erdhën nga mesi juaj të Dërguar duke ju shpallur Vargjet e Mia dhe duke ju paralajmëruar për takimin tuaj në këtë Ditë?" Ata do të thonë: "Ne dëshmojmë përkundër vetes sonë." Ishte pikërisht jeta e kësaj bote që i mashtroi ata dhe vetë ata do të dëshmojnë kundër vetvetes, se me të vërtetë kanë qenë mosbesimtarë.
131. Këtë (dërgim të Pejgamberëve) ngase Zoti yt nuk do të ndëshkonte qytete për veprat e tyre të gabuara (duke adhuruar të tjerë përkrah apo në vend të Allahut), ndërkohë që populli i atyre vendeve të ishte i paditur dhe i panjoftuar.
132. Për të gjithë do të ketë shkallë sipas punëve që kanë vepruar. Dhe Zoti yt nuk është i pavetëdijshëm për çfarë ata veprojnë.
133. Dhe Zoti yt është më i Pasuri (i lirë nga çdo nevojë), Zotërues i Mëshirës. Nëse Ai dëshiron, Ai mund t'ju shkatërrojë dhe në vendin tuaj të sjellë kë të dojë Ai si pasardhës tuaj, po ashtu siç ju krijoi ju nga soji e pasardhësit e popujve të tjerë.
134. Pa asnjë dyshim ajo që ju është premtuar, sigurisht që do të vijë, e ju nuk mund t'i shpëtoni dot (Ndëshkimit të Allahut).
135. Thuaj (O Muhammed): "O populli im! Ju punoni në drejtimin tuaj, ndërsa edhe unë sigurisht që po punoj (gjithashtu në timen) dhe ju do ta merrni vesh se për cilin prej nesh do

të jetë fundi (i gëzueshëm) në Shtëpinë (e Fundit). Padyshim që Dhalimunët (mosbesimtarët, keqbërësit) nuk do të jenë të fituar."
136. Dhe ata caktojnë për Allahun pjesë nga bujqësia dhe blegtoria të cilat Ai i ka krijuar dhe thonë: "kjo është për Allahun," sipas mendjes së tyre "dhe kjo është për 'shokët' tanë (të ashtuquajturit 'shokë' të Allahut)." Por pjesa e 'shokëve' të tyre nuk arrin tek Allahu, ndërsa pjesa e Allahut arrin te 'shokët' e tyre! E poshtër është mënyra si ata gjykojnë!
137. Dhe kështu për shumë Mushrikë (mosbesimtarë, politeistë) "shokët" e tyre (të ashtuquajturit "shokë" të Allahut) ua kanë bërë t'u duket krejt e ndershme dhe e drejtë vrasja e fëmijëve të tyre, që do t'i çojë ata në shkatërrimin e vetë atyre dhe të shkaktojë pështjellime në fenë e tyre. Dhe sikur të kishte dashur Allahu, ata nuk do të bënin punë të tilla, kështu që lëri ata në të tyren bashkë me atë që ata trillojnë.
138. Dhe sipas shijeve të tyre, ata thonë se këto bagëti e ato drithëra janë të ndaluara dhe askush nuk duhet t'i hajë, përveç atyre që i lejojmë ne. Thonë edhe se ka disa kafshë që ndalohen të përdoren për ngarkesë apo për punë tjetër, si edhe bagëti mbi të cilat nuk përmendet Emri i Allahut (kur theren), duke shpifur kundër Atij (Allahut). Ai do t'i shpërblejë ata për çfarë ata shpifën.
139. Madje edhe thonë: "Çfarë ka në bark kjo e ajo bagëti është vetëm për meshkujt tanë dhe u ndalohet grave e vajzave tona, por në qoftë se lind e ngordhur, atëherë të gjithë ne kemi pjesë në të. Allahu do t'i ndëshkojë për mveshjen (e urdhrave të tillë të rremë Allahut). Vërtet Allahu është më i Urti Gjithëgjykues, i Gjithëditur. (Tefsir At-Tabari).
140. Vërtet që të humbur janë ata që kanë vrarë fëmijët e tyre nga marrëzia dhe padija dhe kanë ndaluar ato gjëra me të cilat i ka furnizuar Allahu, duke shpifur kështu gënjeshtra ndaj Allahut. Vërtet që ata kanë gabuar e humbur tepër larg dhe nuk qenë të udhëzuar.
141. Dhe Ai është i Cili sjell prodhime nga kopshtet e rrethuar dhe të parrethuar (të kultivuar dhe të pakultivuar) dhe në palmat e hurmave dhe prodhime të tjera të llojllojshme me forma e shije të larmishme; ullinj dhe shegë që ngjasojnë (si bimë), por të largët (në shije). Hani nga frutat e tyre kur t'i nxjerrin, por paguani atë që ju takon prej tyre (Zekatin sipas Urdhrit të Allahut në masë të ndryshme) ditën e të vjelave, por mos jini dorëshpuar. Vërtet Allahu nuk i do shpërdoruesit.
142. Dhe nga bagëtitë disa janë për ngarkesë, kurse disa janë të vogla (jo për këtë punë). Përdorni për ushqim nga çfarë ju ka furnizuar Allahu dhe mos ndiqni gjurmët e shejtanit. Sigurisht që ai për ju është një armik i hapur.
143. (Ai krijoi) tetë çifte: dy nga dhentë (dash dhe dele) dhe dy nga dhitë (cjap dhe dhi). Thuaj: "A mos ia ka ndaluar Ai dy meshkujt apo dy femrat (e të imtave) apo të vegjëlit e tyre që i mbështjellin në barqet e tyre? Ma bëni të ditur nëse jeni të vërtetë."
144. Edhe nga devetë dy (çift: mashkull dhe femër) dhe nga gjedhët dy (çift: ka dhe lopë). Thuaj: "A mos ka ndaluar Ai meshkujt apo femrat e tyre apo të vegjëlit që fshehin femrat në barqet e tyre? Apo mos ishi ju të pranishëm kur Allahu ju urdhëroi një gjë të tillë?" Atëherë kush bën padrejtësi më të rëndë, se sa ai i cili shpif gënjeshtër ndaj Allahut dhe që ua humb rrugën njerëzve të paditur? Sigurisht që Allahu nuk e drejton (në të mbarën) popullin Dhalimun (mosbesimtar, keqbërës).
145. Thuaj (O Muhammed): "Unë nuk gjej në atë që më është shpallur mua ndonjë gjë të ndaluar për ngrënie për atë njeri që dëshiron të hajë prej atyre, përveç kafshëve të ngordhura, gjakut të derdhur (në therjen e tyre) ose mishit të derrit, pasi ky i fundit është vërtet i ndyrë, ose mishin e papërkushtuar (Allahut) i cili është bërë kurban për të tjerë në vend të Allahut (për idhuj, shenjtorë etj, ose mbi të cilin nuk është përmendur Emri i Allahut në çastin e therjes). Por kushdo që është i shtrënguar nga nevoja, por pa pasur qëllim mosbindjen (ndaj Urdhërit të Allahut) dhe pa i kaluar kufijtë, sigurisht që për të Zoti yt është gjithnjë Falës i Madh, Mëshirëplotë.
146. Dhe për ata që janë jehudi, Ne ndaluam çdo kafshë me thundër të pandarë dhe dhjamin e kaut e të deles përveç atij në mishin e kurrizit, në të përbrendshmet ose i lidhur me kockat. Kështu Ne i shpërblyem ata për kundërshtimet e mosnënshtrimin (ndaj Allahut, duke mos iu bindur e duke i vrarë Pejgamberët, duke ngrënë kamatë etj). Dhe sigurisht që Ne jemi të Vërtetë e të Drejtë.
147. Nëse ata (jehuditë) të përgënjeshtrojnë ty (O Muhammed), ti thuaju: "Zoti juaj është Zotëruesi i Mëshirës së pafund, por kurrë Zemërimi i Tij nuk do të hiqet nga populli Muxhrimun (kriminel, keqbërës, që punon kundër Ligjeve të Allahut)."
148. Ata që kanë zgjedhur shokë (në adhurim) përkrah me Allahun do të thonë: "Po të kishte dashur Allahu, ne nuk do të kishim zgjedhur shokë (në adhurim) përkrah me të, as edhe

baballarët tanë, dhe se nuk do të kishim ndaluar ndonjë gjë (kundër Dëshirës së Tij)." Në të njëjtën mënyrë përgënjeshtruan ata që ishin para tyre, derisa ata shijuan Zemërimin Tonë. Thuaj: "A mos keni ju ndonjë dijeni (provë mbrojtëse) që mund ta sillni para nesh? Vërtet që ju nuk ndiqni gjë tjetër, por vetëm hamendje dhe nuk bëni gjë tjetër, përveç se gënjeni."
149. Thuaj (O Muhammed): "Me Allahun është prova e përkryer dhe më bindëse. Po të kishte dashur Ai, vërtet që Ai do t'ju kishte udhëzuar ju të gjithëve."
150. Thuaj: "Paraqitni dëshmitarët tuaj që të vërtetojnë se Allahu e ka ndaluar këtë (që ju e ndaloni vetë). Dhe në qoftë se ata dëshmojnë, atëherë ti (O Muhammed) mos dëshmo me ta dhe nuk duhet t'u shkosh pas dëshirave boshe të atyre që i përgënjeshtruan Ajetet Tona dhe të atyre që nuk besojnë në Jetën e Përtejme dhe që mbajnë të tjerë si të barabartë (në adhurimin e tyre) me Zotin e tyre."
151. Thuaj: "Ejani, unë do t'ju shpall çfarë ju ka ndaluar Zoti juaj: Mos të bashkoni kënd në adhurim me Të dhe të jeni të mirë dhe të përkushtuar ndaj prindërve; dhe mos i vrisni fëmijët tuaj nga varfëria - Ne ju furnizojmë ju dhe ata; dhe mos iu afroni gjynaheve të turpshme (marrëdhënieve të paligjshme të tradhtisë bashkëshortore ose jashtë martetsës etj) të hapura e të fshehura dhe mos vrisni atë njeri që ua ka ndaluar Allahu, përveç për një çështje të drejtë (sipas ligjit Islam). Këtë jua ka urdhëruar Ai me qëllim që të kuptoni.
152. Dhe mos iu afrohuni pasurisë së jetimëve, përveç në rast se doni ta përmirësoni atë, deri sa ata të arrijnë moshën e pjekurisë dhe matni e peshoni saktësisht dhe me drejtësi. Ne nuk ngarkojmë ndokënd përveçse aq sa ka mundësi ai. Po kështu, kurdoherë që të flisni (për të dhënë fjalën, për dëshmi, për gjykim etj), thoni të vërtetën, edhe në qoftë se çështja mund t'i takojë një të afërmi tuaj dhe përmbushni Besën e Allahut. Këtë Ai jua urdhëron që të mund të përkujtoni.
153. Dhe vërtet, kjo është Rruga Ime e Drejtë, kështu që ndiqeni atë dhe mos ndiqni rrugë të tjera pasi ato do t'ju ndajnë e t'ju largojnë nga Udha e Tij. Këtë jua ka urdhëruar Ai që të mund të bëheni Muttekinë (të përkushtuar në Besimin e Pastër Islam)."
154. Pastaj Ne i dhamë Musait Librin (Teuratin) për të plotësuar (Mirësinë Tonë) mbi ata që punonin drejtësi, duke ua shtjelluar çdo gjë me imtësi dhe si udhëzim e mëshirë, që ata të mund të besonin në takimin me Zotin e tyre.
155. Edhe ky (Kur'ani) është Libër i Bekuar të cilin Ne e kemi zbritur, kështu që ndiqeni atë dhe kini frikë Allahun, me qëllim që të mëshiroheni (të shpëtoni nga dënimi i Xhehenemit).
156. E që të mos thoni ju (arabë paganë): "Libri iu dërgua vetëm dy grupeve para nesh (jehudive dhe të krishterëve) dhe sa për ne vërtet që nuk kemi ditur gjë çfarë kanë studiuar ata."
157. Apo që të mos thoni ju: "Vetëm sikur të na kishte zbritur edhe neve një Libër, ne vërtet që do të ishim drejtuar më mirë se ata (jehuditë dhe të krishterët)." Kështu pra, tash ju ka ardhur provë e qartë (Kur'ani) nga Zoti juaj si dhe udhëzim e mëshirë. Atëherë, kush gabon më rëndë se sa ai që mohon Ajetet e Allahut dhe kthen shpinën prej tyre? Ne do t'i shpërblejmë ata që u largohen Ajeteve Tona me ndëshkim të rëndë, për shkak të mospranimit (të tyre). (Tefsir Al-Kurtubi).
158. A mos vallë atëherë presin ndonjë gjë tjetër, që t'u vijnë melekët, që t'u vijë Zoti yt apo t'u vijnë disa nga Shenjat e Zotit tënd (paralajmërimet për Orën e Fundit, si për shembull lindja e diellit nga perëndimi etj)! Ditën kur disa Shenja të Zotit tënd vërtet do të vijnë, për atë që beson atëherë, nuk do të ketë asnjë dobi, në qoftë se nuk besoi më parë dhe nuk fitoi mirësi me anë të besimit. Thuaj: "Prisni! (se) edhe ne po presim."
159. Vërtet ata që e ndajnë fenë e tyre dhe shpërndahen në sekte e grupe (të çfarëdo lloji qofshin), ti (O Muhammed) nuk ke aspak të bësh me ta. Puna e tyre është vetëm me Allahun i Cili paskësaj do t'u tregojë atyre çfarë ata vepronin.
160. Kushdo që sjell një vepër të mirë (në Besimin e Pastër Islam) do të ketë në llogari të tij dhjetëfishin e saj, ndërsa ai që sjell një vepër të keqe ai do të ketë shpërblim vetëm për atë që ka bërë. Dhe atyre nuk do t'u bëhet padrejtësi.
161. Thuaj: "Vërtet, Zoti im më ka udhëzuar mua në Rrugë të Drejtë, Fe të Drejtë, Fenë e Ibrahimit - Hanifan (Besimin e Vërtetë e të Pastër Islam në Një Zot të Vetëm) dhe ai nuk ishte prej Mushrikinëve (prej atyre që adhurojnë të tjerë përveç e përkrah me Allahun)."
162. Thuaj: "Sigurisht falja ime, kurbani im, jeta ime dhe vdekja ime janë për Allahun, Zotin e Aleminit (njerëzve, xhindeve dhe gjithçkaje që ekziston).
163. Ai nuk ka asnjë shok e të barabartë me Të dhe për këtë unë jam urdhëruar dhe unë jam i pari që i nënshtrohem Vullnetit të Tij si Musliman."

164. Thuaj: "A mos duhet të kërkoj zot tjetër përveç Allahut, ndërkohë që Ai është Zoti i gjithçkaje? Secili fiton gjynahe vetëm përkundër vetvetes dhe askush nuk do të mbajë barrën e tjetrit. Pastaj te Zoti juaj është kthimi juaj dhe Ai do t'ju tregojë juve (gjithçka) në të cilat ju ndryshuat."
165. Dhe Ai është i Cili ju ka bërë ju të vini brez pas brezi duke zëvendësuar njëri-tjetrin në tokë. Dhe Ai ju ka ngritur ju në shkallë, disa mbi disa të tjerë që të mund t'ju provojë në ato që Ai ju ka dhuruar. Sigurisht që Zoti yt është më i Shpejti në shpagim dhe vërtet që Ai është gjithnjë Falës i Madh, Mëshirëplotë.

# Al A'raf - Lartësitë

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

1. Elif, Lam, Mim, Sad.
2. (Ky është) Libri (Kur'ani) i zbritur mbi ty (O Muhammed), që të lajmërosh me të dhe si përkujtim mbi besimtarët, kështu që mos të të ngushtohet gjoksi prej tij (e mos të të brengoset zemra).
3. (Thuaju o Muhammed): "Ndiqni çfarë ju është zbritur juve nga Zoti juaj (Kur'anin, Pejgamberin a.s. dhe rrugën e tij) dhe mos shkoni pas asnjë Eulijai (ndihmues a mbrojtës që ju urdhëron të adhuroni të tjerë përveç a përkrah Allahut) tjetër pos Atij (Allahut). Sa pak që përkujtoni!
4. Dhe mjaft vendbanime Ne i shkatërruam (për krimet e tyre). Ndëshkimi Ynë u erdhi atyre (papritur e pakujtuar) natën, apo kur flinin në pushimin pas drekës.
5. Asnjë thirrje tjetër nuk nxorën kur u erdhi Ndëshkimi Ynë, përveç se thirrjes: "Vërtet që ne ishim Dhalimunë (mosbesimtarë, keqbërës)."
6. Më pas, sigurisht që Ne do të thërrasim në llogari ata të cilëve iu dërgua Libri dhe padyshim që edhe të Dërguarit do të pyeten.
7. Më tej, sigurisht që Ne do t'ju shtellojmë gjithë ndodhinë me Dijeni të Plotë dhe është e vërtetë që Ne nuk kemi munguar (për asnjë çast e në asnjë vend).
8. Dhe peshorja e asaj Dite (Ditës së Llogarisë) do të jetë e vërteta. Sa për ata, pesha e të cilëve do të rëndojë nga veprat e mira, ata do të jenë të fituarit (duke hyrë në Kopshtet e Xhennetit).
9. Dhe sa për ata, pesha e të cilëve do të jetë e lehtë, mu këta janë që do të humbin veten e tyre (duke hyrë në Xhehenem), sepse ata mohuan dhe nuk pranuan Ajetet Tona.
10. Dhe sigurisht, Ne ju dhamë juve (o njerëz) nderim dhe vlerësim në tokë dhe ju caktuam atje edhe furnizime (për jetesën tuaj). Sa pak është ajo që ju falënderoni!
11. Dhe sigurisht, Ne ju krijuam ju dhe pastaj ju dhamë formë (formën e zgjedhur të qenies njerëzore), pastaj Ne u thamë melekëve: "Bini në sexhde Ademit" dhe ata ranë me fytyrë përtokë para tij, përveç Iblisit (Shejtanit) që nuk pranoi të jetë prej atyre që bien në sexhde.
12. (Allahu) tha: "Çfarë të ndaloi ty (O Iblis) që të mos biesh në sexhde kur Unë të urdhërova?" (Iblisi) iu përgjigj: "Unë jam më i mirë se ai (Ademi). Ti më krijove mua nga zjarri, kurse atë Ti e krijove nga balta."
13. (Allahu i) tha: "(O Iblis) Zbrit që këtej (nga Xhenneti), nuk shkon ky vend për ty që je mendjemadh e përbuzës. Dil jashtë, sepse ti je i poshtëruar dhe i turpëruar."
14. (Iblisi) tha: "Më jep kohë deri Ditën kur ata do të ngrihen përsëri (të ngjallen krijesat Ditën e Ringjalljes)."
15. (Allahu) tha: "Ti je prej atyre që u është dhënë afat."
16. (Iblisi) tha: "Për shkak se më flake mua, vërtet që unë do të jem në pritë kundër tyre (njerëzve) në Rrugën Tënde të Drejtë.
17. Pastaj do t'u afrohem atyre përballë dhe pas shpine, nga e djathta dhe nga e majta dhe Ti do të shohësh shumicën e tyre të mos jenë falënderuesit e Tu (nuk do të jenë të bindur ndaj Teje)."
18. (Allahu i) tha: "Dil jashtë prej tij (Xhennetit) i përbuzur dhe i përjashtuar. Kushdo prej atyre që të shkon pas ty, atëherë sigurisht që Unë do ta mbush Xhehenemin me të gjithë ju bashkë."
19. "O Adem! Ti dhe bashkëshortja jote banoni në Xhennet dhe hani atje ç'të doni, por mos iu afroni kësaj peme, se përndryshe do të jeni që të dy prej Dhalimunëve (të padrejtëve e keqbërësve)."

20. Pastaj atyre iu afrua shejtani dhe u pëshpëriti të dyve që t'ua zbulonte pjesët e turpshme që i kishin të mbuluara. Ai u tha: "Zoti juaj nuk jua ndaloi juve këtë pemë, por vetëm që të mos bëheni melekë ose të pavdekshëm."
21. Dhe ai (shejtani) iu betua atyre të dyve në Allahun: "Vërtet që unë jam një dashamirës i çiltër ndaj ju të dyve."
22. Kështu që ai i humbi ata me mashtrim. Më pas, kur ata shijuan frutat e pemës, turpi (pjesët e fshehura) iu zbulua dhe filluan të mbledhin e të thurin me gjethe prej Kopshtit për të mbuluar vetveten. Dhe Zoti i tyre i thirri: "A nuk jua ndalova atë pemë dhe a nuk ju thashë që shejtani është armik i hapur për ju?"
23. Ata thanë: "Zoti ynë! Ne gabuam e i bëmë keq dhe e humbëm veten tonë. Dhe nëse Ti nuk na fal dhe nuk na mëshiron, ne me siguri atëherë do të jemi prej të humburve."
24. (Allahu u) tha: "Zbritni ju (Ademi, Havaja dhe shejtani) në armiqësi mes njëri-tjetrit. Në tokë do të jetë jetesa juaj e përkohshme."
25. Ai u tha: "Atje do të jetoni dhe atje do të vdisni dhe prej saj përsëri do të nxirreni (në ringjallje)."
26. O Bij të Ademit! Ne ju kemi dhuruar veshje për të mbuluar veten dhe si stoli, por petku i drejtësisë dhe i përkushtimit, ai është më i miri. Këto janë nga Ajetet (provat, shenjat, shpalljet) e Allahut, që ata të mund të përkujtojnë.
27. O Bij të Ademit! Mos lejoni t'ju mashtrojë shejtani, siç i nxori prindërit tuaj të parë (Ademin dhe Havanë) nga Xhenneti duke bërë t'u hiqet petku mbulues dhe t'u shfaqen pjesët e turpshme. Vërtet që ai dhe Kabilja e tij (fisi e farefisi, ndjekësit e ndihmësit e tij nga njerëzit e xhindet) ju shohin ju, ndërsa ju nuk i shihni dot ata. Vërtet Ne i bëmë shejtanët Eulija (miq, ndihmës e shokë) për ata që nuk besojnë.
28. Dhe kur kryejnë Fahisha (vepra të ulëta e të shëmtuara si sjellja rreth Kabës të zhveshur, lloje të ndryshme marrëdhëniesh të paligjshme me gra etj) thonë: "Ne kështu i gjetëm të veprojnë edhe baballarët tanë e (për më tepër) Allahu na ka urdhëruar për të." Thuaju (O Muhammed): "Jo, kurrë Allahu nuk urdhëron turpin. A mos thoni për Allahun gjëra që aspak nuk i dini?"
29. Thuaj: "Zoti im më ka urdhëruar drejtësi dhe se duhet t'i drejtoheni vetëm Atij (të adhuroni vetëm Allahun duke u kthyer nga Kibla, Kaba në Mekë gjatë faljeve) në çdo xhami që jeni duke u falur, duke iu lutur vetëm Atij, duke e shprehur Fenë tuaj zemërhapur dhe me përkushtim ndaj Tij, duke mos i bashkuar Atij ndokënd në adhurim dhe me qëllimin që ju vërtet punoni vetëm për frikë e për Hir të Allahut (dhe mos iu drejtoni zotave tuaj të rremë). Ashtu sikurse ju solli (në jetë) në fillim Ai, po kështu do të silleni përsëri në jetë.
30. Një grup Ai e drejtoi dhe një grup meritoi të jetë me të gabuarën, (sepse) në të vërtetë ata zgjodhën shejtanët për mbrojtës e ndihmës në vend të Allahut, duke menduar në këtë mënyrë se janë të udhëzuar drejt.
31. O Bijtë e Ademit! Vishni stolitë tuaja (petkun më të mirë e të pastër) kur faleni dhe duke bërë Tavaf (duke u sjellë) rreth Kabës. Hani e pini, por mos shpërdoroni me marrëzi e pa masë. Sigurisht që Allahu nuk i do shpërdoruesit (e ata që e tejkalojnë masën).
32. Thuaj: "Kush e ka ndaluar veshjen e bukur me rrobat e dhuruara prej Allahut, të cilat Ai i ka krijuar për robët e Tij, si dhe Tajibatet (ushqimet e pastra e të ligjshme për ju nga Allahu) si mirësi për ju?" Thuaj: "Ato janë në këtë botë për ata që besojnë dhe veçanërisht (vetëm për besimtarët) në Ditën e Kijametit." Kështu Ne i bëjmë të njohura Ajetet (ligjet e Islamit) me hollësi për popullin që ka mend (e kupton).
33. Thuaj: "(Por në të vërtetë) gjërat që i ka ndaluar Zoti im janë El-Fahisha (gjynahet e mëdha, çdo lloj afrimi me gratë jashtë martesës etj) që kryhen hapur ose fshehur, gjynahet (e tjera të çdo lloji), shtypja pa të drejtë, vënia shok Allahut në adhurim, gjë për të cilën Ai nuk ka dhënë asnjë të drejtë e asnjë provë, si dhe përfolja për Allahun për gjëra për të cilat ju nuk keni asnjë dijeni."
34. Dhe për çdo popullsi ka një exhel (një kohë të përcaktuar) dhe kur vjen ky çast, ata as nuk mund ta vonojnë atë dhe as nuk mund ta përshpejtojnë atë, qoftë edhe për një orë (çast).
35. O Bijtë e Ademit! Në qoftë se ju vijnë juve të Dërguar nga mesi juaj duke ju shpallur Vargjet e Mia, atëherë kushdo që bëhet i përkushtuar (u bindet atyre) dhe i drejtë, për ta nuk do të ketë as frikë e as nuk do të pikëllohen.
36. Por ata që mohojnë Ajetet Tona (provat, shenjat, shpalljet) duke u sjellë ndaj tyre me vrazhdësi dhe arrogancë, këta janë banorët e Zjarrit; ata do të banojnë aty përherë.
37. Kush është më i padrejtë se ai i cili shpif gënjeshtër ndaj Allahut ose i hedh tej Ajetet e Tij? Për të këtillët pjesa e përcaktuar e tyre (gjithë gjërat e bukura të kësaj bote dhe koha e

qëndrimit të tyre në të) do t'u shkojë atyre nga Libri (i Vendimeve Tona) derisa, kur të Dërguarit Tanë (Melekët e vdekjes që marrin shpirtrat) u shkojnë atyre për t'u marrë shpirtin duke u thënë: "Ku janë ata të cilët ju i adhuronit dhe u luteshit në vend të Allahut?" Ata do të përgjigjen: "Ata janë shuar e na kanë braktisur." Dhe ata vetë do të dëshmojnë përkundër vetes së tyre, se vërtet ishin mosbesimtarë.
38. (Allahu) do tu thotë: "Hyni edhe ju në shoqërinë e popujve që kaluan para jush, të njerëzve dhe të xhindeve, në Zjarr." Sa herë që hyn një popull, ai mallkon popullin vëlla paraardhës, derisa ata të gjithë së bashku të grumbullohen në Zjarr. I fundit i tyre do të thotë për popullin e parë: "Zoti ynë! Këta na humbën ne. Jepu pra atyre dy herë dënimin tonë në Zjarr." (Allahu) do t'u thotë: "Për secilin prej jush ka dyfish (dënim), por ju nuk e dini."
39. (Populli) i parë do t'i thotë të fundit: "Ju nuk keni qenë më të mirë se ne, kështu që shijoni dhe ju ndëshkimin për çfarë ju punuat (e fituat me duart tuaja)."
40. Vërtet, për ata që përgënjeshtrojnë Ajetet Tona (provat, treguesit, shpalljet) duke u sjellur ndaj tyre me vrazhdësi e fyerje, nuk do të hapen portat e qiellit dhe nuk do të hyjnë në Xhennet derisa të hyjë deveja në vrimë të gjilpërës. Kësisoj i shpërblejmë Ne Muxhrimunët (kriminelët, mosbesimtarët).
41. Për ta shtrat do të jetë zjarri i Xhehenemit dhe për mbulesë palë-palë të tjera të tij. Dhe kësisoj i shpërblejmë Ne Dhalimunët (mohuesit, keqbërësit).
42. Për ata që besuan (në Njësinë e Allahut, Islamin) dhe punuan drejtësi - dhe Ne nuk ngarkojmë kënd vetëm për sa ai ka mundësi, të këtillët janë banorët e Kopshteve të Begatë. Aty do të jenë pambarim.
43. Dhe Ne do t'ua pastrojmë nga zemrat e tyre çdo gjurmë urrejtje ose keqdashje (nëse kanë pasur sadopak për njëri-tjetrin) në jetën e kësaj bote; lumenj vërshojnë ndër ta, ndërsa ata thonë: "Gjithë lavdërimet dhe falënderimet janë për Allahun i Cili na udhëzoi neve për këtë vend. Kurrë nuk do të kishim gjetur ne drejtimin, po të mos na kishte udhëhequr Allahu. Vërtet që të Dërguarit e Zotit tonë erdhën me të vërtetën." Që andej do t'u bëhet thirrja: "Ky është Xhenneti të cilin ju e keni trashëguar për çfarë keni punuar."
44. Dhe banorët e Xhennetit do t'u thërrasin banorëve të Zjarrit: "Ne vërtet po i gjejmë të vërteta çfarë na premtoi Zoti ynë. Po ju, a po i gjeni të vërteta çfarë ju premtoi Zoti juaj?" Ata do të përgjigjen: "Po!" Më pas një thirrës do të shpallë mes tyre: "Mallkimi i Allahut është mbi Dhalimunët (mosbesimtarët, keqbërësit).
45. Ata që i penguan njerëzit nga Rruga e Allahut dhe që mundoheshin ta shtrembëronin atë, edhe këta nuk besonin në Jetën Përtejme."
46. Dhe ndërmjet tyre (dy grupeve) do të jetë një barrierë dhe mbi Al-A'raf (mur me bedena) do të ketë prej tyre (veprat e të cilëve do të jenë në barazpeshë) të cilët do të mund të dallojnë gjithçka (nga njerëzit e Xhennetit e të Xhehenemit) nga shenjat e tyre dhe që do t'u thërrasin banorëve të Xhennetit: "Paqja qoftë mbi ju"; në këtë kohë ata nuk do të kenë hyrë akoma në Xhennet, por do të kenë shumë shpresë e siguri për t'u pranuar atje.
47. Ndërsa kur t'u kthehen sytë nga banorët e Zjarrit, do të thonë: "Zoti ynë! Mos na vër ne me njerëzit Dhalimunë (mosbesimtarë e keqbërës)."
48. Dhe njerëzit që qëndrojnë mbi El-A'raf (mbi bedena) do t'u thërrasin njerëzve të cilët ata do të mund t'i dallojnë nga shenjat e tyre dhe u thonë: "Çfarë përfitimi patën për ju numrat e mëdhenj (pasuria) dhe kryeneçësia kundër Besimit?
49. A nuk janë ata për të cilët u betuat se Allahu kurrë nuk do t'i mëshirojë me Përkujtimin e Tij?" (kur ja! Iu tha atyre): "Hyni në Xhennet, as frikë nuk do të ketë për ju dhe as nuk do të pikëlloheni."
50. Dhe banorët e Zjarrit do t'u thërrasin banorëve të Kopshteve të Begatë: "Na hidhni pak ujë ose ndonjë gjë tjetër me të cilat ju ka furnizuar Allahu." Ata (të Xhennetit) do t'ua kthejnë: "Të dyja këto gjëra (uji dhe çdo gjë tjetër) Allahu i ka ndaluar për mosbesimtarët,
51. Të cilët e morën fenë e tyre për dëfrim e për lojë dhe i mashtroi jeta e dynjas (kësaj bote) ata." Kështu që këtë Ditë Ne do t'i harrojmë ata siç e harruan ata takimin e kësaj Dite dhe siç mohuan vazhdimisht Ajetet Tona (treguesit, shpalljet).
52. Vërtet që Ne u kemi sjellë atyre një Libër (Kur'anin) të cilin Ne e kemi shpjeguar në hollësi me dituri, - udhëzues dhe mëshirë për njerëzit që besojnë.
53. A mos presin tjetër, vetëm se përmbushjen e fundit të Çështjes? Atë Ditë Çështja është përmbushur njëherë e mirë; ata që nuk e morën parasysh atë (Besimin) që më parë, do të thonë: "Vërtet që të Dërguarit e Zotit tonë paskan ardhur me të vërtetën. Tash a ka ndonjë ndërmjetësues për ne, që të mund të ndërhyjnë në emrin tonë? Apo a mund të dërgohemi përsëri (në dynja) që të mund të bëjmë punë të mira ndryshe nga (poshtërsitë) që punuam?"

Vërtet që ata kanë humbur veten e tyre dhe ato gjëra që ata i shpifnin e i shpiknin (duke adhuruar të tjerë përkrah apo në vend të Allahut), kanë ikur prej tyre.
54. Vërtet që Zoti juaj është Allahu, i Cili krijoi qiejt dhe tokën në Gjashtë Ditë dhe pastaj Ai Isteva (u ngrit lart e qëndroi mbi) Arsh (Fronin e Tij Madhështor vërtet ashtu siç i shkon Madhështisë së Tij). Ai sjell natën si mbulesë të ditës dhe secila duke synuar tjetrën pandërprerë; dhe Ai krijoi edhe diellin, edhe hënën, edhe yjet të nënshtruar ndaj Urdhërit të Tij. Padyshim që i Tij është Krijimi dhe Komandimi. I Shenjtëruar dhe i Lartësuar qoftë Allahu, Zoti i Aleminit (i gjithë botëve, i gjithçkaje që ekziston, i njerëzve dhe i xhindeve).
55. Lutjuni Zotit tuaj me përulje dhe në vetveten tuaj. Vërtet Ai nuk i do ata që i kalojnë kufinjtë.
56. Dhe mos punoni djallëzi në tokë, pasi ajo është vënë në rregull dhe drejtohuni Atij me frikë dhe me shpresë. Sigurisht që Përkujtimi i Allahut është kurdoherë pranë mirëpunuesve.
57. Dhe është Ai i Cili dërgon erërat si lajmëtar dhe përgëzues të shkojnë para Përkujtimit të Tij (para shiut). Derisa ato të kenë sjellë re të ngarkuara rëndë, Ne e drejtojmë atë drejt tokës së vdekur dhe pas kësaj Ne bëjmë të derdhet uji atje. Më pas, Ne prodhojmë prej andej çdo lloj fruti. Po në këtë mënyrë Ne do t'i ngremë të vdekurit, me qëllim që ju të mund të përkujtoni apo të vini mendjen.
58. Bimësia e një toke të mirë shpërthen lehtë me Lejen dhe Vullnetin e Zotit të saj, ndërsa ajo që është e keqe, vështirë të sjellë fare pak. Kështu i sqarojmë Ne Ajetet (provat, shpalljet) për atë popull që falënderon.
59. Vërtet Ne e dërguam Nuhin te populli i tij dhe u tha: "O populli im! Adhuroni Allahun! Nuk keni Ilah (të adhuruar, perëndi) tjetër veç Atij. La ilahe il-Allah (askush nuk ka të drejtë, nuk meriton dhe nuk duhet të adhurohet përveç Allahut). Vërtet që i frikësohem për ju ndëshkimit të një Dite të Madhe!"
60. Udhëheqësit e popullit të tij i thanë: "Në të vërtetë, ne të shohim ty në gabim të qartë."
61. (Nuhu a.s. u) tha: "O populli im! S'ka asnjë gabim tek unë, por unë jam i Dërguar nga Zotit i Aleminit (Zoti i Gjithësisë, Zoti i njerëzve dhe i xhindeve)!
62. Ju përçoj juve Mesazhet e Zotit tim dhe ju jap këshillë të hapur e të drejtë dhe unë di nga Allahu çfarë ju nuk dini.
63. A habiteni se ju ka ardhur një lajmëtar nga ana e Zotit tuaj me anë të njeriu nga vetë ju, me qëllim që ai të mund t'ju këshillojë ju e që ju të keni frikë Allahun dhe që të mund të përfitoni nga Mëshira e Tij?"
64. Por ata e përgënjeshtruan atë, kështu që Ne e shpëtuam atë dhe pasuesit e tij bashkë me të në barkë dhe Ne i mbytëm (me vërshim uji) ata të cilët i mohuan Ajetet Tona (treguesit, provat, shpalljet). Vërtet ata ishin popull i verbëruar.
65. Edhe popullit Aad, Ne i dërguam vëllain e tyre, Hudin. Ai u tha: "O populli im! Adhuroni Allahun! Nuk keni të adhuruar e perëndi tjetër përveç vetëm Atë. (La ilahe il-Allah: nuk ka të adhuruar tjetër të merituar veç Allahut). A nuk do ta keni frikë (Allahun)?"
66. Prijësit e atyre që nuk besuan nga kombi i tij thanë: "Në të vërtetë ne të shohim ty në marrëzi dhe të mendojmë e na dukesh prej gënjeshtarëve."
67. (Hudi a.s.) tha: "O populli im! Nuk ka marrëzi tek unë, por unë jam i Dërguar nga Zoti i Aleminit (i Gjithësisë dhe i gjithçkaje që ka në të, i njerëzve dhe i xhindeve).
68. Unë ju sjell juve Mesazhet e Zotit tim dhe unë jam këshillues i besuar dhe mirëdashës për ju.
69. A çuditeni se ju ka ardhur një Lajmërues prej Zotit tuaj nëpërmjet një njeriu nga vetë ju, me qëllim që ai t'ju këshillojë? Dhe mbani në mendje se Ai ju bëri ju pasardhës pas popullit të Nuhit duke ju rritur mjaft në shtat. Kështu kuptoni mirësitë e derdhura mbi ju prej Allahut, që të mund të jeni të fituar."
70. Ata thanë: "Ti ke ardhur te ne me qëllim që ne duhet të adhurojmë Allahun Një e të Vetëm dhe të braktisim ata që gjithnjë i kanë adhuruar të parët tanë. Kështu pra, na sill ti atë me të cilën ti na ke frikësuar ne, në qoftë se me të vërtetë ti je i drejtë."
71. (Hudi a.s. u) tha: "Dënimi dhe Zemërimi nga Zoti juaj tashmë kanë rënë mbi ju. A më kundërshtoni mua për emra të cilët ju i keni emëruar - ju dhe baballarët tuaj pa asnjë të drejtë dhe pa asnjë fakt nga Allahu? Prisni atëherë se edhe unë po pres bashkë me ju."
72. Dhe Ne e shpëtuam atë dhe ata që ishin me të nga një Përkujtim i Yni dhe Ne i shkulëm nga rrënjët ata të cilët përgënjeshtruan Ajetet Tona (provat, treguesit, shpalljet), dhe ata nuk ishin besimtarë.
73. Dhe te Themudi, Ne dërguam vëllain e tyre Salihun. Ai u tha: "O populli im! Adhuroni Allahun! Nuk keni Ilah (të adhuruar) tjetër veçse Allahun (La ilahe il-Allah - askush nuk ka të

drejtë, nuk meriton e nuk duhet të adhurohet përveç Allahut). Me të vërtetë ju ka ardhur një shenjë e qartë (mrekullia e daljes së një deveje të madhe nga shkëmbi) nga Zoti juaj. Kjo deve e Allahut është një shenjë për ju, kështu që lejoni atë të kullosë në tokën e Allahut dhe mos e prekni e mos e dëmtoni atë, se përndryshe, patjetër që do t'ju zë ndëshkim i dhimbshëm.
74. Dhe kujtoni kur Ai ju bëri ju trashëgues pas popullit të Aadit duke ju dhuruar vendbanime në tokë, ndërsa ju ngritët për veten tuaj ndërtesa madhështore në fusha e gdhendët shtëpi në male. Kësisoj pra, përkujtoni mirësitë e dhuruara mbi ju nga Allahu dhe mos u sillni në tokë duke bërë djallëzi."
75. Prijësit e atyre që u treguan kryeneçë u thanë atyre që ata i quajtën të dobët - të cilët në të vërtetë besuan: "A e dini se Salihu është i Dërguar i Allahut?" Ata u përgjigjën: "Sigurisht që ne besojmë në atë (Mesazh) me të cilin ai është dërguar."
76. Kryelartët përsëri thanë: "Sigurisht që ne e mohojmë atë që ju e besoni."
77. Në këtë mënyrë ata e vranë deven dhe e mohuan në mënyrë të pacipë Urdhërin e Zotit të tyre dhe thanë: "O Salih! Na i nxirr në shesh kërcënimet e tua nëse me të vërtetë ti je prej të Dërguarve të Allahut."
78. Kështu ata i kapi dhe i varrosi pa u kujtuar tërmeti siç qenë shtrirë në shtëpitë e tyre.
79. Pastaj ai (Salihu a.s.) i la duke thënë: "O populli im! Sigurisht që unë jua përçova Mesazhin e Zotit dhe ju dhashë juve këshillë të vyer, por ju nuk i deshët këshilluesit."
80. (Kujto) edhe Lutin, kur ai iu drejtua popullit të tij: "A po bëni gjynahin më të madh, të tillë që askush para jush nuk e ka vepruar kurrë në gjithë Alemin (ndër njerëz e xhinde).
81. A vërtet ju kryeni epshet tuaja tek burrat në vend të grave? Jo, por ju jeni një popull që po i kalon të gjithë kufijtë."
82. Dhe përgjigjja e popullit të tij ishte: "Nxirrni ata jashtë nga vendi juaj, ata në të vërtetë kërkojnë të jenë të pastër!"
83. Më tej, Ne e shpëtuam atë dhe familjen e tij, pos gruas së tij; ajo ishte me ata që mbetën pas (duke rënë në ndëshkim).
84. Dhe Ne derdhëm mbi ta shi gurësh. Shih pra, cili është fundi i Muxhrimunëve (kriminelëve, mosbesimtarëve, mëkatarëve).
85. Edhe Medjenit (Ne i dërguam) vëllain e tyre, Shuajbin. Ai u tha: "O populli im! Adhuroni Allahun! Nuk keni Ilah (të adhuruar) tjetër veçse Allahun (La ilahe il-Allah - askush nuk ka të drejtë, nuk meriton e nuk duhet të adhurohet përveç vetëm Allahut). Me të vërtetë ju ka ardhur një shenjë e qartë nga Zoti juaj, kështu që matni saktë e peshoni drejt dhe mos u bëni padrejtësi njerëzve në gjërat (mallin) e tyre dhe mos punoni djallëzi në tokë, pasi ajo është vënë në rregull. Kjo do të jetë më e mira për ju, nëse jeni besimtarë.
86. Dhe mos u ngulni rrugëve duke frikësuar e penguar nga Udha e Allahut ata që e besojnë Atë dhe duke u munduar që ta shtrembëroni (Rrugën e Tij). Kujtoni edhe kur ju ishit fare pak, ndërsa Ai ju shumëfishoi ju. Shihni se cili ishte fundi i Mufsidunëve (i atyre që punojnë djallëzi, i mashtruesve, i të prishurve).
87. Dhe në qoftë se ka ndonjë grup prej jush që beson në atë (Mesazhin) me të cilin unë jam dërguar dhe partia tjetër që nuk beson, atëherë jini të duruar derisa Allahu të gjykojë mes nesh dhe Ai është më i Miri Gjykues."

## Pjesa 9

88. Kryetarët kryelartë nga populli i tij i thanë: "Me të vërtetë që do t'ju nxjerrim jashtë qytetit tonë o Shuajb dhe ata që kanë besuar me ty, ose përndryshe ju të gjithë do të ktheheni në fenë tonë." Ai tha: "Edhe sikur ne ta urrejmë atë!
89. Ne do të kishim shpifur ndaj Allahut, po të ktheheshim te feja juaj, pasi që Allahu na ka shpëtuar ne prej saj. Dhe nuk na shkon ne të kthehemi tek ajo, vetëm në qoftë se do Allahu, Zoti ynë. Zoti ynë përfshin çdo gjë në Gjithëdijen e Tij. Vetëm tek Allahu ne jemi mbështetur. Zoti ynë! Gjyko mes nesh dhe popullit tonë me vërtetësi e me të drejtën dhe Ti je më i Miri i gjykuesve."
90. Kryetarët e asaj pjese të popullit i cili mohoi, u thanë njerëzve të tyre: "Në qoftë se ju i shkoni pas Shuajbit, jeni të sigurtë se vërtet atëherë ju do të jeni të humburit!"
91. Kështu ata (popullin e pa dëgjueshëm) i kapi dhe i varrosi pa kujtuar tërmeti siç qenë shtrirë në shtëpitë e tyre.
92. Ata që e përgënjeshtruan Shuajbin u katandisën si të mos kishin banuar kurrë në shtëpitë e tyre. Ata që e përgënjeshtruan Shuajbin, mu ata ishin të humburit.
93. Pastaj Shuajbi i la duke thënë: "O populli im! Sigurisht që unë jua përçova Mesazhin e Zotit tim dhe ju dhashë juve këshillë të vyer. Atëherë pra, si mund të më vijë keq për shkatërrimin e popullit mosbesimtar!"

94. Sa herë që kemi dërguar Pejgamberë në qytete (dhe që ta kenë mohuar atë), Ne e mbërthyem popullin e tyre me vuajtje nga varfëria e skamja dhe humbje të shëndetit dhe fatkeqësi, me qëllim që ata të mund ta përulin e ta nënshtronin veten (me pendim ndaj Allahut).
95. Pastaj Ne ua shndërruam të keqen me të mirë, derisa ata u shtuan dhe u pasuruan shumëfish dhe thanë: "Të parët tanë provuan skamjen dhe begatinë." Kështu Ne i mbërthyem ata fort e pakujtuar, ndërsa ata as nuk e ndjenë.
96. Ndërsa po të kishin besuar popujt e këtyre vendeve dhe të ishin bërë të përkushtuar (ndaj Allahut duke e pasur frikë Atë), padyshim që Ne do të kishim hapur për ta mirësitë nga qielli dhe nga toka, por në të vërtetë ata i mohuan (të Dërguarit Tanë dhe të Vërtetën), kështu që Ne i morëm ata (me ndëshkim) për atë çfarë ata vetë fituan (politeizmin, krimet etj).
97. Atëherë a mos u ndjenë të sigurt popujt e këtyre vendeve ndaj ardhjes së Ndëshkimit Tonë natën e kur ishin fjetur?
98. A mos u ndjenë të sigurt popujt e këtyre vendeve ndaj ardhjes së Ndëshkimit Tonë paradite ndërsa lëviznin (e shëtitnin të shkujdesur)?
99. A mos e ndjenë veten të sigurt kundër Planit të Allahut? Askush nuk është i sigurt ndaj Planit të Allahut, përveç popullit të humbur (të dënuar me shkatërrim).
100. A nuk është e qartë për ata të cilët trashëgojnë tokën brez pas brezi nga pronarët e parë të saj, se po të kishim dashur Ne, atëherë Ne do t'i kishim ndëshkuar ata për gjynahet e tyre dhe se Ne ua vulosim zemrat që ata të mos marrin vesh?
101. Këto ishin vendbanimet, me ndodhitë e të cilave Ne po të njohim ty (O Muhammed). Dhe me të vërtetë atyre u shkuan të Dërguar me dëshmi të qarta, por ata nuk ishin të atillë që të besonin atë që më parë e kishin mohuar. Kështu pra ua vulos Allahu zemrat mosbesimtarëve (që të mos kuptojnë asnjë lloj udhëzimi të fesë së vërtetë).
102. Shumicën e tyre i gjetëm jo të vendosur në besën e tyre, por akoma më shumë Ne i gjetëm me të vërtetë Fasikunë (kryeneçë, të pabindur e të panënshtruar ndaj Allahut).
103. Më tej (pas tyre) Ne dërguam Musain me Ajetet Tona (shpalljet, provat) te Faraoni dhe ndihmësit e tij, por ata padrejtësisht i hodhën poshtë ato. Shih atëherë se si ishte fundi i Mufsidunëve (i atyre që punojnë djallëzi e korrupsion).
104. Kështu Musai i tha: "O Faraon! Vërtet unë jam i Dërguar nga Zoti i Aleminit (i gjithësisë).
105. Mua më shkon që të mos them gjë tjetër për Allahun, veçse të vërtetën. Padyshim që unë kam ardhur tek ti nga Zoti yt me shjenjë të qartë, kështu që lëri Bijtë e Israilit të largohen bashkë me mua."
106. (Faraoni) tha: "Në qoftë se ke ardhur me shenjë të qartë, nxirre në shesh atë, nëse vërtet je prej atyre që flasin drejt."
107. Atëherë Musai hodhi shkopin e tij dhe ç'të shihje! Gjarpër i vërtetë!
108. Nxori dhe dorën e tij. E ç'të shihje! Ishte e bardhë (e ndriçuar) në sy të të gjithëve.
109. Paria e lartë e popullit të Faraonit thanë: "Me të vërtetë ky qenka një magjistar i përkryer."
110. Ai do t'ju nxjerrë nga toka juaj. Atëherë çfarë këshille jepni?"
111. Ata thanë: "Shtyjani afatin atij dhe vëllait të tij (e t'i mbajmë në ankth për një kohë) dhe dërgoni lajmëtarë në gjithë qytetet për të mbledhur -
112. Të sjellin para teje gjithë magjistarët më të ditur."
113. Dhe kështu erdhën magjistarët te Faraoni, (dhe) thanë: "Padyshim që për ne do të ketë një shpërblim të mirë nëse dalim të fituar."
114. (Faraoni) u tha: "Po. Dhe për më tepër, ju do të jeni pas kësaj më të afërmit tek unë."
115. Ata (magjistarët) thanë: "O Musa! Ose hedh ti i pari ose të hedhim ne më parë?"
116. Ai (Musai u) tha: "Hidhni ju të parët." Kështu kur ata hodhën (magjinë e tyre), ata i magjepsën sytë e njerëzve duke u futur tmerrin atyre. Dhe vërtet ata paraqitën një magji marramendëse.
117. Dhe Ne e frymëzuam Musain (duke i thënë): "Hidhe ti shkopin tënd," kur ç'të shohësh! Ai i gëlltiti menjëherë gjithë magjitë mashtruese që ata trilluan (para njerëzve).
118. Kështu u dëshmua e vërteta në shesh dhe gjithçka që ata punuan u asgjësua plotësisht.
119. Në këtë mënyrë ata (magjistarët) u thyen atje dhe u kthyen të turpëruar.
120. Dhe magjistarët ranë në sexhde.
121. Ata thanë: "Ne besojmë në Zotin e Aleminit (të gjithësisë, të njerëzve dhe të xhindeve),
122. Zotin e Musait dhe të Harunit."

123. Faraoni u tha: "Ju i keni besuar atij (Musait si i Dërguar i Allahut) para se t'ju jap unë leje. Vërtet ky është një komplot të cilin ju e keni kurdisur në qytet që të nxirrni banorët e tij prej andej, por do ta shihni.
124. Vërtet do t'jua pres duart e këmbët tërthorazi dhe më pas do t'ju kryqëzoj të gjithëve me radhë."
125. Ata i thanë: "Me të vërtetë që ne po kthehemi te Zoti ynë.
126. Ndërsa ti shpërthen mbi ne me hakmarrje vetëm për atë se ne besuam në Ajetet e Zotit tonë kur këto mbërritën tek ne! Zoti ynë! Na dhuro durim dhe na bëj që të vdesim muslimanë."
127. Të parët e popullit të Faraonit thanë: "A do ta lesh Musain dhe popullin e tij që të përhapë të keqen në tokë dhe të të braktisë ty dhe zotat e tu?" Ai (Faraoni) tha: "Do t'ua vrasim bijtë dhe do t'ua lëmë gjallë gratë dhe sigurisht që ne kemi fuqi të papërballueshme përmbi ta."
128. Popullit të vet Musai i tha: "Kërkoni mbështetje tek Allahu dhe të jeni të duruar. Vërtet që toka është e Allahut. Ai ia trashëgon atë kujtdo që Ai dëshiron nga robët e Tij dhe fundi (i shkëlqyer) është për Muttekinët (të përkushtuarit ndaj Allahut në Besimin e Pastër Islam)."
129. Ata i thanë: "Ne (Bijtë e Israilit) kemi hequr shumë para se të vije ti, e edhe tani pasi që ke ardhur ti në mesin tonë." Ai (Musai) u tha: "Mbase kjo është se Zoti juaj do të shkatërrojë armikun tuaj duke ju bërë ju trashëgues në tokë e t'ju shohë si do të veproni?"
130. Dhe me të vëretë Ne e shkatërruam popullin e Faraonit me vite thatësire dhe me zi drithërash e frutash, me qëllim që ata të mund të përkujtonin (të merrnin paralajmërimin dhe t'i thërrisnin mendjes).
131. Por kurdo që u vinte e mira, thoshin: "Kjo është në sajen tonë." Ndërsa po t'i goditnin fatkeqësitë, këto ia mvishnin shenjave ogurzeza të lidhura me Musain dhe me ata që ishin me të. Kini mendjen! Me të vërtetë që shenjat ogurzeza janë vetëm tek Allahu (si të dojë Ai), por shumica prej tyre nuk e dinë.
132. Ata i thanë Musait: "Çfarëdo Ajetesh (prova, shenja) që ti të na sjellësh neve, që të punosh mbi ne magjinë tënde, ne nuk do të të besojmë ty."
133. Kështu Ne dërguam mbi ta: përmbytjen, karkalecat, bretkocat dhe gjakun si vazhdimësi të shenjave të qarta, por prapëseprapë ata mbetën mospërfillës dhe të mbytur në mendjemadhësi dhe ishin nga ata njerëz të cilët janë Muxhrimunë (kriminelë, politeistë, mëkatarë).
134. Ndërsa kur u ra ndëshkimi në kokë, thanë: "O Musa! Lutju Zotit tënd për ne për Premtimin e Tij që të ka dhënë ty. Në qoftë se ti e largon ndëshkimin prej nesh, me të vërtetë që ne do të të besojmë ty dhe do t'i lëmë edhe Beni Israilët të vijnë me ty."
135. Por kur Ne e larguam ndëshkimin prej tyre për një afat të përcaktuar të cilin ata duhej ta mbërrinin, kur ç'të shohësh! Ata e thyen besën e dhënë!
136. Kështu që Ne u hakmorrëm mbi ta. Ne i fundosëm ata në det, sepse ata i mohuan Ajetet Tona (provat, shenjat, shpalljet) dhe ishin mospërfillës ndaj tyre.
137. Dhe Ne e bëmë atë popull që quhej i dobët, të trashëgojë tokat në lindje ashtu edhe në perëndim të cilën Ne e kemi bekuar. Dhe Fjala e Nderit e Zotit tënd u plotësua për Bijtë e Israilit për durimin e tyre; dhe Ne i shkatërruam krejtësisht gjithë veprat e mëdha dhe ndërtimet madhështore që ngritën Faraoni dhe populli i tij.
138. Dhe Ne i sollëm të sigurt Bijtë e Israilit përmes detit derisa arritën te një popull i dhënë në adhurimin e idhujve. Ata thanë: "O Musa! Na bëj dhe ne një zot siç kanë edhe këta zotat e tyre." Ai u tha: "Vërtet që ju jeni një komb që nuk dini."
139. (Dhe shtoi): "Padyshim që këta njerëz do të shkatërrohen për çfarë po veprojnë (adhurimin e idhujve) dhe e gjitha kjo që po veprojnë është krejt boshe dhe e kotë."
140. Ai (Musai) tha: "A të kërkoj për ju Ilah (të adhuruar) tjetër përveç Allahut, ndërkohë që Ai ju ka zgjedhur ju përmbi gjithë Alemin (njerëzit dhe xhindet e kohës)?"
141. Përkujtoni (edhe) kur Ne ju shpëtuam nga populli i Faraonit i cili po ju sprovonte ju me dënimin më të rëndë duke ju vrarë bijt tuaj e duke ju lënë gjallë gratë. Dhe këtu kishte një provë të madhe nga Zoti juaj.
142. Dhe Ne i caktuam Musait tridhjetë netë duke i shtuar edhe dhjetë të tjera dhe ai e plotësoi kohën e përcaktuar nga Zoti i tij prej dyzet netësh. Dhe Musai i tha vëllait të tij, Harunit: "Zëre vendin tim te populli im, vepro në Rrugën e Drejtë dhe mos ndiq rrugën e Mufsidunëve (keqbërësve, të atyre që bëjnë shkatërrime e krime)."
143. Dhe kur erdhi Musai në kohën dhe vendin e përcaktuar prej Nesh dhe atij i foli Zoti i tij, e ai tha: "Zoti im! M'u shfaq që të shoh Ty hapur." Allahu tha: "Ti nuk më sheh dot Mua, por shiko malin, nëse ai do të mundet të qëndrojë në vendin e tij, atëherë ti do të Më shohësh Mua." Kështu kur (Zoti a.v.xh.) u drejtua kah mali, një pjesë e dritës nga Zoti i tij e bëri atë hi

e pluhur, ndërsa Musai ra pa ndjenja. Pastaj kur erdhi përsëri në vete, tha: "Lavdi të qoftë Ty! Të kthehem Ty me pendim dhe unë jam i pari i besimtarëve."
144. (Allahu i) Tha: "O Musa! Unë të kam zgjedhur ty mbi gjithë njerëzit me Mesazhet e Mia dhe me të Folurit Tim (me ty). Kështu pra, mbaje fort atë që të kam dhënë dhe ji prej falënderuesve."
145. Dhe Ne shkruam për të në Pllaka mësimet për çdo gjë dhe shpjegimet për gjithçka (dhe i thamë): "Mbahu fort pas tyre dhe urdhëro popullin tënd të zbatojë e të kapë më të mirën prej tyre. Shpejt do të të tregoj vendbanimin e Fasikunëve (të pabindurve, të panënshtruarve ndaj Allahut)."
146. Unë do të largoj nga Ajetet e Mia (Vargjet e Kur'anit) ata të cilët do të sillen me kryelartësi e me kundërshti në tokë, por edhe sikur ata t'i shohin të gjitha Ajetet (provat, treguesit, shpalljet), ata prapë nuk do t'i besojnë. Edhe sikur ta shohin rrugën e drejtësisë (besimin vetëm në Allahun, përkushtimin, veprat e mira), ata përsëri nuk do ta bëjnë për vete këtë si Udhë (të tyren), por nëse ata shohin rrugën e gabuar (politeizmin, krimet, veprat e ulëta), kjo është udha që do ta përqafojnë, ngaqë ata i kanë hedhur tej Ajetet Tona (Fjalët, Shpalljet) dhe ishin krejt të pavëmendshëm për të nxjerrë mësime prej tyre.
147. Ata që i mohojnë Ajetet Tona (provat, treguesit, shpalljet) dhe Takimin në Botën e Pastajme, veprat e tyre janë të kota. A mos vallë presin të shpërblehen me ndonjë gjë tjetër, përveç me atë çfarë kanë punuar vetë ata?
148. Ndërsa në mungesë të tij, populli i Musait bëri nga stolitë një trup viçi (për ta adhuruar atë). Kishte një zë (sikur pallte). A nuk e shihnin ata se ai as nuk u fliste atyre dhe as nuk i drejtonte në Udhë? Ata e morën atë për ta adhuruar dhe vërtet ata qenë Dhalimunë (keqbërës).
149. Dhe kur atyre u erdhi keq dhe panë se kishin gabuar rëndë, ata (u penduan e) thanë: "Nëse Zoti ynë nuk na mëshiron dhe nuk na fal ne, vërtet që do të jemi prej të humburve."
150. Dhe kur Musai u kthye te populli i tij i inatosur dhe i helmuar, tha: "O sa gjë e poshtër është puna që keni bërë në mungesën time (duke adhuruar viçin). A u nxituat dhe shpejt shkuat aq larg sa të gjykoni për Zotin tuaj (duke e lënë adhurimin e Tij)?" Pastaj i hodhi Pllakat dhe e kapi për flokë të kokës vëllain e tij dhe e tërhoqi pas vetes. Haruni i tha: "O biri i nënës sime! Vërtet që populli më quajti mua të dobët dhe gati më vranë, kështu që mos i bëj armiqtë e mi të qeshin me mua dhe mos më quaj mua se jam me popullin Dhalimun (keqbërës)."
151. Musai tha: "O Zoti im! Më fal mua dhe vëllanë tim dhe na shtjerë në Mëshirën Tënde, sepse Ti je më Mëshirëploti i mëshiruesve."
152. Padyshim se ata të cilët morën viçin për ta adhuruar, ka për t'i përfshirë Zemërimi i Zotit të tyre dhe poshtërimi do t'i mbulojë në jetën e kësaj bote. Kështu i shpërblejmë Ne ata që shpifin e trillojnë.
153. Për ata që bënë vepra të ulëta dhe më pas u penduan dhe besuan, vërtet që pas gjithë kësaj Zoti yt është padyshim gjithnjë Falës i Madh, Mëshirëplotë.
154. Dhe kur iu qetësua zemërimi Musait, ai i mori Pllakat (që pat hedhur), dhe në shkrimet e tyre kishte udhëzime dhe mëshirë për ata të cilët i frikësohen Zotit të tyre.
155. Kur Musai zgjodhi nga populli i tij shtatëdhjetë njerëz, më të mirët për vendin dhe kohën Tonë të përcaktuar për takimin, dhe kur ata u kapën nga një tërmet i rreptë, ai tha: "Zoti im, po të kishte qenë Vullneti Yt, Ti do të mund t'i kishe shkatërruar ata dhe mua që më parë. A do të na shkatërrosh Ti neve për veprat e të marrëve nga mesi ynë? Është vetëm Sprova Jote me anë të së cilës Ti humb kë të duash dhe mban në rrugën e udhëzuar kë Ti do. Ti je Mbrojtësi ynë, kështu që na fal ne dhe ki Mëshirë mbi ne, sepse Ti je më i Miri i falësve.
156. Dhe na urdhëro ne për mirësi në këtë botë dhe në Botën Tjetër. Vërtet që ne të jemi kthyer Ty." Ai (Allahu) tha: "(Sa për) Ndëshkimin Tim, Unë godas me të kë dua Unë, ndërsa Mëshira Ime përfshin gjithçka. Këtë (Mëshirë) Unë do ta përcaktoj për ata që janë Muttekunë (të përkushtuar në Besimin e Pastër Islam) dhe që japin Zekatin dhe për ata që besojnë në Ajetet Tona (provat, shenjat, shpalljet).
157. Ata të cilët ndjekin të Dërguarin, Pejgamberin që s'di as të shkruajë e as të lexojë (Muammedin a.s.) të cilin e gjejnë të shkruar në Teurat (Deut., XVIII 15) që e kanë në duart e tyre dhe në Inxhil (Xhon, XIV 16) - ai i udhëzon ata për El-Ma'ruf (Besimin e Pastër Islam në një Zot dhe gjithë rregullat e detyrimet e tjera të tij); i ndalon ata nga Al-Munker (mosbesimi, politeizmi i çdo lloji dhe gjithë ndalimet e tjera të Islamit); ai u lejon atyre si të ligjshme At-Tajjibat (gjithçka të mirë dhe të ligjshme për besimin, punët, njerëzit, ushqimet, sendet) dhe ua ndalon si të paligjshme Al-Khabaith (gjithçka të keqe dhe të palejueshme për besimin,

punët, njerëzit, ushqimet); ai i çliron ata nga barrët e rënda (të Marrëveshjes së Allahut me Bijtë e Irailit) dhe nga prangat që qenë mbi ta. Ata që e besojnë atë (Muhammedin a.s.), që e nderojnë atë, që e ndihmojnë atë dhe që ndjekin Dritën (Kur'anin) e zbritur me të, mu këta janë më të fituarit."
158. Thuaj (O Muhammed): "O njerëz! Vërtet që unë jam sjellë tek ju të gjithë si i Dërguar i Allahut - (Allahut) të Cilit i takon mbisundimi i qiejve dhe i tokës. La ilahe il-la Huve (askush nuk ka të drejtë, nuk meriton e nuk duhët të adhurohet përveç Atij). Është Ai që jep jetë dhe sjell vdekjen. Kështu pra, besoni në Allahun dhe në të Dërguarin e Tij, Pejgamberin që nuk di shkrim as këndim, i cili beson në Allahun dhe në Fjalët e Tij (Kur'anin, Teuratin, Inxhilin) dhe ndiqeni pra atë që të mund të jeni të udhëzuar."
159. Dhe nga kombi i Musait ka një bashkësi të vogël e cila udhëheq me të vërtetën dhe vendos drejtësinë me anë të saj.
160. Dhe Ne i ndamë ata në dymbëdhjetë degë si kombe të dalluara mes tyre. Ne e drejtuam Musain me frymëzim (Hyjnor), kur populli i tij i kërkoi ujë, duke i thënë: "Qëllo gurin me shkopin tënd!" dhe që andej gurgulloi uji nga dymbëdhjetë burime: secili fis e dinte vendin e tij për ujë. Ne u bëmë hije atyre me re dhe u çuam atyre Al-Manna (rrëshirë e ëmbël si mjaltë) dhe Es-Selva (shkurtëza) duke u thënë: "Hani nga gjërat e lejuara e të mira me të cilat Ne ju kemi furnizuar." Dhe ata nuk na bënë aspak keq Neve, por vetëm i bënë dëm vetvetes së tyre.
161. (Kujto) edhe kur atyre iu tha: "Banoni në këtë qytet (Jeruzalem) dhe hani aty çfarë të dëshironi, dhe thoni, '(O Allah) na i fal gjynahet tona' dhe hyni te porta duke bërë sexhde (të nënshtruar e të bindur): Ne do t'jua falim juve punët e këqia që keni bërë; Ne do të shtojmë (shpërblimin) për mirëpunuesit."
162. Por ata nga mesi i tyre të cilët vepruan të keqen, e ndryshuan fjalën e thënë atyre, kështu që Ne derguam mbi ta dënimin nga qielli si përgjigje për veprat e tyre që bënë si Dhalimunë (keqbërës e që kalojnë kufijtë e Allahut).
163. Pyeti ata (O Muhammed) edhe për qytetin në breg të detit, kur ata e tejkaluan cakun në çështjen e Sabathit (të së shtunës, kur e kishin të ndaluar peshkimin): kur të shtunën peshku u vinte hapur e plot dhe nuk u vinte në ditët tjera kur nuk kishin Sabath. Kështu Ne i sprovuam ata ngase gjithnjë ngrinin krye e nuk nënshtroheshin.
164. Dhe kur një grup prej tyre tha: "Përse i predikoni një populli të cilin Allahu shpejt do ta shkatërrojë apo ndëshkojë me dënim të ashpër?" (Predikuesit) thanë: "Që të jemi të liruar nga detyra dhe faji para Zotit tuaj dhe mbase mund t'i frikësohen Allahut."
165. Kështu kur ata harruan paralajmërimet e bëra ndaj tyre, Ne i shpëtuam ata të cilët ndaluan të keqen, por Ne i kapëm ata që bënë të keqen me dënim të rreptë, sepse ata gjithnjë ngritën krye (e nuk iu bindën Allahut).
166. Në kohën kur ata i kaluan tej caqet nga të cilët ishin ndaluar, Ne u thamë atyre: "Bëhuni majmunë të përbuzur e të flakur." (është një lajmërim i ashpër për njerëzimin që ata duhet t'i binden e t'i nënshtrohen Allahut).
167. (Kujto) edhe kur Zoti yt shpalli se Ai vazhdimisht do të çonte kundër tyre (jehudive) deri në Ditën e Kijametit ata të cilët do t'i sprovonin e do t'i goditnin me dënime poshtëruese. Vërtet që Zoti yt është i Shpejtë në Hakmarrje (ndaj të pabindurve dhe të djallëzuarve), por sigurisht që Ai është gjithnjë Falës i Madh, Mëshirëplotë (ndaj të bindurve, të nënshtruarve ndaj Tij dhe të cilët kërkojnë Falje vetëm prej Allahut dhe i kthehen Atij me pendim).
168. Kështu Ne i kemi copëtuar ata (jehuditë) grupe-grupe kudo nëpër botë, disa prej të cilëve të drejtë e disa larg prej saj. Ne i provuam ata edhe me të mirën edhe me të keqen, me qëllim që ata të mund të ktheheshin (në bindje ndaj Allahut).
169. Kështu pas tyre vijoi një brez (i poshtër), të cilët trashëguan Librin, por që zgjodhën për vete të mirat e kësaj bote mashtruese duke thënë (si shfajësim), "Çdo gjë do të na falet neve." Edhe nëse përsëri do t'u dilnin përpara kotësi mashtruese të kësaj jete, ata përsëri do të kapeshin pas tyre (e do të bënin përsëri po ato vepra të ulëta e të liga). A nuk ishte besa e Librit që u muar prej tyre, se nuk do të thoshin asgjë tjetër veçse të vërtetën për Allahun? Ndërkohë ata kanë studiuar çfarë ka në të (Librin e tyre). Por Banesa e Botës së Pastajme është më e mirë për Muttekunët (të përkushtuarit në Besimin e Pastër Islam në Një Zot të Vetëm). A nuk do të kuptoni pra?
170. Ndërsa për ata të cilët kapen fort pas Librit (duke vepruar sipas tij) dhe kryejnë me përpikmëri faljet e rregullta të përcaktuara, Ne kurrë nuk do ta kursejmë shpërblimin për ata që ndjekin drejtësinë.
171. (Përkujto) edhe kohën kur Ne ngritëm përmbi ta malin sikur të ishte tendë për hije dhe atyre iu duk se do të binte mbi kokat e tyre. (Ne u thamë): "Mbahuni fort pas asaj që Ne ju

kemi dhënë (Teuratin) dhe mbani në mendje çfarë thuhet në të (e veproni sipas urdhëresave të tij), që të mund t'i frikësoheni Allahut dhe t'i nënshtroheni Atij."
172. (Përkujtoni) edhe kohën kur Zoti yt bëri të lindë nga bijtë e Ademit, nga kërbishtja e tyre farën e tyre (ose nga kërbishtja e Ademit sollëm pasardhësit e tij) dhe i bëmë ata të dëshmojnë për veten e tyre (duke u thënë): "A nuk jam Unë Zoti juaj?" Ata thanë: "Po, padyshim që edhe ne dëshmojmë!" (Kjo) që të mos thoni në Ditën e Ringjalljes: "Në të vërtetë ne nuk e kemi ditur këtë."
173. Apo të mos thoni: "Vetëm baballarët tanë kohë më parë morën të tjerë si të barabartë në adhurim përkrah me Allahun dhe ne jemi thjesht pasardhësit e tyre. A do të na shkatërrosh atëherë ne për shkak të veprave të njerëzve që punuan Al-Batil (politeizëm, krime e mëkate duke adhuruar të tjerë përkrah e përveç Allahut)?" (Tefsir At-Tabari).
174. Në këtë mënyrë i shtjellojmë Ne Ajetet (provat, shenjat, shpalljet) në imtësi, më qëllim që ata të mund të kthehen (tek e vërteta dhe të na drejtohen Neve).
175. Tregoju atyre (O Muhammed) ndodhinë e atij të cilit Ne i dhamë Ajetet Tona (provat, shenjat, shpalljet), por ai i flaku ato tej, kështu që atë e ndoqi shejtani duke u bërë kështu i humbur.
176. Dhe po të kishim dashur Ne, padyshim që Ne do ta kishim ngritur që andej ku ra, por ai u kap pas kësaj bote dhe ndoqi dëshirat boshe të nepsit. Kështu shembulli i tij i ngjan atij të qenit: nëse e përzë, ai var gjuhën, por edhe nëse nuk e ngacmon, ai përsëri e nxjerr gjuhën jashtë. I tillë është edhe shembulli i popullit që mohon Ajetet Tona (provët, treguesit, shpalljet). Njohtoi pra ata me ndodhitë (e popujve të mëparshëm), mbase mund ta vrasin mendjen.
177. E keqja është mishërimi i popullit që mohon Ajetet Tona (provat, shenjat, shpalljet) dhe që gjithnjë i bënë keq vetvetes së tyre.
178. Këdo që Allahu e drejton, ai vërtet është drejtuar dhe këdo Ai e humb, vërtet që këta janë të humburit.
179. Dhe vërtet që Ne kemi krijuar shumë nga xhindet dhe njerëzit për Xhehenem. Ata kanë në vete zemra me të cilat nuk kuptojnë, ata kanë në vete sy me të cilët nuk shohin, ata kanë në vete veshë me të cilët nuk dëgjojnë. Ata janë si bagëti. Jo, akoma më keq. Ata! Ata janë krejt të pamend e të hutuar.
180. Dhe të Allahut janë gjithë Emrat më të Bukur, kështu që luteni Atë me ta dhe largojuni shoqërisë së atyre të cilët i përgënjeshtrojnë Emrat e Tij. Ata shpejt do të shpërblehen për çfarë kanë vepruar.
181. Dhe prej atyre që Ne kemi krijuar, ka edhe njerëz që i udhëheqin (të tjerët) me të vërtetën dhe vendosin me anë të saj drejtësinë.
182. Ata që nuk pranojnë Ajetet Tona (treguesit, shpalljet), Ne pak nga pak do t'i mbërthejmë me dënim e nga rrugë që as nuk do ta kuptojnë.
183. Dhe Unë do t'u jap kohë. Padyshim që Plani Im është i fuqishëm.
184. A nuk mendojnë? Nuk ka aspak marrëzi te shoku i tyre (Muhammedi a.s.). Ai nuk është veçse një këshillues i qartë.
185. A nuk shohin në sundimin e qiejve dhe të tokës dhe në çdo gjë që ka krijuar Allahu dhe se mbase fundi i jetës së tyre është fare afër? Në çfarë Fjale (Mesazhi) pas këtij, do të besojnë pra?
186. Dhe cilindo që Allahu e lë në humbje, askush nuk do të mund ta udhëzojë atë; dhe Ai i lë ata të enden të verbëruar në marrëzitë e tyre.
187. Të pyesin ty (O Muhammed) për Orën (Çastin e Fundit të kësaj bote dhe fillimin e Jetës së Pasosur): "Kur është përcaktuar koha e tij?" Thuaju: "Dija për të është Vetëm tek Zoti im. Askush nuk ta shpall kohën e tij përveç Atij. Vërtet e rëndë është barra e tij ndër qiejt dhe në tokë. Nuk do të vijë mbi ju, veçse në një çast krejt të papritur." Të pyesin ty sikur të ishe i mirënjohur e me shumë dije rreth saj. Thuaj: "Dija e saj është vetëm tek Allahu, por shumica e njerëzve nuk e dinë."
188. Thuaj (O Muhammed): "Unë nuk kam asnjë fuqi përfitimi ose dëmtimi për veten time, por vetëm si të dojë Allahu. Po të kisha dijen e Gajbit (të së fshehtës), atëherë do të kisha shumëfishuar e shtuar për veten time një bollëk begatie dhe asnjë e keqe nuk do të më prekte. Unë jam vetëm një këshillues dhe përgëzues për popullin që beson."
189. Është Ai (Allahu) i Cili ju ka krijuar prej një veteje (Ademit) dhe prej saj Ai krijoi palën e saj (Havanë), me qëllim që ai të shijonte kënaqësinë e jetës me të. Por nga pasardhësit e Ademit, kur dikush bën marrëdhënie me të (me bashkëshorten e tij), ajo mbetet me barrë dhe e ndjen atë të lehtë dhe pa e kuptuar. Pastaj kur ajo rëndohet, ata të dy i drejtohen Allahut,

Zotit të tyre duke iu lutur: "Në qoftë se Ti na dhuron neve një fëmijë Salih (të mirë në të gjitha drejtimet), vërtet që ne do të jemi prej falënderuesve."
190. Por kur Ai u dhuroi atyre një fëmijë Salih (të mirë në të gjitha drejtimet), ata i përshkruan shokë Atij (Allahut) në atë që Ai ua dhuroi atyre (këtyre mosbesimtarëve).(Dhuratën ia mveshën edhe të tjerëve, në lidhje me shkaqe e rrethana të tjera e jo si dhuratë vetëm prej Allahut). Por Allahu është i Lartë, i Madhëruar mbi çdo gjë që ia mveshin Atij si shokë. (Tefsir At-Tabari).
191. A i mveshin e i përshkruajnë ata shokë Allahut ato (gjëra, idhuj, zota) që nuk kanë krijuar kurrgjë, por përkundrazi vetë janë të krijuar?
192. Asnjë ndihmë nuk munden ato t'u japin atyre dhe as vetveten e tyre nuk e ndihmojnë dot aspak.
193. Edhe nëse i thirrisni në udhëzim, ata nuk ju ndjekin dhe nuk jua vënë veshin. Njësoj është për ju, si t'u bëni thirrje a të heshtni.
194. Sigurisht se ata që ju i lutni në vend të Allahut, ata vetë janë robër si dhe ju. Thirruni pra atyre dhe le t'u përgjigjen nëse jeni të drejtë.
195. A mos kanë ata këmbë që të ecin? Apo mos kanë duar që të mbajnë? Apo mos kanë sy që të shohin? Apo mos kanë veshë që të dëgjojnë? Thuaju (O Muhammed): "Thirrni (të ashtuquajturit) shokë (të Allahut) dhe thurrni plane kundër meje dhe mos më lini aspak kohë!
196. Vërtet Valiu (Mbrojtësi, Mbajtësi, Ushqyesi) im është Allahu, i Cili ka shpallur Librin (Kur'anin) dhe Ai i mbron dhe i ndihmon të drejtët.
197. Ndërsa ata të cilëve ju u drejtoheni në vend të Atij (Allahut), nuk ju ndihmojnë dot as ju dhe as veten e tyre."
198. Dhe nëse ti i thërret ata në udhëzim, ata nuk dëgjojnë dhe i sheh që t'i lëshojnë sytë, por (në të vërtetë) ata nuk shohin.
199. Trego mëshirë dhe urdhëro mirësinë dhe largohu prej të paditurve.
200. Edhe nëse të vjen ndonjë pëshpëritje e ligë prej shejtanit, atëherë kërko mbrojtje e mbështetje tek Allahu. Vërtet Ai është Gjithëdëgjues, i Gjithëditur.
201. Në të vërtetë ata që janë Al-Muttakun (të përkushtuar), kur u vjen ndonjë mendim i lig prej shejtanit, ata kërkojnë (Allahun) dhe vërtet që pas kësaj ata shohin (drejt).
202. Por sa për vëllezërit e tyre (shejtanët), ata (shejtanët) i zhysin gjithnjë e më thellë në të gabuarën dhe as që ndalen në këtë rrugë.
203. Dhe në qoftë se ti nuk u sjell atyre ndonjë mrekulli sipas mendimit e dëshirave të tyre, ata thonë: "Përse nuk na e ke sjellë atë?" Thuaju: "Unë vetëm ndjek çfarë më shpallet nga Zoti im. Ky Kur'an është vetëm dëshmi nga Zoti juaj dhe udhëheqje e mëshirë për popullin që beson."
204. Dhe kur të lexohet Kur'ani, dëgjojeni atë me vëmendje dhe heshtni, që të mund të fitoni mëshirë e të mëshiroheni.
205. Dhe kujtoni Zotin tuaj me fjalë dhe në vetvete, me përulje dhe me frikë e jo me zë të lartë në mëngjes e mbrëmje dhe mos u bëni të shkujdesur.
206. Vërtet ata që janë me Zotin tënd (melekët) kurrë nuk janë kryelartë për ta adhuruar Atë dhe ata madhërojnë Lavdinë e Tij dhe Atij ata i bien në sexhde.

## El Enfal - Plaçka e luftës

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

1. Të pyesin ty (O Muhammed) për plaçkën e luftës, thuaju: "Plaçka e luftës është për Allahun dhe të Dërguarin." Kijeni frikë pra Allahun dhe shkoni mirë me njëri-tjetrin dhe bindjuni Allahut dhe të Dërguarit të Tij (Muhammedit a.s.), në qoftë se jeni besimtarë.
2. E besimtarë janë vetëm ata të cilët, kur përmendet Allahu, ndjejnë frikë në zemrat e tyre dhe kur u lexohen Vargjet e Tij (Kur'ani), ato ua shtojnë edhe më Besimin; dhe ata i mbështeten vetëm Zotit të tyre;
3. Të cilët kryejnë me përpikmëri faljet e rregullta të përcaktuara (Ekimu - Salat) dhe që shpenzojnë nga ato gjëra me të cilat Ne i kemi furnizuar.
4. Të tillët janë besimtarët e vërtetë. Për këta do të ketë nderim të lartë me Zotin e tyre dhe Falje e Begati të nderuar (Kopshtet e Begatë të Xhennetit).
5. Siç të bëri Zoti yt ty (O Muhammed) të lësh shtëpinë tënde për të vërtetën; vërtet një pjesë prej besimtarëve nuk e pëlqeu këtë;
6. Duke u kundërshtuar me ty për të vërtetën, pasi ajo sigurisht ishte bërë krejt e qartë, sikur ata po çoheshin drejt vdekjes dhe ata po e shihnin atë.

7. (Përkujtoni) kur Allahu ju premtoi juve (muslimanëve) njërën nga dy grupet (e palës së armikut: ose ushtrinë ose karvanin) duhet të ishte i juaji, ju dëshiruat atë të paarmatosurin (karvanin) të ishte i juaji, por Allahu donte të përligjte të vërtetën sipas Fjalës së Tij dhe t'u priste rrënjët mosbesimtarëve (bëhet fjalë për Luftën e Bedrit).
8. Me qëllim që Ai të bënte që të ngadhënjente e vërteta dhe të asgjësonte të pavërtetën, edhe pse këtë e urrenin dhe ishte e hidhur për Muxhrimunët (mosbesimtarët, mëkatarët, kriminelët).
9. (Përkujtoni) kur ju kërkuat ndihmë te Zotit tuaj dhe Ai u përgjigj (duke ju thënë): "Do t'ju ndihmoj me njëmijë melekë radhë-radhë."
10. Allahu nuk e bëri këtë për tjetër, vetëm si përgëzim e sihariq dhe që nga kjo zemrat tuaja të ishin të qeta. Dhe kurrë nuk ka fitore përveçse prej Allahut. Vërtet, Allahu është i Gjithëfuqishëm, më i Urti Gjithëgjykues.
11. (Përkujtoni) kur Ai ju mbuloi juve me një gjumë të ëmbël si siguri prej Tij dhe bëri të bjerë ujë (shi) mbi ju nga qielli që t'ju pastronte me të dhe të largonte prej jush Rixhs-in (pëshpëritjet dashakeqe të shejtanit) dhe t'ju forconte zemrat dhe që me të t'u mbështeteshin fort këmbët (e të qëndronit).
12. (Përkujto) kur Zoti yt i frymëzoi melekët: "Vërtet Unë jam me ju, mbani pra dhe jepuni forcë besimtarëve. Unë do t'ju fus tmerrin në zemër mosbesimtarëve, kështu që goditni në qafa dhe ua hiqni krejt gishtat (ua pritni duart e këmbët)."
13. Kjo për shkak se ata nuk përfillën dhe nuk iu bindën Allahut dhe të Dërguarit të Tij dhe kushdo që nuk përfill dhe nuk i bindet Allahut dhe të Dërguarit të Tij, atëherë me të vërtetë Allahu është i Ashpër në ndëshkim.
14. Ky është dënimi, pra shijoni atë dhe nuk ka aspak dyshim se për mosbesimtarët është dënimi i Zjarrit.
15. O ju që keni besuar! Kur të keni përballë në fushë të betejës një popull mohues, kurrë mos u ktheni shpinën atyre.
16. Dhe kushdo që u kthen shpinën atyre në një ditë të tillë – në qoftë se nuk është çështje dredhie mashtruese në luftë ose për t'u bashkuar me trupat e veta, atëherë me të vërtetë që ai ka tërhequr mbi vete zemërimin nga Allahu dhe vendbanimi i tij është Xhehenemi. Dhe vërtet i keq është fundi i tillë.
17. Nuk i vratë ju ata, por i vrau Allahu. Dhe nuk e hodhe ti (pluhurin në sytë e armikut, o Muhammed) kur e lëshove nga grushtet e tua, por e hodhi Allahu, që Ai të mund të provonte besimtarët me një sprovë të butë prej Tij. Me të vërtetë Allahu është Gjithëdëgjues, i Gjithëditur.
18. Kjo është e vërteta dhe vërtet Allahu dobëson përbetimet mashtruese të mosbesimtarëve.
19. (O mosbesimtarë!) Në qoftë se kërkoni të gjykoni, tash gjykimi ka ardhur mbi ju dhe në qoftë se ndaloheni (nga të vepruarit keq), kjo do të jetë më mirë për ju, ndërsa po të ktheheni përsëri (në goditje), po kështu do të kthehemi edhe Ne dhe forcat tuaja do të jenë pa kurrfarë vlere për ju, sado të shumta të jenë ato; dhe sigurisht që Allahu do të jetë me besimtarët.
20. O ju që keni besuar! Bindjuni Allahut dhe të Dërguarit të Tij dhe mos i ktheni shpinën atij (Muhammedit a.s.) kur i dëgjoni zërin.
21. Dhe mos u bëni si ata të cilët thanë, "Ne dëgjuam", por në të vërtetë nuk dëgjojnë.
22. Vërtet që nga qeniet e gjalla më të këqijat tek Allahu janë ata të shurdhërit (që nuk dëgjojnë të vërtetën) dhe memecët (që nuk e thonë të vërtetën), ata që nuk kuptojnë (mosbesimtarët).
23. Po të dinte Allahu ndonjë të mirë tek ata, padyshim që Ai do t'i kishte bërë ata të dëgjojnë, por edhe sikur Ai t'i kishte bërë ata të dëgjonin, ata prapë vetëm se do të ishin larguar e do të ktheheshin përsëri tek e gabuara.
24. O ju që keni besuar! Përgjigjuni Allahut (duke iu bindur Atij) dhe të Dërguarit kur ai (Muhammedi a.s.) ju thërret ju drejt asaj që do t'ju japë juve jetë dhe ta dini se Allahu ndërhyn ndërmjet njeriut dhe zemrës së tij. Dhe vërtet tek Ai ju të gjithë do të mblidheni.
25. Dhe kini frikë Fitnen (sprovën, çrregullimin, sjelljen e fatkeqësive e mundimeve) e cila nuk dëmton vetëm ata që bëjnë keq (por ndikon mbi të gjithë, të mirë e të këqinj) dhe dijeni se Allahu është i Ashpër në ndëshkim.
26. Kujtoni edhe kohën kur ishit fare pak dhe cilësoheshi si të dobët në tokë dhe kishit frikë se njerëzit mund t'ju rripnin e t'ju gllabëronin, por Ai gjeti për ju vend të sigurt dhe ju forcoi me Ndihmën e Tij dhe ju furnizoi me të mira që të mund të falënderoni.

27. O ju që keni besuar! Mos e tradhtoni Allahun dhe të Dërguarin e Tij, as mos e tradhtoni me dashje amanetin (mos shpërdoroni atë që ju është besuar dhe gjithë detyrimet që ju ka caktuar Allahu).
28. Dhe dijeni se pasuritë dhe fëmijët tuaj janë veçse provë për ju dhe se vërtet me Allahun është shpërblimi i madh.
29. O ju që keni besuar! Në qoftë se i nënshtroheni Allahut dhe e keni frikë Atë, atëherë Ai do t'ju garantojë juve një Furkan (parim për të gjykuar mes së drejtës dhe të gabuarës ose Makhaxh – që ju hap rrugë për të dalë nga çdo vështirësi), t'ju fshijë të gjitha gjynahet dhe t'ju falë ju. Dhe Allahu është Zotëruesi dhe Dhuruesi i Mirësive të Mëdha.
30. (Kujto) edhe kur mosbesimtarët thurën komplot kundër teje (O Muhammed) për të të mbajtur ty në pranga, për të të vrarë ose për të të përzënë nga shtëpia jote (Meka); ata po kurdisnin plan, por edhe Allahu po thurte plan dhe (padyshim që) Allahu është më i Miri i planifikuesve.
31. Dhe kur atyre u lexohen Ajetet Tona, thonë: "Ne e kemi dëgjuar këtë (Kur'an). Po të duam, edhe ne mund të themi njësoj. Ky nuk është gjë tjetër, veçse përralla të të parëve."
32. (Kujto) edhe kur thanë: "O Allah! Në qoftë se ky (Kur'an) është padyshim e vërteta e shpallur prej Teje, atëherë derdh mbi ne breshër gurësh nga qielli ose lësho mbi ne dënim të dhimbshëm."
33. Por Allahu nuk do t'i ndëshkonte ata, kur ti (Muhammed) je mes tyre, as nuk do t'i ndëshkonte ndërkohë që kërkojnë Faljen (e Allahut).
34. E përse nuk duhet t'i ndëshkojë ata Allahu ndërkohë që ata i ndalojnë njerëzit nga El-Mesxhid El-Haram (Xhamia e Shenjtë, Kaba në Mekë) dhe ata nuk janë kujdestarët e saj? Askush nuk mund të jetë roje e saj përveç Muttekinëve (të përkushtuarve në Besimin e Pastër Islam), por shumica e tyre nuk e dinë.
35. Falja e tyre në Shtëpinë (Kabë) nuk ishte tjetër veçse fërshëllimë dhe duartrokitje. Kështu pra, shijoni dënimin, sepse gjithnjë nuk besuat.
36. Vërtet ata që mohojnë, shpenzojnë pasurinë e tyre për të penguar njerëzit nga Rruga e Allahut dhe kështu do të vazhdojnë ta shpenzojnë, por në fund do të jetë dhimbje për ta dhe ata që nuk besuan, në Xhehenem do të grumbullohen.
37. Me qëllim që Allahu të dallojë të poshtrit nga të mirët dhe që t'i vërë të poshtrit palë-palë, t'i bëjë ata pirg e t'i flakë të gjithë në Xhehenem. Mu këta janë ata të humburit.
38. Thuaju atyre që nuk besuan, në qoftë se ndalohen (nga rruga e gabuar dhe besojnë) do t'u falet e kaluara e tyre, por nëse i kthehen atij (mosbesimit), atëherë shembujt (e të ndëshkuarve) para tyre tashmë kanë paraprirë (si këshillim për ta).
39. Dhe luftoji ata derisa të mos ketë më Fitneh (mosbesim, politeizëm) dhe feja e adhurimi të jetë plotësisht vetëm për Allahun. Por nëse ata ndalohen (nga adhurimi i të tjerëve në vend të Allahut), atëherë padyshim që Allahu është Gjithëvëzhgues për çdo gjë që ata bëjnë.
40. Dhe në qoftë se ata nuk pranojnë, atëherë dije se Allahu është Meula (Zot, Mbrojtësi, Mbështetësi) për ty. Sa Meula i Shkëlqyer dhe sa Ndihmues i Shkëlqyer!

## Pjesa 10

41. Dijeni edhe se çdo gjë nga plaçka e luftës që ju mund të fitoni, një e pesta e saj është përcaktuar për Allahun dhe për të Dërguarin (Muhammedin a.s.) dhe të afërmit e tij si dhe për jetimët, për të varfrit që lypin dhe për udhëtarin, në qoftë se ju vërtet keni besuar në Allahun dhe në atë që Ne ia kemi zbritur robit Tonë (Muhammedit a.s.) në Ditën e së Vërtetës, Ditën kur u takuan dy forcat (flitet për luftën e Bedrit); dhe Allahu është i Zoti për të bërë gjithçka.
42. (Pëkujtoni edhe) kohën kur ju (ushtria muslimane) ishit afër luginës, ndërsa ata në anën tjetër, ndërsa karvani në fund të saj, më poshtë se ju. Edhe sikur të kishi vendosur që më parë për një takim mes jush, padyshim që do të kishit dështuar në takim, por (ju u takuat) që Allahu të mund ta përmbushte një çështje të përcaktuar që më parë. Në këtë mënyrë ata që do të thyheshin (për shkak të mospranimit të Besimit), të mund të shkatërroheshin pas një prove të qartë dhe ata që do të jetonin (besimtarët), të mund të jetonin pas një prove të qartë. Dhe në të vërtetë Allahu është Gjithëdëgjues, i Gjithëditur.
43. (Kujto edhe) kohën kur Allahu t'i shfaqi ata ty në ëndërr si fare pak. Në qoftë se Ai do t'ua kishte shfaqur ata si të shumtë, padyshim që do të ishit ftohur dhe padyshim që do të kundërshtoheshit për të vendosur. Por Allahu ju shpëtoi ju. Vërtet Ai është i Gjithëditur për gjithçka që është në gjokse.
44. (Përkujto) edhe kohën kur ju patët përballë (ushtrinë e mohuesve në Ditën e Luftës së Bedrit), Ai ju paraqiti juve ushtrinë e tyre si të vogël në sytë tuaj dhe ju si të paktë në sytë e

tyre, me qëllim që Ai të përmbushte një çështje të urdhëruar që më parë. Dhe tek Allahu kthehen të gjitha punët (për vendim).
45. O ju që keni besuar! Kur të takoheni me forcat (armike), qëndroni fort përballë tyre dhe kujtoni fort Emrin e Allahut (me gojë e me zemër) që të jeni me të vërtetë të fituar.
46. Bindjuni edhe Allahut edhe të Dërguarit të Tij, mos u kundërshtoni (me njëri-tjetrin) që të mos humbni kurajon dhe të mos ju lënë fuqitë dhe jini të duruar e të qetë. Vërtet që Allahu është me të duruarit.
47. Dhe mos u bëni si ata që dalin nga shtëpitë e tyre me mburrje dhe për t'u dukur në sytë e njerëzve dhe që i pengojnë njerëzit nga Udha e Allahut. Dhe Allahu është Muhit (që rrethon e përfshin plotësisht) për gjithçka që ata veprojnë.
48. (Kujto) edhe kur shejtani ua bëri t'u duken veprat e tyre (të poshtra) si të drejta si dhe duke u thënë atyre: "Askush nga njerëzimi nuk mund t'ju thyejë juve këtë ditë (në Luftën e Bedrit) dhe vërtet që unë jam pranë jush (me çdo lloj ndihme)." Por kur dy forcat u dukën përballë njëra-tjetrës, ai (shejtani) ia mbathi dhe u tha: "Me të vërtetë unë shoh atë që ju nuk e shihni! Vërtetë që e kam frikë Allahun, pasi Allahu është i Ashpër në ndëshkim."
49. Kur hipokritët dhe ata me sëmundje (të mosbesimit) në zemra, thanë: "Këta njerëz (muslimanët) i ka mashtruar feja e tyre". Por kushdo që mbështetet vetëm tek Allahu, atëherë padyshim që Allahu është i Gjithëfuqishmi, më i Urti Gjithëgjykues.
50. Dhe sikur t'i shihje kur melekët u marrin shpirtin atyre që nuk besojnë (në çastin e vdekjes), si i godasin në fytyrë dhe trup (kurriz), (duke u thënë): "Shijoni dënimin e Zjarrit që flakëron.
51. Gjithë kjo nga ajo që kanë sjellë duart tuaja përpara jush. Dhe me të vërtetë që Allahu nuk është i padrejtë ndaj robëve të Vet."
52. Njësoj si populli i Faraonit dhe i të tjerëve para tyre: Ata i mohuan Ajetet e Allahut, kështu që Allahu i ndëshkoi ata për krimet (mëkatet) e tyre. Vërtet që Allahu është i Gjithëfuqishëm, i Ashpër në ndëshkim.
53. Kjo ngaçë Allahu kurrë nuk do ta ndryshojë një mirësi të cilën Ai e ka dhuruar te një popull derisa ata të ndryshojnë çfarë ka në vetveten e tyre dhe sigurisht që Allahu është Gjithëdëgjues, i Gjithëditur.
54. Njësoj si populli i Faraonit dhe i të tjerëve para tyre: Ata i përgënjeshtruan Ajetet e Zotit të tyre, kështu që Ne i shkatërruam ata për krimet (mëkatet) e tyre dhe Ne e fundosëm popullin e Faraonit, sepse ata të gjithë ishin Dhalimunë (politeistë, mohues, keqbërës).
55. Vërtet që nga të gjallët më të urryerit tek Allahu janë ata që mohojnë, kështu që ata nuk do të besojnë.
56. Këta janë ata me të cilët ju lidhët marrëveshje, por ata çdo herë e thejnë besën e tyre dhe nuk e kanë frikë aspak Allahun.
57. Kështu që, nëse ju i vini poshtë ata në luftë, i ndëshkoni me ashpërsi me qëllim që të tmerrohen e të shpërndahen ata pas tyre dhe që të marrin mësim.
58. Në qoftë se ti (O Muhammed) ke frikë nga tradhtia e çfarëdo populli, ktheju prapa (marrëveshjen) atyre që të jeni të barabartë (që të mos ketë më marrëveshje mes teje dhe atyre). Vërtet që Allahu nuk i do tradhëtarët.
59. Dhe mos i lër ata që nuk besojnë të mendojnë se mund t'ia hedhin (pa u ndëshkuar). Në të vërtetë ata kurrë nuk do të munden të shpëtojnë vetveten (nga Ndëshkimi i Allahut).
60. Dhe bëni gati kundër tyre gjithë fuqitë që keni, bashkë me kalorinë (dhe me mjetet e sotme më të përkryera për luftë) për ta frikësuar armikun e Allahut dhe tuajin si dhe të tjerët përveç këtyre, të cilët ju mund të mos i njihni, por që Allahu i njeh mjaft mirë. Dhe çfarëdo që të shpenzoni në Çështjen e Allahut, do t'ju shpërblehet dhe asnjë padrejtësi nuk do t'i bëhet askujt prej jush.
61. Por nëse ata anojnë kah paqja, anoni edhe ju nga ajo dhe mbështetuni plotësisht tek Allahu. Vërtet Allahu është Gjithëdëgjues, i Gjithëditur.
62. Dhe nëse ata duan të të mashtrojnë ty, atëherë sigurisht që më se i Mjaftueshëm për ty është Allahu; është Ai i Cili të ka mbështetur ty me Ndihmën e Tij (të pakursyer) dhe me besimtarët.
63. Dhe Ai i ka bashkuar zemrat e besimtarëve. Sikur ti të kishe shpenzuar gjithë ç'ka në tokë, nuk do të kishe lidhur aq fort zemrat e tyre, por është Allahu që i bëri bashkë ato. Nuk ka dyshim se Ai është i Gjithëfuqishëm, më i Urti Gjithëgjykues.
64. O Pejgamber! Allahu është më se i Mjaftueshëm për ty dhe për besimtarët që të ndjekin ty.

65. O Pejgamber! Nxiti besimtarët të luftojnë. Në qoftë se ka njëzet të vendosur nga mesi i juaj, ata do të mundin dyqind dhe nëse ka njëqind të vendosur, ata do të mposhtin njëmijë nga mosbesimtarët, sepse këta (mosbesimtarët) janë popull që nuk merr vesh.
66. Tash Allahu e ka lehtësuar detyrën tuaj, pasi Ai e di se ka dobësi në mesin tuaj. Kësisoj, nëse nga mesi juaj janë njëqind të palëkundur, ata do të thyenin dyqind dhe po të kishte prej jush një mijë, ata do të sfidonin dy mijë me Lejen dhe Vullnetin e Allahut. Dhe Allahu është me të duruarit.
67. Nuk i shkon një Pejgamberi që ai të ketë robë lufte (por liroji ata me shpërblim), ndërkohë që ai preu aq shumë (nga armiqtë e tij) në tokë. Ju lakmoni të mirën e kësaj bote (paratë, shpërblimin për lirimin e robëve), por Allahu dëshiron për ju Jetën e Fundit dhe Allahu është i Gjithëfuqishëm, më i Urti Gjithëgjykues.
68. Po të mos kishte qenë një urdhër i paraprirë nga Allahu, do t'ju kishte zënë një dënim i ashpër për atë (shpërblim) që morët.
69. Kështu që kënaquni me çfarë morët si plaçkë lufte, të ligjshme dhe të mirë dhe kijeni frikë Allahun. Vërtet Allahu është gjithnjë Falës i Madh, Mëshirëplotë.
70. O Pejgamber! Thuaju robëve që i keni në duart tuaja: " Po të dijë Allahu ndonjë të mirë (besim të drejtë e të sinqertë) në zemrat tuaja, Ai do t'ju japë juve diçka më të mirë se ajo që ju është marrë dhe Ai do t'ju falë ju. Dhe Allahu është gjithnjë Falës i Madh, Mëshirëplotë.
71. Por në qoftë se ata mundohen të të tradhëtojnë ty, ata vërtet që e kanë tradhëtuar Allahun. Kështu që Ai tashmë të dha forcë mbi ta. Dhe Allahu është i Gjithëditur, më i Urti Gjithëgjykues.
72. Nuk ka dyshim se ata që besuan dhe migruan dhe që u përpoçën fort dhe që luftuan me pasurinë e me jetën e tyre në Çështjen e Allahut, si edhe ata që u dhanë atyre strehim e ndihmë – të gjithë këta janë miq e mbrojtës të njëri-tjetrit. Sa për ata që besuan, por nuk u shpërngulën (tek ti o Muhammed), ti nuk u detyrohesh atyre për t'i mbrojtur, deri sa edhe ata të migrojnë, por në qoftë se kërkojnë ndihmën tënde në fe, është detyrë e jotja t'i ndihmosh ata, përveç kundër atij populli me të cilët ti ke marrëveshje bashkëpunimi të ndërsjellë. Dhe Allahu është Gjithëvëzhgues për çdo gjë që ju bëni.
73. Edhe ata që mohojnë janë ndihmës e mbrojtës të njëri-tjetrit. Edhe ju (muslimanë kudo që të jeni) në qoftë se nuk bëni kështu (nuk jeni ndihmës e mbrojtës të njëri-tjetrit, të bashkuar në një, me një Khalif - prijës musliman për mbarë botën Islame për ta bërë fitimtare Fenë e Allahut), (atëherë) në tokë do të kishte Fitneh (trazira, luftë, mosbesim, politeizëm, sprovime, ligësi, djallëzi) dhe Fesad (shkatërrim, korrupsion i madh, shfaqje dhe përhapje politeizmi).
74. Ndërsa ata që besuan dhe migruan dhe luftuan fort në Çështjen e Allahut (Xhihad), si edhe ata të cilët u dhanë atyre strehim e ndihmë - këta janë me të vërtetë besimtarët e merituar, për ta do të ketë Falje të madhe dhe Rizkun Kerim (Begati të Lartë, Kopshtet e Begatë të Xhennetit).
75. Edhe ata që besuan më pas dhe migruan dhe që luftuan fort bashku me ju (në Çështjen e Allahut), edhe ata janë me ju. Por farefisi i gjakut është më i afërt me njëri-tjetrin dhe ka përparësi (në trashëgim) në Urdhërin e përcaktuar nga Allahu. Vërtet Allahu është i Gjithëdituri për çdo gjë.

## Teube - Pendimi

1. Lirim nga të gjitha detyrimet (ju shpallet) nga Allahu dhe i Dërguari i Tij mbi ata Mushrikë (politeistë, paganë, mosbesimtarë të Njësisë së Allahut) me të cilët ju bëtë marrëveshje të ndërsjellë.
2. Udhëtoni pra të lirë (o mushrikë) për katër muaj, si të doni e nga të doni në tokë, por dijeni mirë se nuk mund t'i shpëtoni (ndëshkimit të) Allahut dhe është e vërtetë se Allahu do t'i poshtërojë mohuesit.
3. Dhe një shpallje e hapur nga Allahu dhe i Dërguari i Tij për mbarë njerëzimin në ditën më të madhe (dita e dhjetë e Dhil-Hixhes - muajit të dymbëdhjetë të kalendarit Islam), se Allahu dhe i Dërguari i Tij janë të lirë nga çdo detyrim ndaj mushrikëve. Kësisoj, në qoftë se ju (mushrikë) pendoheni, kjo është më e mirë për ju, por në qoftë se ktheni shpinën, atëherë kijeni të qartë se nuk mund t'i shpëtoni (ndëshkimit të) Allahut. Dhe përgëzoi ata që mohuan për ndëshkimin e dhimbshëm.
4. Përveç atyre mushrikëve (idhujtarëve) me të cilët keni marrëveshje, e të cilët nuk të kanë zhgënjyer më pas në asgjë dhe që nuk kanë ndihmuar askend kundër jush, kështu që

përmbushni marrëveshjen e paqes me ta deri në afatin e caktuar. Vërtet që Allahu i do Muttekinët (të përkushtuarit në Besimin e Vërtetë Islam).
5. Kur të kenë kaluar Muajt e Shenjtë (i pari, i shtati, i njëmbëdhjeti dhe i dymbëdhjeti i kalendarit Islam), atëherë i vritni mushrikinët kudo që t'i gjeni, i zini ata, i rrethoni dhe jini të përgatitur për çdo lloj të papriture. Por në qoftë se ata pendohen dhe kryejnë rregullisht faljen e përcaktuar ditore, japin Zekatin, atëherë ua lini rrugën të lirë. Vërtet që Allahu është gjithnjë Falës i Madh, Mëshirëplotë.
6. Dhe në qoftë se ndonjë prej mushrikëve (idhujtarëve) kërkon mbrojtjen tënde, atëherë siguroi atij strehim, me qëllim që ai të dëgjojë Fjalën e Allahut (Kur'anin), dhe pastaj përcilleni në vend të sigurt, sepse ata janë njerëz që nuk dinë.
7. Si mund të ketë marrëveshje tek Allahu dhe i Dërguari i Tij për mushrikët, përveç atyre me të cilët keni lidhur marrëveshje pranë Mesxhidi Haramit (Xhamisë së Shenjtë, Kabës në Mekë)? Për sa kohë që ata të jenë besnikë ndaj jush, edhe ju u qëndroni besnikë atyre. Vërtet Allahu i do Muttekinët (të përkushtuarit në Besimin e Vërtetë Islam).
8. Si (mund të kenë besë) ata të cilët nëse ju mundin, nuk përfillin ndaj jush lidhjet që patët me ta, as të farefisit dhe as të marrëveshjes së arritur mes jush? Me gojën e tyre ata ju bëjnë lajka, por zemrat e tyre janë kundërsh jush dhe shumica e tyre janë Fasikunë (të panënshtruar e të pabindur ndaj Allahut).
9. Ata i shkëmbyen Ajetet e Allahut për një vlerë fare të vogël dhe penguan shumë (njerëz) nga Rruga e Tij. Vërtet e poshtër është puna që ata gjithnjë bënë.
10. Në drejtim të besimtarit, ata nuk i respektojnë lidhjet, as të farefisit e as të marrëveshjes! Dhe janë ata që tejkalojnë të gjitha caqet.
11. Por në qoftë se ata pendohen, kryejnë rregullisht faljen e përcaktuar ditore dhe japin Zekatin, atëherë i keni vëllezër në fe. Kësisoj Ne i shtjellojmë Ajetet në imtësi për njerëzit që kuptojnë.
12. Por në qoftë se ata i thyejnë betimet pas besës së dhënë dhe e sulmojnë fenë tuaj me tallje e shpifje, atëherë i luftoni të parët e mosbesimtarëve, pasi padyshim, betimet ata nuk i kanë hiç për gjë, që të mund të ndalen (nga veprat e tyre të liga).
13. A nuk do t'i luftoni ata njerëz të cilët kanë shkelur betimet e tyre dhe u munduan ta përzënë të Dërguarin, ndërkohë që ishin ata që ju sulmuan të parët? A i keni frikë ata? Allahu ka më shumë të drejtë që ju duhet t'i frikësoheni vetëm Atij, në qoftë se jeni besimtarë.
14. I luftoni ata, ndërsa Allahu do t'i ndëshkojë ata me duart tuaja dhe t'i poshtërojë, t'ju japë juve fitore mbi ta dhe të shërojë gjokset e popullit besimtar.
15. Dhe të largojë inatin e zemrave të tyre (të besimtarëve). Allahu ia pranon pendimin atij që do Ai dhe Allahu është i Gjithëditur, më i Urti Gjithëgjykues.
16. A mos menduat se do të mbeteni anash (pa u provuar), dhe pa u sqaruar tek Allahu ata që u përpjekën fort, që luftuan dhe që nuk zgjedhën Velixhah (ndihmues, këshillues, miq, udhëzues nga paganët e mosbesimtarët e t'ju japin atyre të fshehtat) tjetërkënd përveç Allahut, të Dërguarit të Tij dhe besimtarëve? Dhe Allahu është në Dijeni të Plotë për gjithçka që ju veproni.
17. Nuk është për Mushrikët (politeistët, mohuesit, mosbesuesit e Njësisë së Allahut) të përkujdesen për Xhamitë e Allahut, duke qenë se vetë dëshmojnë për veten e tyre se janë mohues. Të tillëve u shkuan kot veprat e tyre dhe ata janë përgjithmonë në Zjarr.
18. Xhamitë e Allahut do të mirëmbahen vetëm nga ata që besojnë Allahun dhe Ditën e Fundit, që kryejnë rregullisht faljen e përcaktuar ditore, që japin Zekatin dhe që kanë frikë vetëm Allahun. Mu këta janë ata në udhëzim të vërtetë.
19. A mos e konsideruat dhënien e ujit haxhinjve dhe mirëmbajtjen e Xhamisë së Shenjtë njësoj me vlerën e atyre që besojnë Allahun dhe Ditën e Fundit dhe që përpiqen fort e luftojnë në Çështjen e Allahut? Ata nuk janë të barabartë tek Allahu. Dhe Allahu nuk e udhëzon popullin Dhalim (politeist e keqbërës).
20. Ata që besuan, që migruan, që u përpoqën dhe që luftuan për Çështjen e Allahut me pasurinë dhe jetën e tyre, janë në shkallë tepër të lartë para Allahut. Ata janë të fituarit.
21. Zoti i tyre i përgëzon ata me Mëshirë prej Tij dhe se Ai është i kënaqur (me ta) si dhe sihariqin e Kopshteve të Begatë për ta, ku ka kënaqësi të pasosura.
22. Ata do të banojnë atje përherë. Vërtet që me Allahun është shpërblim i madh.
23. O ju që keni besuar! Mos i merrni për Eulija (mbrojtës e ndihmues) baballarët tuaj dhe vëllezërit tuaj, nëse ata parapëlqejnë mosbesimin mbi Besimin. Dhe kushdo prej jush që vepron kështu, atëherë ai është prej Dhalimunëve (keqbërësve, të gabuarve).

24. Thuaju (O Muhammed): "Në qoftë se baballarët tuaj, bijtë tuaj, vëllezërit tuaj, bashkëshortet tuaja, të afërmit tuaj, pasuria që ju e keni fituar, tregtia që frikësoheni se do të dështojë dhe vendbanimet tuaja ku ju gjeni kënaqësi, (të gjitha këto) janë më të dashura për ju se Allahu dhe i Dërguari i Tij, më të dashura se përpjekja dhe lufta për Çështjen e Allahut, atëherë prisni derisa Allahu të sjellë Vendimin (dënimin) e Tij. Dhe Allahu nuk e udhëzon popullin Fasik (kryeneç, të pabindur e të panënshtruar ndaj Allahut)."
25. Vërtet që Allahu tashmë ju ka dhënë juve fitore në shumë beteja dhe në Ditën e (luftës së) Hunejnit, kur ju u gëzuat me numrin e madh të radhëve tuaja, por ai nuk ju solli kurrfarë dobie dhe toka e paanë siç është, u ngushtua për ju, pastaj ju kthyet shpinën dhe ia mbathët.
26. Pastaj Allahu zbriti qetësinë dhe sigurinë tek i Dërguari (Muhammed a.s.) dhe mbi besimtarët, dërgoi edhe forca (melekë) që ju nuk i patë dhe i ndëshkoi mosbesimtarët. I tillë është shpërblimi i mosbesimtarëve.
27. Pastaj Allahu do të pranojë pendimin e atij që Ai do. Dhe Allahu është gjithnjë Falës i Madh, Mëshirëplotë.
28. O ju që keni besuar! Vërtetë që Mushrikët (politeistët, paganët, mohuesit e Njësisë së Allahut) janë nexhesunë (të ndyrë), andaj pas këtij viti, mos i lejoni t'i afrohen Xhamisë së Shenjtë (Kabës në Mekë). Edhe po të keni frikë urinë, Allahu do t'ju pasurojë ju nga Begatitë e Tij, nëse Ai do. Sigurisht Allahu është i Gjithëditur, më i Urti Gjithëgjykues.
29. Luftoni kundër atyre të cilët nuk besojnë Allahun, as Ditën e Fundit, që nuk heqin dorë nga ajo që ka ndaluar Allahu dhe i Dërguari i Tij, kundër atyre nga popujt e Librave të Parë (jehudi e të krishterë) që nuk pranojnë fenë e së vërtetës (Islamin), derisa ata ta paguajnë Xhizjen (taksë e mbledhur nga popullsia jomuslimane e cila është nën pushtetin dhe mbrojtjen e shtetit musliman) me vullnet dhe përulje dhe ta ndjejnë veten të nënshtruar.
30. Dhe jehuditë thonë: "Uzejri është biri i Allahut," dhe të krishterët thonë: "Mesihu është biri i Allahut." Kjo është thënie prej gojës së tyre dhe veprojnë njësoj si mosbesimtarët e kohëve të mëparshme. Mallkimi i Allahut qoftë mbi ta! Si janë mbajtur me gënjeshtra larg së vërtetës!
31. Ata (jehuditë dhe të krishterët) morën rabinët dhe murgjit e tyre si perëndi të tyre në vend të Allahut (duke iu bindur atyre në gjërat që i bënë ata vetë të ligjshme ose të paligjshme sipas dëshirave të tyre pa u urdhëruar nga Allahu dhe në kundërshtim me Ligjet e Allahut), (morën për Zot të tyre) edhe Mesihun, birin e Merjemes, ndërkohë që ata (jehuditë dhe të krishterët) qenë urdhëruar (në Teurat dhe Inxhil) të mos adhurojnë kënd tjetër por vetëm Një Ilah (një të adhuruar të vetëm - Allahun), La ilahe il-la Huve (Askush nuk meriton, nuk ka të drejtë e nuk duhet të adhurohet përveç Atij) Lavdi e Madhështi i qoftë Atij. (I Lartë është Ai) nga të pasurit shokë ato që ata ia mveshin Atij!
32. Ata (mosbesimtarët, jehuditë dhe të krishterët) duan ta shuajnë Dritën e Allahut (me të cilën është dërguar Muhammedi a.s. – Islamin) me gojën e tyre, por Allahu nuk do ta lejojë këtë, përkundrazi Drita e Tij do të përsoset, edhe pse Kafirët (mohuesit) e urrejnë (këtë).
33. Është Ai që ka sjellë të Dërguarin e Tij (Muhammedin a.s.) me udhëzim dhe me fenë e së vërtetës (Islamin) për ta nxjerrë atë përmbi të gjitha fetë, edhe pse Mushrikët (politeistët, paganët, mohuesit e Njësisë së Allahut) e urrejnë (këtë).
34. O ju që keni bësuar! Vërtet një shumicë e parisë fetare të jehudive dhe të krishterëve, e glabërojnë pasurinë e njerëzve me mashtrime dhe i pengojnë ata nga Rruga e Allahut (nga Islami). Dhe atyre që grumbullojnë pasuri në ar e argjend (para, pasuri për të cilën nuk paguajnë Zekat) dhe nuk e shpenzojnë në Rrugën e Allahut, lajmëroi për një dënim të dhimbshëm.
35. Atë Ditë kur ai (Kanz: para, ar, argjend që nuk i është dhënë Zekati) do të nxehet fort në Zjarrin e Xhehenemit dhe me të do të damkoset balli i tyre, krahët e tyre dhe shpina e tyre (duke u thënë): "Ky është thesari të cilin ju e grumbulluat (dhe e varrosët) për veten tuaj. Tani shijoni (thesaret) që grumbulluat."
36. Vërtet që numri i muajve tek Allahu është dymbëdhjetë muaj në vit, ashtu siç u urdhërua nga Allahu Ditën kur Ai krijoi qiejt dhe tokën; nga këta, katër janë të Shenjtë. Kjo është feja e drejtë dhe mos i bëni padrejtësi vetes suaj në ta dhe luftoni kundër Mushrikëve të bashkuar siç ju luftojnë edhe ata juve të bashkuar, por dijeni se Allahu është me Muttekunët (të përkushtuarit ndaj Allahut në Besimin e Pastër Islam).
37. Shtyerja e afatit (të Muajit të Shenjtë) është vërtet një shtim në mosbesim. Me këtë mosbesimtarët janë të humbur, sepse e bëjnë të ligjshëm një vit dhe e ndalojnë një vit tjetër me qëllim që të rregullojnë numrin e muajve të ndaluar nga Allahu dhe të bëjnë të ndaluarit të ligjshëm. Ligësia e veprave të tyre u është shtirur sikur të jenë të drejta. Dhe Allahu nuk e udhëzon popullin mosbesimtar.

38. O ju që keni besuar! Çështë me ju, pasi kur ju kërkohet të marshoni në Çështjen Allahut (Xhihad), ju nuk shkuleni nga vendi? A mos vallë jeni më të kënaqur me jetën e kësaj bote se sa me Jetën e Pastajme? Por vërtet e vogël është kënaqësia e jetës së kësaj bote e krahasuar me Jetën e Pastajme.
39. Nëse ju nuk marshoni përpara, Ai do t'ju ndëshkojë ju me një dënim të dhimbshëm dhe do t'ju zëvendësojë me një popull tjetër, dhe ju nuk mund t'i sillni aspak dëm Atij. Dhe Allahu është i Zoti për të bërë çdo gjë.
40. Në qoftë se ju nuk e ndihmoni atë (Muhammedin a.s.), (është njëlloj) pasi është Allahu që vërtet e ndihmoi atë, kur e dëbuan mohuesit vet të dytin dhe kur ata (Muhammedi a.s. dhe Ebu Bekri r.a.) të dy ishin në shpellë dhe ai (Muhammedi a.s.) i tha shokut të tij (Ebu Bekrit r.a.): "Mos u mërzit. Sigurisht që Allahu është me ne." Pastaj Allahu dërgoi Sekinah (paqën dhe qetësinë) e Tij mbi të dhe i dha forcë atij (me melekë) të cilët ju nuk i patë, dhe e bëri fjalën e mosbesimtarëve më të poshtëruarën, ndërsa ishte Fjala e Allahut që është më e lartësuara dhe Allahu është i Gjithëfuqishëm, më i Urti Gjithëgjykues.
41. Ecni përpara qoftë kur e keni të lehtë (jeni të shëndoshë, në moshë, të pasur, të armatosur) ose të rëndë (të sëmurë, të moshuar, të varfër, pa mjete) dhe përpiquni fort me pasurinë tuaj dhe me jeten tuaj në Çështjen e Allahut. Kjo është më e mira për ju, veç sikur ta dinit.
42. Sikur të ishte një fitim i afërt dhe udhëtim i lehtë, ata (hipokritët) do të vinin pas teje, por për ta ishte largësi e vështirë. Ata do të betohen në Allahun: "Sikur të kishim pasur mundësi, do të dilnim me ju." Ata shkatërrojnë veten e tyre dhe Allahu e di se ata janë gënjeshtarë.
43. Allahu të faltë (O Muhammed)! Përse u dhe leje atyre (të ngelin pa dalur në Xhihad), përderisa ata e treguan të vërtetën, u panë mjaft qartë prej teje dhe ti i njohe gënjeshtarët?
44. Ata që besojnë në Allahun dhe në Ditën e Fundit, nuk duhet të të kërkonin leje për t'u çliruar nga detyrimi për të luftuar me pasurinë dhe jeten e tyre. Dhe Allahu është i Gjithëdituri për ata që janë Muttekinë (të përkushtuar në Besimin e Pastër Islam).
45. Janë vetëm ata të cilët nuk besojnë Allahun dhe Ditën e Fundit dhe ata, zemrat e të cilëve janë në dyshim, që të kërkojnë leje (që të çlirohen nga detyrimi i Xhihadit). Kështu ata lëkunden në dyshimet e tyre.
46. Sikur të kishin ndër mend që të dilnin për Xhihad, padyshim që do të kishin bërë ndonjë përgatitje për të, por Allahu nuk dëshironte nisjen e tyre, kështu që Ai i bëri të mbeten pas duke u thënë (atyre): "Rrini me ata që rrinë (fëmijët, gratë e pleqtë)."
47. Po të kishin dalë ata me ju, ata nuk do t'ju shtonin tjetër pos ngatërresë dhe shumë shpejt do të përçanin mesin tuaj, duke kërkuar t'ju turbullojnë; dhe ndër ju ka të tillë që i dëgjojnë ata. Allahu është i Gjithëditur për Dhalimunët (politeistët, keqbërësit).
48. Vërtët që edhe më parë ata menduan përçarjen tuaj dhe jua prishën punët tuaja, derisa erdhi e vërteta (fitorja) dhe u duk qartë Vendimi i Allahut edhe pse ata e urrenin atë.
49. Prej tyre është edhe ai që thotë: "Më lejo mua (të lirohem nga detyrimi i Xhihadit) dhe mos më gjyko." Padyshim që ata kanë rënë në gjykim dhe vërtet Xhehenemi po i rrethon mosbesimtarët.
50. Po të të bjerë ty ndonjë e mirë (në luftë), kjo i pikëllon ata, por nëse të zë ndonjë fatkeqësi, ata thonë: "Ne i morëm masat tona që më parë," dhe kthejnë shpinën duke qenë të gëzuar.
51. Thuaj: "Kurrë nuk do të na ndodhë gjë neve, përveçse çfarë Allahu ka përcaktuar për ne. Ai është Meula (Zot, Ndihmës e Mbrojtës) për ne." Dhe tek Allahu le të mbështeten plotësisht besimtarët.
52. Thuaj: "A mos prisni për ne (gjë tjetër) përveç njërës prej dy më të mirave (rënien shehid ose fitoren)? Ndërsa ne për ju presim ose që Allahu t'ju mundojë me dënim prej Tij, ose nga duart tona. Prisni pra, se edhe ne po presim bashkë me ju."
53. Thuaj: "Shpenzuat ju (për Çështjen e Allahut) me dëshirë a pa dëshirë, ajo nuk do t'ju pranohet juve. Vërtet që ju gjithnjë jeni njerëz Fasikun (të pabindur e të panënshtruar ndaj Allahut)."
54. Asgjë tjetër nuk pengon që t'u pranohet ndihmesa e tyre, përveç asaj se ata nuk besuan Allahun dhe të Dërguarin e Tij dhe se nuk erdhën në falje (të Namazit) veçse me përtesë, edhe për atë se ndihmesën e tyre e japin krejt pa dëshirë.
55. Prandaj, mos të mahnitë pasuria e tyre dhe as fëmijët e tyre. Në të vërtetë Allahu do që t'i ndëshkojë ata me këto gjëra në jetën e kësaj bote dhe që t'ju dalë shpirti duke qenë mosbesimtarë.

56. Ata betohen në Allahun se vërtet janë me ju, por ata nuk janë prej jush (prej atyre që besojnë), por ata janë njerëz (hipokritë) që kanë frikë.
57. Po të gjenin ndonjë vend tjetër strehimi ose shpellë apo ndonjë vend të fshehtë, ata menjëherë do të shkonin aty me nxitim.
58. Dhe prej tyre ka disa që të fajësojnë ty në çështjen e (ndarjes së) sadakasë (bamirësisë). Në qoftë se ata marrin hise prej saj, janë të kënaqur, por nëse nuk u jepet gjë prej saj, kur ç'të shohësh! Janë bërë si të tërbuar!
59. Vetëm sikur të ishin kënaqur me atë që u dha Allahu dhe i Dërguari i Tij dhe të thoshin: "Allahu është më se i Mjaftueshëm për ne! Allahu do të na dhurojë neve nga Begatitë e Tij dhe i Dërguari i Tij nga sadakatë (lëmosha)! Tek Allahu i kthejmë shpresat tona duke iu lutur Atij!"
60. Sadakatë (lëmosha, këtu me kuptimin Zekat) janë vetëm për Fukaratë (të varfër që nuk kërkojnë) dhe për Mesakinët (të vobegtit që lypin), për ata që janë punësuar për vjeljen e të ardhurave; dhe për të tërhequr zemrat e atyre që janë të prirur drejt Islamit, për të liruar robërit, për ata që janë në borxhe, për Çështjen e Allahut (Muxhahidinëve që luftojnë në Rrugë të Allahut), për rrugëtarin (e mbetur mes katër rrugëve ose endacakun): një detyrim i ngarkuar nga Allahu. Dhe Allahu është i Gjithëditur, më i Urti Gjithëgjykues.
61. Dhe mes tyre ka edhe prej atyre që e fyejnë Pejgamberin (a.s.) dhe thonë: "Ai është gjithë (sy e) veshë (për të marrë vesh çdo gjë)." Thuaju: "Ai dëgjon çfarë është më e mirë për ju. Ai beson në Allahun; ai ka besim tek besimtarët dhe është mëshirë për ata nga mesi juaj të cilët besojnë." Por ata që fyejnë të Dërguarin (Muhammedin a.s.) do të kenë dënim të dhimbshëm.
62. Ata betohen për Allahun para jush (muslimanëve) me qëllim që t'ju kënaqin juve, por më e drejtë është që ata ta bëjnë të kënaqur Allahun dhe të Dërguarin e Tij (me adhurim e vepra të sinqerta) nëse vërtet janë besimtarë.
63. A nuk e dinë ata se kushdo që i kundërvihet dhe i shpall armiqësi Allahut (a.v.xh.) dhe të Dërguarit të Tij (a.s.), padyshim që për të do të jetë Zjarri i Xhehenemit për të jetuar. Ky është poshtërimi më i madh.
64. Hipokritët frikësohen se mos shpallet ndonjë Sure (kaptinë Kur'ani) për ta. Thuaju: "Vazhdoni të talleni! Por padyshim, Allahu do të ndriçojë gjithçka që ju keni frikë."
65. Në qoftë se i pyet ata (përse tallen), atëherë shprehen hapur: "Ne vetëm po flasim kot dhe për shaka." Thuaju: "A me Allahun (a.v.xh.), me Ajetet e Tij (provat, shenjat, shpalljet) dhe me të Dërguarin e Tij po talleni?"
66. Mos kërkoni fare ndjesë; ju (hipokritë) keni mohuar pasi patët besuar e nëse Ne falim disa prej jush, Ne do të ndëshkojmë të tjerë nga mesi juaj, sepse ishin Muxhrimunë (mosbesues, politeistë, kriminelë).
67. Hipokritët dhe hipokritet janë prej njëri-tjetrit; ata u urdhërojnë njerëzve El-Munker (të keqen, mohim e politeizëm, gjithçka që ka ndaluar Islami) dhe i ndalojnë ata nga El-Ma'ruf (e drejta, besimi Islam dhe urdhërat e tij), pastaj i kyçin duart (duke mos dhënë Sadaka, Zekat e duke mos shpenzuar në Çështjen e Allahut). Ata e kanë harruar Allahun, kështu që edhe Ai i ka harruar ata. Me të vërtetë që hipokritët janë Fasikunë (të pabindur e të panënshtruar ndaj Allahut).
68. Hipokritëve dhe hipokriteve e edhe mosbesimtarëve, Allahu u ka premtuar Zjarrin e Xhehenemit; aty do të banojnë. Ai do t'ju mjaftojë. Allahu i ka mallkuar ata dhe për ta ka dënim të pandërprerë.
69. Si puna e atyre që ishin para jush, të cilët ishin më të fuqishëm se ju, kishin më shumë pasuri e fëmijë. Ata e shijuan pjesën e tyre (për një kohë); shijoni pra edhe ju pjesën tuaj (për një kohë) siç e shijuan ata para jush pjesën e tyre (për një kohë). Edhe ju u dhatë e u kënaqët në lojra e dëfrime njësoj siç u dhanë e u kënaqën edhe ata në lojra e dëfrime. Kështu janë ata, veprat e të cilëve janë të kota në këtë botë dhe në Botën e Përtejme. Të tillët janë ata të humburit.
70. A nuk ka arritur tek ata lajmi i atyre (popujve) para tyre? - Popullit të Nuhut, Aadit dhe Themudit, i popullit të Ibrahimit, banorëve të Medjenit dhe qytetet e përmbysur (vendbanimet që i thirri në fe Luti): këtyre u erdhën të Dërguarit e tyre me argumente të qarta. Kështu pra, nuk është Allahu i Cili u bëri atyre padrejtësi, por ata i bënë vetit padrejtësi.
71. Besimtarët dhe besimtaret janë Eulija (ndihmues, mbrojtës e miq) për njëri-tjetrin, ata u mishërojnë (njerëzve) El-Ma'ruf (Islamin dhe gjithë përmbajtjen e tij) dhe i ndalojnë (njerëzit) nga El-Munker (mosbesimi, dhe gjithçka tjetër që Islami ndalon), ata i kryejnë rregullisht e në mënyrë të përkryer faljet e përcaktuara ditore, japin Zekatin dhe i binden Allahut dhe të Dërguarit të Tij. Këta janë ata mbi të cilët Allahu do të derdhë Mëshirën e Tij. Vërtet Allahu është i Gjithëfuqishëm, më i Urti Gjithëgjykues.

72. Allahu u ka premtuar besimtarëve dhe besimtareve Kopshte të Begatë të Xhennetit nën të cilët rrjedhin lumenj për të banuar ndër ta ngaherë dhe në villat mahnitëse në Kopshtet e Xhennetit të Adnit. Por lumturia më e madhe është Kënaqësia e Allahut. Ky është ai ngadhënjimi më i madh.
73. O Pejgamber! Lufto fort kundër mosbesimtarëve dhe hipokritëve dhe ji i ashpër kundër tyre. Vendbanimi i tyre është Xhehenemi - dhe vërtet më i keqi është ky fund.
74. Ata betohen në Allahun se nuk kanë thënë gjë (të keqe), por në të vërtetë ata thanë fjalën e mosbesimit, ata mohuan pasi pranuan Islamin, ata vendosën atë (përbetim që të vrisnin Muhammedin a.s.) që nuk qenë në gjendje ta vinin në jetë dhe ata nuk mund të gjenin shkak tjetër për të vepruar kështu përveç asaj që Allahu dhe i Dërguari i Tij i pasuruan ata nga Begatitë e Tij. Në qoftë se ata më pas pendohen, kjo do të jetë më mirë për ta, por nëse kthejnë shpinën, Allahu do t'i ndëshkojë ata me dënim të dhimbshëm në jetën e kësaj bote dhe në Jetën e Pastajme. Dhe askush nuk është për ta Vali (mbrojtës, mbështetës) ose ndihmues në tokë.
75. Dhe prej atyre (hipokritëve) janë disa që bënë marrëveshje me Allahun (duke thënë): "Nëse Ai na dhuron neve Begatinë e Tij, me të vërtetë që ne do të jepnim Sadaka (lëmoshën e detyruar dhe lëmoshë vullnetare e bamirëse në Çështjen e Allahut) dhe padyshim që do të ishim prej të drejtëve."
76. Pastaj kur Ai u dha atyre nga Begatitë e Tij, ata u bënë koprracë (si të ishin duarthatë dhe nuk pranuan të jepnin asnjë lloj Sadakaje) dhe kthyen shpinën pa dëshirë (për të dhënë gjë).
77. Kështu që Ai i ndëshkoi ata duke u futur hipokrizinë në zemër deri në Ditën në të cilën ata do të takojnë Atë, sepse ata e thyen atë (marrëveshjen me Allahun) të cilën vetë ia kishin premtuar Atij dhe për atë se ata gjithnjë thurnin gënjeshtra.
78. A nuk e dinë ata se Allahu i di mendimet më të fshehta të tyre dhe Nexhvin e tyre (këshillimet e fshehta), dhe se Allahu është i Gjithëdituri i Gajbeve (i gjithë të padukshmeve dhe i të panjohurave)?
79. Ata të cilët marrin nëpër gojë dhe tallen me besimtarë të atillë që japin Sadaka me vullnetin e tyre dhe (me) ata të cilët nuk munden që të gjejnë për të dhënë Sadaka përveçse çfarë kanë në dorë, Allahu do t'ua përplasë vetë atyre përqeshjen dhe për ta do të ketë dënim të dhimbshëm.
80. Edhe nëse ti kërkon falje për ta (hipokritët) ose nuk kërkon falje për ta; bile edhe sikur të kërkosh shtatëdhjetë herë faljen e tyre, (prapë) Allahu nuk do t'i falë ata, sepse ata nuk kanë besuar Allahun dhe të Dërguarin e Tij. Dhe Allahu nuk e udhëzon popullin Fasik (kryeneç, të pabindur e të panënshtruar ndaj Allahut).
81. Ata (hipokritët) që ndenjën larg (pa shkuar në luftë) duke u kënaqur me qëndrimin e tyre pas të Dërguarit të Allahut, ata urryen të luftonin me pasurinë dhe jetën e tyre për Çështjen e Allahut dhe thanë: "Mos marshoni në vapë." Thuaju: "Zjarri i Xhehenemit është akoma më i fortë në nxehtësi (se vapa e diellit)." Veç sikur të mund ta kuptonin!
82. Kështu që lëri të qeshin pak dhe do të qajnë shumë (në Botën Tjetër) si shpërblim për çfarë fituan (duke bërë mëkate, gjynahe).
83. Në qoftë se Allahu të kthen ty prap te ndonjë grup i tyre (hipokritëve) dhe ata të kërkojnë leje për të dalë (me ty në luftë), thuaju: "Kurrë më ju nuk do të dilni me mua dhe kurrë nuk do të luftoni armikun me mua. Ju pranuat të rrini të fjetur në rastin e parë, tash rrini pra, me ata që mbetën prapa."
84. Dhe asnjërit prej tyre kur të vdesin, mos ia fal namazin (Xhenazen) kurrë, e as mos qëndro pranë varrit të tij. Me të vërtetë që ata nuk besuan Allahun dhe të Dërguarin e Tij dhe vdiqën duke qenë Fasikunë (të pabindur e të panënshtruar ndaj Allahut dhe ndaj të Dërguarit të Tij, Muhammedit a.s.).
85. Dhe le të mos të t'i marrin mendtë pasuria e tyre dhe fëmijët e tyre. Në të vërtetë Allahu do që t'i ndëshkojë ata me këto gjëra në dynja dhe t'u ndahet shpirti që këtej duke qenë mosbesimtarë.
86. Dhe kur shpallet ndonjë Sure (pjesë Kur'ani) që i udhëzon ata të besojnë Allahun dhe të përpiqen e të luftojnë përherë me të Dërguarin e Tij, të pasurit prej tyre kërkojnë lejen tënde që t'i lirosh ata (nga detyrimi i Xhihadit) dhe thonë: "Na lër pas. Ne duam të jemi me ata që rrinë (në shtëpitë e tyre)."
87. Ata janë të kënaqur të jenë me ato (gratë) që rrinë në shtëpi. Zemrat e tyre janë të vulosura (nga çdo e mirë dhe udhëzim i drejtë), kështu që ata nuk kuptojnë (se çfarë po humbasin).

88. Por i Dërguari (Muhammedi a.s.) dhe ata që besuan me të e që u përpoqën fort dhe luftuan me pasurinë e tyre dhe me jetën e tyre (në Çështjen e Allahut), të tillët janë ata për të cilët janë të mirat dhe mu këta janë ngadhënjyesit.
89. Allahu u ka përgatitur atyre Kopshte të Begatë nën të cilët rrjedhin lumenj për të banuar atje përgjithmonë. Ky është ngadhënjimi madhështor.
90. Ndërsa ata nga beduinët që u shfajësuan dhe erdhën (tek ti, o Pejgamber) për të kërkuar leje për t'i përjashtuar nga beteja si dhe ata që gënjyen Allahun dhe të Dërguarin e Tij dhe qëndruan në shtëpi (pa kërkuar leje): ata që mohuan nga mesi i tyre do të kenë ndëshkim të dhimbshëm.
91. Nuk përbën faj aspak për ata që janë të dobët, ose të sëmurë, ose që nuk gjejnë asnjë burim për të shpenzuar (në Xhihad), në qoftë se ata janë të përkushtuar dhe të vërtetë (në detyrat) ndaj Allahut dhe të Dërguarit të Tij. Nuk ka vend për ankesë ndaj Muhsininëve (mirëpunuesve në Rrugë të Allahut). Dhe Allahu është gjithnjë Falës i Madh, Mëshirëplotë.
92. As edhe për ata të cilët të erdhën ty për t'u dhënë kafshë për udhëtim dhe kur ti u the: "Nuk mund t'ju gjej kafshë ose mjete udhëtimi," ata u kthyen prapë, ndërsa sytë e tyre u mbushën me lot keqardhje që ata nuk mund të gjenin asgjë për të dhënë (për Xhihad).
93. (Por) ka vend (për pakënaqësi) vetëm ndaj atyre të cilët janë të pasur e prapëseprapë kërkojnë leje (për t'u liruar nga Xhihadi). Ata janë të kënaqur të jenë me ato (gratë) që rrinë në shtëpi dhe Allahu ua vulosi zemrat e tyre nga çdo e mirë dhe udhëzim i drejtë, kështu që ata nuk kuptojnë (se çfarë po humbasin).

## Pjesa 11

94. Ata (hipokritët) do t'ju paraqesin juve (muslimanëve) shfajësimet e tyre kur të ktheheni tek ata. Thuaju: "Mos paraqitni asnjë shfajësim, ne nuk do t'ju besojmë. Allahu tashmë na e ka bërë të njohur lajmin për ju. Allahu dhe i Dërguari i Tij do të vëzhgojnë veprat tuaja, pastaj në fund do të silleni përsëri tek i Gjithëdituri i Gajbit (të panjohurës) dhe i të njohurës dhe Ai do t'jua bëjë të njohur gjithçka që ju vazhdimisht vepruat." (Tefsir At-Tabari).
95. Ata do të betohen para jush (muslimanëve) për Allahun, kur të ktheheni tek ata, (si shkak) që të mund të largoheni prej tyre. Kështu pra, largohuni prej tyre. Vërtet që ata janë Rixhsun (jo të pastër), dhe vendbanimi i tyre është Xhehenemi,- shpërblim për atë që ata vetë e fituan.
96. Ata (hipokritët) ju betohen juve me qëllim që të jeni të kënaqur me ta, por nëse jeni të kënaqur me ta, vërtet që Allahu nuk është aspak i kënaqur me njerëzit Fasikunë (të pabindur e të panënshtruar ndaj Allahut).
97. Beduinët janë më të këqijtë në mosbesim dhe hipokrizi dhe për më tepër në padije në lidhje me kufijtë (e Urdhërave dhe Ligjeve të Allahut) të cilët Allahu ia ka shpallur të Dërguarit të Tij. Dhe Allahu është i Gjithëdituri, më i Urti Gjithëgjykues.
98. Ka edhe prej atyre beduinëve që e shohin atë që shpenzojnë (për Çështjen e Allahut) si gjobë dhe presin me padurim fatkeqësi për ju. Mbi ta rënshin fatkeqësitë dhe ligësitë! Dhe Allahu është Gjithëdëgjues, i Gjithëditur.
99. Ka edhe prej atyre beduinëve që besojnë në Allahun dhe në Ditën e Fundit dhe e shohin atë (pasuri) që e japin për Çështjen e Allahut si afrim tek Allahu dhe si shkak për të tërhequr lutjet e të Dërguarit. Padyshim që këto janë afrim për ta. Allahu do t'i fusë në Mëshirën e Tij. Me të vërtetë që Allahu është gjithnjë Falës i Madh, Mëshirëplotë.
100. Me ata të cilët të parët përqafuan Islamin nga Muhaxhirunët (besimtarët që u shpërngulën nga Meka në Medinë) dhe Ansarët (besimtarët e Medinës që i strehuan dhe i ndihmuan ata) si dhe ata që i ndoqën besnikërisht ata (në Besim), me këta Allahu është mjaft i kënaqur dhe ata janë më se të kënaqur me Të. Ai ka përgatitur për ta Kopshte të Begatë nën të cilët rrjedhin lumenj për të banuar atje përgjithmonë. Ky është ngadhënjimi madhështor.
101. Edhe rreth jush ka beduinë që janë hipokritë, e edhe nga banorët e Medinës (ka disa të tillë). Ata e shtojnë dhe janë të vendosur në hipokrizi. Ti (Muhammed) nuk i njeh ata, (por) Ne i njohim ata. Ne do t'i ndëshkojmë ata dy herë dhe pas kësaj do të sillen përsëri në dënimi të madh.
102. Ka edhe të tjerë që i kanë njohur e pranuar gabimet e tyre, ata e kanë përzier një punë të mirë me një tjetër të ligë. Mbase Allahu do t'u kthehet atyre me falje. Me të vërtetë që Allahu është gjithnjë Falës i Madh, Mëshirëplotë.
103. Merr Sadaka (e Zekat) nga pasuria e tyre me qëllim që t'i pastrosh dhe t'i bësh të dëlirë me anë të saj, lut edhe Allahun për ta. Vërtet që lutjet tuaja janë burim sigurie për ta. Dhe Allahu është Gjithëdëgjues, i Gjithëditur.

104. A nuk e dinë ata se Allahu pranon pendimin nga robët e Tij dhe i merr Sadakatë (i pranon lëmoshat e dhëna për Hir të Tij) dhe se Vetëm Allahu është Ai i Cili fal dhe pranon pendimin, Mëshirëplotë?
105. Dhe thuaju: "Punoni! Allahu do t'i shohë punët tuaja, edhe i Dërguari i Tij, edhe besimtarët. Dhe ju do të silleni përsëri tek i Gjithëdituri i së fshehtës dhe i së hapurës, kur Ai do t'ju njohë ju me punët që keni bërë."
106. Ndërsa të tjerët rrinë në pritje të Vendimit të Allahut, nëse Ai do t'i ndëshkojë ata apo do t'i falë. Dhe Allahu është i Gjithëditur, më i Urti Gjithëgjykues.
107. Sa për ata që ngritën xhami duke sjellë prishje dhe mosbesim, për të përçarë besimtarët dhe si pararojë për ata që luftuan kundër Allahut dhe të Dërguarit të Tij (Muhammedit a.s.) kohë më parë, ata vërtet që do të betohen se qëllimi i tyre ishte veçse për mirë, por Allahu dëshmon se ata janë padyshim gënjeshtarë.
108. Kurrë mos rri në të. Padyshim se xhamia, themelet e së cilës u vunë që nga dita e parë në përkushtim është më e vlefshme që ju të rrini në të (për falje). Në të ka burra që parapëlqejnë ta mbajnë veten të pastër e të dëlirë dhe Allahu i do ata që e mbajnë veten të pastër e të dëlirë.
109. A është atëherë më i mirë ai i cili vuri themelin e ndërtesës së tij tek përkushtimi ndaj Allahut dhe të Kënaqësisë së Tij të Vyer, apo ai i cili vuri themelin e ndërtesës së tij të paqëndrueshëm buzë greminës, saqë u thërrmua bashkë me të në Zjarrin e Xhehenemit? Dha Allahu nuk i udhëzon njerëzit Dhalimunë (politeistë, keqbërës).
110. Ndërtesa që ngritën ata, nuk do të pushojë kurrë së qeni shkak i hipokrizisë dhe i dyshimit në zemrat e tyre, derisa zemrat e tyre të copëtohen (të vdesin). Dhe Allahu është i Gjithëditur, më i Urti Gjithëgjykues.
111. Me të vërtetë Allahu ka blerë nga besimtarët jetën e tyre dhe pasurinë e tyre me Çmimin se i tyre do të jetë Xhenneti. Ata luftojnë për Çështjen e Allahut, kështu që ata vrasin (mosbesimtarë) dhe vriten. Është një premtim i vërtetë të cilin Ai ia detyroi Vetes në Teurat, Inxhil dhe në Kur'an. E kush është më i vërtetë në besën e tij se sa Allahu? Atëherë gëzohuni në marrëveshjen që keni përfunduar. Ky është ngadhënjimi madhështor.
112. (Besimtarët të cilëve Allahu u ka blerë jetën janë) ata që i kthehen Allahut me pendim (duke u larguar nga politeizmi, mosbesimi, hipokrizia etj), ata që e lusin Atë, ata që e lavdërojnë Atë, ata që agjërojnë, ata që përkulen (në falje), që bien në sexhde (me fytyrë përtokë në falje), ata që urdhërojnë El-Ma'ruf (Islamin dhe detyrimet e tij), ata që ndalojnë nga El-Munker (mosbesimi, dhe gjithçka që ka ndaluar Islami), ata që ndjekin kufijtë e përcaktuar nga Allahu (kryejnë urdhërimet e Allahut dhe largohen prej ndalimeve të Tij). Pra, përgëzoi besimtarët!
113. Nuk shkon për Pejgamberin dhe për ata që besojnë, të kërkojnë Faljen e Allahut për Mushrikinët (politeistët, idhujtarët, paganët, mohuesit e Njësisë së Allahut) edhe sikur ata të jenë më të afërmit, pasi u është bërë e qartë atyre se ata janë banorët e Zjarrit (sepse ata kanë vdekur duke qenë mosbesimtarë).
114. Edhe lutja e Ibrahimit për faljen e babait të tij ishte vetëm për shkak të premtimit që ai ia bëri atij (babait), por kur iu qartësua mirë atij se ai (babai i tij) ishte armik i Allahut, ai u largua prej tij. Vërtet Ibrahimi ishte El-Evveh (që i lutej Allahut me nënshtrim, e madhëronte Atë shumë) dhe shumë i duruar.(Tefsir Al-Kurtubi).
115. Allahu kurrë nuk do ta humbë atë popull pasi që ta ketë udhëzuar atë, derisa Ai t'u bëjë të qartë atyre se nga cilat gjëra ata duhet të largohen. Vërtet Allahu është i Gjithëditur për çdo gjë.
116. Me të vërtetë është Allahu! I Tij është mbisundimi i qiejve dhe i tokës. Ai jep jetë dhe sjell vdekje dhe përveç Allahut ju nuk keni as ndonjë Vali (ruajtës e mbrojtës), as ndonjë ndihmues.
117. Allahu ia fali Pejgamberit, Muhaxhirinëve (muslimanëve të shpërngulur nga Meka) dhe Ansarëve (muslimanëve strehues në Medinë) të cilët e morën mbrapa atë (Muhammedin a.s.) në çastet e vështira (në kohën e ekspeditës së Tebukut), pas asaj që zemrat e një pjese të tyre pothuaj ishin shmangur (nga Rruga e Drejtë), por Ai e pranoi pendimin e tyre. Padyshim që Ai është gjithë Mirësi ndaj tyre, Mëshirëplotë.
118. (Ai fali) edhe tre të lënë pas (të cilët nuk u bashkuan në ekspeditën e Tebukut), përderisa edhe toka me gjerësinë e saj u ngushtua për ta siç u ngushtua edhe vet vetja e tyre dhe e kuptuan se nuk ka ikje prej Allahut, se nuk ka mbështetje veçse tek Ai. Pastaj Ai e pranoi pendimin e tyre, që ata të mund t'i ktheheshin Atij me pendim. Dhe vërtet Allahu është Ai i Cili pranon pendimin e robëve të Vet, Mëshirëplotë.

119. O ju që keni besuar! Kini frikë Allahun dhe jini me ata që janë të vërtetë (në fjalë e në vepra).
120. Nuk i shkonte popullit të Medinës, e as beduinëve fqinjë me të, që të mbeteshin prapa të Dërguarit të Allahut (Muhammedit a.s. në luftë për Çështjen e Allahut) dhe të parapëlqenin jetën e tyre para jetës së tij. Kjo ngaqë ata nuk vuajnë nga etja, nga lodhja apo nga uria në Çështjen e Allahut, as nuk ndërmarrin ndonjë hap për të shtuar dhimbjet e plagët e armikut, por veçse (gjithçka) u shkruhet atyre nga kjo (në mirësi e nderim të tyre) vepër drejtësie. Vërtet Allahu nuk e kursen shpërblimin për mirëpunuesit (në Rrugën e Allahut).
121. As nuk shpenzojnë gjë (për Çështjen e Allahut) - shumë ose pak - as nuk kalojnë luginë, pa iu shkruar në të mirë të tyre veprat të cilat ata i kryen, në formën më të përsosur.
122. Dhe nuk është (e përshtatshme) për besimtarët të dalin për luftë (Xhihad) të gjithë bashkë. Nga çdo grup i tyre, vetëm një pjesë duhet të marshojë, me qëllim që ata të cilët rrinë pas, të njihen me fenë (Islame) dhe që të mund t'i këshillojnë njerëzit e tyre kur të kthehen tek ata, dhe që të mund të jenë të vetëdijshëm (për të keqen).
123. O ju që keni besuar! Luftoni mobesimtarët që i keni afër jush dhe le të shijojnë ata ashpërsinë tuaj (dhe le të gjejnë tek ju ashpërsi). Dhe dijeni se Allahu është padyshim me Muttekinët (të përkushtuarit në Besimin e Pastër Islam).
124. Dhe sa herë zbret ndonjë Sure (pjesë Kur'ani), disa prej tyre (hipokritëve) thonë: "Cilit prej jush iu shtua besimi?" Sa për ata që besojnë, ajo e ka shtuar besimin e tyre dhe ndjejnë kënaqësi.
125. Por sa për ata, në zemrat e të cilëve ka sëmundje (me dyshim, mosbesim e hipokrizi), ajo do të shtojë dyshim e mosbesim në mosbesimin e tyre, mohim e dyshim (gjithnjë e më të thellë) dhe vdesin duke qenë mosbesimtarë.
126. A nuk e shohin ata se janë provuar një herë apo dy herë çdo vit (në forma të ndryshme fatkeqësish, sëmundje, uri etj)? Prapë ata nuk kthehen në pendim dhe nuk marrin mësim.
127. Dhe sa herë që zbret ndonjë Sure (pjesë Kur'ani), ata shikojnë njëri-tjetrin (e thonë mes veti): "A po ju sheh ndokush?" Pastaj ata largohen. Allahu ua ka larguar zemrat e tyre (nga drita), sepse ata janë njerëz që nuk kuptojnë.
128. Vërtet që ju ka ardhur juve një i Dërguar (Muhammedi a.s.) nga vetë ju (të cilin ju e njihni fare mirë). Ai pikëllohet nëse juve ju bie ndonjë lëndim e vështirësi. Ai (Muhammedi a.s.) është i merakosur dhe i dëshiruar për ju (që të jeni të udhëzuar drejt dhe t'i pendoheni Allahut, me qëllim që të mund të fitoni Xhennetin e të shpëtoni prej Zjarrit të Xhehenemit) dhe për besimtarët ai është që ndjen shumë, mëshirues.
129. Por nëse ata kthejnë shpinën, atëherë thuaju (O Muhammed): "Allahu është më se i Mjaftueshëm për mua. La ilahe il-la Huve (askush nuk ka të drejtë, nuk meriton e nuk duhet të adhurohet përveç Atij). Tek ai unë mbështetem plotësisht dhe Ai është Zot i Arshit Madhështor.

# Junus

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

1. Elif, Lam, Ra. Këto janë Vargjet e Librit (Kur'anit) Hakim (të Urtë që tregon të gjitha gjërat e ligjshme e të paligjshme).
2. A është çudi për njerëzit se Ne kemi dërguar Shpalljen Tonë tek një njeri nga mesi i tyre (tek Muhammedi a.s. duke i thënë): "Këshillo njerëzimin (për dënimin e ardhshëm të Xhehenemit) dhe përgëzo ata që besojnë, përgëzoi se do të kenë me Zotin e tyre shpërblimet për veprat e tyre të mira." Por mosbesimtarët thonë: "Në të vërtetë kjo është krejt magji e kulluar!"
3. Padyshim që Zoti juaj është Allahu i Cili krijoi qiejt dhe tokën në Gjashtë Ditë dhe pastaj Ai Isteva (u ngrit lart dhe qëndroi) mbi Arsh (Fronin e Tij Madhështor, vërtet ashtu siç i shkon Madhështisë së Tij). Ai është Allahu, Zoti juaj; adhurojeni pra Atë. A nuk do të përkujtoni pra?
4. Tek Ai është kthimi i ju të gjithëve. Premtimi i Allahut është i vërtetë. Është Ai i Cili e fillon krijimin dhe pastaj do ta përsëritë atë, që Ai të mund të shpërblejë me drejtësi ata që besuan (në Njësinë e Allahut, muslimanët) dhe punuan drejtësi. Dhe për ata që nuk besuan, do të ketë pije nga uji i vluar dhe ndëshkim të dhimbshëm, për shkak se ata gjithnjë mohuan.
5. Është Ai i Cili e bëri diellin gjë (trup) ndriçues dhe hënën dritë duke përcaktuar kohët e saj, që të mund të dini numrin e viteve dhe njehsimin e kohës. Allahu nuk e krijoi këtë veçse me të vërtetën. Ai i shtjellon qartë Ajetet (provat, shenjat) në imtësi për popullin që ka dije (e kupton).

6. Vërtet në këmbimin e pandalur të natës dhe të ditës dhe në gjithë atë që ka krijuar Allahu në qiej dhe në tokë janë Ajete (prova, shenja, tregues) për ata të përkushtuarit dhe që i frikësohen Allahut.
7. Me të vërtetë se ata që nuk shpresojnë për takimin e tyre me Ne, por që janë të gëzuar dhe të kënaqur me jetën e kësaj bote dhe ata që janë të pavëmendshëm ndaj Ajeteve Tona (provave, shenjave, Vargjeve),
8. Këta janë ata, banesa e të cilëve do të jetë Zjarri, për shkak të asaj që ata gjithnjë punuan për të fituar.
9. Padyshim se ata që besojnë dhe punojnë mirësi e drejtësi, Zoti i tyre do t'i udhëzojë nëpërmjet besimit të tyre. Ndër ta do të rrjedhin lumenj në Kopshtet e Lumturisë (Xhennet).
10. Duaja (lutja) e tyre atje do të jetë Subhaneke-Allahum-me (Lavdi të qoftë ty, O Allah!) dhe Selam (paqë, siguri nga çdo e keqe) do të jenë përshëndetjet e tyre atje (në Xhennet). Ndërsa duaja e fundit do të jetë El-Hamdulil-lahi Rabbil Alemin (Gjithë lavdërimet dhe falënderimet janë për Zotin e gjithë botëve, njerëzve, xhindeve dhe gjithçkaje që është).
11. Dhe po të ishte që Allahu të shpejtonte për njerëzit pranimin e kërkesës për të keqen (kur ata e lusin kur janë të nxehur) siç Ai nxiton pranimin e kërkesës për të mirën (që ata e lusin), atëherë ata do të ishin të shkatërruar. Kështu Ne i lëmë ata të cilët nuk e presin takimin me Ne në tejkalimet e tyre duke u endur qorrazi në shkatërrim. (Tefsir Al-Tabari).
12. Dhe kur njeriun e prek hall (ose e keqe), ai na lutet Neve i mbështetur në krah, i ulur ose në këmbë. Por pasi Ne ia largojmë të keqen atij, ai vazhdon në rrugën e tij si të mos na ishte lutur Neve kurrë për një hall që e kishte goditur! Kësisoj u është shtirur t'u duken të drejta Musrifunëve (përgënjeshtruesve të Allahut që kaluan çdo kufi) gjithçka që ata gjithnjë bënë.
13. Dhe padyshim që Ne shkatërruam breza para jush kur ata bënin të këqija, ndërkohë që të Dërguarit e tyre u erdhën me argumente të qarta, por ata nuk ishin të atillë që të besonin! Kështu Ne i shpërblejmë njerëzit Muxhrimunë (mosbesimtarë, mëkatarë, politeistë, kriminelë).
14. Pastaj Ne ju bëmë ju të trashëgoni pas tyre breza pas brezash në tokë, që Ne të mund të shihnim se si ju do të vepronit!
15. Dhe kur atyre u këndohen Vargjet Tona të qarta, ata që nuk shpresojnë aspak në takimin e tyre me Ne, thonë: "Sillna neve një Kur'an tjetër, ose ndryshoje këtë." Thuaju (O Muhammed): "Nuk më takon mua ta ndryshoj atë sipas vullnetit tim. Unë vetëm ndjeki atë që më shpallet mua. Vërtet që kam shumë frikë, sikur të mos i bindesha Zotit tim, dënimin e Ditës së Madhe (Kijametit)."
16. Thuaju: "Sikur të kishte dashur Allahu, unë nuk do t'jua kisha kënduar juve atë, as nuk do t'ua kishte bërë juve të njohur Ai atë. Vërtet Unë para kësaj (shpalljes), kam jetuar një kohë mes jush. A nuk kuptoni atëherë?"
17. E kush bën më tepër padrejtësi se ai i cili trillon gënjeshtër ndaj Allahut, apo mohon Ajetet e Tij? Nuk ka pikë dyshimi se Muxhrimunët (mosbesimtarët, kriminelët) kurrë nuk do të kenë sukses.
18. Dhe adhurojnë në vend të Allahut gjëra që as i dëmtojnë dhe as nuk u sjellin dobi, dhe thonë: "Këta janë ndërmjetësuesit tanë tek Allahu." Thuaju: "A mos e njoftoni Allahun për çfarë Ai nuk di se çfarë ka në qiej dhe në tokë?" Lavdi i qoftë dhe i Lartë është Ai përmbi gjithçka që ata ia mveshin dhe ia bashkojnë Atij si shokë e të barabartë (me Të)!
19. Njerëzimi nuk ishte veçse një bashkësi (në një besim - Besimin e Pastër Islam), më pas ata ndryshuan dhe po të mos kishte qenë për një Fjalë të vendosur që më parë nga Zoti yt, atëherë gjithçka do të ishte vendosur (e zgjidhur) ndërmjet tyre në lidhje me atë që ata ndryshuan.
20. Dhe thonë: "Si është kjo që asnjë shenjë nuk i është zbritur atij (Muhammedit a.s.) nga Zoti i tij?" Thuaju: "Gajbi (e fshehta) i takon Vetëm Allahut, kështu që prisni ju, se edhe unë jam me ju bashkë nga ata që presin (për Gjykimin e Allahut)."
21. Dhe kur Ne e lëmë njerëzimin të shijojë nga mëshira, pasi i ka ndodhur ndonjë fatkeqësi, kur ç'të shohësh! Ata i kthehen përbetimeve kundër Ajeteve Tona! Thuaj: "Allahu është më i Shpejti në renditjen e planeve!" Vërtet që të Dërguarit Tanë (melekët shkrues) shënojnë pandërprerë gjithçka që ju thurni.
22. Ai është i Cili ju bën të mundur juve të udhëtoni nëpër tokë e det, derisa kur jeni në anije - dhe lundrojnë me to me erë të mirë dhe janë të kënaqur me të, vjen një furtunë dhe dallgët vijnë nga të gjitha anët dhe kur mendojnë se janë të rrethuar aty (pa rrugëdalje), atëherë lusin Allahun duke e bërë besimin të pastër vetëm për Të (të Vetëm) duke thënë: "Nëse Ti (Allah) na shpëton ne nga kjo, me të vërtetë që ne do të jemi gjithnjë falënderues."

23. Por kur Ai i shpëton ata, kur ja! Ata ngrenë krye (nuk i binden Allahut) në tokë me padrejtësinë më të madhe. O njerëz! Kryengritja juaj (mosbindja ndaj Allahut) është vetëm kundër vetes suaj - një kënaqësi e shpejtë e jetës së kësaj bote, pastaj (më në fund) tek Ne është kthimi juaj dhe Ne do t'ju njoftojmë gjithë ç'keni punuar.
24. Vërtet ngjashmëria e jetës së kësaj bote është si shiu që Ne e dërgojmë mbi ju nga qielli dhe kështu, me anë të tij rriten prodhime të larmishme të tokës prej të cilave njerëzit dhe kafshët ushqehen, deri atëherë kur toka është mveshur me stolitë e saj dhe është zbukuruar dhe banorët e saj mendojnë se ata kanë gjithë fuqitë e sundimit mbi të, mu atëherë Urdhëri Ynë e arrinë atë natën ose ditën dhe Ne e bëjmë atë si të korrura të kositura e të pastruara, sikur të mos kishte lulëzuar një ditë më parë. Ja kështu i shpjegojmë Ne Ajetet Tona me imtësi për një popull që mendon thellë.
25. Allahu ju fton në Shtëpinë e Paqes (në Xhennet) dhe udhëzon atë që Ai do në Rrugën e Drejtë.
26. Për ata të cilët punuan të mirën është më i miri (Xhenneti), e pse jo akoma edhe më tepër (duke pasur nderimin e lartë të shikimit të Fytyrës së Allahut a.v.xh.). As errësirë, as pluhur dhe as poshtërim turpi nuk do të mbulojë fytyrat e tyre. Ata janë banorët e Xhennetit, atje do të jetojnë përgjithmonë.
27. Ndërsa ata të cilët fituan të këqiat - shpërblimi për një vepër të ligë është po me një të këtillë dhe poshtërim turpi do t'i mbulojë ata. Asnjë mbrojtës nuk do të kenë ata nga Allahu. Fytyrat e tyre do të mbulohen, siç kanë qenë, me pjesë nga terri i natës. Ata janë banorët e Zjarrit; atje do të banojnë përgjithmonë.
28. Dhe Ditën në të cilën Ne do t'i mbledhim ata të gjithë së bashku, atëherë Ne do t'u themi atyre të cilët na vunë shokë Neve në adhurim: "Qëndroni në vendin tuaj! Ju dhe shokët tuaj (të cilët i keni adhuruar në dynja)." Pastaj Ne do t'i ndajmë ata dhe (të ashtuquajturit prej tyre) shokët ortakë (të Allahut) do të thonë: "Nuk kemi qenë ne ata të cilët ju i adhuruat.
29. Kështu që më se i Mjaftueshëm është Allahu për Dëshmues ndërmjet nesh dhe jush, për atë që ne me të vërtetë nuk dinim asgjë për adhurimin tuaj ndaj nesh."
30. Mu atje, çdo njeri do të marrë vesh me përpikmëri gjithë çfarë ai ka fituar vetë më parë dhe ata do të sillen prapë tek Allahu, Zoti i tyre i Vërtetë e i Merituar, ndërsa të adhuruarit e tjerë të paqenë e të shpikur do të zhduken prej tyre.
31. Thuaju (O Muhammed): "Kush ju sjell furnizim nga qielli dhe nga toka dhe kush është Zotëruesi i të dëgjuarit dhe të shikuarit? Dhe kush e nxjerr të gjallën nga e vdekura dhe të vdekurën nga e gjalla? Dhe kush është rregulluesi dhe sunduesi i të gjitha çështjeve?" Do të thonë të gjithë: "Allahu." Thuaju: "A nuk do të keni atëherë frikë nga Ndëshkimi i Allahut?"
32. Ky është Allahu, Zoti juaj i Vërtetë. Kështu, pas së vërtetës, ç'gjë tjetër mund të ketë përveçse të gabuarës? Si atëherë keni humbur (nga e vërteta drejt mohimit)?
33. Në këtë mënyrë vërtetohet e përligjet Fjala e Zotit tënd kundër atyre të cilët ngrenë krye (e nuk i nënshtrohen Allahut), se nuk do të besojnë.
34. Thuaju: "A ka ndonjë prej shokëve tuaj (të ashtuquajtur ortakë të Allahut) që fillon dhe shpik krijimin dhe pastaj e përsërit atë?" Thuaju: "Allahu e fillon krijimin, pastaj Ai e përsërit atë. Si atëherë mashtroheni (e largoheni nga e vërteta)?"
35. Thuaju: "A ka ndonjë prej shokëve tuaj (të cilët ju ia vini ortakë e të barabartë Allahut), që të udhëzon tek e vërteta?" Thuaju: "Është Allahu i Cili udhëheq drejt së vërtetës. Atëherë a është Ai i Cili jep udhëzim drejt së vërtetës më i vlefshëm për t'u ndjekur, apo ai i cili nuk gjen dot udhë për vete nëse nuk udhëzohet? Ç'keni atëherë? Si gjykoni ju?"
36. Dhe shumica e tyre nuk ndjekin gjë tjetër veçse hamendje. Nuk ka dyshim se hamendjet nuk vlejnë aspak kundër së vërtetës. Vërtet Allahu është i Gjithëdituri për gjithë ç'bëjnë ata.
37. Dhe ky Kur'an është i tillë që kurrë nuk mund të bëhet nga ndokush tjetër përveç Allahut, por është njëkohësisht edhe vërtetim i shpalljes para tij (Teuratit, Inxhilit etj) dhe shpjegim i plotë i Librit (ligjeve, urdhrave, rregullimeve të përcaktuara për njerëzimin dhe gjithësinë) për të cilin nuk ka pikë dyshimi se është nga Zoti i Alemit (i gjithësisë, i njerëzve dhe xhindeve).
38. Apo mos thonë: "Ai (Muhammedi a.s.) e ka fabrikuar atë?" Thuaju: "Sillni atëherë një Sure si ato të tijat; thërrisni edhe kë të mundeni, përveç Allahut, nëse jeni të drejtë!"
39. Përkundrazi, ata e mohojnë (atë) dijen e të cilit ata nuk mund ta kapnin dhe shpjegimet e të cilit akoma nuk kanë mbërritur tek ata. Po kështu mohuan edhe ata para tyre. Shihni atëherë se si ishte fundi i Dhalimunëve (i keqbërësve, i politeistëve)!
40. Prej tyre ka edhe disa që besojnë në të (Kur'an), ka edhe prej tyre që nuk besojnë në të, ndërsa Zoti yt është Ai i Cili i di më së miri Mufsidunët (të poshtrit, gënjeshtarët).

41. Por nëse të përgënjeshtrojnë ty, thuaju: "Për mua janë veprat e mia dhe për ju janë veprat tuaja! Ju jeni të pafajshëm për çfarë bëj unë dhe unë jam i pafajshëm për çfarë bëni ju!"
42. Dhe ka mes tyre disa që e vënë veshin për të dëgjuar, por a mund ti bësh të shurdhët të dëgjojnë edhe nëse janë që nuk kuptojnë?
43. Ka edhe mes tyre disa që të vështrojnë ty, por a mund t'i udhëzosh ti të verbërit edhe nëse janë që nuk shohin?
44. Padyshim që Allahu nuk i bën padrejtësi aspak njerëzimit, por njerëzimi i bën padrejtësi vetes së tij.
45. Dhe në Ditën kur Ai do t'i grumbullojë ata së bashku (të ringjallur), do të jetë sikur ata të mos kenë qëndruar (në këtë botë dhe në varre) veçse një orë të ditës. Ata do ta njohin njëri-tjetrin. Të shkatërruar vërtet do të jenë ata të cilët e mohuan takimin me Allahun dhe nuk u drejtuan (nuk ndoqën Rrugën e Drejtë).
46. Edhe sikur Ne të të tregojmë ty (në këtë jetë) diçka nga ajo që Ne u kemi premtuar atyre (për dënim), apo Ne të të vdesim ty - përsëri te Ne është kthimi i tyre dhe për më tepër Allahu është Dëshmues për gjithë çfarë ata bënin.
47. Dhe për çdo Ummet (bashkësi ose komb) kishte Resul (të Dërguar); dhe kur vinte i Dërguari i tyre, (atëherë) çështja gjykohej mes tyre me drejtësi dhe atyre nuk do t'u bëhet padrejtësi.
48. Dhe thonë: "Kur do të jetë ky premtim (dënimi i Ditës së Gjykimit), nëse jeni që flisni të vërtetën?"
49. Thuaju (O Muhammed): "Unë nuk kam asnjë fuqi për çfarëdo dëmi ose përfitimi për veten time, përveçse mund të dëshirojë Allahu." Për çdo popull është një kohë e përcaktuar; kur mbërrin koha e tyre, ata as nuk e vonojnë atë, as nuk e shpejtojnë dot atë as për një orë (për një çast)." (Tefsir Al-Kutubi).
50. Thuaj: "Më thoni mua, - nëse Ndëshkimi i Tij ju vjen juve natën apo ditën - cilën pjesë të tij do ta shpejtonin Muxhrimunët (mëkatarët, mosbesimtarët, kriminelët)?"
51. "A mos është që kur ai t'u ketë rënë (në kokë), të besoni në të? Çfarë! Tash (ju besoni)? E një kohë ju deshët ta shpejtoni atë!"
52. Pastaj do t'u thuhet atyre që gabuan vetveten: "Shijoni ju dënimin e pafund! A nuk jeni shpërblyer vetëm se me atë çfarë vetë ju fituat?
53. Dhe të pyesin ty (O Muhammed) për t'i njoftuar ata (duke të thënë ty): "A është i vërtetë (dënimi dhe ardhja e Orës - Ditës së Ringjalljes)?" Thuaju: "Po! (Betohem) për Zotin tim! Ajo është tamam e vërtetë! Dhe ju nuk mund të shpëtoni prej tij!"
54. Dhe sikur çdokush i cili ka bërë padrejtësi (duke mohuar Allahun dhe duke lutur e adhuruar të tjerë përkrah a përveç Allahut), të kishte gjithë ç'gjindet në tokë dhe të kërkonte ta jepte për të liruar veten (prej andej me anë të saj, nuk do t'i pranohet); dhe do të ndjenin dhimbje në zemrat e tyre (e do të pendoheshin) kur të shihnin dënimin. Por ata do të gjykohen me drejtësi dhe asnjë padrejtësi nuk do t'u bëhet atyre.
55. A nuk është me të vërtetë e Allahut gjithë ç'është në qiej dhe në tokë? Nuk ka aspak dyshim se me të vërtetë Premtimi i Allahut është i vërtetë, por shumica e tyre nuk e dinë.
56. Është Ai i Cili jep jetë dhe sjell vdekje dhe tek Ai të gjithë ju do të ktheheni.
57. O njerëz! Ju ka ardhur juve një këshillë e mirë nga Zoti juaj (Kur'ani i cili ju urdhëron për çdo të mirë dhe ju ndalon nga çdo e keqe) dhe shërim për atë (sëmundje të padijes, të dyshimit, të hipokrizisë) që gjindet në gjokset tuaj, - udhëzim dhe mëshirë për besimtarët.
58. Thuaj: "Në Begatinë e Allahut dhe në Mëshirën e Tij (në Islam dhe në Kur'an) - në të le të gëzohen." Kjo është më e mirë se ajo (pasuri) që ata grumbullojnë.
59. Thuaju: "Më thoni, çfarë të mirash ju ka zbritur juve Allahu! Dhe ju vetë i keni bërë ato të ligjshme e të paligjshme." Thuaju: "A ju ka lejuar Allahu (të bëni kështu), apo ju shpifni gënjeshtër ndaj Allahut?"
60. Dhe çfarë mendojnë ata që trillojnë gënjeshtra kundër Allahut, për Ditën e Kijametit (a mendojnë se do të falen)? Me të vërtetë Allahu është Dhurues i Begative të mëdha ndaj njerëzimit, por shumica e tyre nuk falënderojnë.
61. As ti (O Muhammed) nuk bën ndonjë vepër, as nuk këndon ndonjë pjesë nga Kur'ani dhe as ju (njerëz) nuk bëni ndonjë vepër (të mirë ose të keqe), veçse Ne jemi Dëshmues mbi ju kur ju e kryeni atë. Dhe asgjë nuk i fshihet Zotit tënd qoftë sa një atom në tokë a në qiell qoftë. Dhe as çfarë është më e vogël se ajo, dhe as çfarë është më e madhe, veçse shkruhet në Librin e Qartë. (Tefsir At-Tabari).

62. Nuk ka fare dyshim! Me të vërtetë për Eulijatë e Allahut (të përkushtuarit, besimtarët e vërtetë që i dorëzohen plotësisht Allahut) as frikë nuk do të ketë mbi ta, as nuk do të pikëllohen.
63. Të cilët besuan (në Njësinë e Allahut, në Islam) dhe që gjithnjë e patën frikë Allahun.
64. Ata përgëzohen në jetën e kësaj bote dhe në Jetën e Pastajme. Asnjë ndryshim nuk mund të ketë në Fjalët e Allahut. Mu kjo është vërtet fitore e lumturisë më të madhe (Xhennetit të lartë).
65. Kështu le të mos pikëllojë ty fjala e tyre, sepse në të vërtetë e tërë Fuqia dhe Lavdia i takon Allahut. Ai është Gjithëdëgjuesi, i Gjithëdituri.
66. Nuk ka pikë dyshimi! Me të vërtetë Allahut i takon gjithçka që është në qiej dhe gjithçka që është në tokë. E ata të cilët adhurojnë dhe lusin të tjerë përkrah a përveç Allahut, në të vërtetë ata nuk ndjekin të ashtuquajturit shokë të Allahut, por vetëm se hamendje dhe vetëm se shpikin gënjeshtra.
67. Ai është i Cili ka përcaktuar për ju natën që ju të mund të pushoni në të dhe ditën për t'jua ndriçuar juve gjithçka. Vërtet që në këtë ka tregues për një popull që dëgjon (e mendon thellë).
68. Ata (jehuditë, të krishterët, paganët) thanë: "Allahu ka lindur djalë." Lavdi i qoftë Atij! Ai është më i Pasuri (i Lirë nga çdo nevojë). Atij i përkasin ç'është në qiej e ç'është në tokë. Asnjë të drejtë ju nuk keni për këtë (që thoni). A thoni për Allahun çfarë ju nuk dini?
69. Thuaj: "Padyshim se ata që trillojnë gënjeshtër kundër Allahut, kurrë nuk do të jenë të fituar."
70. Një kënaqësi e shpejtë në këtë botë! - E pastaj te Ne do të jetë kthimi i tyre dhe Ne do t'i bëjmë ata të shijojnë dënimin më të rreptë, sepse ata gjithnjë mohuan e nuk besuan.
71. Lexoju atyre lajmet për Nuhun, kur ai i tha popullit të tij: "O populli im, në qoftë se qëndrimi im në mesin tuaj dhe përkujtimi im i Ajeteve të Allahut është i rëndë për ju, atëherë unë i jam mbështetur Allahut. Kështu pra, ju vendosni për qëllimin tuaj, ju dhe shokët (të adhuruarit) tuaj dhe mos e mbani fshehtë. Pastaj zbatoni dënimin tuaj mbi mua dhe mos më jepni aspak afat.
72. Por nëse ju shmangeni (duke mos pranuar fjalën time të Besimit të Pastër Islam), atëherë unë nuk ju kërkoj asnjë shpërblim; shpërblimi im është vetëm prej Allahut dhe unë jam urdhëruar të jem prej muslimanëve (prej atyre që i nënshtrohen Vullnetit të Allahut)."
73. Ata e mohuan atë (Nuhin), kështu që Ne e shpëtuam atë dhe ata që ishin me të në anije dhe Ne i bëmë ata (që qenë në anije) breza trashëgues duke u zëvendësuar njëri pas tjetrit, ndërkohë që Ne i mbytëm (në tufan) ata që përgënjeshtruan Ajetet Tona. Shiko pra se çfarë ishte fundi i atyre që qenë këshilluar!
74. Pas tij Ne sollëm të Dërguar te popujt e tyre, ata u sollën atyre shenja të qarta, por ata nuk mund të besonin atë që ata e kishin hedhur poshtë që më parë. Kështu Ne i vulosim zemrat e Mu'ëtedinëve (shkelësve të kufijve, keqbërësve, që nuk besojnë në Njësinë e Allahut dhe nuk i binden Atij).
75. Më vonë pas tyre Ne dërguam Musain dhe Harunin te Faraoni dhe prijësit e tij me Ajetet Tona. Por ata u sollën me arrogancë dhe ishin njerëz Muxhrimunë (kriminelë, keqbërës, mosbesimtarë, mëkatarë).
76. Kështu pra, kur u erdhi atyre e vërteta prej Nesh, thanë: "Kjo me të vërtetë që është magji e kulluar."
77. Musai u tha: "A këtë e thoni për të vërtetën, ndërkohë që ajo ju ka ardhur juve? A mos është kjo magji? Por magjistarët nuk do të jenë të fituar."
78. Ata i thanë: "A ke ardhur tek ne që të na largosh nga ai besim të cilin i gjetëm baballarët tanë ta ndjekin dhe që ju të dy të mund të keni madhështi në tokë? Ne nuk do t'ju besojmë ju të dyve!"
79. Ndërsa Faraoni tha: "Më sillni të gjithë magjistarët më të përgatitur."
80. Dhe kur erdhën magjistarët, Musai u tha: "Hidhni në shesh çfarë doni të hidhni!"
81. Pastaj kur ata i nxorrën në shesh të tyret, Musai u tha: "Ajo që ju keni sjellë është magji, Allahu padyshim që do ta asgjësojë atë. Vërtet që Allahu nuk e drejton punën e Mufsidunëve (të keqbërësve, të korruptuarve, të prishurve).
82. Ndërsa Allahu do ta vendosë dhe do ta dallojë të vërtetën me Fjalët e Tij, sado që të mund ta urrejnë atë Muxhrimunët (kriminelët, mosbesimtarët, keqbërësit)."
83. Për shkak të frikës së Faraonit dhe të prijësve të tij se mos do t'i persekutonin, askush nuk e besoi Musain përveç pasardhësve të popullit të tij dhe vërtet Faraoni ishte tiran arrogant në tokë, ai me të vërtetë që ishte prej Musrifunëve (politeistë, mëkatarë që tejkalojnë çdo kufi).

84. Dhe Musai tha: "O populli im! Në qoftë se ju keni besuar në Allahun, atëherë i vini shpresat tek Ai, nëse jeni Muslimanë (ata që i nënshtrohen Vullnetit të Allahut)."
85. Ata thanë: "Tek Allahu ne mbështetemi. Zoti ynë! Mos na bëj ne sprovë për popullin Dhalimun (politeist, keqbërës, shtypës).
86. Dhe me Mëshirën Tënde, na shpëto nga populli mosbesimtar."
87. Dhe Ne e frymëzuam Musain dhe vëllain e tij (duke u thënë): "Zini vendbanime për popullin tuaj në Egjipt, i bëni edhe vende adhurimi vendbanimet tuaja dhe kryeni rregullisht faljet e përcaktuara. Dhe përgëzoi besimtarët."
88. Ndërsa Musai tha: "Zoti ynë! Ti vërtet u ke derdhur Faraonit dhe prijësve të tij madhështi e pasuri në jetën e kësaj bote. Zoti ynë! Që të mund të t'i largojnë e t'i humbin njerëzit nga Udha Jote. Zoti ynë! Shkatërroje pasurinë e tyre dhe ngurtësoji zemrat e tyre, që të mos besojnë derisa ta shohin dënimin e dhimbshëm."
89. Allahu tha. "Padyshim që duaja e ju të dyve është e pranuar, kështu që ju përmbajuni Udhës së Drejtë, e mos ndiqni rrugën e atyre që nuk e dinë (të vërtetën e besimit të Allahut Një)."
90. Kështu Ne i morëm Bijtë Israilit përmes detit, ndërsa Faraoni me ushtritë e tij i ndoqi me agresivitet dhe armiqësisht, derisa kur e mbuloi dallga mbytëse, ai tha: "Unë besoj se La ilahe il-la (nuk ka të adhuruar tjetër më të drejtë) përveç (Atij) në të Cilin besojnë Bijtë e Israilit dhe unë jam prej atyre (që i nënshtrohen Vullnetit të Allahut) që janë muslimanë."
91. Tash (ti beson)!? Ndërsa nuk pranove të besoje më parë dhe ishe prej Mufsidunëve (keqbërësve, të korruptuarve).
92. Kështu, këtë ditë, Ne do ta nxjrrim trupin tënd (të vdekur nga deti) që të jesh si shenjë treguese për ata që do të vijnë pas teje! Dhe vërtet që shumë nga njerëzit janë të pavëmendshëm ndaj Ajeteve Tona.
93. Dhe kësisoj Ne me të vërtetë i vendosëm Bijtë e Israilit në vendbanime të nderuara (në Sham dhe Misir) duke i furnizuar me begatitë më të mira dhe ata nuk patën mosmarrëveshje derisa erdhi dija ndër ta. Sigurisht Allahu do të gjykojë mes tyre në Ditën e Kijametit për çfarë ata ndryshuan.
94. Kështu që, nëse ti (O Muhammed) je në dyshim për atë që Ne të kemi shpallur ty, atëherë pyeti ata që po i lexojnë Librat (e Parë, Teuratin dhe Inxhilin) para teje. Nuk ka dyshim se e vërteta të ka ardhur ty nga Zoti yt. Të mos jesh pra prej atyre që dyshojnë.
95. Dhe të mos jesh prej atyre që përgënjeshtrojnë Ajetet e Allahut, pasi kështu do të jesh prej të humburve.
96. E vërtetë! Ata të cilët merituan Fjalën (Zemërimin) e Zotit tënd, nuk do të besojnë,
97. Edhe sikur atyre t'u vinte çdo shenjë, derisa të shohin dënimin e dhimbshëm.
98. A mos pat ndonjë vendbanim që besoi (derisa pa ndëshkimin) dhe Besimi i tyre atë çast, a e shpëtoi atë? - Përveç popullit të Junusit; kur ata besuan, Ne e larguam prej tyre dënimin poshtërues në jetën e kësaj bote dhe i lejuam ta shijonin për një kohë.
99. Dhe po të kishte dashur Zoti yt, të gjithë ç'janë në tokë do të kishin besuar pa përjashtim, të gjithë së bashku. Kështu, a ti do t'i detyrosh njerëzit (O Muhammed) derisa ata të bëhen besimtarë (kundër dëshirës së lirë të vetë atyre)?
100. Nuk është për askënd të besojë përveçse me Lejen dhe Vullnetin e Allahut dhe Ai do të lëshojë dënimin mbi ata që nuk mendojnë.
101. Thuaju: "Vështroni gjithë ç'ka në qiej dhe në tokë!" Por asnjë Ajet (provë, shenjë, shpallje) dhe as këshillues nuk sjell dobi për popullin që nuk beson.
102. Atëherë, a mos presin (gjë tjetër) përveç (shkatërrimit) si në kohët e atyre që kaluan para këtyre? Thuaju: "Prisni atëherë, se edhe unë jam prej atyre që presin."
103. Atëherë, më në fund, Ne i shpëtojmë të Dërguarit Tanë dhe ata që besojnë! Në këtë mënyrë është e përshtatshme për Ne që të shpëtojmë besimtarët.
104. Thuaj: "O njerëz! Nëse jeni në dyshim për fenë time (Islamin), dijeni atëherë se unë nuk do t'i adhuroj kurrë ato që i adhuroni ju përveç Allahut, por unë adhuroj Allahun i Cili ju sjell juve vdekjen. Dhe unë jam urdhëruar të jem prej besimtarëve.
105. Dhe (më është shpallur mua): Ktheje fytyrën tënde plotësisht drejt fesë Hanifa (Islamit të pastër, të adhurimit të askujt tjetër përveç Allahut) dhe të mos jesh kurrë prej Mushrikëve (mosbesimtarëve të Islamit, politeistëve, paganëve etj).
106. Dhe mos lut tjetër përveç Allahut, çfarëdo qoftë, që kurrë nuk do të të sjell ty përfitim dhe as nuk do të të dëmtojë, por në rast se vepron kështu, atëherë patjetër që do të jesh prej Dhalimunëve (mohuesve, keqbërësve)."

107. Edhe në qoftë se Allahu të prek me ndonjë lëndim, nuk ka kush tjetër që të mund ta heqë atë përveç Atij; edhe në qoftë se Ai dëshiron për ty ndonjë të mirë, nuk ka kush tjetër që mund ta zbrapsë Mirësinë e Tij të cilën Ai e bën ta arrijë cilindo nga robët e Tij që Ai do. Dhe Ai është gjithnjë Falës i Madh, Mëshirëplotë.
108. Thuaj: "O njerëz! Tashmë e Vërteta (Kur'ani, Islami, Pejgamberi i fundit Muhammedi a.s.) ju ka ardhur nga Zoti juaj, kështu që kushdo që drejtohet, drejtohet për veten e tij dhe kushdo që humb rrugën, humbet për veten e tij, ndërsa unë nuk jam vënë mbi ju Vekil (mbikqyrës e rregullues i punëve tuaja)."
109. Dhe ndiqe frymëzimin e dërguar te ti (O Muhammed) dhe qëndro atje derisa Allahu të japë gjykim. Dhe Ai është më i Miri i gjykatësve.

# Hud

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

1. Elif, Lam, Ra. Ky është një Libër, Vargjet e të cilit janë përsosur (në çdo fushë të dijes) dhe pastaj janë shpjeguar në imtësi nga Një (Allahu) i Cili është më i Urti Gjithëgjykues, i Mirënjohur (deri në imtësi për çdo gjë).
2. (Duke thënë) që të mos adhuroni kënd përveç Allahut. Vërtet unë (Muhammedi) jam (i Dërguar) prej Tij tek ju, këshillues dhe përgëzues.
3. Dhe (duke ju urdhëruar ju): "Kërkoni faljen e Zotit tuaj dhe kthejuni Atij me pendim, që Ai të mund t'ju dhurojë kënaqësi për një kohë të përcaktuar dhe të derdhë Mirësitë e Tij të mëdha ndaj cilitdo që ka në veten e tij dashamirësi. Por nëse ju shmangeni, atëherë unë kam frikë për ju dënimin e një Dite të Madhe.
4. Tek Allahu është kthimi juaj dhe Ai është i Zoti për të bërë çdo gjë."
5. Padyshim! A nuk i mbështollën vërtet ata gjokset e tyre, që të mund të fshihen prej Tij?! Sigurisht që edhe kur ata mbulohen me rrobat e tyre, Ai e di mirë çfarë fshehin dhe çfarë shprehin. Me të vërtetë Ai është i Gjithëdituri për gjokset tuaj.

## Pjesa 12

6. Nuk ka krijesë të gjallë në tokë që të mos e ketë furnizimin e përshtatur nga Allahu dhe Ai di vendbanimin dhe vendruajtjen e saj (në fazat e ndryshme të qenies së gjallesës, në vezë, në mitër, në jetën në tokë, në ruajtjen pas vdekjes, në varre etj): gjithçka është në Libër të Qartë (El-Leuh El-Mahfudh - Libri i Vendimeve dhe Urdhërave tek Allahu).
7. Dhe është Ai i Cili ka krijuar qiejt dhe tokën në Gjashtë Ditë dhe Arshi (Froni i Tij) ishte mbi ujë, që Ai të mund t'ju provojë juve se cili prej jush është më vepërmirë. Por sikur t'u thuhej atyre: "Nuk ka dyshim që ju do të ngriheni përsëri pas vdekjes", ata që nuk besojnë, është e sigurt se do të thonë, "Kjo s'është veçse magji e qartë."
8. Dhe nëse Ne e shtyjmë dënimin për ta deri në një kohë të caktuar, ata sigurisht që do të thonë: "Çfarë e ndaloi atë (dënimin)?" Por në të vërtetë Ditën kur ai u arrin atyre, asgjë nuk mund ta largojë atë prej tyre dhe do të rrethohen nga rrënimi me të cilin ata talleshin.
9. Dhe nëse Ne i bëjmë të mundur njeriut shijen e Mëshirës nga Ne dhe pastaj e tërheqim atë prej tij, nuk ka dyshim se ai do të bëhet i dëshpëruar, mosfalënderues (e edhe femohues).
10. Por nëse Ne e lëmë atë të shijojë mirësi pas së këqes (skamjes e dëmtimit) që e ka prekur, është e sigurt se do të thotë, "Të këqijat m'u larguan." Me të vërtetë që ai është i ngazëlluar dhe vetëmburrës (mosfalënderues ndaj Allahut).
11. Përveç atyre që tregojnë durim dhe punojnë drejtësi, mu për këta do të ketë falje dhe shpërblim të madh (Xhennet).
12. Mundet që ti (Muhammed) të lësh një pjesë të asaj që të është shpallur ty, si dhe ndoshta gjoksi yt ndjehet i ngushtuar për të, sepse ata thonë: "Pse nuk i ka zbritur atij një thesar, apo të kishte ardhur me të ndonjë melek?" Por ti je vetëm këshillues. Dhe Allahu është Vekil (Rregulluesi, Kujdestari, Mbikqyrësi) përmbi çdo gjë.
13. Ose thonë: "Ai (Muhammedi) e ka përpunuar atë (Kur'anin)." Thuaju: "Atëherë sillni ju dhjetë Sure që t'i përngjajnë atij (Kur'anit) dhe thërrisni kë të doni e kë të mundeni tjetër, përveç Allahut, që t'ju ndihmojë nëse jeni që flisni të vërtetën."
14. Atëherë nëse ata nuk ju përgjigjen, dijeni pra, se Shpallja është zbritur me Dijen e Allahut dhe nuk ka të adhuruar tjetër të merituar përveç Atij (La ilahe il-la Huve)! A do të jeni atëherë muslimanë (të nënshtruar ndaj Allahut në Islam)?
15. Kushdo që të dëshirojë jetën e kësaj bote dhe vezullimin e saj, atyre do t'ua paguajmë plotësisht këtu (shpërblimin) e veprave të tyre dhe nuk do të ketë asnjë cënim (pakësim) për ta.

16. Të këtillët janë ata për të cilët nuk ka asgjë në Jetën e Përtejme, veç Zjarrit. Kështu veprat e tyre që i kryen atje (në dynja) janë pa asnjë dobi dhe pa asnjë përfundim është gjithë ajo që ata punuan.
17. A mundet që ata (muslimanët) të cilët mbështeteten në provë të qartë (në Kur'an) nga Zoti i tyre dhe të cilëve një dëshmues prej Tij e ndjek atë (a mund të jenë ata njësoj me mosbesimtarët)? Edhe para tij erdhi Libri i Musait, udhëzim e mëshirë, - ata (muslimanët) besojnë në të, por ata të sekteve e ndarjeve të tjera (jehudi, të krishterë dhe gjithë popujt jomuslimanë) të cilët e mohojnë atë (Kur'anin), Zjarri do të jetë vendtakimi i tyre i premtuar, kështu që mos dysho për të (që do të hyjnë në Zjarr ata që nuk e pranuan dhe nuk e dëshmuan Muhammedin a.s. si Pejgamber dhe atë që i erdhi atij prej Allahut). Nuk ka dyshim që ai është vërtet nga Zoti yt, por shumica e njerëzve nuk e besojnë.
18. E kush bën padrejtësi më të madhe se ai i cili shpif gënjeshtër kundër Allahut? Të këtillët do të sillen para Zotit të tyre ndërsa dëshmuesit do të thonë, "Këta janë të cilët shpifën kundër Allahut!" Nuk ka fare dyshim! Mallkimi i Allahut është mbi Dhalimunët (politeistët, mohuesit, keqbërësit).
19. Ata që pengojnë të tjerët nga Rruga e Allahut dhe kërkojnë mashtrime e shtrembërime të saj, ndërsa janë mohues të Botës së Pastajme,
20. Në asnjë mënyrë nuk do të shpëtojnë (nga dënimi i Allahut) në tokë dhe as nuk kanë mbrojtës në tokë përveç Allahut! Dënimi i tyre do të dyfishohet! Ata nuk duronin dot të dëgjonin (thirrësit e së vërtetës) dhe nuk e shihnin dot (të vërtetën për shkak të neverisë së tyre të thellë).
21. Ata janë të atillë që kanë humbur vetveten, ndërsa perënditë e tyre të trilluara e të paqena do të humbin prej tyre.
22. Nuk ka dyshim se ata do të jenë të humburit më të mëdhenj në Jetën e Pastajme.
23. Sigurisht se ata që besuan dhe punuan drejtësi e mirësi dhe që përulen dhe e nënshtrojnë veten e tyre (me pendim e bindje) para Zotit të tyre - këta do të jenë banorët e Xhennetit, ata do të banojnë aty përgjithmonë.
24. Ngjashmëria e dy palëve është si i verbri dhe i shurdhëti me atë që sheh dhe dëgjon. A janë të njëllojtë nëse krahasohen? A nuk do të merrni mësim pra?
25. Vërtet Ne e dërguam Nuhun te populli i tij (duke u thënë): "Kam ardhur te ju si këshillues i qartë.
26. Që ju të mos adhuroni tjetër, por vetëm Allahun. Me të vërtetë unë kam frikë për ju dënimin e një Dite të dhimbshme."
27. Prijësit nga populli i tij të cilët mohuan, thanë: "Ne të shohim ty vetëm si një njeri si edhe ne, as nuk shohim kënd të të vijë pas, por vetëm ata më të parëndësishmit e më të ulëtit nga radhët tona, madje edhe ata të erdhën pas pa menduar. Pastaj ne nuk ju shohim juve të keni ndonjë vlerë përmbi ne. Në të vërtetë ne ju shohim dhe ju mendojmë si gënjeshtarë."
28. Ai tha: "O populli im! Shihni nëse kam ndonjë provë të qartë nga Zoti im dhe Ai ka dhënë Mëshirë (Pejgamberinë) prej Tij tek unë, por ajo (Mëshirë) është fshehur nga sytë tuaj. A t'ju detyrojmë që ta pranoni atë (Besimin e Pastër Islam në Një Zot të Vetëm), ndëkohë që ju e urreni atë aq shumë?
29. Dhe o populli im! Unë nuk ju kërkoj as ndonjë mall për të, shpërblimi im nuk është prej tjetërkujt përveç Allahut. Unë nuk do t'i largoj ata që besuan. Vërtet që ata do të takohen me Zotin e tyre, ndërsa juve ju shoh popull të pagdhendur.
30. Dhe o populli im! Kush do të më mbrojë mua nga Allahu, nëse unë i përzë ata? A nuk do të merrni vesh atëherë?
31. Edhe nuk ju them juve se tek unë janë thesaret e Allahut, as që unë di Gajbin (të fshehtën, të padukshmen); as nuk ju them se unë jam melek, as nuk them për ata të cilët ju i përbuzni, se Allahu nuk do t'u dhurojë ndonjë të mirë atyre. Allahu di mirë çfarë ka në thellësitë e vetvetes së tyre (për besimin e tyre etj). Në atë rast vërtet që do të isha Dhalimun (keqbërës, i padrejtë)."
32. Ata i thanë: "O Nuh! Ti je kundërshtuar me ne dhe aq shumë e ke zgjatur kundërshtimin me ne. Na sill pra mbi ne atë me të cilën na kërcënove, nëse je prej të drejtëve."
33. Ai (u) tha: "Vetëm Allahu do ta sjellë atë (ndëshkimin) mbi ju nëse Ai dëshiron dhe pastaj ju nuk do t'i shpëtoni.
34. Dhe njoftimi im nuk do t'ju sjellë përfitim edhe sikur unë të dua t'ju jap juve këshillë të mirë, nëse Dëshira e Allahut është që t'ju lë juve në rrugë të humbur. Ai është Zoti juaj dhe tek Ai ju do të ktheheni."

35. Apo ata (paganët e Mekës) thonë: "Ai (Muhammedi a.s.) e ka fabrikuar atë (Kur'anin). Thuaju: "Në qoftë se unë e kam fabrikuar atë, atëherë mbi mua qofshin krimet e mia, por unë jam i pafajshëm për gjithë ato krime që ju bëni."
36. Kështu iu shpall Nuhut: "Askush nga populli yt nuk do të besojë, përveç atyre të cilët tashmë kanë besuar, kështu që le të mos vijë keq për çfarë ata kanë vepruar.
37. Dhe ndërtoje anijen para Syve Tanë dhe me Frymëzimin Tonë dhe mos m'u drejto Mua për ata që bënë padrejtësi dhe humbën. Nuk ka dyshim se ata do të mbyten."
38. Ndërsa ai po ndërtonte barkën, sa herë që prijësit e popullit të tij kalonin pranë tij, ata talleshin me të dhe e vinin në lojë. Ai u tha: "Nëse talleni me ne, po kështu do të qesëndisemi edhe ne me ju, siç talleni ju.
39. Dhe do të merrni vesh se cili është ai mbi të cilin do të vijë ndëshkimi që do ta mbulojë me turp dhe mbi të cilin do të bjerë dënimi i pasosur."
40. (Kështu që) derisa atëherë arriti atje Urdhëri Ynë (saqë) edhe furra derdhi (ujë si burim). Ne thamë: "Hipni në anije nga çdo lloj dy çift (mashkull e femër) dhe familjen tënde, përveç atij ndaj të cilit Fjala tashmë ka kaluar, dhe ata që besuan. Dhe askush nuk besoi në të përveç një pakice."
41. Ndërsa (Nuhu) u tha: "Hipni në të, me Emrin e Allahut do të jetë lëvizja e saj dhe ndalimi i saj. Vërtet Zoti im është gjithnjë Falës i Madh, Mëshirëplotë. (Tefsir At-Tabari).
42. Kështu ajo (barka) lundroi mes valëve si male, ndërsa Nuhu i thirri të birit që ishte ndarë veç, "O biri im! Eja në barkë me ne dhe mos u bë prej mosbesimtarëve."
43. I biri iu përgjigj: "Do të ngjitem në mal, ai do të më shpëtojë nga uji." Nuhu i tha: "Këtë ditë nuk ka asnjë shpëtim nga Urdhëri i Allahut, përveç atij mbi të cilin Ai ka Mëshirë." Dhe valët erdhën mes tyre, kështu që ai (i biri) ishte mes të mbyturve.
44. U tha: "O tokë! Gëlltite ujin tënd! Dhe o qiell! Përmbaje (shiun tënd)!" Dhe uji u ul (u bë të qetësohet) e Urdhëri i Allahut u përmbush (shkatërrimi i popullit të Nuhut), ndërsa ajo (barka) pushoi në (Malin) Xhudi dhe u tha: "Larg nga populli Dhalimun (mosbesimtar e keqbërës)!"
45. Kështu që Nuhu i bëri thirrje Zotit të tij duke i thënë: "Zoti im! Vërtet që biri im është nga familja ime dhe nuk ka dyshim që Premtimi yt është i vërtetë dhe se Ti je më i Drejti i gjykuesve."
46. Ai (Allahu) tha: "O Nuh! Padyshim që ai nuk është nga familja jote (bashkësia jote). Me të vërtetë që vepra e tij është e padrejtë, kështu që mos kërko prej Meje atë (gjë) për të cilën nuk ke dije! Unë të paralajmëroj që të mos jesh prej të paditurve."
47. Nuhu tha: "Zoti im! Të mbështetem Ty nga të pyeturit Ty për atë (gjë) për të cilën unë nuk kam dije. Dhe nëse Ti nuk më fal mua dhe nuk ke Mëshirë për mua, vërtet që unë do të jem prej të humburve."
48. (Pastaj) iu tha: "O Nuh! Zbrit (nga barka) në paqë nga Ne mbi ty dhe mbi njerëzit që janë me ty (dhe mbi disa nga pasardhësit e tyre), por (do të ketë të tjerë) njerëz të cilëve Ne do t'u sigurojmë kënaqësitë e tyre (për një kohë), ndërsa më në fund do t'i kapë ndëshkimi i dhimbshëm prej Nesh."
49. Këto janë njoftime të Gajbit (të së fshehtës, të së panjohurës) të cilat Ne t'i shpallim ty (O Muhammed), (të cilën) as ti dhe as populli yt nuk e dinte para kësaj (shpalljes), kështu që qetësohu, (se) padyshim fundi (i mirë) është për Muttekunët (të përkushtuarit në Besimin e Pastër Islam).
50. Edhe Aadit (Ne i dërguam) vëllain e tyre, Hudin. Ai u tha: "O populli im! Adhuroni Allahun! Nuk ka ilah (të adhuruar) tjetër pos Atij. Vërtet që ju s'bëni gjë tjetër veçse shpifni!
51. O populli im! Unë për këtë (shpalljen e Mesazhit) nuk kërkoj prej jush asnjë shpërblim. Shpërblimi im është vetëm prej Atij i Cili më krijoi mua. A nuk do të kuptoni atëherë?
52. Dhe o populli im! Kërkoni faljen e Zotit tuaj dhe pendohuni tek Ai, (që) Ai t'ju dërgojë qiellin (shiun) e bollshëm dhe do t'i shtojë forcë fuqisë suaj, kështu që mos e ktheni shpinën si Muxhrimunë (kriminelë, mosbesues të Njësisë së Allahut)."
53. Ata thanë: "O Hud! Ti nuk na ke sjellë asnjë argument dhe ne nuk do t'i braktisim zotat tanë thjesht për thënien tënde! Dhe ne nuk jemi besimtarë të tu.
54. Gjithë ç'themi është se disa nga zotat tanë të kanë mbërthyer ty me të keqen (e çmendurisë)." Ai u tha: "Unë i thirra Allahut të dëshmojë, dëshmoni edhe ju se unë jam i lirë nga ata që ju i përshkruani si ortakë në adhurim -
55. Me Të (Allahun). Kështu që komplotoni të gjithë ju kundër meje dhe mos më jepni çast pushimi e afat.

56. Unë i vë shpresat tek Allahu, Zoti im dhe Zoti juaj! Nuk ka asnjë krijesë të gjallë që Ai të mos e ketë mbërthyer pas balukeve të ballit (ta ketë nën sundimin e Tij të plotë). Nuk ka dyshim që Zoti im është në Udhën më të Drejtë (në të Vërtetën).
57. Kështu që nëse ju ktheni shpinën, prapëseprapë unë e kam shpallur Mesazhin me të cilin unë isha dërguar te ju. Zoti im do të bëjë një popull tjetër t'ju trashëgojë ju dhe ju nuk do t'i sillni Atij aspak dëm. Vërtet që Zoti im është përmbi gjithçka Vigjilent."
58. Dhe kur erdhi Emri (urdhër) Ynë, Ne e shpëtuam Hudin dhe ata që besuan me të me Mëshirë prej Nesh dhe i ruajtëm nga një dënim i rreptë.
59. Kështu qe (populli Aad). Ata hodhën poshtë Ajetet (provat, shenjat, shpalljet) e Zotit të tyre dhe nuk iu bindën të Dërguarve të Tij, (por) ndoqën urdhëresat kryeneçe të kokëfortëve (shtypësve të së vërtetës nga paria dhe udhëheqësit e tyre).
60. Dhe u ndoqën me mallkim në këtë botë e (po kështu) edhe në Ditën e Kijametit (të Ringjalljes). Nuk ka dyshim! Me të vërtetë që populli i Aadit mohuan Zotin e tyre, kësisoj i zhdukur e tej i flakur Aadi, populli i Hudit!
61. Edhe (popullit) Themud, (Ne i dërguam) vëllain e tyre Salihun. Ai u tha: "O populli im! Adhuroni Allahun, ju nuk keni ilah (të adhuruar) tjetër veç Atij. Ai ju solli juve nga toka dhe ju vendosi në të, kështu pra, kërkoni faljen e Tij dhe kthejuni Atij me pendim. Me të vërtetë Zoti im është kurdoherë i Afërt (pranë robit të Tij me Kujdesin dhe Dijen e Tij), i Përgjigjshëm (që i përgjigjet thirrjes së robit)."
62. Ata i thanë: "O Salih! Ti ke qenë mes nesh si një shembull i shpresës së mirë për ne para kësaj (gjëje të re që na ke sjellë)! A na e ndalon neve adhurimin e atyre që kanë adhuruar prindërit tanë? Vërtet, ne jemi në dyshim të thellë për atë në të cilën ti na fton (besimin e adhurimin e një Zoti të vetëm, Allahut)."
63. Ai u tha: "O populli im! Më tregoni nëse unë kam provë të qartë nga Zoti im dhe mua më ka ardhur Mëshirë prej Tij (Pejgamberia), kush atëherë mund të më ndihmojë mua ndaj Allahut, nëse unë nuk do t'i bindesha Atij? Kësisoj ju vetëm se do të më shtonit humbje e shkatërrim.
64. Dhe o populli im! Kjo deve e Allahut është shenjë për ju. Lëreni atë të ushqehet në tokën e Allahut dhe mos e prekni me të keq, përndryshe do t'ju kap dënimi i afërt."
65. Por ata e mbytën atë (deven), kështu që ai (Salihu) u tha: "Kënaquni në shtëpitë tuaja për tri ditë. Ky është premtim që nuk do të përgënjeshtrohet."
66. Kështu kur erdhi Urdhëri Ynë (për dënim), Ne e shpëtuam Salihun dhe ata që besuan me të me Mëshirë nga Ne prej poshtërimit të asaj Dite. Vërtet që Zoti yt është Fuqiplotë, i Gjithëfuqishmi.
67. Dhe Es-Sajhah (dënimi - britma shkatërruese nga qielli) i përpiu keqbërësit, kështu që ata mbetën të shtrirë, vdekur në shtëpitë e tyre, -
68. Sikur të mos kishin jetuar në lulëzim kurrë më parë atje. Nuk ka dyshim! Me të vërtetë Themudi e mohoi Zotin e vet dhe kësisoj i zhdukur e tej i flakur Themudi!
69. Me të vërtetë të Dërguarit Tanë shkuan tek Ibrahimi me përgëzime (për të). I thanë: "Selam (përshëndetje, paqë!)." Ai iu përgjigj: "Selam (përshëndetje, paqë!)" dhe nxitoi t'i mirëpresë e t'u shërbejë me mish viçi të pjekur.
70. Por kur ai vërejti duart e tyre që nuk i zgjatën për tek ai (ushqimi), ai ndjeu mosbesimin në ta dhe ndjeu frikë prej tyre. Ata i thanë: "Mos u frikëso, ne jemi dërguar kundër popullit të Lutit."
71. Edhe gruaja e tij po qëndronte në këmbë duke qeshur (mbase nga kënaqësia për shkatërrimin e popullit të Lutit). Por Ne i dhamë asaj përgëzime për Is'hakun dhe pas tij për Jakubin.
72. Ajo tha (me habi): "Mjerë unë! Do të mbaj fëmijë, ndërsa jam e moshuar dhe ja! Burri im i plakur? Vërtet kjo është gjë e çuditshme!"
73. Ata i thanë: "A habitesh me Vendimin e Allahut? Mëshira e Allahut dhe Bekimet i Tij qofshin mbi ju, o familje (e Ibrahimit)! Vërtet Ai (Allahu) është Zotëruesi i të gjitha lavdërimeve, më Madhështori në Lavdi."
74. Pasiqë Ibrahimit i kaloi frika dhe i erdh përgëzimi, ai nisi të bëjë fjalë me Ne (me të Dërguarit) për popullin e Lutit.
75. Padyshim që Ibrahimi ishte shumë i durueshëm, gjithnjë i lutej Allahut me përulje dhe në çdo kohë i kthehej Allahut me pendim.
76. (Melekët i thanë:) "O Ibrahim! Lëre këtë (çështje). Tashmë Urdhëri i Zotit tënd ka ardhur; (është) e vërtetë që për ta do të vijë një dënim që nuk mund të kthehet."

77. Dhe kur të Dërguarit Tanë arritën te Luti, ai u pikëllua për ta (se mos populli i qytetit u afrohej atyre për të kryer marrëdhënie me ta). Ai tha: "Kjo është një ditë e trishtueshme."
78. Ndërsa populli i tij iu vërsulën atij, - dhe qysh më parë ata bënin krime (si sodomi etj), ai tha: "O populli im! Ja ku janë bijat e mia (d.m.th. vajzat ndër popullin tim), ato janë më të pastra për ju (nëse martoheni ligjërisht me to). Kështu pra, kini frikë Allahun dhe mos më poshtëroni mua me miqtë e mi! A nuk ka qoftë edhe një në mesin tuaj, burrë të drejtë e me mend?"
79. Ata i thanë: "Ti vërtet që e di se ne nuk kemi as ndonjë dëshirë, as edhe nevojë për bijat e tua dhe s'ka dyshim se ti e di shumë mirë se çfarë duam ne!"
80. Ai tha: "Sikur të kisha forcë (njerëz) t'ju mposhtja ju, apo sikur t'i mbështetesha ndonjë mbrojtësi të fuqishëm (që t'ju bëja ballë juve)."
81. Ata (të Dërguarit) i thanë: "O Lut! Padyshim që ne jemi të Dërguarit e Zotit tënd! Ata kurrë nuk do të mbërrijnë tek ti. Kështu udhëto ti dhe familja jote në një pjesë të natës dhe asnjë prej jush të mos shikojë pas, përveç gruas tënde (që do të mbetet pas). Padyshim se ndëshkimi i cili do t'i godasë ata, do ta godasë edhe atë. Tamam agimi është koha e caktuar për ta; a nuk është afër agimi?"
82. Kështu kur erdhi Urdhëri Ynë, Ne i kthyem përmbys (vendbanimet e Sodomit) dhe derdhëm mbi ta copa balte të pjekur të gurëzuar palë-palë;
83. (gurë të) Shënuar nga Zoti yt dhe ata (gurët ndëshkues, apo vendbanimet e popullit të Lutit) nuk janë larg Dhalimunëve (mohuesve, zullumqarëve).
84. Edhe te Medjeni (Ne dërguam) vëllain e tyre, Shuajbin. Ai u tha: "O populli im! Adhuroni Allahun, ju nuk keni ilah (të adhuruar) tjetër veç Atij dhe mos matni e mos peshoni mangut. Unë ju shoh në lulëzim, (por) me të vërtetë kam frikë për ju dënimin e një Dite të afërt.
85. O populli im! Jepni masë e peshë të plotë me drejtësi dhe mos pakësoni gjërat (mallrat) që u takojnë njerëzve si dhe mos bëni padrejtësi në tokë duke sjellë poshtërsi e shkatërrim.
86. Ajo (pjesë) që ka lënë Allahu për ju (fitimi i lejuar pasi t'u jepni të drejtën njerëzve), është më e mirë për ju, nëse jeni besimtarë. E unë nuk jam vënë roje mbi ju."
87. Ata i thanë: "O Shuajb! A mos falja jote (namazi që ti fal ta ka prishur mendjen kështu që) të urdhëron që ne të braktisim ata që baballarët tanë gjithnjë i kanë adhuruar, apo që të mos bëjmë ç'të duam ne me pasurinë tonë? Vërtet që ti je i duruari, i mençuri (i thonë me ironi)!"
88. Ai u tha: "O populli im! Më thoni nëse unë kam provë të qartë nga Zoti im dhe Ai më ka dhënë risk të mirë nga Vetë Ai (a ta ndyej atë duke e përzier me fitim të paligjshëm?). Unë nuk dua, në kundërshtim me ju, të bëj atë që jua ndaloj juve që ta bëni. Unë vetëm dëshiroj përmirësimin për aq sa janë mundësitë e mia më të mira. Dhe udhëzimi im nuk mund të vijë përveçse nga Allahu, tek Ai unë mbështetem dhe Atij i kthehem me pendim.
89. Dhe o populli im! Le të mos jetë Shikaku (mospajtimi) im me ju shkak që ju të vuani fatin e njëjtë me popullin e Nuhut, të Aadit, apo të Salihut; dhe populli i Lutit nuk është shumë larg prej jush!
90. Dhe kërkoni faljen e Zotit tuaj dhe kthejuni Atij me pendim. Me të vërtetë që Zoti im është Mëshirëplotë, më Mirëdashësi."
91. Ata i thanë: "O Shuajb! Ne nuk kuptojmë shumë nga ato që po thua dhe për më tepër të shohim si (njeri) të dobët mes nesh. Po të mos ishte familja jote, padyshim që do të të kishim gurëzuar dhe ti nuk ke fuqi kundër nesh."
92. Ai u tha: "O populli im! A mos është kështu familja ime më me rëndësi për ju se sa Allahu, që e keni hedhur Atë pas shpinës suaj? Nuk ka dyshim që Zoti është Muhit (Rrethues, i Cili përfshin plotësisht) për gjithçka që ju veproni.
93. Dhe o populli im! Bëni ç'të mundeni e si të mundeni, (ndërsa) unë po punoj (në rrugën time). Do ta merrni vesh se mbi kë do të vijë dënimi që do ta mbulojë me turp dhe kush është gënjeshtar! Vini re pra! Padyshim që edhe unë me ju po vëzhgoj."
94. Kështu, kur erdhi Urdhëri Ynë, Ne e shpëtuam Shuajbin dhe ata që besuan me të me Mëshirë prej Nesh. Ndërkohë As-saihah (dënimi - britma shkatërruese e dërguar nga qielli) i mbërtheu keqbërësit duke mbetur (të vdekur) shtrirë në shtëpitë e tyre,
95. Sikur të mos kishin jetuar kurrë atje! I zhdukur e tej i flakur Medjeni! Ashtu i zhdukur e tej i flakur si Themudi!
96. Padyshim që Ne dërguam Musain me Ajetet (shenjat, treguesit, shpalljet) Tona dhe me pushtet të qartë -
97. Te Faraoni dhe krerët e tij, por ata (paria) ndoqën urdhërin e Faraonit dhe urdhëri i Faraonit nuk ishte udhëzim i drejtë.

98. Ai (Faraoni) do të shkojë t'i prijë popullit të tij në Ditën e Kijametit duke i udhëhequr për në Zjarr. Dhe vërtet sa i keq është vendi drejt të cilit ata u udhëhoqën!
99. Ata u ndoqën nga mallkimi në këtë (botë) dhe (po kështu do të ndiqen nga mallkimi) në Ditën e Kijametit. Vërtet e keqe është dhurata e dhuruar.
100. Këto janë disa nga njoftimet për vendbanimet të cilat Ne po t'i shtjellojmë ty (O Muhammed). Prej tyre disa qëndrojnë akoma (si shenja), ndërsa të tjera tashmë janë fshirë.
101. Nuk u bëmë Ne padrejtësi atyre, por ata vetë i bënë keq vetes së tyre. Kësisoj zotat e tyre (të tjerë) në vend të Allahut, të cilëve ata u luteshin, nuk u sollën ndonjë dobi, kur tek ata erdhi Urdhëri nga Zoti yt dhe as nuk shtuan gjë në fatin e tyre, veçse shkatërrim.
102. I tillë është Mbërthimi (Ndëshkimi i ashpër) i Zotit tënd kur Ai mbërthen vendbanime të cilat punojnë të gabuarën. Vërtet që i dhimbshëm shumë, tepër i ashpër është Mbërthimi i Tij.
103. Me të vërtetë që në të (në këto rrëfime, apo në Kur'an) ka shenjë të qartë e mësim të mirë për ata të cilët kanë frikë ndëshkimin e Jetës së Pastajme. Ajo është një Ditë në të cilën njerëzimi do të mblidhet bashkë, ajo është një Ditë kur të gjithë do të jenë të pranishëm.
104. Dhe Ne e shtyjmë atë vetëm për një kohë (tashmë) të përcaktuar.
105. Në Ditën që do të vijë, askush nuk do të flasë veçse pas Lejimit dhe Urdhërit të Tij (Allahut). Disa prej atyre do të jenë të mjeruar e disa të lumtur.
106. Sa për ata që do të jenë të mjeruar, këta do të jenë në Zjarr, ku do të nxjerrin vetëm gulçime, rënkime e ofshamë.
107. Ata do të banojnë atje për gjithë kohën sa do të mbeten qiejt dhe toka, vetëm si të dëshirojë Zoti yt. Vërtet që Zoti yt është Përmbushësi për çfarë Ai dëshiron.
108. Ndërsa ata që janë të lumtur do të jenë në Xhennet, do të banojnë atje për gjithë kohën sa të mbeten qiejt dhe toka, vetëm si të dëshirojë Zoti yt: dhuratë pa fund.
109. Kështu që mos dysho aspak për ata që adhurojnë këta. Ata nuk adhurojnë gjë tjetër vetëm se çfarë adhuruan baballarët e tyre më parë. E nuk ka dyshim se Ne do t'ua paguajmë (shpërblejmë) plotësisht pjesën e tyre pa e cënuar aspak.
110. Kështu vërtet Ne i dhamë Librin Musait, por mospajtimet lindën në të dhe po të mos kishte qenë për Fjalën e vendosur që më parë nga Zoti yt, çështja do të ishte shqyrtuar mes tyre e nuk ka dyshim se ata janë në dyshim të thellë në lidhje me të (Kur'anin që të zbriti ty).
111. Nuk dyshohet aspak se secilit prej tyre Zoti yt do t'ua paguajë veprat e tyre plotësisht. Vërtet që Ai është në Dijeni të plotë për gjithçka që ata veprojnë.
112. Qëndro pra (O Muhammed), i paepur dhe i drejtuar (në fenë e Allahut në Islam), siç je urdhëruar ti dhe ata (shokët e tu) që i kthehen (Allahut) me ty bashkë me pendim dhe që nuk i kalojnë (kufijtë e Ligjit të Allahut). Vërtet Ai është Gjithëvëzhgues për gjithçka që ju veproni.
113. Dhe mos u jepni të drejtë atyre që veprojnë të keqen, që të mos ju prekë Zjarri dhe ju nuk keni mbrojtës të tjerë përveç Allahut dhe atëherë as edhe nuk do të mund të mbroheni.
114. Kryeni edhe faljen (Ekimus-Salat) në (dy) skajet e ditës (agim, drekë dhe pasdite) dhe në orët e para të natës (falja në të ngrysur - Akshami dhe në mbrëmje - Jacia). Me të vërtetë që veprat e mira i largojnë veprat e këqia. Ky është përkujtim (e këshillë) për ata që përkujtojnë (që marrin këshillë e nxjerrin mësim).
115. Dhe jini të palëkundur në durim, se padyshim Allahu nuk e humb kurrë shpërblimin për mirëpunuesit.
116. Veç sikur të kishte pasur mes brezave para jush njerëz me urtësi, që të ndalonin (të tjerët) nga Fesadi (mosbesimi, djallëzitë, pabesitë, shkatërrimet, krimet e mëkatet) në tokë, - përveç një pakice prej atyre të cilët Ne i shpëtuam nga mesi i tyre. Ata që vepruan të gabuarën, ndoqën kënaqësinë e gjërave të mira të jetës (së kësaj bote) dhe këmbëngulën në gjynahe (duke qenë) Muxhrimunë (mosbesimtarë të Allahut, kriminelë e mëkatarë).
117. Dhe Zoti yt kurrë nuk do të shkatërronte vendbanimet me të padrejtë, nëse banorët e tyre janë mirëpunues.
118. Se po të dëshironte ashtu Zoti yt, Ai padyshim që do ta kishte bërë njerëzimin një Umet (një popull që të ndiqte një fe - Islamin), por ata nuk do të pushojnë në mospajtimin e tyre.
119. Përveç atij mbi të cilin Zoti yt ka dhuruar Mëshirën e Tij (i tillë është ndjekësi i Islamit - i së Vërtetës) dhe mu për këtë Ai i krijoi ata. Dhe përmbushet kështu Fjala e Zotit tënd: "Me të vërtetë që do ta mbush Xhehenemin me xhinde e njerëz së bashku."
120. Dhe gjithçka që Ne të shpallim ty (O Muhammed) nga lajmet e të Dërguarve (para teje), (bëhet) me qëllim që Ne ta bëjmë të fortë e të paepur zemrën tënde me anë të tyre. Dhe në këtë të ka ardhur ty e vërteta si dhe këshillim, thirrje e përkujtim për besimtarët.
121. Ndërsa thuaju atyre që nuk besojnë: "Ju veproni në rrugën tuaj se edhe ne jemi duke vepruar (në Rrugën tonë).

122. Dhe prisni! Se edhe ne vërtet po presim.”
123. Vetëm i Allahut është Gajbi (e fshehta) e qiejve dhe e tokës dhe tek Ai kthehen të gjitha çështjet (për gjykim e vendim), kështu që adhuro Atë pra, dhe tek Ai mbështetu. Ndërkohë, Zoti yt nuk është i pavetëdijshëm për çfarë veproni ju (o njerëz).

# Jusuf

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

1. Elif, Lam, Ra. Këto janë Vargjet e Librit të Qartë (të Kur’anit i cili i dallon qartë të ligjshmet dhe të paligjshmet, udhërrëfyes me ligje, udhëzim dhe mirësi).
2. Nuk ka dyshim që Ne e zbritëm atë Kur’an arabisht, me qëllim që ju të mund të kuptoni.
3. Ne të sjellim ty (O Muhammed), tregimet më të mira me anë të këtij Kur’ani, ndërsa para kësaj (Shpalljes) ti ishe prej atyre që nuk dinin asgjë për të (për Kur’anin, për tregimet e para etj).
4. (Përkujto) kur Jusufi, i tha babait të tij: “O baba! Vërtet pashë (në ëndërr) njëmbëdhjetë yje, diellin dhe hënën, i pashë në sexhde për mua.”
5. Ai (Jakubi) i tha: “Biri im! Mos u trego ëndrrën tënde vëllezërve të tu, që të mos thurrin pabesi ndaj teje. Me të vërtetë që shejtani është për njeriun armik i hapur!
6. Kështu Zoti yt do të të zgjedh ty dhe do të të mësojë shpjegimin e ëndrrave dhe do ta përsosë Mëshirën e Tij mbi ty dhe mbi pasardhësit e Jakubit, ashtu siç Ai përsosi atë tek baballarët e tu, te Ibrahimi dhe Is’haku kohë më parë. Padyshim që Zoti yt është i Gjithëditur, më i Urti Gjithëgjykues.”
7. Me të vërtetë që te Jusufi dhe te vëllezërit e tij ka Ajete (prova, shenja, tregues) për ata që pyesin.
8. Kur ata (vëllezërit) thanë: “Me të vërtetë që Jusufi dhe vëllai i tij (Beniamini) janë më të dashur se ne për babain, por ne jemi një dorë e mirë (grup i fortë). Vërtet që babai ynë është në gabim të qartë.
9. Vriteni Jusufin ose hidheni në ndonjë vend tjetër, me qëllim që fytyra e babait t’ju kthehet vetëm juve (që mirësia e dashuria e tij të jenë vetëm për ju), ndërsa ju do të jeni njerëz të drejtë pas kësaj (duke u penduar).”
10. Njëri prej tyre tha: “Mos e vrisni Jusufin por, nëse është e domosdoshme të bëni diçka, hidheni në fund të ndonjë pusi e do të merret nga ndonjë karvan udhëtarësh.”
11. Ata i thanë (babait): “O babai ynë! Përse nuk e beson Jusufin me ne, kur nuk ka dyshim se ne jemi dashamirës të tij të çiltër?!
12. Dërgoje atë me ne nesër të kënaqet e të luajë dhe sigurisht që ne do të kujdesemi për të.”
13. Ai (Jakubi) u tha: “Në të vërtetë më brengos ajo që ju të ma largoni atë prej meje. Kam frikë se mos ndonjë ujk do ta përpijë ndërkohë që ju (mund) të jeni të pakujdesshëm ndaj tij.”
14. Ata thanë: “Po të na e marrë ujku duke qenë grup i fortë që ta mbrojmë, atëherë vërtet që jemi të humbur.”
15. Kështu, kur ata e morën atë me vete, të gjithë u pajtuan ta hedhin në fund të pusit, ndërsa Ne i frymëzuam atij: “Vërtet që ti një ditë do t’ua thuash atyre hapur këtë çështje, kur ata nuk (do të) të njohin ty.”
16. Pastaj në mbrëmje u kthyen te babai i tyre duke qarë.
17. Ata i thanë: “O babai ynë! Shkuam të bëjmë gara me njëri-tjetrin dhe e lamë Jusufin me plaçkat tona, kështu që atë e hëngri ujku, por ti nuk do të na besosh neve edhe kur ne flasim të vërtetën.”
18. Dhe i sollën këmishën e tij me gjak të rrejshëm. Ai u tha: “Jo kurrë, por ju vetë keni thurrur ndodhi të pavërtetë, kështu që për mua durimi shkon më mirë dhe vetëm ndihma e Allahut mund të kërkohet kundër kësaj (prove të vështirë) që po pohoni.”
19. Pastaj andej kaloi një karvan udhëtarësh; e dërguan ujëbartësin (që t’ju sjellë ujë) dhe e lëshoi kovën (në pus). Ai thirri: “Oh, shikoni! Ç’sihariq! Një djalosh këtu!” Kështu ata e fshehën atë si mall me vlerë (si skllav). Por Allahu ishte i Gjithëditur për gjithçka që ata bënë.
20. Dhe e shitën për një çmim të ulët, për pak grosh. Sa pak e vlerësuan ata atë!
21. (Ndërsa) ai që e bleu në Egjipt i tha shoqes së vet: “Bëj të rrijë i qetë dhe nderoje, mbase do të na sjellë mirësi ose mund ta adaptojmë si tonin.” Kështu Ne e vendosëm Jusufin në tokë, që Ne të mund t’i mësonim atij shpjegimin e ngjarjeve, dhe Allahu ka Fuqi dhe Kontroll të plotë mbi Çështjet e Tij, por shumica e njerëzve nuk e dinë.

22. Dhe kur ai (Jusufi) arriti pjekurinë e u burrërua, Ne i dhamë atij urtësi dhe dije (të Pejgamberisë) dhe kësisoj pra, Ne i shpërblejmë Muhsinunët (mirëpunuesit në rrugën e Allahut).
23. Por ajo, në shtëpinë e së cilës ai jetonte, mendoi ta mashtronte atë (duke bërë me të punë imorale); mbylli dyert dhe i tha: "Eja tash!" Ai (Jusufi) tha: "Mos e thëntë Allahu (Allahu më ruajt)! Vërtet që ai (burri yt), pronari im, ma ka bërë jetesën të mirë (kështu që unë kurrë nuk do ta tradhtoj atë). Nuk ka dyshim se Dhalimunët (keqbërësit, të ligët) kurrë nuk do të jenë të fituar."
24. E padyshim që ajo e dëshiroi atë dhe ai mund të ishte pajtuar me dëshirën e saj, sikur të mos kishte parë shenjat e Zotit të tij. Ashtu (e bëmë të vendosur) me qëllim që të mund ta largonim atë nga e keqja dhe vepra e ligë (e marrëdhënieve të paligjshme me të). Me të vërtetë që ai ishte një prej të zgjedhurve Tanë, rob i udhëzuar.
25. Kështu ata u përpoqën me njëri-tjetrin deri te dera dhe ajo ia grisi këmishën nga pas shpinës. (Aty) të dy e gjetën fisnikun e saj (të shoqin) tek dera. Ajo tha: "Cili është shpërblimi për atë që pati ndërmend një qëllim të keq kundër bashkëshortes tënde, përveç burgimit ose një dënimi të dhimbshëm?"
26. Ai (Jusufi) foli: "Ishte pikërisht ajo që deshi të më mashtronte mua," - edhe një dëshmues nga njerëzit e shtëpisë së saj dëshmoi (duke thënë kështu): "Po të jetë se këmisha e tij është grisur nga përpara, atëherë tregimi i saj është i vërtetë dhe ai është gënjeshtar!
27. Por po të jetë se këmisha e tij është e grisur nga prapa, atëherë ajo ka gënjyer dhe ai është që flet të drejtën!"
28. Kështu që kur ai (bashkëshorti i saj) e pa këmishën e tij (të Jusufit) të shqyer nga pas, tha: "Vërtet që ky është një kurth i juaj (grave) dhe vërtet i madh është kurthi juaj.
29. "O Jusuf! Largohu prej kësaj! (O grua!) Kërko falje për gjynahin tënd! Padyshim që ti ishe në gabim."
30. Ndërsa gratë e qytetit thanë: "E shoqja e El-Azizit po kërkon ta joshë djaloshin e saj (skllav). Vërtet që ajo e do atë si e marrë; me të vërtetë që e shohim në gabim të qartë."
31. Kështu, kur ajo dëgjoi për ligësitë e akuzat e tyre, u dërgoi ftesë dhe përgatiti për to darkë. U dha nga një thikë dhe i foli (Jusufit): "Dilu përpara atyre." Pastaj kur ato e panë atë, e lëvdëruan fort (bukurinë e tij) dhe (në habinë e tyre) prenë duart. Ato thanë: "Sa i përkryer është Allahu! (Allahu na ruajtë!) Ky s'është njeri! Ky është veçse melek madhështor!"
32. Ajo tha: "Ky është ai (djaloshi) për të cilin ju më fajësuat (për dashurinë ndaj tij) dhe unë vërtet që u mundova ta josh atë, por ai nuk pranoi. Dhe tash, nëse nuk pranon t'i bindet urdhërit tim, padyshim që do të hidhet në burg dhe do të jetë prej të poshtëruarve."
33. Ai tha: "Zoti im! Burgu është më i pëlqyer për mua se sa ajo drejt së cilës ato më ftojnë. Nëse Ti nuk e largon kurthin e tyre prej meje, unë do të ndjehem i dhënë pas tyre dhe do të jem (prej atyre që gabojnë e bëjnë gjynahe) prej të paditurve."
34. Kështu Zoti i tij iu përgjigj lutjes së tij dhe Ai e largoi prej tij përbetimin e tyre. Me të vërtetë që Ai është Gjithëdëgjuesi, i Gjithëdituri.
35. Pastaj, u erdhi në mend, mbasi panë provat (e pafajsisë së Jusufit), që ta burgosin për një farë kohe.
36. Pastaj me të hyrën në burg edhe dy djelmosha. Njëri prej tyre tha: "E pashë veten (në ëndërr) duke shtrydhur verë." Tjetri tha: "E pashë veten (në ëndërr) duke mbajtur bukë në kokë nga e cila hanin zogjët." (I thanë Jusufit ata të dy): "Na trego komentimin e kësaj, sepse vërtet që të shohim ty prej Muhsinunëve (punëmirë e të përkushtuar në Rrugën e Allahut)."
37. Ai u tha: "Nuk ju vjen juve ndonjë ushqim me të cilin ushqeheni, e që unë të mos di t'ju përshkruajë atë para se t'ju vijë. Kjo është nga çfarë më ka mësuar Zoti im. Me të vërtetë që e kam flakur tej fenë e popullit që nuk beson në Allahun dhe që janë mosbesimtarë, mohues të Jetës së Përtejme.
38. Dhe kam ndjekur fenë e të parëve të mi, - të Ibrahimit, Is'hakut dhe Jakubit dhe ne kurrë nuk mund t'i përshkruajmë shok Allahut. Kjo është nga Mirësia e Allahut ndaj nesh dhe ndaj njerëzimit, por shumica e njerëzve nuk falënderojnë.
39. O shokët e mi të burgut! A janë më mirë shumë perëndi të ndryshme apo Allahu, Një, i Vetmi, i Papërballueshmi, më i Larti?
40. Ju nuk adhuroni përveç Tij, veçse se emra të cilët ju i keni shpikur, ju dhe baballarët tuaj për të cilët Allahu nuk ka dërguar asnjë provë e mbështetje. Urdhëri e gjykimi nuk është për kënd tjetër, përveç Allahut. Ai ka urdhëruar që ju të mos adhuroni tjetër veçse Atë, kjo është feja e drejtë dhe e vërtetë, por shumica e njerëzve nuk e dinë.

41. O shokë të burgut! Sa për të parin, ai (si shërbëtor) do të derdhë verë për padronin e tij për të pirë; ndërsa për tjetrin, ai do të kryqëzohet dhe zogjtë do të ushqehen nga koka e tij. Kështu gjykohet çështja për të cilën ju pyetët."
42. Ndërsa atij për të cilin e dinte se do të shpëtonte i tha: "Më përmend mua te padroni yt (që të më nxjerr nga burgu)." Por shejtani e bëri atë të harrojë që ta përmend çështjen te padroni i vet (ose shejtani bëri që Jusufi të harrojë të përkujtojë Zotin e tij, Allahun, për të kërkuar ndihmën e Tij në vend të të tjerëve), kështu që (Jusufi) mbeti në burg edhe ca vite të tjera.
43. Kurse mbreti (i Egjiptit) tregoi: "Me të vërtetë që kam parë (në ëndërr) shtatë lopë të shëndosha të cilat shtatë (lopë) të dobëta po i hanin - dhe shtatë kallinj gruri të njomë dhe (shtatë) të tjerë të tharë. O njerëz të shquar! Ma shpjegoni ëndrrën time, nëse jeni që i shpjegoni ëndrrat."
44. Ata i thanë: "Ëndrra të përziera dhe ne nuk jemi të ditur për shpjegimin e tyre."
45. Pastaj ai që ishte liruar (nga dy të burgosurit që ishin me Jusufin) u kujtua më në fund dhe tha: "Do t'jua tregoj unë shpjegimin e saj, prandaj më dërgoni mua."
46. (E dërguan te burgu, e ai i tha): "O Jusuf, njeriu i së vërtetës! Na shpjego neve (ëndrrën) për shtatë lopë të shëndosha të cilat i hanë shtatë të tjera të dobëta, dhe për shtatë kallinj gruri të njomë si dhe për (shtatë) të tjerë të thatë, që të mund të kthehem te populli (me përgjigje), ashtu që ata të kuptojnë."
47. (Jusufi) tha: "Për shtatë vjet rrjesht do të mbillni si zakonisht dhe prodhimin e korrur do ta lini në kallinj (ta ruani), përveç një pjese nga e cila do të hani.
48. Pastaj, do të vijnë pas kësaj shtatë vite (të vështirë) të cilët do të gllabërojnë gjithë ç'keni lënë mënjanë që më parë për këto vite, përveç një pakice të asaj që e keni ruajtur.
49. Pastaj do të vijë mbas kësaj një vit në të cilin do të ketë për njerëzit shi të bollshëm në të cilin do të shtrydhin (rrush e vaj)."
50. Kështu mbreti tha: "Silleni këtu." Por kur shkoi lajmëtari tek ai, (Jusufi) i tha: "Kthehu te padroni yt dhe pyete se ç'u ndodhi grave të cilat prenë duart e tyre. Vërtet që Zoti im (Allahu) është në Dijeni të plotë për kurthin e tyre."
51. (Mbreti) u tha (grave): "Si ishte puna juaj, kur ju padyshim që u munduat ta kandisni Jusufin?" Gratë thanë: "Allahu na ruajt! Asnjë të keqe nuk dimë ne për të!" E shoqja e El-Azizit foli: "Tash doli në shesh e vërteta: isha unë që u mundova ta josh atë, ndërsa ai padyshim që është prej njerëzve besnikë e të vërtetë."
52. "Këtë (e bëra tha Jusufi) për ta ditur ai (El-Azizi) se unë nuk e kam tradhëtuar atë kurrë, qoftë edhe në fshehtësi." Dhe s'ka dyshim se Allahu nuk drejton kurthin e mashtruesve.

## Pjesa 13

53. Edhe unë nuk e shfajësoj veten time. Padyshim që uni (nefsi njerëzor) është i prirur drejt së keqes, përveç kur Zoti derdh Mëshirën e Tij (mbi atë që Ai do). Me të vërtetë që Zoti im është gjithnjë Falës i Madh, Mëshirëplotë."
54. E mbreti foli: "Ma sillni ta mbaj pranë meje." Pastaj kur ai i foli atij (Jusufit) i tha, "Vërtet që këtë ditë ti je lart në radhët tona dhe plotësisht i besuar."
55. (Jusufi) i tha: "Më lejo mua të kujdesem për hambarët e drithit të vendit. Vërtet që do të jem ruajtës i përkushtuar dhe i mençur."
56. Kështu, ishim Ne që i dhamë fuqi Jusufit në tokë për të marrë sundimin atje kurdo e nga të dojë. Ne derdhim nga Mëshira Jonë mbi atë që Ne dëshirojmë dhe Ne nuk e lëmë të humbë aspak shpërblimi i Muhsinunëve (mirëpunuesve në Rrugë të Allahut).
57. Por padyshim se shpërblimi i Botës së Përtejme është më i miri për ata që besojnë dhe e kanë gjithnjë frikë Allahun (duke plotësuar detyrimet ndaj Tij, duke u larguar nga gjynahet dhe të këqijat dhe duke kryer të gjitha punët e veprat e mira për Hir të Tij).
58. Erdhën pastaj vëllezërit e Jusufit dhe hynë tek ai. Ai i njohu ata, ndërsa ata nuk e njohën dot atë.
59. Dhe kur ai i furnizoi ata me bereqet (sipas nevojave të tyre) u tha: "Më sillni një vëlla tuajin nga i njëjti baba me ju (por me nënë tjetër dhe me këtë nënkuptonte Beniaminin). A nuk e shihni se ju jap masë të plotë dhe jam mikëpritësi më i mirë?
60. Por nëse ju nuk ma sillni atë mua, nuk do të merrni asnjë masë (gruri) prej meje dhe madje nuk do të më afroheni mua."
61. Ata i thanë: "Ne do të mundohemi të marrim leje për të nga babai i tij dhe padyshim që do ta bëjmë këtë (që na kërkon)."
62. Dhe (Jusufi) u tha punëtorëve të tij t'i vinin paratë e tyre (me të cilat vëllezërit e tij e kishin blerë drithin) në torbat e tyre, me qëllim që ata të merrnin vesh vetëm kur të shkonin te familja e tyre dhe mbase do të ktheheshin prapë.

63. Kështu kur ata shkuan te babai i tyre i thanë atij: "O babai ynë! Nuk marrim më dot aspak drith (nëse nuk e marrim vëllain tonë me vete). Kështu dërgoje vëllain tonë me ne që të mund të marrim masën tonë dhe patjetër që ne do të tregojmë çdo kujdes për të."
64. Ai u tha: "A t'ju besoj për këtë sikur ju besova më parë për vëllain e tij (Jusufin)? Por Allahu është Ruajtësi më i Mirë dhe Ai është më Mëshirëplotë se çdo mëshirues."
65. Ndërsa kur i hapën thasët, gjetën paratë e kthyera prapë. Ata thanë: "O babai ynë! E ç'duam më tepër? Këto paratë tona janë kthyer prapë, kështu që ne mund të sigurojmë më tepër ushqim për familjen tonë dhe do të shtojmë edhe një barrë deveje më tepër (me drithë). Kjo është sasi e vogël (për mbretin që të na e japë)."
66. (Babai i tyre, Jakubi) u tha: "Nuk do ta dërgoj atë me ju derisa ju të betoheni me vendosmëri në Emër të Allahut se do të ma sillni prapë patjetër, përjashtuar nëse ju vetë rrethoheni (dhe bëheni të pafuqishëm përballë armikut)." Kështu, kur ata e bënë betimin të vendosur, ai tha: "Allahu është Gjithëvëzhgues përmbi gjithë ato që ne kemi thënë."
67. Më pas ai foli: "O bijtë e mi! Mos hyni (në qytet) nga një portë, por hyni nëpër porta të ndryshme. Jo se unë mund t'ju sjell juve ndonjë përfitim përkundër Allahut (Përcaktimit të Tij): Vërtet që gjykimi është vetëm i Allahut; tek Ai unë e kam lidhur besimin dhe ata që kërkojnë mbështetje, le të mbështeten vetëm tek Ai."
68. Dhe kur hynë (në qytet) sipas porosisë së babait të tyre, nuk u vlejti aspak (këshilla e babait të tyre) përkundër (Dëshirës së) Allahut. Ajo ishte vetëm një nevojë e shpirtit të Jakubit të cilën ai e shkarkoi, sepse ai ishte i vërtet i brumosur me dije sipas Udhëzimeve Tona, por shumica e njerëzve nuk e dinë.
69. Dhe ndërsa ata hynë përsëri te Jusufi, ai e mori vëllain e tij (Biniaminin) pranë vetes dhe i tha: "Unë jam padyshim vëllai yt, kështu që mos u pikëllo për atë që ata vepruan."
70. Kështu pasi (Jusufi) i furnizoi ata me drithë, ai e futi kupën (prej ari) në torbën e vëllait të vet. Pastaj një thirrës ngriti zërin: "O ju në këtë karvan! Vërtet që qenkeni vjedhës!"
71. Ata duke u kthyer pas, thanë: "Çfarë keni humbur?"
72. Ata u përgjigjën: "Kemi humbur kupën e mbretit (të artë) e kush e sjell atë, ka shpërblim një barrë deveje dhe unë jamë garantues për këtë."
73. Ata (vëllezërit e Jusufit) thanë: "Për Allahun! Nuk ka dyshim dhe ju e dini se ne nuk erdhëm për të bërë pabesi në tokë dhe nuk jemi aspak vjedhës!"
74. Ata (njerëzit e Jusufit) thanë: "Cili është atëherë dënimi i atij nëse (vërtetohet që) ju jeni gënjeshtarë?"
75. Ata (vëllezërit e Jusufit) thanë: "Dënimi duhet të jetë që ai, në torbën e të cilit do të gjindet ajo (kupa) duhet të mbahet për ndëshkim. Kështu i ndëshkojmë ne keqbërësit!"
76. Kështu ai (Jusufi) filloi të kërkojë në thasët e tyre para thasëve të vëllait të vet, pastaj e nxori nga thesi i tij. Kështu Ne parapërgatitëm për Jusufin: Ai nuk mund ta merrte vëllain e tij sipas ligjit të mbretit, veçse Allahu e dëshiroi atë. (Kështu që Allahu bëri që vëllezërit të detyrohen vetë me rrugën e tyre "të ndëshkimit, për skllavërimin e vjedhësit"). Ne ngrisim lartë në grada kë Ne dëshirojmë, por përmbi të gjithë ata që janë të pajisur me dije, është Një i Gjithëdituri (Allahu).
77. Ata (vëllezërit) thanë: "Në pastë vjedhur ky, ka qenë edhe një vëlla i tij (Jusufi) që ka vjedhur më përpara." Por këto gjëra sigurisht që Jusufi i mbajti në vetvete, duke mos ua shfaqur atyre të fshehtat. Tha me vete: "Ju jeni në gjendje më të vështirë dhe Allahu e di më mirë të vërtetën nga ajo që pohoni ju!"
78. I thanë: "O sunduesi i lartë i vendit! Në të vërtetë ai ka një baba fisnik e të thyer (i cili do të pikëllohet për të), kështu që merr një nga ne në vend të tij. Vërtet që ne të mendojë ty prej Muhsinunëve (atyre që bëjnë mirë)."
79. Ai u tha: "Mos e thëntë Allahu që ne të marrim tjetërkënd në vend të atij të cilit ne i gjetëm mallin tonë. Nuk ka dyshim se (po vepruam kështu) do të ishim prej Dhalimunëve (të padrejtë, keqbërës)."
80. Kështu kur ata humbën çdo shpresë (për ta shpëtuar), ata gjykuan mes veti. Më i madhi prej tyre tha: "A nuk e dini se babai juaj mori besën tuaj në Emër të Allahut dhe se para kësaj ju dështuat në detyrën tuaj ndaj Jusufit? Kësisoj, unë nuk do të iki nga ky vend derisa të më lejojë babai im ose derisa Allahu të gjykojë çështjen time (duke liruar Beniaminin) dhe Ai është më i Miri i gjykuesve.
81. Kthehuni te babai juaj dhe thuani: 'O babai ynë! Me të vërtetë që biri yt (Beniamini) ka vjedhur dhe ne nuk dëshmojmë, veçse sipas asaj që ne dimë dhe se ne nuk mund të mbrohemi e nuk mund ta dimë Gajbin (të fshehtën)!

82. Pyet edhe (njerëzit në) qytetin ku ishim ne dhe karvanin me të cilin ne u kthyem dhe (do ta shohësh) me të vërtetë që ne po tregojmë të vërtetën'."
83. (Jakubi) tha: "Jo, por ju vetë keni trilluar e jeni futur në diçka, kështu që durimi është më i mirë për mua. Mbase Allahu do të m'i kthejë të gjithë prapë. Nuk ka dyshim që Ai, vetëm Ai është i Gjithëdituri, më i Urti Gjithëgjykues."
84. Dhe e ktheu shpinën e tha: "Medet! Sa dhimbje e madhe për Jusufin!" dhe humbi shikimin nga dhimbja që po e mposhte dhe ra në agoni.
85. Ata i thanë: "Për Allahun! Ti kurrë nuk do të pushosh së përmenduri Jusufin, derisa të dobësohesh nga mosha ose do të vdesësh i tretur."
86. Ai u tha: "Unë vetëm Allahut ia drejtoj ankesën time për pikëllimin dhe dhimbjen dhe unë di nga Allahu atë që ju nuk e dini.
87. O bijtë e mi! Shkoni e kërkoni për Jusufin dhe vëllain e tij dhe kurrë mos e humbni shpresën për Mëshirën e Allahut. Vërtet, askush nuk humb shpresat për Mëshirën e Allahut përveç popullit Kafir (mohues e që nuk beson)."
88. Më pas kur hynë tek ai (Jusufi), i thanë: "O sundues i lartë i vendit! Një kohë e vështirë (varfëri) na ka goditur ne dhe familjen tonë dhe kemi sjellë vetëm fare pak para, kështu që na jep barrë të plotë dhe ji mirëbërës ndaj nesh. Vërtet që Allahu i shpërblen bamirësit."
89. Ai u tha: "A e dini se ç'bëtë me Jusufin dhe vëllain e tij kur ishit në errësirën e padijes (injorantë)?"
90. Ata i thanë: "A vërtet ti je Jusufi!?" Ai u tha: "Unë jam Jusufi dhe ky është vëllai im (Beniamini). Padyshim që Allahu ka qenë shumë i mëshirshëm ndaj nesh. Padyshim se ai i cili e ka frikë Allahun me bindje ndaj Tij dhe është i duruar, atëherë Allahu nuk e humb shpërblimin për Muhsinunët (mirëpunuesit në Rrugë të Allahut)."
91. Ata thanë: "Për Allahun! Me të vërtetë që Allahu ju ka parapëlqyer ju mbi ne dhe ne sigurisht që kemi qenë gjynahqarë."
92. Ai u tha: "Asnjë qortim për ju këtë ditë, Allahu ju fali dhe Ai është më Mëshirëploti se çdo mëshirues!
93. Shkoni me këtë këmishën time dhe kalojeni mbi fytyrën e babait tim, atij do t'i kthehet shikimi, pastaj më sillni gjithë familjen tuaj."
94. Ndërsa kur karavani u largua (nga Egjipti), babai i tyre tha: "Vërtet që e ndiej erën e Jusufit, vetëm se mos më konsideroni të matufosur."
95. Ata rreth tij i thanë: "Për Allahun! Vërtet që ti je në mendjen tënde të vjetër e të shastisur."
96. Pastaj, kur erdhi bartësi i lajmit të gëzuar, ia hodhi (këmishën) mbi fytyrë dhe atij iu kthye drita e syve. Ai (Jakubi) tha: "A nuk ju thashë se unë vërtet di nga Allahu atë që ju nuk e dini?"
97. Ata i thanë: "O babai ynë! Kërko Falje (nga Allahu) për gjynahet tona, vërtet që ishim gjynahqarë."
98. Ai u tha: "Unë do t'i kërkoj Zotit tim falje për ju: Vërtet Ai, vetëm Ai është gjithnjë Falës i Madh, Mëshirëplotë."
99. Pastaj, kur hynë te Jusufi, ai i mori prindërit e tij pranë vetes dhe tha: "Hyni në Egjipt të sigurtë, nëse dëshiron Allahu."
100. Dhe (Jusufi) i ngriti prindërit e tij lart në fron, e ata ranë para tij në sexhde (me fytyrë përtokë me nderim), ndërsa ai tha: "O babai im! Ky është shpjegimi i ëndrrës sime të dikurshme! Zoti im e bëri atë të vërtetë! Vërtet që Ai ishte mjaft i Mirë me mua, kur Ai më nxorri nga burgu, ndërsa juve ju nxorri nga jeta e shkretëtirës dhe ju solli të gjithëve këtu, mbasi shejtani kishte mbjellë armiqësi mes meje dhe vëllezërve të mi. Vërtet që Zoti im është më Bujari dhe më i Dashuri me kë do Ai. Nuk ka dyshim se Ai, Vetëm Ai është i Gjithëdituri, më i Urti Gjithëgjykues.
101. Zoti im! Ti vërtet që ke derdhur mbi mua nga fuqia e sundimit dhe më ke mësuar shpjegimin e ëndrrave; Ti (i Vetmi) Krijues i qiejve dhe i tokës! Ti je Veli (Mbrojtës, Ndihmues, Ruajtës) për mua në dynja dhe në Jetën e Përtejme! Më bëj mua që të vdes Musliman (si një i nënshtruar Vullnetit Tënd) dhe më bashko me të drejtët."
102. Kjo është nga njoftimet e Gajbit (e së fshehtës së kohës së kaluar) të cilën Ne ta sjellim ty (O Muhammed) me Shpallje Hyjnore. Ti nuk ke qenë i pranishëm me ta kur ata u mblodhën bashkë, e bënë planin dhe thurën komplotin.
103. Dhe prapë shumica e njerëzve nuk do të besojnë, edhe sikur ti ta lakmosh këtë (që njerëzit të besojnë).

104. Dhe ti nuk u kërkon asnjë shpërblim (atyre që nuk pranojnë qenien tënde Pejgamber) për këtë (që të besojnë). Ai (Kur'ani) nuk është tjetër veçse përkujtues dhe këshillë për gjithë Alemin (gjithë njerëzit, xhindet dhe gjithë krijesat).
105. Dhe sa shumë shenja treguese në qiej dhe në tokë lënë të kalojnë (e s'ua vënë mendjen)? Prapëseprapë ata janë braktisës e të padëshiruar për to.
106. Dhe shumica e tyre nuk e besojnë Allahun, veçse duke i bashkuar Atij shokë e ortakë si të barabartë me Të.
107. A ndjehen atëherë të sigurt ata nga mbulesa e Ndëshkimit të Allahut që do t'ju vijë atyre, apo nga ardhja kundër tyre e Çastit të Fundit krejt papritur, ndërsa të mos e marrin vesh?
108. Thuaj (O Muhammed): "Kjo është Udha ime; unë ju ftoj drejt Allahut (Njësimit të Tij) me dije të sigurt, unë dhe kushdo që më ndjek mua (duhet të ftojnë në Islam). Lavdi i qoftë Allahut dhe unë nuk jam prej mushrikëve (politeistë, paganë, idhujtarë ose çdo fe tjetër që mohon Njësinë e Allahut ose adhuron të tjerë përkrah e në vend të Allahut)."
109. Dhe Ne as që kemi dërguar para teje (të Dërguar), përveçse burra nga gjiri i banorëve të tokës, të cilët Ne i frymëzuam (me Shpallje Hyjnore). A nuk udhëtojnë ata (mosbesimtarët) nëpër botë dhe a nuk shohin si ka qenë fundi i atyre mosbesimtarëve para tyre? Por Shtëpia e Botës së Përtejme është më e mira për ata të cilët e kanë frikë Allahun. A nuk kuptoni pra?
110. (Popujve të shkatërruar u shtyhej afati) deri kur të Dërguarit humbnin çdo shpresë për popullin e tyre dhe mendonin se ishin të mohuar, atëherë tek ata vinte Ndihma Jonë dhe kushdo që dëshironim Ne, shpëtohej. Dhe Ndëshkimi Ynë nuk mund të shmanget nga populli Muxhrim (kriminel, kryeneç, që nuk i bindet Allahut).
111. Vërtet që në ndodhitë e tyre (të Dërguarve) ka mësim për njerëzit me mend. Ai (Kur'ani) nuk është përrallë e trilluar, por pohim dhe përforcim i Librave të Parë të Allahut dhe shtjellim i imët i gjithçkaje si dhe udhëzues e përkujtim Mëshire për popullin besimtar.

## Er Rad - Shkrepëtima

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

1. Elif, Lam, Mim, Ra. Këto janë Vargjet e Librit (Kur'anit) dhe e tërë ajo që të është shpallur ty (O Muhammed) nga Zoti yt është e vërteta, por shumica e njerëzve nuk besojnë.
2. Allahu është Ai i Cili ngriti qiejt pa shtylla që t'i shihni. Pastaj Ai Isteva (u ngrit lartë dhe qëndroi mbi) Arsh (Fronin e Tij Madhështor, vërtet siç i shkon Madhështisë së Tij). Ai solli diellin dhe hënën të vazhdojnë të rrotullohen, secili duke ndjekur kursin e vet për një kohë të përcaktuar. Ai rregullon të gjitha çështjet dhe punët duke shpjeguar Ajetet (argumentet, provat, shenjat e Tij) në imtësi që ju të besoni me vendosmëri e bindje të plotë për takimin (pas ringjalljes) me Zotin tuaj.
3. Dhe Ai është i Cili tokën e shtroi dhe në të vendosi male të qëndrueshme e lumenj. Dhe nga çdo lloj bime e fruti Ai bëri në palë dy e nga dy (në çift dhe në lloj). Ai e sjell natën si mbulesë mbi ditën. Vërtet që në gjithë këtë ka Ajete (prova, tregues, shenja) për njerëzit që thellë mendojnë.
4. Dhe në tokë ka hapësira fqinje të shumëllojshme dhe kopshte me vreshta edhe fusha të mbjella me grurë, edhe palma që rriten dy a tri nga një rrënjë e vetme ose edhe ndryshe (një rrënjë secila prej tyre), të ujitura nga i njëjti ujë, megjithatë disa Ne i bëjmë më të mira se të tjerat për t'u ngrënë. Sigurisht që në këto gjëra ka Ajete (shenja, prova, shpallje) për njerëzit që kuptojnë.
5. Dhe nëse ti (O Muhammed) habitesh (pse përgënjeshtrojnë), atëherë më e çuditshme është thënia e tyre: "Kur ne të jemi pluhur, a vërtet thua që do të ngrihemi në një krijim të ri?" Këta janë ata të cilët nuk besojnë në Zotin e tyre! Këta janë ata të cilët do të kenë pranga hekuri që t'u lidhin duart e tyre në qafë. Ata do të jenë banorët e Zjarrit dhe atje do të banojnë.
6. Të kërkojnë ty të shpejtosh të keqen para të mirës edhe pse shumë ndëshkime si shembull me të vërtetë që kanë ndodhur para tyre. Por s'ka dyshim se Zoti yt zotëron e dhuron shumë Falje për njerëzimin, pavarësisht nga Dhulmi (të këqiat, djallëzitë, të ligat) e tij (njerëzimit). Dhe vërtet që Zoti yt është (gjithashtu edhe) i Ashpër në ndëshkim.
7. Dhe mosbesimtarët thonë: "Përse nuk i dërgohet atij një shenjë (mrekulli praktike) nga Zoti i tij?" Por ti je vetëm këshillues dhe për çdo popull ka udhëzues.
8. Allahu e di se çfarë mbart çdo femër dhe me sa (kohë apo numër) shkurtohen ose zgjaten mbartjet e mitrave. Çdo gjë është para Tij në raport (të përcaktuar drejt).
9. I Gjithëdituri për çdo gjë të padukshme e të dukshme, më Madhështori, më i Larti.

10. Është njësoj (për Të) nëse çdokush prej jush e fsheh apo e shpall hapur fjalën e tij, nëse është që fshihet i mbuluar nga nata apo që shfaqet hapur ditën.
11. Për çdo njeri ka melekë (roje) të përhershëm para dhe mbrapa tij. Ata e ruajnë atë me Urdhërin e Allahut. Sigurisht që Allahu nuk do të ndryshojë (për mirë) gjendjen e një populli (që bën gjynahe, që është mosmirënjohës e i pabindur ndaj Allahut) përderisa ata vetë ta ndryshojnë atë për mirë (duke ndryshuar shpirtin e tyre dhe punët e tyre). Por kur Allahu do ndëshkimin e një populli, nuk ka më kthim mbrapa të tij dhe as nuk do të gjejnë përveç Tij mbrojtës tjetër.
12. Është Ai i Cili jua shfaq juve shkrepëtimën si frikë (për udhëtarët) dhe si shpresë (për ata që presin shi). Është Ai i Cili ngre dhe sjell re të rënduara (me shi).
13. Dhe Er-Raadi (shkrepëtima) madhëron e lavdëron Allahun; kështu bëjnë edhe melekët për shkak të Frikës ndaj Tij. Dhe Ai dërgon rrufetë dhe me to godet kë do Ai, megjithatë ata (mosbesimtarët) kundërshtojnë e vënë dyshime për Allahun, ndërsa Ai është me të gjitha Fuqitë i Mundshëm dhe i Ashpër në ndëshkim.
14. Vetëm për Të është Fjala e Vërtetë, Adhurimi i Vërtetë. Dhe ata të adhuruar të tjerë nga ata (politeistët dhe besimet tjera jashtë Islamit) u kthejnë përgjigje aq sa do të vinin ujë në gojë (prej pusit të thellë) duke shtrirë duart në grykën e tij, por ai (uji) nuk arrin kurrë tek ata. Dhe thirrja (adhurimi e lutja) e Kafirëve (mohuesve e mosbesimtarëve që i vënë shokë Allahut) s'është tjetër, veçse gabim (trashanik e lajthitje pa asnjë vlerë).
15. Dhe Allahut i bien në sexhde kushdo (çdo qenie) që është në qiej dhe në tokë me vullnetin e tyre ose pa vullnet dhe po kështu bëjnë edhe hijet e tyre në agim dhe në mbrëmje.
16. Thuaju (O Muhammed): "Kush është Zoti i qiejve dhe i tokës?" Thuaj: "Allahu". Thuaju: "A keni zgjedhur për mbrojtës të tjerë në vend të Tij, të tillë që as vetvetes s'mund t'i sjellin dobi dhe as ta largojnë dëmin!?". Thuaju: "A është i verbëri i njëjtë me atë që sheh? Ose a është errësira e njëjtë me dritën? Apo i caktojnë Allahut ortakë të cilët krijuan të ngjashëm në Krijimin e Tij, kështu që krijimi (i tyre dhe Krijimi i Tij) iu duk atyre njësoj?" Thuaj: "Allahu është Krijuesi i çdo gjëje dhe Ai është Një i Vetëm, më i Larti i Papërballueshmi."
17. Ai lëshon ujë nga qielli dhe luginat rrjedhin sipas masës së tyre, por vërshimi mbart shkumën që del në sipërfaqe, si dhe nga ai (ari) të cilin ata (njerëzit) e nxehin në zjarr me qëllim që të bëjnë zbukurime ose enë, (del) po një shkumë e ngjashme. Kësisoj Allahu (me ngjashmëri) nxjerr në shesh të vërtetën nga gënjeshtra. Pastaj shkuma kalon si zgjyrë mbi brigjet e lumit, ndërsa ajo që është për të mirën e njerëzve, mbetet në tokë. Kështu pra Allahu i sjell shembujt (për të nxjerr në shesh të vërtetën dhe gënjeshtrën, besimin dhe mosbesimin).
18. Për ata të cilët iu përgjigjën Thirrjes së Zotit të tyre (besuan në Njësinë e Allahut dhe ndoqën të Dërguarin Muhammed a.s.) është El-Husna (më e mira mrekulli, Xhenneti). Por ata që nuk iu përgjigjën Thirrjes së Tij (nuk besuan në Islam), sikur të kishin gjithë ç'ka në tokë e edhe një herë aq, do ta jepnin atë me qëllim që të shpëtonin (nga Zjarri, por më kot). Për ta do të jetë llogaria e tmerrshme. Vendbanimi i tyre do të jetë Xhehenemi dhe vërtet i hidhur është ai vend pushimi.
19. A është i njëjtë ai që e njeh se ajo që t'u shpall ty nga Zoti yt është e vërteta, si ai që është i verbuar? Por janë ata të cilët janë të brumosur me mendje të shëndoshë që mendojnë;
20. Ata të cilët përmbushin Marrëveshjen e Allahut dhe nuk e thyejnë fjalën e dhënë;
21. Dhe ata që e mbajnë lidhjen për të cilën Allahu ka urdhëruar të mbahet (bashkojnë besimin me punët sipas tij, ndjekin Fenë e Allahut, Islamin, shkojnë mirë me farefisin e me gjithë vëllazërinë muslimane), që kanë frikë Zotin e tyre, që kanë frikë llogarinë e tmerrshme (kështu që heqin dorë nga ndalimet e Allahut dhe zbatojnë Urdhërat e Tij).
22. Dhe ata që këmbëngulin me durim për Fytyrë të Zotit të tyre dhe përmbushin faljen e përcaktuar dhe shpenzojnë fshehtas ose hapur nga ajo që Ne u kemi dhuruar, edhe largojnë e ndalojnë të keqen me të mirën, mu për këta është fundi më i mirë, Shtëpia e Përhershme, -
23. Kopshtet e Begatë të Përhershëm të Xhennetit të Adnit në të cilin do të hyjnë ata si dhe të tjerë të cilët punuan drejtësi prej prindërve të tyre, prej grave të tyre dhe prej pasardhësve të tyre: Edhe melekët do të hyjnë tek ata nga çdo derë (e Xhennetit duke u thënë):
24. "Selamun Alejkum (paqja qoftë mbi ju) për atë që ju duruat. Vërtet e shkëlqyer është Shtëpia e Fundit!"
25. Por ata që e thyejnë Marrëveshjen e Allahut pasi vetë e dhanë besën, që cënojnë atë që Allahu ka urdhëruar për t'iu bashkuar dhe që veprojnë djallëzi në tokë, mbi këta është mallkimi dhe për këta është shtëpia e tmerrshme e zymtësisë (Xhehenemi).

26. Allahu shton begatinë për kë Ai do dhe e ngushton (për kë Ai do). Dhe kënaqen me jetën e kësaj bote, ndërsa jeta e kësaj bote e krahasuar me Botën Tjetër, s'është veçse një argëtim i çastit e që kalon shpejt.
27. Dhe thonë ata që nuk besuan: "Përse nuk i zbritet atij (Muhammedit a.s.) një shenjë nga Zoti i tij?" Thuaj: "Në të vërtetë Allahu humb kë do Ai dhe udhëzon drejt Tij ata që i kthehen Atij me pendim;"
28. Ata që besuan (në Njësinë e Allahut, në të Dërguarin e Tij, në Islam) dhe zemrat e të cilëve gjejnë prehje duke përkujtuar Allahun; Nuk ka dyshim se në përkujtimin e Allahut vertet që zemrat gjejnë prehje.
29. Ata që besojnë dhe punojnë drejtësi, për ta është Tuuba (gëzimet më të larta, ose lloj peme e Xhennetit me shije të papërshkrueshme) dhe vendi më i bukur për t'u kthyer më në fund.
30. Kështu Ne të dërguam ty (O Muhammed) te një popull para të cilit popuj të tjerë kanë kaluar, me qëllim që ti t'u rrëfesh me imtësi çfarë Ne të kemi frymëzuar ty, ndërkohë që ata nuk besojnë të Gjithëmëshirshmin (Allahun). Thuaju: "Ai është Zoti im! La ilahe il-la Huve (askush nuk ka të drejtë, nuk meriton e nuk duhet të adhurohet përveç Tij)! Tek Ai unë jam mbështetur dhe tek Ai do të jetë kthimi im me pendim."
31. Dhe sikur të kishte ndonjë Kur'an me të cilin mund të lëvizeshin malet nga vendi, ose toka të çahej copa-copa, ose të vdekurit të bëheshin të flisnin (ky do të ishte i tillë e jo tjetër), por vendimi për të gjitha çështjet është sigurisht vetëm i Allahut. Atëherë, a nuk e kuptojnë akoma ata që besojnë se, sikur të kishte dashur Allahu, Ai do ta kishte drejtuar gjithë njerëzimin? Dhe ndonjë fatkeqësi shkatërruese nuk do të pushojë për t'i goditur ata që nuk besojnë për veprat e tyre (të liga), apo ajo të vendoset pranë shtëpive të tyre, derisa të vijë e të kalojë Premtimi i Allahut, pasi Allahu sigurisht që nuk e shkel Premtimin e Vet.
32. Dhe vërtet që shumë të Dërguar u vunë në lojë para teje (O Muhammed), por Unë u dhurova shtyrje të kohës (së dënimit) atyre të cilët nuk besuan dhe më në fund Unë i ndëshkova ata. Por si qe Ndëshkimi Im (sa i tmerrshëm)!
33. A është pra Ai (Allahu) i Cili merr përgjegjësi e qëndron përmbi çdo njeri e shpirt dhe i Cili di me imtësi gjithçka që ka bërë ai (si perënditë e tjera që adhurojnë jobesimtarët e mohuesit e Allahut, zota dhe të adhuruar të tjerë që nuk dinë asgjë e s'kanë mundësi as për veten e tyre)? Prapëseprapë ata i përshkruajnë Allahut shokë. Thuaju: "I emërtoni ata (vetëm sa u vini emra)! A mos vallë doni që ju ta vini në dijeni Atë për diçka që Ai nuk e di në tokë, apo është thjesht një shfaqje fjalësh?" Jo! Por për ata që nuk besojnë, shtirja e tyre u është bërë që t'u duket e drejtë dhe e kënaqshme, si dhe janë penguar nga Rruga e Drejtë. Dhe atë të cilin e humb Allahu, për të nuk ka më udhëzues tjetër.
34. Për ta ka mundim në jetën e kësaj bote, e s'ka dyshim se dënimi i Botës Tjetër është shumë më i rëndë dhe ata nuk kanë asnjë mbrojtës kundër Allahut.
35. Shembulli i përshkruar i Xhennetit për Muttekunët (të përkushtuarit në Besimin e Vërtetë Islam) është premtuar! Nën të rrjedhin lumenj, furnizimi e kënaqësia është e përhershme, e kështu edhe hija e tij. Ky është fundi për të përkushtuarit, ndërsa fundi i mosbesimtarëve është Zjarri.
36. Atyre të cilëve Ne u kemi dhënë Librat e Parë (jehudive ose të krishterëve si p.sh. Abdullah bin Selam e jehudi të tjerë që përqafuan Islamin) kënaqen me atë që të është shpallur ty (me Kur'anin), por ka nga klanet (e jehudive ose të paganëve) edhe prej atyre të cilët nuk pranojnë disa pjesë. Thuaju: "Unë jam urdhëruar vetëm të adhuroj Allahun dhe të mos i vë shok Atij. Unë vetëm tek Ai thërras e i lutem dhe tek Ai është kthimi im."
37. Kështu Ne e kemi zbritur atë (Kur'anin) për të qenë gjykues autoritar në Arabisht. Sikur të ishe ti (O Muhammed) që të ndiqje dëshirat e tyre të kota pas dijes që të ka arritur ty, atëherë ti nuk do të kesh as ndonjë mbrojtës dhe as ruajtës a përkrahës kundër Allahut.
38. Dhe padyshim që Ne sollëm të Dërguar para teje dhe caktuam për ta bashkëshorte dhe pasardhës dhe kurrë nuk qe për ndonjë të Dërguar që të sillte ndonjë shenjë (mrekulli) përveçse me Lejen (ose Vullnetin) e Allahut. Për çdo çështje ka Ligj të dekretuar (nga Allahu). (Tefsir At-Tabari).
39. Allahu shlyen (nga ajo evidencë) çfarë Ai do ose përforcon (çfarë Ai do) dhe tek Ai është Nëna e Librit (El-Leuh El-Mahfudh).
40. Nëse (O Muhammed) Ne të tregojmë pjesë nga ajo që Ne u kemi premtuar atyre ose ta marrim shpirtin pranë Nesh (para se të përmbushet e gjitha), detyra jote është vetëm të shpallësh (Mesazhin), ndërsa tek Ne është dhënia e llogarisë.

41. A nuk e vërejnë ata se si Ne pak nga pak (por vazhdimisht) i zvogëlojmë kufijtë e terrenit (të mosbesimtarëve duke ua dhënë atë besimtarëve)? Kur gjykon Allahu, nuk ka tjetër më që të kthejë prapë Gjykimin e Tij dhe Ai është më i Shpejti në llogari.
42. Edhe ata para tyre vërtet që thurën komplote, por gjithë plani është i Allahut. Ai di çfarë bën e çfarë fiton çdo shpirt (njeriu) dhe shpejt mosbesimtarët do ta marrin vesh se e kujt është shtëpia e fundit (se kush fiton fundin e mirë në Xhennet).
43. Ndërsa mosbesimtarët thonë: "Ti (O Muhammed) nuk je i Dërguar." Thuaju: "Më se i Mjaftueshëm për Dëshmues mes meje dhe jush është Allahu dhe ata që kanë dijen e Librit (Teuratit e tjer, si p.sh. Abdullah bin Selam si dhe jehudi e të krishterë të tjerë që përqafuan Islamin)."

# Ibrahim

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

1. Elif, Lam, Ra. (ky është) një Libër të cilin Ne ta kemi shpallur ty (O Muhammed), me qëllim që të udhëheqësh njerëzimin nga errësira (e mosbesimit) drejt dritës (së besimit të Njësisë së Allahut, të Islamit) me Lejen dhe Vullnetin e Zotit të tyre në Rrugën e të Gjithëfuqishmit, Zotëruesit të të gjitha lavdërimeve.
2. Allahut të Cilit i përkasin gjithë ç'ka në qiej dhe gjithë ç'ka në tokë! Por mjerë për mosbesimtarët për ndëshkimin e ashpër (që do t'u sjellë mosbesimi i tyre)!
3. Ata të cilët parapëlqejnë jetën e kësaj bote në vend të Jetës së Pasosur, që pengojnë (njerëzit) nga Udha e Allahut (Islami) dhe që kërkojnë shtrembërime në të - mu këta janë në gabim tepër larg.
4. Dhe Ne nuk kemi sjellë të Dërguar veçse me gjuhën e popullit të tij, me qëllim që ai të mund ta bënte të qartë (Mesazhin) e tij për ta, ndërsa Allahu humb kë Ai do dhe udhëzon atë që Ai do dhe Ai është i Gjithëfuqishmi, më i Urti Gjithëgjykues.
5. Dhe padyshim që Ne e çuam Musain me Ajetet (provat, shenjat, treguesit) Tona (duke i thënë): "Nxirre popullin tënd nga errësira në dritë dhe përkujtoju atyre Ditët e Allahut (kur ata ishin të veçuar në mirësi e begati mbi gjithë popujt tjerë)." Vërtet që në të ka prova e shenja për çdo (njeri) durues e të paepur, vlerësues e falënderues.
6. (Dhe kujto) kur Musai i tha popullit të tij: "Sillni në mendje Begatinë dhe Ndihmën e Allahut, kur Ai ju çliroi nga populli i Faraonit i cili po ju sprovonte juve me ndëshkim të tmerrshëm duke ju prerë bijtë tuaj e duke ju lënë gratë gjallë: Dhe në të kishte sprovë të jashtëzakonshme nga Zoti juaj."
7. (Kujto edhe) kur Zoti juaj shpalli: "Nëse falënderoni (duke pranuar besimin e duke adhuruar vetëm Allahun), Unë do t'ju jap akoma më shumë (nga Bekimet e Mia), por në qoftë se jeni të pakënaqur e mosmirënjohës, atëherë me të vërtetë që Ndëshkimi Im është i rreptë."
8. Ndërsa Musai u tha: "Nëse mohoni e nuk besoni ju dhe të gjithë ç'janë në tokë së bashku, atëherë nuk ka dyshim se Allahu është më i Pasuri (i Lirë nga çdo nevojë; Ai s'ka nevojë për asgjë), i Denjë për të gjitha lavdërimet."
9. A nuk ju ka ardhur juve (o njerëz) lajmi i atyre para jush, i popullit të Nuhut, Aadit dhe Themudit? - Edhe i të tjerëve pas këtyre? Askush nuk i njeh ata veç Allahut. Tek ata shkuan të Dërguarit e tyre me prova të qarta, por ata futën duart në gojë (duke ngrënë gishtat nga inati) dhe thanë: "Sigurisht që ne mohojmë atë me të cilën ju jeni dërguar dhe në të vërtetë jemi në dyshim të thellë në atë që ju na ftoni ne (në adhurimin e Një Zoti të Vetëm)."
10. Të Dërguarit e tyre u thanë: "A mos keni dyshim në Allahun, Krijuesin e qiejve dhe të tokës? Ai ju thërret ju që t'ju falë gjynahet tuaja dhe t'ju japë afat për një kohë të caktuar." Ata u thanë: "Ju s'jeni veçse qenie njerëzore si edhe ne! Ju doni të na largoni ne nga ata që kanë adhuruar gjithnjë prindërit tanë! Na sillni atëherë ndonjë forcë a provë të qartë."
11. Të Dërguarit u thanë atyre: "Ne nuk jemi veçse qenie njerëzore si edhe ju, por Allahu dhuron Mëshirën e Tij mbi atë që do nga robët e Tij. Nuk është për ne që t'ju sjellim ndonjë fuqi bindëse ose provë të qartë, por veçse me Lejen dhe Vullnetin e Allahut dhe tek Allahu le të mbështeten e t'i varin shpresat besimtarët.
12. Dhe përse të mos mbështetemi tek Allahu, ndërkohë që Ai padyshim na ka udhëzuar ne në rrugët që ndjekim? Ne padyshim që do të përballojmë me shumë durim gjithë dhimbjet që mund të na shkaktoni dhe vetëm tek Allahu le të mbështeten ata që kërkojnë të mbështeten."
13. Ndërsa ata që nuk besuan u thanë të Dërguarve të tyre: "Me të vërtetë që ne do t'ju përzëmë nga vendi ynë, ose ju të ktheheni në fenë tonë." Por Zoti i tyre u frymëzoi këtë

Mesazh: "Vërtet që Ne do t'i shkatërrojmë Dhalimunët (mosbesimtarët, keqbërësit, shkatërruesit).
14. Dhe padyshim që Ne do t'ju bëjmë ju të trashëgoni tokën pas tyre. Kjo është për të atillët që kanë frikë të qëndrojnë para Meje (Ditën e Llogarisë ose Ndëshkimin Tim) dhe i tremben Kërcënimit Tim."
15. Por ata (të Dërguarit) kërkonin ndihmë e triumf (nga Zoti i tyre, Allahu), ndërsa çdo diktator arrogant e kokëfortë përfundoi në zhgënjim e shkatërrim të plotë.
16. Para tij (diktatorit arrogant e kokëfortë) është Xhehenemi dhe do të detyrohet të pijë ujë të vluar të qelbur.
17. Ai do ta gëlltisë atë pa dëshirë dhe do ta ketë shumë të vështirë ta kapërdijë poshtë gërmazit, ndërsa vdekja do t'i afrohet nga të gjitha anët, por prapëseprapë nuk do të vdesë dhe përballë do të ketë dënim të egër e të pamëshirshëm.
18. Shembulli i atyre që mohuan Zotin e tyre është se punët e tyre janë si hiri mbi të cilin fryn era e tërbuar në një ditë me furtunë: ata nuk do të munden të marrin asnjë thërrmijë nga çfarë punuan. Kjo është humbja dhe largimi më i fundit (nga Udha e Drejtë).
19. A nuk e shihni se Allahu ka krijuar qiejt dhe tokën me vërtetësi (e me drejtësi, me ligje e me rregull)? Nëse Ai do, Ai mund t'ju heqë ju dhe të sjellë (në vend tuaj) një krijim të ri!
20. Dhe për Allahun kjo s'është e vështirë.
21. Të gjithë ata do të dalin të rreshtuar para Allahut, ndërsa të dobëtit do t'u thonë arrogantëve (prijësve të tyre): "Me të vërtetë që ne ju ndoqëm ju; a mundni të na bëni ndopak dobi ndaj Ndëshkimit të Allahut?" Ata do t'u thonë: "Po të na kishte udhëzuar ne Allahu, ne do t'ju kishim udhëzuar ju. Tash për ne nuk ka ndryshim: nëse hidhërohemi ose i përballojmë (këto vuajtje) me durim, nuk ka vend strehimi për ne."
22. E shejtani do të thotë kur të jetë vendosur përfundimisht çështja: "Padyshim që Allahu ju bëri juve një premtim të vërtetë. Edhe unë ju premtova gjithashtu, por unë ju tradhëtova. Unë nuk kisha asnjë fuqi përmbi ju, por vetëm sa ju bëra thirrje dhe ju m'u përgjigjët. Kështu pra, mos më fajësoni mua, por fajësoni veten tuaj. Unë nuk mund t'ju ndihmoj dhe as ju nuk mund të më ndihmoni mua. Unë e mohoj veprimin tuaj të parë duke më lidhur mua si shok me Allahun (duke m'u bindur mua në jetën e dynjasë). Vërtet që për Dhalimunët (keqbërësit, mohuesit), për ata është ndëshkim i dhimbshëm."
23. Ndërsa ata që besuan (në Allahun, në të Dërguarin e Tij, në Islam) dhe punuan mirësi e drejtësi, do të futen në Kopshtet e Xhennetit nën të cilët rrjedhin lumenj për të banuar atje përgjithmonë, me Lejen dhe Vullnetin e Zotit të tyre. Përshëndetja e tyre atje do të jetë: Selam (paqë!).
24. A nuk e sheh se si Allahu sjell shembull (e krahasim)? Një fjalë të mirë si një pemë të mirë, rrënja e së cilës është e ngulur fort dhe degët e saj ngrihen (lart) në qiell.
25. Duke dhënë frytet e saj në çdo kohë me Lejen dhe Vullnetin e Zotit të saj. Kështu Allahu i sjell shembujt krahasues për njerëzit, me qëllim që ata të mund të përkujtojnë.
26. Dhe shembulli krahasues për një fjalë të ligë është si ai i pemës së keqe e shkulur nga sipërfaqja e tokës duke mos pasur aspak qëndrueshmëri.
27. Allahu do t'i qëndrojë fort ata që besojnë me një Thënie që qëndron fort në jetën e kësaj bote dhe në Jetën e Pastajme. Por Allahu do t'i humbë ata që janë Dhalimunë (politeistë, mosbesimtarë, keqbërës) dhe Allahu bën çfarë dëshiron.
28. A nuk i ke parë ata të cilët kanë ndryshuar Mirësitë e Allahut në mosbesim dhe i bënë njerëzit e tyre të zbresin të banojnë në shtëpinë e rrënimit? –
29. Xhehenemi, në të cilin do të përvëlohen, - e sa vend i keq për të ndenjur!
30. Dhe i vënë shokë e ortakë Allahut për t'i larguar (njerëzit) nga Rruga e Tij! Thuaju: "Kënaquni (në këtë jetë të shpejtë)! Por nuk ka dyshim se vendi i përcaktuar për ju është drejt Zjarrit (të Xhehenemit)!"
31. Thuaju (O Muhammed) robëve të Mi që kanë besuar se ata duhet të kryejnë plotësisht faljen e përcaktuar (Ikametus-Salat) dhe të shpenzojnë për mirësi nga begatitë që Ne u kemi dhuruar fshehur dhe hapur, para se të vijë një Ditë kur nuk do të ketë as marrëveshje me njëri-tjetrin dhe as përkrahje.
32. Allahu është Ai i Cili ka krijuar qiejt dhe tokën dhe që dërgon ujin nga qielli duke nxjerrë prej andej fruta si ushqim për ju; është Ai i Cili i ka bërë anijet të jenë të nënshtruara ndaj jush që të mund të lundrojnë nëpër det me Lejen dhe Vullnetin e Tij; po kështu Ai ka bërë edhe lumenjtë të jenë të nënshtruar e në shërbimin tuaj.
33. Dhe Ai ka bërë diellin dhe hënën të dy të ndjekin vazhdimisht drejtimin e tyre (për t'ju shërbyer juve), po kështu ka bërë edhe natën edhe ditën të nënshtruar për ju.

34. Dhe Ai ju dha gjithçka që ju kërkuat dhe në qoftë se përpiqeni t'i numëroni Mirësitë e Allahut, ju kurrë nuk do të ishi në gjendje t'i numëroni ato. Me të vërtetë që njeriu është plotësisht i dhënë pas padrejtësisë e mosmirënjohjes - mosbesimtar.
35. Dhe përkujto kur Ibrahimi tha: "Zoti im! Bëje këtë qytet (Mekën) të paqës dhe të sigurisë dhe më largo e më ruaj mua dhe bijtë e mi nga adhurimi i idhujve.
36. O Zoti im! Vërtet që ata (idhujt) kanë gabuar e humbur shumë nga njerëzit. Por kushdo që më ndjek mua, vërtet që ai është prej meje dhe kushdo që nuk më bindet e nuk më ndjek mua (rrugën time), atëherë Ti je vërtet gjithnjë Falës i Madh, Mëshirëplotë.
37. O Zoti ynë! Kam vendosur disa nga pasardhësit e mi të banojnë në një luginë të pakultivuar (e të shkretë) pranë Shtëpisë Tënde të Shenjtë (Ka'ba në Mekë), me qëllim që ata, O Zoti ynë, të plotësojnë faljen e rregullt të detyruar (Ikametus-Salat). Mbushi pra zemrat e disa prej njerëzve me dashuri ndaj tyre dhe furnizoji ata me fruta që të mund të falënderojnë.
38. O Zoti ynë! Nuk ka dyshim që Ti e di se çfarë fshehim e çfarë shfaqim hapur. Asgjë, në tokë a në qiell, nuk mund t'i fshihet Allahut.
39. Gjithë lavdërimet dhe falënderimet i takojnë Allahut i Cili më dhuroi mua në moshë të thyer Ismailin dhe Is'hakun. Me të vërtetë që Zoti im është Gjithëdëgjuesi i duasë.
40. O Zoti ynë! Më bëj mua që të plotësoj faljen e rregullt të përcaktuar, po kështu bëji edhe nga pasardhësit e mi. Zoti ynë! Dhe ma prano duanë.
41. O Zoti ynë! Më fal mua dhe prindërit e mi si dhe gjithë besimtarët Ditën që do të ngrihet llogaria."
42. Mos mendoni se Allahu është i paditur e i pavëmendshëm për atë që bëjnë Dhalimunët (politeistët, keqbërësit), por Ai u jep atyre kohë deri në një Ditë kur sytë do të zgurdullohen prej tmerrit.
43. (Ata do të jenë) duke vrapuar përpara me qafë të ngritur, me kokën nga qielli, vështrimi duke mos iu kthyer atyre dhe zemrat e tyre bosh (nga hutimi e paniku).
44. Dhe paralajmëroi njerëzit (O Muhammed) për Ditën kur do t'u vijë ndëshkimi dhe atëherë keqbërësit do të thonë: "O Zoti ynë! Na lër fare pak kohë: do t'i përgjigjemi Thirrjes Tënde dhe të ndjekim të Dërguarit (e Tu)!" (Do t'u thuhet): "A nuk ishit ju që u betuat një kohë se nuk do ta linit (jetën e dynjasë për Jetën e Pasosur)?
45. Dhe jetuat në vendbanimet e njerëzve që u gabuan dhe i bënë keq vetvetes duke qenë e qartë për ju se si Ne u sollëm me ta; dhe Ne ju paraqitëm juve mjaft shembuj."
46. Vërtet që ata e thurën komplotin e tyre dhe padyshim se Allahu ishte në Dijeni të plotë për komplotin e tyre; edhe pse përbetimi i tyre ishte i madh, përsëri ai nuk do të jetë kurrë në gjendje të lëvizë malet nga vendet e tyre (pasi ai është pa asnjë rëndësi). (Tefsir ibn Kethir).
47. Kështu që mos mendoni se Allahu do të harrojë të mbajë Premtimin e Tij ndaj të Dërguarve të Tij. Në të vërtetë Allahu është i Gjithëfuqishëm, i Zoti për Hakmarrje.
48. Ditën kur toka do të zëvendësohet me tjetër tokë, po kështu edhe qiejt, (atëherë) edhe (gjithë krijesat) do të dalin të rreshtuara përpara Allahut të Vetmit, të Papërballueshmit.
49. Dhe do t'i shihni Muxhrimunët (kriminelët, mëkatarët, mosbesimtarët e mohuesit e Njësisë së Allahut) atë Ditë të lidhur bashkë në pranga.
50. Veshjet e tyre do të jenë prej katrani, ndërsa fytyrat do t'ua mbulojë Zjarri.
51. Që të shpërblejë Allahu çdo njeri sipas asaj që ka fituar e që i takon. Vërtet që Allahu është më i Shpejti në marrjen në llogari.
52. Ky (Kur'an) është Mesazh për njerëzimin (dhe provë e qartë kundër tyre) me qëllim që ata të mund të paralajmërohen me anë të tij dhe që të mund të kuptojnë se Ai është vetëm Një Zot i Adhuruar dhe që njerëzit e brumosur me mendje të shëndoshë të përkujtojnë.

## El Hixhr - Lugina shkëmbore

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

### Pjesa 14

1. Elif, Lam, Ra. Këto janë Vargjet e Librit dhe Kur'anit të qartë.
2. Ata që mohuan, sa shumë herë do të kishin dëshiruar të kishin qenë Muslimanë (të nënshtruar ndaj Vullnetit të Allahut në Islam me të gjitha kushtet dhe detyrimet e tij).
3. I lini vetëm ata të hanë e të shijojnë (të mirat e përkohshme kësaj bote) si dhe t'i përkushtohen shpresës së kotë. Shpejt do ta kuptojnë!
4. E kurrë nuk e shkatërruam Ne ndonjë vendbanim që nuk i ishte dhënë afat i njohur dhe i përcaktuar për të.
5. Asnjë komb nuk mund ta parashikojë afatin e përcaktuar as edhe nuk mund ta shtyjë atë.

6. Dhe thonë: "O ti (Muhammed) të cilit i është zbritur Përkujtimi (Kur'ani)! Me të vërtetë ti je i marrë!
7. Pse nuk na sjell melekë, nëse ti je prej të vërtetëve?"
8. Ne nuk i zbresim melekët veçse me të vërtetën (për të përmbushur Çështjet e Urdhërat e drejta Tonat për ndëshkim etj) dhe në rast të tillë ata (që nuk besojnë), nuk do të kenë më shtyrje të afatit!
9. Vërtet Ne, jemi Ne që e kemi zbritur Përkujtimin (Kur'anin) dhe padyshim që Ne do të jemi Gjithëruajtës të tij.
10. Sigurisht që Ne sollëm të Dërguar para teje (O Muhammed) ndër sektet e vjetra (fetare të cilët u shmangën nga e drejta).
11. Dhe asnjëherë nuk u erdhi i Dërguar atyre, veçse gjithnjë e tallen.
12. Kështu e lëmë Ne atë (mosbesimin) të hyjë në zemrat e Muxhrimunëve (kriminelëve, politeistëve, të pabindurve e të panënshtruarve ndaj Allahut).
13. Ata nuk mund të besojnë në të (në Kur'an), e tashmë ka kaluar shembulli i të parëve (popuj që i shkatërroi Ndëshkimi i Allahut).
14. Edhe sikur Ne t'u hapnim atyre një portë nga qielli dhe ata të vazhdonin të ngjiteshin atje,
15. Ata sigurisht që do të thoshin: "Na u morën sytë. Jo, ne jemi popull i magjepsur me magji."
16. Dhe vërtet Ne i kemi sjellë yjet madhështorë në qiell dhe Ne e zbukuruam atë për shikuesit.
17. Dhe për më tepër Ne e kemi mbrojtur atë (qiellin e parë) nga çdo shejtan i mallkuar.
18. Por për ndonjë (shejtan) që vjedh ndonjë fjalë, ndiqet nga një zjarr ndriçues i ndezur fort.
19. Dhe tokën e kemi zgjeruar dhe kemi vendosur në të male të qëndrueshme, si dhe bëmë që në të të rriten të gjitha llojet e gjërave në masë të drejtë e të përcaktuar.
20. Dhe Ne kemi sjellë në të mjete për jetesë, - për ju dhe për ata (krijesa të tjera) për të cilët ju nuk kujdeseni.
21. Dhe s'ka asgjë që të mos i ketë thesaret e pashterrshme te Ne dhe Ne nuk e dërgojmë atë veçse në masë të drejtë e të ditur.
22. Dhe Ne i dërgojmë erërat mbarësuese (që të mbushin retë me ujë), pastaj Ne bëjmë që uji të zbresë nga qielli duke ua dhënë atë Ne për ta pirë dhe nuk jeni ju pronarët e rojet e depozitave dhe burimeve të tij.
23. Dhe vërtet Ne! Ne jemi Ata të Cilët japim jetë dhe sjellim vdekjen, dhe po Ne jemi Gjithëtrashëguesit.
24. Dhe nuk ka dyshim se Ne njohim brezat tuaj të parë që kanë kaluar, po kështu sigurisht që Ne njohim brezat tuaj të tashëm si edhe ata që do të vijnë pastaj.
25. Dhe padyshim që Zoti yt do t'i grumbullojë ata të gjithë bashkë. Me të vërtet që Ai është më i Urti Gjithëgjykues, i Gjithëditur.
26. Vërtet që Ne e krijuam njeriun prej argjillës tingëlluese, prej baltës së zezë e të lëmuar.
27. Edhe xhindet Ne i krijuam kohë më parë prej flakës pa tym të zjarrit.
28. Dhe përkujto kur Zoti yt u tha melekëve: "Unë do të krijoj një njeri (Ademin) prej argjillës tingëlluese, prej baltës së zezë e të lëmuar (duke i dhënë formë).
29. Kështu që kur Unë t'i kem dhënë plotësisht formën atij dhe t'i kem fryrë shpirtin që e kam krijuar për të, atëherë përkuluni para tij duke rënë në sexhde (me nderim).
30. Kështu melekët të gjithë ranë në sexhde me nderim, të gjithë së bashku.
31. Përveç Iblisit - ai nuk pranoi të jetë prej atyre që bien në sexhde (të nënshtruar ndaj Allahut e me nderim ndaj Ademit).
32. (Allahu) i tha: "O Iblis! Cili është shkaku që ti nuk qe e nuk u bashkove me ata që u nënshtruan e ranë në sexhde?"
33. (Iblisi) u përgjigj: "Unë nuk jam prej atyre që t'i nënshtrohem e t'i bie në sexhde një qenie njerëzore të cilin Ti e krijove prej argjillit tingëllues, prej baltës së zezë e të lëmuar."
34. (Allahu) i tha: "Atëherë, dil jashtë prej këtu, pasi me të vërtetë ti je Raxhim (i përzënë, i mallkuar). (Tefsir At-Tabari).
35. Dhe padyshim që mallkimi do të jetë mbi ty deri në Ditën e Llogarisë."
36. (Iblisi) tha: "O Zoti im! Më jep atëherë afat deri ditën kur ata (të vdekurit) do të rikthehen në jetë."
37. (Allahu) Tha: "Sigurisht që ti je prej atyre që u është dhënë afat, -
38. Deri Ditën e kohës së caktuar (Kijametit)."

39. (Iblisi) tha: "O Zoti im! Për shkak se Ti më humbe mua e më fute në rrugë të shtrembër, unë padyshim që do t'ua zbukuroj atyre (njerëzve) rrugën e gabuar në tokë dhe do t'i fus në rrugë të shtrembër që të gjithë,
40. Përveç robëve të Tu të zgjedhur e të udhëzuar nga mesi i tyre."
41. (Allahu) i tha: "Kjo (Rruga e robëve të Mi të përkushtuar) është Rruga e cila do t'i udhëheqë drejt e tek Unë.
42. Në të vërtetë ti nuk do të kesh aspak forcë mashtruese mbi robët e Mi përveç atyre të cilët të ndjekin ty në të gabuarën nga Gavunët (mosbesimtarët, mohuesit, të humburit).
43. Dhe s'ka dyshim se Xhehenemi është vendi i premtuar për të gjithë ata.
44. Ai ka shtatë porta dhe për secilën nga ato ka grup të përcaktuar (sipas mëkateve e krimeve të bëra).
45. Sigurisht që Muttekunët (të përkushtuarit në Rrugën Time) do të jenë mes Kopshteve të Begatë dhe burimeve të pashtershëm të Xhennetit.
46. (Do t'u thuhet këtyre): 'Hyni atje në Paqë dhe në Siguri.'
47. Dhe do të largojmë nga gjokset e tyre çdo gjurmë plage a dhimbje (që mund të ken pasur); (do të jenë) vëllezër që shohin njëri-tjetrin me gaz (të nderuar) mbi fronet e tyre të lartë.
48. Asnjë shenjë lodhjeje nuk do t'i prekë e nuk do të ndjejnë, as edhe nuk do t'u kërkohet kurrë që të dalin prej andej."
49. Shpallu robëve të Mi (O Muhammed) se Unë, vërtet që jam Unë gjithnjë Falësi i Madh, Mëshirëploti.
50. Dhe se Ndëshkimi Im, ai është me të vërtetë ndëshkim i dhimbshëm.
51. Tregoju edhe për miqtë (melekët) e Ibrahimit,
52. Kur ata hynë tek ai dhe i thanë: "Selam"- (Paqë mbi ty)! (Ibrahimi) u tha: "Në të vërtetë ne kemi frikë nga ju."
53. Ata i thanë: "Mos u frikësoni! Ne të përgëzojmë ty për një djalë tepër të mençur e të urtë."
54. (Ibrahimi) u tha: "A më përgëzoni ndërkohë që mosha e thyer më ka mbërthyer mua? Me çfarë pra më përgëzoni?"
55. Ata i thanë: "Ne të sjellim ty lajmin e gëzuar me vërtetësi, kështu që mos u bëj i dëshpëruar."
56. (Ibrahimi) u tha: "Dhe kush dëshpërohet nga Përkujtimi i Zotit të tij përveç atyre që janë në rrugë të humbur?"
57. (Ibrahimi përsëri) foli: "E cila është detyra me të cilën keni ardhur, o të Dërguar?"
58. Ata (melekët) iu përgjigjen: "Ne jemi dërguar te një popull Muxhrim (i prishur e i zhytur thellë në krime e mëkate, mosbesimtarë, kriminelë).
59. (Të gjithë) Me përjashtim të familjes së Lutit, këta të gjithë do t'i shpëtojmë (nga shkatërrimi),
60. Përveç gruas së tij për të cilën Ne kemi mësuar (dhe është vendosur) se ajo do të jetë prej atyre që do të mbetet prapa (e do të shkatërrohet)."
61. Pastaj, kur të Dërguarit (melekët) shkuan te familja e Lutit,
62. Ai (Luti) u tha: "Në të vërtetë ju jeni njerëz të panjohur për mua."
63. Ata i thanë: "Po, (nuk kemi qëllim të keq ndaj teje, por) ne kemi ardhur tek ti me atë (ndëshkim) në të cilin ata dyshonin.
64. Dhe të kemi sjellë ty të vërtetën (lajmin për shkatërrimin e popullit tënd). Dhe padyshim se jemi që e themi të vërtetën.
65. Pastaj udhëto në pjesën e fundit të natës me familjen tënde dhe ti shko pas tyre në fund e mos lejo kënd nga ju të kthejë kokën pas e të shikojë, por vazhdo drejt e atje ku je urdhëruar."
66. Kështu Ne ia bëmë të njohur atij këtë vendim, se rrënjët e atyre (popullit të tij) do të këputeshin përfundimisht herët në agim.
67. Ndërsa banorët e qytetit (Sadum) erdhën të gëzuar (kur morën lajmin e ardhjes së djelmoshave të panjohur).
68. (Luti) u tha: "Në të vërtetë këta janë mysafirët e mi, kështu që mos më turpëroni;
69. Dhe kini frikë Allahun e mos më poshtëroni."
70. Ata (banorët e qytetit) i thanë: "A nuk ta kemi ndaluar ty që të presësh (apo të mbrosh njerëzit e botës, vizitorë të huaj, të varfër etj)?"
71. (Luti) u tha: "Këto (vajzat e popullit) janë bijat e mia (për t'u martuar drejtësisht me to), nëse doni të vepron."

72. Vërtet, (Betohem) për jetën tënde (O Muhammed)! Në marramendjen e tyre të egër, ata po endeshin të verbuar në çmenduri.
73. Por As-Sajha (ndëshkimi - britma tronditëse shkatërruese, zë e zhurmë e madhe me breshëri gurësh) i përpiu ata para agimit.
74. Dhe Ne i kthyem përmbys (qytetet e Sodomit) duke derdhur mbi ta edhe gurë nga balta e pjekur.
75. Sigurisht që këtu ka shenja treguese për ata që shohin, që kuptojnë e që nxjerrin mësime (nga Shenjat e Allahut).
76. Dhe mu këto (qytete) janë në rrugë të madhe (në vend të njohur e të qartë, në rrugën nga Meka për në Siri ku është sot Deti i Lutit ose Deti i Vdekur).
77. Me të vërtetë që atje është një shenjë treguese e madhe për besimtarët.
78. Edhe banorët e Ejkes (banorët e Pyllit, të Medjenit të Pejgamberit Shuajb a.s.) ishin po kështu Dhalimunë (mohues, politeistë, keqbërës).
79. Kësisoj Ne vendosëm dhe u hakmorrëm mbi ta dhe që të dy këto (vende) janë në rrugë të madhe, hapur që të shihen qartë.
80. Po kështu, edhe banorët e Hixhrit (Luginës Shkëmbore) nuk i pranuan të Dërguarit.
81. Dhe Ne u dhamë atyre Shenjat Tona, por ata ishin krejt kundër tyre.
82. Dhe vazhdonin të latonin e të skalitnin shtëpitë në malet shkëmbore (duke e ndjerë veten) të mbrojtur.
83. Por As-Sajha (ndëshkimi, britma shkatërruese, zë e zhurmë e madhe e dërguar nga qielli) i mbështolli herët në agim.
84. Dhe pa asnjë dobi qe gjithë ajo që bënë (me shumë mjeshtri e kujdes).
85. Dhe nuk i krijuam Ne qiejt dhe tokën dhe gjithë ç'është ndërmjet tyre veçse me të vërtetën (me të drejtën e jo pa qëllim ose pa vlerë); Ora e Fundit sigurisht që po vjen, kështu që (O Muhammed) lëri mënjanë me falje e me ndjesë butësie e mëshire (e mos i ndëshko) gabimet e tyre. (Ky varg është zbritur herët, para vargjeve për Xhihadin - luftën e shenjtë në Rrugë të Allahut kundër gjithë mosbesimtarëve të tjerë).
86. Vërtet që Zoti yt, Ai është Gjithëkrijuesi, i Gjithëdituri.
87. Dhe tashmë sigurisht që Ne të dhuruam ty shtatë vargjet e përsëritura vazhdimisht dhe Kur'anin Madhështor.
88. Mos i drejto sytë e tu me lakmi në ato çfarë u kemi dhuruar Ne disa grupeve të tyre (mosbesimtarëve) dhe as mos u pikëllo për ta (pse nuk besuan), por ule krahun tënd (me butësi) te besimtarët.
89. Dhe thuaj: "Unë me të vërtetë jam paralajmërues i qartë."
90. Siç u kemi zbritur ndarësve (jehudive, të krishterëve që i ndanë pjesë-pjesë Librat e Parë),
91. Të cilët e bënë pjesë-pjesë Kur'anin (sipas qejfit të tyre, duke besuar në një pjesë të tij ose duke i copëtuar e duke i shpërndarë ndër vizitorët e Kabës pjesë të shkëputura e pa lidhje të tij dhe duke mohuar pjesën tjetër). (Tefsir At-Tabari).
92. Kështu pra, për Zotin tënd (O Muhammed)! Ne padyshim që do t'i marrim ata të gjithë në pyetje e në llogari -
93. Për gjithë ç'farë kanë punuar.
94. Kësisoj shpalle hapur atë (Mesazhin e Allahut) që je urdhëruar dhe largohu prej Mushrikëve (politeistë, paganë, idhujtarë, mohues të Njësisë së Allahut, që i vënë shokë Atij).
95. Nuk ka dyshim se Ne të mjaftojmë ty kundër tallësve e përgojuesve të tu.
96. Ata të cilët sollën përkrah me Allahun ilah (zot, të adhuruar) tjetër, shpejt do ta mësojnë.
97. Nuk ka dyshim se Ne e dimë se gjoksi yt është i ngushtuar (e të është pikëlluar zemra) nga ato gjëra që ata flasin.
98. Kështu që lavdëro madhështinë e Zotit tënd dhe të jesh prej atyre që ia nënshtrojnë veten Atij duke rënë në sexhde me adhurim.
99. Dhe adhuro (e shërbeji) Zotit tënd, deri sa të arrijë e pashmangshmja e sigurtë (vdekja).

## En Nahl – Bleta

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

1. Ngjarja (Përmbushja e Urdhërit të Allahut në Orën e caktuar) e përcaktuar gjithsesi që do të vijë, kështu që mos kërkoni që ta shpejtoni atë. I Lavdishëm dhe i Madhëruar qoftë Ai mbi gjithçka që ata i bashkojnë Atij si shokë e ortakë të barabartë me Të.

2. Ai i dërgon melekët me frymëzimin e Urdhërit të Tij kujtdo nga robët e Tij që Ai dëshiron (duke thënë): "Këshilloje njerëzimin se nuk ka të adhuruar tjetër të merituar veç Meje. Pra më kini frikë Mua (plotësoni detyrimet e largohuni nga të gjitha ndalimet e përcaktuara).
3. Ai ka krijuar qiejt dhe tokën me vërtetësi. Lartë është Ai nga të pasurit shokë prej atyre që ata (mosbesimtarët e politeistët) ia ngjisin Atij.
4. Ai ka krijuar njeriun nga Nutfah (bashkimi i pikave të lëngut nga qelizat mashkullore me ato femërore), kur ç'të shohësh! Po ky njeri bëhet kundërshtar i hapur!
5. Edhe bagëtitë Ai i ka krijuar për ju; prej tyre ju fitoni ngrohtësi (me veshje) dhe përfitime të shumta, si dhe prej tyre ju ushqeheni.
6. Dhe në to ka bukuri e hijeshi për ju, kur i sillni në shtëpi në mbrëmje dhe kur i nisni drejt kullotës në mëngjes.
7. Dhe ato mbartin ngarkesat tuaja në atë vend ku ju nuk mund të arrini vetë, veçse me mundime të mëdha. Me të vërtetë që Zoti juaj është shumë Dashamirës, Mëshirëplotë ndaj njerëzimit.
8. (Ai i ka krijuar) edhe kuajt, mushkat, gomarët për ju për t'i ngarë dhe për hijeshi. Ai krijon edhe gjëra të tjera për të cilat ju nuk keni aspak dije.
9. Dhe për Allahun është që t'ju qartësojë Rrugën e Drejtë, por ka edhe rrugë të tjera që të shmangin e të largojnë (nga e vërteta si p.sh., mosbesimi, paganizmi, politeizmi si dhe çdo fe tjetër pavarësisht nga emri që ka, si krishterizëm, judaizëm, budizëm etj). Dhe po të kishte dashur, Ai do t'ju kishte udhëzuar ju të gjithëve (gjithë njerëzimin).
10. Është Ai i Cili dërgon ujë mbi ju që nga qielli; prej tij ju pini dhe prej tij rritet bimësia tek e cila ju dërgoni bagëtitë tuaja për kullotë.
11. Me të Ai bën që të rriten për ju të korrurat, ullinjtë, hurmat, rrushi dhe çdo lloj fruti: Vërtet që këtu ka provë dhe shenjë të qartë për njerëzit që i kushtojnë vëmendje.
12. Dhe Ai ua ka nënshtruar juve natën dhe ditën, diellin dhe hënën. Edhe yjet janë në nënshtrim të Urdhërit të Tij. Vërtet që këtu ka prova e shenja të qarta për njerëzit që kuptojnë.
13. Dhe gjithçka tjetër Ai ka krijuar për ju në këtë tokë me ngjyra e cilësi të ndryshme (që nga bimësia e larmishme e botës bimore si dhe nga bota shtazore): Padyshim që këtu ka tregues për popullin që përkujton (me falënderim Mirësitë e Begatitë e Allahut).
14. Dhe është Ai i Cili ju ka nënshtruar detin që të hani prej tij mish të freskët e të butë dhe që të mund të nxirrni që andej stoli për t'i veshur. Shihni edhe anijet që çajnë rrugën përmes tij, më qëllim që ju të kërkoni kështu nga Begatitë e Tij dhe që të jeni falënderues e mirënjohës (ndaj Tij).
15. Dhe Ai ka ngulitur në tokë male që qëndrojnë fort, se përndryshe ajo do të dridhej bashkë me ju. (Ai bëri) edhe lumenj, edhe rrugë që të mund të drejtoheni në të.
16. (Po kështu) edhe shenja treguese në tokë (për orientim ditën), ndërsa (natën) ata orientohen me anë të yjeve.
17. A është njësoj atëherë Ai i Cili krijon me atë që s'bën asgjë? A nuk do të përkujtoni atëherë (Begatitë e Allahut) e të vini mend?
18. Dhe sikur (të mundoheni) t'i numëroni Mirësitë e Allahut, kurrë nuk do të ishit në gjendje t'i radhitni ato. Vërtet që Allahu është gjithnjë Falës i Madh, Mëshirëplotë.
19. Dhe Allahu e di çfarë ju fshihni dhe ato që ju i shfaqni dhe i shprehni hapur.
20. Ata (idhujt, të adhuruar të tjerë çfarëdo e kushdo qoftë veç Allahut Një e të Vetëm) të cilët ata (Mushrikët – politeistat e çfarëdo lloji qofshin) i adhurojnë e i lusin në vend të Allahut, nuk kanë krijuar ndonjë gjë; madje ata vetë janë të krijuar.
21. (Ata - idhujt dhe të adhuruarit e tjerë janë) të vdekur, pa jetë dhe as nuk e dinë se kur do të ngrihen.
22. Ilahu (Zoti) juaj është Një Zot (Allahu veç të Cilit nuk ka të drejtë, nuk meriton e nuk duhet të adhurohet asgjë e askush tjetër). Sa për ata që nuk besojnë në Botën e Pastajme, zemrat e tyre nuk dinë e nuk pranojnë (besimin në Njësinë e Allahut) duke qenë edhe tepër kryelartë e arrogantë.
23. Me të vërtetë që Allahu di çfarë ata fshehin e çfarë shfaqin. Sigurisht që Ai nuk i do kryeneçët e arrogantët.
24. Dhe kur u thuhet atyre: "Ç'është ajo që Zoti juaj i ka zbritur (Muhammedit a.s.)?" Ata përgjigjen: "Përralla të të parëve!"
25. Që ata ta mbajnë vetë plotësisht gjithë barrën e tyre në Ditën e Ringjalljes, si edhe barrën e atyre të paditurve të cilët këta (të parët) i ngatërruan dhe u prinë në të gabuarën. E tmerrshme vërtet është ajo (barrë) që ata do të mbajnë!

26. Edhe të tjerët para këtyre u përbetuan (kundër Rrugës së Allahut), por Allahu e goditi mu në themele ndërtesën e tyre dhe pastaj atyre u ra çatia mbi kokë që nga lart duke i mbërthyer ndëshkimi nga nuk e merrnin vesh.
27. Pastaj, Ditën e Gjykimit, Ai do t'i poshtërojë dhe do t'u thotë: "Ku janë (të ashtuquajturit prej jush) ortakët e Mi në lidhje me të cilët ju ratë në kundërshtim (me besimtarët duke mos përfillur e duke ngritur krye ndaj Meje - Allahut)? Ata, të cilëve u është dhënë dija (për Ndëshkimin e Allahut mbi mosbesimtarët), do të thonë: "Vërtet sot është poshtërimi dhe mjerimi mbi mohuesit;
28. Ata të cilëve ua marrin jetën melekët duke i bërë keq vetes së tyre (duke mohuar, duke i vënë shok Allahut, duke mos i zbatuar urdhërimet e ndalimet e Tij etj)." Pastaj ata do të duan të nënshtrohen (duke thënë). "Ne nuk kemi bërë gjë të keqe (me dije)." Melekët do t'u përgjigjen: "Po! Është e sigurt se Allahu është i Gjithëdituri për çdo gjë që keni vepruar.
29. Kështu pra, hyni nga portat e Xhehenemit për të banuar aty! Dhe me të vërtetë, sa banesë e keqe do të jetë për kryelartët e arrogantët!"
30. Dhe kur t'u thuhet të përkushtuarve (ndaj Allahut): "Ç'farë ju ka zbritur Zoti juaj?" Ata do të përgjigjen: "Të gjitha më të mirat." Për ata që bëjnë mirësi në këtë botë, do të ketë mirësi, ndërsa Banesa e Botës së Fundit do të jetë akoma edhe më e mirë. Vërtet e shkëlqyer do të jetë Banesa e të përkushtuarve.
31. Kopshtet e Begatisë së Përjetshme të Xhennetit nën të cilët rrjedhin lumenj, ku ata do të hyjnë dhe aty ka për ta gjithçka që dëshirojnë. Kështu i shpërblen Allahu të përkushtuarit.
32. Të cilëve melekët ua marrin shpirtin duke qenë të pastër e të përkushtuar, duke u thënë, "Selamun Alejkum (paqja qoftë mbi ju), hyni në Kopshtet e Begatë të Xhennetit për atë që ju gjithnjë punuat (në atë botë).
33. A mos presin ata (politeistët e mosbesimtarët) që t'u vijnë melekët (e t'ua marrin shpirtin në vdekje), apo duhet t'u vijë Urdhëri i Zotit tënd (vdekja e rrënimi dhe dënimi i ashpër i Ditës së Fundit)? Kështu bënë ata që ishin para tyre (prisnin t'u vinte dënimi), por Allahu nuk u bëri atyre padrejtësi, përkundrazi ata i bënë gjithnjë padrejtësi vetvetes së tyre.
34. Pastaj pasojat e këqia të punëve të tyre i pllakosën ata, ndërsa ai (ndëshkimi) të cilin ata e përqeshën, i mbërtheu nga të gjitha anët.
35. Dhe thanë ata që bashkuan të tjerë në adhurim me Allahun: "Po të kishte dashur Allahu, as ne dhe as të parët tanë nuk do të kishim adhuruar të tjerë përveç Atij dhe as nuk do të kishim ndaluar gjë pa Urdhërin e Tij." Mu kështu vepruan edhe ata para këtyre. Pastaj! A janë të ngarkuar të Dërguarit me gjë tjetër, veçse të shpallin qartë Mesazhin?
36. Dhe me të vërtetë që Ne kemi dërguar te çdo Ummet (bashkësi njerëzish, popull, komb) të Dërguar (duke shpallur): "Adhuroni vetëm Allahun dhe shmanguni dhe i rrini larg Tagutit (shejtanëve ose çdo gjëje tjetër që adhurohet pos Allahut)." Pastaj, pati prej atyre popujve të cilët Allahu i drejtoi, pati edhe të tjerë të cilët e merituan dhe iu bë e pashmangshme rruga e gabuar. Udhëtoni pra nëpër tokë dhe shikoni se si ishte fundi i atyre të cilët përgënjeshtruan (të vërtetën).
37. Nëse ti (O Muhammed) dëshiron udhëzimin e tyre, prapëseprapë është Allahu i Cili nuk i udhëzon ata të cilët Ai i ka humbur (askush nuk mund ta udhëzojë atë të cilin e humb Allahu) dhe ata nuk do të kenë asnjë ndihmues.
38. Dhe ata bëjnë be në Emër të Allahut me betimet e tyre më të forta, se Allahu nuk do ta ngjallë prapë atë që vdes. Po! (Ai do t'i ngjallë ata) - Premtim më se i vërtetë, por shumica e njerëzve nuk e dinë.
39. (Ata duhet të ringjallen) me qëllim që Ai t'ua bëjë të qartë atyre të vërtetën e asaj për të cilën ata nuk merren vesh dhe që ata të cilët nuk besuan (në Ringjallje, në Njësinë e Allahut), ta marrin vesh se ishin gënjeshtarë e të dorëzuar ndaj gënjeshtrës.
40. Sigurisht që Fjala Jonë për një gjë, kur Ne e dëshirojmë atë, është vetëm që Ne t'i themi asaj "Bëhu!" - dhe ajo është e bërë.
41. Ndërsa, për ata të cilët lanë vatrat e tyre për Çështjen e Allahut pasi vuajtën shtypje, Ne padyshim që do t'u dhurojmë atyre mirësi, por sigurisht që shpërblimi i Botës së Përtejme do të jetë akoma edhe më i madh, veç sikur ta dinin!
42. (Këta janë ata) të cilët duruan me qetësi (në këtë Botë për Hir të Allahut) dhe u mbështetën duke varur shpresat vetëm te Zoti i tyre (Allahu).
43. Dhe Ne nuk kemi sjellë (si të Dërguar) para teje (O Muhammed) veçse burra të cilët Ne i frymëzuam (për shpjegimin e Mesazhit dhe të ftonin popujt për besim vetëm në Allahun), kështu që pyetni ata që i dinë Librat e Parë, në qoftë se nuk e dini.

44. (Ne i çuam të Dërguarit) me Shenja të qarta dhe me Libra, ndërsa edhe ty (O Muhammed) me përkujtuesin me këshilla (Kur'anin), që ti të mund t'u shpjegosh njerëzve qartë se çfarë u është zbritur atyre dhe që të mund të mendojnë.
45. Atëherë a ndjehen të sigurt ata të cilët kurdisin komplote të liga, se Allahu nuk do t'i fundosë e t'i përpijë toka, apo se ndëshkimi nuk do t'i rrethojë nga të gjitha anët e të mos e marrin vesh se nga u vjen?
46. Apo se Ai nuk mund t'i mbërthejë kur janë duke u sjellë në rrugën e tyre (andej-këndej për punët e tyre) dhe kështu që nuk ka aspak shpëtim për ta (nga Ndëshkimi i Allahut)?
47. Apo se Ai mund t'i kapë ata me humbje të ngadalshme (të pasurisë dhe shëndetit), pasi Zoti juaj vërtet është shumë Dashamirës, Mëshirplotë?
48. A nuk i kanë vështruar ata gjërat që ka krijuar Allahu, se si hijet e tyre anohen rrotull nga e djathta dhe nga e majta duke i rënë në sexhde Allahut dhe bile në mënyrën më të nënshtruar?
49. Dhe Allahut i bien në sexhde (me nënshtrim) çfarë ka në qiej dhe çfarë ka në tokë, të gjallët (që jetojnë në tokë) dhe melekët dhe nuk janë krenarë e me kryet përpjetë.
50. I frikësohen dhe i përulen Zotit të tyre lart mbi ta dhe bëjnë çfarë urdhërohen.
51. Dhe Allahu ka thënë: "Mos merrni për adhurim dy zota, pasi Ai padyshim që është Një Ilah (Zot), Allahu Një e i Vetëm, prandaj m'u frikësoni Mua (Allahut a.v.xh) shumë, Mua dhe vetëm Mua (duke më adhuruar si Një e të Vetëm, duke iu përmbajtur Ligjit Tim në detyrime e në ndalime).
52. Dhe të Atij janë gjithë çfarë ka në qiej dhe në tokë dhe Dini Vasiba i takon vetëm Atij (Atij i takon detyrimi i përhershëm, bindja e çiltër dhe e përjetshme është e detyruar dhe e përcaktuar vetëm për Allahun). A do të keni frikë tjetërkënd përveç Allahut?
53. Dhe gjithçka nga mirësitë dhe begatitë që keni, janë nga Allahu. Pastaj, kur ju godet fatkeqësi, Atij i drejtoheni me thirrje rënkuese për ndihmë.
54. Prapëseprapë, kur Ai jua ka larguar të keqen, ç'të shohësh! Disa prej jush bashkangjisin të tjerë në adhurim me Zotin e tyre!
55. Kështu, ata mohojnë me mosmirënjohje atë (dhuratën e Mirësisë dashamirëse) të cilën Ne e derdhëm mbi ta! Atëherë pra, kënaquni (me qëndrimin tuaj të shkurtër), por do të merrni vesh shpejt (me keqardhje marrëzitë tuaja).
56. Dhe u caktojnë pjesë nga Furnizimi Ynë atyre që as nuk i njohin fare (idhujve e zotave të tyre). Për Allah, ju me të vërtetë do të pyeteni për gjithçka që ju vetë i shpikët e i trilluat!
57. I caktojnë edhe bija Allahut! - I Lavdëruar dhe i Madhëruar është Ai mbi gjithçka që ata i bashkojnë Atij! - Ndërsa për ata vetë (lindje bijsh) është dëshira e madhe!
58. Dhe kur i vjen lajmi për lindje të vajzës, cilitdo prej tyre i nxihet fytyra dhe përbrenda mbushet plot hidhërim që zien!
59. Ai fshihet me turp nga njerëzit për shkak të së keqes që ia njoftuan. A ta mbajë atë me dhimbje e i poshtëruar apo ta shtjerë atë në tokë? A nuk është me të vërtetë i lig gjykimi i tyre?
60. Për ata që nuk besojnë në Botën e Përtejme është përcaktuar shembulli i më të keqes, ndërsa për Allahun është më i Larti Shembull dhe Ai është i Gjithëfuqishmi, më i Urti Gjithëgjykues.
61. Dhe po të ishte se Allahu do ta ndëshkonte njerëzimin për të këqiat e tyre, Ai nuk do të linte në të (në tokë) qoftë edhe një krijesë të vetme të gjallë, por Ai i lë ata deri në një kohë të caktuar dhe kur atyre u vjen ky afat, ata as nuk munden që ta shtyejnë as edhe për një çast e as ta afrojnë atë.
62. Ata i mveshin e i ngjisin Allahut çfarë ata e urrejnë ta kenë për veten e tyre dhe gjuhët e tyre mbrojnë të rremen se gjërat e mira u takojnë atyre. Nuk ka fare dyshim se për ta është Zjarri dhe se ata do të jenë të parët që do të çohen me ngut atje (ku do të lihen pas dore e s'do të kujtohet më kush për ta). (Tefsir Al-Kurtubi).
63. Për Allahun! Ne vërtet që çuam të Dërguar te kombet para teje (O Muhammed), por shejtani ua bëri këtyre njerëzve që t'u duken të drejta veprat e tyre të poshtra, kështu që ai është ndihmësi e mbrojtësi i tyre sot në këtë botë, por ata do të kenë dënim të dhimbshëm.
64. Dhe nuk ta kemi zbritur ty Librin (Kur'anin), veçse që të mund t'u shpjegosh qartë atyre ato çështje për të cilat ata kanë mendime të ndryshme e kundërshtojnë dhe si udhëheqje për veprim e përkujtim mëshire për popullin që beson.
65. Dhe Allahu dërgon ujin nga qielli dhe Ai e zgjon (i jep jetë) tokën me të pas vdekjes së saj. Vërtet që këtu është një shenjë treguese e qartë për popullin që dëgjon.

66. Me të vërtetë që edhe te bagëtitë ka mësim për ju. Ne ju japim juve të pini nga ajo që është në barkun e tyre nga bashkimi ndërmjet sekrecioneve të gjëndrave dhe të gjakut, qumësht të pastër, të shijshëm e të përshtatshëm për ata që e pijnë.
67. Dhe nga frutat e hurmave dhe nga rrushi ju merrni pije dhe ushqim të mirë. Padyshim që këtu ka shenjë të qartë për njerëzit që mendojnë.
68. Dhe Zoti yt e frymëzoi edhe bletën duke i thënë: "Ndërto shtëpitë e tua në male, në pemë dhe në ndërtimet e njerëzve (në ato që ata i ndërtojnë pikërisht për bletë).
69. Pastaj hani nga çdo lloj fryti dhe ndiqni rrugët që Zoti juaj ua bëri të lehtë për ju." (Këtu tregohet mrekullia si drejtohen bletët si edhe nënshtrimi i tyre i plotë ndaj Fjalës së Allahut). (Kështu) prej barkut të saj del lëng me ngjyra të larmishme në të cilin ka ilaç e shërim për njerëzit. Me të vërtetë që këtu ka tregues të qartë për popullin që mendon.
70. Dhe Allahu ju ka krijuar ju dhe pastaj Ai do t'ju bëjë juve të vdisni; ka edhe prej jush disa që çohen përsëri në një moshë të dobët (pleqëri, si fëmijëri e dytë), kështu që ata nuk dinë asgjë nga çka kanë ditur (aq shumë). Me të vërtetë që Allahu është i Gjithëdituri, Gjithë Zotësi.
71. Allahu ka parapëlqyer e veçuar disa prej jush mbi disa të tjerë në pasuri e prona. Ata më të veçuarit nuk duan ta kthejnë mirësinë e dhuruar tek ata që u kap dora e djathtë e tyre (robërit) që të jenë të barabartë me ta në fund. A bëhen mohues atëherë në Mirësitë e Allahut?
72. Dhe Allahu ju ka sjellë juve bashkëshorte të të njëjtit lloj me ju dhe prej tyre bij e bija, nipër e mbesa për ju dhe ka derdhur mbi ju furnizim të mirë. A besojnë ata atëherë në perëndi të rreme dhe mohojnë Mirësinë e Allahut?
73. Dhe adhurojnë të tjerë në vend të Allahut ose përkrah Tij - (adhurojnë perëndi të rreme) të tilla që s'kanë dhe që nuk mund të kenë ndonjë fuqi për t'i furnizuar ata nga qiejt ose nga toka.
74. Kështu që mos shpikni përngjasime për Allahun (sepse asgjë nuk i ngjason Atij e nuk është si Ai dhe Ai nuk është si asgjë tjetër). Nuk ka pikë dyshimi se Allahu ka Dijeni për gjithçka, ndërsa ju nuk dini.
75. Allahu sjell shembullin: një rob (mosbesimtar) nën pronësinë e një tjetri, ai s'ka asnjë lloj fuqie e të drejte, ndërsa tjetri (njeriu i lirë, besimtar) të cilit Ne i kemi dhuruar prej Nesh mirësi e begati dhe ai shpenzon prej saj fshehur e hapur. A mund të jenë ata të dy njëlloj? Gjithë lavdërimet dhe falënderimet i qofshin Allahut, por shumica e tyre nuk e dinë.
76. Dhe Allahu sjell edhe shembull tjetër të dy njerëzve: njëri pa gojë që s'ka asnjë fuqi mbi asgjë (mosbesimtari dhe idhulli ose perëndia e rreme që ai lut) dhe madje është edhe barrë për kujdestarin e tij, sepse ngado që ta çojë, ai nuk i sjell asnjë të mirë atij. A është një njeri i tillë njësoj me një tjetër i cili urdhëron drejtësi dhe vetë është në Udhën e Drejtë?
77. Allahut i takon Gajbi (dija mbi të fshehtën) e qiejve dhe të tokës dhe çështja e Orës (Çastit të Fundit) është sa një 'hap e mbyll sytë' ose edhe më afër. Sigurisht që Allahu është i Zoti për të bërë çdo gjë.
78. Dhe Allahu ju ka nxjerrë nga mitrat e nënave tuaja duke mos ditur (ju) asgjë. Ai ju dha edhe dëgjimin, shikimin dhe zemrën që të mund të falënderoni (Atë).
79. A nuk i shohin ata zogjtë të mbajtur në barazpeshë (në fluturim) lart në qiell? Askush nuk i mban ata veçse Allahu (Ai u ka dhënë atyre aftësinë e mundësinë të fluturojnë). Vërtet që këtu ka tregues të qartë për popullin që beson.
80. Allahu ka bërë për ju në shtëpitë tuaja vendbanim të qetë, bëri për ju nga lëkurat e bagëtive (tenda) për të banuar, të cilat i keni aq të lehta kur udhëtoni dhe kur pushoni, ndërsa nga leshi (i deles, i deves dhe i dhisë) shtofra për veshje dhe të tjera prodhime që ju shërbejnë për një kohë të caktuar.
81. Dhe Allahu, nga ajo që Ai krijoi, ju bëri edhe hije; ka bërë për ju edhe vende strehimi në male, ka bërë edhe veshje për t'ju ruajtur nga të nxehtit (e të ftohtit), edhe veshje të hekurta për tu mbrojtur nga dhuna juaj (me njëri-tjetrin). Kështu pra, Ai e përsos Mirësinë e Tij mbi ju, që të mund t'i nënshtroheni Vullnetit të Tij (në Islam si muslimanë).
82. Pastaj, nëse ata kthejnë shpinën, detyra jote (O Muhammed) është vetëm të përçosh Mesazhin e Qartë në mënyrë të kuptueshme.
83. Ata e shohin dhe e dallojnë qartë Mirësinë e Allahut, por prapëseprapë ata nuk e pranojnë atë dhe shumica e tyre janë mohues e mosbesimtarë.
84. Dhe kujto Ditën kur Ne do të ngremë nga çdo komb e popull një dëshmues (të Dërguarin e tyre) dhe atëherë atyre që kanë mohuar, as nuk do t'u jepet leje (për arsyetim), as nuk do të lejohen (të kthehen në botën e parë) për t'u penduar dhe për të kërkuar Faljen e Allahut.

85. Dhe kur ata që bënë të këqia e prapësi (mosbesimtarët), do ta shohin ndëshkimin, atëherë ai as nuk do t'u lehtësohet dhe as nuk do t'u shtyhet.
86. Dhe kur ata që bashkuan e vunë shokë me Allahun të shohin shokët e tyre (të ashtuquajturit shokë të Allahut prej tyre në dynja), do të thonë: "Zoti ynë! Këta janë shokët tanë të cilët ne i lutnim në vendin Tënd." Por ata do t'ua kthejnë atyre fjalën prapa (dhe do t'u thonë): "Vërtet që jeni gënjeshtarë!"
87. Dhe atë Ditë ata do të tregojnë nënshtrimin e tyre të plotë ndaj Allahut, kurse gjithçka që ata adhuronin (veç Allahut si idhuj, shenjtorë, xhinde, engjëj, të dërguar etj) do të zhduken prej tyre duke i lënë në baltë.
88. Ata që nuk besuan dhe ndaluan njerëzit nga Udha e Allahut, mu për këta Ne do të shtojmë dënim mbi dënim, sepse ata përhapën djallëzi e poshtërsi.
89. (Dhe kujto) Ditën kur Ne do të ngremë nga çdo popull dëshmues kundër tyre dhe Ne do të të sjellim ty (O Muhammed) si dëshmues kundër këtyre. Dhe Ne ta kemi zbritur ty Librin (Kur'anin) si pasqyrim të çdo gjëje, shpjegues të gjithçkaje si dhe udhëheqës, përkujtim mëshire dhe përgëzues për Muslimanët (të nënshtruarit ndaj Vullnetit të Allahut).
90. Vërtet që Allahu urdhëron El-Adl (drejtësi në adhurim vetëm ndaj Allahut) dhe El-Ihsan (të punosh mirë, durimin në përmbushjen e detyrave ndaj Allahut vetëm për Hir të Tij dhe sipas Sunetit, zbatimit sipas vënies në jetë të tyre nga Muhammedi a.s.) dhe ndihmën e bujarinë ndaj gjakut e farefisit (me Zekat, Sadaka, vizita, ndihmë e mirësi të tjera); dhe Ai ndalon El-Fahsha (politeizmin, ligësitë, poshtërsitë, imoralitetin, mosrespektin ndaj prindërve, mashtrimin, gënjeshtrën, vrasjen pa të drejtë etj) edhe Munkerin (gjithçka që ndalon Islami, si politeizmi i çdo lloji, mosbesimi, çdo vepër e ulët e ndaluar nga Fahshatë) edhe Beghin (çdo lloj shtypje e padrejtësie). Ai ju qorton dhe ju udhëzon që të mund të përkujtoni e të vëni mend.
91. Përmbushni Besën e dhënë Allahut (Besëlidhjen për Islam) kur ta keni dhënë atë dhe mos i thyeni betimet pasi t'i keni dhënë. Dhe tashmë ju keni zgjedhur Allahun Dorëzanë, për siguri. Vërtet që Allahu di gjithçka që ju veproni.
92. Dhe mos u bëni si ajo gruaja që zhdredh perin e tjerrur pasi ai është forcuar e mbështjellë, duke marrë betimet tuaja për mashtrime ndërmjet jush se mos bëhet një parti më e shumtë se një parti tjetër. Allahu vetëm se ju provon dhe do t'ju provojë me këtë, dhe në Ditën e Gjykimit, Ai padyshim që do t'jua bëjë të qartë atë për çfarë ju u dalluat dhe kundërshtuat njëri-tjetrin.
93. Dhe po të kishte dashur Allahu, Ai do t'ju kishte grumbulluar bashkë e do t'ju kishte bërë një popull, por Ai ia humb rrugën atij që do Ai dhe ia ndriçon rrugën atij që Ai do. Por sigurisht që ju do të thirreni në llogari për gjithçka që keni bërë e punuar.
94. Dhe mos i bëni betimet tuaja si mbulojë mashtrimi ndërmjet jush me përfundimin se mos i rrëshqet ndokujt këmba pasi të jetë ngulitur mirë dhe mund të shijojë pasojat e keqia (ndëshkimin në dynja) për shkak të pengimit të njerëzve nga Rruga e Allahut dhe ndëshkim të madh për ta (me Zjarr në Xhehenem).
95. Dhe mos e shitni Besën e dhënë Allahut për një çmim të mjerueshëm. Sigurisht se ajo që është me Allahun, është tejet më e mirë për ju, veçse sikur ta dinit.
96. Gjithçka që është me ju (e në duart tuaja) do të shuhet shpejt, ndërsa gjithçka që është me Allahun do të mbetet e pahumbur (të gjitha veprat e punët e bëra për Hir të Allahut). Dhe Ne do t'i shpërblejmë ata që qenë të duruar e të vendosur sipas më të mirës së veprave të tyre që kanë punuar.
97. Kushdo që punon të drejtën e të mirën, burrë a grua qoftë, duke qenë besimtar i vërtetë, sigurisht që Ne do t'i dhurojmë atij jetë të mirë (në këtë botë duke qenë i respektuar e i kënaqur dhe furnizim e jetesë sipas Ligjit të Allahut) dhe (në Botën Tjetër) Ne do t'ua paguajmë padyshim atyre shpërblimin sipas veprave të tyre më të mira që ata i kanë punuar.
98. Dhe kur të lexosh Kur'an, kërko mbështetje tek Allahu nga shejtani i mallkuar.
99. Vërtet që ai nuk ka aspak fuqi mbi ata që besojnë e që mbështeten vetëm te Zoti i tyre.
100. Fuqia e tij (shejtanit) është vetëm përmbi ata të cilët i binden dhe e ndjekin atë (shejtanin) dhe mbi ata të cilët i vënë shokë Atij (Allahut, p.sh. të krishterët, jehuditë, politeistët, paganët, idhujtarët etj).
101. Dhe kur Ne e ndryshojmë një Varg (duke e shpjeguar atë) në vend të një tjetri - dhe Allahu e di më të mirën e asaj që Ai zbret - ata (mosbesimtarët) thonë: "Ti (O Muhammed) s'je veçse shpifës e gënjeshtar trillues." Por jo, por shumica e tyre nuk dinë gjë.
102. Thuaj (O Muhammed): "Ruhul-Kudus (Xhibrili) e ka zbritur atë (Kur'anin) prej Zotit tënd padyshim me të Vërtetën, që ai të mund t'i forcojë e t'i bëjë të qëndrueshëm (në besim) ata që

besuan si dhe udhëzues e përgëzues për Muslimanët (të cilët i janë nënshtruar plotësisht Allahut)."
103. Ne vërtet e dimë se ata (mosbesimtarët) thonë edhe: "Atë (Muhammedin a.s.) është duke e mësuar një njeri i mençur." Gjuha e atij njeriu të cilit ata i referohen, është krejt e huaj, ndërsa ky (Kur'ani) është gjuhë e kulluar arabe e stilit të lartë.
104. Sigurisht se ata që nuk besojnë në Ajetet e Allahut (Vargjet, shenjat, provat), - Allahu nuk do t'i udhëzojë ata dhe për ta do të jetë ndëshkim i dhimbshëm.
105. Janë vetëm ata të cilët nuk besojnë në Ajetet e Allahut, që shpifin dhe pikërisht ata janë gënjeshtarët.
106. Kushdo që mohon besimin në Allahun pasiqë ka besuar, përveç atij i cili detyrohet në të (për të mohuar), kurse zemra e tij është e qetë me Besim, - por fjala është për të atillët të cilët ia hapin gjoksin mohimit, - mu mbi këta është Zemërimi i Allahut dhe për ta do të ketë ndëshkim të madh.
107. Kjo për shkak se ata deshën e parapëlqyen jetën e kësaj bote përmbi atë të Botës Tjetër dhe Allahu nuk e udhëzon popullin mohues (popullin kafir).
108. Këta janë ata, zemrat, dëgjimin, shikimin e të cilëve Allahu e ka mbyllur e vulosur dhe tamam këta janë që s'marrin vesh e s'shohin gjë.
109. Pa pikë dyshimi, në Botën Tjetër ata do të jenë të humburit.
110. Pastaj me të vërtetë që Zoti yt për ata të cilët lanë vatrat e tyre pasi u munduan e u shtypën dhe më pas u përpoqën dhe luftuan (për Çështjen e Allahut) dhe duruan e nuk u dhanë, padyshim që Zoti yt pas gjithë këtyre është gjithnjë Falës i Madh, Mëshirëplotë.
111. (Kujto) Ditën kur çdo njeri do të ngrihet të kërkojë e të përpiqet për veten e tij dhe çdo njeri do të paguhet plotësisht për atë që ai punoi; dhe atje nuk do t'u bëhet asnjë padrejtësi.
112. (Dhe kështu) Allahu sjell si shembullin e qytetit (Mekës) me banim të sigurt e të qetë, furnizimi i tij i vjen nga të gjitha vendet, por populli i tij i mohoi Mirësitë e Allahut, kështu që Allahu i bëri ata të shijojnë uri të tmerrshme dhe frikë për shkak të asaj (poshtërsie) që ata bënë (duke mohuar të Dërguarin Muhammed a.s.).
113. Dhe atyre u erdhi një i Dërguar (Muhammedi a.s.) nga vetë radhët e tyre, por ata e mohuan atë, kështu që i mbuloi ndëshkimi duke qenë Dhalimunë (politeistë, keqbërës).
114. Hani pra nga ushqimi i mirë dhe i lejuar të cilin Allahu e ka sjellë për ju dhe falënderoni për Mirësitë e Allahut, në qoftë se është vërtet Ai të Cilin ju e adhuroni.
115. Ai ju ka ndaluar juve mishin e kafshëve të ngordhura, gjakun, mishin e derrit dhe (mishin e) çdo kafshe që është therur si kurban për të tjerë përveç Allahut (për idhuj, varre, perëndi, shenjtorë ose atë mish tek i cili nuk është përmendur Emri i Allahut gjatë therjes). Por në qoftë se ndonjë është i detyruar nga ngushtica pa shprehur mosnënshtrim (ndaj përcaktimit të Allahut) me qëllim dhe pa i kaluar kufijtë, në këtë rast Allahu është gjithnjë Falës i Madh, Mëshirëplotë.
116. Por mos thoni në lidhje me atë që jua thotë goja duke gënjyer: "Kjo është e ligjshme dhe kjo është e ndaluar", që të shpifni gënjeshtër ndaj Allahut, (pasi) me të vërtetë ata të cilët shpifin gënjeshtra ndaj Allahut kurrë nuk do të fitojnë.
117. (Veç) një kënaqësi të shpejtë e kalimtare do të shijojnë, por për ta do të jetë ndëshkim i dhimbshëm.
118. Edhe atyre që janë jehudi, Ne ua kemi ndaluar gjëra të tilla siç t'i përmendëm ty më parë. Ne nuk u bëmë atyre asnjë padrejtësi, por ata vetë i bënë keq vetes së tyre.
119. Pastaj vërtet që Zoti yt për ata të cilët bëjnë keq (bëjnë gjynahe dhe nuk i binden Allahut) në padije dhe më pas pendohen e punojnë drejtësi, padyshim që ndaj këtyre, pas gjithë kësaj Zoti yt është gjithnjë Falës i Madh, Mëshirëplotë.
120. Me të vërtetë që Ibrahimi ishte Ummet (shembëll i besimit, udhëheqës me cilësitë e virtytet më të larta, ose një komb i vetëm përballë një populli mosbesimtar, ose besimi i tij qe aq i madh sa vlente sa besimi i një populli të tërë), i bindur ndaj Allahut, Hanif (i vërtetë në besim, që adhuronte Vetëm Allahun Një e të Vetëm) dhe ai nuk ishte prej Mushrikëve (politeistëve, paganëve, mohuesve të Njësisë së Allahut, që i vënë shokë dhe ortakë Allahut).
121. Ai ishte falënderues për Mirësitë e Tij. Ai (Allahu) e zgjodhi atë (për mik të afërt) dhe e udhëzoi atë në Udhën e Drejtë (në Islam duke adhuruar Vetëm Allahun dhe që nuk ishte as jehudi e as i krishterë, por ishte musliman i nënshtruar Vullnetit të Allahut).
122. Dhe Ne i dhamë atij mirësi në dynja dhe padyshim që në Jetën e Fundit do të jetë në radhët e të drejtëve.
123. Pastaj Ne të kemi frymëzuar ty (O Muhammed, duke të thënë): "Ndiq fenë Hanif të Ibrahimit (të adhuruarit vetëm të Allahut Një e të Vetëm, duke iu nënshtruar Atij si

Musliman)”; dhe ai nuk ishte prej Mushrikëve (politeistëve, paganëve, mohuesve të Njësisë së Allahut).
124. E Shtuna u detyrua vetëm për ata të cilët u kundërshtuan në lidhje me të dhe padyshim që Zoti yt do të gjykojë mes tyre Ditën e Llogarisë për çfarë ata nuk u pajtuan.
125. Ftoji (njerëzit o Muhammed) në Udhën e Zotit tënd me urtësi dhe me thirrje të ndershme dhe të bukur dhe bisedo me ta në mënyrën më të mirë. Nuk ka dyshim se Zoti yt e di më së miri se kush është larguar e ka humbur nga Rruga e Tij dhe Ai është më i Dituri për ata që janë udhëzuar.
126. Dhe në qoftë se i ndëshkoni (armiqtë tuaj, o besimtarë të Allahut) i ndëshkoni ata me të njëjtën masë me të cilën ju u sprovuat, por nëse duroni, atëherë kjo është më e mirë për besimtarët.
127. Dhe ti bëj durim, se durimi yt është vetëm prej Allahut. Dhe mos u brengos për ta dhe mos u pikëllo për komplotet që thurin ata.
128. (Sepse) sigurisht që Allahu është me ata që i frikësohen Atij (duke i përmbushur detyrimet ndaj Tij) dhe që janë Muhsinunë (mirëpunues në Rrugë të Allahut).

# El Isra - Udhëtimi natën

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

**Pjesa 15**

1. Lavdia dhe Madhështia i takon Atij (Allahut) i Cili e mori robin e Tij (Muhammedin a.s.) për udhëtim natën nga Mesxhidi Haram (Kaba në Mekë) në Mesxhidi Aksa (Xhamia në Kuds, Jeruzalem), rrethinat e së cilës Ne i bekuam me qëllim që t’i tregojmë atij (Muhammedit a.s.) nga Ajetet (shenjat, treguesit, mësimet) Tona. Me të vërtetë që Ai është Gjithëdëgjuesi, Gjithëvëzhguesi.
2. Dhe Ne i dhamë Musait Librin (Teuratin) dhe e bëmë atë udhëzim për Bijtë e Israilit (duke u thënë): “Mos merrni Vekil (mbrojtës, rregullues të punëve tuaja, zot) tjetërkënd përveç Meje.”
3. O pasardhës të atyre të cilët Ne i mbartëm (në anije) bashkë me Nuhun! Vërtet që ai ishte rob mirënjohës e falënderues.
4. Dhe Ne shkruam (paralajmëruam) për Bijtë e Israilit në Libër (Teurat) se vërtet që ju (Beni Israilë) do të bëni dy herë padrejtësi në tokë dhe se do të bëheni tiranë dhe tepër kryelartë e të vrazhdë!
5. Kështu që kur erdh premtimi për të parën nga dy (pabesitë), Ne dërguam kundër jush robë Tanë të dhënë për luftë e përpjekje të ashpër, duke hyrë thellë në çdo skutë të shtëpive tuaja. Dhe qe një premtim plotësisht i përmbushur.
6. Pastaj Ne u dhamë juve edhe një herë një kthesë në fitore përmbi ta dhe Ne ju ndihmuam (duke ju dhuruar) me pasuri e me fëmijë dhe duke ju bërë ju më të shumtë në fuqi njerëzore.
7. (Dhe Ne u thamë): “Nëse bëni mirë, ju do të bëni mirë për veten tuaj dhe nëse bëni poshtërsi, bëni kundër vetes suaj. E kur të vijë koha e fundit (herën e dytë Ne i dërgojmë) që t’jua nxijnë fytyrat dhe të hyjnë në xhami (të Jeruzalemit) sikur se hynë më parë dhe që të shkatërrojnë rrënjësisht atë që arrijnë.”
8. (Dhe u thamë në Teurat): “Mbase Zoti juaj do t’ju mëshirojë (nëse pendoheni), por nëse ju ktheheni (në mëkatet tuaja), Ne do të kthehemi (me dënim) dhe Ne e kemi bërë Xhehenemin burg për mosbesimtarët.”
9. Sigurisht që ky Kur’an udhëzon drejt më të drejtës dhe më të vërtetës dhe përgëzon besimtarët (e vërtetë të Allahut dhe të Dërguarit të Tij Muhammed a.s.) që punojnë me drejtësi, se do të kenë shpërblim të madh (Xhennetin).
10. Dhe se ata që nuk besojnë në Botën e Pastajme, për këta Ne kemi përgatitur ndëshkim të dhimbshëm (Xhehenemin).
11. Dhe njeriu lut (Allahun) për të keqen sikur e lut Atë për të mirën dhe njeriu është gjithnjë i nxituar (nëse zemërohet, mallkon).
12. Ne i kemi përcaktuar natën dhe ditën si dy shenja (Tonat). Pastaj Ne e kemi shuar treguesin e natës, ndërsa treguesin e ditës e kemi bërë të ndriçuar, me qëllim që ju të kërkoni begati nga Zoti juaj, që të dini numërin e viteve dhe llogarinë (e kohës) dhe çdo gjë Ne e kemi shpjeguar në imtësi e plotësisht.
13. Dhe ia kemi lidhur veprat e çdo njeriu fort pas qafës së tij dhe Ditën e Llogarisë Ne do t’ia nxjerrim atij përpara shkresën të shtrirë gjërë e gjatë përpara tij.
14. (Do t’i thuhet): “Lexoje librin tënd. Ti vetë je i mjaftueshëm këtë Ditë si gjykues kundër vetes tënde.”

15. Kushdo që ecën drejt, ai ecën drejt për të mirën e vetes së vet dhe kushdo që ecën shtrembër, ai ecën shtrembër me humbje të vetes së vet. Asnjë i rënduar me barrë, nuk mund të mbajë barrën e një tjetri (secili mban barrën e vet) dhe Ne nuk ndëshkojmë përderisa të çojmë të Dërguar (për të udhëzuar e këshilluar).
16. Dhe kur Ne vendosim për të shkatërruar ndonjë vendbanim, Ne (më parë) dërgojmë urdhër të prerë (për t'iu bindur Allahut e për të punuar drejt) atyre njerëzve nga mesi i tyre që bëjnë jetë luksoze. Kështu pra ata i tejkalojnë kufijtë në të dhe kësisoj përligjet Fjala (e ndëshkimit kundër tij e kundër tyre). Pastaj Ne e shkatërrojmë atë nga rrënjët.
17. Dhe sa shumë breza kemi shkatërruar Ne pas Nuhut! Dhe më se i Mjaftueshëm është Zoti yt në Dijeni të Plotë, Gjithëvëzhgues për gjynahet e robëve të Tij.
18. Kushdo që dëshiron për gjërat kalimtare (të kënaqësisë së kësaj bote), Ne ia japim menjëherë çfarë Ne duam dhe për kë Ne duam. Pastaj, mbas kësaj Ne kemi përcaktuar për të Xhehenemin, aty do të digjet i përçmuar dhe i flakur tej.
19. Kushdo që dëshiron Jetën e Fundit dhe përpiqet dhe i shërben asaj me mundin që duhet për të duke qenë besimtar (i Allahut në Islam), atëherë të tillët janë ata, përpjekja e të cilëve do të jetë e pëlqyer (e shpërblyer nga Allahu).
20. Për secilën palë, për këta dhe për ata, Ne dhurojmë nga Begatitë e Zotit tënd dhe Begatitë e Zotit tënd kurrë nuk mund të ndalen.
21. Shihni se si Ne parapëlqejmë dikë mbi një tjetër (në këtë botë) dhe padyshim se Jeta e Fundit do të jetë akoma më e madhe në shkallëzim dhe akoma më e madhe në parapëlqim.
22. (O njeri!) Mos vër përkrah me Allahun ilah (të adhuruar, zot) tjetër! Ose do të ulesh i përçmuar, i braktisur (në Zjarr).
23. Ndërsa Zoti yt ka përcaktuar që ti të mos adhurosh akënd e asgjë veç Atij dhe që të jesh i përkushtuar ndaj prindërve të tu. Në qoftë se njëri prej tyre ose që të dy arrijnë moshën e pleqërisë dhe ti je gjallë me ta, mos u thuaj atyre ndonjë fjalë pakënaqësie e mosrespekti, as mos e ngritni zërin (duke u thënë "uf!"), por t'u drejtoheni atyre me shprehje nderuese e me respekt.
24. Dhe ule mbi ta krahun e nënshtrimit, të mirësisë e të përuljes me mëshirë dhe thuani: "Zoti im! Dhuro mbi ta Përkujtimin Tënd siç më rritën mua, kur unë isha i mitur."
25. Zoti juaj e di më mirë se çfarë keni në brendësinë (e vetes e të shpirtit) tuaj. Në qoftë se jeni të drejtë e të pastër, atëherë Ai është padyshim gjithnjë Falës i Madh ndaj atyre që i kthehen Atij gjithnjë me bindje e pendim.
26. Dhe jepi farefisit të drejtën e tij, po kështu edhe Miskinit (të varfrit), dhe rrugëtarit, por mos shpërdoroni (pasurinë tuaj) kot e pa vend si shkapërderdhës. (Tefsir At-Tabari).
27. Vërtet që dorëshpuarit shpërdorues janë vëllezër të shejtanit dhe shejtani është vazhdimisht mosmirënjohës e mosfalënderues ndaj Zotit të tij.
28. Dhe nëse ti largohesh prej tyre (të afërmve etj) në pritje të një përkujtimi nga Zoti yt për të cilin shpreson, atëherë thuaju atyre fjalë të buta dashamirëse.
29. Dhe mos i mbaj duart e lidhura pas qafe (mos u bë koprrac), as mos e shtrij atë plotësisht (si shkapërderdhës), kështu që ti pastaj të bëhesh i merituar për fajin e kryer dhe të biesh në varfëri të thellë.
30. S'ka dyshim se Zoti yt e zgjeron riskun për kë Ai do dhe e shtrëngon (për kë Ai do). Vërtet që Ai është vazhdimisht në Dijeni të Plotë, Gjithëvëzhgues për robët e Tij.
31. Dhe mos i vritni fëmijët nga frika e varfërisë. Ne sjellim furnizim për ata dhe për ju. Me të vërtetë që vrasja e tyre është krim, vërtet gjynah i madh.
32. Dhe mos iu afroni marrëdhënieve të paligjshme (zina-së). Padyshim që ajo është Fahishah (kalim i kufijve, ligësi, poshtërsi) dhe rrugë e keqe.
33. Dhe mos vritni askënd, vrasjen e të cilit e ka ndaluar Allahu, përveç për një çështje të drejtë e të merituar. Kushdo që vritet pa të drejtë, Ne i kemi dhënë trashëguesit të tij (të të ndjerit) fuqinë (për të kërkuar Kisas - Ligjin e Barazisë në ndëshkim, të faljes ose të pagesës së gjakut). Por le të mos i kalojë kufijtë në çështjen e marrjes së jetës tjetrit (duke vrarë vetëm vrasësin e askënd tjetër). Vërtet që ai është i ndihmuar (nga Ligji Islam, Ligji i Allahut).
34. Dhe mos iu afroni pasurisë së jetimit veçse me qëllimin për ta përmirësuar atë deri sa ai të arrijë moshën madhore. Dhe përmbushni çdo marrëveshje. Vërtet që për besën e dhënë do të pyeteni (Ditën e Llogarisë).
35. Dhe jepni masën e plotë kur matni dhe peshoni me peshore që është e drejtë (e saktë). Kjo është më e përshtatshtjma, më e mira dhe më me dobi në përcaktimin e fundit.

36. Dhe mos ndiq (O njeri! Mos fol, mos bëj) atë gjë për të cilën s'ke dijeni. Me të vërtetë që të dëgjuarit, të shikuarit dhe zemra, secila prej tyre do të pyetet (nga Allahu në Ditën e Llogarisë).
37. Dhe mos ecni në tokë me mendjemadhësi e mospërfillje (duke fyer). Padyshim që ti as nuk mund ta çash tokën, as nuk mund të kapësh majat e maleve.
38. Të gjitha të këqijat janë të urryera te Zoti yt.
39. Kjo është pjesë e Hikmetit (urtësisë, dijes së thellë) të cilën ta ka frymëzuar Zoti yt ty (O Muhammed) dhe mos sill ilah (të adhuruar e zot) tjetër me Allahun, ose përndryshe do të hidhesh në Xhehenem i merituar për t'u ngarkuar me faj dhe i përzënë (nga Mëshira e Allahut).
40. A mos ndoshta Zoti juaj ka pëlqyer për ju djemtë dhe ka marrë për Veten e Tij nga mesi i melekëve vajza? Me të vërtetë që ju po flisni fjalë të tmerrshme, fjalën më të rëndë.
41. Dhe nuk ka dyshim se Ne kemi shtjelluar (Premtimet Tona, shpjegimet, shembujt e të parëve) në këtë Kur'an me qëllim që ata (që nuk besojnë) të mund të marrin mend, por kjo nuk u shton gjë atyre, veçse largim e humbje.
42. Thuaju: "Sikur të kishte pasur zota e perëndi të tjerë bashkë me Të, siç thonë ata, atëherë ata (zotat) sigurisht që do të kërkonin të gjenin rrugë për mbizotërim ndaj Zotit të Arshit (Fronit të Lartë të Tij).
43. Lavdi, Madhështia dhe Lavdia qofshin për Të! Larg nga të gjitha trillimet e shpifjet që i ngjisin e thonë për Të (është Ai).
44. E lavdërojnë dhe e ngrenë në Lavdi e Madhështi Atë shtatë qiejt dhe toka dhe gjithë ç'është në ta dhe s'ka gjë që të mos e lavdërojë Lartësinë e Tij, por ju nuk e kuptoni lavdërimin e tyre. Me të vërtetë që Ai është gjithnjë tepër i Durueshëm, vazhdimisht Falës i Madh.
45. Kur ti e lexon Kur'anin, Ne vëmë mes teje dhe atyre që nuk besojnë në Jetën e Përtejme, perde të padukshme.
46. Ne vumë mbështellje mbi zemrat e tyre, që të mos e kuptojnë atë (Kur'anin) dhe në veshët e tyre shurdhim, ndërsa kur ti përmend Zotin tënd Një e të Vetëm në Kur'an, ata kthejnë shpinën duke ikur me urrejtje.
47. Ne e dimë më mirë se çfarë dëgjojnë ata. Dhe kur ata mbajnë këshillin e tyre të fshehtë, ç'të shohësh! Dhalimunët (mohuesit, keqbërësit) thonë: "Ju nuk ndiqni veçse një njeri të zaptuar nga magjia."
48. Shih se çfarë përngjasimesh të mveshin ty! Kështu pra, ata kanë dalë në të gabuarën dhe kurrë më nuk gjejnë dot rrugë.
49. Dhe thonë: "Çfarë?! Kur të jemi eshtra e thërrime, vërtet që do të ringjallemi për të qenë një krijim i ri?"
50. Thuaj: "Edhe nëse jeni gurë e hekur,
51. Apo ndonjë gjë e krijuar akoma më e madhe në gjokset tuaja." Pastaj ata do të thonë: "Kush do të na rikthejë neve në jetë?" Thuaju: "Ai i Cili ju krijoi ju herën e parë." Pastaj ata do të tundin kokën dhe do të thonë: "Kur do të jetë kjo (ringjallja)?" Thuaju: "Ndoshta do të jetë shumë afër!"
52. Ditën kur Ai do t'ju thërrasë ju dhe ju t'i përgjigjeni (Thirrjes së Tij) me fjalët e Falënderimit dhe Nënshtrimit të Tij dhe do t'ju duket se keni qëndruar (në këtë botë) veçse fare pak!
53. Dhe thuaju robëve të Mi se duhet të flasin vetëm fjalët më të mira, sepse vërtet shejtani mbjell mosmarrëveshje mes tyre. Me të vërtetë që shejtani është për njeriun armik i hapur.
54. Zoti juaj ju njeh ju më mirë. Nëse Ai dëshiron, Ai do të ketë mëshirë për ju, ose nëse Ai do, Ai do t'ju ndëshkojë ju. Dhe Ne nuk të kemi dërguar ty (O Muhammed) si roje mbi ta e rregullues të punëve të tyre.
55. Dhe Zoti yt i di më mirë të gjithë kush është në qiej dhe në tokë dhe sigurisht që Ne kemi parapëlqyer disa Pejgamberë mbi të tjerët, ndërsa Daudit i kemi dhënë Zeburin.
56. Thuaju: "Thërrisni ata përveç Atij (Allahut) - të cilët juve jua merr mendja (për zota: si melekët, pejgamberët, kushdo qofshin, idhujt etj); Ata nuk kanë fuqi për ta larguar të keqen prej jush, as edhe për ta kaluar atë prej jush te ndokush tjetër."
57. Ata të cilëve u thërrasin (si Isai - biri i Merjemes, Uzeiri ose ndonjë tjetër) vetë kërkojnë mënyrë e rrugë për të drejtë hyrje e afrimi tek Zoti i tyre (Allahu), secili prej tyre do të dëshironte të jetë më i afërti dhe ata vetë shpresojnë për Mëshirën e Tij dhe kanë frikë Ndëshkimin e Tij. Vërtet që Ndëshkimit të Zotit tënd është për t'ju frikësuar!
58. Dhe nuk ka asnjë vendbanim (banorët e të cilit janë mohues) që nuk do ta shkatërrojmë para Ditës së Kijametit, ose do ta ndëshkojmë me ndëshkim të ashpër: Kjo është shkruar në Libër (Leuhi Mahfudh).

59. Dhe asgjë nuk na ndalon Ne nga dërgimi i Ajeteve (provave, Shpalljeve), por popujt e parë i mohuan. Dhe Ne i dërguam deven Themudit si shenjë të qartë (për t'u hapur sytë), por ata e keqtrajtuan dhe e dëmtuan atë. Dhe Ne nuk i çojmë shenjat vetëm se për këshillim dhe për t'i frikësuar (për shkatërrimin).
60. Dhe (kujto) kur Ne të thamë ty: "Vërtet që Zoti yt e ka qarkuar njerëzimin (dhe ai është në Shtrëngimin e Tij) dhe Ne e bëmë pamjen që ta treguam ty (O Muhammed, natën e Israsë) veçse provë për njerëzit, po kështu edhe pemën e mallkuar (Zekkum, që përmendet) në Kur'an. Ne i këshillojmë dhe i frikësojmë ata, por kjo nuk u shton atyre gjë, veçse mosbesim pa kufi, shtypje dhe mosnënshtrim ndaj Allahut.
61. (Kujto) edhe kur Ne u thamë melekëve: "Bini në sexhde për Ademin." Ata ranë në sexhde përveç Iblisit. Ai tha: "A t'i bie në sexhde atij të cilin Ti e krijove nga balta?"
62. (Iblisi) tha: "E sheh? Këtë të cilin Ti e ke nderuar mbi mua, nëse Ti më jep mua afat (dhe më lë të jetoj) deri në Ditën e Kijametit, unë padyshim që do t'i kap dhe do t'i gaboj pasardhësit e tij (Ademit) të gjithë, përveç një pakice!"
63. (Allahu) tha: "Shko dhe kushdo prej tyre që të ndjek ty, padyshim se Xhehenemi do të jetë shpërblimi për ju të gjithë - shpërblim i mjaftueshëm.
64. Dhe shqetësoji të nxituarit e mendjelehtit vazhdimisht, atë që të mundesh nga mesi i tyre (pasardhësve të Ademit) me zërin tënd (duke u pëshpëritur ose duke u bërë vesvese me këngë, muzikë, biseda boshe, sharje dhe thirrje të tjera në kundërshtim me rrugën e bindjes ndaj Allahut), sulmoji ata me kalorësinë tënde (me të gjitha mjetet e mënyrat), ndaj me ta pasuri e fëmijë dhe bëju atyre edhe premtime." Por shejtani nuk u premton atyre gjë, veçse mashtrim.
65. Sa për robët e Mi (besimtarët e Mi të vërtetë), ti nuk ke asnjë fuqi mbi ta. Dhe më se i Mjaftueshëm është Zoti yt (Allahu) si Rregullues e Mbikqyrës."
66. Zoti juaj është Ai i Cili i bën anijet të rrëshqasin qetë përmes detit me qëllim që ju të mund të kërkoni nga Begatitë e Tij. Vërtet, Ai është gjithnjë Mëshirëplotë mbi ju.
67. Ndërsa kur ju kap e keqja në det, ata të cilët ju i thërrisni përveç Atij, shuhen e zhduken prej jush përveç Atij, por kur Ai ju sjell ju shëndoshë e mirë në tokë, ju i ktheni shpinën (Atij) dhe njeriu gjithnjë është tepër mosmirënjohës.
68. A do të ndjeheshit të sigurtë nëse Ai do të bënte një anë të tokës t'ju gëlltisë ju apo nëse Ai të dërgonte kundër jush një uragan të egër rëre? Atëherë ju nuk do të gjeni asnjë Vekil (mbrojtës që t'ju shpëtonte nga ndëshkimi).
69. Apo ndjeheni të sigurtë nëse Ai do t'ju dërgonte përsëri për herë të dytë në det dhe të dërgonte kundër jush tufan ere dhe t'ju fundoste ju për shkak të mosbesimit tuaj, që të mos gjeni asnjë atje kundër Nesh?
70. Dhe vërtet që Ne i kemi nderuar Bijtë e Ademit dhe Ne i kemi mbartur ata në tokë e në det dhe i kemi furnizuar ata me të gjitha të mirat, më të zgjedhurat e lejuara e të ligjshme (Et-Taj-jibat), si dhe i kemi parapëlqyer ata përmbi shumë prej atyre që Ne i kemi krijuar me mirësi të veçantë.
71. (Kujto edhe) Ditën kur Ne të thërrasim së bashku gjithë njerëzit bashkë me Imamët (prijësit, Pejgamberët, të Dërguarit). Kështu, kujtdo që i jepet libri i veprave të tij nga dora e djathtë, të këtillët do t'i lexojnë shënimet e tyre (të mira) dhe nuk do t'u bëhet padrejtësi as sa një thërrmijë.
72. Dhe kushdo që është i verbër në këtë botë (që nuk i sheh shenjat e Allahut dhe nuk e beson Atë), do të jetë i verbër edhe në Jetën e Fundit dhe akoma më i humbur nga Udha (e Drejtë).
73. Vërtet që ata ishin gati të të joshnin e të të largonin nga ajo që Ne të kemi shpallur ty (Kur'ani), për të fabrikuar diçka tjetër veç tij kundër Nesh dhe pastaj ata padyshim që do të të kishin bërë (ty) shok e mik!
74. Dhe sikur mos të kishim bërë Ne ty të qëndrueshëm e të paepur, ti pothuaj do të ishe dhënë pak nga ata.
75. Në rast të tillë, Ne do të të bënim ty të shijoje pjesë të dyfishtë (të ndëshkimit) në këtë jetë dhe pjesë të dyfishtë (të ndëshkimit) pas vdekjes. Dhe në këtë rast nuk do të kishe gjetur askënd për të të ndihmuar kundër Nesh.
76. Dhe në të vërtetë që ata janë duke të frikësuar ty aq shumë, aq sa të të nxjerrin nga toka, por në një rëst të tillë ata nuk do të kishin mbetur në të pas teje veçse për pak çaste.
77. Ky ishte Sunneti Ynë (kjo ishte mënyra e rregulli) me të Dërguarit që Ne i kemi çuar para teje (O Muhammed) dhe ti nuk do të gjesh ndonjë ndryshim në Sunnetin Tonë.

78. Plotëso faljet e rregullta të përcaktuara nga mesdita deri në errësirën e natës (Faljet e drekës, të pasditës, të mbrëmjes dhe të darkës) dhe lexo Kur'an herët në agim (falja e mëngjesit). Me të vërtetë që leximi i Kur'anit herët në agim është gjithnjë i dëshmuar (i ndjekur nga melekët e ditës dhe të natës, të ngarkuar për mbikqyrjen e njerëzve).
79. Dhe në një kohë nate (para agimit) gjithashtu falu me të (duke lexuar Kur'an), falje shtesë kjo për ty (O Muhammed, falje e lirë e pëlqyer me shumë vlera të larta). Mbase Zoti yt të ngre ty në Gradën e Lartë të premtuar të lavdërimit dhe shkëlqimit. (Mekamun Mehmud - vendin e nderit të ndërmjetësuesit të madh në Ditën e Ringjalljes).
80. Dhe thuaj (O Muhammed): "O Zoti im! Ma bëj hyrjen (në qytetin e Medines) të mirë, po kështu edhe dalja (nga Meka) të jetë e mirë dhe më siguro mua prej Teje një fuqi e burim ndihme."
81. Dhe thuaj: "E Vërteta (Islami, Kur'ani) ka ardhur dhe e pavërteta (mosbesimi, shejtani) është shuar. Sigurisht që e pavërteta është gjithnjë e prirur për t'u shuar."
82. Dhe Ne kemi zbritur nga Kur'ani atë që është shërim e mëshirë për ata që besojnë (në Islam dhe punojnë sipas tij), ndërsa nuk u shton gjë Dhalimunëve (keqbërësve, mohuesve) veçse humbje.
83. Megjithatë kur Ne derdhim Mirësitë Tona mbi njeriun, ai kthen shpinën dhe bëhet mospërfillës, tepër larg nga Udha e Drejtë dhe kur atë e godet e keqja, ai është në dëshpërim të madh.
84. Thuaj: "Gjithsecili vepron sipas Shakilatit të tij (sipas përkushtimit të tij, mënyrës së tij, qëllimit të tij ose sipas fesë së tij) dhe Zoti juaj e di më së miri se kush është më i drejtuari në Udhë të drejtë."
85. Dhe të pyesin ty (O Muhammed) për Ruhun (Shpirtin). Thuaj: "Ruhu (Shpirti) është prej atyre gjërave, dija për të cilat është vetëm tek Allahu, ndërsa nga Dija (juve o njerëz) ju është dhënë vetëm fare pak."
86. Dhe po të donim Ne, vërtet që mund të ta hiqnim atë (Kur'anin) që Ne ta kemi shpallur me frymëzimin Hyjnor. Pas kësaj ti nuk do të gjeje asnjë mbrojtës për të për veten tënde kundër Nesh.
87. Por kjo është Mëshirë nga Zoti yt. Vërtet që Mirësia e Tij mbi ty (O Muhammed) është kurdoherë tepër e madhe.
88. Thuaj: "Nëse njerëzimi dhe xhindet do të mblidheshin të gjithë bashkë për të nxjerrur ngjasimin e këtij Kur'ani, ata nuk do ta bënin dot përngjasimin e tij, edhe sikur ta ndihmonin njëri-tjetrin.
89. Dhe vërtet tashmë Ne u kemi shpjeguar njerëzve plotësisht në këtë Kur'an shembuj të çdo lloji, por shumica e njerëzimit kundërshton (të vërtetën dhe kënaqet) vetëm me mohimin.
90. Dhe thonë: "Ne nuk të besojmë ty (O Muhammed), derisa ti të bësh që të gurgullojë një burim uji nga toka për ne;
91. Ose të kesh një kopsht me hurma e vreshta dhe të bësh që të burojnë lumenj me ujë të mjaftueshëm mes tyre;
92. Ose na e bëj qiellin të bjerë copa-copa mbi ne siç ke pretenduar, ose na e sill Allahun dhe melekët para nesh, ballë për ballë;
93. Ose të kesh shtëpi me materiale të çmueshme (prej ari, argjendi, me xhevahire etj), ose të ngjitesh lart në qiell, bile edhe atëherë nuk do të besojmë në ngjitjen tënde, derisa të zbresësh për ne një Libër që të mund ta lexojmë." Thuaju: "I Lavdëruar dhe i Lartësuar qoftë Zoti im (Allahu) mbi të gjithë ato të liga që ata (mosbesimtarët) ia bashkojnë Atij! A jam unë tjetër veçse njeri i sjellur si i Dërguar?"
94. Dhe asgjë nuk i ndaloi njerëzit nga të besuarit, kur atyre u erdhi udhëzimi, përveç asaj që thanë: "A ka sjellë Allahu një njeri si të Dërguar?"
95. Thuaju: "Sikur të kishte në tokë melekë që të shëtitnin (si njerëzit) në paqë e siguri, atëherë sigurisht që Ne do të kishim zbritur nga qielli një melek si të Dërguar."
96. Thuaju: "I Mjaftueshëm është Allahu për Dëshmues mes meje dhe jush. Vërtet që Ai është gjithnjë në Dijeni të Plotë, Gjithëvëzhgues i robëve të Vet."
97. Dhe atë të cilin e udhëzon Allahu, tamam ai është i udhëhequr drejt, por atë të cilin Ai e humb, për të tillët nuk do të gjesh asnjë mbrojtës e ndihmues veç Atij dhe Ne do t'i mbledhim ata të gjithë bashkë Ditën e Kijametit me fytyra përmbys, të verbër, të shurdhër, të pagojë; vendbanimi i tyre do të jetë Xhehenemi; sa herë që do t'i ulet vala, Ne do ta shtojmë për ta rreptësinë e Zjarrit.
98. Ai është shpërblimi i tyre sepse ata i mohuan Ajetet Tona (shenjat, provat, shpalljet) dhe thanë: "Kur ne të jemi kocka e pluhur, a vërtet që do të ngrihemi prap si një krijim i ri?"

99. A nuk e shohin ata, se Allahu i Cili krijoi qiejt dhe tokën, është i Zoti të krijojë të rinj si shembulli i tyre? Ndërsa ka vendosur për ta një afat të caktuar për të cilin nuk ka pikë dyshimi, por Dhalimunët (mohuesit, keqbërësit) hedhin poshtë (të Vërtetën) dhe vetëm mohojnë.
100. Thuaju: "Sikur ju të kishit në duar Thesarët e Mëshirës së Zotit tim, atëherë ju padyshim do të shtrëngoheshi nga frika (e të shpenzuarit) dhe njeriu është gjithnjë koprrac e dorështrënguar!"
101. Dhe më parë vërtet që Ne i dhamë Musait nëntë argumente të qarta. Pyetni atëherë Bijtë e Israilit, kur ai (Musai) shkoi tek ata, ndërsa Faraoni i tha: "O Musa! Më duket se vërtet që ti je i lidhur me magji."
102. (Musai) i tha: "Në të vërtetë ti tashmë e more vesh se këto shenja nuk janë zbritur nga askush veçse nga Zoti i qiejve dhe i tokës si dëshmi e qartë, dhe unë mendoj se ti (o Faraon) je i dënuar dhe i poshtëruar nga shkatërrimi!"
103. Kështu ai (Faraoni) vendosi t'i nxjerrë ata jashtë tokës (së Egjiptit), por Ne e fundosëm atë me të gjithë ata që ishin me të.
104. Dhe pas tij, Ne u thamë Bijve të Israilit: "Banoni të lirë në tokë, pastaj, kur të afrohet premtimi i fundit (sjellja e Isait, ose Dita e Premtuar e Llogarisë), Ne do t'ju sjellim ju të gjithë së bashku si turmë e përzier (të mbledhur nga popuj e kombe të ndryshëm)."(Tefsir El-Kurtubi).
105. (Po kështu) me të vërtetë që Ne e kemi dërguar atë (Kur'anin) dhe me të vërtetë që ai ka zbritur; dhe Ne nuk të kemi dërguar ty (O Muhammed) jo si gjë tjetër, veçse si mbartës i përgëzimit (për Xhennetin e Begatë për ata që të ndjekin në Islam) dhe këshillues (e frikësues për Xhehenemin për ata që nuk të pranojnë e nuk ndjekin Islamin).
106. Ai është një Kur'an të cilin Ne e kemi ndarë (në pjesë), me qëllim që ti të mund t'ua lexosh njerëzve kohë pas kohe dhe Ne e kemi shpallur atë me faza e ndalesa (për 23 vjet sipas kohës e vendit të përcaktuar).
107. Thuaju: "Besuat në të (në Kur'an) apo nuk besuat, nuk ka dyshim se ata të cilëve u është dhënë dija para tij (jehudive dhe të krishterëve, të tillë që e pranuan atë si Abdullah bin Selam ose Selman El-Farisiu etj), kur u lexohet atyre, bien me fytyrë në tokë në sexhde nënshtruese."
108. Dhe thonë: "Lavdi i qoftë Zotit tonë, sigurisht që Premtimi i Zotit tonë duhet plotësuar."
109. Dhe ata bien me fytyrë për tokë (në sexhde) dhe kjo ua shton nënshtrimin (ndaj Allahut).
110. Thuaju: "Lutjuni Allahut apo lutjuni të Gjithëmëshirshmit (Allah), me çfarëdo Emri që t'i drejtoheni Atij (prej Emrave të Tij është njësoj), pasi Atij i takojnë Emrat më të Mirë (e më të Lartë), ndërsa kryjeni faljen jo me zë të lartë dhe as me zë të ulët, por ndiqni një rrugë mesatare."
111. Dhe thuaj: "Gjithë lavdërimet dhe falënderimet janë për Allahun i Cili nuk ka lindur bir (e asnjë lloj pasardhësi) dhe i Cili nuk ka asnjë shok a të barabartë në Mbisundimin e Tij, as nuk është aq poshtë sa të ketë Veli (ndihmues, mbrojtës apo mbështetës). Dhe lartësoje Atë me gjithë Madhështinë dhe Madhërinë (që i takon)."

## El Kehf - Shpella

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

1. Gjithë lavdërimet dhe falënderimet janë për Allahun i Cili i ka dërguar robit të Tij (Muhammedit a.s.) Librin (Kur'anin) dhe nuk ka sjellë e nuk ka lejuar në të asnjë shtrembërim.
2. (Allahu e ka bërë atë) të Drejtë e të Qartë për t'u tërhequr vëmendjen (mosbesimtarëve) për ndëshkim të ashpër prej Tij dhe për të përgëzuar besimtarët (e Allahut, muslimanët) që punojnë mirësi e drejtësi, se ata do të kenë shpërblim të mrekullueshëm (Xhennetin).
3. Ata do të banojnë aty përherë.
4. Dhe për të këshilluar ata (jehuditë, të krishterët, paganët) të cilët thanë, "Allahu ka lindur bir (ose fëmijë)."
5. Asnjë dije nuk kanë ata për një gjë të tillë, as edhe të parët e tyre. Fjalë e rëndë del nga goja e tyre. Ata nuk thonë gjë tjetër veçse gënjeshtër.
6. Mbase ti (O Muhammed) do të vrasësh veten nga pikëllimi duke u shkuar pas atyre (duke i ftuar e ata largohen prej teje), sepse ata nuk besojnë në këtë Mesazh (Kur'anin dhe Islamin).
7. Vërtet që Ne e kemi bërë çfarë është në tokë si stoli për të, me qëllim që Ne të mund të provojmë ata (njerëzit), se cilët prej tyre janë më të mirët në drejtim e veprime.
8. Dhe sigurisht që Ne do ta bëjmë gjithçka në të (në tokë) dhe të thatë e të vdekur (pa asnjë lloj gjallese në të).

9. A mendon se bujtësit e Shpellës dhe Mbishkrimi (njoftimi për ta ose emrat e tyre) ishin nga Shenjat Tona të mrekullueshme?
10. (Kujto kohën) kur djemtë e rinj ikën për t'u fshehur (prej popullit të tyre mosbesimtar) te Shpella duke thënë: "Zoti ynë! Derdh mbi ne Mëshirë nga Ti Vetë dhe na e lehtëso neve brengën që kemi për në Rrugën e Drejtë!"
11. Kështu Ne ua mbuluam dëgjimin atyre (duke i vënë në gjumë të thellë) në Shpellë për ca vite.
12. Pastaj Ne i ngritëm ata (nga gjumi) që Ne të provonim se cili nga dy grupet ishte më i saktë në llogaritjen e kohës që kishin mbetur atje.
13. Ne ta kujtojmë ty (O Muhammed) ndodhinë e tyre me vërtetësi: Vërtet që ata ishin djem të rinj që besuan në Zotin e tyre (Allahun) dhe Ne ua shtuam edhe më udhëzimin (e i forcuam në Rrugën e Drejtë).
14. Dhe Ne i bëmë zemrat e tyre të forta e të qëndrueshme (me dritën e Besimit tek Allahu) kur u ngritën e thanë: "Zoti ynë është Zoti i qiejve dhe i tokës, ne kurrë nuk do t'i drejtohemi ndonjë të adhuruari tjetër veç Tij; po ta bënim një gjë të tillë, ne vërtet që do të kishim treguar poshtërsi e mosbesim.
15. Këta njerëzit tanë kanë zgjedhur për adhurim perëndi të tjera veç Atij (Allahut). Pse nuk sjellin ata provë bindëse e të qartë për to? E kush bën gabim më të madh se sa ai i cili trillon gënjeshtër ndaj Allahut?
16. (Ndërsa i thanë njëri-tjetrit): Dhe kur ju u tërhoqët prej tyre dhe prej atyre që ata i adhuronin përveç Allahut, atëherë kërkoni mbrojtje në Shpellë: Zoti juaj do të hapë një rrugë për ju nga Mëshira e Tij dhe do t'jua lehtësojë juve shqetësimin tuaj."
17. Dhe ju mund ta kishit parë diellin kur lindte, duke u varur djathtas nga shpella e tyre gjatë perëndimit dhe kur perëndonte plotësisht largohej prej tyre nga e majta, ndërsa ata qëndronin shtrirë në mes të Shpellës. Kjo është një nga shenjat treguese të Allahut. Ai të cilin e ka udhëzuar Allahu, është i udhëzuari drejt, por për atë të cilin Ai e shpie në rrugë të gabuar, ju nuk do të gjeni dot asnjë udhëzues që ta drejtojë (në Udhën e Drejtë).
18. Ndërsa ju do t'i mendonit të zgjuar kur ata ishin duke fjetur dhe Ne i kthenim ata nga e djathta dhe nga e majta, kurse qeni i tyre me dy këmbët e para të shtrira te hyrja (e Shpellës si roje te porta). Po t'i kishe parë ata, sigurisht që do të kishe ikur me të shpejtë dhe do të ishe mbushur me tmerr prej tyre.
19. Kësisoj, Ne i zgjuam ata (nga gjumi i gjatë e i thellë) që ta pyesnin njëri-tjetrin. Njëri prej tyre tha: "Sa kohë keni qëndruar (këtu në gjumë)?" Ata iu përgjigjën: "Kemi qëndruar mbase një ditë ose një pjesë të saj." (Disa) thanë: "Zoti juaj, Ai Vetëm e di më mirë se sa kohë keni qëndruar (këtu në gjumë)...Tash, dërgoni njerin prej jush me këtë monedhë argjendi në qytet dhe të gjejë ushqim të pastër e të ligjshëm për t'u ngrënë dhe t'ju sjell juve të tjerëve këtu dhe le të ketë kujdes të mos marrë vesh gjë njeri për ju.
20. Pasiqë po të merrnin vesh për ju, ata do t'ju gurëzonin ose do t'ju kthenin në fenë e kultin e tyre dhe në rast të tillë, ju kurrë nuk do të ishi të fituar."
21. Dhe kështu pra, Ne e bëmë të njohur çështjen e tyre për njerëzit që ata të mund ta kuptonin se Premtimi i Allahut është i vërtetë dhe se nuk mund të ketë pikë dyshimi për Orën (Çastin e Fundit). (Përkujto) kur ata (banorët e qytetit) shprehën mospajtime mes njëri-tjetrit për çështjen e tyre dhe thanë: "Ndërtoni një ndërtesë mbi ta, Zoti i tyre e di më mirë për ta", pastaj ata që fituan mbi çështjen e tyre (mbase mosbesimtarët) thanë: "Me të vërtetë që ne do të ndërtojmë një vend-adhurimi mbi ta."
22. Thonë (disa) se ata ishin tre, qeni i katërti i tyre; dhe (të tjerë) thonë se ata ishin pesë, qeni i gjashti - duke marrë kështu me mend Gajbin (të fshehtën e të panjohurën); (megjithatë të tjerë prapë) thonë se ata ishin shtatë dhe qeni i teti. Thuaju (O Muhammed): "Zoti im e di më mirë numrin e tyre; askush nuk e di atë përveç një pakice të vogël." Kështu që mos diskuto (për numrin e tyre, për çështjen e tyre si e qysh etj) veçse me provën e qartë (që Ne ta kemi shpallur ty) dhe mos merr mendim nga asnjë prej tyre (prej popujve të Librave të Parë, jehudive dhe të krishterëve) për çështjen e Bujtësve të Shpellës.
23. Dhe mos thuaj për asgjë, "Do ta bëj këtë e atë gjë nesër."
24. Përveç (me thënien), "Nëse do Allahu (In shae-llah)!" dhe përmende Zotin tënd kur harron dhe thuaj: "Mbase Zoti im më udhëzon mua drejt një rruge më afër të vërtetës se sa kjo."
25. E ata qëndruan në Shpellën e tyre treqind vjet (diellore) duke shtuar nëntë (për vitet hënore). (Tefsir Al-Kurtubi).
26. Thuaju: "Allahu e di më mirë se sa qëndruan. Me Të është Gajbi (Dija e së fshehtës dhe e së panjohurës) i qiejve dhe i tokës." Sa qartë Ai sheh e dëgjon (çdo gjë)! Ata nuk kanë

ndihmues e mbrojtës tjetër përveç Atij dhe Ai nuk e ndan Vendimin dhe Ligjin e Gjykimit të Tij me askënd.
27. Dhe lexo (e mëso) çfarë të është shpallur ty nga Libri (Kur'ani) i Zotit tënd. Askush nuk mund t'i ndryshojë Fjalët e Tij dhe nuk do të gjesh strehues tjetër askënd përveç Atij.
28. Dhe mbaje veten tënde me durim ndaj atyre që i drejtohen Zotit të tyre mëngjes e mbrëmje duke kërkuar Fytyrën e Tij dhe mos i hiq sytë mënjanë prej tyre duke dëshiruar salltanetin dhe shkëlqimin e jetës së kësaj bote, si dhe mos iu bind atij, zemrën e të cilit Ne e kemi bërë të pavëmendshme ndaj Përkujtimit Tonë, atij i cili ndjek dëshirat dhe epshet e tij vetjake, atij çështja e të cilit është e humbur dhe veprat e të cilit kanë kaluar çdo kufi.
29. Dhe thuaj: "E vërteta është nga Zoti juaj." Atëherë, kushdo që dëshiron, le të besojë dhe ai që nuk dëshiron, le të mos besojë. Sigurisht që Ne kemi përgatitur për Dhalimunët (zullumqarët, keqbërësit, mosbesimtarët) një Zjarr, muret e të cilit do t'i mbështjellin ata (mosbesimtarët e Njësisë së Allahut) dhe nëse kërkojnë ndihmë (lehtësim, ujë), atyre do t'u jepet ujë si vaji që vlon, i cili do t'ua përvëlojë fytyrat. Pije e tmerrshme për t'u pirë dhe vend i poshtër për të banuar!
30. Padyshim se për ata që besuan dhe punuan drejtësi, sigurisht që Ne nuk do ta humbim kurrë shpërblimin për këdo që punon drejtësi (sipas besimit të tij të pastër për Allahun).
31. Tamam për këta do të jenë Kopshtet e Begatisë së Përjetshme; atje nën ta rrjedhin lumenj, aty do të stolisen me bylyzykë të florinjtë dhe do të veshin rroba mëndafshi të dendur të mrekullueshëm. Ata do të pushojnë atje në frone të lartë. Sa shpërblim i mirë dhe çfarë vendbanimi i mrekullueshëm.
32. Dhe sillu atyre shembullin e dy vetave: njërit prej tyre Ne i patëm dhënë dy kopshte me vreshta dhe ia patëm rrethuar që të dy me hurma ndërsa ndërmjet tyre patëm vendosur fusha të gjelbëruara bereqeti.
33. Secili prej atyre dy kopshteve jepte prodhimet e tij dhe nuk e humbën aspak begatinë e frutave të tyre; po kështu Ne bëmë edhe lumë të gurgullojë mes tyre.
34. Dhe kështu ai kishte fruta të bollshëm. I tha shokut të tij gjatë një bisede të rastit me të: "Unë kam më shumë se ti pasuri dhe jam më i fortë e i nderuar ndër njerëz." (Tefsir Al-Kurtubi).
35. Dhe shkoi pastaj në kopshtin e tij në gjendje të tillë (krenarie e mosbesimi) i padrejtë për veten e vet. Tha: "Nuk më duket se do të shterrojë gjithë kjo ndonjëherë.
36. Edhe nuk mendoj se Ora (Çasti i Fundit i botës) do të vijë ndonjëherë dhe vërtet nëse do të sillesha prapë te Zoti im (Ditën e Gjykimit), sigurisht që do të gjeja më tepër begati se kjo kur të kthehesha tek Ai."
37. Shoku i tij i tha gjatë bisedës me të: "A shpreh mosbesim në Atë i Cili të krijoi ty nga dheu (babanë e parë, Ademin), pastaj nga Nutfah (lëngu i ngjizur i krijuar nga bashkimi i dy vezëve) pastaj të dha formën e njeriut të plotë?
38. Sa për mua, unë besoj se Ai është Allahu, Zoti im dhe nuk do të bashkoj kurrë ndokënd ose ndonjë gjë me Zotin tim.
39. Do të ishte më mirë për ty të thoshe kur hyre në kopshtin tënd: 'Ajo që do Allahu! Nuk ka fuqi veçse në Allahun' (Ma shaell-llah, la havle la kuv-vete il-la bil-lah)', nëse më sheh mua me më pak pasuri dhe fëmijë,
40. Mundet që Zoti im të më japë mua më tepër mirësi se kopshti yt dhe të dërgojë mbi tëndin papritur rrufe (ndëshkuese) nga qielli, pastaj do të bëhej veçse hapësirë dheu e rëre.
41. Ose uji prej andej (nga kopshtet) mund të humbë e të fundoset në tokë saqë ti nuk do të mundesh ta kërkosh."
42. Kështu frutat e tij u mbështollën (nga shkatërrimi) dhe ai mbeti duke fërkuar duart me keqardhje për çfarë kishte shpenzuar në të, ndërkohë që ajo (pasuri) u shkatërrua e gjitha që nga rrënjët nga të gjitha anët. Ai vetëm mundi të thoshte: "(Medet për mua!) Ah! Vetëm sikur të mos i kisha vënë shok Zotit tim!" (Tefsir Ibn Kethir).
43. Dhe ai nuk pati asnjë grup njerëzish që ta ndihmonin atë kundër Allahut dhe as nuk ishte në gjendje të mbronte e të shpëtonte veten e vet.
44. Atje (Ditën e Llogarisë) El-Velajeh (mbrojtja, fuqia, mbizotërimi) do të jetë vetëm për Allahun, Zotin e Vërtetë. Ai (Allahu) është më i Miri për shpërblim dhe më i Miri për suksesin e fundit.
45. Jepu atyre shembullin e jetës së kësaj bote: është tamam si shiu që Ne zbresim nga qielli dhe me të përzihet dhe e përpin bimësia e tokës dhe bëhet e njomë dhe e gjelbër, por (shpejt pas kësaj) thahet e copëtohet dhe e merr era. Dhe është vetëm Allahu i Cili mbizotëron dhe i Cili ka Fuqi për të bërë gjithçka.

46. Pasuria dhe fëmijët janë zbukurimi i jetës së kësaj bote, kurse veprat e mira e të drejta të cilat mbeten e nuk shuhen, janë më të mirat me Zotin tënd për shpërblim dhe për themelet e shpresës.
47. Dhe (kujto) Ditën kur Ne do t'i bëjmë malet të shkulen (e të bëhen pluhur) e ta shohësh tokën fushë të rrafshët dhe Ne do t'i grumbullojmë ata të gjithë bashkë që të mos lëmë asnjë prej tyre prapa.
48. Dhe ata do të vendosen para Zotit tënd në radhë (e Ai do t'u thotë): "Tash vërtet ju keni ardhur te Ne ashtu siç ju krijuam Ne herën e parë. Ah! Por ju menduat se Ne nuk kishim caktuar për ju takim (me Ne)."
49. Dhe Libri (veprat e shkruara) do t'i vihet secilit përpara (në të djathtë për besimtarët e në të majtë për mosbesimtarët) dhe do t'i shohësh Muxhrimunët (mëkatarët, kriminelët, mosbesimtarët) të frikësuar prej asaj që është e shkruar në të. Këta do të thonë: "Mjerë ne! Ç'lloj Libri është ky që nuk ka lënë asgjë të vogël e të madhe pa u shkruar e pa u marrë në llogari!?" Kështu ata do të gjejnë gjithçka që ata bënë të vendosur para tyre dhe Zoti yt nuk i bën askujt padrejtësi.
50. (Kujto edhe) kur Ne u thamë melekëve: "I bini në sexhde Ademit." Kështu ata të gjithë u lëshuan me fytyrë përtokë përveç Iblisit. Ai ishte një prej xhindeve dhe nuk iu bind Urdhërit të Zotit të tij. A do ta zgjidhni ju atëherë më mirë atë dhe pasardhësit e tij mbrojtës e ndihmues se sa Mua, ndërkohë që ata janë armiq të hapur për ju? Sa i poshtër është këmbimi për Dhalimunët (keqbërësit, mosbesimtarët).
51. Unë (flet Allahu) nuk e bëra e nuk i thirra ata (Iblisin me shokë) të dëshmojnë (dhe as nuk mora ndihmën e tyre për) krijimin e qiejve dhe të tokës, bile as për vetë krijimin e tyre, dhe Unë as nuk do të merrja ç'orientues e humbës (të njerëzve) për ndihmues.
52. (Kujto edhe) Ditën kur Ai do të thotë: "Thirrni ata (të ashtuquajturit prej jush) shokët e të barabartët e Mi të cilët ju i mendonit të tillë." Pastaj ata do të çirren mbi ta, por ata (të adhuruarit e tyre) nuk do t'u përgjigjen, ndërsa Ne do të vëmë ndërmjet tyre Meubika (armiqësi dhe shkatërrim).
53. Dhe Muxhrimunët (mëkatarët, politeistët, kriminelët) do ta shohin Zjarrin dhe do ta kuptojnë qartë se ata duhet të bien brenda në të dhe nuk do të gjejnë rrugë shpëtimi prej andej.
54. Dhe sigurisht që Ne kemi paraqitur qartë çdo lloj shembulli në këtë Kur'an për mbarë njerëzimin, por njeriu është kurdoherë për çdo gjë më grindavec se çdo gjë tjetër.
55. Dhe asgjë nuk i pengoi njerëzit që të besojnë, tash që atyre u ka ardhur Udhërrëfyesi (Kur'ani) dhe që të kërkojnë Faljen nga Zoti i tyre. Apo mos është se ata kërkojnë që të përsëriten rrugët e të parëve edhe me ta (siç u shkatërruan ata, presin edhe shkatërrimin e vet nga Allahu), apo t'u sillet ndëshkimi ballë për ballë?
56. E Ne nuk i kemi çuar të Dërguarit veçse si përgëzues dhe këshillues, por ata që mohojnë, kundërshtojnë me gjëra të paqena, me qëllim që të dobësojnë e të rrëzojnë të vërtetën që këtej dhe i marrin e i trajtojnë Ajetet (shenjat, treguesit, provat) e Mia si shaka e për t'u tallur edhe me vetë faktin se atyre u tërhiqet vëmendja!
57. Dhe kush bën më tepër padrejtësi se sa ai të cilit ia kujtojnë Ajetet (shenjat, treguesit, provat) e Zotit të tij, por ai u kthen shpinën atyre duke harruar çfarë kanë punuar duart e tij? Vërtet që Ne kemi vënë perde mbi zemrat e tyre që të mos e kuptojnë atë (Kur'anin) dhe në veshë shurdhësi dhe nëse ti (O Muhammed) i fton ata në të drejtën, edhe atëherë ata kurrë nuk do të udhëzohen.
58. Por Zoti yt është Falës pa kufi, Zotërues i Mëshirës së gjërë. Po t'i merrte Ai në llogari ata për atë që u takon nga çfarë kanë bërë, atëherë sigurisht që Ai do ta kishte shpejtuar ndëshkimin e tyre, por ata kanë afatin e tyre të përcaktuar, përtej të cilit ata nuk do të gjejnë më shpëtim.
59. Dhe ato vendbanime (popullin e Nuhut, Aadin, Themudin, Medjenin etj) Ne i shkatërruam kur ata punuan padrejtësi e poshtërsi, por Ne vendosëm për ta afat të caktuar për shkatërrimin e tyre.
60. (Kujto) edhe kur Musai i tha shërbyesit të tij: "Nuk do të ndalem deri sa të arrij vendin ku takohen dy detet ose deri sa të kaloj vite e vite në udhëtim."
61. Por kur ata arritën në vendin e bashkimit të dy deteve, ata harruan peshkun e tyre i cili mori rrugën e tij nëpër det duke e hapur atë si tunel.
62. Kështu kur ata shkuan më tej (përtej vendit të caktuar për takim), Musai i tha djaloshit: "Na e sill ushqimin e mëngjesit, vërtet që jemi lodhur shumë në udhëtimin tonë."

63. Ai (djaloshi - Jushaë bin Nun) i tha: "A të kujtohet kur arritëm te shkëmbi? Unë e harrova peshkun; askush veçse shejtani më bëri që të mos e kujtoj. Ai mori rrugën për në det në mënyrë të habitshme!"
64. (Musai) i tha: "Kjo është ajo që po kërkonim." Kështu ata u kthyen prapë duke ndjekur gjurmët e tyre të para.
65. Pastaj ata gjetën një nga robët Tanë, tek i cili Ne kishim dhuruar mëshirë prej Nesh dhe të cilit Ne i kishim mësuar dije nga e Jona.
66. Musai i tha atij (Khidrit): "A mund të të vijë pas, që ti të më mësosh mua diçka nga ajo dije (urtësi, udhëzim në Udhë të Drejtë) që të është mësuar ty (nga Allahu)?"
67. Ai (Khidri) i tha: "Sigurisht që ti nuk do të jesh në gjendje të kesh durim e përmbajtje me mua!
68. Dhe si do të kesh durim për një gjë që ti nuk e di?"
69. (Musai) Tha: "Në dashtë Allahu, do të më gjesh mua të duruar dhe nuk do të të kundërshtoj në asgjë."
70. Ai (Khidri) i tha: "Atëherë, nëse ti më ndjek mua, mos më pyet për asgjë, derisa unë vetë të ta zë me gojë."
71. Kështu vazhduan ata të dy bashkë derisa, kur hipën në një anije, ai (Khidri) e shpoi atë. Musai i tha: "A e shpove që t'i fundosësh njerëzit e saj? Vërtet që ke bëre një gjë Imra (Munkar - punë e keqe, e urryer)."
72. Ai (Khidri) i tha: "A nuk të thashë se ti nuk do të jesh në gjendje të kesh durim me mua?"
73. Musai i tha: "Mos më qorto pse harrova dhe mos ji i ashpër me mua duke më sjellë vështirësi në çështjen time me ty."
74. Pastaj ata vazhduan të dy derisa takuan një djalë të cilin ai e mbyti. Musai i tha: "Ke mbytur një njeri të pafajshëm i cili s'ka vrarë kënd! Vërtet ke bërë një gjë Nukra (Munker të madh - gjë e ndaluar, e poshtër, e tmerrshme)!
75. (Khidri) i tha: "A nuk të thashë se ti nuk do të jesh në gjendje të kesh durim me mua?"

## Pjesa 16

76. (Musai) i tha: "Në qoftë se të pyes për ndonjë gjë pas kësaj, atëherë mos më lejo të të shoqëroj. Tashmë e tutje ndaj meje ke arsyetim të plotë."
77. Pastaj vazhduan të dy derisa, kur ata takuan njerëzit e një qyteti, u kërkuan atyre për të ngrënë, por ata nuk pranuan që t'i mirëpresin. Pastaj ata të dy gjetën atje një mur gati në të rrëzuar, ndërsa ai (Khidri) e rindërtoi atë. (Musai) tha: "Po të kishe dashur, sigurisht që do të kishe marrë pagesë për të!"
78. (Khidri i) tha: "Kjo është ndarja mes meje e teje. Unë do të të tregoj shpjegimin e urtësinë për ato gjëra që ti nuk qe në gjendje të tregoje durim.
79. Sa për anijen, ajo u takonte njerëzve të varfër që punonin në det, kështu që unë desha ta bëj me difekt për punë, pasi kishin një mbret pas tyre i cili grabiste çdo anije me forcë.
80. Sa për djalin, prindërit e tij ishin besimtarë dhe ne patëm frikë se mos ai do t'u shkaktonte atyre dhimbje duke ngritur krye dhe duke mos besuar.
81. Kështu që ne dëshiruam që Zoti i tyre t'ua ndërronte atyre atë me një më të mirë, më të drejtë e më të pastër dhe më të dhimbsur (ndaj prindërve).
82. Ndërsa për murin, ai u takonte dy jetimëve në qytet dhe nën të ishte një thesar që u takonte atyre. Babai i tyre ishte njeri i drejtë dhe Zoti yt dëshironte që ata të arrinin moshën e pjekurisë së plotë dhe ta merrnin thesarin e tyre si mëshirë nga Zoti yt, kurse unë nuk e bëra atë sipas bindjes sime. Ky ishte shpjegimi e urtësia për ato gjëra që ti nuk ishe në gjendje të tregoje durim."
83. Të pyesin ty (O Muhammed) edhe për Dhulkarnejnin. Thuaju: "Unë do t'ju rrëfej diçka nga historia e tij."
84. Sigurisht që Ne e vendosëm atë në tokë dhe Ne i dhamë atij rrugë e mjete për të arritur çdo gjë.
85. Kështu që ai ndoqi një rrugë,
86. Derisa, kur arriti vendperëndimin e diellit (vendin më të largët në tokë që mundi të arrijë), pa që ai po perëndonte në një vend ku buronte ujë i zi i turbulluar dhe aty pranë gjeti një popull që banonte në të. Ne i thamë (me frymëzim?): "O Dhulkarnejn! Ose ndëshkoji, ose sillu me mirësi ndaj tyre."
87. Ai tha: "Sa për atë (që nuk beson Allahun) që bën padrejtësi, ne do ta ndëshkojmë atë dhe pastaj ai do të kthehet prapë te Zoti i tij i Cili do ta ndëshkojë atë me dënim të padëgjuar (në Xhehenem).

88. Por, sa për atë që beson (Allahun) dhe punon drejtësi, ai do të ketë shpërblimin më të mirë (Xhennetin), nga fjalët e buta e drejtuese që do t'i themi (do të jetë më i drejtuar e do të ketë rrugën për në Xhennet më të lehtë)."
89. Pastaj ai ndoqi një rrugë tjetër (nga lindja),
90. Derisa, kur arriti tek vendi ku lindte dielli (vendi më i largët në lindje ku arriti), pa se ai lind te një popull të cilëve Ne nuk u kishim dhuruar mbulesë për t'u mbrojtur nga dielli.
91. Kështu ishte! Dhe Ne dinim gjithçka që ishte përpara tij (Dhulkarnejnit).
92. Pastaj ai mori një rrugë tjetër,
93. Derisa, kur arriti mes dy malesh, ai gjeti aty pranë një popull që mezi kuptonte ndonjë fjalë (kuptoheshin me vështirësi me ta).
94. Ata i thanë: "O Dhulkarnejn! Me të vërtetë që Jexhuxhët e Maxhuxhët po bëjnë shumë të këqija e fatkeqësi në tokë. A të të paguajmë ty një detyrim (në formë pagese) me qëllim që ti të mundesh të na ngresh një pengesë të pakalueshme mes nesh dhe atyre?"
95. Ai tha: "Ajo (fuqi, autoritet, pasuri) në të cilën më ka vendosur Zoti im është më e mirë (se sa shpërblimi juaj), kështu që më ndihmoni me fuqi (punëtore) dhe unë do të ndërtoj mes jush dhe atyre një pengesë të pakalueshme.
96. "Më sillni atëherë blloqe hekuri", pastaj kur e mbushi grykën mes dy maleve shkëmbore, tha: "Fryni (me shakull)" derisa i nxehu fort, (pastaj) shtoi: "Më sillni bakër të shkrirë për ta derdhur mbi ta."
97. Kështu ata (Jexhuxh e Maxhuxhët) u bënë të pafuqishëm për t'iu ngjitur ose për ta shpuar.
98. (Dhulkarnejni) tha: "Kjo është mëshirë prej Zotit tim, por kur të vijë Premtimi i Zotit tim, Ai do ta sheshojë atë përtokë dhe Premtimi i Zotit tim është gjithnjë i vërtetë."
99. Dhe atë Ditë (Ditën kur ata, Jexhuxh e Maxhuxhët do të dalin që andej), Ne do t'i lëmë të gufojnë si valë deti mbi njëri-tjetrin (kaq shumë do të jenë) dhe pastaj do t'i fryhet Surit e Ne do t'i grumbullojmë ata (krijesat) të gjitha së bashku.
100. Dhe atë Ditë Ne do t'ua paraqesim Xhehenemin mosbesimtarëve që ta shohin qartë në pamje,
101. (Atyre) sytë e të cilëve kanë qenë nën vello nga Përkujtuesi Im (Kur'ani) dhe që nuk duronin ta dëgjonin atë.
102. A mos mendojnë ata që nuk besojnë se ata mund të marrin robët e Mi (të Dërguarit e Mi: Isain, birin e Merjemes, Uzejrin, melekë, shenjtorë etj) si Eulija (zota, mbrojtës, ndihmues) përveç Meje? Vërtet që Ne kemi përgatitur Xhehenemin për kënaqësinë e mosbesimtarëve (të Njësisë së Allahut e të Islamit).
103. Thuaju (O Muhammed): "A t'ju tregojmë Ne humbësit më të mëdhenj për veprat e tyre?
104. Ata përpjekjet e të cilëve janë harxhuar kot në jetën e dynjasë duke menduar se po përfitonin mirësi nga veprat e tyre!
105. Këta janë ata të cilët mohojnë Ajetet (provat, shenjat, shpalljet) e Zotit të tyre dhe Takimin me Të (në Jetën e Pastajme për të dhënë llogari), kështu që veprat e tyre janë të kota e nuk do t'u sjellin dobi dhe në Ditën e Kijametit Ne nuk do t'ua vëmë fare në peshojë.
106. Ai do të jetë shpërblimi i tyre, Xhehenemi; kjo për atë që mohuan dhe i morën Ajetet (provat, treguesit, shenjat, shpalljet) e Mia dhe të Dërguarit e Mi si shaka për t'u tallur.
107. Sigurisht se ata që besuan (në Njësinë e Allahut, të Dërguarin e Tij, Islamin) dhe punuan mirësi e drejtësi, do të kenë Kopshtet e Xhennetit Firdeus (vendet më të larta të Xhennetit) për kënaqësinë e tyre,
108. Ku do të banojnë përgjithmonë. Asnjë dëshirë nuk do të kenë ata për t'u hequr prej andej."
109. Thuaj (O Muhammed njerëzimit): "Sikur deti të ishte ngjyrë (për të shkruar) Fjalët e Zotit tim, pa asnjë mëdyshje se deti do të shterrohej para se të mbaronin Fjalët e Zotit tim, madje edhe sikur të sillnin edhe një të dytë si ai në ndihmë të tij."
110. Thuaj (O Muhammed): "Unë jam vetëm një njeri si edhe ju, (por) mua më është frymëzuar e më është shpallur se i adhuruari juaj është Një i Adhuruar i Vetëm, Allahu; kështu pra, kushdo që shpreson për Takimin me Zotin e tij, le të punojë mirësi e drejtësi dhe të mos i bashkojë askënd për shok në adhurim Zotit të tij."

## Merjem

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

1. Kaf, Ha, Ja, Ajn, Sad.
2. (ky është) Tregimi për Mëshirën e Zotit tënd ndaj robit të Tij, Zekerija.

3. Kur ai iu drejtua Zotit të tij me lutje të fshehtë,
4. Duke thënë: "Zoti im! Me të vërtetë që kockat më janë dobësuar dhe flokë të thinjura më kanë mbuluar kokën, por unë kurrë nuk kam qenë i pabekuar (prej Teje) në lutjet e mia ndaj Teje, O Zoti im!
5. Dhe vërtet se kam frikë të afërmit e mi pas meje, përderisa gruaja ime është që nuk lind, kështu që më dhuro prej Teje një trashëgues.
6. I cili do të më trashëgojë mua dhe pasardhësit e Jakubit dhe bëje atë, O Zoti im, që Ti të jesh sa më i Kënaqur me të!"
7. (Allahu i tha): "O Zekerija! Tashmë Ne sigurisht që do të të japim lajmin e mirë për një djalë, emri i të cilit do të jetë Jahja, emër të cilin Ne nuk ia kemi dhënë askujt para tij."
8. Ai i tha: "Zoti im! Si mund të kem unë bir, kur gruaja ime është që nuk lind, ndërsa unë kam arritur moshën e thyer të pleqërisë?"
9. Ai (Allahu) tha: "Kështu (do të jetë)! Kështu thotë Zoti yt! Është tepër lehtë për Mua. Sigurisht që Unë të kam krijuar edhe ty më parë, kur nuk ishe fare!"
10. (Zekerija) tha: "Zoti im! Më jep një shenjë (dalluese që ta kuptoj)." Ai (Allahu) tha: "Shenja për ty është se nuk do t'u flasësh njerëzve për tri netë me radhë edhe pse nuk ke asnjë të metë trupore."
11. Pastaj doli jashtë te populli i tij nga Mihrabi (vendi i tij i faljes). Ai u tregoi atyre me shenjë që të lavdërojnë Madhështinë e Allahut mëngjes e mbrëmje.
12. (Biri i tij u urdhërua): "O Jahja! Mbahu fort pas Librit të Parë (Teuratit)!" Dhe ne i dhamë atij Urtësi duke qenë akoma fëmijë.
13. Dhe (e bëmë atë) të dashur ndaj njerëzve si mëshirë nga Ne, të pastër nga gjynahet dhe ai qe i drejtë dhe i devotshëm,
14. Dhe i përkushtuar ndaj prindërve të tij e nuk qe as mospërfillës e as i pabindur (ndaj Allahut dhe ndaj prindërve të tij).
15. Dhe Selam (paqë) qoftë mbi të ditën që ai u lind, ditën që do të vdesë dhe ditën që do të sillet përsëri në jetë (Ditën e Ringjalljes)!
16. Përmende në Libër (në Kur'an, tregimin për) Merjemen, kur ajo u tërhoq në vetmi nga familja e saj diku në një vend nga lindja.
17. Ajo vuri një perde ndaj tyre, pastaj Ne ia dërguam asaj Ruhun Tonë (Melekun Xhibril) dhe ai iu paraqit përpara asaj në formë njeriu.
18. Ajo i tha: "Sigurisht që unë i mbështetem të Gjithëmëshirshmit për mbrojtje nga ti, nëse vërtet e ke frikë Atë, Allahun."
19. (Xhibrili) i tha: "Unë jam vetëm një i Dërguar nga Zoti yt, (për të njoftuar) për dhuratën me një djalë të drejtë e të përkushtuar për ty."
20. Ajo tha: "Si mund të kem unë djalë, kur mua nuk më ka prekur asnjë burrë dhe as nuk jam e pamoralshme?"
21. Ai (Xhibrili) i tha: "Kështu (do të bëhet), Zoti yt thotë: 'Kjo është e lehtë për Mua: dhe Ne duam ta caktojmë atë si shenjë për njerëzimin dhe si mëshirë prej Nesh dhe kjo është një çështje tashmë e vendosur'."
22. Kështu që ajo e ndjeu që mbeti me barrë me të (Isain) dhe u tërhoq bashkë me të në një vend të largët (Bethlehem, rreth 6 milje larg Kudsit).
23. Ndërsa dhimbjet e lindjes e çuan te trungu i një hurme. Ajo tha: "Ah, sikur të kisha vdekur përpara kësaj dhe të isha harruar e paparë!"
24. Pastaj një zë poshtë saj (mbase foshnja që lindi ose Xhibrili) thirri duke thënë: "Mos u pikëllo! Zoti yt ka siguruar për ty një çurg uji aty poshtë teje.
25. Dhe shkunde trupin e hurmës nga ti, do të lëshojë mbi ty hurma të freskëta e të pjekura.
26. Kështu që ha e pi dhe ji e kënaqur dhe po të shohësh ndonjë njeri, thuaji: 'Me të vërtetë unë i jam betuar të Gjithëmëshirshmit (Allah) për agjërim (heshtje), kështu që nuk do t'i flas asnjë njeriu këtë ditë'."
27. Pastaj e solli atë (fëmijën) te njerëzit e saj duke e mbajtur në duar. Ata i thanë: "Oj Merjeme! Me të vërtetë që ti na ke sjellë një gjë Ferija (gjë të jashtëzakonshme e të padëgjuar). (Tefsir At-Tabari).
28. Oj motra e Harunit! Babai yt nuk ishte njeri që të bënte marrëdhënie të paligjshme me kënd dhe as nëna jote nuk ishte grua e pamoralshme!"
29. Pastaj ajo bëri me shenjë drejt atij (fëmijës). Ata thanë: "Si mund t'i flasim atij që është foshnjë në djep?"
30. Ai (Isai në djep) tha: "Me të vërtetë që unë jam rob i Allahut. Ai më ka dhënë mua Librin (Inxhilin) dhe më ka bërë Pejgamber;

31. Dhe Ai më ka bërë mua të bekuar kudo që të jem dhe më ka urdhëruar Salatin (faljen e Namazit) dhe Zekatin (pagesën e detyruar mbi pasurinë) sa të jem gjallë.
32. Dhe të bindur ndaj nënës sime dhe nuk më ka bërë mospërfillës e të mjerueshëm.
33. Dhe Selam (paqë) qoftë mbi mua ditën që u linda edhe ditën që do të vdes edhe ditën që do të sillem përsëri në jetë (Ditën e Ringjalljes)!"
34. I tillë është Isai, biri i Merjemes. Kjo është thënie e të vërtetës për të cilën ata dyshojnë e kundërshtojnë.
35. Nuk i shkon kurrë (Madhështisë së) Allahut që Ai të ketë bir. I Lavdëruar dhe i Lartë është Ai. Kur Ai vendos për një gjë, Ai vetëm i thotë asaj: "Bëhu!" - dhe ajo është e bërë menjëherë.
36. (Isai u) tha: "Sigurisht që Allahu është Zoti im dhe Zoti juaj, kështu që adhuroni Vetëm Atë (Një e të vetëm). Kjo është Rruga e Drejtë (Besimi i Pastër Islam në një Zot të Vetëm siç janë urdhëruar të gjithë Pejgamberët e Allahut).(Tefsir At-Tabari).
37. Por sektet ndryshuan mes tyre (sektet e ndryshme kristiane për Isain a.s.); kështu pra, mjerë për mosbesimtarët (për ata që flasin gënjeshtra për Isain a.s. duke e quajtur bir të Allahut) për takimin e një Dite të Madhe.
38. Sa qartë do të shohin dhe do të dëgjojnë ata (politeistët dhe mosbesimtarët) Ditën kur do të dalin përpara Nesh! Por Dhalimunët (keqbërësit, politeistët) janë sot në gabim që duket qartë.
39. Dhe paralajmëroi ata për Ditën e pikëllimit e të hidhërimit, kur çështja të jetë vendosur, ndërsa tash ata janë në një gjendje krejt pakujdesie dhe as nuk besojnë.
40. Sigurisht që Ne do ta trashëgojmë tokën dhe çfarë ka në të dhe te Ne do të kthehen të gjithë ata.
41. Përmende në Libër (Kur'an) edhe Ibrahimin. Ai vërtet që ishte njeri i së vërtetës, Pejgamber.
42. Kujto kur i tha babait të tij: "O babai im! Pse adhuron atë që as nuk dëgjon, as nuk sheh dhe nuk të sjell dobi për asgjë?
43. O babai im! Mua vërtet që më ka ardhur dituri e cila nuk të ka ardhur ty, kështu që më ndiq mua që të të udhëheq në Udhë të Drejtë.
44. O babai im! Mos adhuro shejtanin, se vërtet që ai ka qenë kryengritës kundër të Gjithëmëshirshmit (Allah).
45. O babai im! Vërtet që kam frikë se mos një ndëshkim nga i Gjithëmëshirshmi (Allah) të përfshin ty e kështu të bëhesh shok i shejtanit (në Zjarr të Xhehenemit)." (Tefsir Al-Kurtubi).
46. Ai (babai) tha: "A i mohon zotat e mi, o Ibrahim? Në qoftë se nuk ndalesh prej kësaj, atëherë me gjithë mend që do të të qëlloj me gurë. Kështu pra, ik prej meje i padëmtuar para se të të ndëshkoj."
47. Ibrahimi i tha: "Paqë qoftë mbi ty! Do t'i kërkoj Falje Zotit tim për ty, se vërtet që Ai është për mua gjithnjë shumë Mëshirues.
48. Dhe do të largohem prej teje dhe prej atyre që ti u lutesh në vend të Allahut, ndërsa do t'i lutem Zotit tim dhe shpresoj se nuk do të jem i pabekuar në duanë time ndaj Zotit tim."
49. Ndërsa kur ai u largua prej tyre (popullit të tij) dhe prej atyre që ata i adhuronin në vend të Allahut, Ne i dhuruam atij Is'hakun dhe Jakubin dhe secilin prej tyre Ne e bëmë Pejgamber.
50. Dhe u dhuruam atyre nga Mëshira Jonë (mirësi e begati) dhe i bëmë që të jenë të përmendur me nderim (të gjitha kombet i përmendin me nderim e lavdërim).
51. Përmende në Libër (Kur'an) edhe Musain. Vërtet që ai ishte i zgjedhur dhe ishte i Dërguar dhe Pejgamber.
52. Dhe Ne i thirrëm atij nga ana e djathtë e 'Turi (Sinait' ) duke e bërë atë të afrohet me Ne për bisedë me të (Musain).
53. Dhe Ne nga Mëshira Jonë, i dhuruam vëllain e tij Harunin, gjithashtu Pejgamber.
54. Përmende në Libër (Kur'an) edhe Ismailin. Vërtet që ai ishte njeri i së vërtetës për çfarë premtoi dhe qe i Dërguar (dhe) Pejgamber.
55. Dhe ai urdhëronte familjen e tij dhe popullin e tij për Salat (Faljen e Namazit) dhe për Zekat (pagesën e caktuar mbi pasurinë) dhe Zoti i tij ishte i kënaqur me të.
56. Përmende në Libër (Kur'an) edhe Idrisin. Vërtet që ai ishte njeri i së vërtetës (dhe) Pejgamber.
57. E Ne e ngritëm atë në një vend të lartësuar.
58. Këta ishin ata mbi të cilët Allahu dhuroi Mëshirën e Tij nga mesi i Pejgamberëve nga pasardhësit e Ademit dhe nga ata të cilët Ne i mbartëm së bashku me Nuhun, nga pasardhësit e Ibrahimit dhe të Israilit (Jakubit) dhe nga ata të cilët Ne i udhëzuam dhe i zgjodhëm. Kur u

rrëfeheshin atyre vargjet e të Gjithëmëshirshmit (Allah), ata binin me përulje në sexhde me adhurim e me lotë në sy.
59. Por pas tyre erdhën breza që e lanë Salatin (faljen e Namazit, duke e braktisur atë, duke mos e falur siç duhet, duke u falur pa rregull) dhe ndoçën epshet e nepsit. Shpejt do të shijojnë shkatërrimin dhe do të hidhen në Xhehenem.
60. Përveç atyre që pendohen dhe besojnë (Allahun, Njësinë e Tij, të Dërguarin e Tij) dhe që punojnë mirësi e drejtësi (sipas këtij besimi të pastër). Të tillët do të hyjnë në Xhennetin e Begatë dhe nuk do t'u bëhet asnjë padrejtësi.
61. (Ata do të hyjnë) në Kopshtet e Begatisë së Përjetshme të cilat i Gjithëmëshirshmi ua ka premtuar robëve të Tij në Gajb (në të fshehtën e të panjohurën e Tij). Sigurisht që Premtimi i Tij do të vijë.
62. Ata nuk do të dëgjojnë atje ndonjë Lagva (fjalë të kota, të ulëta e të rreme), por vetëm Selame (përshëndetje, paqë) dhe do të kenë atje të ushqyer mëngjes e mbrëmje.
63. I tillë është Xhenneti të cilin Ne do t'ua dhurojmë trashëgim atyre nga robët Tanë që kanë qenë Muttekinë (të drejtë e të përkushtuar në Besimin e Vërtetë Islam).
64. (Melekët thonë): Ne nuk zbresim veçse me Urdhërin e Zotit tënd. Atij i takon gjithçka përpara nesh, gjithçka prapa nesh dhe gjithë sa ndodhet ndërmjet këtyre të dyjave dhe Zoti yt nuk është kurrë i Cili harron,
65. Zot i qiejve dhe i tokës dhe i gjithçkaje që gjindet mes tyre, kështu që adhuroni Atë (Një e të Vetëm) dhe jini të vazhdueshëm e të duruar në adhurim ndaj Tij. A mos dini ndonjë që është i ngjashëm (ose me një emër) me Të?
66. Dhe thotë njeriu: "Kur të jem i vdekur, a thua atëherë do të ngrihem përsëri i gjallë?"
67. A nuk e kujton njeriu se Ne e krijuam atë më parë, ndërsa nuk ishte asgjë?
68. Kësisoj, për Zotin tënd! Me të vërtetë, Ne do t'i tubojmë të gjithë ata së bashku dhe shejtanët e tyre, pastaj Ne do t'i sjellim ata përreth Xhehenemit të ulur në gjunjë.
69. Pastaj, sigurisht që Ne do të tërheqim zvarrë nga çdo sekt të gjithë ata që kanë qenë kryengritësit më kokëfortë ndaj të Gjithëmëshirshmit (Allah).
70. Pastaj, sigurisht që Ne i dimë më mirë ata që janë më të merituarit për t'u djegur në të.
71. Nuk ka asnjë prej jush që të mos kalojë mbi të (mbi Xhehenem); kjo është me Zotin tënd një Vendim i cili duhet të përmbushet.
72. Pastaj, Ne do t'i shpëtojmë ata që e patën frikë Allahun dhe qenë të përkushtuar e të bindur ndaj Tij dhe do t'i lëmë Dhalimunët (keqbërësit, politeistët) atje (në Xhehenem) të poshtëruar në gjunjë.
73. Dhe kur u lexohen atyre Vargjet Tona të Qarta, ata që nuk besojnë, u thonë atyre që besojnë: "Cili prej dy grupeve (besimtarë dhe mosbesimtarë) është në gjendje më të mirë dhe më lart në hierarki?"
74. Po sa shumë breza (nga popujt e parë) kemi shkatërruar Ne para tyre, të cilët qenë akoma më të pasur dhe më të pashëm!
75. Thuaj: "Kujtdo që është në të gabuarën, i Gjithëmëshirshmi do t'ia zgjatë atij (litarin) derisa, kur të shohin atë që u është premtuar, ose ndëshkimin ose Orën (Çastin e Fundit), atëherë do ta marrin vesh se kush është në gjendjen më të keqe dhe më i dobët.
76. Dhe Allahu ua shton udhëzimin atyre që ecin drej. Dhe veprat e mira e të drejta që mbeten e nuk shuhen, janë më të mira para Zotit tënd për shpërblim dhe më të mira për t'u mbështetur e për kthimin përfundimtar."
77. A e ke parë atë që mohoi Ajetet Tona (Kur'anin dhe të Dërguarin Muhammed a.s.) dhe prapë thotë: "Do të më jepet me siguri përsëri pasuri e fëmijë (nëse do të jem përsëri gjallë)!"
78. A e ka ditur ai të fshehtën apo mos ka marrë ndonjë premtim nga i Gjithëmëshirshmi (Allah)?
79. Jo, kurrë! Ne do të shkruajmë çfarë thotë ai dhe Ne do t'ia shtojmë atij ndëshkimin (në Xhehenem);
80. Dhe Ne do të trashëgojmë prej tij (me vdekjen e tij) gjithçka për të cilat ai flet (pasurinë, fëmijët e gjithçka që Ne ia dhuruam në këtë botë) dhe do të vijë te Ne i vetëm fillikat.
81. Ndërsa ata kanë zgjedhur (për adhurim) perëndi e zota të tjerë në vend të Allahut, që të mund t'u japin atyre nder, fuqi e lavdi dhe t'i mbrojnë nga Ndëshkimi i Allahut.
82. Jo, kurrë! Përkundrazi ata (të ashtuquajturit zota e perëndi të tyre) do ta mohojnë të qenët të adhuruar prej tyre dhe do të bëhen kundërshtarë të tyre (Ditën e Llogarisë).
83. A nuk e shihni se Ne kemi dërguar shejtanët kundër mosbesimtarëve për t'i shtyer ata që të bëjnë poshtërsi?

84. Kështu që mos u nxito kundër tyre, pasi Ne vetëm numërojmë për ta një numër (të caktuar të ditëve të tyre në këtë botë dhe ua shtyjmë afatin që të zhyten më thellë e të shtojnë të këqiat e mëkatet).
85. Ditën kur Ne do t'i tubojmë Muttekinët (të përkushtuarit në Besimin e Pastër Islam) tek i Gjithëmëshirshmi (Allah) si dërgatë e lartë (e paraqitur para mbretit).
86. Dhe Ne do t'i shtyjmë Muxhrimunët (mëkatarët, politeistët, kriminelët) në Xhehenem në etje (si kope bagëtish e etur që lëshohet në ujë).
87. Askush nuk do të ketë fuqi të ndërhyjë, përveç një të atilli që ka marrë lejen e premtimin nga i Gjithëmëshirshmi (Allah).
88. Dhe ka që thonë: "I Gjithëmëshirshmi ka lindur bir."
89. Me të vërtetë që keni sjellë një gjë tepër të poshtër e të tmerrshme.
90. Nga ajo (që thatë) qiejt pothuajse u shpërthyen, edhe toka pothuaj u ça, edhe malet sa s'u shkulën e s'u thërrmuan,
91. Që ata i mveshin e i emërojnë bir (pasardhës e fëmijë) të Gjithëmëshirshmit.
92. Dhe kurrë nuk i shkon (Madhështisë së Pakufishme) të Gjithëmëshirshmit (Allah) që Ai të lindë e të ketë bir (ose pasardhës).
93. Nuk ka asnjë në qiej dhe në tokë që të mos i kthehet të Gjithëmëshirshmit si rob e i nënshtruar.
94. Padyshim që Ai njeh mirë gjithsecilin prej tyre dhe u ka bërë atyre numërim të plotë e të hollësishëm duke i përfshirë në përllogaritjen e Tij.
95. Dhe çdonjëri prej tyre do të kthehet Ditën e Kijametit tek Ai i vetëm.
96. Vërtet se ata që besojnë dhe që punojnë mirësi e drejtësi, i Gjithëmëshirshmi do të dhurojë dashuri për ta (në zemrat e besimtarëve).
97. Kësisoj Ne e kemi bërë këtë (Kur'an) të lehtë në vetë gjuhën tënde (O Muhammed) vetëm që ti të përgëzosh Muttekinët (të përkushtuarit në Besimin e Pastër Islam) dhe të paralajmërosh me të popullin grindavec.
98. Dhe sa shumë breza (nga popujt e parë) kemi shkatërruar Ne para tyre! A mund të gjesh ti qoftë një prej tyre apo të dëgjosh qoftë një pëshpëritje prej tyre?

# Ta - Ha

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

1. Ta, Ha.
2. Ne nuk ta kemi zbritur ty (O Muhammed) Kur'anin për të të sjellë pikëllim.
3. Por vetëm një Këshillim për ata që kanë frikë (Allahun).
4. Shpallje prej Atij i Cili ka krijuar tokën dhe qiejt e lartë.
5. I Gjithëmëshirshmi (Allah) Isteva (u ngrit lartë dhe qëndroi mbi) Arsh (Fronin e Tij Madhështor, vërtet ashtu siç i shkon Madhështisë së Tij).
6. Atij i përkasin gjithë ç'është në qiej dhe gjithë ç'është në tokë dhe gjithë ç'është ndërmjet tyre, edhe gjithë ç'është nën dhe.
7. Dhe nëse ti e thua me zë duanë, nuk ka dyshim që Ai e di të pashfaqurën dhe atë ç'është akoma më e fshehtë në thellësi.
8. Allahu! La ilahe il-la Huve (nuk ka asnjë të adhuruar tjetër më të drejtë përveç Atij)! Atij i takojnë Emrat më të bukur dhe më të Lartë.
9. A të ka mbërritur tregimi për Musanë?
10. (Kujto) kur ai pa një zjarr, i tha familjes së tij: "Pritni! Vërtet që shoh një zjarr, mbase mund t'ju sjell që andej ndonjë urë ose mbase gjejmë ndonjë udhërrëfim te zjarri."
11. Dhe kur shkoi tek ai (iu afrua zjarrit), u thirr në emër: "O Musa!
12. Vërtet që Unë jam Zoti yt! Hiqi pra këpucët, se ti me të vërtetë ndodhesh në Luginën e Shenjtë Tuva.
13. Dhe Unë të kam zgjedhur ty, prandaj dëgjo atë që të frymëzohet ty.
14. Sigurisht që Unë, vërtet Unë jam Allahu! La ilahe il-la Ene (nuk ka asnjë të adhuruar tjetër më të drejtë përveç Meje), kështu që më adhuro Mua dhe plotëso rregullisht faljen e namazit për Përkujtimin Tim.
15. Sigurisht që Ora (Çasti i Fundit) po afrohet - dhe Unë pothuaj e mbaj të fshehtë atë nga Vetja Ime - që çdo njeri të shpërblehet për atë që përpiqet.
16. Kështu që lëre atë që nuk beson në të (në Ditën e Ringjalljes, të Llogarisë dhe të Shpërblimit), që të ndjek epshet e tij. Ti largohu prej tij që të mos humbasësh.
17. Edhe, ç'është ajo që ke në dorën e djathtë, o Musa?"

18. Ai u përgjigj: "Ky është shkopi im mbi të cilin unë mbështetem, me të cilin shkund gjethe nga pemët për delet e mia si edhe për punë të tjera."
19. (Allahu) i tha: "Hidhe për tokë, o Musa!"
20. Ai e hodhi atë në tokë, kur ç'të shohë! Ai ishte gjarpër që rrëshqiste shpejt!
21. (Allahu) i tha: "Kape dhe mos ki frikë, Ne do ta kthejmë atë siç ishte më parë,
22. Dhe shtrëngoje dorën (e djathtë) në anën tënde (të majtë): do të dalë e bardhë (e ndriçuese) pa asnjë shenjë (sëmundje a dëmtimi) si tregues tjetër,-
23. Me qëllim që Ne të të tregojmë ty disa nga Shenjat Tona të Mëdha.
24. Shko te Faraoni! Vërtet që ai ka tejkaluar (gjithë kufijtë në mosbesim, mosnënshtrim, arrogancë e tirani)."
25. (Musai) i tha: "O Zoti im! Ma hap mua gjoksin tim (më jep besim, guxim, gatishmëri)!
26. Dhe lehtësoma detyrën time;
27. Dhe zgjidhma nyjën nga gjuha (ma largo mangësinë e të shprehurit).
28. Që ata ta kuptojnë fjalën time,
29. Më cakto edhe një ndihmës nga familja ime,
30. Harunin, vëllain tim;
31. Ma shto fuqinë me të,
32. Dhe bëje të ketë pjesë në detyrën time (të përçimit të Mesazhit dhe të Pejgamberisë),
33. Që ne të të lavdërojmë Ty shumë,
34. Dhe të të përkujtojmë Ty shumë,
35. Vërtet që Ti për ne je gjithnjë Gjithëvëzhgues (i Vëmendshëm për mirësi)."
36. (Allahu) i tha: "Të është pranuar kërkesa tashmë, o Musa!
37. Dhe sigurisht që Ne të dhamë mirësi ty edhe një herë tjetër më parë,
38. Kur Ne frymëzuam nënën tënde me atë Mesazh:
39. Duke i thënë: 'Vëre atë (fëmijën) në arkë dhe hidhe në lumë (Nil), pastaj lumi do ta nxjerrë në breg dhe atje, ai që është armik i Imi dhe armik i tij do ta marrë.' Dhe Unë të brumosa ty me dashuri prej Meje, me qëllim që ti të rritesh nën Syrin Tim,
40. Kujto kur motra jote shkoi dhe tha: 'A t'ju tregoi unë një (grua) që t'i japë gji atij?' Kështu Ne të rikthyem te nëna jote, që asaj t'i qetësoheshin sytë dhe që të mos pikëllohej. Pastaj ishe ti që mbyte një njeri, por Ne të shpëtuam ty nga një fatkeqësi e madhe dhe të sprovuam me një sprovë të rëndë. Pastaj ti qëndrove disa vite me popullin e Medjenit. Pastaj ti erdhe këtu sipas kohës së përcaktuar që Unë urdhërova (për ty), o Musa!
41. Dhe Unë të zgjodha ty për Veten Time (për Mesazhin Tim).
42. Shko ti dhe vëllai yt me Ajetet e Mia (provat, shenjat, shpalljet) dhe mos u bëni të plogësht e të dobët asnjëri prej ju të dyve duke më përmendur Mua.
43. Shkoni ju të dy te Faraoni se vërtet ai i ka kaluar (gjithë kufijtë në mosbesim, mosnënshtrim, arrogancë e tirani);
44. Dhe i flisni atij butë e shtruar, mbase mund të marrë qortim ose mund të frikësohet."
45. Ata i thanë: "Zoti ynë. Në të vërtetë ne kemi frikë se mos ai shpejton të na ndëshkojë ose se mos tejkalon (kundër nesh)."
46. Ai (Allahu) u tha: "Mos u frikësoni, padyshim që Unë jam me ju të dy duke dëgjuar e shikuar çdo gjë.
47. Shkoni pra që të dy dhe i thoni: 'Me të vërtetë që ne jemi të Dërguarit e Zotit tënd, kështu që lëri Bijtë e Israilit të vijnë me ne dhe mos i torturo ata; sigurisht që ne kemi ardhur me shenjë nga Zoti yt! Dhe paqë qoftë mbi atë që ndjek udhëzimin!
48. Sigurisht që neve na është shpallur qartë se ndëshkimi do të jetë për atë që hedh poshtë dhe i kthen shpinën (të Vërtetës e nuk i bindet Allahut)'."
49. Faraoni tha: "Kush është pra Zoti juaj, o Musa?"
50. (Musai) i tha: "Zoti ynë është Ai i Cili i dha çdo gjëje formën dhe llojin e vet dhe pastaj e udhëzoi drejt."
51. (Faraoni) tha: "Po për brezat e parë, ç'thoni atëherë?"
52. (Musai) i tha: "Dija për ta është me Zotin tim në Shkresën e duhur. Zoti im as nuk është i pavetëdijshëm dhe Ai as nuk harron."
53. I Cili për ju e bëri tokën si shtrat (të shtrirë) dhe për ju ka hapur rrugë e lidhje në të, ka zbritur edhe ujë nga qielli. Dhe vetëm Ne bëjmë që me ndihmën e tij të mbijnë elementet e çifteve të bimëve të llojllojshme.
54. Hani ju dhe kullotni bagëtinë tuaj në të. Vërtet që këtu ka shenja e prova për njerëzit e brumosur me arsye.

55. Prej saj (tokës) Ne ju kemi krijuar, dhe në të do t'ju kthejmë ju, dhe prej saj Ne do t'ju nxjerrim ju përsëri edhe një herë tjetër.
56. Dhe sigurisht që Ne ia treguam atij (Faraonit) të gjitha Shenjat Tona dhe Treguesit Tanë por ai i hodhi poshtë ato dhe nuk i pranoi fare.
57. Ai (Faraoni) tha: "A ke ardhur të na nxjerrësh ne nga toka jonë me magjinë tënde, o Musa?
58. Atëherë sigurisht që edhe ne mund të sjellim të njëjtën magji si tënden. Na cakto një takim mes nesh dhe teje, (takim) në të cilin as ne dhe as ti të mos e humbim, në një vend të hapur ku të dy palët do të kenë mundësi e rast të barabartë (dhe ku shikuesit do të dëshmojnë garën)."
59. (Musai) i tha: "Takimi juaj është dita e festës (si dhe që) të mblidhen njerëzit paradite."
60. Kështu Faraoni u tërhoq, thuri grackën e tij dhe pastaj u kthye prapë.
61. Musai u tha atyre: "Mjerë për ju! Mos trilloni gënjeshtër kundër Allahut, që Ai të mos ju shkatërrojë plotësisht me ndëshkim. Dhe vërtet se ai që trillon gënjeshtër (kundër Allahut), do të dështojë sa s'ka më keq."
62. Pastaj ata e rrahën mirë çështjen mes tyre se ç'duhet të bënin, por e mbajtën të fshehtë fjalën e tyre.
63. Ata thanë: "Vërtet që këta të dy janë dy magjistarë. Qëllimi i tyre është t'ju nxjerrin ju nga toka juaj me magji dhe të mënjanojnë e të mundin prijësit e të parët tuaj.
64. Kësisoj bashkërendoni përbetimin tuaj dhe pastaj vihuni në radhë dhe do të jetë vërtet triumfues ai që fiton epërsi këtë ditë."
65. Ata thanë: "O Musa! Ose hidh ti i pari apo të jemi ne të parët që do të hedhim?"
66. (Musai) u tha: "Jo! Hidhni ju më parë!" Pastaj ç'të shohësh! Litarët dhe shkopinjtë e tyre, prej magjisë së tyre, iu dukën atij sikur rrëshqisnin me shpejtësi.
67. Kështu që Musai ndjeu frikë në vetvete.
68. Ne i thamë: "Mos ke frikë! Sigurisht që ti do të kesh epërsi,
69. Dhe hidhe atë që ke në dorën tënde të djathtë (shkopin)! Ai do ta përpijë atë që kanë bërë ata. Ajo që ata kanë bërë është veçse një mashtrim magjistari dhe magjistari nuk do të jetë kurrë i fituar, sado aftësi që mund të arrijë."
70. Kështu magjistarët ranë me fytyrë përtokë në sexhde; Ata thanë: "Besuam në Zotin e Harunit dhe të Musait."
71. (Faraoni) u tha: "Besoni ju tek ai (Musai), para se t'ju jap leje unë? Nuk ka dyshim se ai është prijësi juaj i cili jua ka mësuar juve magjinë. Kështu pra, unë do t'ua pres duart dhe këmbët tuaja tërthorazi dhe sigurisht që do t'ju kryqëzoj në trungjet e hurmave dhe vërtet që do ta merrni vesh se cili prej nesh (unë, Fararoni apo Allahu, Zoti i Musait) mund të japë ndëshkim më të ashpër e më të gjatë."
72. Ata i thanë: "Ne nuk të përfillim e nuk të vlerësojmë ty përmbi Shenjat e Qarta që na kanë ardhur dhe përmbi Atë i Cili na krijoi ne. Kështu pra, vendos e urdhëro çfarë të duash, pasi ti mund të vendosësh vetëm përsa i takon jetës së kësaj bote.
73. Sigurisht që ne kemi besuar në Zotit tonë, që Ai të na falë gabimet tona dhe magjinë të cilën ti na e detyrove neve. Dhe Allahu është më i Mirë në shpërblim në krahasim me shpërblimin tënd dhe atë që mbetet (Ndëshkimi i Tij në krahasim me ndëshkimin tënd)."
74, S'ka dyshim se kushdo që shkon te Zoti i tij si Muxhrim (mëkatar, mosbesimtar, kriminel), atëherë sigurisht që për të është Xhehenemi, aty ai as nuk do të vdesë e as nuk do të jetojë.
75. Por kushdo që shkon tek Ai (Allahu) si besimtar (i Tij) dhe ka bërë vepra të mira e drejtësi, mu për këta janë shkallët më të larta (në Jetën e Përtejme),
76. Kopshtet e Begatisë së Përjetshme nën të cilët rrjedhin lumenj, ku do të banojnë përjetë: i tillë është shpërblim i atyre që e dëlirin veten e tyre (duke u larguar nga çdo e keqe që ka ndaluar Allahu dhe duke plotësuar gjithçka që Ai ka urdhëruar).
77. Ne i dërguam Musait frymëzim (duke i thënë): "Udhëto natën me robët e Mi dhe qëllo për ta rrugë të thatë nëpër det (duke e goditur atë me shkop) dhe mos u frikëso se do të kapeni (prej Faraonit) dhe as mos u tremb (se do të fundosesh në det)."
78. Pastaj Faraoni i ndoqi nga pas me hordhitë e tij, por uji i detit i mbuloi dhe i gëlltiti ata duke i përpirë që të gjithë.
79. Dhe Faraoni e tërhoqi popullin e tij drejt humbjes dhe nuk e udhëzoi.
80. O Bijtë e Israilit! Ne ju shpëtuam prej armikut tuaj dhe Ne bëmë marrëveshje me ju në anën e djathtë të Turi (Sinait) dhe po Ne ju zbritëm juve Manna dhe Selva (rrëshirë të ëmbël dhe shkurtëza),
81. (Duke ju thënë): Hani nga Tajjibatet (gjërat e mira të lejuara) me të cilat Ne ju kemi furnizuar dhe mos bëni shtypje e mizori atje, se përndryshe Zemërimi Im zbret i merituar

përmbi ju dhe ai, mbi të cilin bie Zemërimi Im, ai është padyshim i humbur e i mbaruar (Tefsir At-Tabari).
82. Dhe vërtet që Unë jam gjithnjë Falës i Madh për atë që pendohet, që beson dhe që punon mirësi e drejtësi dhe pastaj u qëndron këtyre (deri në vdekje).
83. "E ç'të bëri ty të nxitohesh prej popullit tënd, o Musa?"
84. Ai u përgjegj: "Ata janë pranë gjurmëve të mia dhe nxitova drejt Teje, o Zoti im, që Ti të mund të ishe i Kënaqur."
85. (Allahu) i tha: "Me të vërtetë që Ne tashmë e kemi sprovuar popullin tënd në mungesën tënde dhe Es-Samirij-ji i çoi në rrugë të gabuar."
86. Pastaj Musai u kthye te populli i tij i inatosur dhe me keqardhje. Ai thirri: "O populli im! A nuk ju bëri Zoti juaj një premtim të drejtë e të ndershëm? A ju duk atëherë i largët ky premtim? Apo mos deshët që t'ju zbriste Zemërimi i Zotit tuaj mbi ju dhe kështu që ju e thyet premtimin tuaj që më dhatë mua (duke mohuar besimin në Allahun dhe duke adhuruar viçin)?"
87. Ata i thanë: "Ne nuk e thyem premtimin ndaj teje nga dëshira jonë por u detyruam të mbajmë peshën e zbukurimeve (të Faraonit), pastaj i hodhëm ato në zjarr dhe këtë na shtiu në mend Es-Samirij-ji."
88. Pastaj ai nxorri (nga zjarri) për ta një statujë viçi i cili dukej sikur po pëlliste. Ata thanë: "Ky është zoti juaj dhe zoti i Musait, ndërsa Musai e ka harruar (zotin e vet)."
89. A nuk e panë ata se ai nuk mund t'u kthente atyre asnjë fjalë dhe se ai nuk kishte aspak fuqi as për t'i dëmtuar, as për t'u bërë mirë?
90. Edhe Haruni padyshim që u kishte thënë atyre më parë: "O populli im! Ju po sprovoheni në këtë gjë dhe nuk ka dyshim se Zoti juaj (Allahu) është i Gjithëmëshirshëm, më ndiqni pra mua dhe bindjuni urdhërit tim."
91. Ata i thanë: "Ne nuk do të ndahemi së adhuruari atë (viçin), derisa të kthehet te ne Musai."
92. (Musai) tha: "O Harun! Çfarë të ndali ty kur i vërejte ata që po gabonin,
93. Dhe nuk më ndoqe mua (siç të këshillova)? A e ke thyer urdhërin tim?"
94. Ai (Haruni) i tha: "O bir i nënës sime! Mos më kap për mjekrre dhe as për koke! Në të vërtetë unë kisha frikë se mos thua: 'Ti ke shkaktuar ndonjë mosmarrëveshje mes Bijve të Israilit dhe nuk e ke respektuar fjalën time'!"
95. I tha (Musai Samirijit): "Dhe si është puna me ty, o Samirij? (Pse veprove kështu?)"
96. (Samiriji) i tha: "Unë pashë atë që ata nuk e panë; kështu që unë mora një grusht (pluhur) nga gjurma e të dërguarit (nga gjurma e kalit të Xhibrilit) dhe e hodha atë (në zjarr në të cilin ishin hedhur stolitë e popullit të Faraonit ose viçit). Kështu ma shtiu në mend shpirti im."
97. (Musai) i tha: "Ik që këtej atëherë! E padyshim që sa të jesh gjallë ke për të thënë: 'mos më prekni (e do të jetosh i vetëm e i braktisur larg njerëzve)'; dhe sigurisht (që për ndëshkimin e ardhshëm) ti ke një premtim që nuk do të të harrojë. Shihe edhe të adhuruarin tënd (viçin) të cilit ti i qe përkushtuar. Sigurisht që ne do ta djegim (e ta shkrijmë) dhe do t'ia shpërndajmë copat në det."
98. Padyshim që Zoti juaj është vetëm Allahu, Një i Vetëm i Cili La ilahe il-la Huve (nuk ka të adhuruar tjetër të merituar veç Atij). Ai përfshin gjithçka me Dijen e Tij të Plotë.
99. Kështu pra, Ne të sjellim ty (o Muhammed) disa njoftime nga çfarë ka ndodhur më parë dhe sigurisht që Ne të kemi dhënë ty nga Ana Jonë një Përkujtues (Kur'anin).
100. Kushdo që largohet prej tij (Kur'anit), me të vërtetë që do të mbajë një barrë të rëndë (gjynahesh) në Ditën e Kijametit.
101. Ata do të banojnë në këtë (gjendje në Xhehenem) dhe vërtet që e tmerrshme do të jetë ajo barrë për ta në Ditën e Kijametit;
102. Ditën kur do t'i fryhet Surit (për herë të dytë), mu atë Ditë Ne do t'i mbledhim Muxhrimunët (mëkatarët, kriminelët, mosbesimtarët në Njësinë e Allahut) me sy të turbulluar ose të verbuar nga etja. (Tefsir El-Kurtubi).
103. Vetëm me pëshpëritje do t'i flasin njëri-tjetrit (duke thënë): "Nuk qëndruat më shumë se dhjetë (ditë në dynja)."
104. Ne e dimë mjaft mirë se çfarë do të thonë kur më i mençuri dhe prijësi i tyre (në këtë rrugë) do të thotë: "Ju nuk qëndruat më shumë se një ditë!"
105. Ty të pyesin edhe në lidhje me malet, thuaj: "Zoti im do t'i shkulë dhe do t'i shpërndajë si thërmija pluhuri.
106. Pastaj do ta lërë atë (tokën) si rrafsh të hapur e të sheshtë.
107. Nuk do të shihni në të asgjë të kërrusur a të përkulur (në vend të tyre)."

108. Atë Ditë njerëzimi do të ndjekë me përpikmëri zërin e thirrësit të Allahut pa iu shmangur aspak atij dhe gjithë zërat do të nënshtrohen për të Gjithëmëshirshmin (Allah); asgjë nuk do të dëgjohet veç zhurmës së lehtë të hapave të tyre.
109. Atë Ditë asnjë ndërhyrje nuk do të vlejë veçse për atë, për të cilin i Gjithëmëshirshmi (Allah) ka dhënë leje dhe fjala e të cilit është pranuar prej Tij.
110. Ai (Allahu) e di çfarë u ndodhë atyre (krijesave të Tij) në këtë botë dhe çfarë do t'u ndodhë atyre (në Jetën e Fundit) dhe ata kurrë nuk do të përfshijnë gjë nga Dija e Tij.
111. Edhe të gjitha fytyrat do të nënshtrohen para El-Hajju El-Kajjum (të Përjetshmit, para të Përhershmit, Mbrojtësit të gjithësisë, para Allahut). Krejt i humbur është (në këtë Ditë) ai i cili mbajti barrën e padrejtësive e të poshtërsive.
112. Dhe ai që punon nga veprat e mirësisë e të drejtësisë duke qenë besimtar (në Islam), atëherë ai nuk do të ketë aspak frikë për ndonjë padrejtësi as edhe se mos do t'i mungojnë diç (nga shpërblimi që i takon).
113. Kështu pra, Ne e kemi zbritur atë Kur'an Arabisht dhe kemi shpjeguar në të me hollësi këshillat, me qëllim që ju të mund t'i frikësoheni Allahut, ose që të bëjë që ata të marrin mësim prej tij.
114. Lartë pra, mbi gjithçka qoftë Allahu, Mbisunduesi i Vërtetë dhe mos u nxito (o Muhammed) me Kur'anin para se ai të të shpallet ty plotësisht, dhe thuaj: "Zoti im! Ma shto mua dijen."
115. Edhe më parë Ne morëm me siguri besën e Ademit, por ai harroi dhe Ne nuk gjetëm nga ana e tij vendosmëri në veten e tij.
116. (Kujto) edhe kur Ne u thamë melekëve: "Bini në sexhde për Ademin!" Ata ranë në sexhde përveç Iblisit: ai nuk pranoi.
117. Pastaj Ne i thamë: "O Adem! Padyshim që ky është armik për ty dhe për bashkëshorten tënde, kështu që mos e lini atë t'ju nxjerrë të dyve nga Xhenneti e kështu të jeni të mjeruar e në pikëllim.
118. Sigurisht që ju nuk do të keni kurrë uri atje dhe nuk do të jeni të zhveshur.
119. Nuk do të vuani atje as edhe nga etja dhe nga nxehtësia e diellit."
120. Pastaj atij i pëshpëriti shejtani duke i thënë: "O Adem! A dëshiron të të çoj te Pema e Përjetësisë dhe te një mbretërim që kurrë nuk do të shterojë?"
121. Pastaj ata që të dy (Ademi dhe Hava) hëngrën nga pema dhe kësisoj atyre iu dukën pjesët e turpshme dhe filluan të ngjisin në trup gjethet nga Kopshtet e Xhennetit për t'u mbuluar. Kështu pra bëri Ademi duke mos iu bindur Zotit të tij dhe duke gabuar.
122. Pastaj Zoti i tij e zgjodhi atë (nga Mëshira e Tij) dhe iu kthye atij duke e falur dhe duke e udhëzuar atë.
123. (Allahu) u tha: "Zbritni poshtë (nga Xhenneti në tokë) që të dy ju, të gjithë së bashku do të jeni armiq të njeri-tjetrit. Pastaj, nëse ju vjen te ju (o njerëz) udhëzim prej Meje, atëherë kushdo që ndjek Udhëzimin Tim, nuk do të humb e as nuk do të bjerë në mjerim e skamje.
124. Por kushdo që i kthen shpinën Mesazhit Tim, padyshim që për të do të ketë jetë të vështirë dhe Ne do ta ngremë të verbuar në Ditën e Ringjalljes."
125. Ai do të thotë: "O Zoti im! Përse më ke ngritur mua të verbër, ndërsa e kam pasur shikimin më parë?"
126. (Allahu) do t'i thotë: "Kështu të erdhën Ajetet Tona (shenjat, vargjet, provat) ty, por ti nuk i përfille ato, kështu që këtë Ditë ti do të lihesh pas dore."
127. Dhe në këtë mënyrë Ne e shpërblejmë atë që kalon kufijtë dhe nuk beson në Ajetet e Zotit të tij: dhe ndëshkimi i Jetës së Pastajme është shumë më i ashpër dhe më i vazhdueshëm.
128. A nuk shërben si udhëzim për ta se sa shumë breza Ne kemi shkatërruar para tyre nëpër vendbanimet e të cilëve ata ecin? Me të vërtetë që këtu ka shenja të qarta për njerëzit e brumosur me arsye.
129. Dhe po të mos kishte qenë për një Fjalë të vendosur që më parë nga Zoti yt dhe një kohë e përcaktuar si afat për ta, ndëshkimi duhet patjetër të kishte ardhur (për ta në këtë botë).
130. Kështu, bëj durim pra (O Muhammed) për çfarë thonë dhe lartëso Lavdinë e Zotit tënd para lindjes së diellit dhe para perëndimit të tij dhe gjatë disa orëve të natës si dhe në dy skajet e ditës (përmendje tërthorazi e pesë kohëve të faljeve të detyruara të ditës), me qëllim që të mund të kënaqesh me shpërblimin të cilin do të të dhurojë ty Allahu.
131. Dhe mos i hidh sytë me lakmi për gjërat të cilat Ne ua kemi dhënë disave prej tyre (mosbesimtarëve, politeistëve) për kënaqësi të shkëlqimit (të përkohshëm) të jetës së kësaj

bote me qëllim që Ne të mund t'i provojmë me to, por shpërblimi (në Jetën e Fundit) i Zotit tënd është më i mirë dhe më i vazhdueshëm.
132. Urdhëro edhe faljen e namazit në familjen tënde dhe ji i qetë e i vazhdueshëm në përmbushjen e tyre. Ne nuk të kërkojmë ty furnizim; Ne t'i sigurojmë ato ty. Pra, fryti dhe fundi më i mirë (Xhenneti) është për Muttekinët (të përkushtuarit në Besimin e Pastër Islam).
133. Ata thonë: "Pse nuk na sjell ai neve një shenjë si provë nga Zoti i tij?" A nuk u ka ardhur atyre prova e qartë e cila është në Librat e Parë (Teurat e Inxhil për ardhjen e Muhammedit a.s.)?
134. Dhe po t'i kishim shkatërruar ata me një ndëshkim para këtij (para ardhjes së Muhammedit a.s. si i Dërguar dhe para shpalljes së Kur'anit), ata padyshim që do të kishin thënë: Zoti ynë! Veç sikur Ti të na kishe sjellë një të Dërguar, ne sigurisht që do të kishim ndjekur Ajetet (vargjet, urdhrat, shpalljet) e Tua para se të ishim poshtëruar e turpëruar."
135. Thuaju (O Muhammed): "Gjithsecili (besimtar e mosbesimtar) është në pritje, kështu që prisni edhe ju dhe do ta mësoni se cilët janë ata që janë në Udhën e Drejtë e të Rrafshtë (në Fenë e Allahut, në Besimin e Pastër Islam në Një Zot të Vetëm) dhe cilët janë ata të cilët janë udhëzuar (në Rrugë të Drejtë)."

# El Enbija' - Pejgamberët

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

## Pjesa 17

1. Afrohet edhe më për njerëzimin dhënia e llogarisë së tyre, e megjithatë ata kthejnë shpinën e nuk ia vënë veshin.
2. Nuk ka paralajmërim (Sure nga Kur'ani që zbret herë pas here) nga Zoti i tyre si shpallje e re që të mos e dëgjojnë duke bërë shaka,
3. Me zemrat e tyre të bllokuara (nga ligësitë) duke luajtur si me tallje. Ata që bëjnë padrejtësi, i fshehin këshillimet e fshehta mes tyre duke thënë: "A është ky (Muhammedi a.s.) më tepër se një njeri i zakonshëm si edhe ju? A do t'i dorëzoheni magjisë, ndonëse e shihni atë?"
4. Ai (Muhammedi a.s.) u tha: "Zoti im di çdo fjalë (të thënë) në qiej dhe në tokë dhe Ai është Gjithëdëgjuesi, i Gjithëdituri."
5. Por thonë: "Këto (shpallje të Kur'anit tek Muhammedi a.s.) janë të përziera me ëndrra të rreme! - Jo! Por ai e ka trilluar atë! - Jo! Por ai është poet! Le të na sjellë një provë si shenjë të qartë si edhe (Pejgamberë) të tjerë që janë dërguar më parë (me shenja e mrekulli)!"
6. Asnjë nga vendbanimet e atyre që Ne i shkatërruam para këtyre, nuk besuan (edhe pse Ne u dërguam shenja të qarta). A do të besojnë atëherë këta?
7. Dhe Ne nuk kemi dërguar para teje (O Muhammed) veçse (të Dërguar) burra të cilët Ne i frymëzuam, kështu që pyetni njerëzit e Mesazhit (të Teuratit dhe të Inxhilit) nëse nuk e dini.
8. Dhe Ne nuk i krijuam ata (të Dërguarit) me trup që nuk hanin ushqim dhe nuk ishin të pavdekshëm.
9. Pastaj më në fund Ne ua përmbushëm atyre premtimin duke i shpëtuar ata dhe të tjerë që Ne dëshiruam, por Ne i shkatërruam Musrifunët (ata që kaluan çdo kufi në mosbesim, në mëkate dhe në shtypje).
10. Tashmë Ne me të vërtetë që kemi dërguar për ju (o njerëz) një Libër në të cilin është Mesazhi, Përkujtuesi dhe Nderimi për ju. A nuk do të kuptoni, pra?
11. E sa shumë vendbanime që ishin të dhënë pas së keqes kemi shkatërruar Ne dhe ngritëm pas tyre popuj të tjerë!
12. Me ta ndjerë Ndëshkimin Tonë (që po u vinte), kur ç'të shohësh! Ata mundoheshin të iknin e të shpëtonin prej tij!
13. Mos ikni, por kthehuni atje, në vendet ku bëtë jetë luksoze dhe në shtëpitë tuaja, me qëllim që të pyeteni.
14. Ata bërtitën: "Mjerë për ne! E vërtetë që paskemi qenë Dhalimunë (mosbesimtarë, keqbërës)."
15. Dhe kjo britmë e tyre nuk pushoi derisa Ne i bëmë ata si fushë e korrur dhe e vjelë, të vdekur.
16. Ne nuk i krijuam qiejt e tokën dhe gjithçka tjetër që ndodhet mes tyre thjesht për lojë.
17. Po të kishim dashur Ne të merrnim ndonjë gjë për të kaluar kohën (si bashkëshorte, fëmijë etj), Ne sigurisht që do ta kishim bërë atë nga Vetja Jonë, në qoftë se Ne do ta bënim një gjë të tillë.

18. Por Ne lëshojmë (zbresim) të Vërtetën (Kur'anin) kundër çdo shpifje e mosbesimi, kështu që ai e shkatërron atë dhe shih! Ajo, e pavërteta është e shuar dhe e mbaruar! Dhe mjerë për ju (o njerëz) për atë gënjeshtër që ju na e mvishni Neve (duke thënë se Zoti ka bashkëshorte, fëmijë apo shokë të barabartë me Të).
19. Të Tij janë gjithkush që është në qiej dhe në tokë dhe ata që janë pranë Tij (melekët) nuk janë aq kryelartë (por janë krenarë që janë në praninë e Tij dhe në shërbim të Tij) dhe nuk lodhen kurrë.
20. Ata (melekët) lartësojnë Lavdinë e Tij ditë e natë dhe ata nuk plogështohen kurrë duke vepruar kështu.
21. Apo mos kanë zgjedhur ata (njerëzit) për adhurim zota nga toka që ngrenë të vdekurit?
22. Po të kishte pasur në to (në qiej dhe në tokë) perëndi të tjera përveç Allahut, atëherë padyshim që të dyja do të ishin shkatërruar. Lavdi i qoftë Allahut, Zotit të Arshit të Tij Madhështor; (Lart është Ai) nga çfarë i mveshin Atij!
23. Ai as që mund të pyetet se çfarë Ai punon, ndërsa ata (gjithë krijesat) do të merren në pyetje.
24. Apo kanë marrë për të adhuruar Zota të tjerë veç Atij? Thuaju: "Sillni provën tuaj? Ky (Kur'ani) është Mesazhi përkujtues për ata që janë me mua dhe Mesazhi i përkujtimit të atyre para meje." Por shumica e tyre nuk e dinë të vërtetën, kështu që ata janë të humbur.
25. Dhe Ne nuk kemi sjellë ndonjë të Dërguar para teje (O Muhammed) e që të mos e kemi frymëzuar Ne (duke i thënë): "La ilahe il-la Ene (nuk ka të adhuruar tjetër të merituar veç Meje - Allahu), pra më adhuroni Mua të Vetëm."
26. Dhe thonë: "I Gjithëmëshirshmi ka lindur bir." Lavdi i qoftë Atij! Ata (të cilët këta i quajnë fëmijët e Tij, si Isai - biri i Merjemes, Uzejri etj) janë vetëm robër e të nënshtruar të nderuar.
27. Ata nuk flasin derisa të ketë folur Ai dhe ata punojnë nën Komandën e Tij.
28. Ai (Allahu) di çfarë ka para tyre dhe çfarë ka pas tyre dhe ata nuk mund të ndërhyjnë përveç për ata me të cilët Ai është i kënaqur, duke qëndruar me nderim nga frika e Tij.
29. Dhe nëse ndonjë prej tyre do të thoshte: Unë jam veç Atij (Allahut)", një të tillë Ne do ta shpërblenim veçse me Xhehenem. Në këtë mënyrë i shpërblejmë Dhalimunët (keqbërësit mosbesimtarë e politeistë).
30. A nuk e kanë të ditur ata që mohojnë se qiejt dhe toka ishin të bashkuar së bashku si një njësi e vetme krijimi, pastaj Ne i ndamë ata? Dhe Ne e kemi bërë çdo gjë të gjallë, çdo lloj gjallese - prej ujit. A nuk do të besojnë atëherë, pra?
31. Dhe Ne kemi vendosur në tokë male të qëndrueshëm, se përndryshe ajo do të dridhej bashkë me ta; Ne kemi bërë për ta edhe vendkalime të gjëra për të kaluar, që të mund të orijentohen.
32. Dhe Ne e kemi bërë qiellin kulm të sigurt dhe të mbrojtur më së miri, megjithatë ata u kthejnë shpinën shenjave të tij (dielli, hëna, yjet, erërat, retë e tjer dhe çfarë tregojnë këto shenja).
33. Dhe Ai është i Cili ka krijuar natën dhe ditën, diellin dhe hënën, secili duke notuar në orbitë.
34. Dhe Ne nuk i kemi siguruar ndonjë qenie njerëzore para teje pavdekësinë (O Muhammed), atëherë në qoftë se ti do të vdesësh, a do të jetojnë ata përgjithmonë?
35. Gjithsecili do ta shijojë vdekjen dhe Ne do t'ju provojmë ju me të keqen dhe me të mirën dhe te Ne ju do të ktheheni.
36. Dhe kur ata që mohuan (Njësinë e Allahut) të shohin ty (O Muhammed), ata sillen me ty veçse me tallje (duke thënë): "A ky është ai që flet (keq) për zotat tuaj?" Ndërsa mohojnë gjatë përmendjes së të Gjithëmëshirshmit (Allah). (Tefsir Al-Kurtubi).
37. Njeriu është krijesë e nxituar, së shpejti Unë do t'ju tregoj juve Ajetet (ndëshkimin, gjykimin, mundësitë dhe fuqitë e Mia, prova për ju) e Mia, kështu që mos më kërkoni t'jua përshpejtoj ato.
38. Dhe thonë: "Kur do të jetë ky premtim, në qoftë se jeni që keni të drejtë?"
39. Veç sikur ta dinin ata mosbesimtarë kohën kur ata nuk do të jenë në gjendje ta shmangin Zjarrin nga fytyrat e tyre, as nga shpina dhe nuk do të ndihmohen aspak.
40. Përkundrazi, ai do të vijë mbi ta krejt pakujtuar duke i hutuar dhe ata as nuk do të kenë fuqi ta largojnë atë dhe as nuk do të kenë shtyrje të afatit.
41. Vërtet që shumë të Dërguar qenë përgojuar e tallur (nga popujt e tyre), por vetë tallësit u rrethuan nga ajo me të cilën talleshin.
42. Thuaju: "Kush mund t'ju ruajë e t'ju mbrojë juve natën apo ditën nga i Gjithëmëshirshmi (Allah)?" Përkundrazi, ata sot largohen nga të përmendurit e Zotit të tyre.

43. Apo mos kanë marrë zota të cilët mund t'i ruajnë prej Nesh? Ata (idhujt) nuk kanë fuqi as të ndihmojnë veten e tyre dhe as që mund të ruhen prej Nesh (nga Ndëshkimi Ynë).
44. Por Ne u dhamë luksin e kësaj jete këtyre njerëzve dhe baballarëve të tyre, derisa iu zgjat koha e tyre. A nuk e shohin ata se Ne vazhdimisht e pakësojmë terrenin (dhe fuqinë) nga kufijtë e jashtëm? A mos janë atëherë ata që do të fitojnë?
45. Thuaju (O Muhammed): "Unë ju këshilloj vetëm me shpalljen (nga Allahu dhe jo nga mendja e fetarëve ose e dijetarëve të tjerë)." Por shurdhët nuk do ta dëgjojnë thirrjen edhe kur të paralajmërohen (Gjithsecili duhet të ndjekë vetëm Kur'anin dhe rrugën e ndriçuar të Muhammedit a.s. dhe të shokëve të tij).
46. Dhe në qoftë se vetëm një frymë e Ndëshkimit të Zotit tënd do t'i prekte ata, me siguri që do të bërtitnin: "Mjerë për ne! Vërtet që kemi qenë Dhalimunë (mosbesimtarë, keqbërës)."
47. Dhe Ne do të vëmë peshojat e drejtësisë Ditën e Llogarisë, kështu që askujt nuk do ti bëhet padrejtësi në asnjë gjë, edhe sikur të jetë pesha e një kokrre të melit, Ne do ta sjellim (e do ta vëmë në peshojë). Dhe më se të Mjaftueshëm jemi Ne si Llogaritës.
48. Dhe sigurisht që Ne i dhuruam Musait dhe Harunit - Kodin (parimin e përcaktimit të së drejtës dhe të së gabuarës) si dhe dritën e shkëlqyer e Mesazhin Përkujtues (Teuratin) për Muttekunët (për të përkushtuarit në Besimin e Vërtetë Islam), -
49. Ata të cilët i frikësohen Zotit të tyre pa e parë Atë e në fshehtësi dhe që i druhen Orës (Çastit të Fundit).
50. Edhe ky (Kur'ani) është një Mesazh Përkujtues të cilin Ne e kemi zbritur, atëherë a do ta mohoni atë?
51. Ne sigurisht më parë i dhuruam Ibrahimit udhëzimin e tij dhe Ne kishim Dijeni të plotë për të (për besimin e tij të pastër Islam të besimit të Një Zoti të Vetëm).
52. Kur ai i tha babait të tij dhe popullit të vet: "Ç'janë këto shëmbëlltyra figurash ndaj të cilave ju jeni përkushtuar?"
53. Ata i thanë: "Ne gjetëm baballarët tanë t'i adhurojnë këta."
54. Ai u tha: "Me të vërtetë që ju dhe baballarët tuaj keni qenë në gabim të qartë."
55. Ata i thanë: "A mos na e ke sjellë ti të vërtetën apo mos je prej atyre që bëjnë lojra e tallen?"
56. Ai u tha: "Përkundazi, por Zoti i juaj është Zoti i qiejve dhe i tokës i Cili i krijoi ata dhe unë për këtë jam një nga dëshmuesit.
57. Dhe (betohem) për Allahun! Unë do të thur një plan për (t'i shkatërruar) idhujt tuaj, kur ju të largoheni e t'u ktheni shpinën."
58. Kështu ai i theu e i copëtoi ata, përveç më të madhit të tyre, me qëllim që ata (njerëzit) t'i drejtohen atij.
59. Ata thanë: "Kush e ka bërë këtë me zotat tanë? Vërtet që ai duhet të jetë prej keqbërësve."
60. Thanë: "Kemi dëgjuar për një djalosh që i përqeshte ato. E thërrasin Ibrahim."
61. Thanë: "Silleni atëherë atë para syve të popullit që ata të mund të dëshmojnë."
62. I thanë: "A je ti ai që e ke bërë këtë me zotat tanë, o Ibrahim?"
63. (Ibrahimi) u tha: "Jo, por ky i madhi i tyre e ka bërë atë. Pyeteni nëse janë që flasin!"
64. Kështu ata u kthyen nga njëri-tjetri dhe thanë: "Vërtet që ju vetë jeni Dhalimunë (politeistë, keqbërës)."
65. Pastaj iu kthyen prapë vetvetes (tek mendimi i parë dhe thanë): "Sigurisht që ti (Ibrahim) e di mirë se këta (idhuj) nuk flasin dot!"
66. (Ibrahimi) u tha: "A adhuroni atëherë ju përveç Allahut gjëra që as nuk ju sjellin juve ndonjë të mirë dhe as nuk ju dëmtojnë?
67. Turp për ju dhe mbi ata që ju adhuroni në vend të Allahut! A nuk keni mend, pra?"
68. Ata thanë: "Digjeni atë (Ibrahimin) dhe ndihmoni zotat tuaj, nëse do të vepronі gjë."
69. Ne thamë: "O Zjarr! Bëhu i ftohtë dhe paqë e siguri për Ibrahimin!"
70. Dhe ata deshën ta dëmtonin atë; por Ne i bëmë ata humbësit më të mëdhenj.
71. Dhe Ne e shpëtuam atë (Ibrahimin) dhe Lutin (duke i nxjerrë) në tokën të cilën Ne e kemi bekuar për gjithë Alemin (njerëzit, xhindet e për gjithësinë).
72. Dhe Ne i dhuruam atij Is'hakun (të birin) dhe Ja'kubin (nipin). Secilin prej tyre Ne e bëmë të drejtë.
73. Dhe Ne i bëmë ata prijës duke udhëhequr (njerëzimin) me Urdhërin Tonë dhe Ne u frymëzuam atyre të vepruarit mirësi, kryerjen e faljes së rregullt të përcaktuar ditore dhe dhënien e Zekatit dhe vetëm ndaj Nesh ata ishin adhurues.

74. Edhe Lutit Ne i dhamë Hukmin (Gjykim të drejtë, Urtësi dhe Pejgamberi) dhe Dije (të fesë së Allahut) dhe Ne e shpëtuam nga vendbanimi që vepronte neveri e poshtërsi. Vërtet që ata ishin popull i dhënë pas së ligës dhe ishin Fasikunë (mohues, kryeneçë, të pabindur e të panënshtruar ndaj Allahut).
75. Dhe Ne e futëm atë (Lutin) në Mëshirën Tonë, vërtet që ai ishte prej të drejtëve.
76. (Kujto) edhe Nuhun, kur ai na thirri Ne kohë më parë. Ne e dëgjuam duanë e tij dhe iu përgjigjëm duke e shpëtuar atë dhe familjen e tij nga fatkeqësia e madhe.
77. Ne e ndihmuam atë kundër popullit që mohoi Ajetet (provat, shenjat, treguesit, shpalljet) Tona. Vërtet që ishin popull i dhënë pas së ligës, kështu që Ne i fundosëm ata të gjithë.
78. (Kujto) edhe Daudin dhe Sulejmanin kur gjykuan për rastin e arës në të cilën dhentë e dikujt kishin kullotur natën dhe Ne qemë Dëshmues të gjykimit të tyre.
79. Dhe Ne e bëmë Sulejmanin ta kuptojë çështjen dhe secilit prej tyre Ne i dhuruam Hukmin (Gjykimin e drejtë, Urtësi dhe Pejgamberi) dhe Dije (të fesë së Allahut) dhe i nënshtruam malet dhe zogjtë të lavdërojnë Madhështinë Tonë bashkë me Daudin. (E të gjitha këto) ishim Ne që i bënim.
80. Ne i mësuam atij (Daudit) edhe artin e prodhimit të këmishave metalike si mburojë për t'u mbrojtur në luftë. A do të jeni falënderues, pra?
81. Ndërsa Sulejmanit (Ne i nënshtruam) erën e fortë e të papërmbajtur që të vrapojë e bindur ndaj urdhërit të tij drejt tokës të cilën Ne e kishim bekuar dhe për çdo gjë Ne jemi të Gjithëditur.
82. Edhe nga shejtanët (prej xhindeve) kishte shumë që zhyteshin për të dhe bënin punë të tjera përveç kësaj; dhe ishim Ne të Cilët i ruanim ata.
83. (Kujto) edhe Ejubin kur ai i thirri Zotit të tij: "Vërtet që më ka kapluar mjerimi dhe Ti je më Mëshiruesi i mëshiruesve."
84. Kështu Ne iu përgjigjëm thirrjes së tij duke ia larguar fatkeqësinë që qe mbi të, duke ia rikthyer familjen atij (që e kishte humbur) dhe duke ia shtuar dy herë atë më tepër se sa e kishte pasur, - si Mëshirë nga ana Jonë dhe Përkujtim për të gjithë ata që na adhurojnë Ne.
85. (Kujto) edhe Ismailin, edhe Idrisin, edhe Dhulkiflin, të gjithë nga Es-Sabirinët (të duruarit dhe të paepurit).
86. Dhe Ne i pranuam e i futëm ata në Mëshirën Tonë. Vërtet që ata ishin prej të drejtëve.
87. (Kujto) edhe Dhun-Nunin (Junusin), kur ai u largua me zemërim dhe mori me mend se Ne nuk do ta ndëshkojmë atë. Por ai thirri nëpër errësirë: "La ilahe il-la Ente" (Nuk ka të adhuruar tjetër të merituar përveç Teje, O Allah); i Lavdishëm dhe i Lartësuar je Ti përmbi çdo të keqe që të mveshin Ty. Vërtet që kam qenë prej të gabuarve."
88. Kështu Ne iu përgjigjëm thirrjes së tij dhe e çliruam atë nga fatkeqësia. Kësisoj Ne i shpëtojmë besimtarët (që besojnë vetëm në Allahun, që pendohen e që heqin dorë nga e keqja duke punuar mirësi e drejtësi).
89. (Kujto) edhe Zekerijanë kur ai i thirri Zotit të tij: "O Zoti im! Mos më lër të vetëm (pa pasardhës), e Ti je më i Miri i trashëguesve."
90. Kështu Ne iu përgjigjëm thirrjes së tij dhe Ne i dhuruam atij Jahjanë duke ia shëruar bashkëshorten (për të lindur fëmijë) për të. Ata vërtet që ishin që nxitonin të bënin punë të mira dhe gjithnjë na luteshin Neve me shpresë dhe frikë dhe gjithnjë nënshtroheshin ndaj Nesh.
91. (Kujto) atë e cila ruajti dëlirësinë e saj (Merjemen), Ne vetëm frymë (në rrobën) e saj (me anë të Ruhut - Xhibrilit) duke e bërë atë dhe birin e saj (Isa) shenjë treguese për gjithë Alemin (për njerëzit, për xhindet e për gjithë krijesat).
92. Nuk ka dyshim se ky, Um-meti (Vëllazëria, Ligji e Feja juaj, Besimi i Pastër Islam) është një fe dhe Unë jam Zoti juaj, kështu pra, më adhuroni vetëm Mua (të Vetëm). (Tefsir Ibn Kethir).
93. Por ata janë shpërndarë e kanë ndryshuar mes vetes në lidhje me fenë e tyre dhe ata të gjithë te Ne do të kthehen.
94. Në këtë mënyrë, kushdo që punon mirësi e drejtësi duke qenë besimtar (i Allahut në Islam), përpjekjet e tij nuk do të hidhen poshtë dhe vërtet që Ne i shkruajmë ato në Librin e veprimeve të tij.
95. Dhe mallkimi është vendosur mbi çdo vendbanim që Ne e kemi shkatërruar, që ata nuk do të kthehen (përsëri në këtë botë dhe të mos pendohen para Nesh).
96. Derisa, kur Jexhuxhët dhe Maxhuxhët të lihen të lirë (të dalin prej cakut të tyre ku janë mbyllur) dhe të kacavirren nga çdo bregore e kodër.

97. Dhe premtimi (Dita e Ringjalljes) do t'i afrohet (përmbushjes). Pastaj (kur njerëzit të jenë ringjallur), do t'i shohësh sytë e mosbesimtarëve të zgurdulluar e të shastisur me tmerr. (Do të thonë): "Mjerë për ne! Ne vërtet që se përfillëm fare këtë, përkundrazi, ne qemë Dhalimunë (mosbesimtarë, keqbërës)."
98. Vërtet që ju (mosbesimtarë) dhe ata të cilët ju i adhuroni tash në vend të Allahut, jeni veçse lëndë djegëse për Xhehenemin dhe sigurisht që ju do të hyni në të.
99. Po të kishin qenë këta (idhujt që i adhuroni ju) zota, ata nuk do të kishin hyrë atje (në Xhehenem). Por ama të gjithë do të banojnë në të.
100. Aty, në të, duke marrë frymë me psherëtima e duke uluritur do të jetë pjesa e tyre dhe në të as nuk do të dëgjojnë.
101. Padyshim se ata për të cilët ka paraprirë mirësia nga Ana Jonë, do të jenë të larguar larg prej andej (nga Xhehenemi). (Si për shembull, Isai, biri i Merjemes, Uzejri).
102. Ata nuk do ta dëgjojnë as zërin më të lehtë të tij (Xhehenemit) dhe do të banojnë ku ata të dëshirojnë.
103. As tmerri më i egër e më i madh (në Ditën e Kijametit) nuk do t'i shqetësojë ata dhe melekët do t'i takojnë ata (me përshëndetjen): "Kjo është Dita juaj e cila ju qe premtuar."
104. (Kujto) edhe Ditën kur Ne do t'i mbështjellim qiejt si letër e shkruar, ashtu siç e filluam Ne krijimin e parë, Ne do ta përsërisim atë, një premtim që ia kemi detyruar Vetes. Padyshim që Ne do ta bëjmë (rikrijimin) e do ta përmbushim (detyrimin ndaj Vetes Tonë).
105. Dhe tashmë Ne kemi shkruar në Zebur (dhe në gjithë Librat tjerë, në Teurat, Inxhil dhe në Kur'an) pasi Ne e patëm shkruar (që më parë në Leuhin Mahfudh - Libri me Allahun në qiej), se robët e Mi të drejtë e të përkushtuar do të trashëgojnë tokën (vendet e larta të Xhennetit).
106. Padyshim që në këtë (në Kur'an) është një Mesazh i qartë për popullin që adhuron Allahun (për besimtarët e vërtetë të besimit të Pastër Islam në Një Zot të Vetëm).
107. Dhe Ne nuk të kemi dërguar ty (O Muhammed) veçse si përkujtim mëshire për gjithë Alemin (për njerëzit, për xhindet dhe për gjithë ç'është krijuar në gjithësi).
108. Thuaju (O Muhammed): "Më është shpallur mua se i adhuruari juaj është një Zot. A do t'i nënshtroheni pra Vullnetit të Tij si muslimanë?"
109. Por nëse ata (ndjekësit e çdo besimi tjetër; mosbesimtarë, paganë, politeistë, jehudi, të krishterë) nuk pranojnë dhe i kthejnë shpinën (Besimit të Pastër Islam), atëherë thuaju atyre: "Unë ju jap juve një këshillë për të qenë e njohur për të gjithë ne njëlloj dhe unë nuk e di nëse ajo që ju është premtuar (Dita e Llogarisë apo ndëshkimi) është afër ose larg."
110. (Thuaju O Muhammed): "Sigurisht, vetëm Ai (Allahu) e di atë që flitet hapur dhe atë që ju e fshehni.
111. Dhe unë nuk e di, mbase mund të jetë një sprovë për ju, ose një kënaqësi e përkohshme."
112. Ai (Muhammedi a.s.) tha: "Zoti im! Gjyko Ti me të vërtetën! Zoti ynë është i Gjithëmëshirshmi, Ndihma e të Cilit duhet të kërkohet kundër asaj që ju i mvishni!"

# Haxh

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

1. O njerëz! Kini frikë Zotin tuaj dhe jeni të bindur ndaj Tij! Vërtet që tronditja e Orës (së Kijametit) është gjë e tmerrshme.
2. Ditën në të cilën do të shihni çdo nënë të harrojë foshnjen e saj të gjirit dhe secila shtatzënë do ta dështojë barrën e saj, edhe njerëzit do t'i shihni të hutuar si të pirë, megjithëse nuk do të jenë të pirë, por Ndëshkimi i Allahut do të jetë i ashpër.
3. Ka ndonjë nga njerëzit që dyshon dhe kundërshton përsa i takon Allahut nga padituria dhe ndjek çdo shejtan kryengritës (të pabindur ose mohues të Allahut).
4. Për të (për shejtanin) është e vendosur se kushdo që i shkon atij nga pas, ai do ta shtyjë në gabim e do ta humbasë atë duke e drejtuar në ndëshkimin e Zjarrit (Tefsir At-Tabari).
5. O njerëz! Nëse dyshoni në Ringjallje, atëherë, sigurisht që Ne ishim që ju krijuam prej dheut, pastaj nga Nutfah (lëngu i ngjizur nga bashkimi i vezëve mashkullore me ato femërore), pastaj nga një copë gjaku e mpiksur, pastaj nga një sa kafshatë mishi, që është krijesë disi e formuar dhe disi e pa formuar, në mënyrë që Ne t'jua sqarojmë juve. Dhe jemi Ne që bëjmë të mbetet në mitra për një kohë të caktuar kë të duam Ne, pastaj Ne ju nxjerrim jashtë si foshnja, pastaj ju japim rritje që të mund të arrini pjekurinë tuaj, ndërsa ka prej jush që vdes (i ri) dhe po prej jush është edhe ai që jeton deri në pleqëri të mjerë, aq sa ai nuk di më asgjë

nga dija që ka pasur. E shihni edhe tokën të shkretë e shterpë, por kur Ne zbresim mbi të shiun, ajo gjallërohet, fryhet dhe lëshon filiza, çift nga gjdo lloj i mrekullueshëm.
6. Kjo ngaqë Allahu është Ai i Vërteti, i Përhershmi dhe është Ai i Cili i jep jetë të vdekurës dhe është po Ai i Cili është i Zoti të bëjë gjithçka.
7. Dhe është e sigurt! Ora (Çasti i Fundit) po vjen, nuk ka pikë dyshimi për të dhe nuk ka dyshim se Allahu do t'i ringjallë ata që janë në varre.
8. E ka ndonjë prej njerëzve që dyshon e kundërshton përsa i takon Allahut me padije, pa udhëzim e pa Libër që t'i ndriçojë,
9. Duke shtrembëruar kokën nga kryelartësia (tepër larg Udhës së Drejtë të Allahut) dhe duke tërhequr edhe të tjerë tepër larg në të gabuarën e larg nga Udha e Allahut. Për të në dynja (në këtë botë) do të jetë turpi, ndërsa në Ditën e Llogarisë Ne do ta bëjmë të shijojë ndëshkimin përvëlues (të Zjarrit).
10. Këtë për shkak të asaj që kanë përgatitur vetë duart tuaja dhe me të vërtetë që Allahu nuk është i padrejtë ndaj robëve të Vet.
11. Dhe nga mesi i njerëzve është edhe ai i cili adhuron Allahun me mëdyshje (luhatshëm): nëse i bie ndonjë e mirë, ai kënaqet me të, por nëse e godet ndonjë sprovë, ai kthehet në fytyrën e vet të vërtetë (kthehet në mosbesim) duke humbur kështu të dyja, edhe këtë botë edhe Jetën Tjetër. Kjo është humbje e qartë.
12. Ai në vend të Allahut lut atë që nuk mund t'i sjellë as dëm e as dobi. Mu kjo është humbja pa mbarim.
13. Ai i thërret atij, dëmi i të cilit është më afër se përfitimi i tij; vërtet një mbrojtës i keq dhe sigurisht edhe një shok i lig!
14. Padyshim që Allahu do t'i fusë ata që besojnë dhe punojnë mirësi e drejtësi (sipas Kur'anit dhe Sunetit) në Kopshtet e Xhennetit nën të cilët rrjedhin lumenj. Sigurisht që Allahu bën çfarë Ai dëshiron.
15. Kushdo që mendon se Allahu s'do ta ndihmojë atë (Muhammedin a.s.) në këtë botë dhe në Botën Tjetër, le të zgjasë një litar në tavan dhe le të mbysë veten. Pastaj le ta shohë nëse plani i tij do t'ia largojë atij atë gjë që e zemëron!
16. Kështu Ne e kemi zbritur atë (Kur'anin) me shenja të qarta, prova e dëshmi dhe sigurisht që Allahu udhëzon atë që dëshiron.
17. Është e sigurt se Allahu do të gjykojë në Ditën e Kijametit ndërmjet atyre që besojnë (Allahun dhe të Dërguarin Muhammed a.s.) dhe të atyre që janë jehudi, sabejë, të krishterë, zjarrputistë, edhe të atyre që adhurojnë të tjerë në vend të Allahut (ose përkrah Tij). Padyshim që Allahu është Dëshmues përmbi gjithçka.
18. A nuk e sheh se Allahut i bie me fytyrë në tokë në sexhde kushdo që është në tokë, edhe dielli, edhe hëna, edhe yjet, edhe malet, edhe pemët, edhe të gjitha gjallesat dhe shumë nga njerëzit? Por ka shumë njerëz mbi të cilët është i merituar e i përligjur ndëshkimi, dhe këdo që turpëron Allahu, askush nuk mund ta nderojë atë. Sigurisht që Allahu bën çfarë Ai do.
19. Këta dy kundërshtarë (besimtarë dhe mosbesimtarë) kundërshtohen mes tyre në lidhje me Zotin e tyre; pastaj sa për ata që nuk besojnë, do t'u priten rroba zjarri dhe do t'u derdhet ujë i vluar mbi kokë.
20. Me të do t'u shkrihet krejt çfarë kanë në bark si edhe lëkura.
21. Dhe për ta ka kërbaçë hekuri me grepa (për ndëshkim).
22. Çdo herë që kërkojnë të largohen prej andej nga dhimbjet, do të shtyhen përsëri në të dhe do t'u thuhet: "Shijoni ndëshkimin djegës!"
23. Është e vërtetë se Allahu do t'i fusë ata që besojnë (vetëm Allahun, të Dërguarin e Tij, Islamin me kushtet e tij) dhe që bëjnë mirësi e drejtësi, në Kopshtet e Begatë të Xhennetit nën të cilët rrjedhin lumenj, atje ku do të stolisen me bylyzykë ari dhe margaritarë dhe ku veshjet do t'i kenë prej mëndafshi.
24. Dhe këtu (në këtë botë) ata udhëzohen drejt të folurit më të mirë (si, La ilahe il-Allah, El-hamdu lil-lah, këndim Kur'ani etj) dhe udhëhiqen drejt Udhës së Atij (drejt Islamit) i Cili është më i Denji për të gjitha lavdërimet.
25. Sigurisht se ata që mohuan dhe i ndalojnë njerëzit nga Rruga e Allahut dhe nga Mesxhidi Haram (Xhamisë së Shenjtë në Meke), të cilën Ne e kemi bërë të hapur për të gjithë njerëzit (për ata që besojnë Allahun si muslimanë), qofshin vendas apo të ardhur, dhe kushdo që përpiqet të bëjë ndonjë të keqe apo ndonjë mëkat, Ne do ta bëjmë që të shijojë një ndëshkim të dhimbshëm.
26. Dhe (përkujto) kur Ne i treguam Ibrahimit vend-ndodhjen e Shtëpisë së Shenjtë (Qabes), (duke i thënë): "Mos bashko gjë në adhurim me Mua (La ilahe il-la Ene - Nuk ka të adhuruar

tjetër të merituar veç Meje, Allahut: Besimi i Pastër Islam) dhe Shenjtëroje Shtëpinë Time për ata që i sillen asaj përqark, edhe për ata që qëndrojnë për falje, edhe për ata që përkulen dhe lëshohen me fytyrë përtokë në sexhde.
27. Dhe shpallja njerëzimit Haxhin (vizitën e Shtëpisë së Shenjtë)". Ata do të vijnë tek ti në këmbë dhe hipur në çdo lloj deveje (ose mjet tjetër udhëtimi), do të vijnë rrugëve të larta nga çdo cep i thellë e i largët i maleve (për të plotësuar Haxhin).
28. (vijnë) Me qëllim që ata të bëhen dëshmues për gjëra që janë me përfitim për ta (shpërblimi në Jetën e Pastajme si edhe mirësi e përfitime prej tij edhe në këtë botë) dhe që të përmendin Emrin e Allahut në ditët e përcaktuara (ditën e 10-të, 11-të, 12-të dhe të 13-të të Dhul-Hixhes) mbi ato kafshë e bagëti që Ai i ka sjellë e siguruar për ta (për kurban). Pastaj hani prej tyre (kurbanëve) dhe ushqeni me të edhe të varfrit që po kalojnë jetë të vështirë.
29. Pastaj le të plotësojnë detyrimet e përcaktuara për ta, të therin kurbanët dhe të sillen rreth Shtëpisë së Lashtë (Kabës në Mekë).
30. Pra, kushdo që nderon gjërat e shenjta të Allahut, atëherë kjo është më e dobishme për të tek Zoti i tij. Kafshët dhe bagëtitë janë të ligjshme përveç atyre që ju përmenden si përjashtime. Kështu pra, braktisni adhurimin e ndyrë të idhujve, braktisni edhe fjalën e rreme.-
31. Jini Hunafa Lil-lah (për të adhuruar vetëm Allahun) duke mos i vënë Atij shok në adhurim, dhe kushdo që i emëron shokë e të barabartë Allahut, kjo është sikur ai të kishte rënë nga qielli dhe ta kishin kapur zogjtë ose sikur era ta kishte hedhur në një vend të largët e të humbur.
32. Kështu pra është, dhe kushdo që nderon Simbolet e Allahut, atëherë kjo është me të vërtetë nga përkushtimi i zemrës.
33. Në ta (kafshë për kurban) ka përfitime për ju për një farë kohe dhe pastaj ato sillen për kurban te Shtëpia e Lashtë (në kufijtë e përcaktuar si të shenjtë në Mekë).
34. Ne i kemi përcaktuar çdo populli rite feje, që ata të përmendin Emrin e Allahut mbi bagëtinë të cilën Ai ua ka dhuruar atyre për t'u ushqyer, dhe i adhuruari juaj është Një Zot, andaj vetëm Atij duhet t'i dorëzoheni (në Islam si muslimanë). Dhe (O Muhammed) përgëzoj Mukhbitinët (të nënshtruarit e të dorëzuarit ndaj Allahut në Islam si muslimanë të vërtetë),
35. Zemrat e të cilëve mbushen me frikë kur përmendet Allahu, të cilët me durim përballojnë gjithçka (të keqe) që u bie, të cilët kryejnë faljen e rregullt të përcaktuar dhe të cilët shpenzojnë (në Çështjen e Allahut) nga çfarë Ne u kemi dhuruar.
36. Dhe Budnet (kafshët e përcaktuara për kurban gjatë Haxhit në Mekë) Ne i kemi bërë për ju si Shenja të Allahut, në të cilat ju keni shumë mirësi; kështu që përmendni Emrin e Allahut mbi ta kur vihen për t'u therrur për kurban. Pastaj, kur janë të shtrira (pasi janë therrur), hani prej tyre dhe ushqeni edhe të varfrin që lyp edhe atë që nuk lyp. Kështu pra, Ne i kemi bërë ato (kafshët) të nënshtruara ndaj jush që të mund të falënderoni.
37. Tek Allahu nuk arrin as mishi dhe as gjaku i tyre, por tek Ai arrin përkushtimi juaj, prandaj Ne i kemi bërë ato të nënshtruara ndaj jush që ju të madhëroni Allahun për Udhëzimin e Tij mbi ju. Dhe jepu sihariq Muhsininëve (të gjithë besimtarëve mirëpunues në Rrugë të Allahut).
38. Padyshim që Allahu i mbron ata që besojnë. Padyshim që Allahu nuk e do asnjë mosmirënjohës tradhtar.
39. Atyre që po sulmohen me luftë, u është dhënë leje të luftojnë, sepse u është bërë padrejtësi dhe padyshim që Allahu është i Zoti për t'u dhënë fitore (besimtarëve) -
40. Atyre që janë përzënë nga shtëpitë e tyre padrejtësisht vetëm pse thanë: "Zoti ynë është Allahu." E sikur Allahu të mos e zbrapste një grup njerëzish me anë të një grupi tjetër, sigurisht që do të ishin rrafshuar për tokë manastiret, kishat, sinagogat e edhe xhamitë në të cilat (në xhami) përmendet shumë Emri i Allahut. Dhe nuk ka dyshim se Allahu padyshim që do të ndihmojë ata të cilët e ndihmojnë Allahun (Çështjen e Tij). Vërtet që Allahu është Fuqiplotë, i Gjithëfuqishëm.
41. Ata (sundues muslimanë) të cilët, nëse Ne u japim fuqi në tokë, urdhërojnë për plotësimin e faljeve të rregullta ditore dhe për Zekatin, që urdhërojnë El-Ma'ruf (Besimin dhe Ligjin Islam) dhe ndalojnë El-Munker (mosbesimin, politeizmin dhe gjithçka që ka ndaluar Islami). Dhe tek Allahu mbështetet përfundimi i të gjitha çështjeve (të krijesave të Tij).
42. Dhe nëse ata të përgënjeshtrojnë ty (O Muhammed), po kështu përgënjeshtruan para tyre edhe populli i Nuhut, Aadit dhe Themudit,
43. (Kështu bënë) edhe populli i Ibrahimit, edhe populli i Lutit,

44. Edhe banorët e Medjenit; edhe Musai u përgënjeshtrua, por Unë u dhash afat mosbesimtarëve për një farë kohe dhe vetëm pas kësaj Unë i mbërtheva. Dhe sa i tmerrshëm ishte Ndëshkimi Im.
45. Dhe shumë prej vendbanimeve vërtet i shkatërruam Ne, ku ata ishin të dhënë pas së keqes, duke mbetur kështu nën gërmadha, si dhe shumë puse uji të braktisur dhe pallate madhështore!
46. A nuk kanë udhëtuar ata në tokë dhe a nuk kanë zemra që të kuptojnë e veshë që të dëgjojnë? Me të vërtetë që nuk janë sytë që verbohen, por janë zemrat në gjokse që bëhen të verbëra (e të paarsyeshme).
47. Ata kërkojnë nga ti që t'ua shpejtosh ndëshkimin! Edhe Allahu nuk e shkel Premtimin e Tij, sepse në të vërtetë, një Ditë tek Zoti yt është sa një mijë vjet sipas llogarisë suaj.
48. Dhe shumë prej qyteteve të cilat ishin në rrugë të gabuar Unë u dhashë afat, pastaj më në fund Unë i përfshiva me ndëshkim. Dhe (më në fund) tek Unë është kthimi i ju të gjithëve.
49. Thuaj (O Muhammed): "O njerëz! Unë jam dërguar tek ju vetëm si këshillues i qartë."
50. Kështu që, për ata që besojnë (Allahun, Islamin) dhe që punojnë mirësi e drejtësi (sipas këtij besimi), do të ketë falje dhe Rizkun Kerim (Riskun më të Begatë - Kopshtet e Përhershme të Xhennetit).
51. Por ata që luftojnë kundër Ajeteve Tona, me qëllim që t'i ndalojnë e t'i asgjësojnë ato, të tillët janë banorët e Zjarrit të Xhehenemit.
52. Ne nuk dërguam para teje asnjë të Dërguar ose Pejgamber, e që, kur ai shpallte nga Mesazhi ose fliste (ose ndërtonte diçka me përpjekje), shejtani të mos hidhte (mashtrime) në të. Por Allahu asgjëson atë që hedh shejtani, pastaj Allahu vendos e ngre Mesazhin e Tij. Dhe Allahu është i Gjithëdituri, më i Urti Gjithëgjykues.
53. Me qëllim që Ai (Allahu) të mund ta bëjë atë që është hedhur e përzier në të nga shejtani, provë për ata, zemrat e të cilëve janë me sëmundje (të dyfytyrësisë dhe të mosbesimit) dhe për ata, zemrat e të cilëve janë forcuar (e bërë gur). Dhe është e qartë se Dhalimunët (mosbesimtarët keqbërës) janë në përçarje e mosmarrëveshje tepër larg;
54. Dhe (me qëllim që) ata të cilëve u është dhuruar dija, të mund ta marrin vesh se ai (Kur'ani) është e vërteta nga Zoti yt, që ata të mund të besojnë në të dhe që zemrat e tyre t'i nënshtrohen atij me përulje. E vërtetë është se Allahu është Udhëzuesi drejt Rrugës së Drejtë i atyre që besojnë.
55. Ndërsa ata që nuk besojnë, nuk do të pushojnë së dyshuari për të (për Kur'anin), deri kur Ora të vijë papritur mbi ta, ose kur t'u vijë ndëshkimi i Ditës pas së cilës nuk ka më natë (Dita e Fundit).
56. Mbisundimi atë Ditë do të jetë ai i Allahut (i Atij, Një dhe i Vetëm, të Cilit askush nuk i bëhet shok). Ai do të gjykojë mes tyre. Kësisoj ata që besuan (Allahun, Islamin) dhe bënë vepra të mira e të drejta, do të jenë në Kopshtet e Kënaqësisë së pasosur (të Xhennetit).
57. Dhe për ata që nuk e pranuan besimin dhe përgënjeshtruan Vargjet Tona (të Kur'anit), për ata do të jetë dënimi poshtërues (në Xhehenem).
58. Ata të cilët u shpërngulën për Çështjen e Allahut dhe pas asaj u vranë ose vdiqën, sigurisht që Allahu do t'u dhurojë atyre mirësi të mëdha. Dhe me të vërtetë që është Allahu Ai i Cili është më i Miri Dhurues i Begative.
59. Është e vërtetë se Ai do t'i bëjë ata të hyjnë në një vend ku do të janë të kënaqur, sepse Allahu është i Gjithëdituri, tepër i Durueshëm.
60. Kjo është kështu. Dhe kushdo që shpaguan me të njëjtën masë të asaj që ka vuajtur dhe pastaj përsëri i është bërë padrejtësi, është e sigurt se Allahu do ta ndihmojë atë. Vërtet që Allahu është Ai që ndjen, gjithnjë Falës i Madh.
61. Kjo ngaqë Allahu ndërfut natën te dita dhe Ai ndërfut ditën te nata. Dhe vërtet Allahu është Gjithëdëgjues, Gjithëvëzhgues.
62. Kjo ngaqë Allahu, Ai është i Vërteti, i Përhershmi (Zoti i Vetëm i Vërtetë që s'ka shok e të barabartë me Të) dhe gjithçka që ata (politeistët) lusin në vend të Allahut ose përkrah Tij është Batil (e rreme, e humbur, e kotë). Dhe vërtet Allahu, Ai është më i Larti, më i Madhi.
63. A nuk e shihni se Allahu zbret ujë nga qielli dhe pastaj toka bëhet e blertë? Vërtet që Allahu është më i Buti dhe më Dashamirësi, i Gjithënjohuri për çdo gjë.
64. Të Tij janë gjithë ç'është në qiej dhe gjithë ç'është në tokë dhe me të vërtetë që Allahu është Ai më i Pasuri (i Lirë nga çdo nevojë), i Denjë për të gjitha lavdërimet.
65. A nuk e shihni se Allahu ka nënshtruar për ju (o njerëz) gjithë ç'ka në tokë, se edhe anijet të lundrojnë në det me Urdhërin e Tij? Ai e mban qiellin të mos bjerë në tokë, veçse me Dëshirën dhe me Lejen e Tij. Vërtet që Allahu është ndaj njerëzimit gjithë Mirësi, Mëshirëplotë.

66. Dhe është Ai i Cili ju dha juve jetë dhe pastaj do t'ju bëjë që të vdisni dhe përsëri do t'ju japë jetë (duke ju ringjallur Ditën e Ringjalljes). Me të vërtetë që njeriu është shumë mosmirënjohës.
67. Dhe për çdo popull Ne përcaktuam rite feje të cilat ata duhet t'i ndjekin, kështu që le të mos polemizojnë me ty ata për këtë çështje, por ftoji te Zoti yt (te Feja e Tij). Nuk ka dyshim se ti (O Muhammed) je me të vërtetë në udhëzim të drejtë.
68. Dhe nëse ata të kundërshtojnë ty, thuaju: "Allahu e di më mirë se ç'farë bëni ju.
69. Allahu do të gjykojë mes jush në Ditën e Gjykimit për atë që ju ishi në kundërshtim."
70. A nuk e dini ju se Allahu di gjithçka që është në qiell dhe në tokë? Është e vërtetë se gjithçka është në Libër (Shkrimi i Leuhel-Mahfudh). Dhe sigurisht që kjo është krejt e lehtë për Allahun.
71. Dhe adhurojnë të tjerë në vend të Allahut, për të cilët Ai nuk ka zbritur asnjë tregues e autoritet dhe për të cilët ata nuk dinë asgjë, kështu që për Dhalimunët (mosbesimtarët, keqbërësit) nuk ka asnjë ndihmues.
72. Dhe kur u ligjërohen atyre Vargjet Tona të Qarta, do të vëresh një mohim në fytyrat e mosbesimtarëve! Ata janë pothuaj gati të sulmojnë me forcë ata që u këndojnë atyre Vargjet Tona. Thuaj (O Muhammed): "A t'ju tregoj për një gjë më të keqe se kjo? Zjarri, të cilin Allahu ua ka premtuar atyre që mohuan dhe vërtet që më i keqi është fundi i tillë!"
73. O njerëz! Ja një shembull për ju, kështu që dëgjoni mirë: Me të vërtetë që ata të cilëve ju u drejtoheni në vend të Allahut, nuk mund të krijojnë as edhe një mizë, edhe sikur të mblidheshin të gjithë së bashku për t'ia arritur qëllimit. Dhe nëse miza merr diçka prej tyre, ata nuk do të kenë aspak fuqi për ta çliruar atë prej mizës. Kësisoj, të dobët janë (që të dy) edhe lutësi edhe i luturi.
74. Ata nuk e kanë vlerësuar lart Allahun me Lartësinë e Tij të Merituar. Vërtet që Allahu është Fuqiplotë, i Gjithëfuqishëm.
75. Allahu i zgjedh të Dërguarit nga melekët dhe nga njerëzit.Vërtet që Allahu është Gjithëdëgjues, Gjithëvëzhgues.
76. Ai di çfarë ndodhet para tyre dhe çfarë ndodhet pas tyre dhe tek Allahu kthehen të gjitha çështjet (për gjykim e vendim).
77. O ju që keni besuar! Përkuluni (në ruku) dhe bini me fytyrë përtokë (në sexhde), e adhuroni Zotin tuaj dhe punoni mirësi që të mund të jeni të fituar.
78. Dhe përpiquni fort (e luftoni) për Kauzën e Allahut siç duhet luftuar. Ai ju ka zgjedhur ju (për të përhapur Mesazhin e Tij të Islamit) dhe nuk ka vënë mbi ju ndonjë mundim në fe; është feja e babait tuaj Ibrahimit (Feja e tij e adhurimit vetëm të Allahut). Është Ai (Allahu) që ju ka emëruar ju Muslimanë edhe më parë (ata që ishin në Fenë e Tij, në Islam si Ibrahimi e ndjekësit e rrugës së tij), edhe në këtë (Kur'an), me qëllim që i Dërguari (Muhammedi a.s.) të jetë dëshmues mbi ju dhe ju të jeni dëshmues mbi njerëzimin! Kështu pra, kryeni faljen (e rregullt e të përcaktuar siç duhet), jepni Zekatin dhe mbështetuni fort tek Allahu! Ai është Meula (Zoti, Mbrojtësi, Mbështetësi) dhe sa Zotërues e Mbrojtës i Shkëlqyer dhe Ndihmues i Përsosur (është Ai)!

## El Mu'minun – Besimtarët

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

### Pjesa 18

1. Vërtetë që tashmë kanë fituar besimtarët.
2. Ata të cilët janë të nënshtruar në faljen e namazit.
3. Edhe ata të cilët largohen nga Laghvu (fjalët e kota, të rreme e të liga, mashtrimet, përgojimet dhe gjithë çfarë ka ndaluar Allahu).
4. Edhe ata që japin Zekatin.
5. Edhe ata që ruajnë dëlirësinë (ruajnë pjesët e tyre vetjake nga marrëdhëniet e paligjshme),
6. Përveç me bashkëshortet ose (robinat) që ua kap dora e djathtë, pasi në këto raste ata nuk ngarkohen me faj;
7. Por kush kërkon përtej kësaj, atëherë të tillët janë që kalojnë caqet;
8. Edhe ata që janë besnikë ndaj amanetit (detyrimet ndaj Allahut, ndershmëria, besimi, përgjegjësia morale) dhe besës së tyre;
9. Edhe ata të cilët ndjekin me rreptësi plotësimin e faljeve të Namazit.
10. Këta janë me të vërtetë trashëguesit,

11. Të cilët do ta trashëgojnë Firdeusin (Xhenneti më i Lartë). Ata do të jetojnë aty përgjithmonë.
12. Dhe sigurisht që Ne e krijuam njeriun (Ademin) nga një copë baltë (ujë me dhe).
13. Pas kësaj Ne e bëmë atë (njeriun, pasardhësin e Ademit) si Nutfah (lëngu i ngjizur i bashkimit të vezëve mashkullore me ato femërore) duke e strehuar atë në një banesë të sigurt (mitra e nënës).
14. Pastaj Ne e bëmë Nutfan në një copë gjak të mpiksur, pastaj Ne e bëmë gjakun e mpiksur në një xhungë mishi (si të përtypur), pas kësaj Ne bëmë prej asaj xhunge mishi (si të përtypur) eshtrat, pastaj i veshëm eshtrat me mish dhe pastaj Ne e nxorrëm jashtë si një krijim të ri. I Shenjtëruar pra qoftë Allahu, më i Miri i krijuesve.
15. Pas kësaj ju sigurisht që do të vdisni.
16. Pastaj me siguri se përsëri ju do të ringjalleni në Ditën e Ringjalljes.
17. Dhe vërtet që Ne ndërtuam mbi ju shtatë palë qiej dhe Ne nuk jemi për asnjë çast të pavetëdijshëm për krijimin.
18. Dhe dërguam nga qielli ujë në masë të duhur dhe Ne i dhamë atij banim në tokë e sigurisht që Ne jemi të Zotë ta heqim atë përsëri.
19. Pastaj sollëm e rritëm prej tij për ju kopshte hurmash dhe vreshta në të cilët ka mjaft fruta për ju, prej të cilave ju hani.
20. Dhe pema (e ullirit) që rriten në Turi Sina-në e cila nxjerr vaj që është i shijshëm e i dëshiruar për ata që e përdorin për ushqim.
21. Edhe te bagëtit vërtet që ka mësim për ju. Ne ju japim juve të pini (qumësht) nga çfarë gjindet në barkun e tyre. Në to ka edhe përfitime të tjera të shumta, prej tyre edhe hani.
22. Dhe mbi to si edhe në anije ju mbarteni.
23. Dhe sigurisht që Ne e dërguam Nuhun te populli i tij, e (ai) u tha: "O populli im! Adhuroni Allahun! Ju s'keni ilah (të adhuruar) tjetër veç Atij (Ky është Besimi i Pastër Islam në Një Zot të Vetëm). A nuk frikësoheni?"
24. Por prijësit e mosbesimtarëve nga populli i tij thanë: "Ai nuk është më tepër veçse një njeri si edhe ju, (i cili) kërkon të bëhet mbisundues mbi ju. Po të kishte dashur Allahu, Ai sigurisht që do të kishte zbritur melekë. Ne kurrë nuk kemi dëgjuar një gjë të tillë nga të parët.
25. Ai është veç një njeri tek i cili ka zënë vend çmenduria, kështu që prisni për pak kohë."
26. (Nuhu) tha: "O Zoti im! Më ndihmo për shkak se më mohojnë."
27. Kështu Ne e frymëzuam atë (duke i thënë): "Ndërto anijen para Syve Tanë dhe nën Frymëzimin Tonë. Pastaj, kur të vijë Urdhëri Ynë dhe, kur edhe nga furra të gurgullojë ujë, merr në anije nga çdo lloj (gjallesë) çift, edhe familjen tënde përveç atyre për të cilët është thënë Fjala dhe mos m'u drejto Mua për mbrojtje për ata që ishin keqbërës. Padyshim që ata do të fundosen."
28. Dhe kur të kesh hipur në anije, ti dhe kushdo që është me ty, thuaj: "Gjithë lavdërimet janë për Allahun i Cili na shpëtoi ne nga populli Dhalimun (politeist, mohues, keqbërës, shtypës)."
29. Dhe thuaj: "Zoti im! Më bëj të zbres në tokë në një vend të bekuar, pasi Ti je më i Miri i atyre që bëjnë vendosjen."
30. Vërtet që në këtë (ngjarje) ka Ajete (prova, shenja, mësime për njerëzit që kuptojnë), pasi Ne gjithnjë i vëmë në provë (njerëzit).
31. Pastaj pas tyre, Ne krijuam brezni tjetër.
32. Dhe Ne çuam tek ata një të Dërguar nga mesi i tyre (duke u thënë): "Adhuroni Allahun. Ju nuk keni ilah (të adhuruar) tjetër përveç Atij. A nuk do të frikësoheni!?"
33. Dhe prijësit e popullit të tij të cilët nuk besuan dhe që mohuan Takimin në Jetën e Përtejme dhe të cilëve Ne u kishim dhuruar gjithë të mirat e kësaj jete, thanë: "Ai nuk është më tepër se një njeri si edhe ju, ai ha nga ato që hani ju dhe pi nga ato që pini edhe ju.
34. Nëse do t'i bindeshi një qenie njerëzore si edhe vetë ju, atëherë ju padyshim që do të jeni të humbur.
35. Mos vallë ai ju premton juve se kur të keni vdekur dhe të jeni bërë dhe e kocka, do të nxirreni të gjallë (duke u ringjallur)?
36. Larg, tepër larg është ajo që ju është premtuar.
37. Nuk ka asgjë veçse jeta e jonë e kësaj bote! Ne vdesim dhe jetojmë! Dhe nuk do të ringjallemi!
38. Ai s'është veçse një njeri i cili ka shpifur gënjeshtër ndaj Allahut, por ne nuk do ta besojmë atë."
39. Ai (i Dërguari tek ai popull) tha: "O Zoti im! Më ndihmo për shkak se më mohojnë."

40. (Allahu) tha: "Shumë shpejt është e sigurt se do të dëshpërohen (ata)."
41. Kështu që Es-Sajha (dënimi - britma shkatërruese e dërguar nga qielli) i kapi me meritë dhe Ne i bëmë ata si mbetje të bimëve të thara. Larg pra, nga populli Dhalimun (politeist, mosbesimtar, keqbërës)!
42. Pastaj, pas tyre, Ne krijuam brezni tjetër.
43. Asnjë popull nuk mund ta paraprijë afatin e vet dhe as ta shtyjë atë.
44. Pastaj Ne çuam të Dërguarit Tanë një pas një. Çdo herë që vinte te një populli i Dërguari i tyre, ata e mohonin atë, kështu që Ne bëmë që ata të ndjekin njëri-tjetrin (në shkatërrim) dhe Ne i bëmë ata Ahadith (ndodhi të vërteta, të besueshme e të gjalla për njerëzimin, që të marrë mësim prej tyre). Larg pra, nga populli që nuk beson!
45. Pastaj Ne dërguam Musanë dhe vëllain e tij Harunin, me Ajetet (provat, shenjat, shpalljet) Tona dhe autoritet të qartë,
46. Tek Faraoni dhe krerët e tij, por ata u sollën me paturpësi dhe ishin popull arrogant e mburravec (duke mos iu bindur Allahut dhe duke e mbivlerësuar veten përmbi të Dërguarit e Allahut).
47. Ata thanë: "A të besojmë në dy njerëz si vetë ne dhe duke qenë populli i tyre nën robërinë tonë?"
48. Kësisoj ata i mohuan që të dy (Musain dhe Harunin) duke u bërë prej të shkatërruarve.
49. Dhe me të vërtetë që Ne i dhamë Musait Librin (Teuratin), që ata të mund të drejtoheshin.
50. Dhe Ne e bëmë birin e Merjemes dhe nënën e tij si shenjë (mrekulli) duke u dhënë atyre strehë në vend të lartë, një vend pushimi, sigurie dhe me burime.
51. O ju të Dërguar! Hani nga Tajjibatet (ushqimet e bëra hallall e të ligjshme prej Allahut për ju) dhe punoni mirësi e drejtësi. Me të vërtetë që Unë jam i Mirënjohur e i Gjithëditur për gjithçka që ju punoni.
52. Dhe me të vërtetë që kjo feja juaj është një fe (Islami); dhe Unë jam Zoti juaj; kështu pra, m'u frikësoni (vetëm) Mua (plotësoni detyrimet tuaja ndaj Meje).
53. Por ata (njerëzit) e kanë copëtuar fenë e tyre në degëzime, secili grup duke u kënaqur me besimin e vet.
54. Kështu që lëri ata në gabimin e tyre për një farë kohe.
55. A mos mendojnë ata se duke u shtuar Ne atyre pasuri dhe fëmijë,
56. Ne u shpejtojmë atyre gjithnjë mirësi? Jo, por ata nuk e ndjejnë.
57. Vërtet se ata të cilët jetojnë në ankth nga frika e Zotit të tyre;
58. Edhe ata që besojnë në Ajetet (provat, shenjat, shpalljet, vargjet) e Zotit të tyre;
59. Edhe ata që nuk bashkojnë kënd (në adhurim) si shokë me Zotin e tyre;
60. Edhe ata që japin (sadaka e mirësi), që e japin me zemrat e tyre gjithë frikë e përkushtim (nëse do t'u pranohet bamirësia apo jo nga Zoti i tyre), sepse ata janë të sigurt në kthimin e vet te Zoti i tyre (për llogari).
61. Pikërisht këta janë që bëjnë garë për vepra të mira dhe janë më të parët në to (faljen e rregullt të përcaktuar çdo ditë sipas kohës, japin e bëjnë bamirësi etj).
62. Dhe Ne nuk ngarkojmë askënd mbi mundësitë që ai ka dhe me Ne është Shkrimi i cili flet të vërtetën; atyre nuk do t'u bëhet padrejtësi.
63. Jo, por zemrat e tyre janë të mbuluara (e të verbuara) që ta kuptojnë këtë (Kur'an) dhe kanë edhe vepra të tjera (të liga) përveç atyre që po bëjnë,
64. Derisa, kur Ne i bulojmë ata që jetojnë në rehati e luks me ndëshkim, ç'të shohësh! Luten të nënshtruar me rënkim.
65. Mos u lutni me zë të lartë këtë ditë! Sigurisht që nuk do të ndihmoheni prej Nesh.
66. Është e vërtetë se juve u janë lexuar Vargjet e Mia, por ju gjithnjë kthenit shpinën e iknit.
67. Me kryelartësi (ata - Kurejshit paganë dhe politeistët e tjerë të Mekës ndjeheshin krenarë me mburrje se banonin në kufijtë e shenjtë të Mekës - Harami i Mekës) flisnin me ligësi për të (Kur'anin) gjithë natën (si të tregonin përralla).
68. A nuk e bluajnë në mendje Fjalën (Kur'anin), apo nuk u ka ardhur atyre çfarë u pat ardhur edhe të parëve të tyre?
69. Apo mos është se ata nuk e njohën të Dërguarin e tyre (Muhammedin a.s.), kështu që e mohojnë atë?
70. Apo thanë: "Ai është i çmendur?" Përkundrazi, ai u solli atyre të Vërtetën (Adhurimin vetëm të Allahut - Një e të Vetëm, Kur'anin, Islamin), por shumica e tyre (e njerëzve) e urrejnë dhe nuk e dëshirojnë të vërtetën.

71. Po të kishte qenë e vërteta në përputhje me dëshirat e tyre, padyshim që qiejt dhe toka dhe gjithë ç'është në to do të ishte shprishur e shpërbërë! Jo, por Ne u kemi sjellë atyre paralajmëruesin e tyre, por ata i largohen dhe i kthejnë shpinën paralajmëruesit të tyre.
72. Apo mos është se ti (O Muhammed) u kërkon atyre ndonjë pagesë? Por shpërblimi i Zotit tënd është më i miri dhe Ai është më i Miri Dhurues i begative.
73. Dhe është e vërtetë se ti (O Muhammed) i thërret ata në Rrugë të Drejtë (të Besimit të Pastër Islam).
74. Dhe me të vërtetë se ata që nuk besojnë në Jetën e Përtejme, janë shmangur tepër larg nga Rruga (e Drejtë e Besimit të Vërtetë Islam).
75. Edhe po të kishim Ne mëshirë për ta dhe të largonim fatkeqësinë që është mbi ta, prapëseprapë ata do të këmbëngulnin me kokëfortësi në mosbesim dhe në lajthitjet e tyre duke u endur verbërisht.
76. Dhe vërtet që Ne i mbërthyem ata me ndëshkim, por ata nuk iu përulën Zotit të tyre dhe as nuk u lutën me nënshtrim ndaj Tij.
77. Derisa, kur Ne të hapim për ta portën e ndëshkimit të ashpër, pastaj ç'të shohësh! Ata do të jenë zhytur në shkatërrim me dhimbje, me pikëllim e në dëshpërim të thellë.
78. Është Ai i Cili ka krijuar për ju të dëgjuarit, të shikuarit dhe zemrën (ndjenjat dhe të kuptuarit). Fare i pakët është falënderimi juaj.
79. Dhe është Ai i Cili ju ka krijuar ju në tokë dhe tek Ai ju do të mblidheni përsëri.
80. Dhe është Ai i Cili jep jetë dhe sjell vdekje, i Tij është edhe këmbimi i vazhdueshëm i ditës dhe i natës. A nuk do të kuptoni, pra?
81. Përkundrazi, thonë njësoj siç thanë edhe të parët.
82. Thanë: "Kur të jemi të vdekur dhe të jemi bërë dhe e eshtra, vërtet që do të ringjallemi përsëri?
83. Vërtet që kjo na është premtuar neve dhe baballarëve tanë para nesh! Kjo s'është veçse përrallë e të parëve!"
84. Thuaju: "E kujt është toka dhe gjithë ç'është në të, (flisni) nëse e dini?!"
85. Do të thonë: "E Allahut!" Thuaju: "A nuk do të përkujtoni atëherë?"
86. Thuaju: "Kush është Zoti i shtatë qiejve dhe Zoti i Arshit Madhështor?"
87. Do të thonë: "Allahu." Thuaju: "A nuk do t'i frikësoheni Allahut (t'i besoni, t'i nënshtroheni)?"
88. Thuaju: "Në Dorë të Kujt është i mbisundimi i gjithçkaje? Dhe Ai mbron gjithçka, ndërsa kundër të Cilit nuk ka asnjë mbrojtës, veç sikur ta dinit?" (Nëse Allahu shpëton dikë, askush nuk mund ta ndëshkojë atë dhe nëse Allahu ndëshkon dikë, askush nuk mund ta shpëtojë atë). (Tefsir El-Kurtubi).
89. Do të thonë: "(Gjithë kjo është) e Allahut." Thuaju: "Si jeni mashtruar atëherë dhe jeni larguar nga e vërteta?"
90. Por ama Ne u kemi sjellë atyre të vërtetën (Islamin) dhe me të vërtetë që ata (mosbesimtarët) janë gënjeshtarë.
91. Asnjë fëmijë (pasardhës) nuk lindi Allahu dhe nuk gjindet asnjë ilah (zot) tjetër përkrah me Të; (po të kishin qenë shumë zota) atëherë ç'të shihje! Secili zot do të kishte hequr mënjanë çfarë do të kishte krijuar vetë dhe disa do të përpiqeshin të mposhtnin të tjerët! I Lartësuar është Allahu mbi çdo gjë që ata i mveshin e ia përshkruajnë Atij!
92. I Gjithëdituri i të fshehtës dhe i të shpallurës! I Lartë është Ai mbi çdo gjë që ata i mveshin e ia përshkruajnë si shokë Atij!
93. Thuaj: "O Zot! Nëse Ti do të më tregoje mua atë me të cilën ata janë kërcënuar (ndëshkimin),
94. Zoti im! Atëherë (më ruaj mua nga Ndëshkimi Yt dhe) mos më vendos mua mes njerëzve Dhalimunë (politeistë e keqbërës)."
95. Dhe vërtetë që Ne jemi të Zotë të të tregojmë ty (O Muhammed) atë me të cilin Ne i kemi kërcënuar ata.
96. Largoje të keqen me atë gjë që është më e mira. Ne jemi të Mirënjohur për çfarë ata flasin.
97. Dhe thuaj: "Zoti im! Të mbështetem Ty (të më ruash) nga përshpëritjet e shejtanit.
98. Dhe të mbështetem Ty, O Zoti im! Se përndryshe ata do të më afroheshin."
99. Aq sa, kur t'i vijë vdekja ndonjërit prej tyre (mosbesimtarëve) thotë: "Zoti im! Më kthe prapë,
100. Që të mund të bëj mirësi në çfarë kam mbetur mbrapa!" Jo! (Kjo) është veç një fjalë që ai e flet, ndërsa pas është Berzakhu (perde, pengesë ndarëse) deri Ditën kur do të sillen përsëri në jetë.

101. Pastaj, kur t'i fryhet Surit, as nuk do të ketë ndonjë afërsi e marrëdhënie mes tyre atë Ditë, as edhe nuk do të pyesin për njëri-tjetrin.
102. Pastaj ata, peshoja (e punëve të mira) e të cilëve është e rëndë, mu këta janë të fituarit.
103. Ndërsa ata, peshoja (e punëve të mira) e të cilëve është e lehtë, mu këta janë që humbin veten e tyre, (dhe) në Xhehenem do të banojnë.
104. Zjarri do të djegë fytyrat e tyre dhe në të do të ngërdheshen me buzë të shfytyruara.
105. "A nuk jua lexuan Vargjet e Mia (Kur'anin) juve dhe pastaj ju gjithnjë i mohuat ato?"
106. Do të thonë: "Zoti ynë! Mjerimi ynë na mbuloi, e ne ishim popull i gabuar.
107. O Zoti ynë! Na nxirr që këtej, (dhe) nëse ndonjëherë do të ktheheshim (tek e keqja përsëri), atëherë vërtet që do të ishim Dhalimunë (politeistë, keqbërës)."
108. Ai (Allahu) do t'u thotë: "Rrini aty me turp! Dhe mos më flisni Mua!"
109. Vërtet që ishte një grup prej robëve të Mi të cilët gjithnjë thonin: "Zoti ynë! Ne besojmë, kështu që falna ne dhe ki mëshirë për ne, se Ti je më i Miri i mëshiruesve!"
110. Por ju i tallët ata, aq sa ju i bëtë ata të harrojnë Përkujtimin Tim, ndërsa ju qeshnit me ta!
111. Sigurisht që Unë i shpërbleva ata këtë Ditë për durimin e tyre, (dhe) me të vërtetë që ata janë të cilët janë të fituar.
112. Ai (Allahu) do të thotë: "Sa vite qëndruat në tokë?"
113. Do të thonë: "Një ditë ose një pjesë të saj. Pyeti ata që mbajnë llogari."
114. Ai (Allahu) do t'u thotë: "Ju qëndruat vetëm fare pak, veç sikur ta dinit!
115. A menduat se Ne ju kishim krijuar për lojë (e pa ndonjë qëllim) dhe se nuk do të mund të silleshit prapë te Ne?"
116. I Lartë është Allahu, Mbisunduesi i Vërtetë, La ilahe il-Allah (nuk ka të adhuruar tjetër të merituar veç Allahut), Zoti i Arshit të Lartë.
117. Dhe kushdo që lut (ose adhuron) në vend të Allahut çdo ilah (zot) tjetër për të cilin nuk ka asnjë provë, atëherë llogaria e tij është vetëm te Zoti i tij. Vërtet që Kafirët (mohuesit e Njësisë së Allahut) nuk do të kanë kurrë sukses.
118. Dhe thuaj: "Zoti im! Fal dhe ki mëshirë, se Ti je më i Miri i mëshiruesve!"

## En Nur – Drita

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

1. (Kjo është) një Sure të cilën Ne e kemi zbritur, të cilën Ne e kemi urdhëruar (ligjet e saj) dhe në të Ne kemi shpallur Ajetet e qarta (provat, shenjat, treguesit), me qëllim që të mund të përkujtoni.
2. Gruaja dhe burri fajtorë për marrëdhënie të paligjshme jashtë martese, fshikullohen secili prej tyre me njëqind kamxhikë. Në zbatimin e dispozitave të Allahut mos u tregoni zemërbutë ndaj atyre dyve, nëse jeni që e besoni Allahun dhe Ditën e Fundit. Dhe le të dëshmojnë një grup prej besimtarëve ndëshkimin e tyre.(Ky ndëshkim është për të pamartuarit, por nëse atë e kryejnë njerëz të martuar, atëherë ndëshkimi është gurëzimi i tyre deri në vdekje sipas Ligjit të Allahut).
3. Ai që bën zina (marrëdhënie imorale), martohet veç me atë (femër) që edhe ajo bën zina ose me mushrike (mosbesimtare), po kështu edhe atë femër që bën zina, nuk e merr kush për martesë veç një (burrë imoral) që bën zina ose mushrik (mosbesimtar). Një gjë e tillë është e ndaluar për besimtarët (muslimanë).
4. Dhe ata të cilët akuzojnë gra të ndershme dhe nuk sjellin katër dëshmitarë, t'i fshikulloni me tetëdhjetë kamxhikë dhe atyre mos ua pranoni kurrë më dëshminë e tyre. Vërtet që ata janë Fasikunë (gënjeshtarë të pabindur ndaj Allahut).
5. Përveç atyre që pendohen pas kësaj dhe punojnë mirësi e drejtësi. Për të tillët, vërtet që Allahu është gjithnjë Falës i Madh, Mëshirëplotë.
6. Dhe për ata që akuzojnë gratë e tyre, por nuk kanë dëshmitarë tjetër përveç vetes së tyre, le të dëshmojë njëri prej tyre katër herë në Allahun se ai është prej atyre që flasin të vërtetën.
7. Dhe e pesta (herë e dëshmisë) të jetë thirrja për Mallkimin e Allahut mbi të nëse ai është prej gënjeshtarëve.
8. Por do të shmanget ndëshkimi (i gurëzimit deri në vdekje) ndaj saj, nëse ajo dëshmon katër herë për Allahun se ai (bashkëshorti i saj) është gënjeshtar dhe po gënjen.
9. Dhe e pesta (herë e dëshmisë) duhet të jetë që Zemërimi i Allahut qoftë mbi të (mbi gruan), nëse ai (bashkëshorti i saj) është që flet të vërtetën.

10. Dhe sikur të mos ishte Mirësia e Allahut dhe Mëshira e Tij mbi ju (Ai do ta kishte shpejtuar ndëshkimin mbi ju)! Dhe se Allahu është Ai i Cili pranon pendimin, më i Urti (Gjithëgjykues).
11. S'ka dyshim se ata që trilluan përgojimin (kundër Aishas r.a., bashkëshortes së Pejgamberit a.s.) janë një grup nga mesi juaj. Ju mos e merrni atë si ndonjë dëm për ju. Për çdonjërin prej tyre do të paguhet aq sa ka fituar nga gjynahu i bërë dhe sa për atë nga mesi i tyre që ka pasur më shumë gisht në të, për atë do të jetë ndëshkim më i madh.
12. Pse atëherë besimtarët dhe besimtaret, kur dëgjuan për përgojimin, nuk menduan mirë (si për veten e tyre edhe) për njerëzit e tyre dhe të thoshin: "Kjo (shpifje) është një gënjeshtër e qartë"?
13. Përse nuk nxorrën katër dëshmitarë për këtë? Përderisa ata (përgojuesit) nuk sollën dëshmitarë, ata pra tek Allahu janë gënjeshtarë të vërtetë.
14. Po të mos kishte qenë Mëshira e Allahut dhe Mirësia e Tij në këtë botë dhe në Jetën e Fundit, juve do t'ju kapte një ndëshkim i madh për atë që keni përfolur.
15. Kur ju atë (shpifjen) e përcollët me gjuhën tuaj dhe për atë të cilën nuk kishit kurrfarë dije, flisnit duke menduar se ajo ishte imtësi e parëndësishme, ndërsa tek Allahu ajo është shumë e madhe.
16. Dhe përse kur e dëgjuat atë, nuk thatë: "Neve nuk na takon të flasim për këtë gjë; Lavdi të qoftë Ty (O Allah), kjo është një gënjeshtër e madhe!"
17. Allahu ju ndalon nga kjo dhe ju këshillon që një gjë e tillë të mos përsëritet më kurrë, nëse jeni besimtarë.
18. Dhe Allahu i sqaron qartë Ajetet e Tij (provat, shenjat, shpalljet) dhe Allahu është i Gjithëditur, më i Urti Gjithëgjykues.
19. Sigurisht ata të cilët duan që marrëdhëniet e paligjshme imorale të përhapen mes besimtarëve, do të kenë dënim të dhimbshëm në këtë botë dhe në Botën e Pastajme dhe Allahu di atë që ju nuk e dini.
20. Sikur të mos ishte Mirësia e Allahut dhe Mëshira e Tij mbi ju (do të përjetonit menjëherë dënim), por Allahu është shumë Dashamirës, Mëshirëplotë.
21. O ju që keni besuar! Mos ndiqni gjurmët e shejtanit, sepse kush ndjek gjurmët e shejtanit, atëherë sigurisht që ai urdhëron El-Fahsha (marrëdhënie të turpshme imorale dhe të paligjshme) dhe El-Munker (mosbesim, politeizëm, ligësi) dhe sikur të mos ishte Mirësia e Allahut dhe Mëshira e Tij mbi ju, asnjë prej jush nuk do të kishte qenë kurrë ndonjëherë i pastër prej gjynaheve. Por Allahu pastron (udhëzon në Islam) atë që do Ai dhe Allahu është Gjithëdëgjues, i Gjithëditur.
22. Dhe le të mos betohen ata nga mesi juaj të cilët janë bekuar me mirësi e pasuri se nuk do t'u japin (asnjë lloj ndihme) të afërmve të tyre, El-Mesakin (të varfërve) dhe atyre të cilët lanë shtëpitë e tyre për Çështjen e Allahut. Le të falin dhe të ndjejnë. A nuk doni që Allahu t'ju falë juve? Dhe Allahu është gjithnjë Falës i Madh, Mëshirëplotë.
23. Padyshim se ata të cilët përgojojnë gratë e dëlira të cilat as nuk e mendojnë kurrë që t'u prekë gjë dëlirësinë e tyre dhe janë besimtare, janë të mallkuar në këtë jetë dhe në Jetën e Përtejme dhe për ta do të ketë ndëshkim të madh.
24. Ditën kur gjuhët e tyre, duart e tyre dhe këmbët e tyre do të dëshmojnë kundër tyre për çfarë ata kanë vepruar.
25. Atë Ditë Allahu do t'u paguajë atyre shpërblimin e punëve të tyre plotësisht dhe ata do ta marrin vesh se Allahu është Ai i Vërteti i Qartë.
26. Të këqijat (fjalët apo gratë) janë për të këqinjtë, dhe të këqinjtë janë për të këqijat. Dhe të mirat janë për të mirët dhe të mirët janë për të mirat. Të tillë (njerëz të mirë) janë të pastër nga çdo fjalë e keqe që thonë (njerëzit) dhe mu për këta është Falja e Madhe dhe Begatia e Nderuar (Xhenneti).
27. O ju që keni besuar! Mos hyni në shtëpitë që s'janë t'uajat, derisa të kërkoni leje dhe të përshëndetni ata që janë në to. Kjo është më mirë për ju në mënyrë që të mund të përkujtoni.
28. Dhe në qoftë se nuk gjeni kënd në to, përsëri mos hyni derisa t'u jepet leje. Dhe nëse ju kërkohet që të ktheheni mbrapa, kthehuni prapa, pasi kjo është më e pastër për ju dhe Allahu është i Gjithëditur për gjithçka që ju veproni.
29. Nuk është apak gjynah për ju që të hyni (pa leje) në shtëpitë e pabanuara (e pa pronar), kur t'ju shërbejnë juve për ndonjë qëllim tjetër. Dhe Allahu ka Dije për çfarë ju shfaqni dhe për çfarë ju fshihni.
30. Thuaju besimtarëve që të ulin shikimin (nga të vështruarit e gjërave të ndaluara) dhe t'i ruajnë vendet e trupit (nga shikimi, veprimet e paligjshme imorale). Kjo është më e pastër për ta. Vërtet që Allahu është i Mirënjohur për çfarë veprojnë ata.

31. Thuaju edhe besimtareve të ulin shikimin (nga të vështruarit e gjërave të ndaluara) dhe t'i mbrojnë vendet e trupit të tyre si dhe të mos i nxjerrin hapur zbukurimet e tyre përveç asaj që është e dukshme dhe të vëjnë shamitë mbi kraharorin e tyre, e të mos i shfaqin zbukurimet e tyre përveç ndaj bashkëshortëve të tyre, baballarëve të tyre, ose ndaj vjehrrave të tyre, ndaj bijve të tyre ose bijve të burrit, ndaj vëllezërve të tyre ose djemve të vëllezërve dhe djemve të motrave të tyre, ndaj grave (muslimane, motrave në Islam) ose robëreshave që i kanë në pronësinë e tyre, ose shërbyesve të moshuar e të pamundur, ose fëmijëve të vegjël që nuk u zgjohen ndjenja turpi nga të parët e gjinisë tjetër. Dhe të mos kërcasin me këmbë që të shfaqin çfarë fshehin nga stolitë e tyre. Dhe që të gjithë ju lutni Allahun që t'ju falë të gjithëve, o besimtarë, që të mund të jeni të fituar.
32. Dhe martoni ata nga mesi juaj që janë të pamartuar (burrat pa bashkëshorte dhe gratë pa bashkëshortë), martoni edhe Salihunët (të përkushtuarit dhe të aftët) nga robërit dhe robëreshat tuaja. Nëse ata janë të varfër, Allahu do t'i pasurojë ata nga Begatitë e Tij dhe Allahu është i Gjithëmjaftueshëm për nevojat e krijesave të Tij, i Gjithëdituri (për gjendjen e kujtdo).
33. Dhe le ta ruajnë veten të dëlirë ata të cilët nuk kanë mjete të nevojshme për martesë, derisa Allahu t'i pasurojë ata nga Begatitë e Tij. Edhe ata robër të cilët kërkojnë (lirimin me kusht) me shkrim (për të fituar lirinë e për t'u martuar), ua jepni një dëshmi të tillë, nëse e dini se janë të mirë dhe të besuar. Jepuni edhe ju vetë diçka nga pasuria e Allahut të cilën Ai ua ka dhuruar juve. Edhe robëreshat mos i detyroni për prostitucion nëse ato dëshirojnë dëlirësinë, me qëllim që ju të përfitoni nga mirësitë (e përkohshme) e jetës së kësaj bote. Por nëse ndonjë i detyron ato (për prostitucion), atëherë pas një detyrimi të tillë Allahu është gjithnjë Falës i Madh, Mëshirëplotë (ndaj këtyre grave, sepse ato kanë qenë të detyruara të veprojnë këtë ligësi pa dëshirën e tyre).
34. Dhe sigurisht që Ne kemi zbritur për ju Ajete (vargje, argumente, prova, shenja) që i sqarojnë gjërat qartë, po kështu edhe shembujt e atyre që kanë kaluar para jush, si edhe këshillim për ata që janë Muttekunë (të përkushtuar).
35. Allahu është drita e qiejve dhe e tokës. Shembulli i Dritës së Tij është si të kishim një kënd të errët dhe në të një llambë, llamba e futur në një kupë qelqi, kupa e qelqit si të ishte yll që shkëlqen i ndezur nga një pemë e bekuar, nga ulliri, as nga lindja (që nuk i merr rrezet vetëm në mëngjes), as nga perëndimi (që nuk i merr rrezet vetëm pasdite, por është nën rrezet e diellit gjatë gjithë ditës), vaji i të cilit digjet vetvetiu edhe pse nuk e ka prekur zjarri fare. Dritë përmbi Dritë! Allahu udhëzon drejt Dritës së Tij atë që do Ai. Allahu sjell shembuj e përngjasime për njerëzimin dhe Allahu është për çdo gjë i Gjithëditur.
36. (E ndezur është kjo Dritë) në ndërtesat që Allahu ka urdhëruar të ngrihen (të pastrohen e të nderohen); në to Emri i Tij ngrihet në qiell me madhështi në mëngjes, pasdite dhe në mbrëmje.
37. (E lartësojnë Atë me madhërim) burra të cilëve as tregtia dhe as shitblerja nuk ua largon vëmendjen nga të Përkujtuarit Allahun, as nga Falja e rregullt e përcaktuar ditore sipas kohëve e as nga dhënia e Zekatit. Ata e kanë frikë një Ditë kur zemrat dhe sytë do të rrotullohen e do të përmbysen (nga tmerri i ndëshkimit të Ditës së Llogarisë).
38. Që Allahu të mund t'i shpërblejë ata sipas veprave të tyre më të mira dhe për t'ua shtuar akoma të mirat nga Mirësia e Tij. Dhe Allahu i dhuron pa masë të mira atij që do Ai.
39. Sa për ata që nuk besuan, veprat e tyre janë si valët (nga rrezet e diellit) në shkretëtirë. I eturi mendon se është ujë, derisa kur t'i afrohet atij sheh që s'është asgjë, por ai gjen Allahun me to (veprat), i Cili do t'ia paguajë atij çfarë meriton (Xhehenemin) dhe Allahu është më i Shpejti në llogari.
40. Ose (gjendja e mosbesimtarit) është si errësirat në detin e gjerë e të thellë të mbuluar nga valë masive; valë masive të mbuluara nga re të zeza; errësirë një përmbi një, sa që nuk mund t'a shohë ai as dorën e vet. Dhe ai për të cilin Allahu nuk ka caktuar dritë, për të nuk ka aspak dritë.
41. A nuk e sheh ti se Allahu është Ai të Cilin e madhëron gjithkush që është në qiej dhe në tokë, edhe zogjët me krahët e hapur. Për secilin Ai me të vërtetë di Salatin (faljen) e tij dhe madhërimin e tij. Dhe Allahu është i Gjithëditur për çfarë veprojnë.
42. Dhe Allahut i takon mbisundimi i qiejve dhe i tokës dhe vetëm tek Ai është kthimi (i të gjithëve).
43. A nuk e shihni se Allahu i drejton retë me qetësi, pastaj i mbledh ato bashkë, pastaj i kthen ato në stivë shtresa-shtresa dhe ju shihni shiun të dalë nga brendësia e tyre. Ai dërgon nga qielli edhe re si male të mëdha me breshër dhe godet me të atë që do Ai ose e largon atë

prej kujt të dojë Ai. Drita e shpejtë e shkrepjes së tyre (e reve) sa s'të merr sytë. (Tefsir At-Tabari).
44. Allahu bën që nata dhe dita të ndjekin njëra-tjetrën. Vërtet që në të ka mësim për ata që janë të pajisur me mprehtësi.
45. Dhe Allahu krijoi çdo lloj gjallese nga uji. Prej tyre ka disa që zvarriten me barkun e tyre, disa ecin mbi dy këmbë dhe disa ecin mbi katër. Allahu krijon çfarë do Ai dhe vërtet Allahu është i Zoti për të bërë çdo gjë.
46. Tashmë Ne vërtet që kemi zbritur Ajete (prova, shenja, tregues, shpallje) të qarta dhe Allahu udhëzon atë që Ai do në Udhë të Drejtë.
47. (Hipokritët) thonë: "Ne kemi besuar në Allahun dhe në të Dërguarin (Muhammedin a.s.) dhe jemi bindur," pastaj një pjesë e tyre kthejnë shpinën pas kësaj. Të këtillët nuk janë besimtarë.
48. Dhe pastaj kur thirren tek Allahu (te Fjala e Tij, Kur'ani) dhe tek i Dërguari i Tij (Muhammedi a.s.) për të gjykuar mes tyre, kur ç'të shohësh! Njëra palë nuk pranon (të bindet) dhe kthen shpinën e largohet.
49. Por, po të jetë e drejta në anën e tyre, ata shkojnë tek ai me shumë zell e të nënshtruar.
50. A mos ka sëmundje në zemrat e tyre? Apo mos dyshojnë a frikësohen se mos Allahu dhe i Dërguari i Tij mund t'u bëjnë atyre padrejtësi në gjykim? Jo, përkundrazi, janë ata vetë që janë Dhalimunë (politeistë, hipokritë, keqbërës).
51. Fjala e vetme e besimtarëve të vërtetë, kur ata thirren tek Allahu (te Fjala e Tij, Kur'ani) dhe i Dërguari i Tij për të gjykuar mes tyre, është që të thonë: "Dëgjuam dhe u bindëm." Dhe mu këta janë ata që fitojnë lumturinë (Xhennetin e pasosur).
52. Dhe kushdo që i bindet Allahut dhe të Dërguarit të Tij, i frikësohet Allahut dhe i përkushtohet Atij, të tillët janë ata të fituarit.
53. Ata betohen për Allahun me betimet e tyre më të forta, aq sa vetëm sikur t'i urdhëroje, ata atëherë do të linin (gjithçka, shtëpitë e tjer për të luftuar për Çështjen e Allahut). Thuaju: "Mos u betoni; (kjo) bindja juaj është e njohur (ju vetëm me gojë e thoni, e jo me zemër). S'ka dyshim që Allahu është i Mirënjohur për çfarë vepроni."
54. Thuaj: "Bindjuni Allahut dhe bindjuni të Dërguarit, por nëse ju refuzoni, ai (i Dërguari Muhammed a.s.) është përgjegjës vetëm për detyrën e ngarkuar ndaj tij (të shpallë Mesazhin e Allahut) dhe ju për atë që ju është ngarkuar juve. Në qoftë se i bindeni atij (të Dërguarit a.s.), do të jeni në udhëzim të drejtë. Detyra e të Dërguarit është vetëm të shpallë (Mesazhin Hyjnor) në mënyrë të qartë.
55. Allahu u ka premtuar atyre nga mesi juaj që besojnë dhe që punojnë mirësi e drejtësi, se Ai patjetër do t'u sigurojë atyre vazhdimësinë (e fuqisë së tashme të udhëheqësve) në tokë, ashtu siç ua siguroi Ai këtë atyre përpara tyre dhe se Ai do t'u sigurojë fuqinë për të zbatuar e përmbushur fenë e tyre, atë të cilën Ai e ka zgjedhur për ta (Islamin). Dhe padyshim që Ai do t'u japë atyre në shkëmbim siguri e ruajtje pas frikës së tyre, (me kusht) që këta besimtarë të më adhurojnë vetëm Mua dhe të mos bashkojnë gjë tjetër (në adhurim) me Mua. Por kushdo që nuk beson pas kësaj, këta janë Fasikunë (kryeneçë, të pabindur ndaj Allahut).
56. Dhe kryeni faljen e rregullt të përcaktuar ditore, jepni edhe Zekatin dhe bindjuni të Dërguarit, që të mëshiroheni.
57. Mos mendoni se mosbesimtarët mund të shpëtojnë në tokë (prej dënimit). Vendbanimi i tyre do të jetë Zjarri, - vërtet i keq është ai strehim.
58. O ju që keni besuar! Le të kërkojnë lejen tuaj robërit dhe robëreshat e ligjshme dhe ata (nga familja juaj) të cilët nuk kanë arritur në moshën e pubertetit (të pjekurisë, para se të hyjnë te ju) në tri raste: para faljes së sabahut (Fexhr), kur zhvisheni për pushimin e drekës, si edhe vonë në mbrëmje (pas faljes së darkës). Këto tri kohë janë të fshehtësisë vetjake për ju; përveç këtyre tri kohëve, nuk është keq për ju ose për ta që të hyjnë te njëri-tjetri, duke ndenjur e ndihmuar njëri-tjetrin. Kësisoj Allahu jua bën të qarta juve Ajetet (Vargjet e Kur'anit duke ju treguar anët e lejuara e të ligjshme lidhur me lejen për vizita etj). Dhe Allahu është i Gjithëdituri, më i Urti Gjithëgjykues.
59. Por kur fëmijët tuaj ta arrijnë moshën e pjekurisë, (përsëri) le të kërkojnë leje (për hyrje) ashtu siç bëjnë ata më të rriturit se ata. Kësisoj Allahu i bën të qarta për ju Ajetet e Tij (Urdhërat dhe detyrimet e lejuara). Dhe Allahu është i Gjithëdituri, më i Urti Gjithëgjykues.
60. Dhe sa për gratë e moshuara, të cilat nuk dëshirojnë martesë më, nuk është gjynah për to në qoftë se e heqin petkun mbulues të tyre, në mënyrë të tillë që të mos shfaqin zbukurimet e tyre, por të përmbahen është më mirë për to (që të mos e heqin petkun mbulues të tyre). Dhe Allahu është Gjithëdëgjues, i Gjithëditur.

61. Nuk ka kufizim (e nuk është gabim) për të verbrin, nuk ka ndonjë kufizim as për të gjymtuarin, nuk ka ndonjë kufizim as për të sëmuarin, e as për ju, në qoftë se hani në shtëpitë tuaja, ose në shtëpitë e baballarëve tuaj, ose në shtëpitë e nënave tuaja, ose në shtëpitë e vëllezërve e të motrave tuaja, në shtëpitë e xhaxhallarëve tuaj, ose në shtëpitë e hallave tuaja, në shtëpitë e dajëve tuaj, ose në shtëpitë e tezeve tuaja ose të atyre që u janë besuar çelësat e tyre, ose në shtëpinë e ndonjë shoku tuaj. Asnjë gjynah për ju, nëse hani bashkarisht ose veçmas, por kur të hyni në ndonjë shtëpi, përshëndetni njëri-tjetrin me përshëndetje nga Allahu të bekuar e të mirë (Es-Selamu Alejkum - paqë qoftë mbi ju). Kësisoj Allahu i bën të qarta Ajetet (Vargjet, shenjat e treguesit e fesë) për ju që të mund të kuptoni.
62. Besimtarë të vërtetë janë vetëm ata që besojnë në Njësinë e Allahut dhe në të Dërguarin e Tij (Muhammedin a.s.) dhe kur ata janë me të në një çështje që ndikon mbi të gjithë bashkësinë, nuk largohen derisa të kërkojnë lejen e tij. Vërtet se ata që kërkojnë lejen tënde, mu këta janë ata të cilët vërtet kanë besuar në Allahun dhe në të Dërguarin e Tij. Kështu pra, në qoftë se ata kërkojnë lejen tënde për ndonjë çështje të tyre, lejo kë të duash dhe lute Allahun për falje të tyre. Sigurisht që Allahu është gjithnjë Falës i Madh, Mëshirëplotë.
63. Mos e bëni thirrjen ndaj të Dërguarit (Muhammed a.s.) mes jush, siç thërrisni ju njëri-tjetrin. Allahu i di ata të cilët shkëputen vjedhurazi duke u fshehur (pas ndonjë arsyeje pa marrë leje për t'u larguar nga i Dërguari i Allahut). Dhe le të kenë mendjen ata të cilët nuk pajtohen me urdhërin e të Dërguarit (a.s. - Sunetin e tij, me rrugën e tij, zbatimin në jetë të Urdhërave të Allahut, të Islamit), që të mos bjerë mbi ta ndonjë Fitneh (mosbesim, sprovë, vështirësi, ose fatkeqësi, tërmet, vrasje, nënshtrim nga tiranë etj), ose t'u jepet një ndëshkim i dhimbshëm.
64. Të jeni plotësisht të sigurt se Allahut i takon gjithë ç'është në qiej dhe në tokë. Padyshim që Ai e di mirë gjendjen tuaj dhe (Ai di) Ditën kur ata do të sillen prapë tek Ai, pastaj Ai do t'i njohë ata me ato gjëra që ata i vepruan. Dhe Allahu është për gjithçka i Gjithëditur.

## El Furkan - Kriteri i së Vërtetës

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

1. I Lartësuar me Madhështi qoftë Ai i Cili zbriti Kriterin e së Vërtetës (Kur'anin) te robi i Tij (Muhammedi a.s.), që të jetë këshillues për gjithë Aleminin (për njerëzit dhe xhindet).
2. Ai i Cili zotëron mbisundimin e qiejve dhe të tokës dhe i Cili nuk ka të lindur bir (ose pasardhës), dhe i Cili nuk ka asnjë shok në sundim, dhe i Cili krijoi çdo gjë duke e matur saktësisht sipas përmasave të përpikta të duhura.
3. Megjithatë ata kanë marrë për adhurim në vend të Tij aliha (zota) të tjerë të cilët nuk krijuan asgjë, por janë vetë të krijuar dhe nuk kanë në vetvete as dëm as dobi për veten e tyre, si dhe nuk kanë aspak fuqi as për të shkaktuar vdekje, as për të dhënë jetë, as për të ngritur të vdekurit.
4. Ata që mohojnë thonë: "Ky (Kur'an) s'është asgjë veçse gënjeshtër që ai (Muhammedi a.s.) e ka trilluar dhe të tjerë e kanë ndihmuar për të, duke prodhuar kështu një (gjë) të gabuar të padrejtë dhe një gënjeshtër."
5. Dhe thanë: "Përralla të të parëve, të cilat ai i ka shkruar dhe që i diktohen atij mëngjes e mbrëmje."
6. Thuaju: "Ai (Kur'ani) është zbritur nga Ai (Allahu) i Cili di fshehtësinë e qiejve dhe të tokës. Vërtet që Ai është vazhdimisht Falës i Madh, kurdoherë Mëshirëplotë."
7. Dhe thonë: "Pse ky i Dërguar (Muhammedi a.s.) ha ushqime dhe shetit në tregje (si edhe ne)? Pse nuk i dërgohet atij një melek që të këshillojë bashkë me të?
8. Apo (pse) nuk i është siguruar një thesar, ose pse nuk ka një kopsht prej të cilit do të mund të ushqehet?" Dhalimunët (mosbesimtarët keqbërës) thonë: "Ju nuk i bindeni, veçse një njeriu të magjepsur."
9. A nuk e sheh se si thurin përngjasime për ty, kështu që ata kanë gabuar rëndë dhe nuk mund të gjejnë Rrugë (të Vërtetë).
10. Qoftë i Lartësuar Ai, i Cili nëse Ai do, mund të të dhurojë ty më tepër mirësi se sa gjithë ato, - Kopshte të Begatë nën të cilët rrjedhin lumenj dhe të dhuron pallate.
11. Por ata e mohojnë Orën (Çastin e Fundit dhe Ditën e Shpërblimit). Dhe për ata që e mohojnë Orën, Ne kemi përgatitur Zjarr flakërues (në Xhehenem).
12. Kur ai t'u shfaqet që nga larg, do t'ia dëgjojnë zemërimin dhe ulurimën e tij.
13. Dhe kur të jenë hedhur atje në një vend të ngushtë të lidhur bashkë, ata do të kërkojnë me të bërtitur për t'u shkatërruar.

14. Mos bërtitni sot për një shkatërrim, por kërkoni shumë shkatërrime të përsëritura.
15. Thuaj: "A është më mirë ai (ndëshkimi) apo Xhenneti i Përjetshëm i premtuar për besimtarët e përkushtuar?" I tyre do të jetë si shpërblim dhe si qëllim i fundit.
16. Për ta atje do të ketë çfarë të dëshirojnë dhe do të banojnë në të përherë. Është një premtim që është mbi Zotin tënd i cili duhet të përmbushet.
17. Dhe Ditën kur Ai do t'i mbledhë të gjithë së bashku dhe ata (idhuj, 'njerëz të sjenjtë,' melekë, të gjithë të adhuruarit) të cilët u adhuruan përkrah e në vend të Allahut, Ai do t'u thotë: "A ishit ju ata të cilët i shtytë në gabim këta robër të Mi apo ata vetë humbën nga Udha (e Drejtë)?"
18. Ata do të thonë: "I Lartësuar qofsh Ti! Nuk shkonte aspak për ne të zgjidhnim për Eulija (mbrojtës e ndihmues të tjerë) në vendin Tënd, por Ti u dhe atyre dhe baballarëve të tyre rehati e mirësi derisa ata harruan këshillën dhe u bënë popull i humbur.
19. Kësisoj ata (të ashtuquajtur zota të adhuruar prej jush në vend të Allahut) do t'ju nxjerrin juve (politeistëve, mohuesve) gënjeshtrën në lidhje me çfarë thoni dhe ju as nuk mund ta largoni (ndëshkimin) dhe as nuk mund të gjeni ndihmë. Dhe kushdo prej jush që bën padrejtësi (duke i vënë shok Allahut), Ne do ta bëjmë të shijojë ndëshkim të madh.
20. Dhe Ne asnjëherë nuk çuam para teje (O Muhammed) ndonjë të Dërguar, veçse edhe ata të hanin ushqime dhe të shëtisnin në tregje. Dhe Ne i kemi bërë disa prej jush sprovë për të tjerë: A do të keni durim? Dhe Zoti yt është gjithnjë Gjithëvëzhgues (për çdo gjë).

## Pjesa 19

21. Ata të cilët nuk i frikësohen Takimit Tonë, thanë: "Pse nuk zbritën mes nesh melekë, apo pse nuk e shohim ne Zotin tonë?" Vërtet që ata mendojnë shumë lartë për veten e tyre dhe janë përbuzës e me kryelartësi të madhe.
22. Ditën kur ata do të shohin melekët, - asnjë lajm të mirë nuk do të ketë për Muxhrimunët (mosbesimtarët, kriminelët, mëkatarët) atë ditë. Dhe do të thonë melekët: "Krejt lajmet e mira janë ndaluar për ju!" (Ata nuk do të shijojnë dhe nuk do të lejohen të hyjnë në Xhennet. Do të hyjnë vetëm ata që pohuan: "La ilahe il-lallah - nuk ka të adhuruar tjetër të merituar përveç Allahut dhe punuan sipas kushteve e detyrimeve të kësaj Fjale).
23. Dhe Ne do t'i kthehemi çfarëdo lloj pune që bënë ata (mosbesimtarët) dhe do t'i bëjmë veprat e tilla si grimca pluhuri që fluturojnë në erë.
24. Banorët e Xhennetit atë Ditë do të kenë banesën më të mirë dhe do të kenë vendet më të këndshme për prehje.
25. Dhe (kujto) Ditën kur qielli do të çahet pjesë-pjesë me re dhe melekët do të dërgohen me një zbritje madhështore.
26. Mbizotërimi atë Ditë do të jetë (mbizotërimi) i vërtetë i të Gjithëmëshirshmit (Allah) dhe do të jetë Ditë shumë e vështirë për mosbesimtarët.
27. Dhe (kujto) Ditën kur Dhalimi (mosbesimtari, keqbërësi) do të kafshojë duart e do të thotë: "Oh! Sikur të kisha ndjekur një rrugë me të Dërguarin (Muhammed a.s.).
28. Oh! Mjerë për mua! Sikur të mos e kisha filanin a filanin për mik!
29. Në të vërtetë ai ishte që më largoi nga Përkujtuesi (Kur'ani) pasi më erdhi mua. Dhe vërtet që shejtani është që e braktis njeriun në çastin e nevojshëm."
30. Pastaj i Dërguari (Muhammedi a.s.) do të thotë: "O Zoti im! Vërtet që populli im e braktisi këtë Kur'an."
31. Kështu pra, Ne sollëm për çdo Pejgamber armik nga radhët e Muxhrimunëve (mosbesimtarë, politeistë, kriminelë, mëkatarë), por më se i Mjaftueshëm është Zoti yt si Udhëzues dhe Gjithëndihmues.
32. E ata që nuk besojnë thonë: "Pse nuk i është shpallur atij Kur'ani i tërë përnjëherë?" Kështu (e zbresim Ne në pjesë) që Ne të mund të forcojmë me anë të tij zemrën tënde dhe të është shpallur ty i rregulluar mirë dhe kohë pas kohe të përcaktuar.
33. Dhe asnjë shembull përngjasues nuk sjellin dot ata (për ta kundërshtuar ose për të gjetur ndonjë gabim tek ti ose te ky Kur'an), vetëm se Ne të shpallim ty të Vërtetën dhe prej këndej shpjegimin më të mirë.
34. Ata që do të grumbullohen në Xhehenem me fytyra përmbys, e tillë do të jetë gjendja e mjerueshme dhe më e largët nga Rruga (e Drejtë).
35. (Dhe më parë) Sigurisht që Ne i dhamë Musait Librin (Teuratin) dhe e bëmë edhe vëllain e tij Harunin bashkë me të si ndihmues.
36. Dhe Ne u thamë: "Shkoni ju që të dy te populli që ka mohuar Ajetet Tona (provat, shenjat, shpalljet, vargjet)." Pastaj Ne i shkatërruam ata plotësisht.

37. Edhe popullin e Nuhut, kur ata mohuan të Dërguarit, Ne e fundosëm atë (popull) dhe Ne e bëmë atë shenjë treguese për njerëzimin. Dhe për Dhalimunët (mosbesimtarët keqbërës) Ne kemi përgatitur dënim të dhimbshëm.
38. (Po kështu) edhe Aadin, edhe Themudin, edhe banorët e Er-Rass-it dhe shumë breza mes tyre.
39. Dhe për secilin prej tyre Ne sollëm shembuj (si prova, shenja e mësime) dhe secilin prej tyre Ne e çuam në shkatërrim të plotë (për shkak të mosbesimit të tyre dhe poshtërsive të tjera).
40. Dhe sigurisht që ata kanë kaluar nga qyteti (i Lutit) mbi të cilin u derdh shi shkatërrues (me gurë nga qielli). A nuk po e shohin ata pra atë? Për më tepër, ata nuk shpresonin për ndonjë ringjallje.
41. Dhe kur të shohin ty (O Muhammed), të marrin ty vetëm si objekt tallje (duke thënë): "A ky është ai të cilin Allahu e ka sjellë si të Dërguar?
42. Ai pothuaj do të na kishte larguar ne nga zotat tanë, po të mos kishim qenë ne të duruar e këmbëngulës në adhurimin e tyre!" Dhe ata do ta mësojnë kur të shohin ndëshkimin, se kush është në rrugë të gabuar e tepër larg nga Udha (e Drejtë)!
43. A e ke parë ti (O Muhammed) atë i cili ka zgjedhur si ilah (zot) të tij dëshirën e vet? A do të ishe ti atëherë Vekil (vëzhgues e rregullues i punëve të tij) përmbi të?
44. A mendon se shumica e tyre dëgjojnë ose kuptojnë? Ata janë veçse si bagëti; - jo, ata janë edhe më tej në rrugë të gabuar, larg Udhës (së Drejtë).
45. A nuk e ke parë se si Zoti yt e zgjat hijen? Po të donte Ai, do ta kishte bërë atë të palëvizshme - pastaj Ne e kemi bërë diellin udhëzuesin e saj.
46. Pastaj Ne e tërheqim atë drejt Nesh - një tërheqje e fshehtë, e lehtë dhe e matur.
47. Dhe është Ai i Cili e bën natën mbulojë për ju dhe gjumin si prehje dhe e bën ditën Nushur (si ringjallje pas gjumit të natës, si "një vdekje" duke u ngritur e duke u sjellë andej-këndej me gjallëri gjatë ditës).
48. Dhe është Ai i Cili dërgon erërat si lajmëtarë të përgëzimit duke paraprirë Mëshirën e Tij (shiun) dhe Ne zbresim nga qielli ujë të pastër,-
49. Që Ne të mund t'i japim me të jetë tokës së vdekur. Ne u japim për të pirë prej tij shumë kafshëve dhe njerëzve që Ne krijuam.
50. Dhe sigurisht që Ne e kemi shpërndarë atë (ujin) me qëllim që ata të mund të përkujtojnë Mirësinë e Allahut, por shumica e njerëzve nuk pranojnë (Besimin e Vërtetë) dhe s'pranojnë gjë tjetër veçse mohim a mosmirënjohje.
51. Dhe po të kishim dashur Ne, do të kishim ngritur këshillues në çdo qytet.
52. Kështu pra, mos iu bind mosbesimtarëve, por përpiqu ndaj tyre (duke i thirrur në fe) me zellin e përkushtimin më të lartë me anë të tij (Kur'anit).
53. Dhe është Ai i Cili i ka lënë të lirë dy dete: ky i shijshëm dhe i ëmbël dhe ky (tjetri) i hidhur dhe i kripur dhe Ai ka vënë pengesë të pakalueshme e kufi të prerë mes tyre.
54. Dhe Ai është i Cili ka krijuar njeriun prej një uji dhe ka caktuar për të lidhje gjaku dhe lidhje martese. Dhe Zoti yt është kurdoherë i Gjithëfuqishëm për të bërë çfarë Ai do.
55. E ata në vend të Allahut adhurojnë atë që as nuk mund t'u sjellë dobi, as nuk i dëmton dhe mosbesimtari është gjithnjë ndihmues (i shejtanit) përkundër Zotit të vet.
56. Dhe Ne nuk të kemi dërguar ty (O Muhammed) veçse si përgëzues dhe këshillues.
57. Thuaj: "Nuk ju kërkoj asnjë shpërblim për këtë (Mesazh të cilin e kam sjell nga Zoti im dhe për thirrjen në të), vetëm se kush të dojë mund të marrë Udhë drejt Zotit të vet."
58. Dhe mbështetu e vëri shpresat tek i Përjetshmi i Cili nuk vdes kurrë dhe madhëro Lavdinë e Tij. Dhe më se i Mjaftueshëm është Ai me Dijeni të Plotë për gjynahet e robëve të Tij;
59. I Cili krijoi qiejt dhe tokën dhe gjithë ç'është ndërmjet tyre në Gjashtë Ditë. Pastaj Ai Isteva (u ngrit lart dhe qëndroi mbi) Arsh (Fronin e Tij Madhështor, vërtet ashtu siç i shkon Madhështisë së Tij - El-Istiva). I Gjithëmëshirshmi (Allah)! Kështu pra, pyete Atë, sepse Ai është El-Khabir (në Dijeni të Plotë, i Mirënjohuri për gjithçka).
60. Dhe kur u thuhet atyre (mosbesimtarëve): "Bini me fytyrë përtokë në sexhde për të Gjithëmëshirshmin (Allah)", ata thonë: "Dhe çfarë është i Gjithëmëshirshmi? A të biem me fytyrë në tokë në sexhde ndaj atij që na urdhëron ti (O Muhammed)?" Dhe kjo u shton atyre vetëm neveri (e largim nga e Vërteta).
61. I Lartësuar me Madhështi qoftë Ai i Cili ka vendosur në qiell yje e yllësi madhështore, dhe që vuri në të dhe një ndriçues të madh (diellin) dhe hënën që ndriçon.
62. Dhe Ai është i Cili ka vënë natën dhe ditën në vazhdimësi për atë i cili dëshiron të përkujtojë ose dëshiron që të tregojë mirënjohje.

63. Dhe robët e të Gjithëmëshirshmit janë ata të cilët ecin në tokë me përulje dhe me qetësi dhe kur u drejtohen atyre të padriturit (me fjalë të këqia), ata ua kthejnë me fjalë të buta e mirësi (paqë).
64. Edhe ata të cilët e kalojnë natën para Zotit të tyre me fytyrë në tokë në sexhde dhe në këmbë (në adhurim të Tij).
65. Edhe ata të cilët thonë: "Zoti ynë! Largoje prej nesh ndëshkimin e Xhehenemit. Vërtet që ndëshkimi i Tij është gjithnjë dënim i pandalshëm, i përhershëm."
66. Vërtet i keq është ai (Xhehenemi) vend për të banuar e për të qëndruar në të.
67. Edhe ata të cilët kur shpenzojnë, nuk janë as shpërdorues, as dorështrënguar, por mbajnë një të mesme të drejtë mes dy anëve.
68. Edhe ata të cilët nuk lusin ilah (zot) tjetër me Allahun, që nuk vrasin njeri të atillë që e ka ndaluar Allahu përveç për çështje të drejtë, që nuk kryejnë zina (marrëdhënie të paligjshme imorale) - dhe kushdo që e bën këtë, do të marrë ndëshkimin.
69. Ndëshkimi do t'i dyfishohet atij Ditën e Llogarisë dhe do të banojë në të i turpëruar;
70. Përveç atyre që pendohen dhe besojnë (me Besimin e Pastër Islam) dhe që punojnë mirësi e drejtësi, mu këtyre Allahu do t'ua shëndrrojë gjynahet në vepra të mira dhe Allahu është vazhdimisht Falës i Madh, kurdoherë Mëshirëplotë.
71. Dhe kushdo që pendohet dhe punon mirësi e drejtësi, atëherë ai me të vërtetë pendohet para Allahut me pendesë të vërtetë.
72. Edhe ata të cilët nuk dëshmojnë gënjeshtrën (nuk rrinë aty ku flitet dhe punohet gënjeshtra dhe nuk bëjnë dëshmi të rreme) dhe kur kalojnë pranë ndonjë loje të ligë e bisede boshe, largohen prej saj me dinjitet e nder.
73. Edhe ata të cilët kur u kujtohen Ajetet e Zotit të tyre, nuk janë mospërfillës që mbyllin veshë e sy ndaj tyre.
74. Edhe ata të cilët thonë: "Zoti ynë! Na dhuro neve nga gratë tona dhe fëmijët tanë të atillë që të jenë qetësia e syve tanë dhe na bëj prijës të Muttekinëve (të të përkushtuarve në Besimin e Pastër Islam)."
75. Ata do të shpërblehen me vendin më të lartë (në Xhennet) për durimin e tyre. Aty do të takohen me përshëndetje dhe me fjalë paqe e nderimi,
76. Për të banuar në të; i shkëlqyer si vendbanim dhe si vend qëndrimi.
77. Thuaj (O Muhammed): "Zoti im kujdeset për ju vetëm nga duaja (lutja) juaj drejtuar Atij. Por tash me të vërtetë që ju e keni mohuar (Atë), kështu që ai (dënimi) do të jetë për ju i pandashëm (ndëshkim i përhershëm, i pandërprerë)."

## Esh Shuara – Poetët

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

1. Ta, Sin, Mim.
2. Këto janë Ajetet (Vargjet) e Librit të Qartë.
3. Mbase ti (O Muhammed) do ta mbytësh veten me pikëllim pse ata nuk bëhen besimtarë.
4. Nëse Ne do të donim, Ne do të mund të dërgonim tek ata një shenjë nga qielli, prej së cilës ata do të ulnin qafën të nënshtruar.
5. Dhe sa herë që atyre u vjen një Përkujtim si shpallje e re nga i Gjithëmëshirshmi (Allah), ata gjithnjë i kthejnë shpinën.
6. Kështu ata vërtet që e mohuan (të Vërtetën, Kur'anin), por shpejt do të vijë tek ata lajmi (i së Vërtetës) të cilin ata e përqeshnin.
7. A nuk e shohin ata tokën, - sa shumë nga çdo lloj i mirë Ne bëjmë që të rriten në të?
8. Vërtet që këtu është një Ajet (shenjë treguese), megjithatë shumica e tyre nuk janë besimtarë.
9. Dhe padyshim që Zoti yt, Ai është me të vërtetë i Gjithfuqishëm, Mëshirplotë.
10. Dhe (kujto) kur Zoti yt e thirri Musain: "Shko tek populli Dhalim (mohues, keqbërës),-
11. Populli i Faraonit. A nuk do t'i frikësohen ata Allahut dhe të bëhen të drejtë?"
12. Ai tha: "Zoti im! Vërtet që kam frikë se do të më përgënjeshtrojnë,
13. Dhe gjoksi do të më ngushtohet, ndërsa gjuha ime nuk shprehet qartë, kështu që thirr Harunin (të vijë bashkë me mua).
14. Ata kanë në dorë edhe një akuzë krimi ndaj meje dhe kam frikë se do të më vrasin."
15. Allahu i tha: "Jo, kurrë! Shkoni që të dy me Shenjat Tona. Padyshim që Ne do të jemi me ju dëgjues (të çdo gjëje).

16. Dhe kur ju të dy të shkoni te Faraoni, t'i thoni: 'Ne jemi të Dërguarit e Zotit të Alemit (Zotit të njerëzve, të xhindeve, të gjithçkaje që ekziston, të gjithësisë),-
17. Kështu që lëri të vijnë me ne Bijtë e Israilit'."
18. I tha (Faraoni Musait): "A nuk të rritëm ne ty si fëmijë në mesin tonë? Dhe sigurisht që jetove shumë vite të jetës tënde me ne.
19. Dhe e bëre atë punën tënde që e bëre (e mbyte njeriun), dhe tash je prej mosmirënjohësve."
20. (Musai) i tha: "Atë e bëra atëherë kur isha në padije.
21. Kështu që unë ika prej jush, kur u frikësova nga ju. Por Zoti im më siguroi mua Hukmin (dhuntinë e dijes së plotë mbi ligjet e Fesë së Allahut, gjykimin e drejtë, Urtësinë, Pejgamberinë) dhe më caktoi mua një prej të Dërguarve.
22. Dhe kjo është mirësi e shkuar me të cilën ti më qortove mua: e ti ke skllavëruar Bijtë e Israilit."
23. Faraoni tha: "E çfarë është Zoti i Alemit (i njerëzve, i xhindeve, i gjithësisë)?"
24. Musai u tha: "Zoti i qiejve dhe i tokës dhe i gjithçkaje që ndodhet ndërmjet tyre, nëse kërkoni të bindeni plotësisht."
25. Faraoni u tha njerëzve përreth tij: "A nuk e dëgjoni se çfarë thotë?!"
26. Musai u tha: "Zoti juaj dhe Zoti i baballarëve tuaj të parë!"
27. (Faraoni) tha: "Vërtet që i Dërguari juaj që është sjellë tek ju, është një i çmendur!"
28. (Musai u) tha: "Zoti i lindjes dhe i perëndimit dhe i gjithçkaje që ndodhet ndërmjet tyre, veç sikur ta kuptonit!"
29. (Faraoni i) tha: "Nëse ti zgjedh ilah (zot) tjetër pos meje, sigurisht që do të fus në mesin e të burgosurve."
30. (Musai i) tha: "Edhe sikur të të sjell ndonjë gjë të qartë (e bindëse)?"
31. (Faraoni i) tha: "Sille pra atë nëse vërtet e flet të drejtën!"
32. Kështu (Musai) hodhi shkopin e tij kur, ç'të shohësh! Gjarpër i vërtetë!
33. Dhe nxori dorën, kur ç'të shohësh! Krejt e bardhë në sy të të gjithë shikuesve!
34. (Faraoni) u tha krerëve rreth tij: "Vërtet që ky është një magjistar tepër i ditur.
35. Ai dëshiron t'ju nxjerrë ju nga toka juaj me magjinë e tij. Atëherë çfarë këshille jepni dhe çfarë urdhëroni?"
36. Ata i thanë: "Largoje atë dhe vëllain e tij (për pak kohë nga vëmendja) dhe dërgo thirrës nëpër qytete,
37. Që të sjellin tek ti të gjithë magjistarët më të përgatitur."
38. Kështu magjistarët u sollën në një orë të përcaktuar në ditën e zgjedhur.
39. Dhe iu tha të gjithë njerëzve: "A do të grumbulloheni edhe ju?
40. Që të mund të ndjekim magjistarët, nëse ata do të jenë të fituarit."
41. Kështu, kur erdhën magjistarët, ata i thanë Faraonit: "A vërtet do të ketë shpërblim për ne, nëse do të dalim fitues?"
42. Ai tha: "Po, dhe do të jeni pas kësaj me siguri prej të afruarve (pranë meje)."
43. Musai atyre u tha: "Hidheni atë që keni për të hedhur!"
44. Kështu ata hodhën litarët dhe shkopinjtë e tyre dhe thanë: "Me fuqinë e Faraonit, vërtet që ne, vetëm ne, do të jemi fituesit!"
45. Pastaj Musai hodhi shkopin e tij dhe ç'të shohësh: ai i gëlltiti të gjitha mashtrimet (magjinë mashtruese) që ata nxorrën!
46. Dhe magjistarët ranë përmbys në sexhde,
47. Duke thënë: "Ne besojmë në Zotin e Alemit (të njerëzve, të xhindeve, të gjithçkaje që ekziston).
48. Zotin e Musait dhe të Harunit."
49. (Faraoni) tha: "Ju i besuat atij, para se t'ju lejoja unë? S'ka dyshim se ai (Musai) është prijësi juaj i cili jua mësoi juve magjinë! Kështu pra, vërtet që keni për ta marrë vesh më vonë. Me të vërtetë që Unë do t'ua pres duart dhe këmbët tuaja tërthorazi dhe do t'ju vras të gjithëve."
50. Ata (magjistarët) thanë: "S'ka rëndësi! Sigurisht që te Zoti ynë (Allahu) do të kthehemi;
51. Padyshim se ne vërtet besojmë që Zoti ynë do të na i falë gjynahet tona, pasi ne jemi të parët e besimtarëve (të Musait, dhe në Besimin e Pastër në Një Zot të cilin ai e ka sjellë nga Allahu)."
52. Dhe Ne e frymëzuam Musain duke i thënë: "Largoji robët e Mi natën se vërtet do të ndiqeni."
53. Pastaj Faraoni dërgoi nëpër qytete thirrës.

54. (Duke thënë:) "Vërtet që ata s'janë veçse një bandë e vogël.
55. Dhe sigurisht që ata na kanë bërë atë që na ka tërbuar ne.
56. Por ne siç jemi të gjithë të grumbulluar, jemi shumë të paralajmëruar."
57. Në këtë mënyrë, Ne i nxorëm ata prej kopshteve dhe prej burimeve,
58. Prej thesareve, dhe (prej) çdo vendi tjetër të nderuar.
59. Dhe kësisoj bëmë që ato (kopshtet, burimet, thesaret) t'i trashëgojnë Beni Israilët.
60. Kështu ata i ndoqën (Bijtë e Israilit) në mëngjes, me lindjen e diellit.
61. Dhe kur dy ushtritë panë njëra-tjetrën, njerëzit e Musait thanë: "Me siguri që do të kapemi."
62. (Musai) tha: "Jo, kurrë! Sigurisht që me mua është Zoti im, Ai do të më udhëzojë mua."
63. Pastaj Ne e frymëzuam Musain (duke i thënë): "Bjeri detit me shkopin tënd." Dhe ai (deti) u hap dhe secila anë (e ujit që u ça) u bë si një masë mali e palëvizshme.
64. Pastaj Ne i sollëm pranë atij vendi të tjerët (ata të Faraonit).
65. Dhe Ne e shpëtuam Musain dhe të gjithë ata (që ishin) me të.
66. Pastaj Ne i fundosëm të tjerët.
67. Vërtet që këtu ka një shenjë treguese, megjithatë shumica e tyre nuk janë besimtarë.
68. Dhe vërtet që Zoti yt, Ai është i Gjithëfuqishmi, Mëshirëploti.
69. Dhe lexoju atyre ndodhinë e Ibrahimit.
70. Kur ai i tha babait të tij dhe popullit të vet: "Çka jeni duke adhuruar ju?"
71. Ata i thanë: "Ne adhurojmë idhujt dhe gjithnjë jemi tepër të përkushtuar ndaj tyre."
72. Ai u tha: "A ju dëgjojnë kur u thërrisni (atyre)?
73. Apo mos ju sjellin dobi, a mos ju dëmtojnë?"
74. Ata thanë: "Jo, aspak, por kështu i gjetëm baballarët tanë të veprojnë."
75. Ai u tha: "A po shihni se çfarë jeni duke adhuruar,-
76. Ju dhe të parët tuaj?
77. Me të vërtetë që ata (që i adhuroni ju) janë armiqët e mi, përveç Zotit të Alemit (të njerëzve, të xhindeve dhe i gjithësisë e çfarë ka në të);
78. I Cili më ka krijuar mua dhe Ai është i Cili më udhëzon;
79. Dhe është Ai i Cili më ushqen dhe më jep të pij.
80. Dhe kur unë jam i sëmurë, është Ai i Cili më shëron;
81. Dhe i Cili do të më vdes mua dhe pastaj do të më sjellë në jetë (do të më ringjallë përsëri);
82. Dhe i Cili, shpresoj se do të m'i falë mua gabimet e mia Ditën e Shpërblimit.
83. Zoti im! Më dhuro mua Hukman (dije e thellë për Fenë e Allahut, gjykimin e drejtë, urtësinë, Pejgamberinë) dhe më bashko me të drejtët.
84. Dhe më dhuro përkujtim të nderuar ndër brezat e pastajmë.
85. Dhe më bëj mua një prej trashëguesve të Kopshteve të Begatë të Kënaqësisë (së Xhennetit).
86. Dhe fale babain tim, vërtet që ai është prej të gabuarve.
87. Dhe mos më turpëro mua në Ditën (e Ringjalljes) kur (gjithë kijesat) do të ringjallen.
88. Ditën në të cilën as pasuria dhe as fëmijët nuk do të vlejnë.
89. Përveç atij i cili sjell tek Allahu zemër të pastër (të pastër prej shirkut, politeizmit dhe hipokrizisë)."
90. Dhe Xhenneti do t'u sillet afër Muttekinëve (të përkushtuarve në Besimin e Pastër Islam).
91. Dhe Zjarri (i Xhehenemit) do t'u shfaqet plotësisht atyre që gabuan rrugën.
92. Dhe atyre do t'u thuhet: "Ku janë ata të cilët ju i adhuruat -
93. Në vend të Allahut? A mund t'ju ndihmojnë ju, apo a e ndihmojnë vetveten?"
94. Pastaj ata do të hidhen kryengulthi (në Zjarr), - ata dhe Ghavun-ët (shejtanët dhe ata që i zhytën në gabim e ligësi).
95. Dhe gjithë ushtritë (ndjekësit) e Iblisit së bashku.
96. Ata do të thonë atje duke u grindur (me njëri-tjetrin):
97. "(Betohemi) për Allah! Njëmend ne ishim në gabim të qartë,
98. Kur ne ju mbajtëm ju (të adhuruarit e rrejshëm) si të barabartë (në adhurim) me Zotin e Alemit (të gjithësisë, të të gjitha botëve, të njerëzve dhe të xhindeve);
99. Dhe askush nuk na ka sjellë ne në gabim përveç Muxhrimunëve (Iblisit dhe atyre njerëzve të zhytur në krime).
100. Tash ne nuk kemi asnjë ndërmjetësues,
101. As edhe ndonjë mik të afërt (për të na ndihmuar).
102. Veç sikur të kishim një mundësi të ktheheshim (në dynja), vërtet që do të ishim prej besimtarëve!"

103. Vërtet që këtu ka një shenjë treguese, megjithatë shumica e tyre nuk janë besimtarë.
104. Dhe vërtet që Zoti yt: Ai është me të vërtetë i Gjithëfuqishmi, Mëshirëploti.
105. Populli i Nuhut i përgënjeshtroi të Dërguarit.
106. Kur vëllau i tyre Nuhu, u tha atyre: "A nuk do t'i frikësoheni Allahut dhe t'i bindeni Atij?
107. Vërtet unë jam i Dërguar i besueshëm te ju.
108. Kini pra frikë Allahun, plotësoni detyrimin tuaj ndaj Tij dhe m'u bindni mua.
109. Asnjë shpërblim nuk ju kërkoj për të (për Mesazhin tim), shpërblimi im është vetëm nga Zoti i Alemit (i gjithësisë, i njerëzve dhe i xhindeve).
110. Kini pra frikë Allahun, plotësoni detyrimin tuaj ndaj Tij dhe m'u bindni mua."
111. Ata i thanë: "A të besojmë ty, ndërkohë kur ty të ndjekin më të dobëtit?"
112. Ai tha: "Unë nuk e di se çfarë bënin ata (që ju u thoni të dobët)!
113. Llogaria e tyre është vetëm me Zotin tim, veç sikur ta dinit.
114. Dhe unë nuk do t'i largoj besimtarët.
115. Unë jam paralajmërues i hapur."
116. Ata thanë: "Nëse ti nuk pushon, o Nuh, padyshim që do të jesh prej atyre që gurëzohen (deri në vdekje)."
117. Ai tha: "Zoti im! Vërtet që populli im më ka përgënjeshtruar mua.
118. Atëherë pra, gjyko Ti mes meje dhe atyre, dhe më shpëto mua dhe ata nga besimtarët që janë me mua."
119. Dhe Ne e shpëtuam atë dhe ata (që ishin) me të në barkën e ngarkuar.
120. Pastaj, më pas, i fundosëm të tjerët (mosbesimtarët).
121. Vërtet që këtu ka shenjë treguese, megjithatë shumica e tyre nuk janë besimtarë.
122. Dhe vërtet që Zoti yt, Ai është me të vërtetë i Gjithëfuqishmi, Mëshirëploti!
123. (Edhe populli) Aad i përgënjeshtroi të Dërguarit.
124. Kur vëllai i tyre Hudi u tha atyre: "A nuk do t'i frikësoheni Allahut dhe t'i nënshtroheni Atij?
125. Vërtet unë jam i Dërguar i besueshëm te ju.
126. Kini pra frikë Allahun, plotësoni detyrimin tuaj ndaj Tij dhe m'u bindni mua.
127. Asnjë shpërblim nuk ju kërkoj për të (për Mesazhin tim të Besimit të Pastër Islam në Një Zot të Vetëm), shpërblimi im është vetëm nga Zoti i Alemit (i gjithësisë dhe i gjithçkaje që gjindet në të; i njerëzve dhe i xhindeve).
128. A ndërtoni pallate të larta në çdo kodrinë, ndërsa nuk banoni në to?
129. Dhe mbani për vete pallate, sikur do të jetoni në to përgjithmonë,
130. Dhe kur përdorni forcën, e shfrytëzoni si tiranë?
131. Kini pra frikë Allahun, plotësoni detyrimin tuaj ndaj Tij dhe m'u bindni mua.
132. Dhe kini frikë Atë, plotësoni detyrimin tuaj ndaj Atij i Cili ju ka ndihmuar ju me atë që doni.
133. Ai ju ka ndihmuar me bagëti e fëmijë.
134. Edhe me kopshte e burime.
135. (Dhe) vërtet që për ju kam frikë ndëshkimin e një Dite të Madhe."
136. Ata i thanë: "Për ne është krejt njësoj, nëse ti na këshillon apo nuk je prej atyre që këshillojnë.
137. Kjo nuk është tjetër veçse përrallë e rreme dhe fe e të parëve. (Tefsir At-Tabari).
138. Dhe ne nuk do të ndëshkohemi."
139. Kësisoj ata e përgënjeshtruan atë dhe Ne i shkatërruam ata. Vërtet që këtu ka shenjë treguese, megjithatë shumica e tyre nuk janë besimtarë.
140. Dhe vërtet që Zoti yt, Ai është me të vërtetë i Gjithëfuqishmi, Mëshirëploti.
141. (Populli) Themud, i përgënjeshtroi të Dërguarit.
142. Kur vëllai i tyre Salihu u tha atyre: "A nuk do t'i frikësoheni Allahut dhe t'i nënshtroheni Atij?
143. Vërtet unë jam i Dërguar i besueshëm te ju.
144. Kini pra frikë Allahun, plotësoni detyrimin tuaj ndaj Tij dhe m'u bindni mua.
145. Asnjë shpërblim nuk ju kërkoj për të (për Mesazhin tim të Besimit të Pastër Islam në Një Zot të Vetëm), shpërblimi im është vetëm nga Zoti i Alemit (i gjithësisë dhe i gjithçkaje që gjindet në të, Zoti i njerëzve dhe i xhindeve).
146. A do të liheni të sigurt në ato (të mira) që i keni këtu?
147. Në kopshte dhe burime.
148. Edhe (fusha) të gjelbëruara drithi dhe hurma me degët duke u thyer.
149. Dhe skalitni shtëpitë në male me shumë mjeshtri.

150. Kini pra frikë Allahun, plotësoni detyrimin tuaj ndaj tij dhe m'u bindni mua.
151. Dhe mos iu nënshtroni urdhërit të El-Musrifunëve (prijësit e tyre politeistë, kriminelë, mëkatarë që kalojnë çdo kufi),
152. Të cilët bëjnë ligësi në tokë dhe nuk ndreqen."
153. Ata i thanë: "Ti s'je veçse një prej të zënëve nga magjia!
154. Ti s'je veçse një qenie njerëzore si dhe ne. Na sill atëherë një shenjë, nëse ti vërtet je prej të drejtëve e të besuarve."
155. Ai u tha: "Ja ku është deveja; ajo ka të drejtë të pijë ujë dhe ju keni të drejtë të pini ujë, secila (palë) në ditë të njohur.
156. Dhe mos e prekni ta dëmtoni, se përndryshe do t'ju kapë ndëshkimi i një Dite të Madhe."
157. Po ata e mbytën atë dhe më pas u erdhi keq e ndjenë dhëmbshuri.
158. Kështu që ndëshkimi i mbështolli ata. Vërtet që këtu ka një shenjë treguese, megjithatë shumica e tyre nuk janë besimtarë.
159. Dhe vërtet që Zoti yt, Ai është i Gjithëfuqishmi, Mëshirëploti.
160. Populli i Lutit (banorët e Sodomit në Palestinë) i përgënjeshtruan të Dërguarit.
161. Kur vëllai i tyre Luti u tha atyre: "A nuk di t'i frikësoheni Allahut dhe t'i nënshtroheni Atij?
162. Vërtet që unë jam i Dërguar i besueshëm te ju.
163. Kini pra frikë Allahun, plotësoni detyrimin tuaj ndaj Tij dhe m'u bindni mua.
164. Asnjë shpërblim nuk ju kërkoj për të (për Mesazhin tim të Besimit të Pastër Islam në Një Zot të Vetëm), shpërblimi im është vetëm nga Zoti i Alemit (i gjithësisë dhe i gjithçkaje që gjindet në të, Zoti i njerëzve dhe i xhindeve).
165. A shkoni me burrat e botës.
166. Dhe i lini mënjanë ato të cilat Allahu i ka krijuar për të qenë bashkëshortet tuaja? Por vërtet që ju jeni popull që kalon çdo kufi!"
167. Ata i thanë: "Në qoftë se nuk pushon, o Lut, me të vërtetë që do të të përzëmë!"
168. Ai u tha: "Unë me të vërtetë që jam prej atyre që kundërshtoj me urrejtje të thellë dhe zemërim të madh këtë poshtërsi (sodominë) që ju veproni.
169. Zoti im! Më shpëto mua dhe familjen time nga ajo që bëjnë ata."
170. Kështu Ne e shpëtuam atë dhe familjen e tij të gjithë, -
171. Përveç një gruje të kaluar nga mosha (bashkëshortja e Lutit e cila qe) prej atyre që mbetën mbrapa (dhe u shkatërruan).
172. Pastaj Ne i shkatërruam të tjerët.
173. Dhe Ne derdhëm mbi ta shi (gurësh për ndëshkim). Dhe sa i keq ishte shiu i atyre të cilët u qortuan!
174. Vërtet që këtu ka një shenjë treguese, megjithatë shumica e tyre nuk janë besimtarë.
175. Dhe vërtet që Zoti yt, Ai është me të vërtetë i Gjithëfuqishmi, Mëshirëploti.
176. Banorët e Ejket-it (banorët e Pyllit, populli i Medjenit dhe i Pejgamberit Shuajb) i përgënjeshtruan të Dërguarit.
177. Kur Shuajbi atyre u tha: "A nuk do t'i frikësoheni Allahut dhe t'i nënshtroheni Atij?
178. Vërtet unë jam i Dërguar i besueshëm tek ju.
179. Kini pra frikë Allahun, plotësoni detyrimin tuaj ndaj Tij dhe m'u bindni mua.
180. Asnjë shpërblim nuk ju kërkoj për të (për Mesazhin tim të Besimit të Pastër Islam në Një Zot të Vetëm), shpërblimi im është vetëm nga Zoti i Alemit (i gjithësisë dhe i gjithçkaje që gjindet në të, Zoti i njerëzve dhe i xhindeve).
181. Matni saktësisht dhe mos u sillni humbje (të tjerëve).
182. Dhe peshoni me peshore të vërtetë e të drejtë.
183. Dhe mos u merrni me të padrejtë njerëzve duke ua pakësuar gjërat e tyre (duke u matur mangut e duke i mashtruar), as mos bëni poshtërsi duke sjellë prishje dhe djallëzi në tokë.
184. Dhe kini frikë Atë i Cili ju krijoi ju dhe brezat e parë të njerëzimit."
185. Ata i thanë: "Ti s'je veçse një prej të zënëve nga magjia!
186. Ti s'je veçse një qenie njerëzore si edhe ne dhe në të vërtetë ne dyshojmë se ti je prej gënjeshtarëve!
187. Bëje pra një copë qielli të bjerë mbi ne, nëse ti je vërtet prej të drejtëve e të besuarve."
188. Ai u tha: "Zoti im është Njohësi më i Mirë për çfarë ju punoni."
189. Por ata e mohuan atë, kështu që ndëshkimi i ditës me hije (një re e madhe) i mbështolli ata, vërtet që ishte ndëshkimi i një Dite të Madhe.
190. Vërtet që këtu ka një shenjë treguese, megjithatë shumica e tyre nuk janë besimtarë.
191. Dhe vërtet që Zoti yt, Ai është i Gjithëfuqishmi, Mëshirëploti.

192. Dhe sigurisht që ky (Kur'ani) është shpallje nga Zoti i Alemit (i gjithësisë, Zoti i njerëzve dhe i xhindeve).
193. Të cilin Ruhu (Meleku Xhibril) i besueshëm e ka zbritur -
194. Në zemrën tënde (O Muhammed) që të mund të jesh prej këshilluesve,
195. (I zbritur) në gjuhën e qartë Arabe.
196. Dhe me të vërtetë që ai (Kur'ani dhe zbritja e tij Muhammedit a.s.) është njoftuar në Librat e zbritur popujve të mëparshëm.
197. A nuk shërben për ta si tregues se dijetarët e shquar të Beni Israilëve e njohën atë (si të vërtetë, si Abdullah bin Salam r.a., i cili përqafoi Islamin)?
198. Dhe po t'ia kishim shpallur atë (Kur'anin) kujtdo tjetër nga jo-arabët, -
199. Dhe ai t'ua kishte lexuar atyre (arabëve), ata nuk do të kishin besuar në të.
200. Kësisoj e kemi bërë Ne atë (mohimin që i bëjnë ata Kur'anit) të hyjë në zemrat e Muxhriminëve (politeistë, kriminelë, të zhytur në mëkate).
201. Ata nuk do të besojnë në të derisa të shohin ndëshkimin e dhimbshëm.
202. Ai do t'u vijë atyre befas, kur të mos e nuhasin aspak.
203. Pastaj ata do të thonë: "A mund të na jepet afat?"
204. A do të dëshironin pra, që Ndëshkimi Ynë të shpejtohet mbi ta?
205. Më thoni Mua, edhe nëse Ne i lëmë të kënaqen me vite,
206. Dhe pastaj atyre u mbërrin ai (ndëshkimi) i cili u qe premtuar,
207. Gjithë ajo me të cilën ata po kënaqeshin nuk do t'u vlejë aspak.
208. Dhe Ne kurrë nuk shkatërruam ndonjë vendbanim veçse duke qenë në të këshilluesit e tij -
209. Nëpërmjet përkujtimit dhe Ne kurrë nuk kemi qenë të padrejtë.
210. Dhe nuk janë shejtanët që e kanë zbritur atë (Kur'anin).
211. As nuk do t'u takonte aspak atyre, as edhe nuk kanë mundësi (ta krijojnë e ta paraqesin atë).
212. Sigurisht që ata janë larguar larg nga të dëgjuarit.
213. Kështu pra, mos lutni ilah (zot) tjetër me Allahun se përndryshe do të jeni prej atyre që ndëshkohen.
214. Dhe këshilloje farefisin tënd të afërm (O Muhammed).
215. Dhe të jesh i dashur e kokëulur ndaj besimtarëve që të vijnë pas.
216. Pastaj nëse nuk të binden ty, thuaju: "Unë jam i pafajshëm për çfarë ju veproni."
217. Dhe mbështetu e vari shpresat tek i Gjithëfuqishmi, Mëshirëploti.
218. I Cili të sheh ty (O Muhammed) kur ti ngrihesh (vetëm, natën për faljen e Tahaxhud-it: falje jo e detyruar pas mesit të natës).
219. Dhe lëvizjet e tua në mesin e atyre që bien në sexhde (në faljen e përbashkët në Xhami).
220. Vërtet që Ai, vetëm Ai është Gjithëdëgjuesi, i Gjithëdituri.
221. A t'ju bëj të njohur (o njerëz) se mbi kë zbresin shejtanët?
222. Ata zbresin te çdo gënjeshtar mëkatar.
223. I cili i hap mirë veshët (për të dëgjuar shejtanët dhe ata zbrazin ç'mund të kenë vjedhur nga e panjohura prej melekëve) dhe shumica e tyre janë gënjeshtarë.
224. Sa për poetët vjershëtor, të gabuarit i ndjekin ata,
225. A nuk sheh se ata flasin për çdo çështje (sa lëvdërojnë, sa përqeshin) në poezitë e tyre?
226. Dhe thonë çfarë nuk veprojnë.
227. Përveç atyre që besojnë (në Njësinë e Allahut, në Besimin e Pastër Islam në Një Zot të Vetëm), dhe që punojnë mirësi e drejtësi, dhe që e kujtojnë Allahun shumë, dhe hakmerren dhe u përgjigjen (në poezi) poezisë së padrejtë (të cilën mosbesimtarët e thurin kundër muslimanëve). Dhe ata që bëjnë padrejtësi, do ta shohin se me çfarë përmbysje do të përmbysen.

## En Neml – Milingonat

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

1. Ta, Sin. Këto janë Vargjet e Kur'anit dhe (ai është) Libër qartësues (për çdo gjë):
2. Udhëzues (në Rrugën e Drejtë) dhe përgëzues për besimtarët (e Besimit të Pastër Islam).
3. Ata të cilët kryejnë faljen e përcaktuar rregullisht (Ikametus-Salat) dhe japin Zekatin dhe besojnë me bindje në Botën e Përtejme.
4. Me të vërtetë ata të cilët nuk besojnë në Botën e Pastajme, Ne ua kemi bërë që veprat e tyre t'u duken të drejta, kështu që ata enden verbërisht.

5. Janë ata për të cilët do të ketë ndëshkim mjerues (në këtë botë) dhe në Botën e Pastajme ata do të jenë humbësit më të mëdhenj.
6. Dhe padyshim që ti (O Muhammed) po e merr Kur'anin nga (Ai) Një, më i Urti, i Gjithëdituri.
7. (Kujto) kur Musai i tha familjes së vet: "Vërtet që pashë një zjarr; unë do t'ju sjell që andej ndonjë lajm, ose do t'ju sjell ndonjë urë zjarri të ndezur që të ngroheni."
8. Por kur arriti aty, u thirr: "I bekuar është kushdo që është te zjarri dhe kushdo që është rreth tij! Dhe i lartësuar qoftë Allahu, Zoti i Aleminit (i Gjithësisë, dhe i gjithçkaje që gjindet në të, Zoti i njerëzve dhe i xhindeve).
9. O Musa! Sigurisht që jam Unë, Allahu, I Gjithëfuqishmi, më i Urti Gjithëgjykues.
10. Dhe hidhe shkopin tënd!" Por kur ai e pa atë të lëvizë si të ishte gjarpër, (nga frika) u kthye e iku dhe më s'kthehej prapa. (Iu tha): "O Musa! Mos ki frikë, vërtet që të Dërguarit nuk frikësohen para Meje.
11. Përveç atij i cili ka bërë keq dhe më pas e ka ndryshuar të keqen me të mirë, pra sigurisht që Unë jam gjithnjë Falës i Madh, Mëshirëplotë.
12. Dhe fute dorën tënde në gji, do të dalë e bardhë, e pa të metë. (Këto janë) nga nëntë shenjat (me të cilat do të shkosh) te Faraoni dhe populli i tij, ata vërtet janë një popull Fasikun (të pabindur e të panënshtruar ndaj Allahut, që kalojnë çdo kufi).
13. Por kur arritën tek ata Ajetet Tona (provat, shenjat, fjalët, dëshmitë, mësimet, Shpalljet) të qarta e të kuptueshme, ata thanë: "Kjo është magji e kulluar."
14. Dhe ata i përgënjeshtruan ato (Ajetet Tona) padrejtësisht dhe me mospërfillje edhe pse vetë në veten e tyre ishin të bindur për to. Shih pra se cili ishte fundi i Mufsidunëve (mosbesimtarëve, i të pabindurve ndaj Allahut, i keqbërësve, gënjeshtarëve).
15. Dhe sigurisht që Ne u dhamë dije Daudit dhe Sulejmanit dhe ata të dy thanë: "Gjithë lavdërimet dhe falënderimet janë për Allahun i Cili na parapëlqeu ne mbi shumë robër të tjerë besimtarë të Tij!"
16. Dhe Sulejmani trashëgoi (Pejgamberinë) nga Daudi. Ai tha: "O njerëz! Na është mësuar gjuha e shpezëve dhe na është dhuruar gjithçka. Kjo me të vërtetë që është mirësi e qartë (nga Allahu)."
17. Dhe u mblodhën para Sulejmanit ushtritë e tij të xhindeve, të njerëzve dhe të shpendëve dhe të gjithë të vendosur në radhë luftimi.
18. Derisa, kur arritën te lugina e milingonave, njëra nga milingonat tha: "O mizat e dheut! Hyni në shtëpitë tuaja, që të mos ju vënë nën këmbë Sulejmani dhe ushtritë e tij pa e ndjerë."
19. Kështu ai (Sulejmani) qeshi i kënaqur nga fjala e saj dhe tha: "O Zoti im! Më siguro mua fuqinë dhe aftësinë që të mund të jem falënderues për Mirësitë e Tua të cilat Ti m'i ke dhuruar mua dhe prindërve të mi, dhe që të mund të punoj mirësi e drejtësi që të kënaqin Ty (për Kënaqësinë Tënde), dhe më prano mua, nga Mëshira Jote, në radhët e robëve të Tu të drejtë."
20. Ai bëri shikimin rreshtor të shpendëve dhe tha: "Si është puna që nuk e shoh pupëzën? Apo mos është nga ato që mungojnë?
21. Vërtet që do ta ndëshkoj atë me dënim të ashpër ose do t'a therr nëse nuk më sjellë arsye të qartë (për mungesë)."
22. Por pupëza nuk u vonua gjatë, veç (arriti) tha: "Kam kapur (lajm për një gjë) që ti nuk e ke kapur dhe vij tek ti nga Sebai me lajme të vërteta.
23. Gjeta një grua që i sundonte ata dhe asaj i janë dhënë të gjitha gjërat që duhen për një sundues në tokë; ka edhe një fron madhështor.
24. Gjeta atë dhe popullin e saj duke adhuruar diellin në vend të Allahut dhe shejtani ua ka bërë atyre t'u duken të drejta e të pëlqyeshme punët e tyre duke i ndaluar nga Udha (Feja e Allahut), kështu që ata nuk janë të udhëzuar."
25. (Shejtani i ka penguar nga Udha e Allahut) kështu që ata nuk adhurojnë Allahun i Cili nxjerr në dritë çfarë fshihet në qiej dhe në tokë dhe (i Cili) di çfarë ju fshihni dhe çfarë ju shfaqni hapur. (Tefsir At-Tabari).
26. Allahu, La ilahe il-la Huve (nuk ka të adhuruar tjetër të merituar veç Atij) Zoti i Arshit Madhështor më të Lartë!
27. (Sulejmani) tha: "Do të shohim nëse ti flet të vërtetën apo je prej gënjeshtarëve.
28. Shko me këtë letrën time dhe dorëzojua atyre, pastaj tërhiqu prej tyre dhe shih çfarë (përgjigje) kthejnë."
29. Ajo (mbretëresha) tha: "O prijës! Me të vërtetë që më është sjellë një letër e denjë për madhështi,
30. Me të vërtetë që është prej Sulejmanit dhe me të vërtetë (lexohet në të): "Me Emrin e Allahut, i Gjithëmëshirshmi, Mëshirëploti:"

31. "Mos e mbaj veten lart ndaj meje, por ejani tek unë si Muslimanë (si besimtarë të vërtetë të cilët i nënshtrohen plotësisht Vullnetit të Allahut)."
32. Ajo tha: "O prijës! Më këshilloni për këtë çështjen time. Unë nuk do të vendosi asnjë çështje, derisa edhe ju të mos jeni në praninë time (duke dhënë mendime)."
33. Ata i thanë: "Ne kemi fuqi të madhe dhe mundësi të mëdha për luftë, por ty të takon urdhëri; kështu pra, mendo mirë çfarë do të urdhërosh."
34. Ajo tha: "Është e vërtetë se kur mbretërit hyjnë në një qytet (a kudo si pushtues), e plaçkisin atë dhe i bëjnë njerëzit më të nderuar të atij populli më të ulëtit. Dhe kësisoj bëjnë ata.
35. Por sigurisht që po i çoj atij një dhuratë dhe të shoh se më çfarë (përgjigje) do të kthehet dërgata."
36. Kështu kur (të dërguarit me dhuratën) arritën te Sulejmani, ai tha: "A do të më ndihmoni mua me pasuri? Ajo që më ka dhuruar mua Allahu, është më e mirë se sa ajo që Ai ju ka dhuruar juve! Për më tepër, ju kënaqeni me dhuratën tuaj!"
37. (Pastaj Sulejmani u tha të dërguarve të lartë të saj të cilët i sollën dhuratën): "Kthehuni prapë tek ata. Padyshim që ne do të vijmë tek ata me ushtri që ata nuk mund t'u bëjnë ballë dhe do t'i përzëmë që andej me turp dhe të poshtëruar."
38. Ai u tha (të vetëve): "O udhëheqës! Cili prej jush mund të ma sjell mua fronin e saj para se ata të më vijnë të bindur si të nënshtruar?"
39. Një Ifrit (më i fuqishmi) nga xhindet tha: "Unë do të ta sjell atë ty para se të ngrihesh nga vendi. Dhe vërtet që jam i fortë dhe i besueshëm për një shërbim të tillë."
40. Njëri që kishte dije për Librat (e Shenjtë) tha: "Do të ta sjell atë ty sa të hapësh e të mbyllësh sytë!" Pastaj, kur (Sulejmani) e pa atë të vendosur para tij, ai tha: "Kjo është nga Mirësia e Allahut, për të më provuar mua nëse jam mirënjohës apo mosmirënjohës! Dhe kushdo që është mirënjohës, sigurisht që mirënjohja është (mirësi) për veten e vet dhe kushdo që është mosmirënjohës, vërtet që Zoti im është më i Pasuri (i Lirë nga çdo nevojë), Dhurues i Madh."
41. Ai tha: "Ndryshojani asaj fronin e vet, që të shohim nëse ajo do të udhëzohet apo do të jetë prej të paudhëzuarve."
42. Kështu, kur ajo erdhi, i thanë: "A është i këtillë froni yt?" Ajo tha: "Si të ishte vetë ai." Dhe (Sulejmani tha): "Neve na është dhënë dija para asaj dhe ne ishim muslimanë (para saj)."
43. Dhe ai të cilin ajo e kishte adhuruar në vend të Allahut, e kishte ndaluar atë (nga Islami), pasi ajo ishte prej një populli mosbesimtar.
44. Asaj iu tha: "Hyn në As-Sarh (pallat madhështor me sipërfaqen prej qelqi me ujë përfundi)," por kur ajo e pa atë, mendoi se ishte pellg uji dhe ngriti rrobat e saj duke zbuluar këmbët. Sulejmani i tha: "Në të vërtetë është Sarh (sipërfaqe e qelqtë me ujë poshtë, ose pallat) i veshur e i lëmuar me pllaka qelqi." Ajo tha: "Zoti im! Me të vërtetë që e paskam gabuar veten dhe unë i nënshtrohem në Islam (si muslimane) bashkë me Sulejmanin, Allahut, Zotit të Aleminit (Zotit të Gjithësisë dhe gjithçkaje që gjindet në të, Zotit të njerëzve dhe të xhindeve)."
45. Dhe sigurisht që Ne dërguam te (populli) Themud-i vëllain e tyre Salihun (duke u thënë): "Adhuroni Allahun". Pastaj, ç'të shohësh! Ata u bënë dy palë (besimtarë dhe mosbesimtarë) duke u grindur me njëri-tjetrin.
46. Ai (Salihu) tha: "O populli im! Përse kërkoni ta shpejtoni të keqen (ndëshkimin) para të mirës (Mëshirës së Allahut)? Përse nuk kërkoni Faljen e Allahut, që të mëshiroheni?"
47. Ata i thanë: "Ne parandjejmë prej teje dhe prej atyre që janë me ty shenja ogurzeza." Ai u tha: "Shenja juaj kërcënuese ogurzezë është me Allahun; posi jo, por ju jeni një popull që po vihet në sprovë."
48. Dhe gjindeshin në qytet nëntë vetë (nga bijtë e parisë së tyre), të cilët bënin djallëzi në tokë dhe nuk do të përmisoheshin.
49. Ata thanë: "Betohuni njëri-tjetrit në Allahun që ne të bëjmë një sulm të fshehtë natën mbi të dhe familjen e tij dhe pastaj, sigurisht që do t'u themi të afërmve të tij: 'Ne nuk ishim të pranishëm në shkatërrimin e familjes së tij dhe me të vërtetë që ne po tregojmë të vërtetën'."
50. Kështu ata u përbetuan, por edhe Ne bëm plan, ndërsa ata nuk e merrnin vesh.
51. Shihni pra, se si qe fundi i përbetimit të tyre! E vërtetë, Ne i shkatërruam ata dhe popullin e tyre të gjithë bashkë.
52. E këto janë shtëpitë e tyre të shkatërruara plotësisht për të këqiat që bënë. Vërtet që në këtë është një Ajet (shenjë, mësim) i vërtetë për njerëzit që kanë dije.

53. Dhe Ne i shpëtuam ata që besuan, që e patën frikë Allahun dhe që e përmbushën detyrimin ndaj Tij.
54. Dhe (kujto) Lutin, kur ai i tha popullit të vet: "A kryeni El-Fahshah (ligësi, poshtërsi, çdo lloj marrëdhënie të paligjshme e imorale - zina - sodomi etj) hapur duke e parë njëri-tjetrin?
55. A u afroheni burrave me epshin tuaj në vend të grave? Jo, por ju me të vërtetë jeni një popull që silleni pa mend."

## Pjesa 20

56. Përgjigje e popullit të tij nuk ishte tjetër, vetëm se të thonë: "Dëboni familjen e Lutit nga qyteti! Vërtet që këta janë njerëz që duan të jenë të pastër e të dëlirë!"
57. Kështu Ne e shpëtuam atë (Lutin) dhe familjen e tij përveç gruas së tij. Ne e paracaktuam atë (gruan e tij) të jetë prej atyre që mbetën pas.
58. Dhe Ne derdhëm mbi ta shi (gurësh për ndëshkim). Dhe sa i keq ishte shiu për ata që u qortuan!
59. Thuaj (O Muhammed): "Gjithë Lavdërimet dhe Falënderimet qofshin për Allahun dhe paqja qoftë mbi robët e Tij të cilët Ai i ka zgjedhur (për Mesazhin e Tij)! A është Allahu më i mirë, apo gjithë ata (zota) që ju ia mveshni dhe ia barazoni (Atij)?"
60. A nuk është Ai (më i mirë se zotat tuaj) i Cili krijoi qiejt dhe tokën dhe dërgon ujë nga qielli për ju dhe Ne me të bëjmë të lulëzojnë kopshte të begatë gjithë bukuri e kënaqësi? Nuk është në aftësitë tuaja të sillni rritjen e pemëve të tyre. A ka ndonjë zot tjetër me Allahun? Jo, kurrë! Por ata janë njerëz që i përshkruajnë (Atij) shokë si të barabartë me Të!
61. A nuk është Ai (më i mirë se zotat tuaj) i Cili e ka bërë tokën vendbanim të qëndrueshëm, ka vendosur mes saj lumenj, ka vendosur edhe male të qëndrueshme në të, ka vendosur edhe pengesë të pakalueshme në mes dy deteve. A ka ndonjë zot tjetër me Allahun? Jo kurrë! Por shumica e tyre nuk e dinë.
62. A nuk është Ai (më i mirë se zotat tuaj) i Cili i përgjigjet të pikëlluarit kur ai i drejtohet Atij dhe i Cili e largon të keqen dhe u bën ju trashëgues të tokës brez pas brezi. A ka ndonjë zot tjetër me Allahun? Sa pak mendoni!
63. A nuk është Ai (më i mirë se zotat tuaj) i Cili ju udhëzon ju në errësirën e tokës e të detit dhe i Cili dërgon erërat si lajmëtarë të përgëzimit duke paraprirë Mëshirën e Tij (shiun)? A ka ndonjë zot tjetër me Allahun? I Lartësuar në Madhështi qoftë Allahu mbi gjithçka që ata ia mveshin Atij si të barabartë!
64. A nuk është Ai (më i mirë se zotat tuaj) i Cili fillon krijimin dhe pastaj do ta përsërisë atë prapë edhe i Cili ju furnizon ju nga qielli dhe toka? A ka ndonjë zot tjetër me Allahun? Thuaju: "Sillni argumentet tuaja, nëse jeni që flisni të vërtetën!"
65. Thuaj: "Askush në qiej dhe në tokë nuk e di Gajbin (të fshehtën, të panjohurën) veç Allahut, as nuk mund ta ndjejnë se kur do të ringjallen."
66. Por ata nuk kanë asnjë dije për Jetën e Përtejme! Por ata dyshojnë në të, madje ata janë të verbër për të!
67. Dhe ata që nuk besojnë, thonë: "Kur të jemi bërë dhe e pluhur, ne dhe baballarët tanë, vërtet që do të nxirremi (përsëri)?
68. Vërtet që na u premtua kjo gjë neve dhe baballarëve tanë më parë. Vërtet që këto nuk janë gjë tjetër veçse përralla të të parëve."
69. Thuaju atyre: "Udhëtoni në tokë dhe shihni se si ishte fundi i kriminelëve (të cilët mohuan të Dërguarit e Allahut dhe nuk iu nënshtruan Allahut)."
70. Dhe mos të të vijë keq për ta, as mos u ngushto (e mos u brengos) për shkak të asaj që ata kurdisin.
71. Dhe ata thonë: "Kur (do të përmbushet) ky premtim nëse jeni që flisni të vërtetën?"
72. Thuaj: "Mbase ai që ju doni ta shpejtoni, mund të jetë pas shpinës suaj."
73. Vërtet që Zoti yt është gjithë Mirësi ndaj njerëzimit, por shumica e tyre nuk falënderojnë.
74. Dhe vërtet që Zoti yt di çfarë fshehin gjokset e tyre dhe çfarë ata e nxjerrin hapur.
75. Dhe s'ka gjë të fshehur në qiell dhe në tokë që të mos jetë në Librin e Qartë (në Leuhin-Mahfudh).
76. Me të vërtet që ky Kur'an u shtjellon Bijve të Israilit shumicën e atyre çështjeve për të cilat ata nuk pajtohen.
77. Dhe vërtet që ai (Kur'ani) është udhëzim dhe mëshirë për besimtarët.
78. Vërtet që Zoti yt do të vendosë mes tyre (palëve e sekteve të ndryshme) me Gjykimin e Tij. Dhe Ai është i Gjithëfuqishmi, i Gjithëdituri.
79. Mbështetu pra tek Allahu; nuk ka dyshim që ti (O Muhammed) je në të vërtetën e qartë.

80. Sigurisht që ti nuk mund të bësh të vdekurit të dëgjojnë, e as nuk mund të bësh të shurdhërit të dëgjojnë thirrjen, kur ata ikin duke kthyer shpinën.
81. As që mund të udhëzosh të verbërit (të dalin) nga gabimi e humbja ku kanë rënë. Ti nuk mund t'i bësh të dëgjojnë ndonjë tjetër, vetëm ata të cilët besojnë Ajetet Tona (provat, shenjat, Shpalljet) dhe që janë të nënshtruar (plotësisht në veten e tyre ndaj Allahut në Islam si muslimanë).
82. Dhe kur Fjala (e ndëshkimit) të përmbushet kundër tyre, Ne do t'u nxjerrim atyre një egërsirë nga toka e cila do t'u flasë atyre, sepse njerëzit nuk besuan me bindje në Ajetet Tona (Vargjet e Kur'anit dhe në Pejganberin Muhammed a.s.).
83. Dhe (kujto) Ditën kur Ne do të mbledhim nga çdo popull një turmë prej atyre të cilët mohuan Ajetet Tona dhe (pastaj) ata (të gjithë) do të grumbullohen (dhe do të çohen në vendin e gjykimit).
84. Derisa, kur ata të vijnë (para Zotit të tyre në vendin e gjykimit), Ai do t'u thotë: "A i mohuat Ajetet e Mia (provat, shenjat, dëshmitë), kur ju nuk i kuptuat me dijen tuaj, apo çfarë qe ajo që ju bëtë?
85. Dhe Fjala (e ndëshkimit) do të përmbushet ndaj tyre për shkak të këqijave që bënë dhe ata nuk do të jenë në gjendje të flasin.
86. A nuk shohin ata se Ne e kemi bërë natën për ta për të pushuar gjatë saj dhe ditën që jep dritë? Vërtet që në të ka Ajete (prova, shenja, tregues) për njerëzit që besojnë.
87. Dhe (kujto) Ditën në të cilën do t'i fryhet Surit - dhe të gjithë ata të cilët gjinden në qiej dhe të gjithë ata të cilët gjinden në tokë do të tmerrohen përpos atij të cilit Allahu dëshiron (t'i bëjë përjashtim). Dhe të gjithë do t'i shkojnë Atij të përulur.
88. Dhe i shihni malet dhe i mendoni (e ju duken) si të palëvizshme, por ato kalojnë si kalimi i reve. (kjo është) Vepër e Allahut i Cili përsosi çdo gjë. E vërtet! Ai është në Dijeni të Plotë për gjithçka që ju bëni.
89. Kushdo që sjell një vepër të mirë (Besimin vetëm në Allahun dhe bashkë me të çdo vepër të mirë e të drejtë), do të ketë më shumë se sa vlen ajo dhe këta do të jenë të çliruar nga tmerri atë Ditë.
90. Dhe kushdo që sjell një vepër të ligë (Shirk - politeizëm, mosbesim në Njësinë e Allahut dhe çdo vepër tjetër të keqe), do të hidhen poshtë me fytyrë përmbys në Zjarr. (Dhe do t'u thuhet atyre): "A mos po shpërbleheni me gjë tjetër përveçse për çfarë keni bërë?"
91. Unë jam urdhëruar të adhuroj vetëm Zotin e këtij qyteti (Mekës), Atë i Cili e ka shenjtëruar atë dhe e Tij është gjithçka. Dhe unë jam urdhëruar të jem nga muslimanët (atyre që i nënshtrohen Allahut në Islam).
92. Dhe të lexoj Kur'anin; kështu, kushdo që udhëzohet, e merr atë për të mirën e vet dhe kushdo që humbet në të gabuarën, thuaji: "Unë jam vetëm nga ata që këshillojnë."
93. Dhe thuaju (politeistëve, mosbesimtarëve): "Gjithë lavdërimet dhe falënderimet qofshin për Allahun! Ai do t'u tregojë juve Ajetet e Tij (shenjat treguese) dhe ju do t'i dalloni ato. Dhe Zoti yt nuk është i pavetëdijshëm për çfarë ju veproni."

## El Kasas - Rrëfimi i vërtetë

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

1. Ta, Sin, Mim.
2. Këto janë Vargjet e Librit të qartë.
3. Ne t'i lexojmë ty disa nga lajmet e Musait dhe Faraonit me vërtetësi për njerëzit që besojnë.
4. Vërtet që Faraoni e ngriti shumë lart veten në tokë dhe i ndau njerëzit në sekte duke e dobësuar (e shtypur) një grup prej tyre (Bijtë e Israilit) duke vrarë bijtë e tyre dhe duke i lënë gjallë gratë. Vërtet që ai qe prej Mufsidunëve (kriminel i madh, shtypës e tiran).
5. Dhe Ne deshëm t'u bëjmë mirësi atyre që ishin të dobët (e të shtypur) në tokë dhe t'i bënim ata prijës, dhe t'i bënim edhe trashëgues.
6. Dhe t'i vendosim ata në tokë dhe që Ne të bënim Faraonin dhe Hamanin dhe njerëzit e tyre të merrnin prej tyre atë që ata e kishin frikë.
7. Dhe Ne e frymëzuam nënën e Musait (duke i thënë): "Jepi gji atij, por kur të frikësohesh për të, atëherë hidhe në lumë dhe mos ki frikë e as mos u pikëllo. Sigurisht që Ne do ta sjellim atë përsëri tek ti dhe do ta bëjmë atë prej të Dërguarve."(Tefsir Al-Kurtubi).
8. Pastaj atë e mori familja e Faraonit, që ai të bëhej për ta një armik dhe (shkak për) pikëllim. Vërtet që Faraoni dhe Hamani dhe pasuesit e tyre ishin mëkatarë.

9. Dhe gruaja e Faraonit tha: “Një qetësim për syrin tim dhe për ty. Mos e vrisni atë, mbase mund të jetë me dobi për ne, ose mund ta adaptojmë atë si tonin.” Dhe ata nuk e nuhasnin dot përfundimin e kësaj pune.
10. Dhe zemra e nënës së Musait mbet e zbrazët. Ajo qe gati ta zbulonte (çështjen se fëmija ishte i biri i saj), po të mos e kishim forcuar Ne zemrën e saj (me Besim), që ajo të mund të mbetej prej besimtarëve.
11. Ajo i tha motrës së tij (Musait): “Ndiqe atë.” Kështu ajo (e motra) e vështronte atë prej së largu fshehtas, ndërsa ata nuk e shihnin dot.
12. Dhe Ne atëherë i kishim ndaluar nënat e tjera qumështdhënëse për të, derisa erdhi (motra e tij) dhe tha: “A t'ju tregoj unë për një familje e cila do ta ushqejë e do ta rrisë atë për ju dhe që me të vërtetë do të kujdesen mjaft mirë për të?”
13. Kësisoj Ne e rikthyem atë te nëna e tij që asaj të mund t'i qetësoheshin sytë dhe që të mos pikëllohej si dhe që të mund ta merrte vesh se Premtimi i Allahut është i vërtetë. Por shumica e tyre nuk e dinë.
14. Dhe kur ai arriti pjekurinë e plotë dhe u përkrye (në burrëri), Ne i dhuruam atij Hukm-in (Pejgamberinë, urtësinë e gjykimit të drejtë të çështjeve) dhe dijen e fesë (të Besimit të Pastër Islam në Një Zot të Vetëm). Dhe kështu pra i shpërblejmë Ne Muhsinunët (mirëpunuesit në Rrugë të Allahut).
15. Dhe hyri në qytet, kur banorët e tij qenë të pavëmendshëm dhe gjeti atje dy burra që po ziheshin, njëri nga pala e tij (në fenë e besimin e tij nga Bijtë e Israilit), ndërsa tjetri nga armiqtë e tij. Njeriu (i palës së tij) i kërkoi atij ndihmë kundër armikut të tij, kështu që Musai e qëlloi atë me grusht dhe e mbyti atë. Ai (Musai) tha: “Kjo është punë nga të shejtanit, vërtet që ai është armik çorientues e humbës i qartë.”
16. Ai tha: “Zoti im! Vërtet që unë gabova, më fal pra.” Pastaj Ai e fali atë. Vërtet që Ai është gjithnjë Falës i Madh, Mëshirëplotë.
17. Ai tha: “Zoti im! Për atë që Ti më ke nderuar mua, unë kurrë më nuk do të jem ndihmës për Muxhrimunët (mëkatarët, kriminelët, të pabindurit ndaj Allahut)!”
18. Kështu ai endej nëpër qytet i frikësuar (duke pritur se çfarë do të ishin pasojat e vrasjes që bëri), kur ç'të shohë! Njeriu që i kish kërkuar atij ndihmë një ditë më parë, i kërkoi ndihmë (prapë). Musai i tha atij: “Me të vërtetë që ti je humbës e ngatërrestar i qartë!”
19. Pastaj kur vendosi ta kapë personin që ishte armik i atyre të dyve, burri tha: “O Musa! A do të më vrasësh edhe mua siç mbyte një njeri dje? Qëllimi yt nuk është veçse të bëhesh tiran në tokë dhe nuk do të jesh prej atyre që bëjnë mirësi e drejtësi.”
20. Dhe aty vjen një njeri duke vrapuar nga skaji më i largët e qytetit. Ai tha: “O Musa! E vërtetë se krerët janë mbledhur të këshillohen së bashku për ty, për të të vrarë ty, kështu që largohu (të shpëtosh). Vërtet që jam për ty prej atyre që të japin këshillë të çiltër.”
21. Kështu që ai iku prej andej duke u endur i frikësuar. Ai tha: “O Zoti im! Më shpëto prej popullit Dhalimun (politeist e keqbërës)!”
22. Dhe kur eci drejt Medjenit tha: “Shpresoj se Zoti im të më udhëzojë në Rrugë të Drejtë.”
23. Dhe kur arriti tek uji i Medjenit, aty gjeti disa burra që po i jepnin ujë (bagëtive) dhe aty pranë pa dy gra të cilat po i ndalnin mbrapa (tufën e tyre). Ai u tha: “Si është puna me ju?” Ato i thanë: “Ne nuk mund t'u japim ujë (tufës sonë), derisa barinjtë të heqin (tufat e tyre). Dhe babai ynë është burrë tepër i thyer në moshë.”
24. Kështu ai u dha për ta ujë (tufës së tyre), pastaj u ktheu shpinën nën një hije dhe tha: “Zoti im! Sigurisht që unë kam nevojë për çfarëdo mirësie që Ti më dhuron!”
25. Pastaj shkoi tek ai njëra nga dy (gratë) duke ecur e turpëruar. Ajo tha: “Me të vërtetë që të kërkon babai im që të mund të të shpërblejë ty për atë që u dhe ujë për ne (tufës sonë).” Kështu kur shkoi tek ai dhe i tregoi ndodhinë, ai tha: “Mos u frikëso. Ti ke shpëtuar prej një populli Dhalimun (politeist, mosbesimtar, keqbërës).”
26. Dhe njëra prej atyre të dyjave tha: “O baba! Shpërbleje atë! Vërtet që (nga) njerëzit më të mirë për ty për t'i shpërblyer, është i forti, i besueshmi.”
27. Ai tha: “Në të vërtetë që unë dua ta lidh në martesë me ty njërën prej këtyre dy bijave të mia, me kusht që të më shërbesh mua për tetë vjet, por nëse i mbush dhjetë, do të jetë (një mirësi) nga ti. Por nuk kam qëllim të të vë në vështirësi. Nëse do Allahu, ti do të më gjesh mua prej të drejtëve.”
28. Ai (Musai) tha: “Kjo (u vendos) mes meje dhe teje; cilindo nga dy afatet që unë përmbush, nuk përbën padrejtësi për mua dhe Allahu është i Besuari Dëshmues për çfarë po themi.”

29. Mbasi që Musai e kishte përmbushur afatin dhe po udhëtonte me familjen e vet, vërejti një zjarr nga ana e Turit (Malit Tur). I tha familjes së vet: "Pritni, kam vërejtur një zjarr; ndoshta do t'ju sjell që andej ndonjë lajm ose ndonjë urë të ndezur, që të mund të ngroheni."
30. Kështu kur ai e arriti atë (zjarrin), u thirr nga ana e djathtë e luginës së bekuar nga pema: "O Musa! Sigurisht që jam Unë, Allahu, Zoti i Alemin-it (i gjithësisë, dhe i gjithçkaje që gjindet në të, Zoti i njerëzve dhe i xhindeve)!
31. Dhe hidhe shkopin tënd!" Por kur ai e pa atë të lëvizë si të ishte gjarpër, ai iku me vrap dhe s'e ktheu kokën pas. (Iu tha): "O Musa! Afrohu dhe mos ki frikë. Padyshim që je prej të siguruarve.
32. Fute dorën në gji, do të dalë e bardhë pa ndonjë të metë dhe vëre dorën në ije që të çlirohesh nga frika (që provove nga gjarpri si dhe të të kthehet dora siç qe). Këto janë dy Burhane (shenja, argumente, mrekulli) nga Zoti yt për Faraonin dhe krerët e tij. Vërtetë që ata janë popull Fasikun (kryengritës, të panënshtruar ndaj Allahut).
33. Ai tha: "O Zoti im! Unë kam vrarë një njeri prej tyre dhe kam frikë se do të më vrasin.
34. Dhe vëllanë tim Harunin - ai është më i gojës dhe më i shprehur se sa unë; dërgoje pra edhe atë me mua si ndihmues për të më vërtetuar mua. Vërtet që kam frikë se do të më përgënjeshtrojnë."
35. Allahu i tha: "Padyshim që do të ta forcojmë krahun me vëllanë tënd dhe me Ajetet Tona (provat, shenjat, treguesit), - do t'ju japim të dyve fuqi, që ata të mos jenë në gjendje t'ju dëmtojnë. Ju të dy dhe ata që do t'ju ndjekin pas, do të jeni të fituarit."
36. Pastaj kur Musai shkoi tek ata me Ajetet Tona të Qarta (provat, shenjat, treguesit), ata thanë: "Kjo nuk është asgjë por magji e trilluar. Kurrë nuk kemi dëgjuar ne për këtë nga baballarët tanë të parë."
37. Musai tha: "Zoti im e njeh më mirë atë që ka ardhur me udhëzim prej Tij dhe i kujt do të jetë fundi i gëzuar në Jetën e Fundit. Nuk ka dyshim se Dhalimunët (keqbërësit, politeistët, mosbesimtarët e Allahut) nuk do të jenë të fituar."
38. Faraoni tha: "O pari! Unë nuk di se ju keni ndonjë ilah (zot) tjetër veç meje. Ndiz pra një zjarr o Haman, të pjekim tulla dhe më ngrit mua një Sarhan (kullë të lartë, pallat madhështor) që ta shoh Zotin e Musait; dhe në të vërtetë mendoj se ai është prej gënjeshtarëve."
39. Kështu ai (Faraoni) dhe pasuesit, ishin kryeneçë e të pacipë në tokë me të padrejtë (duke kaluar çdo kufi), - dhe menduan se ata nuk do të ktheheshin tek Ne.
40. Kësisoj Ne e mbërthyem atë dhe ushtritë e tij dhe Ne i hodhëm ata të gjithë në det. Shih pra, cili qe fundi i Dhalimunëve (i keqbërësve, mosbesimtarëve).
41. Dhe Ne i bëmë ata prijës drejt Zjarrit dhe Ditën e Ringjalljes ata nuk do të ndihmohen aspak.
42. Dhe Ne bëmë t'i ndjekë ata mallkimi në këtë botë dhe në Ditën e Kijametit ata do të jenë nga El-Makbuhunët (të përjashtuar për të përfituar Mëshirën e Allahut ose ndonjë mirësi tjetër, por të nënçmuar, të neveritur, të shkatërruar).
43. Dhe me të vërtetë që Ne i dhamë Musait, pasi i shkatërruam brezat e parë, Librin e Parë (Teuratin) si ndriçim për njerëzimin, udhëzues dhe mëshirë përkujtimi, që ata të mund të përkujtonin.
44. Dhe ti (O Muhammed) nuk ishe në anën perëndimore (të Malit Sina), kur Ne ia bëmë të qartë Musait urdhërin dhe nuk ishe prej të pranishëmve.
45. Por Ne krijuam breza (pas Musait a.s.) dhe të gjata qenë epokat që kaluan mbi ta. Dhe ti (Muhammed) nuk ishe banor mes popullit të Medjenit t'ju lexoje atyre Vargjet Tona. Por jemi Ne të Cilët vazhduam të dërgojmë (të Dërguar nga Ne).
46. Dhe ti (Muhammed) nuk ishe në anë të (Malit të) Turit, kur Ne thirrëm (kur Allahu i thirri Musait ose thuhet edhe për ndjekësit e Muhammedit a.s. se Allahu u thirri atyre dhe ata iu përgjigjën Thirrjes së Tij). Por (ti je dërguar) si mëshirë përkujtuese nga Zoti yt për t'i dhënë këshillë një populli të cilit para teje nuk i kishte ardhur ndonjë këshillues, me qëllim që ata të mund të përkujtojnë. (Tefsir At-Tabari).
47. Dhe të mos thonë në rast se do t'i kapte ata ndonjë fatkeqësi, për atë që vet duart e veta i kryen: "Zoti ynë! Pse nuk na çove neve të Dërguar? Ne do të kishim ndjekur Ajetet e Tua (Shpalljet e Tua, Kur'anin) dhe do të kishim qenë prej besimtarëve."
48. Por kur tek ata erdhi e vërteta (Muhammedi a.s. me Mesazhin e tij) prej Nesh, ata thonë: "Pse nuk i jepet atij (një gjë) e ngjashme siç iu dha Musait?" A nuk e mohuan ata edhe atë që iu dha Musait më parë? Ata thonë: "Dy lloj magjish (Teurati dhe Kur'ani) secili duke ndihmuar njëri-tjetrin!" Dhe thonë: "Me të vërtetë që Ne jemi mosbesimtarë për të dy."

49. Thuaju: "Atëherë sillni pra një Libër nga Allahu i cili do të jetë udhëzues më i mirë se këta të dy (Teurati dhe Kur'ani), që unë të mund të ndjek atë nëse jeni të drejtë."
50. Por nëse ata nuk të përgjigjen ty, atëherë dije se ata ndjekin vetëm dëshirat e tyre. Dhe kush është më i gabuar se sa ai i cili ndjek dëshirat e veta pa udhëzim nga Allahu? Sigurisht që Allahu nuk e udhëzon popullin Dhalimun (politeist, mosbesimtar, keqbërës e të pabindur ndaj Allahut).
51. Dhe tashmë Ne ua sollëm atyre Fjalën (Kur'anin në të cilin u njoftohet gjithçka) me qëllim që të përkujtojnë.
52. Atyre të cilëve Ne u dhamë Librat e Parë (Teuratin, Ingjilin) para tij,- ata besojnë në të (në Kur'an).
53. Dhe kur u këndohet atyre, ata thonë: "Ne besojmë në të. Vërtet që është e vërteta nga Zoti ynë. Vërtet që edhe para tij ne kemi qenë muslimanë (prej atyre që ia nënshtrojnë veten plotësisht Allahut në Islam)."
54. Këta do të shpërblehen dyfish më tepër, sepse ata janë të duruar, e largojnë të keqen me të mirën dhe shpenzojnë nga ato (të mira) të cilat Ne ua kemi dhuruar.
55. Dhe kur dëgjojnë Al-Laghv (biseda të kota, boshe, të rreme e të ndyra), ata largohen e thonë: "Ne kemi punët tona dhe ju tuajat. Paqja qoftë mbi ju. Ne nuk kërkojmë (rrugën për tek) injorantët."
56. Në të vërtetë ti nuk udhëzon kë të duash ti, por Allahu udhëzon atë që Ai do. Dhe Ai i njeh më mirë ata që janë udhëzuar.
57. Dhe thonë: "Nëse ne ndjekim udhëzimin me ju, neve do të na rrëmbehej toka jonë." A nuk kemi vendosur Ne për ta një vend të shenjtë të sigurt (Kabën dhe gjithë kufijtë e Mekës) në të cilin sillen frutat e të gjitha llojeve, - një furnizim nga Ne Vetë, por shumica e tyre nuk e dinë.
58. Dhe sa shumë vendbanime (popuj) kemi shkatërruar Ne, të cilët qenë mosmirënjohës për atë jetesë! Dhe ato janë vendbanimet e tyre të cilat nuk janë banuar më pas tyre, veçse fare pak. Dhe sigurisht që Ne kemi qenë Trashëguesit.
59. Dhe kurrë Zoti yt nuk do të shkatërrojë vendbanime derisa Ai të çojë në kryeqendrën e tyre një të Dërguar që t'u lexojë atyre Vargjet Tona. Dhe kurrë Ne nuk do t'i shkatërronim qytetet, veçse kur banorët atje të jenë Dhalimunë (politeistë, keqbërës, mosbesimtarë të Njësisë së Allahut).
60. Dhe çfarëdo që u është dhënë juve, është një kënaqësi e jetës së dynjasë dhe stoli e saj, ndërsa ajo (Jeta e Pastajme) e cila është me Allahun, është shumë më e mirë dhe do të mbetet përgjithmonë. A nuk kuptoni, pra?
61. A është ai të cilit Ne i kemi dhënë një premtim të shkëlqyer (Xhennetin), të cilin ai do ta gjejë të vërtetë, si ai të cilin Ne e kemi bërë të shijojë kënaqësitë e jetës së dynjasë, pastaj Ditën e Ringjalljes ai do të jetë mes atyre të cilët do të ngrihen (për t'u ndëshkuar në Xhehenem)?
62. Dhe (kujto) Ditën kur Ai (Allahu) do t'u thërrasë atyre e t'u thotë: "Ku janë shokët e Mi të barabartë me Mua të cilët i pohonit ju?"
63. Ata të cilëve do t'u vërtetohet Fjala (për t'u ndëshkuar), do të thonë: "Zoti ynë! Këta janë ata të cilët ne i gabuam dhe i humbëm. Ne i gabuam ata, siç ishim edhe vetë të gabuar. Ne shpallim pafajësinë tonë (prej tyre) para Teje. Nuk ishim ne ata të cilët ata (njerëzit) i adhuruan."
64. Dhe do t'u thuhet atyre: "Thirrni (të ashtuquajturit prej jush) shokët e të barabartët (e Allahut)," dhe do t'u thërrasin atyre, por ata nuk do t'u përgjigjen atyre dhe ata do të shohin dënimin. (Atëherë do të dëshironin) veç sikur të ishin udhëzuar!
65. Dhe (kujto) Ditën kur (Allahu) i thërret ata e u thotë: "Ç'farë përgjigje u keni dhënë të Dërguarve?"
66. Pastaj njoftimi për një përgjigje të mirë do t'u mbulohet atyre atë Ditë dhe nuk do të jenë në gjendje të pyesin njëri-tjetrin.
67. Por sa për atë i cili u pendua (nga politeizmi, mosbesimi, mëkatet), që besoi (në Njësinë e Allahut dhe në të Dërguarin e Tij) dhe që punoi mirësi e drejtësi (në jetën e dynjasë), atëherë ai do të jetë prej atyre që janë të fituar.
68. Dhe Zoti yt krijon gjithçka që Ai do dhe zgjedh: asnjë zgjedhje nuk kanë ata (në ndonjë çështje). Lavdi i qoftë Allahut dhe i Lartësuar mbi gjithçka që ata i mveshin e i ngjisin si shokë e të barabartë (me Të)!
69. Dhe Zoti yt e di se ç'farë fshehin gjokset e tyre dhe ç'farë ata shprehin.

70. Dhe Ai është Allahu; La ilahe il-la Huve (askush nuk ka të drejtë të adhurohet përveç Atij). Për të është gjithë lavdërimi dhe falënderimi në të parën (në këtë botë) dhe në të fundit (në Jetën e Pasosur). Dhe Atij i takon Vendimi dhe tek Ai do të ktheheni (ju të gjithë).
71. Thuaj: "Më thoni mua! Në qoftë se Allahu do ta bënte natën të pandërprerë deri në Ditën e Kijametit, cili është ai ilah (zot) përveç Allahut i cili mund t'ju sillte dritë? A nuk dëgjoni, pra?"
72. Thuaj: "Më thoni mua! Në qoftë se Allahu do ta bënte ditën të pandërprerë deri në Ditën e Kijametit, cili është ai ilah (zot) përveç Allahut i cili mund t'ju sille natë, që të pushonit gjatë saj? A nuk shikoni, pra?"
73. Dhe është prej Mëshirës së Tij, që Ai ka vendosur për ju natën dhe ditën, - që ju të mund të pushoni gjatë saj (natës) dhe që të mund të kërkoni Begatitë e Tij (ditën) si edhe që të mund të falënderoni.
74. Dhe (kujto) Ditën kur Ai (Allahu) do t'u thërrasë atyre, e t'u thotë: "Ku janë (të ashtuquajturit prej jush) shokët e Mi të barabartë me Mua, të cilët i pohonit ju?"
75. Dhe Ne do të nxjerrim prej çdo kombi dëshmitarë, dhe Ne do t'i themi atij: "Sillni argumentin tuaj!" Pastaj ata do ta mësojnë se e vëteta është vetëm me Allahun dhe trillimet të cilët ata i shpikën, do t'u zhduken prej tyre.
76. Vërtet që Karuni ishte nga populli i Musait, por ai u suall me kryeneçësi ndaj tyre. Dhe Ne i dhamë atij gjithë thesaret e begatitë, aq sa çelësat ishin një peshë e madhe për t'u mbajtur për një grup të madh burrash të fortë. Kur populli i tij i tha atij: "Mos u ngazëlle (me mosmirënjohje ndaj Mirësisë së Allahut). Vërtet që Allahu nuk i do ata që ngazëllehen.
77. Por kërko me atë (pasuri) që Allahu ta ka dhuruar, Banesën e Pastajme dhe mos e harro edhe pjesën e lejuar të kënaqësisë së kësaj bote, edhe bëj mirësi siç ka qenë Allahu i Mirë me ty dhe mos kërko rast për të bërë padrejtësi e djallëzi në tokë. Vërtet që Allahu nuk i do Mufsidunët (ata që bëjnë krime e padrejtësi, shtypësit, prishësit)."
78. Ai tha: "Kjo më është dhënë mua vetëm në saje të zgjuarësisë sime!" A nuk e dinte ai se Allahu ka shkatërruar para tij breza të tërë, njerëz më të fuqishëm se ai dhe me pasuri të mbledhur akoma më të madhe? Por Muxhrimunët (mosbesimtarët, mëkatarët, kriminelët) as që do të pyeten për mëkatet e tyre (sepse Allahu i njeh mirë ata dhe do të ndëshkohen pa llogari).
79. E ai (Karuni) doli para popullit të tij me kryelartësinë e tij. Thanë ata që kishin synim jetën e kësaj bote: "Ah, sikur edhe ne të kishim ashtu siç i është dhënë Karunit! Vërtet që ai ka në dorë një fat të madh."
80. Por ata të cilëve u ishte dhuruar dija (e fesë) thanë: "Mjerë për ju! Shpërblimi i Allahut (në Jetën e Pastajme) është shumë më i mirë për ata të cilët besojnë dhe që punojnë mirësi e drejtësi dhe këtë askush nuk do ta arrijë përveç atyre që janë të duruar (në ndjekjen e së vërtetës)."
81. Kësisoj Ne e bëmë që atë ta përpijë toka bashkë me vendbanimin e tij. Pastaj ai nuk pati asnjë grusht njerëzish ta ndihmonin atë përkundër Allahut, as nuk ishte prej atyre që mund të shpëtojnë vetveten.
82. Dhe ata që kishin dëshiruar për një pozitë të atillë si të atij një ditë më parë, filluan të thonë: "A nuk e dini se është Allahu Ai i Cili e shton Rizkun (furnizimin e mirësitë) ose e pakëson atë për kë Ai do nga robët e Tij? Po të mos kishte qenë Allahu i Mëshirshëm ndaj Nesh, Ai do ta kishte bërë tokën të na gëlltiste edhe ne të gjithëve! A nuk e dini ju se mosbesimtarët nuk do të jenë kurrë të fituar?!"
83. Atë Banesën e Jetës së Fundit (Xhennetin), Ne do ta paracaktojmë për ata të cilët nuk kundërshtojnë të vërtetën me krenari dhe shtypje në tokë dhe që nuk bëjnë as poshtërsi e krime. Dhe fundi i mirë është për Muttekunët (të përkushtuarit ndaj Allahut në Besimin e Pastër Islam).
84. Kushdo që sjell mirësi (Besim të Pastër Islam në Një Zot të Vetëm, punë mirësie e drejtësi), ai do të ketë më të mirën prej saj dhe kushdo që sjell të keqen (mosbesim dhe gjithë punët e tjera të liga e të poshtra), atëherë ata që punuan të keqen, do të shpërblehen vetëm për çfarë punuan.
85. Sigurisht se Ai i Cili të ka dhënë ty (O Muhammed) Kur'anin, patjetër që do të të kthejë ty në Mead (vendin e kthimit në Mekë ose në Xhennet). Thuaj: "Zoti im është në Dijeni për atë që vjen në udhë të drejtuar dhe kush është ai i cili mbetet në gabim të qartë."
86. Dhe ti nuk e prisje që Libri (Kur'ani) do të të zbritej ty, por ai është përkujtim mëshirues nga Zoti yt. Kështu pra, mos ji kurrë mbështetës i mosbesimtarëve.

87. Dhe mos të të largojnë ata ty nga Ajetet (shpalljet, fjalët) e Allahut pasi ato të janë zbritur ty dhe fto (në besimin) në Zotin tënd dhe mos ji prej Mushrikëve (të cilët i vënë shokë Allahut).
88. Dhe mos lut e mos adhuro ilah (zot e të adhuruar) tjetër bashkë me Allahun, La ilahe il-la Huve (nuk ka të adhuruar tjetër të merituar përveç Atij). Çdo gjë do të shuhet e do të shkatërrohet përveç Fytyrës së Tij. Atij i takon Gjykimi e Vendimi dhe tek Ai ju të gjithë do të ktheheni.

# El Ankebut – Merimanga

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

1. Elif, Lam, Mim.
2. A mendojnë njerëzit se do të lihen pa u trazuar ngaqë thonë: "Ne besojmë" - dhe nuk do të sprovohen?
3. Dhe sigurisht që Ne i sprovuam ata të cilët ishin para tyre. Dhe vërtet që Allahu do ta bëjë të njohur (të vërtetën e) atyre që janë të vërtetë dhe (po kështu) vërtet që Allahu do ta bëjë të njohur (gënjeshtrën e) atyre që janë gënjeshtarë (edhe pse Allahu di gjithçka para se t'i vërë ata në provë).
4. Apo ata që bëjnë poshtërsi, a mos mendojnë se ata mund të na kalojnë Ne (pa u dënuar nga Ndëshkimi Ynë)? Sa i lig është gjykimi i tyre!
5. Kushdo që shpreson për Takimin me Allahun dhe sigurisht që Përcaktimi i Allahut po vjen. Dhe Ai është Gjithëdëgjuesi, i Gjithëdituri.
6. Dhe kushdo që përpiqet, ai përpiqet vetëm për veten e vet. Sigurisht që Allahu është i Lirë nga çdo nevojë për askënd në Alemin (njerëzimin, xhindet dhe gjithçka tjetër që ekziston në Krijimin e Tij. Ai është më i Pasuri përmbi gjithë Alemin).
7. Ata që besojnë (në Njësinë e Allahut dhe në të Dërguarin Muhammed a.s. dhe që nuk e mohojnë këtë besim për shkak të stërmundimeve e dhimbjeve që ata vuajnë prej mosbesimtarëve) dhe që punojnë mirësi e drejtësi, sigurisht që Ne do t'ua heqim atyre veprat e këqia dhe do t'i shpërblejmë sipas më të mirës vepër që ata gjithnjë bënë.
8. Dhe Ne kemi urdhëruar për njeriun të jetë i mirë dhe i përkushtuar ndaj prindërve të tij, por nëse ata përpiqen të të bëjnë ty që të Më bashkosh Mua ndonjë gjë tjetër (në adhurim si shok e të barabartë) për të cilën gjë ti nuk ke asnjë dije, atëherë mos iu bind atyre. Tek Unë është kthimi juaj dhe Unë do t'ju tregoj gjithçka që ju patët punuar.
9. Dhe sa për ata që besojnë (në Njësinë e Allahut) dhe që punojnë mirësi e drejtësi, me të vërtetë që Ne do t'i bëjmë ata të futen në (hyrjen e) të drejtëve (në Xhennet).
10. Dhe prej njerëzve ka që thonë: "Ne besojmë në Allahun", por nëse ata bëhen që të vuajnë për Hir të Allahut, ata e quajnë sprovën e njerëzve si Ndëshkim të Allahut dhe nëse vjen fitorja nga Zoti yt, (hipokritët) do të thonë: "Sigurisht që ne ishim me ju (duke ju ndihmuar)." Po a nuk është Allahu më i Njohuri se çfarë është (fshihet) në gjokset e Aleminit (të njerëzve, të xhindeve dhe të gjithë Krijimit të Tij)?
11. Sigurisht që Allahu i di ata që besojnë dhe padyshim i njeh edhe hipokritët (të lëkundurit me dy fytyra dhe Allahu do t'i provojë njerëzit me ditë të mira e të vështira për të veçuar të mirët nga të ligjtë, edhe pse Allahu njeh gjithçka para se t'i sprovojë ata).
12. Dhe ata që mohojnë, u thonë atyre që besojnë: "Na ndiqni në rrugën tonë dhe padyshim që ne do t'ua mbajmë gjynahet tuaja." Dhe kurrë ata nuk do të mbajnë ndonjë gjë nga gjynahet e tyre. Sigurisht që ata janë gënjeshtarë.
13. Dhe sigurisht që ata do të mbajnë vetë barrën e tyre si edhe barrë të tjera përveç të tyren dhe nuk ka dyshim se ata do të merren në pyetje Ditën e Llogarisë për ato gjëra që ata shpifën e trilluan.
14. Dhe vërtet që Ne e Dërguam Nuhun te populli i tij dhe ai qëndroi mes tyre një mijë pa pesëdhjetë vjet (nëntëqind e pesëdhjetë vjet, duke i ftuar ata të besojnë në Njësinë e Allahut si Një Zot i Vetëm dhe të braktisin zotat e perënditë e trilluara) dhe Tufani i përmbyti ata duke qenë Dhalimunë (politeistë, keqbërës, mosbesimtarë).
15. Pastaj Ne e shpëtuam atë dhe ata me të në barkë dhe e bëmë atë (barkën) si një Ajet (tregues mirësie e këshillë, argument) për gjithë Aleminin (për njerëzit, për xhindet).
16. Dhe (kujto) Ibrahimin kur ai i tha popullit të vet: "Adhuroni Allahun (Një e të Vetëm) dhe kijeni frikë Atë. Kjo është më mirë për ju, veç sikur ta dinit.
17. Ju adhuroni në vend të Allahut vetëm idhuj dhe ju vetëm trilloni gënjeshtra. Sigurisht se ata të cilët ju i adhuroni në vend të Allahut, nuk kanë asnjë fuqi për t'ju sjellë të mira, kështu

që kërkoni dhurim të mirash prej Allahut, adhurojeni Atë (të Vetëm) dhe falënderojeni Atë. Vetëm Atij do t'i ktheheni.
18. Dhe nëse ju mohoni, atëherë edhe popuj të tjerë para jush i kanë mohuar (të Dërguarit ndër ta). Dhe detyra e të Dërguarit është vetëm të njoftojë e të përhapë (Mesazhin e Allahut) qartë."
19. A nuk e shohin ata se si Allahu fillon krijimin, pastaj e përsërit atë. Padyshim që kjo është e lehtë për Allahun.
20. Thuaju: "Udhëtoni në tokë dhe shihni si (Allahu) filloi krijimin dhe pastaj Allahu do të sjellë krijimin e Jetës së Fundit (Ringjalljen pas vdekjes)." Vërtetë që Allahu është i Zoti për të bërë çdo gjë.
21. Ai ndëshkon atë që do Ai dhe mëshiron atë që Ai do dhe tek Ai ju do të ktheheni.
22. Dhe ju nuk mund të shpëtoni as në tokë dhe as në qiell dhe përveç Allahut ju nuk keni as Vali (Mbrojtës, Ruajtës) dhe as Ndihmues tjetër.
23. Dhe ata që nuk besojnë në Ajetet e Allahut (provat, shenjat, Shpalljet e Tij) dhe në Takimin me Të,- mu këta janë që s'kanë asnjë shpresë për Mëshirën Time dhe mu këta janë që do të kenë dënim të dhimbshëm.
24. Kështu nuk qe tjetër përgjigje e popullit (të Ibrahimit) veçse thanë: "Vriteni ose digjeni." Pastaj Allahu e shpëtoi atë nga zjarri. Vërtet që në këtë ka shenja për popullin besimtar.
25. Dhe (Ibrahimi) tha: "Ju keni zgjedhur për adhurim idhuj në vend të Allahut dhe dashuria mes jush është vetëm në jetën e kësaj bote, por Ditën e Kijametit ju do ta mohoni njëri-tjetrin dhe do ta mallkoni njëri-tjetrin dhe vendbanimi juaj do të jetë Zjarri dhe nuk do të keni ndonjë ndihmues."
26. Por Luti e besoi atë (Ibrahimin dhe Mesazhin e Besimit në Një Zot të Vetëm). Ai (Ibrahimi) tha: "Do të shpërngulem për Hir të Zotit tim. Vërtet është Ai i Gjithëfuqishmi, më i Urti Gjithëgjykues."
27. Dhe Ne i dhuruam atij (Ibrahimit) Is'hakun dhe Jakubin dhe sollëm në radhët e pasardhësve të tij Pejgamberinë dhe Librin (Teuratin tek Musai, Inxhilin tek Isai, Kur'anin tek Muhammedi a.s., të gjithë nga pasardhësit e Ibrahimit) dhe Ne i siguruam atij shpërblimin e vet në dynja, dhe sigurisht që në Jetën e Fundit ai është në radhët e të drejtëve.
28. Dhe (kujto) Lutin, kur i tha popullit të tij: "Ju bëni El-Fahishah (sodomi - krimin, mëkatin nga më të rëndët) të cilin askush para jush nuk e ka bërë në gjithë Alemin (nga njerëzit, ose nga xhindet).
29. Vërtet që ju bëni sodomi me burrat dhe grabitni udhëtarët?! Dhe kryeni edhe El-Munker (mosbesim, mohim dhe vepronі ligësi e poshtërsi të tjera) në takimet tuaja?!" Përgjigjja e popullit të tij nuk ishte tjetër, vetëm se të thonë: "Sille Ndëshkimin e Allahut mbi ne, nëse je që flet të drejtën."
30. Ai tha: "Zoti im! Më ndihmo që të ngadhënjej përmbi popullin Mufsidun (popull i prishur, mosbesimtar)."
31. Dhe kur shkuan të Dërguarit (Melekët) Tanë tek Ibrahimi me përgëzime (për lindjen e fëmijëve), i thanë: "Me të vërtetë që ne do të shkatërrojmë popullin e këtij qyteti (qytetin e Sodomit ku ishte Luti Pejgamber), vërtet që populli i tij ishte Dhalimunë (mosbesimtarë, keqbërës, të pabindur ndaj Allahut, mohues të Lutit)."
32. (Ibrahimi) tha: "Por atje është Luti." Ata i thanë: "Ne e dimë më mirë kush është atje dhe padyshim që ne do ta shpëtojmë atë (Lutin) dhe familjen e tij, përveç gruas së tij; ajo do të jetë prej atyre që do të mbeten prapa (ajo do të shkatërrohet bashkë me banorët e tjerë të qytetit)."
33. Dhe kur erdhën të Dërguarit (Melekët) Tanë te Luti, ai u pikëllua për shkakun e tyre dhe e ndjeu veten ngushtë për arsye të tyre. Ata i thanë: "Mos ki frikë dhe mos u pikëllo! Sigurisht që ne do të të shpëtojmë ty dhe familjen tënde, përveç gruas tënde e cila do të jetë nga ato që do të mbeten prapa.
34. Me të vërtetë që ne do t'u zbresim banorëve të këtij qyteti një ndëshkim të madh nga qielli, sepse ata kanë qenë kryengritës (ndaj Urdhërit të Allahut)."
35. Dhe me të vërtetë që Ne kemi lënë atje prej atyre një Ajet të qartë (një mësim, këshillë e shenjë - vendi ku sot quhet Deti i Vdekur ose Deti i Lutit në Palestinë) për njerëzit që kuptojnë.
36. Edhe në Medjen Ne dërguam vëllain e tyre, Shuajbin. Ai u tha: "O populli im! Adhuroni Allahun dhe shpresoni (për shpërblimin e veprave të mira) Ditën e Fundit dhe mos bëni ligësi në tokë si Mufsidunë (mosbesimtarë, kriminelë, të padrejtë, shtypës, të prishur e tiranë). (Tefsir At-Tabari).

37. Dhe ata e përgënjeshtruan atë (Shuajbin), kështu që ata i kapi tërmeti dhe mbetën (të vdekur) përmbys në shtëpitë e tyre.
38. Edhe Aadi edhe Themudi! Dhe me të vërtetë që (shkatërrimi i tyre) duket qartë për ju nga vendbanimet e tyre të rrënuara plotësisht. Shejtani ua bëri që t'u duken të drejta punët e sjelljet e tyre dhe i largoi ata nga Udha (e Drejtë) edhe pse ishin të zgjuar e të aftë.
39. Edhe Karunin, edhe Faraonin, edhe Hamanin (gjithashtu i shkatërruam Ne). Dhe Musai padyshim që u shkoi atyre me Ajete të qarta (me prova, shpallje nga Ne), por ata ishin kryelartë në tokë, e prapëseprapë ata nuk mund të na shmangeshin Neve (nga Ndëshkimi Ynë).
40. Kësisoj Ne e shkatërruam secilin prej tyre për mëkatet e mëdha të tij; disa prej tyre ishin ata mbi të cilët Ne dërguam Hasiban (erë e fuqishme me shi gurësh, si popullin e Lutit), dhe prej tyre qenë disa të cilët u mbuluan me Es-Sajhah (ndëshkim me britma të fuqishme, si popullin Themud, popullin e Shuajbit), dhe prej tyre qenë të tjerë për të cilët Ne bëmë t'i gëlltisë toka (si Karunin), dhe prej tyre qenë disa të cilët Ne i fundosëm dhe i përmbytëm (si popullin e Nuhut, Faraonin dhe popullin e tij). Dhe nuk qe Allahu i Cili u bëri atyre padrejtësi, por ata i bënë padrejtësi dhe humbën vetë veten e tyre.
41. Shembulli i atyre të cilët marrin Eulija (mbrojtës e ndihmues) të tjerë në vend të Allahut është si shembulli i merimangës e cila ndërton për vete shtëpinë e saj, por padyshim se më e brishta nga shtëpitë është shtëpia e merimangës; - veç sikur ta dinin.
42. Sigurisht që Allahu e di mirë se çfarë gjërash të tjera adhurojnë e lusin ata në vend të Tij. Dhe Ai është i Gjithëfuqishmi, më i Urti Gjithëgjykues.
43. Dhe këta shembuj Ne i paraqesim për njerëzimin, por askush nuk do t'i kuptojë përveç të diturve (që kanë dijen për Allahun dhe për Fjalët e Tij).
44. Allahu (Një, i Vetëm) krijoi qiejt dhe tokën me vërtetësi e me drejtësi (me ligje e me rregull të përkryer, dëshmi e provë për njerëzit për të besuar dhe askush nuk mori pjesë me Atë në këtë Krijim të Tij). Vërtet që në këtë ka shenjë treguese të qartë për ata që besojnë.
45. Këndo (O Muhammed) çfarë të është shpallur ty nga Libri (Kur'ani) dhe plotëso Faljen e rregullt të përcaktuar. Vërtet që Es-Salat (falja e namazit) parandalon nga El-Fahsha (çdo vepër e papëlqyer, e ulët, e keqe të cilën e ndalon Islami) dhe nga El-Munker (vepër e padrejtë, mosbesimi, politeizmi dhe gjynahe tjera të mëdha para Allahut) dhe përkujtimi (falënderimi, madhërimi etj) i Allahut (nga ti para melekëve) është vërtet më i madh (se përkujtimi, falënderimi i Allahut në falje etj). Dhe Allahu e di mirë çfarë bëni.

## Pjesa 21

46. Dhe mos diskuto me popujt e Librave të Parë (me jehuditë dhe të krishterët), përveç se në një mënyrë që është më e mirë (me fjalë e punë të mira, me mirësjellje duke i ftuar ata në Islam me Vargjet e Tij), përjashtuar ata që bëjnë padrejtësi nga mesi i tyre dhe thuaju: "Ne besojmë në atë që na është shpallur neve dhe në çfarë ju është shpallur juve; Ilahu (Zoti) ynë dhe Ilahu (Zoti) juaj është Një i Vetëm (Allahu) dhe Atij ne i jemi nënshtruar si Muslimanë."
47. Dhe kështu, Ne ta kemi zbritur ty (Muhammed) Librin (Kur'anin) dhe ata të cilëve Ne u kemi zbritur Librat e Parë (Teuratin, Ingjilin), besojnë në të ashtu siç bëjnë edhe disa prej atyre (që janë me ty tash, si Abdullah bin Selam) dhe kësisoj askush tjetër përveç mosbesimtarëve nuk i mohon Ajetet Tona (Vargjet Tona, dëshmitë, provat).
48. Dhe ti (Muhammed) as nuk lexove ndonjë libër para tij (Kur'anit), as nuk shkrove kurrë ndonjë libër me të djathtën tënde. Në një rast të tillë, ndjekësit e të pavërtetës e të së kotës do të mund të kishin dyshuar.
49. Përkundrazi, Ajetet e qarta (të përshkrimit të Muhammedit a.s.- të Pejgamberit e të Dërguarit të ardhshëm të fundit të shkruar në vargjet e Teuratit e të Inxhilit) janë ruajtur në gjokset e atyre të cilëve u është dhënë dija e gjykimi (nga ithtarët e Librave të Parë nga jehuditë dhe të krishterët). Dhe askush nuk i mohon Ajetet Tona (provat, dëshmitë, shpalljet nga Ne) përveç Dhalimunëve (politeistëve, mosbesimtarëve, keqbërësve).
50. Dhe thonë: "Pse nuk i zbret atij shenja (treguese bindëse) nga Zoti i tij? Thuaju: "Shenjat janë vetëm me Allahun dhe unë jam me të vërtetë këshillues i qartë."
51. A nuk u mjafton atyre që Ne ta kemi zbritur ty Librin (Kur'anin) i cili po u lexohet atyre? Vërtet që në të ka mëshirë dhe përkujtim (e këshillë) për popullin që beson.
52. Thuaju: "Mjafton Allahu për Dëshmues mes meje dhe mes jush. Ai di më së miri çfarë ndodhet në qiej dhe në tokë." Dhe ata që besojnë në Batil (të gjitha besimet, bestytnitë, perënditë e gjithçka tjetër që adhurohet në vend të Allahut ose përkrah Tij) dhe nuk besojnë Allahun, mu këta janë të humburit.

53. Dhe të kërkojnë ty t'ua shpejtosh atyre ndëshkimin. Dhe po të mos kishte një afat të përcaktuar, ndëshkimi sigurisht që do t'u kishte ardhur. Dhe padyshim që do të vijë mbi ta pa e hetuar fare!
54. Të kërkojnë ty t'ua shpejtosh atyre ndëshkimin. Dhe me të vërtetë! Xhehenemi është e sigurt se do t'i rrethojë nga të gjitha anët mosbesimtarët.
55. Ditën kur ndëshkimi (i Xhehenemit) do t'i mbulojë ata nga lart dhe nga poshtë këmbëve dhe do t'u thuhet: „Shijoni atë çfarë punuat."
56. „O robërit e Mi që më besoni! Vërtet që toka Ime është e gjerë. Më adhuroni pra Mua (Një e të Vetëm)."
57. Secili njeri do ta shijojë vdekjen, e pastaj do të ktheheni te Ne.
58. Dhe ata të cilët besojnë dhe punojnë mirësi e drejtësi, atyre Ne me të vërtetë që do t'u dhurojmë banesa të larta ndër Kopshtet e Xhennetit nën të cilin rrjedhin lumenj, për të banuar atje përherë. I shkëlqyer është shpërblimi i (mirë) punuesve.
59. Ata të cilët janë të duruar dhe që i mbështeten vetëm Zotit të tyre (Allahut).
60. Dhe sa shumë krijesa të gjalla nuk mbartin dot ushqimin e tyre! Allahu është i Cili i ushqen ata dhe ju. Dhe Ai është Gjithëdëgjuesi, i Gjithëdituri.
61. Dhe sikur t'i pyesje ata: "Kush i ka krijuar qiejt dhe tokën dhe ka sjellë diellin dhe hënën të rrotullohen?" Padyshim që do të përgjigjen: "Allahu." Si atëherë gënjehen e shmangen (nga e vërteta)?
62. Allahu shton begatinë për atë që do Ai nga robët e Tij dhe e ngushton atë për atë (që do Ai). Vërtet që Allahu është i Gjithëdituri për çdo gjë.
63. Dhe sikur t'i pyesje ata: "Kush e zbret ujin nga qielli dhe i jep jetë tokës me të pas vdekjes së saj?" Me siguri që do të përgjigjen: "Allahu." Thuaj: "Gjithë lavdërimet dhe falënderimet i qofshin Allahut!" Por përkundrazi. Shumica e tyre nuk kuptojnë.
64. Dhe nuk është gjë tjetër jeta e kësaj bote, vetëm se dëfrim e lojë! Vërtet që banesa e Jetës së Pastajme, - ajo është jeta e vërtetë (e përjetshme, e pasosur), veç sikur ta dinin.
65. Dhe kur hipin në anije, ata lusin Allahun duke e bërë besimin e tyre të pastër vetëm për të, por kur Ai i sjell ata shëndoshë e mirë në tokë, kur ç'të shohësh! Ata japin një pjesë të adhurimit të tyre të tjerëve në vend të Allahut.
66. Kështu bëhen mosmirënjohës për ato që Ne ua dhuruam dhe për atë që e marrin kënaqësinë e tyre, por do ta mësojnë.
67. A nuk e kanë parë se Ne e kemi bërë vend të shenjtë e të sigurt (Mekën) dhe se po u merren njerëzit e tyre nga të gjitha anët (duke pranuar Islamin)? A besojnë atëherë ata në Batil (të gjitha besimet, bestytnitë, perënditë e gjithçka tjetër që adhurohet në vend të Allahut ose përkrah Tij) dhe mohojnë Mirësitë e Allahut?
68. Dhe kush bën padrejtësi më të madhe se ai i cili trillon gënjeshtër ndaj Allahut apo hedh poshtë të vërtetën (të Dërguarin Muhammed a.s., Kur'anin e zbritur, Besimin e Pastër Islam në Një Zot të Vetëm) kur i vjen? A nuk është në Xhehenem një vendbanim për mosbesimtarët?
69. E sa për ata të cilët përpiqen fort tek Ne (për Çështjen Tonë), Ne sigurisht që do t'i udhëheqim ata drejt Udhëve Tona (në Besimin e Pastër Islam). Dhe vërtet që Allahu është me Muhsinunët (mirëpunuesit në Rrugë të Allahut).

## Er Rum – Romakët

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

1. Elif, Lam, Mim.
2. Romakët u thyen.
3. Në tokën e afërt (më të ulët, - në Irak dhe Sham: Siri, Palestinë, Jordani) dhe pas humbjes ata do të jenë fitimtarë,
4. Brenda tri deri nëntë vitesh. Vendosja e çështjes, para dhe pas (këtyre ngjarjeve) është vetëm nga Allahu. Dhe atë ditë besimtarët (muslimanët) do të gëzohen (nga fitorja që Allahu u jep Romakëve kundër Persëve).-
5. Me ndihmën e Allahut. Ai ndihmon atë që do dhe Ai është i Gjithëfuqishmi, Mëshirëploti.
6. (Është) Premtim i Allahut (që do t'u japë fitoren Romakëve kundër Persëve) dhe Allahu nuk e shkel Premtimin e Tij, por shumica e njerëzve nuk e dinë.
7. Ata dinë vetëm pamjen e jashtme të jetës së kësaj bote dhe janë krejt të pavëmendshëm për fundin e punëve në Jetën e Përtejme.
8. A nuk mendojnë thellë në veten e tyre (si Allahu i krijoi ata pa qenë fare e nga asgjë dhe po kështu Ai do t'i ringjallë)? Allahu nuk i ka krijuar qiejt dhe tokën dhe gjithë ç'është ndërmjet

tyre veçse me të vërtetën e me drejtësi dhe për një kohë të përcaktuar. Dhe vërtet që shumë nga njerëzit e mohojnë Takimin me Zotin e tyre. (Tefsir At-Tabari).
9. A nuk udhëtojnë ata në tokë dhe të shohin cili qe përfundimi i atyre (popujve) para tyre!? Ata qenë më lart se këta në fuqi dhe punonin tokën dhe e populluan atë në numër shumë më të madh se ç'kanë bërë këta, duke u shkuar edhe të Dërguarit e tyre me shenja e prova të qarta. Sigurisht që nuk ishte Allahu që u bëri atyre padrejtësi, por ata i bënë padrejtësi dhe e humbën vetë veten e tyre.
10. Pastaj i keq dhe i mjerë qe fundi i atyre që punuan të keqen e ligësinë, sepse ata përgënjeshtruan Ajetet e Allahut (provat, shenjat, dëshmitë, shpalljet Tona) dhe u tallën me to.
11. Allahu nis krijimin, pastaj Ai do ta përsërisë atë, pastaj tek Ai ju do të ktheheni.
12. Dhe Ditën kur të vendoset Ora (Kijameti), Muxhrimunët (politeistët, mosbesimtarët, kriminelët, mëkatarët) do të hidhen në shkatërrim me dhimbje e dëshpërim të thellë.
13. Asnjë ndërmjetësues nuk do të kenë ata prej atyre të cilët i bënë të barabartë me Allahun dhe ata do t'i mohojnë shokët e të barabartët e tyre.
14. Dhe Ditën kur do të vendoset Ora (Çasti i Fundit), - atë Ditë do të ndahen (të gjithë njerëzit, besimtarët nga mosbesimtarët).
15. Ndërsa për ata të cilët besuan (në Njësinë e Allahut) dhe që punuan mirësi e drejtësi, të këtillët do të bëhen të gëzojnë jetën e lartë e të pasosur në Kopshtet e Kënaqësisë (në Xhennet).
16. Dhe sa për ata të cilët mohuan dhe përgënjeshtruan Ajetet Tona (provat, shenjat, dëshmitë, shpalljet Tona) dhe Takimin në Jetën e Pastajme, - të këtillët do të sillen në ndëshkim (në Xhehenem).
17. Lavdëroni lart pra Allahun (O besimtarë, mbi gjithçka që ia mveshin Atij mosbesimtarët) kur çoheni në mbrëmje (për falje të Magrebit dhe të Ishasë - faljet e mbrëmjes dhe të darkës) dhe kur të ngriheni në mëngjes.
18. Dhe të Atij janë të gjitha lavdërimet dhe falënderimet në qiej dhe në tokë; dhe (lavdëroni lart Atë) pasdite (falja e Asrit - e mbasditës) dhe kur të hyni në kohën kur merr dielli (falja e Dhuhrit - e drekës). (Ibn Abbasi thotë: "Këto janë pesë faljet e detyruara në grup të përmendura në Kur'an.") (Tefsir At-Tabari).
19. Ai nxjerr të gjallën nga e vdekura dhe nxjerr të vdekurën nga e gjalla. Dhe Ai e ringjall tokën pas vdekjes së saj. Dhe kësisoj ju do të nxirreni (prej saj të ringjallur).
20. Dhe nga Treguesit e Tij është ky, se Ai ju krijoi ju (fillimisht Ademin) prej dheu, pastaj (Havanë prej Ademit, pastaj pasardhësit e tyre nga Nutfah - bashkimi i vezëve mashkullore me ato femërore dhe), - ja! Qenie njerëzore të shpërndara gjithandej!
21. Dhe nga Treguesit e Tij është se Ai krijoi nga vetë lloji juaj palën (gratë) në mesin tuaj, që ju të mund të gjeni prehje tek ato dhe Ai vendosi mes jush dhëmbshuri e mëshirë. Vërtet që në të ka tregues të qartë për popullin që e vret mendjen.
22. Dhe nga Treguesit e Tij është krijimi i qiejve dhe i tokës dhe dallimi i gjuhëve dhe i ngjyrave tuaja. Vërtet që në të ka tregues të qartë për njerëzit me dije të shëndoshë.
23. Dhe nga Treguesit e Tij është gjumi juaj natën dhe ditën edhe kërkimi prej jush i Begative të Tij. Vërtet që në të ka tregues të qartë për popullin që dëgjon.
24. Dhe nga Treguesit e Tij është se Ai ju tregon juve shkrepëtimën e rrufesë, me frikë e me shpresë (për ju) dhe Ai zbret ujë nga qielli dhe me anë të tij Ai e ringjall tokën pas vdekjes së saj. Vërtet që në të ka tregues të qartë për popullin që kupton.
25. Dhe nga Treguesit e Tij është se qielli dhe toka qëndrojnë me Urdhërin e Tij dhe më pas, kur Ai t'ju thërret ju me një thirrje, kur ç'të shohësh! Ju do të dilni nga toka (nga varret tuaj për llogari e shpërblim).
26. Dhe të Tij janë gjithkush që është në qiej dhe në tokë. Të gjithë janë të bindur ndaj Tij.
27. Është Ai i Cili e fillon krijimin, pastaj do ta përsërisë atë (pasi të jetë shuar) dhe kjo është shumë e lehtë për Të. Atij i takon përshkrimi më i lartë (askush nuk ka të drejtë të adhurohet përveç Tij dhe asgjë nuk është e krahasueshme me Të) në qiej dhe tokë. Dhe Ai është i Gjithëfuqishmi, më i Urti Gjithëgjykues.
28. Ai ju sjell shembuj juve nga vet vetja juaj. A keni të barabartë nga ata të cilët ju kap dora e djathtë (robërit tuaj) që t'i keni të barabartë në pasurinë që Ne ju kemi dhuruar juve? Që keni frikë (prej tyre) sa keni frikë njëri-tjetrin? Kësisoj i shpjegojmë Ne treguesit me imtësi për popullin që kupton.

29. Jo! Por ata që bëjnë të këqia, ndjekin vetëm dëshirat e tyre pa asnjë dije. Atëherë pra, kush do ta udhëzojë atë të cilin e ka humbur Allahu? Dhe për të këtillët nuk do të ketë asnjë ndihmues.
30. Kështu drejto fytyrën tënde ti (O Muhammed) drejt Besimit të Pastër Islam në një Zot të Vetëm, El-Hanifa (mosadhurimi i asgjëje veç Allahut Një e të Vetëm), Fitratell-llahi (Islamin e Pastër të Allahut) me të cilin Ai ka krijuar njerëzimin. Le të mos ketë asnjë ndryshim në Khalkil-lah (në Fenë e Allahut, në Rrugën e Allahut, në Besimin e Pastër Islam në Një Zot të Vetëm). Kjo është feja e drejtë, por shumica e njerëzve nuk e dinë. (Tefsir At-Tabari).
31. Vazhdoni t'i ktheheni vetëm Atij me pendim dhe kijeni frikë Atë e plotësoni detyrimin ndaj Tij; dhe kryeni faljen e rregullt të përcaktuar ditore (Ekimus-Salat) dhe të mos jeni prej Mushrikunëve (mohues të Njësisë së Allahut, që i vënë shokë Allahut),
32. Nga ata të cilët e shpërbënë fenë e tyre (të cilët e lanë Islamin e Vërtetë) dhe u bënë degëzime më vete (duke sjellë Bid'ate - risi e rishikime të fesë së pastër e të vërtetë duke e përzier me gjëra jofetare si dhe duke ndjekur dëshirat e tyre boshe), secila degë duke u kënaqur me të veten.
33. Dhe kur njerëzimin e godet fatkeqësi, ata i thërrasin me gjithë zemër vetëm Zotit të tyre (Allahut), duke iu drejtuar Atij me pendim, por kur Ai u dhuron të shijojnë nga Mëshira e Tij, kur ç'të shohësh, një palë e tyre në adhurimin e tyre vënë shokë me Zotin e tyre;
34. Për të qenë mosmirënjohës për mirësitë të cilat Ne ua dhuruam. Gëzoni atëherë (jetën e shkurtër), por do ta mësoni (ç'marrëzi keni bërë).
35. Apo mos u kemi zbritur Ne atyre ndonjë fakt të tillë ku të mbështeten (një Libër) që t'u flasë për ato gjëra të cilat ata ia kanë mveshur e përshkruar Atij?
36. Dhe kur Ne e bëjmë njerëzimin të shijojë nga përkujtimi, ata gëzohen nga kjo, por kur u bie ndonjë e keqe për shkak të asaj (veprave të liga e gjynaheve) që duart e tyre vetë i përgatitën, kur ç'të shohësh! Ata janë në dëshpërim të thellë!
37. A nuk e shohin ata se Allahu e shton Rizkun (furnizimin e mirësitë) për kë Ai do dhe e pakëson (për kë Ai do). Vërtet që në këtë ka tregues për popullin që beson.
38. Jepni pra, farefisit (hakun) atë që u takon, edhe El-Miskin (të varfrit), edhe udhëtarit. Kjo është më e mira për ata që kërkojnë Fytyrën e Allahut dhe mu këta janë të fituarit.
39. Ndërsa atë që e jepni si dhuratë me mendjen që ajo mund t'jua shtojë (pasurinë duke pritur t'ju kthehet një dhuratë më e mirë) nga pasuria e njerëzve të tjerë, - nuk ka shtesë tek Allahu, kurse ajo që e jepni si Zekat (Sadaka - lëmoshë e bamirësi) duke kërkuar Fytyrën e Allahut, mu këta janë që do të kenë rritje shumëfish. (Tefsir Ibn Kethir).
40. Allahu është Ai i Cili ju krijoi ju, pastaj ju siguroi ushqimin, pastaj do t'ju bëjë të vdisni, pastaj (përsëri) do t'ju japë juve jetë (Ditën e Ringjalljes). A ka ndonjë nga (të ashtuquajturit prej jush) shokë e të barabartë (me Allahun) që bën ndonjë vepër të këtillë? Lavdi i qoftë Atij! Dhe i Lartë qoftë Ai mbi gjithçka që ata ia mveshin!
41. Fesadi (poshtërsitë, shkatërrimi, mosbindja ndaj Allahut, mëkatet) ka dalë hapur në tokë e në det, i merituar për çfarë bënë e fituan vetë duart e njerëzve, që Allahu të mund t'i bëjë ata të shijojnë një pjesë të asaj që kanë punuar, me qëllim që ata të mund të kthehen (me pendim nga Allahu dhe të kërkojnë Faljen e Tij).
42. Thuaju (O Muhammed): "Udhëtoni nëpër tokë dhe shihni cili ishte fundi i atyre përpara (jush)? Shumica e tyre ishin Mushrikunë (mohues të Njësisë së Allahut, politeistë, mosbesimtarë)."
43. Kështu ti (O Muhammed) vëre fytyrën tënde (me bindje e përkushtim të Allahut) në fenë e drejtë e të vërtetë (Islamit), para se të vijë nga Allahu një Ditë të cilën askush nuk mund ta shmangë. Atë Ditë njerëzit do të ndahen (në dy pjesë: një në Xhennet dhe një në Xhehenem).
44. Kushdo që nuk beson, do të vuajë nga mosbesimi i tij dhe kushdo që punon mirësi e drejtësi (në Besimin e Pastër Islam), atëherë këta do të përgatisin një vend të mirë (në Xhennet) për veten e tyre (dhe do të shpëtohen nga Allahu prej Ndëshkimit të Tij).
45. Që Ai të mund t'i shpërblejë ata që besojnë (në Njësinë e Allahut, në Islam) dhe që punojnë mirësi e drejtësi nga Begatitë e Tij. Vërtet që Ai nuk i do mosbesimtarët.
46. Dhe nga Treguesit e Tij është se Ai dërgon erërat si lajmëtare përgëzuese duke ju dhënë juve shijen e Mëshirës së Tij (shiun), që anijet të mund të lundrojnë me Vullnetin e Tij dhe që ju të mund të kërkoni Begatitë e Tij dhe me qëllim që ju të mund të falënderoni.
47. Dhe vërtet që Ne çuam të Dërguar para teje (O Muhammed) te popujt e tyre. Ata shkuan tek ata (popuj) me prova të qarta, pastaj Ne u hakmorrëm mbi ata të cilët kaluan në krime (mosbesim, vënia shokë Allahut, krime e mëkate të tjera), ndërsa për besimtarët ishte si detyrë për Ne që t'i ndihmonim.

48. Allahu është Ai i Cili dërgon erërat dhe ato ngrenë re dhe i shpërndajnë në qiell ashtu siç (urdhëron e) do Ai, pastaj i thërrmon në grimca derisa ju shihni pika shiu të dalin nga thellësia e tyre! Pastaj kur Ai ka bërë që ato të bien mbi kë do Ai nga robët e Vet, kur ja! Ata gëzohen pa masë!
49. Dhe vërtet para tij (shiut), mu para se të ishte dërguar mbi ta, ata ishin thellë të dëshpëruar!
50. Shihni pra te gjurmët e Mëshirës së Allahut, se si Ai ringjall tokën pas vdekjes së saj. S'ka dyshim se (Allahu i Cili ringjalli tokën pas vdekjes së saj) do të ngrejë me siguri të vdekurit (Ditën e Ringjalljes) dhe Ai është i Zoti për të bërë çdo gjë.
51. Dhe nëse Ne dërgojmë një erë (e cila do t'a prishte gjelbërimin e fushën me bereqet që u rrit nga shiu i parë) dhe ta shohin (fushën me bereqet) të zverdhuar (e të tharë), shikoji! Ata (pasi qenë të gëzuar), do të bëheshin mosfalënderues (ndaj Zotit të tyre, Allahut) si mosbesimtarë. (Tefsir At-Tabari).
52. Kështu ti (Muhammed) sigurisht që nuk mund t'i bësh të vdekurit të dëgjojnë (d.m.th. mosbesimtarët), as nuk mund t'i bësh shurdhët të dëgjojnë thirrjen, kur ata kthejnë shpinën duke ikur.
53. Dhe ti (Muhammed) nuk mund të udhëzosh të verbërit nga humbja e tyre: ti mund të bësh të dëgjojnë vetëm ata që besojnë në Ajetet Tona (provat, shenjat, dëshmitë, shpalljet Tona) dhe që janë Muslimanë (të nënshtruar ndaj Vullnetit të Allahut).
54. Allahu është Ai i Cili ju krijoi ju (në një gjendje) të dobët, pastaj ju dha forcë pas dobësisë, pastaj pas fuqisë ju dha dobësi dhe flokë të thinjur. Ai krijon çfarë do Ai dhe Ai është i Gjithëdituri, i Zoti për të bërë çdo gjë.
55. Dhe Ditën kur do të vendoset Ora (Çasti i Fundit), Muxhrimunët (politeistët, mosbesimtarët, kriminelët, mëkatarët) do të betohen se ata nuk qëndruan (në këtë botë) veçse një orë (çast), kështu ata veçse qenë gënjyer (e larguar nga e vërteta).
56. Ndërsa ata të cilëve u qe dhënë dija e besimi, do të thonë: "Ju me të vërtetë qëndruat sipas Urdhërit (Librit) të Allahut deri në Ditën e Ringjalljes, kështu pra, kjo është Dita e Ringjalljes, por ju ishit që nuk e dinit."
57. Kështu pra, atë Ditë asnjë shfajësim i tyre nuk do t'u vlejë atyre që bënë padrejtësi (duke i vënë shokë Allahut, duke mos besuar në Ditën e Ringjalljes), as nuk do të lejohen të kthehen (pastaj) për të kërkuar të fitojnë Kënaqësinë e Allahut.
58. Dhe sigurisht që Ne kemi paraqitur për njerëzimin në këtë Kur'an çdo lloj përngjasimi. Por nëse ti (O Muhammed) u sjell atyre çdo tregues a provë (si vërtetim për të vërtetën si i Dërguari i Allahut), është e sigurt se mosbesimtarët do t'u thonë (besimtarëve): "Ju nuk ndiqni gjë veçse mashtrim e magji."
59. Kësisoj Allahu i vulos zemrat e atyre që nuk dinë (e nuk kuptojnë për Njësinë e Allahut, që nuk vrasin mendjen të kuptojnë treguesit e vërtetë që i solli Muhammedi a.s. mes tyre për Allahun, për Fenë e Tij).
60. Bën durim pra (O Muhammed). Vërtet që Premtimi i Allahut është i vërtetë dhe i merituar dhe le të mos shkurarojnë ty ata që nuk kanë besim të qëndrueshëm në vetveten e tyre nga qëndrimi yt në njoftimin e Mesazhit të Allahut (të cilin ti je i detyruar ta përhapësh).

# Lukman

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

1. Elif, Lam, Mim.
2. Këto janë Vargjet e Librit të Urtë (Kur'anit).
3. Udhëzues dhe mëshirë përkujtimi për Muhsinunët (mirëpunuesit në Rrugën e Allahut).
4. Ata që kryejnë faljen e përcaktuar ditore (Ikametus-Salat) dhe japin Zekatin (detyrimin e përcaktuar mbi pasurinë) dhe që kanë besim të vendosur në Jetën e Pastajme.
5. Këta janë në udhëzim nga Zoti i tyre dhe këta janë të fituarit.
6. Dhe nga njerëzit është ai që blen (përkushtohet në veprimtari) tregime boshe (lojë, dëfrim, filma, muzikë) për të gabuar (njerëzit) nga Rruga e Allahut pa asnjë dije dhe e merr atë (Rrugën e Allahut, Kur'anin, Islamin) me synimin për t'u tallur. Për të tillët do të ketë ndëshkim poshtërues (në Zjarr).
7. Dhe kur i lexohen ndonjë të këtilli Vargjet Tona (të Kur'anit), ai kthen shpinën me krenari e mospërfillje sikur nuk i dëgjoi, sikur t'i kishte veshët e zënë. Bëni të njohur atij pra, ndëshkim të dhimbshëm.

8. Vërtet se ata që besojnë dhe që punojnë mirësi e drejtësi, mu për këta janë Kopshtet e Kënaqësisë së Xhennetit,
9. Për të banuar ndër ta. Është Premtim i Allahut me të vërtetë dhe Ai është i Gjithëfuqishmi, më i Urti Gjithëgjykues.
10. Ai ka krijuar qiejt pa shtylla mbështetëse që t'i shihni dhe ka ngulitur në tokë male që të qëndrojnë fort, se përndryshe ajo do të dridhej bashkë me ju. Dhe Ai ka shpërndarë nëpër të gjallesa të çdo lloji. Dhe Ne dërgojmë ujë nga qielli dhe Ne bëjmë të rriten në të gjithfarë lloje bimësh të vlefshme.
11. Ky është krijimi i Allahut. Më tregoni pra Mua ç'farë kanë krijuar ata (të cilët ju i adhuroni) në vend a përkrah Tij. Por vërtet Dhalimunët (politeistët, keqbërësit, mohuesit) janë në gabim të qartë.
12. Dhe me të vërtetë që Ne i dhuruam Lukmanit El-Hikmeh (urtësinë dhe dhuntinë e dijes mbi Fenë e Allahut, gjykimin e drejtë) duke i thënë: "Falëndero Allahun," dhe kushdo që falënderon, ai falënderon për veten e tij (për të mirën e vet). Dhe kushdo që nuk është falënderues, atëherë sigurisht që Allahu është më i Pasuri (i Lirë nga çdo nevojë), Zotëruesi i të gjitha lavdërimeve.
13. Dhe (kujto) kur Lukmani i tha birit të vet kur po e këshillonte: "O biri im! Mos bashko të tjerë në adhurim me Allahun. Vërtet që bashkimi i të tjerëve në adhurim me Allahun është Dhulm (padrejtësi, gabim) i madh (më i madhi)."
14. Dhe Ne kemi kërkuar nga njeriu (të jetë i përkushtuar e i dëgjueshëm) ndaj prindërve të tij. Nëna e tij e mbarti atë me mundime pas mundimesh e vështirësi pas vështirësish dhe dhënia e gjirit është dy vjet - më falënderoni Mua dhe prindërit e tu, - tek Unë është kthimi i fundit.
15. Por nëse ata të dy përpiqen me ty, që ti të bashkosh në të adhuruarit vetëm Mua të tjerë për të cilët ti nuk ke asnjë dije, atëherë mos iu bind atyre, por sillu me ta në dynja me dashamirësi dhe ndiq rrugën e atij i cili më kthehet Mua me pendim dhe nënshtrim. Pastaj tek Unë do të jetë kthimi juaj dhe Unë do t'ju tregoj çfarë keni punuar.
16. O biri im! Sikur të jetë (ndonjë gjë) sa një thërrmi e farës së mustardës dhe sikur ajo të jetë në thellësi të një shkëmbi, ose në qiej, ose në tokë, Allahu do ta sjell atë. Vërtet që Allahu është më i Mprehti (me Dije deri në imtësi të çdo gjëje), i Mirënjohur (me Dije të thellë për çdo imtësi).
17. O biri im! Ekim-is-Salat (fale rregullisht namazin e përcaktuar), urdhëro (njerëzit për) El-Ma'ruf (Islamin, të drejtën) dhe ndaloji nga El-Munkeri (mosbesimi në Allahun, politeizmi i çdo lloji dhe çdo e keqe) si dhe bën durim për çfarëdo që të bie e të ndodh. Vërtet që këto janë disa nga detyrimet e rëndësishme (të urdhëruara nga Allahu).
18. Dhe mos e kthe fytyrën mënjanë me kryelartësi nga njerëzit dhe as mos ec nëpër tokë duke fyer e mospërfillur (të tjerët). Vërtet që Allahu nuk do çfarëdo arroganti e mburraveci qoftë.
19. Dhe ji i përmbajtur (e mos trego fyerje) në ecje dhe ule zërin. Vërtet se më i ashpri zë, është pëllitja e gomarëve."
20. A nuk e sheh (o njeri) se Allahu jua ka nënshtruar juve gjithçka është në qiej dhe gjithçka është në tokë dhe ka plotësuar Mirësitë e Tij mbi ju të dukshme (Islamin, ligjet e tij, kënaqësitë e lejuara të dynjasë, shëndetin, pamjen etj) e të padukshme (Besimin tek Allahu, dijen, urtësinë, kënaqësitë dhe gëzimet në Xhennet në Jetën e Pastajme)? Por nga njerëzit është edhe ai i cili kundërshton e vë dyshime për Allahun pa asnjë dije, ose udhëzues, ose ndonjë Libër që ta ndriçojë!
21. Dhe kur atyre u thuhet: "Ndiqni atë që ka zbritur Allahu", ata thonë: "Jo! Do të ndjekim atë që gjetëm te baballarët tanë." (A do të bënin kështu) edhe sikur shejtani t'i ftonte ata në ndëshkimin flakërues (të Zjarrit)?
22. Dhe kushdo që ia nënshtron fytyrën (vetveten) e tij Allahut duke qenë Muhsin (mirëpunues), atëherë ai ka kapur mbajtësin më të sigurt (Fjalën: La ilahe il-lallah). Dhe tek Allahu është përfundimi për gjykim i të gjitha çështjeve.
23. Dhe le të mos të dëshpërojë ty (O Muhammed) mosbesimi i kujdo qoftë. Tek Ne është kthimi i tyre dhe Ne do t'i njoftojmë ata për gjithçka që kanë bërë. Vërtet që Allahu është i Gjithëdituri për çfarë gjindet në gjokse (të njerëzve).
24. Ne i lëmë ata të kënaqen për pak kohë, pastaj në fund Ne do t'i dërgojmë ata (të hyjnë) në ndëshkim të rëndë (të pandërprerë).

25. Dhe nëse ti i pyet ata: “Kush i ka krijuar qiejt dhe tokën”, me siguri do të përgjigjen: “Allahu”. Thuaju: “Gjithë lavdërimet dhe falënderimet janë për Allahun!” Por shumica e tyre nuk e dinë.
26. Të Allahut janë gjithë ç’është në qiej dhe në tokë. Me të vërtetë që Allahu, Ai është më i Pasuri (i Lirë nga çdo nevojë), i Denjë për të gjitha lavdërimet.
27. Dhe sikur të gjitha pemët në tokë të ishin pena dhe deti (botëror të ishte bojë për të shkruar) me shtatë dete (të tjerë) pas tij për t’iu shtuar atij, prapëseprapë Fjalët e Allahut nuk do të shterronin. Me të vërtetë Allahu është i Gjithëfuqishëm, më i Urti Gjithëgjykues.
28. Krijimi i ju të gjithëve dhe ringjallja e ju të gjithëve janë si (krijimi dhe ringjallja) e një njeriu të vetëm. Vërtet që Allahu është Gjithëdëgjues, Gjithëvëzhgues.
29. A nuk e sheh se Allahu ndërfut natën te dita (e shkurton natën dhe e zgjat ditën) dhe e ndërfut ditën te nata (e shkurton ditën dhe e zgjat natën), dhe ka nënshtruar diellin dhe hënën secili duke ndjekur rrugën e vet deri në një afat të përcaktuar, dhe se Allahu është i Mirënjohur për gjithçka që bëni?
30. Kjo ngaqë Allahu, Ai është i Merituari, Ai është i Vërteti dhe gjithçka që ata lusin në vend të Allahut ose përkrah Tij është Batil (e rreme, e humbur, e kotë); dhe se vërtet Allahu, Ai është më i Larti, më i Madhi.
31. A nuk e sheh se anijet lundrojnë në det me Mirësinë e Allahut që Ai të mund t’ju tregojë nga Shenjat e Tij? Vërtet që këtu ka shenja treguese për çdo durimtar e falënderues.
32. Dhe kur ata i mbulon vala si hije (si re ose malet e ujit që ngrihen mbi ta), ata lusin Allahun, duke iu lutur tërësisht me gjithë përkushtimin vetëm Atij, por kur Ai i nxjerr ata shëndoshë e mirë në tokë, ka disa prej tyre të cilët ndalen në mes, ndërmjet (Besimit dhe mosbesimit). Por askush nuk i mohon Ajetet Tona (provat, shenjat, treguesit), përveç çdo të pabesi mosmirënjohës.
33. O njerëz! Kini frikë Zotin tuaj dhe t’i frikësoheni një Dite kur asnjë baba nuk mund t’i vlejë qoftë edhe një grimë birit të vet; as edhe biri nuk mund t’i vlejë qoftë edhe një grimë babait të tij. Vërtet që Premtimi i Allahut është i vërtetë, atëherë le të mos ju mashtrojë kjo jetë e dynjasë, as të mos ju mashtrojë i pari i mashtruesve (shejtani) ndaj Allahut.
34. Vërtet që Allahu! Vetëm tek Ai është dija e Orës (e Çastit të Fundit, Kijametit); Ai zbret shiun dhe di se çfarë ka në mitra. Askush nuk e di se ç’do të fitojë e ç’do t’i ndodhë nesër dhe askush nuk e di se në ç’tokë (ç’vend) do të vdesë. Me të vërtetë që Allahu është i Gjithëditur, i Mirënjohur (për çdo gjë).

## Es Sexhde – Adhurimi

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

1. Elif, Lam, Mim.
2. Shpallja e Librit (Kur’anit) është nga Zoti i Aleminit (i gjithësisë dhe i gjithçkaje që gjindet në të, Zoti i njerëzve dhe i xhindeve), në të cilin nuk ka kurrfarë dyshimi!
3. Apo mos thonë: “Ai (Muhammedi a.s.) e ka thurur e trilluar atë?” Përkundrazi, është e vërteta nga Zoti yt, që ti të mund të këshillosh një popull tek i cili nuk ka ardhur asnjë këshillues para teje, me qëllim që ata të mund të udhëzohen.
4. Allahu është Ai i Cili ka krijuar qiejt dhe tokën dhe gjithçka që ndodhet ndërmjet tyre në Gjashtë Ditë. Pastaj Ai Isteva (u ngrit lartë dhe qëndroi mbi) Arsh (në Fronin e Tij Madhështor, vërtet ashtu siç i shkon Madhështisë së Tij). Ju (o njerëz) nuk keni askënd tjetër përveç Atij si Vali (mbrojtës e ndihmues), as edhe ndërmjetësues. A nuk do të përkujtoni, pra?
5. Ai rregullon çdo çështje nga qiejt në tokë, pastaj ajo (çështje) do të shkojë lart tek Ai në një Ditë, gjatësia e së cilës është sa një mijë vjet në llogarinë tuaj (llogaria e kohës tash në këtë botë).
6. I tillë është Ai, i Gjithëdituri i të padukshmes (të fshehtës) dhe të dukshmes, i Gjithëfuqishmi, Mëshirëploti.
7. I Cili përsosi çdo gjë që Ai krijoi dhe Ai e filloi krijimin e njeriut nga balta.
8. Pastaj Ai solli pasardhësit e tij nga esenca e një lëngu të përçmuar.
9. Pastaj Ai e formësoi atë në përmasa e madhësinë e duhur dhe i fryu atij shpirtin (e krijuar për atë njeri). Dhe ju solli juve të dëgjuarit, të shikuarit dhe zemrat. Sa pak që falënderoni!
10. Dhe thonë: “Kur të jemi (të vdekur e) të humbur në tokë, a vërtet do të ribëhemi nga e para?” Përkundrazi, ata në të vërtetë mohojnë Takimin me Zotin e tyre!
11. Thuaju: “Meleku i vdekjes i cili është vënë mbi ju, do t’jua merr shpirtrat, pastaj do të ktheheni te Zoti juaj.”

12. Dhe veç sikur të shihje kur Muxhrimunët (kriminelët, mëkatarët, mosbesimtarët) të varin kokat para Zotit të tyre (duke thënë): "Zoti ynë! Tash pamë dhe dëgjuam, na kthe pra përsëri (në dynja), do të bëjmë mirësi e drejtësi. Me të vërtetë që tash ne besojmë me bindje të plotë."
13. Dhe sikur të kishim dashur Ne, sigurisht që Ne do t'i kishim dhënë çdo njeriu udhëzimin e tij, por u vendos e do të vërtetohet Fjala Ime (për keqbërësit) se Unë do ta mbush Xhehenemin me xhinde e njerëz bashkë.
14. Shijoni atëherë ju (vuajtjet e zjarrit) për harresën tuaj të Takimit në këtë Ditën tuaj dhe me siguri edhe Ne do t'ju harrojmë ju (duke u lënë në dënim). Dhe shijoni pra ju vuajtjet e përhershme për çfarë ju punuat.
15. Vetëm ata besojnë në Ajetet Tona (provat, shenjat, shpalljet), të cilët kur u kujtohen atyre ato, lëshohen me fytyrë në sexhde dhe lartësojnë Lavditë e Zotit të tyre dhe ata nuk janë kryelartë.
16. Anët e shtatit të tyre braktisin shtratin për të lutur Zotin e tyre në frikë e shpresë; ata shpenzojnë (në mirësi e për Çështjen e Allahut) nga ato (begati) të cilat ua kemi dhuruar Ne.
17. Askush nuk e di se çfarë është ruajtur për ta nga kënaqësitë e syrit si shpërblim për çfarë ata punuan.
18. A është atëherë ai i cili është besimtar, si ai i cili është Fasik (mosbesimtar, i pabindur ndaj Allahut, i lig)? Aspak nuk janë njësoj.
19. Sa për ata që besojnë (në Allahun Një, në Islam) dhe punojnë mirësi e drejtësi, për ata janë Kopshtet e Begatë të Xhennetit si shpërblim i tyre për çfarë ata punuan.
20. Dhe sa për ata që janë Fasikunë (mosbesimtarë, të pabindur ndaj Allahut, të lig), vendbanimi i tyre do të jetë Zjarri. Sa herë që do të duan të dalin që andej, do të kthehen përsëri aty dhe do t'u thuhet: "Shijoni ndëshkimin e Zjarrit të cilin ju gjithnjë e mohuat."
21. Dhe sigurisht që Ne do t'i bëjmë ata të shijojnë edhe nga ndëshkimi i afërt (në këtë jetë) para ndëshkimit të madh (në Jetën e Pasosur), me qëllim që ata mbase (pendohen e) kthehen (tek e vërteta, e pranojnë Islamin).
22. Dhe kush bën padrejtësi më të madhe se ai të cilit i kujtohen Ajetet e Zotit të tij (provat, shenjat, treguesit, shpalljet e Allahut, Zotit të tij të Vërtetë) dhe pastaj u kthen shpinën atyre? Sigurisht që Ne do të marrim shpagim nga Muxhrimunët (kriminelët, mosbesimtarët, mëkatarët).
23. Dhe vërtet që Ne i dhamë Musait Librin (Teuratin), kështu që mos dysho në takimin me të (takimin me Musain gjatë natës El-Isra dhe El-Miraxh në qiej). Dhe Ne e patëm bërë atë (Teuratin) udhëzim për Bijtë e Israilit.
24. Dhe Ne bëmë nga mesi i tyre prijës duke udhëzuar nën Urdhërin Tonë kur qenë të duruar dhe gjithnjë besuan me vendosmëri në Ajetet Tona (provat, shenjat, shpalljet Tona).
25. Sigurisht që Zoti yt është Ai i Cili do të gjykojë mes tyre Ditën e Ringjalljes, në lidhje me çfarë ata ndryshuan e ishin në kundërshtim me njëri-tjetrin.
26. A nuk shërben si mësim e udhëzim për ta se sa breza kemi shkatërruar Ne para tyre në vendbanimet e të cilëve ata ecin e sillen? Vërtetë që aty ka tregues. A nuk do të dëgjojnë, pra?
27. A nuk kanë parë ata se si Ne e drejtojmë ujin (retë e shiut) drejt tokës së thatë pa bimësi dhe që andej rrisim bimësi e cila sjell ushqim për bagëtitë e tyre dhe për vetë ata? A nuk do të shohin, pra?
28. Dhe thonë: "Kur do të jetë ky El-Fet'h (vendimi mes nesh dhe jush, Dita e Llogarisë) nëse jeni që flisni të vërtetën?"
29. Thuaju: "Ditën e Fet'hit (Vendimit) asnjë përfitim nuk do t'u sjellë atyre që mohojnë, nëse (atëherë) do të besojnë! As nuk do t'u jepet më afat."
30. Largohu pra prej tyre dhe prit; vërtet se (edhe) ata po presin.

## El Ahzab - Lidhja e madhe

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

1. O Pejgamber! Ki frikë vetëm Allahun dhe plotëso detyrimin ndaj Tij, e mos ua vër veshin mosbesimtarëve dhe Munafikëve (hipokritëve me dy fytyra). Vërtet që Allahu është gjithnjë i Gjithëdituri, më i Urti Gjithëgjykues.
2. Dhe ndiq atë që të është frymëzuar ty nga Zoti yt. Vërtet që Allahu është gjithnjë i Mirënjohur për gjithçka që ju bëni.
3. Dhe mbështetu vetëm tek Allahu; dhe mëse i Mjaftueshëm është Allahu si Vekil (Rregullues i të gjitha punëve).

4. Allahu nuk ka sjellë për ndonjë njeri dy zemra në trupin e tij, as nuk i ka bërë Ai bashkëshortet tuaja të cilat ju i shpallni si të janë për ju si shpina e nënave tuaja, nëna tuaja të vërteta (Ez-Zihar - thënie për bashkëshorten: "Ti je për mua si shpina e nënës sime" - me qëllim që të largohen nga marradhëniet me bashkëshorten), as nuk i ka bërë Ai për ju bij të vërtetë fëmijët tuaj të adaptuar. Kjo është vetëm fjalë e juaj në gojën tuaj. Por Allahu thotë të vërtetën dhe Ai udhëzon në Udhë (të Drejtë).
5. I thirrni ata (fëmijët e adaptuar) në baballarët e të tyre të vërtetë, kjo është më e drejtë tek Allahu. Por nëse nuk i njihni baballarët e tyre, i thirrni ata vëllezër të një besimi dhe Mevalikum (robërit tuaj të liruar) dhe nuk përbën gjynah për ju në lidhje me gabimin e bërë për këtë çështje, por çfarë vlen është qëllimi i zemrave tuaja. Dhe Allahu është vazhdimisht Falës i Madh, kurdoherë Mëshirëplotë.
6. Pejgamberi është më afër besimtarëve se sa vetë ata me vetveten, dhe bashkëshortet e tij janë nënat e tyre (nënat e besimtarëve dhe nuk u lejohet martesa me to). Lidhjet e gjakut mes njëri-tjetrit janë lidhje më të ngushta vetjake në Ligjin e Allahut (në lidhje me trashëgiminë), se sa vëllazërimi i besimtarëve dhe Muhaxhirunëve (të shpërngulurve nga Meka), përveç asaj që ju tregoni mirësi ndaj vëllezërve. Kjo është shkruar në Ligjin (në Librin e Allahut - El-Leuh El-Mahfudh).
7. Dhe (përkujto) kur Ne morëm nga Pejgamberët besën e tyre dhe prej teje (O Muhammed), edhe prej Nuhut, Ibrahimit, Musait dhe Isait - birit të Merjemes. Ne morëm prej tyre besë të fortë.
8. Që Ai të mund t'i pyes të besueshmit (të Dërguarit dhe Pejgamberët e Vet) për të vërtetën e tyre (për njoftimin e Mesazhit të Allahut me të cilin ata qenë ngarkuar). Dhe Ai ka përgatitur për mosbesimtarët dënim të dhimbshëm (Xhehenemin).
9. O ju që keni besuar! Përkujtoni Mirësinë e Allahut mbi ju, kur erdhën kundër jush ushtri (të mëdha) dhe Ne dërguam kundër tyre erë dhe forca që ju nuk i shihnit dot (melekë të dërguar nga Allahu në luftën e "Lidhjes së Madhe" kur u bashkuan forca të mëdha nga i gjithë Gadishulli Arab kundër muslimanëve në Medine). Dhe Allahu është kurdoherë Gjithëvëzhgues për gjithçka që ju bëni.
10. Kur ata u erdhën juve edhe prej së larti edhe prej së poshti, dhe kur sytë u egërsuan dhe zemrat u erdhën te goja, dhe ju sajonit mendime të dyshimta për Allahun.
11. Atje besimtarët u sprovuan dhe u shkundën nga një tronditje e madhe.
12. Dhe ja! Kur hipokritët dhe ata në zemrat e të cilëve ka sëmundje (dyshimi), thanë: "Allahu dhe i Dërguari i Tij, nuk na premtuan asgjë veçse shpresa të kota!"
13. Dhe kur një palë prej tyre tha: "O populli i Jathribit (Medines)! Nuk mund të ketë qëndresë për ju (ndaj armikut), prandaj kthehuni prapa!" Dhe një parti prej tyre kërkojnë leje nga Pejgamberi, duke i thënë: "Me të vërtetë që shtëpitë tona janë të pambrojtura." Dhe ato nuk janë të pambrojtura, veçse ata deshën t'ia mbathnin.
14. Dhe sikur armiku të kishte hyrë nga të gjitha anët mbi ta (në Medine) dhe ata të ishin nxitur për Fitneh (të braktisnin Islamin e të kthehen në politeizëm), ata me siguri që do ta bënin këtë dhe për pasojë nuk do të ngurronin veçse fare pak (do të jepeshin me lehtësi).
15. Dhe ata ishin që i patën dhënë besën Allahut më parë se nuk do të kthehen prapa, dhe besëlidhjes me Allahun i duhet përgjigjur.
16. Thuaju (atyre që duan të ikin prej jush): "Arratia nuk do t'ju sjellë dobi nëse ikni prej vdekjes ose vrasjes. Ju pas kësaj nuk do të gëzoheni veçse fare pak kohë!"
17. Thuaju: "Kush është ai i cili mund t'ju mbrojë ju nga Allahu, nëse Ai don t'ju ndëshkojë apo të tregojë mëshirë për ju?" Dhe ata nuk do të gjejnë veç Allahut për vetveten ndonjë Vali (mbrojtës, mbështetës) as ndonjë ndihmues.
18. Allahu i njeh mirë (që më parë) ata nga mesi juaj të cilët i ndalojnë (njerëzit) të luftojnë në Çështjen e Allahut, edhe ata të cilët u thonë vëllezërve të tyre: "Ejani tek ne", ndërsa ata vetë nuk shkojnë në luftë, përveç një pakice,
19. Duke qenë koprracë ndaj jush (në ndihmë e në mbështetje në Çështjen e Allahut). Pastaj kur i kap frika, i sheh ata të të vështrojnë ty me sy të zgurdulluar si ai të cilit i sillet rrotull vdekja, por kur u kalon frika, ata do të të sulmojnë me gjuhë të mprehta, koprracë për (të shpenzuar sadopak për ndonjë) të mirë (dhe vetëm lakmues për plaçkë e pasuri). Të këtillët nuk kanë besuar, kështu që Allahu i bën të pavlera veprat e tyre dhe kjo është kurdoherë tepër e lehtë për Allahun.
20. Ata mendojnë se Ahzabet (Lidhja e Madhe e fiseve arabe kundër muslimanëve në Medine) nuk janë tërhequr akoma dhe po të ishte se Ahzabet do të vinin përsëri, ata (hipokritët) do të

dëshironin të ishin në shkretëtirë tek beduinët duke kërkuar ndonjë lajm rreth jush (nga larg); dhe po (të ndodhte që) të ishin mes jush, ata nuk do të luftonin veçse fare pak.
21. Tashmë padyshim që tek i Dërguari i Allahut (Muhammedi a.s.) ju keni një shembull mjaft të mirë për ta ndjekur, për atë që shpreson në (Takimin me) Allahun dhe në Ditën e Fundit dhe që e kujton Allahun shumë.
22. Dhe kur besimtarët i panë Ahzabet, thanë: "Kjo është ajo që Allahu dhe i Dërguari i Tij na kishin premtuar, e Allahu dhe i Dërguari i Tij kanë folur të vërtetën." Dhe kjo vetëm ua shtoi besimin dhe nënshtrimin (ndaj Allahut).
23. Nga besimtarët ka burra që e mbajtën me të vërtetë besën e dhënë Allahut (dolën në Xhihad – në luftën për Çështjen e Allahut), prej tyre disa e plotësuan detyrimin (ranë martirë) dhe disa po presin akoma, por ata nuk e kanë ndryshuar aspak vendosmërinë (në besën e dhënë Allahut).
24. Që Allahu t'i shpërblejë burrat e së vërtetës për vërtetësinë e tyre (për durimin në përmbushjen e besës së dhënë Allahut) dhe hipokritët t'i ndëshkojë, nëse Ai do, ose të pranojë pendimin e tyre duke iu kthyer atyre me Mëshirë. Vërtet që Allahu është vazhdimisht Falës i Madh, kurdoherë Mëshirëplotë.
25. Dhe Allahu i përzuri ata që mohuan me atë mllefin e tyre, (dhe) ata nuk përfituan asnjë mirësi (forcim të besimit, dashuri tek Allahu, ose qoftë edhe plaçkë lufte). Allahu u mjaftoi besimtarëve në luftë. Allahu është gjithnjë Fuqiplotë, i Gjithëfuqishëm (për të vendosur Vullnetin e Tij).
26. Edhe ata nga ithtarët e Librave të Parë të cilët i mbështetën ata (idhujtarët e mosbesimtarët), Allahu i rrëzoi nga fortesat e tyre dhe futi tmerr në zemrat e tyre; një pjesë ju i vratë, një pjesë tjetër i morët robër.
27. Dhe Ai bëri që ju të trashëgoni tokat e tyre, edhe shtëpitë e tyre, edhe pasuritë e tyre si dhe një vend të cilin ju nuk e kishit shkelur më parë. Dhe Allahu është gjithnjë i Zoti për të bërë çdo gjë.
28. O Pejgamber! Thuaju bashkëshorteve të tua: "Në qoftë se dëshironi jetën e kësaj bote dhe shkëlqimin e saj, atëherë ejani! Unë do t'ju siguroj jetesën dhe do t'ju lë të lira me bujari (duke u ndarë).
29. Por në qoftë se doni Allahun, të Dërguarin e Tij dhe banesën e Jetës së Pastajme, atëherë vërtetë që Allahu ka përgatitur për El-Muhsinat (mirëpunueset në Rrugë të Allahut) nga mesi juaj shpërblim madhështor."
30. O gratë e Pejgamberit! Cilado nga ju që bën turp (marrëdhënie imorale), ndëshkimi për të do të dyfishohet dhe një gjë e tillë është kurdoherë e lehtë për Allahun.

## Pjesa 22

31. Dhe cilado nga ju që është e bindur ndaj Allahut dhe të Dërguarit të Tij dhe që punon mirësi e drejtësi, Ne do t'i japim asaj shpërblimin e vet dy herë më tepër dhe Ne kemi përgatitur për të Rizken Kerim (begati madhështore, Xhennetin e Lartë).
32. O gratë e Pejgamberit! Ju nuk jeni si çdo grua tjetër. Nëse ju i përmbaheni detyrimit (ndaj Allahut), atëherë mos flisni me zë të ëmbël, se mos ndonjë me sëmundje në zemër (me hipokrizi ose dashakeq) shtyhet nga dëshira e ligë, por flisni të folur të ndershëm e të drejtë.
33. Dhe qëndroni në shtëpitë tuaja dhe mos e shfaqni veten siç bënin në kohën e Xhahilisë (periudha e injorancës para Islamit), edhe falni rregullisht namazin (Ekimis-Salat), dhe jepni Zekatin dhe bindjuni Allahut dhe të Dërguarit të Tij. Allahu vetëm se dëshiron ta largojë prej jush Er-Rixhz (veprat e ulëta, gjynahet, çdo gjë të keqe), o pjesëtarë të familjes (së Pejgamberit a.s.), dhe t'ju bëjë ju të pastra plotësisht e pa asnjë njollë.
34. Dhe kujtoni (o ju pjesëtarë të familjes së Pejgamberit a.s.) atë që këndohet në shtëpitë tuaja nga Vargjet e Allahut dhe El-Hikmeh (Sunetin e të Dërguarit a.s., rrugën e vërtetë të vënies në jetë të Islamit). Vërtet që Allahu është gjithnjë më Dashamirësi, në Dijeni të Plotë për çdo gjë.
35. Me të vërtetë që muslimanët dhe muslimanet (që i nënshtrohen Vullnetit të Allahut në Islam), besimtarët dhe besimtaret (që besojnë dhe që janë në Besimin e Pastër Islam në Një Zot të Vetëm), të bindurit dhe të bindurat ndaj Allahut, të drejtit dhe të drejtat (me fjalë e me vepra), durimtarët dhe durimtaret, të nënshtruarit dhe të nënshtruarat, sadakadhënësit dhe sadakadhënëset, agjëruesit dhe agjërueset, ruajtësit e nderit dhe ruajtëset e nderit, përkujtuesit dhe përkujtueset që e përkujtojnë shumë Allahun me zemër e me gojë, mu për këta Allahu ka përgatitur falje dhe shpërblim të madh (Xhennetin).

36. Kur Allahu dhe i Dërguari i Tij kanë vendosur për një çështje, nuk i takon asnjë besimtari dhe asnjë besimtareje që në vendimin e tyre të bëjnë ndonjë zgjidhje tjetër. Dhe kushdo që nuk i bindet Allahut dhe të Dërguarit të Tij, padyshim që ka humbur në gabim të qartë.
37. Dhe (kujto) kur ti i the atij (Zejd bin Harithah, skllavi i liruar i Pejgamberit a.s.) mbi të cilin Allahu ka dhuruar Begati (duke e udhëzuar në Islam) e edhe ti (O Muhammed) i ke bërë mirësi (duke e liruar atë): "Mbaje bashkëshorten tënde me ty në martesë dhe ki frikë Allahun." Por ti e mbaje fshehtë në veten tënde (atë që Allahu ta kishte bërë të njohur se Ai do të ta jepte ty në martesë) atë që Allahu do ta bënte të njohur, ti kishe frikë prej njerëzve (se Muhammedi a.s. u martua me gruan e ndarë të skllavit të tij të liruar), ndërkohë që Allahu ka të drejtë më të madhe për ta pasur frikë. Kështu kur Zejdi plotësoi dëshirën e tij ndaj saj (duke u ndarë me të), Ne ta dhamë ty atë në Martesë, kështu që (në të ardhmën) të mos ketë vështirësi për besimtarët në lidhje me (martesën me) bashkëshortet e të adaptuarve të tyre, kur këta të fundit (fëmijët e adaptuar) nuk duan t'i mbajnë ato (i ndajnë). Dhe Urdhëri i Allahut duhet përmbushur.
38. Nuk është aspak turp për Pejgamberin në atë gjë që Allahu e ka bërë të ligjshme për të. Kjo ka qenë Udha e Allahut edhe me ata (Pejgamberët) që tashmë kanë kaluar. Dhe gjithnjë Urdhëri i Allahut është vendim i detyruar.
39. (Vepër e atyre) që përçojnë Mesazhin e Allahut dhe i frikësohen Atij dhe nuk i frikësohen askujt tjetër veç Allahut. Dhe mjafton Allahu si llogaritës.
40. Muhamedi nuk është babai i ndonjë burri prej jush, por ai ështe i Dërguari i Allahut dhe i fundmi (vulë) i Pejgamberëve. Dhe Allahu është gjithnjë i Gjithëdituri për çdo gjë.
41. O ju që keni besuar! Kujtojeni Allahun me përkujtim të madh.
42. Dhe lartësoni Lavditë e Tij në kohën e parë, në agim dhe pasdite (falja e agimit dhe e pasditës - Fexhr dhe Asr).
43. Ai është i Cili dërgon Salat (bekimet dhe mirësitë e Tij) mbi ju e po kështu edhe melekët e Tij (i luten Allahut për t'u bekuar e për t'u falur ju), që Ai të mund t'ju nxjerrë ju nga errësira (e mosbesimit) në dritë (të Besimit – Islamit). Dhe Ai është gjithnjë Mëshirëplotë për besimtarët.
44. Përshëndetja e tyre Ditën që do ta takojnë Atë do të jetë "Selam – Paqë (melekët do t'i përshëndesin ata me Selamun Alejkum – Paqë qoftë mbi ju)!" Dhe Ai ka përgatitur për ta shpërblim mirësie e begatie (Xhennetin).
45. O Pejgamber! Me të vërtetë që Ne të kemi dërguar ty dëshmues, përgëzues dhe këshillues.
46. Dhe si ftues për tek Allahu me Vullnetin e Tij dhe si një llambë që shpërndan dritë.
47. Dhe njoftoju besimtarëve (në Njësisë e Allahut) lajmin përgëzues, se ata do të kenë nga Allahu Mirësi të Madhe.
48. Dhe mos i dëgjo mosbesimtarët dhe hipokritët dhe mos i cëno ata (si hakmarrje për dëmtimet që ju kanë sjellë, derisa të urdhërohesh për këtë). Dhe mbështetu tek Allahut dhe mjafton Allahu si Vekil (i Besueshëm, si Rregullues i të gjitha punëve). (Tefsir Al-Kurtubi).
49. O ju që keni besuar! Kur të martoheni me besimtare dhe pastaj i ndani ato para se të bëni marrëdhënie me to, nuk ka Idah (kohë e përcaktuar për ndarjen e bashkëshortëve), për të pritur në lidhje me to. Kështu, jepuni atyre një dhuratë dhe i lini të lira (i ndani) me bujari.
50. O ti Pejgamber! Vërtet që Ne i kemi bërë të ligjshme për ty bashkëshortet e tua të cilave u ke dhënë Mahrin (vlerë e caktuar që burri i jep bashkëshortes në kohën e martesës), dhe ato që t'i kap dora e djathtë (robëreshat e luftës) – të cilat Allahu t'i ka dhënë ty, dhe bijat e xhaxhallarëve të tu, dhe bijat e hallave të tua, dhe bijat e dajave të tu, dhe bijat e tezeve të tua që u shpërngulën (Muhaxhirë nga Meka) bashkë me ty, dhe një besimtare që ia dorëzon veten Pejgamberit dhe Pejgamberi dëshiron të martohet me të, - një përjashtim vetëm për ty dhe jo për besimtarët e tjerë. Sigurisht që Ne e dimë se çfarë u kemi urdhëruar atyre në lidhje me bashkëshortet e tyre dhe ndaj atyre që u kap dora e djathtë (robëreshave), - me qëllim që të mos ketë vështirësi për ty. Dhe Allahu është vazhdimisht Falës i Madh, kurdoherë Mëshirëplotë.
51. Ti (Muhammed) mund ta shtysh (radhën për) secilën që ti do prej bashkëshorteve të tua dhe mund të presësh cilën të duash. Dhe atë që ti dëshiron prej atyre që u ke shtyrë (përkohësisht radhën), nuk është aspak gjynah për ty (ta presësh atë prapë në radhë me të tjerat); kjo është më mirë, që atyre të mund t'u qetësohet syri e të mos jenë të mërzitura dhe që të gjitha të jenë të kënaqura me çdo gjë që ti u jep atyre. Dhe Allahu është gjithnjë i Gjithëditur, tepër Durimtar.

52. Nuk është e ligjshme për ty (të martohesh me) tjetër grua këtej e tutje, as t'i ndërrosh ato me bashkëshorte të tjera, edhe sikur të të tërheq bukuria e tyre, përveç atyre (robëreshave) që t'i kap dora e djathtë. Dhe Allahu është kurdoherë Gjithëvëzhgues përmbi çdo gjë.
53. O ju që keni besuar! Mos hyni në shtëpitë e Pejgamberit, përveçse kur t'ju lejohet për ndonjë kohë ngrënie, (edhe në këtë rast) jo (aq herët) sa të prisni përgatitjen e tij. Por kur të ftoheni, hyni dhe kur të keni mbaruar së ngrëni, shpërndahuni pa qëndruar për biseda. Vërtet që një (sjellje) e tillë do ta shqetësonte Pejgamberin dhe atij i vjen turp (të kërkojë) prej jush (të largoheni), por Allahut nuk i vjen aspak vështirë për (t'ju treguar juve) të vërtetën. Dhe kur ju i pyesni (gratë e tij) për ndonjë gjë që ju doni, i pyesni ato pas perdes. Kjo është më e pastër për zemrat tuaja dhe për zemrat e tyre. Dhe nuk është (e drejtë) për ju që ta mërzitni të Dërguarin e Allahut, e as edhe që ju të martoheni me gratë e tij (pas vdekjes së tij). Vërtet që tek Allahu një gjë e tillë do të ishte krim i madh.
54. Nëse ju shfaqni ndonjë gjë ose e fshehni atë, me të vërtetë që Allahu është kurdoherë i Gjithëdituri për çdo gjë.
55. Nuk është gjynah për to (për gratë nëse dalin të pambuluara) para baballarëve të tyre, ose bijve të tyre, para vëllezërve të tyre, ose bijve të vëllezërve të tyre, ose bijve të motrave të tyre, ose para vetë grave të tyre (besimtare), ose robëreshave të tyre. Dhe kijeni frikë Allahun (dhe plotësojeni detyrimin ndaj Tij, o gra). Vërtet që Allahu është kurdoherë Gjithëdëshmues përmbi çdo gjë.
56. Allahu dërgon Salat-in (Mirësitë, Nderimet, Bekimet, Mëshirën) e Tij mbi Pejgamberin (Muhammed a.s.), edhe melekët e Tij gjithashtu (i luten Allahut për bekimin dhe faljen e tij). O ju që keni besuar! Dërgoni Salat (luteni Allahun të bekojë) mbi të (Muhammedin a.s.) dhe përshëndeteni atë me nderim me përshëndetjen Islame (Es-Selamu Alejkum).
57. Nuk ka dyshim se ata të cilët e zemërojnë Allahun dhe të Dërguarin e Tij, - Allahu i ka mallkuar ata në dynja dhe në Jetën e Fundit dhe ka përgatitur për ta vuajtje poshtëruese.
58. Edhe ata të cilët i zemërojnë padrejtësisht besimtarët dhe besimtaret, ata mbajnë mbi vete krimin e të shpifurit dhe gjynah të qartë.
59. O Pejgamber! Thuaju bashkëshorteve të tua dhe bijave të tua edhe bashkëshorteve të besimtarëve të lëshojnë vellon (mbulesën) e tyre mbi gjithë trupin e tyre. Kjo do të ishte më e mirë që ato të mund të dallohen (si gra të ndershme) që të mos i shqetësojë (e ngacmojë) askush. Dhe Allahu është gjithnjë Falës i Madh, gjithnjë Mëshirëplotë.
60. Në qoftë se hipokritët dhe ata në zemrat e të cilëve ka sëmundje (dëshirë e ligë, epsh për zina – marrëdhënie imorale e të palejuara) edhe ata që përhapën shpifje nëpër Medine, nuk heqin dorë (nga kjo poshtërsi), Ne padyshim që do t'ju bëjmë ju që t'i mposhtni ata dhe nuk do të munden të rrinë në fqinjësinë tuaj veçse për shumë pak kohë.
61. Të mallkuar, kudo që të gjenden, do të kapen dhe do të vriten (pa mëshirë).
62. Kjo ka qenë Udha e Allahut në rastin e atyre që kanë kaluar nga brezat e parë dhe ju nuk do të gjeni ndonjë ndryshim në Udhën e Allahut.
63. Të pyesin njerëzit ty për Orën (Çastin e Kijametit). Thuaju: "Dija për të është vetëm tek Allahu. Dhe ku ta dini? Mundet që Ora të jetë fare afër!"
64. Vërtet që Allahu i ka mallkuar mosbesimtarët dhe ka përgatitur për ta Zjarr flakërues.
65. Në të cilin do të mbeten përherë dhe nuk do të gjejnë as Vali (mbrojtës), as ndihmues.
66. Ditën kur fytyrat t'u kthehen përmbys në zjarr, do të thonë: "Ah, sikur t'i ishim bindur Allahut dhe t'i ishim bindur të Dërguarit."
67. Dhe do të thonë: "Zoti ynë! Ne vërtet iu bindëm prijësve tanë dhe të mëdhenjëve tanë dhe ata na humbën nga Udha (e Drejtë).
68. Zoti ynë! Jepu atyre dënim të dyfishtë dhe mallkoj ata me nëmë të madhe."
69. O ju që keni besuar! Mos u bëni si ata që e fyen Musain, por Allahu e pastroi atë nga (shpifja) që i ngjitën dhe ai ishte i nderuar tek Allahu.
70. O ju që keni besuar! Plotësoni detyrimin ndaj Allahut dhe kijeni frikë Atë dhe flisni (gjithnjë) të vërtetën.
71. Ai do t'ju drejtojë ju tek veprat e mira e të drejta dhe do t'ju falë juve gjynahet tuaja. Dhe kushdo që i bindet Allahut dhe të Dërguarit të Tij (Muhammedit a.s.), me të vërtetë që ka arritur fitoren më të madhe (do të pranohet në Xhennetin e Begatshëm).
72. Në të vërtetë Ne ua paraqitëm Amanetin (përgjegjësinë, besimin, nderimin dhe gjithë detyrimet e urdhëruara nga Allahu) qiejve, edhe tokës, edhe maleve, por ata nuk pranuan ta mbajnë atë dhe kishin frikë prej tij (nga Ndëshkimi i Allahut). Por njeriu e mori përsipër atë. Vërtetë që ai i bëri keq vetvetes dhe qe i paditur (për pasojat e tij).

73. Me përfundimin që Allahu të ndëshkojë hipokritët dhe hipokritet, mosbesimtarët dhe mosbesimtaret Mushrikë (idhujtarët, politeistët, paganët e çdo lloj besimi tjetër qoftë që nuk beson në Njësinë e Allahut si Një e të Vetëm dhe në të Dërguarin e Tij, Muhammedin a.s.). Dhe Allahu do të falë besimtarët dhe besimtaret e vërtetë të Besimit të Pastër Islam. Allahu është kurdoherë Falës i Madh, gjithnjë Mëshirëplotë (për ata që pendohen sinqerisht).

## Sebe'ë - Qyteti Sebe'ë

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

1. Gjithë lavdërimet dhe falënderimet janë për Allahun të Cilit i përkasin gjithë ç'është në qiej dhe gjithë ç'është në tokë. Për Të janë gjithë lavdërimet dhe falënderimet në Jetën e Pastajme dhe Ai është më i Urti Gjithëgjykues, Gjithënjohësi.
2. Ai di se çfarë shkon në tokë dhe çfarë del prej saj, dhe çfarë zbret nga qielli dhe çfarë ngritet drejt tij dhe Ai është Mëshirëploti, gjithnjë Falësi i Madh.
3. Dhe ata që nuk besojnë, thonë: "Kijameti nuk do të vijë tek ne." Thuaju: "Po, për Zotin tim! Ai do të vijë mbi ju." (Allahu është Ai) i Gjithëdituri i Gajbit (i së fshehtës), as edhe një thërrmijë, ose më e vogël se ajo ose më e madhe, nuk shpëton nga Dijenia e Tij në qiej ose në tokë, veçse është në Librin e Qartë (të ruajtur mirë në El-Leuh El-Mahfudh).
4. Me qëllim që Ai t'i shpërblejë ata që besojnë (në Allahun Një, në Islam) dhe që punojnë mirësi e drejtësi. Mu këta janë për të cilët është Falja dhe Rizkun Kerim (Begatia madhështore - Xhenneti i Begatë).
5. Por ata që përpiqen kundër Ajeteve Tona (provave, treguesve, shpalljeve) me qëllim që t'i ndalojnë e t'i asgjësojnë ato, mu për këta do të jetë dënimi më i ashpër poshtërues.
6. Dhe ata të cilëve u është dhënë dija, shohin se ajo që të shpallet ty (O Muhammed) nga Zoti yt është e vërteta dhe që udhëzon drejt Rrugës së të Gjithëmëshirshmit, Zotëruesit të të gjitha lavdërimeve.
7. Dhe ata që nuk besojnë, thonë: "A t'ju çojmë ju te një njeri (Muhammedi a.s.) i cili do t'ju tregojë (se), kur ju të shprisheni plotësisht e të jeni bërë dhe e pluhur sa andej-këndej, atëherë ju do të ribëheni në një krijim të ri?
8. A ka trilluar ai (Muhammedi a.s.) gënjeshtër ndaj Allahut apo mos ka çmenduri?" Jo, përkundrazi ata që nuk besojnë në Jetën e Përtejme janë vetë në dënim dhe në gabim tepër të largët.
9. A nuk e shohin ata çfarë ka para tyre dhe çfarë ka pas tyre nga qielli dhe nga toka? Po të duam Ne, do ta fundosnim tokën bashkë me ta, ose të bëjmë që një pjesë prej qiellit të bjerë mbi ta. Vërtet që në këtë është një tregues për çdo besimtar të vërtetë e të vendosur dhe që i kthehet Allahut (për çdo gjë, me nënshtrim e pendim).
10. Dhe vërtet që Ne i dhuruam Daudit Mirësi prej Nesh (duke i thënë): "O ju male! Lavdëroni (Allahun) bashkë me të! Edhe ju zogj!" Dhe Ne ia bëmë atij edhe hekurin të butë."
11. (Duke i thënë): "Bëj këmisha të përsosura metalike mbrojtëse duke i vendosur mirë rrjetat me unaza; edhe ju (njerëz) punoni mirësi e drejtësi. Sigurisht që Unë për gjithçka që ju bëni, jam Gjithëvëzhgues."
12. Edhe Sulejmanit (Ne ia nënshtruam atij) erën, (fluturimi) i paraditës ishte sa (udhëtimi) një muaj, dhe (fluturimi) i pasditës ishte sa (udhëtimi) një muaj. Dhe Ne bëmë që të rrjedhë për të burim tunxhi; kishte edhe xhinde që punonin përballë tij, me Lejen dhe Urdhërin e Zotit të tij dhe kushdo prej tyre që i shmangej Urdhërit Tonë, do t'a bëjmë të shijojë ndëshkimin e Zjarrit flakërues.
13. Dhe punonin për të çfarë dëshironte ai, ngritnin harqe (dhoma të larta), imazhe, ujëmbajtës të mëdhenj dhe enë të mëdha gatimi të vendosura (secila ku duhet). "Punoni ju, o familja e Daudit duke falënderuar!" Por pak nga robët e Mi janë falënderues.
14. Pastaj kur Ne vendosëm vdekjen për të (Sulejmanin), asgjë nuk u dha shenjë atyre (xhindeve) për vdekjen e tij, përveç një krimbi të vogël nga toka i cili po brente pak e nga pak në shkopin e tij, kështu kur ai ra përtokë, xhindet e panë qartë se po ta kishin ditur të panjohurën (Gajbin), nuk do të kishin ndenjur nën ndëshkimin poshtërues.
15. Më parë vërtet që ishte për (popullin) Seban një tregues në vendbanimin e tyre, - dy kopshte, në të djathtë dhe në të majtë (dhe iu tha atyre): "Hani nga dhurata e Zotit tuaj dhe jini falënderues ndaj Tij për vendin e lumtur, (dhe për) Një Zot gjithnjë Falës të Madh."
16. Por ata u larguan (nga bindja ndaj Allahut), kështu që Ne lëshuam kundër tyre Sejlal-Arim (përmbytje nga diga e ujit me llym e gurë) dhe Ne i kthyem të dy kopshtet e tyre në toka që prodhonin fruta të këqij e të hidhur, drunj të thatë dhe diçka pak bari të egër.

17. Kësisoj i shpërblyem Ne ata, sepse qenë mosbesimtarë, mosmirënjohës. Dhe Ne kurrë nuk shpërblejmë kësisoj, përveçse mosbesimtarët (mosmirënjohës).
18. Dhe Ne vendosëm mes tyre dhe qyteteve që Ne i patëm bekuar, qytete që shiheshin nga afër dhe Ne bëmë për ta largësinë (e udhëtimit) të lehtë (duke u thënë): "Udhëtoni ndër ta të sigurt ditën dhe natën."
19. Por ata thanë: "Zoti ynë! Na e zgjat largësinë mes nesh (nga një qytet në tjetrin)" dhe ata i bënë keq vetvetes; kështu Ne i bëmë ata si (të mos kishin qenë në tokë me të vërtetë, por) përralla dhe Ne i shpërndamë ata të gjithë të degdisur. Vërtet që në këtë (ndodhi) ka tregues të qartë për çdo njeri të vendosur e falënderues.
20. Dhe vërtet që Iblisi vërtetoi mendimin e tij për ta, dhe ata i shkuan pas atij të gjithë, veç një grupi besimtarësh të vërtetë.
21. Dhe ai (shejtani) nuk pati asnjë fuqi mbi ta, përveç se Ne të mund ta njihnim atë që beson në Jetën e Pastajme nga ai që dyshon në të. Dhe Zoti yt është Hafidh përmbi gjithçka (Ruajtësi, i Gjithëdituri për çdo gjë).
22. Thuaju (O Muhammed): "Thirruni atyre të cilët ju i pohoni (të jenë zota) në vend të Allahut (Një); ata nuk kanë as sa pesha e një grimce, - qoftë në qiej, qoftë në tokë, as nuk kanë aspak pjesë në ndonjërin prej tyre (në qiej ose në tokë) dhe as nuk ka ndonjë mbrojtës tek Ai për to nga mesi i tyre.
23. Ndërmjetësimi tek Ai nuk sjell dobi përveç për atë për të cilin Ai lejon. Derisa të largohet frika nga zemrat e tyre (e melekëve), ata (melekët) do të thonë: "Çfarë ka thënë Zoti juaj?" Ata do të thonë: "Të vërtetën. Dhe Ai është më i Larti, më i Madhi."
24. Thuaju: "Kush ju furnizon ju nga qielli dhe nga toka?" Thuaj: "Allahu. Dhe me të vërtetë (ose) ne ose ju, ja në udhën e drejtë, ja në gabim të qartë."
25. Thuaju: "Ju nuk do të pyeteni për gjynahet tona dhe as ne nuk do të pyetemi për çfarë ju vepronі."
26. Thuaju: "Zoti ynë do të na mbledhë ne së bashku (Ditën e Ringjalljes), pastaj Ai do të gjykojë mes nesh me të vërtetën. Dhe Ai është i Drejti, i Gjithëdituri për gjendjen e vërtetë të të gjitha punëve." (Tefsir Ibn Kethir).
27. Thuaju: "M'i tregoni mua ata të cilët ju ia keni bashkuar Atij si të barabartë me Të. Jo, kurrë! Përkundrazi, Ai është Allahu (Një, i Vetëm), i Gjithëfuqishmi, më i Urti Gjithëgjykues."
28. Dhe Ne të kemi dërguar ty (O Muhammed) veçse përgëzues dhe këshillues për gjithë njerëzimin, por shumica e njerëzve nuk e dinë.
29. Dhe thonë: "Kur është ky premtim (Dita e Ringjalljes), nëse jeni që e thoni të vërtetën?"
30. Thuaj: "Pikëtakimi për ju është për një Ditë të cilën ju as nuk mund ta afroni qoftë për një orë (për një moment) dhe as ta shtyni."
31. Dhe ata që mohojnë thonë: "Ne nuk besojmë në këtë Kur'an, as në çfarë ishte para tij", por sikur t'i shikoje kur Dhalimunët (mohuesit, keqbërësit) të detyrohen të qëndrojnë para Zotit të tyre, se si do t'ia hedhin fajin njëri-tjetrit! Ata që ishin të dobët do t'u thonë atyre që ishin kryelartë: "Po të mos ishit ju, ne sigurisht që do të kishim qenë besimtarë!"
32. E ata që ishin kryelartë do t'u thonë atyre që ishin të dobët: "A ne ju ndaluam ju nga udhëzimi (që të drejtoheshi) pasi ai erdhi te ju? Përkundrazi, ju ishi Muxhrimunë (politeistë, mëkatarë, kriminelë, të pabindur ndaj Allahut)."
33. Ndërsa ata që ishin të dobët do t'u thonë atyre që ishin kryelartë: "Jo, ishte përbetimi juaj që thurnit natën e ditën, kur ju na urdhëronit ne të mos besojmë Allahun dhe t'i bashkojmë Atij shokë!" Dhe secila (palë) prej tyre do të fshehë keqardhjen e vet (për mosnënshtrimin ndaj Allahut në jetën e kësaj bote), kur të shohin ndëshkimin. Dhe Ne do të vëmë jaka hekuri në qafat e atyre që mohuan. A janë shpërblyer (për tjetër), veç për çfarë patën vepruar?
34. Dhe Ne nuk dërguam këshillues në ndonjë vendbanim, veçse gjithnjë ata të cilëve u ishte dhënë pasuria dhe begatia e kësaj bote nga mesi i tyre, do të thoshin: "Ne nuk besojmë në (Mesazhin) me të cilin ju jeni dërguar."
35. Dhe ata thonë: "Ne kemi më shumë pasuri e fëmijë dhe ne nuk do të ndëshkohemi."
36. Thuaj (O Muhammed): "Padyshim se Zoti im shton dhe pakëson furnizimin për atë që do Ai, por shumica e njerëzve nuk e dinë."
37. Dhe nuk është as pasuria juaj dhe as fëmijët tuaj, që ju afrojnë te Ne (që e kënaqin Allahun), por vetëm ai (do të fitojë Kënaqësinë Tonë) i cili beson (me Besimin e Pastër Islam) dhe që punon mirësi e drejtësi; sa për të këtillët, do të ketë shpërblim të dyfishtë për çfarë punuan dhe do të pushojnë në vendbanime të larta (në Xhennet) në paqë dhe në siguri.
38. Dhe ata që luftojnë kundër Ajeteve Tona (kundër provave, treguesve, shpalljeve Tona) për t'i penguar dhe prishur ato, do të sillen në ndëshkim.

39. Thuaj (O Muhammed): "Padyshim se Zoti im shton Rizkun (të mirat, furnizimin) për kë Ai do nga robët e Tij dhe pakëson (atë) për të dhe çfarëdo që të shpenzoni ju nga ndonjë gjë (për Hir të Allahut), Ai do t'jua zëvendësojë atë. Dhe Ai është më i Miri Furnizues."
40. Dhe (kujto) Ditën kur Ai do t'i mbledhë ata të gjithë së bashku dhe pastaj do t'u thotë melekëve: "A ju ishi ata që u adhuruat prej këtyre njerëzve?"
41. Ata (melekët) do të thonë: "I Lartësuar je Ti! Ti je Vali (Zoti) ynë në vend të atyre. Përkundrazi, ata adhuronin xhindet; shumica e tyre besonin në ta."
42. Kështu sot (Ditën e Ringjalljes) askush nga ju as nuk mund t'i bëjë dobi dhe as ta dëmtojë njëri-tjetrin. Dhe Ne do t'u themi atyre që vepruan të gabuarën (duke adhuruar të tjerë: si melekë, xhinde, pejgamberë, shenjtorë, njerëz të tjerë të përkushtuar etj, përkrah a në vend të Allahut): "Shijoni ndëshkimin e Zjarrit të cilin ju gjithnjë e përgënjeshtruat."
43. Dhe kur u njoftohen atyre Vargjet Tona të Qarta, thonë: "Ky (Muhammedi a.s.) s'është veçse një njeri i cili dëshiron t'ju largojë ju nga ato që gjithnjë adhuruan baballarët tuaj." Dhe thonin: "Ky (Kur'an) s'është veçse gënjeshtër e trilluar." Dhe ata që nuk besojnë, thonë për të vërtetën (Pejgamberin Muhammed a.s., kur Allahu e solli atë si të Dërguar me prova, dëshmi, tregues, shenja, Vargjet e Tij etj), kur ajo erdhi mes tyre: "Kjo s'është veçse magji e kulluar!"
44. Dhe Ne nuk u dhamë atyre Libra (Hyjnorë) që të mund t'i studionin, as nuk çuam tek ata para teje (O Muhammed) ndonjë këshillues (të Dërguar),
45. (Vetëm se) edhe ata para tyre përgënjeshtruan; këta nuk kanë marrë as një të dhjetën e asaj që Ne u patëm dhënë atyre (të parëve), prapëseprapë ata i mohuan të Dërguarit e Mi; por si qe (sa i tmerrshëm qe) mohimi (ndëshkimi) Im!
46. Thuaju (atyre, o Muhammed): "Unë ju bëj thirrje juve vetëm te një gjë: që ju të qëndroni për Hir të Allahut në grup ose vetëm, - dhe të mendoni thellë (në veten tuaj, jetën e të Dërguarit a.s.); nuk ka aspak çmenduri te shoku juaj (Muhammedi a.s.). Ai është vetëm këshillues për ju përballë një ndëshkimi të rreptë."
47. Thuaj (O Muhammed): "Çfarëdo shpërblimi që mund t'ju kërkoj, ai është i juaji. Shpërblimi im është vetëm nga Allahu dhe Ai është përmbi çdo gjë Dëshmues."
48. Thuaj (O Muhammed): "Me të vërtetë Zoti im zbret Frymëzimin dhe e shpall qartë të vërtetën; i Gjithënjohuri i Gajbit (i gjithë të fshehtave)."
49. Thuaj: "E vërteta (Kur'ani dhe Frymëzimi i Allahut) ka ardhur dhe El-Batil (gënjeshtra, e gabuara - shejtani) as nuk mund të krijojnë, as nuk mund të ringjallin (gjë)."
50. Thuaj (O Muhammed): "(Edhe) në qoftë se unë gaboj, do të gaboj vetëm për humbjen time, por në qoftë se unë mbetem i udhëzuar, kjo është nga Frymëzimi i Zotit tim ndaj meje. Vërtet që Ai është Gjithëdëgjues, kurdoherë i Afërt."
51. Dhe veç sikur t'i shihje kur ata të tmerrohen pa (pasur) shpëtim dhe do të rrëmbehen nga një vend fare të afërt.
52. Dhe ata do të thonë (në Jetën e Pastajme): "Tash ne vërtet besojmë"; por si munden ata të fitojnë (besimin dhe pranimin e pendimit të tyre nga Allahu) nga një vend tepër i largët (që të kthehen përsëri në jetën e dynjasë)?
53. Dhe me të vërtetë që ata nuk besuan (në Njësinë e Allahut si Një e të Vetëm, në Kur'an dhe në të Dërguarin, Muhammedin a.s.) më parë (në dynja), si dhe thurin hamendje për të fshehtën (për Jetën e Përtejme, për Xhennetin, për Xhehenemin, për Ringjalljen, për Premtimin e Allahut duke thënë se e gjitha kjo është e pavërtetë) që nga larg.
54. Dhe një pengesë e pakalueshme do të vendoset mes tyre dhe asaj (Et-Teubah: kthimi me pendim tek Allahu dhe pranimi i Besimit) që ata dëshirojnë, siç është bërë në të shkuarën me popuj të llojit të tyre. Vërtet që ata ishin në dyshim të thellë.

## El Fatir ose El Melaika - Filluesi i krijimit ose Melekët

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

1. Gjithë lavdërimet dhe falënderimet janë për Allahun, i Vetmi Fillues (I Vetmi Krijues) i qiejve dhe i tokës i Cili i bëri melekët lajmëtarë me fletë - dy, tri a katër. Ai shton në Krijim çfarë Ai do. Vërtet që Ai është i Zoti për të bërë çdo gjë.
2. Çfarëdo nga përkujtimi (mirësia) që Allahu mund t'i dhurojë njerëzimit, askush nuk mund ta ndalë atë dhe çfarëdo që Ai mund të ndalojë, askush nuk mund ta dhurojë atë paskësaj. Dhe Ai është i Gjithëfuqishmi, më i Urti Gjithëgjykues.
3. O njerëz! Përkujtoni Mirësitë e Allahut mbi ju! A ka krijues tjetër përveç Allahut i cili do t'ju furnizojë ju nga qielli dhe toka? La ilahe il-la Huve (Nuk ka të adhuruar tjetër të merituar përveç Atij). Si atëherë po largoheni?

4. Dhe nëse ata të përgënjeshtrojnë ty (O Muhammed), kësisoj qenë mohuar edhe të Dërguarit para teje. Dhe tek Allahu kthehen të gjitha çështjet (për gjykim).
5. O njerëz! S'ka dyshim se Premtimi i Allahut është i vërtetë, kështu që mos lejoni që kjo jetë e tashme t'ju mashtrojë dhe mos e lini të parin e mashtruesve (Shejtanin) që t'ju gënjejë për Allahun.
6. Vërtet që Shejtani është armik për ju, kështu që merreni atë vërtet si armik. Ai veçse fton ndjekësit e vet që të mund të bëhen banorë të Zjarrit flakërues (bashkë me të).
7. Ata që mohojnë, këta do të kenë dënim të ashpër; dhe ata që besojnë (në Njësinë e Allahut, në Islam) dhe që punojnë drejtësi e mirësi, këta do të kenë falje dhe shpërblim të madh (Xhennetin).
8. A është ai pra, të cilit e keqja e veprave të veta i duket sikur është e mirë, saqë ai e quan atë të mirë (njësoj me atë që është i udhëzuar drejt)? Vërtet që Allahu humb atë që Ai do dhe udhëzon atë që Ai do, kështu që mos e shkatërro veten në pikëllim për ta. Vërtet që Allahu është i Gjithëditur për gjithçka që ata veprojnë!
9. Dhe është Allahu i Cili dërgon erërat, kësisoj ato ngrenë retë dhe Ne i drejtojmë ato në tokë të vdekur dhe e përtërijmë me të (me ujë) tokën pas vdekjes së saj. E tillë do të jetë Ringjallja.
10. Kushdo që dëshiron nderim, fuqi dhe lavdi, atëherë Allahut i takon gjithë nderimi, fuqia dhe lavdia. Tek Ai ngjiten të gjitha fjalët e dëlira, ndërsa punët e drejta e të mira e lartësojnë atë (fjalën e mirë), por ata që thurin të liga - këta do të kenë dënim të ashpër; dhe thurja e këtyre (ligësive) do të shuhet.
11. Dhe vërtet që Allahu ju krijoi ju nga dheu, pataj nga Nutfah (lëngu i ngjizur i krijuar nga bashkimi i farës së vezëve mashkullore me ato femërore), pastaj ju bëri palë. Dhe asnjë femër nuk ndjen barrë dhe nuk lind veçse me Gjithëdijen e Tij. (Po kështu) edhe asnjë të moshuari nuk i dhurohet gjatësi jete, as nuk i hiqet pjesë nga jeta e tij, veçse është në Libër (El-Leuh El-Mahfudh). Sigurisht që kjo për Allahun është e lehtë.
12. Edhe dy detet (dy llojet e ujërave) nuk janë njësoj: ky është i freskët, i ëmbël dhe i shijshëm për t'u pirë dhe ky (tjetri) është i kripur dhe i hidhur dhe nga të dy ju hani mish të freskët e të butë dhe që të mund të nxirrni që andej stoli për t'i bartur. Shihni edhe anijet që çajnë rrugën nëpër të me qëllim që ju të kërkoni kështu Begatitë e Tij dhe që të jeni falënderues e mirënjohës (ndaj Tij).
13. Ai ndërfut natën te dita (shkurtimi në orët e natës iu shtohet orëve të ditës) dhe Ai ndërfut ditën te nata (shkurtimi në orët e ditës iu shtohet orëve të natës) dhe Ai ka nënshtruar diellin dhe hënën secili duke ndjekur rrugën e vet për një afat të përcaktuar. I tillë është Allahu, Zoti juaj. I Tij është mbizotërimi. E ata të cilët ju i lutni e u thërrisni në vend të Tij, nuk kanë asnjë grimë fuqi (Kitmir - lëvozhgë e hollë që mbështjell farën e hurmës).
14. Nëse ju luteni dhe u thërrisni atyre, ata nuk e dëgjojnë thirrjen tuaj, por edhe sikur ta dëgjonin atë, ata nuk mund t'ju përgjigjen juve dhe Ditën e Llogarisë ata do të mohojnë adhurimin tuaj ndaj tyre. Dhe askush nuk mund të të njoftojë ty (O Muhammed) si Ai i Cili është i Mirënjohuri, i Gjithëdituri i çdo gjëje.
15. O njerëz! Ju keni nevojë për Allahun, ndërsa Allahu është më i Pasuri (i Lirë nga çdo nevojë), Zotëruesi i gjithë lavdërimeve.
16. Po të donte, Ai mund t'ju shkatërronte dhe të sillte krijim të ri.
17. Dhe për Allahun kjo nuk është e vështirë.
18. Dhe asnjë mbajtës i barrës nuk do të mbajë barrën e tjetërkujt, edhe nëse dikush i rënduar fort i thërret dikujt të mbajë peshën e tij, asgjë nuk do t'i hiqet atij, edhe sikur ai të jetë nga më të afërmit. Ti mund të këshillosh vetëm ata që i frikësohen Zotit të tyre pa e parë (Atë) dhe që plotësojnë faljen e detyruar (Ekamu Es-Salat). E ai që e pastron veten e tij, ai pra, pastrohet për të mirën e vetes së tij dhe tek Allahu është Kthimi.
19. Nuk janë njësoj të verbërit dhe ata që shikojnë.
20. As errësirat (mosbesimi) dhe drita (Besimi i Pastër Islam) nuk janë (njësoj).
21. As hija dhe ngrohtësia e diellit nuk janë (njësoj).
22. As të gjallët (besimtarët) dhe të vdekurit (mosbesimtarët) nuk janë njësoj. Sigurisht që Allahu bën të dëgjojë kë do Ai, ndërsa ti nuk mund t'i bësh të dëgjojnë ata që janë ndër varre.
23. Ti (Muhammed) je vetëm këshillues (detyra jote është të bësh të njohur ndër njerëz Mesazhin e Allahut, ndërsa udhëzimi është në Dorë të Allahut).
24. Vërtet që Ne të kemi dërguar ty me të vërtetën, përgëzues dhe këshillues dhe nuk ka pasur asnjë popull që të mos ketë shkuar mes tyre këshillues.

25. Dhe nëse ata të përgënjeshtrojnë ty, po kështu përgënjeshtruan edhe (popujt) para tyre. Të Dërguarit e tyre u shkuan atyre me shenja të qarta, edhe me Shkrimet, edhe me Librin Ndriçues.
26. Pastaj Unë i mbërtheva ata që mohuan, dhe si qe (sa i tmerrshëm qe) mohimi (Ndëshkimi) Im!
27. A nuk e sheh se Allahu zbret ujë nga qielli dhe Ne me anë të tij nxjerrim fruta me ngjyra të larmishme? Se edhe në male gjinden shtresa (shkëmbore) të bardha dhe të kuqe, të ngjyrimeve të ndryshme dhe (të tjera) tepër të zeza?
28. Edhe nga njerëzit, edhe nga Ed-Devab (gjithë krijesat që lëvizin), edhe nga bagëtitë, po kësisoj në larmi ngjyrash. Janë vetëm ata që kanë dije nga robët e Tij, që i frikësohen Allahut. Vërtet ata që i frikësohen më shumë Allahut nga robët e Tij, janë dijetarët. Vërtet që Allahu është i Gjithëfuqishëm, gjithnjë Falës i Madh.
29. Padyshim se ata që këndojnë Librin e Allahut (Kur'anin), edhe që përmbushin faljen e detyruar (Ekamu es-Salat), edhe që shpenzojnë (në mirësi) nga ato që Ne u kemi dhuruar, fshehtas ose hapur, shpresojnë për një tregti me fitim (të sigurt), që kurrë nuk do të shuhet.
30. Që Ai të mund t'u paguajë atyre shpërblimin që u takon plotësisht edhe t'u japë edhe më nga Begatia e Përkujtimi i Tij. Vërtet që Ai është gjithnjë Falës i Madh, më i Pari të pranojë e të çmojë (veprat e mira dhe t'i vlerësojë e t'i shpërblejë për to).
31. Dhe gjithçka që Ne ta kemi frymëzuar ty (O Muhammed) nga Libri (Kur'ani) është padyshim e vërteta, duke pohuar e vërtetuar çfarë qe (shpallur) para tij. Vërtet që Allahu është padyshim i Gjithënjohur, Gjithëvëzhgues i robëve të Vet.
32. Pastaj Ne u dhamë për trashëgim Librin (Kur'anin) të atillëve nga robët Tanë të cilët Ne i zgjodhëm (pasuesit e Muhammedit a.s.). Pastaj prej tyre janë disa që gabojnë vetveten e tyre, dhe (po) prej tyre janë disa të cilët ndjekin një rrugë të mesme, dhe (po) prej tyre disa që janë më të parët në mirësi me Vullnetin e Allahut. Ai (trashëgimi i Kur'anit), mu ai është në të vërtetë përkujtim e mirësi e madhe.
33. Ata do të hyjnë në Kopshtet e Begatisë së Përhershme ku do të stolisen me bylyzykë ari dhe perlash, ndërsa rrobat e tyre atje do të jenë prej mëndafshi.
34. Dhe do të thonë: "Gjithë lavdërimet dhe falënderimet i qofshin Allahut i Cili ka larguar prej nesh (gjithë) hidhërimet. Sigurisht që Zoti ynë është padyshim gjithnjë Falës i Madh, më i Pari të pranojë e të çmojë (veprat e mira dhe t'i vlerësojë e të shpërblejë për to).
35. I Cili nga Mirësia e Përkujtimi i Tij na ka strehuar ne në një shtëpi që do të rrojë pambarim; atje as mundim nuk do të na prekë, as lodhje nuk do të ndjejmë."
36. Por ata që mohuan (Njësinë e Allahut, Islamin), për ta do të jetë Zjarri i Xhehenemit. Ai nuk do të ketë forcë të plotë mbytëse mbi ta sa që të vdesin, as nuk do të lehtësohet mbi ta ndëshkimi i tij. Kësisoj Ne e shpërblejmë çdo mosbesimtar!
37. Dhe atje ata do të bërtasin: "O Zoti ynë! Na nxirr të punojmë mirësi e drejtësi, jo (ato vepra të këqia) që punuam gjithnjë." (Allahu do t'u përgjigjet): "A nuk ju dhamë Ne jetë mjaft të gjatë, sa që kushdo që donte të merrte këshillim, mund ta merrte atë? Edhe këshilluesi ju erdhi. Shijoni pra (të keqen e punëve tuaja)! Për Dhalimunët (mosbesimtarët dhe keqbërësit) nuk ka asnjë ndihmës."
38. Sigurisht që Allahu është i Gjithëdituri i Gajbit (i fshehtësisë) të qiejve dhe të tokës. Sigurisht që Ai është i Gjithëdituri i asaj që është në gjokse.
39. Ai është i Cili ju bëri ju vazhdues breza pas brezash në tokë. Kësisoj, kushdo që mohon (Besimin e Pastër Islam), mbi të do të jetë mosbesimi i tij. Dhe mosbesimi i mosbesimtarëve nuk shton tjetër, veçse urrejtje tek Zoti i tyre. Dhe mosbesimi i mosbesimtarëve nuk shton, veçse humbje.
40. Thuaju (O Muhammed): "Më thoni, çfarë mendoni për (të ashtuquajturit) zotat - shokë të cilët ju i lutni në vend të Allahut, më tregoni çfarë kanë krijuar ata nga toka? Apo mos kanë ndonjë pjesë në qiej? Apo mos u kemi dhënë Ne atyre ndonjë Libër dhe ata veprojnë mbi dëshmitë e qarta prej tij? Jo! Përkundrazi, Dhalimunët (mosbesimtarët keqbërës) nuk i premtojnë gjë njëri-tjetrit veçse hamendje mashtruese."
41. Sigurisht që Allahu shtrëngon qiejt dhe tokën që të mos shkëputen nga vendet e tyre dhe po të ishte se ata do të shkëputeshin nga vendet e tyre, nuk ka asnjë që të mund t'i mbante ata pas Tij. Vërtet që Ai është kurdoherë më Durimtari, vazhdimisht Falës i Madh.
42. Dhe ata u betuan në Allahun me betimin e tyre më të fortë se, në qoftë se do t'u vinte atyre këshillues, do të ishin më të udhëzuar se çdo popull (para tyre), por prapëseprapë, kur u erdhi këshillues (Muhammedi a.s.), nuk iu shtoi asgjë atyre veç arrati (nga e vërteta).

43. (Ata morën arratinë nga e vërteta) nga kryeneqësia në tokë dhe përbetimi për të punuar ligësinë, por përbetimi i së keqes rrethon vetëm atë që e bën atë. Atëherë a mund të presin ata gjë tjetër veç Sunnetit (sjelljes e veprimit me ta) si me popujt e parë? Kësisoj pra, nuk do të gjesh asnjë ndryshim në Sunnetin (Veprimin, Rrugën) e Allahut dhe nuk do të gjesh as ndonjë shmangie në Sunnetin (Veprimin, Rrugën) e Allahut.
44. A nuk kanë udhëtuar ata në tokë që të shohin se cili qe fundi i atyre para tyre, ndërsa ata qenë akoma më të fuqishëm se këta? Dhe Allahu nuk është i tillë që Atij t'i shpëtojë ndonjë gjë në qiej ose në tokë; padyshim që Ai është kurdoherë i Gjithëdituri, Mbizotëruesi i Gjithëfuqishëm.
45. Dhe po të ishte se Allahu do t'i ndëshkonte njerëzit për atë që ata vetë fituan, Ai nuk do të linte në faqe të tokës as edhe një krijesë të gjallë; por Ai u jep atyre afat deri në një kohë të përcaktuar dhe kur u vjen çasti, atëherë padyshim që Allahu është kurdoherë Gjithëvëzhgues i robëve të Vet.

# Ja - Sin

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

1. Ja, Sin.
2. (Betohem) në Kur'anin e pacënueshëm në Urtësinë e tij të lartë.
3. S'ka dyshim se ti (Muhammed) je prej të Dërguarve,
4. Në Udhën e Drejtë (në Besimin e Pastër Islam).
5. (Kjo është Shpallje) e zbritur nga i Gjithëfuqishmi, Mëshirëploti,
6. Me qëllim që ta këshillosh një popull, të parët e të cilëve nuk qenë këshilluar, kështu që ata janë të shkujdesur e të paditur.
7. Vërtet që Fjala (e ndëshkimit) tashmë është e provuar e vërtetë ndaj shumicës së tyre, prandaj ata nuk do të besojnë.
8. Sigurisht që Ne kemi vënë në qafat e tyre jaka hekuri që u arrijnë deri te mjekrra, kështu që kokat e tyre janë të ngrira.
9. Dhe Ne kemi vënë një pengesë të pakalueshme përpara tyre edhe mbrapa një pengesë të pakalueshme, edhe i kemi mbuluar nga lart, kështu që ata nuk mund të shohin.
10. Është njësoj për ta, nëse ti u tërheq vëmendjen, ose nuk ua tërheq vëmendjen, ata nuk do të besojnë.
11. Ti vetëm mund të këshillosh atë i cili ndjek Përkujtuesin (Kur'anin) dhe i frikësohet të Gjithëmëshirshmit pa e parë (Atë). Përgëzoje pra një të tillë me sihariqin e faljes dhe të shpërblimit të begatë (të Kopshteve të Xhennetit).
12. Nuk ka dyshim se Ne u japim jetë të vdekurve dhe Ne shënojmë atë që ata dërgojnë para tyre, edhe gjurmët e tyre, edhe gjithçka që Ne kemi shënuar në llogari (si dëshmi) në Librin e Qartë.
13. Dhe sillu atyre si një shembull përngjasues (ndodhinë për) banorët e qytetit, kur atyre u erdhën atje të Dërguarit.
14. Kur Ne çuam tek ata dy (të Dërguar), ata i mohuan që të dy, kështu që Ne i përforcuam ata me një të tretë dhe u thanë (banorëve të qytetit): "Me të vërtetë që ne jemi sjellë te ju si të Dërguar."
15. Ata u thanë: "Ju jeni thjesht vetëm qenie njerëzore tamam si edhe ne vetë, dhe i Gjithëmëshirshmi (Allah) nuk ka zbritur gjë, e ju veçse gënjeni."
16. (Të Dërguarit) thanë: "Zoti ynë e di që ne jemi sjellë të Dërguar te ju,
17. Dhe ne nuk kemi detyrë tjetër, veçse të shpallim qartë (Mesazhin)."
18. Ata u thanë: "Sa për ne, ne kemi parë shenjë ogurzezë prej jush e nëse nuk pushoni, ne do t'ju gurëzojmë dhe do t'ju shtrëngojë dënim i dhimbshëm prej nesh."
19. Ata (të Dërguarit) thanë: "Shenjat tuaja ogurzeza qofshin me ju! A pse u këshilluat? Por në të vërtetë ju jeni një popull Musrifun (që kalon çdo kufi në të gjitha krimet e gjynahet dhe duke mos i besuar e duke mos iu nënshtruar Allahut).
20. Dhe erdhi nga fundi tjetër i qytetit një njeri duke vrapuar, dhe tha: "O populli im! Bindjuni të Dërguarve.
21. Bindjuni atyre që nuk kërkojnë nga ju asnjë shpërblim (për vete) dhe që janë të udhëzuar drejt.
22. Dhe pse të mos e adhuroj unë Atë i Cili më ka krijuar mua dhe tek i Cili ju (të gjithë) do të ktheheni.

23. Vallë, a të marr (për adhurim) unë zota të tjerë në vend të Tij? Në qoftë se i Gjithëmëshirshmi (Allah) më dëshiron mua ndonjë të keqe, (atëherë) ndërhyrja e tyre nuk do të më vlejë aspak dhe as nuk munden të më shpëtojnë.
24. Atëherë (po të veproja kështu), do të isha në gabim të qartë.
25. Me të vërtetë që unë besova në Zotin tuaj; më dëgjoni pra!"
26. Atij i është thënë (kur mohuesit e vranë): "Hyn në Xhennet!" e ai tha: "Ah, sikur ta dinte populli im!;
27. Për çfarë më fali mua Zoti im dhe më bëri prej të nderuarve!"

## Pjesa 23

28. Pas tij, Ne nuk dërguam kundër popullit të tij ushtri nga qielli dhe as që ishte e nevojshme,
29. Ishte vetëm një Saihah (dënim me britmë shkatërruese e dërguar nga qielli) dhe ja! Të gjithë ata të heshtur, të ngrirë.
30. Oh! Mjerë për njerëzimin! Asnjëherë nuk u erdhi atyre i Dërguar, veçse gjithnjë u tallën me të.
31. A nuk e shohin ata sa shumë breza kemi shkatërruar Ne para tyre? Sigurisht që këta nuk do të kthehen tek ata.
32. Dhe sigurisht që të gjithë, - gjithsecili prej tyre do të sillet para Nesh.
33. Dhe një shenjë për ta është toka e vdekur. Ne i japim jetë asaj dhe Ne nxjerrim prej saj drithëra dhe kështu prej tyre ata hanë.
34. Dhe Ne kemi bërë në të kopshte hurmash dhe vreshta dhe kemi bërë në të edhe burime të ujit që derdhen me vrull.
35. Ashtu që ata të ushqehen nga frutat e saj në të dhe nuk e bënë gjithë këtë duart e tyre. A nuk do të falënderojnë pra?
36. Lavdi i qoftë Atij i Cili ka krijuar gjithë palët e atyre që prodhon toka si dhe nga vetë lloji i tyre (i qenies njerëzore) dhe nga ato gjëra që ata nuk i dinë.
37. Dhe një shenjë për ta është nata: Ne tërheqim prej saj ditën dhe ja, ata janë në errësirë.
38. Edhe dielli rend në rrugën e tij për një kohë (të përcaktuar). Ky është Vendimi i përcaktuar i të Gjithëfuqishmit, të Gjithëditurit.
39. Edhe hënës Ne i përcaktuam dhe i matëm asaj vendbanime (faza që t'i përshkojë), derisa të kthehet si një kërcell i vjetër i tharë hurme (hëna e re).
40. Nuk shkon për diellin të kapë hënën dhe as nata nuk e lë prapa (nuk ia kalon në vrapimin e saj) ditën. Ata të gjithë notojnë, secili në orbitë.
41. Dhe një shenjë për ta është (ajo), se Ne mbartëm pasardhësit e tyre (të njerëzimit) në barkën e ngarkuar rëndë (të Nuhut).
42. Dhe Ne kemi krijuar po si ajo për ta, të cilat i ngasin e udhëtojnë.
43. Dhe po të donim, Ne do t'i fundosnim ata dhe nuk do të ketë asnjë thirrje për ta (që të dëgjojnë britmën e tyre për ndihmë), as nuk do të shpëtohen.
44. Nëse nuk do të ishte Mëshira nga Ne dhe një kënaqësi e përkohshme (për ta në këtë botë).
45. Dhe kur atyre u thuhet: "Kini frikë dhe ruhuni nga ajo që keni para jush (ndëshkimet e kësaj bote) dhe nga ajo që keni nga pas (ndëshkimet në Jetën e Pastajme), me qëllim që të mund të mëshiroheni."
46. Dhe nuk erdhi asnjë tregues nga shenjat e treguesit e Zotit të tyre tek ata, që të mos i kthenin shpinën e të largoheshin prej tyre.
47. Dhe kur u thuhet atyre: "Shpenzoni nga ajo që ju ka dhuruar Allahu", ata që nuk besojnë u thonë atyre që besojnë: "A të ushqejmë ata të cilët, po të donte Allahu, Ai do t'i kishte ushqyer? Veç ju jeni në gabim të qartë."
48. Dhe thonë: "Kur do të përmbushet ky premtim (Ringjallja), nëse jeni që flisni të vërtetën?"
49. Ata s'presin veç një Saihah (britmë shkatërruese) të vetme e cila do t'i mbërthejë ata, ndërkohë që hahen e kundërshtohen!
50. Pastaj nuk do të mund të lënë amanete, as nuk do të kthehen te familjet e tyre.
51. Dhe do t'i fryhet Surit (për herë të dytë) dhe ja, ç'të shohësh! Nga varret do të dalin me të shpejtë drejt Zotit të tyre.
52. Do të thonë: "Mjerë ne! Kush na ka ngritur nga vendi ynë i gjumit?" (Do t'u thuhet): "Kjo është ajo që ju premtoi i Gjithëmëshirshmi (Allah) dhe të Dërguarit thanë të vërtetën!"
53. Do të jetë vetëm një Saihah (thirrje e fuqishme, fryrja e dytë e Surit) e vetme dhe ja! Ç'të shohësh! Ata të gjithë në pritje të sjellë përpara Nesh!
54. Këtë Ditë (Ditën e Ringjalljes), askujt nuk do t'i bëhet padrejtësi në asnjë gjë, dhe nuk shpërbleheni me tjetër, veçse çfarë patët punuar.

55. Me të vërtetë që banorët e Kopshteve të Begatë atë Ditë do të jenë të zënë me gjëra të gëzueshme.
56. Ata dhe bashkëshortet e tyre do të jenë në hije të këndshme të shtrirë në kolltukë.
57. Ata do të kenë atje fruta (të të gjitha llojeve) dhe gjithçka që të kërkojnë.
58. (Do t'u thuhet): "Selam (Paqja qoftë mbi ju)!" - Fjalë nga Zoti (Allahu), Mëshirëploti.
59. (Do të thuhet): "Ndahuni këtë Ditë (nga besimtarët) o Muxhrimunë (kriminelë, politeistë, mëkatarë, mohues të Islamit, të lig)!
60. A nuk ju urdhërova dhe a nuk jua përcaktova juve, o Bij të Ademit, që të mos adhuroni shejtanin? Vërtet që ai ishte për ju armik i qartë.
61. (Ju porosita) dhe që ju duhet të më adhuronit vetëm Mua (Një e të Vetëm në Besimin Islam). Kjo është Udha e Drejtë.
62. Dhe vërtet që ai (shejtani) humbi turma të shumta prej jush. A nuk jeni që merrni vesh, pra?
63. Ky është Xhehenemi që u qe premtuar (dhe që gjithnjë iu tërhoq vëmendja për të)!
64. Përqafojeni pra atë, digjuni në të këtë Ditë për atë se ju gjithnjë e mohuat."
65. Këtë Ditë Ne do të vulosim gojët e tyre dhe Neve do të na flasin duart e tyre, dhe këmbët e tyre do të dëshmojnë për gjithçka që ata punuan e fituan gjithnjë. (Thuhet se këmba e majtë e njeriut do të jetë e para që do të dëshmojë).(Tefsir At-Tabari).
66. Dhe po të kishim dashur Ne, sigurisht që Ne do t'i kishim fshirë (verbuar) sytë e tyre, që të përpiqeshin për (të gjetur) Udhën, po si do të shihnin?
67. Dhe po të kishim dashur Ne, sigurisht që Ne do t'i kishim shndërruar ata në vendet e tyre (në kafshë, sende pa jetë), kështu që s'do të kishin mundur as të ecnin përpara dhe as të ktheheshin prapa.
68. Dhe atij të cilit Ne i dhurojmë jetë të gjatë, - Ne e rikthejmë atë në krijim (dobësi pas fuqisë). A nuk do të marrin vesh, pra?
69. Dhe Ne nuk i kemi mësuar atij (Muhammedit a.s.) poezi dhe as që i shkon (kjo gjë atij). Ky është veçse Mesazh Përkujtues dhe Kur'an i qartë.
70. Për të këshilluar atë që është i gjallë (me mend e zemër, besimtar) dhe të përligjet Fjala (fajësimi) kundër mosbesimtarëve.
71. A nuk e shohin ata, se Ne kemi krijuar për ta nga ato gjëra që kanë krijuar Duart Tona - bagëtitë, kështu që ata i janë nën sundim (dhe në shërbim) të tyre?
72. Dhe (që) Ne ua kemi nënshtruar ato atyre? Kësisoj disa prej tyre ata i kanë për të udhëtuar dhe disa i hanë.
73. Dhe për ta ka në to përfitime (të tjera veç këtyre) dhe marrin për të pirë (qumësht). A nuk do të falënderojnë, pra?
74. Dhe kanë marrë në vend të Allahut të adhuruar të tjerë duke shpresuar se mund të ndihmohen (prej të ashtuquajturve zota të tyre).
75. Ata nuk mund t'u sjellin ndihmë atyre, por do të sillen (gjatë Llogarisë) si turmë kundër atyre të cilët i patën adhuruar.
76. Pra, le të mos të të pikëllojë ty fjala e tyre. Sigurisht që Ne dimë çfarë ata fshehin dhe çfarë shfaqin.
77. A nuk e sheh njeriu se Ne e kemi krijuar atë nga Nutfah (lëngu i ngjizur i krijuar nga bashkimi i farës së vezëve mashkullore me ato femërore)? Kur ja! Ai kundërshtar i hapur.
78. Dhe na solli Neve shembull, ndërsa e harron krijimin e vet. (Një i tillë) thotë: "Kush do t'u japë jetë këtyre kockave kur të jenë kalbur e të jenë bërë pluhur?"
79. Thuaj: "Ai do t'u japë jetë atyre, i Cili i krijoi ato për herë të parë! Dhe Ai është për çdo krijesë i Gjithëditur!"
80. (Ai) i Cili nxjerr për ju zjarrin nga pema e gjelbër, kur ja! Ju prej saj ndizni.
81. A nuk është Ai i Cili krijoi qiejt dhe tokën, i Zoti të krijojë (përsëri) si ata? Po, nuk ka pikë dyshimi dhe Ai është Gjithëkrijuesi, i Gjithëdituri.
82. Sigurisht që Urdhëri i Tij, kur Ai dëshiron një gjë, është vetëm se Ai t'i thotë asaj: "Bëhu!" - dhe ajo është e bërë (në çast)!
83. Kështu pra, i Lavdëruar qoftë Ai dhe i Lartësuar mbi gjithçka që ata ia bashkojnë Atij, në Duart e të Cilit është mbizotërimi i çdo gjëje dhe tek Ai ju të gjithë do të ktheheni.

## Es Saffat - Të vendosurit në radhë

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

1. (Betohem) për ata (melekë) të vendosur në radhë!

2. Për ata (melekë) që i drejtojnë retë në rrugë të mirë!
3. Për ata (melekë) që sjellin Librin dhe Kur'anin tek njerëzimi! (Tefsir Ibn Kethir).
4. Padyshim që i Adhuruari (ilahu - Zoti) juaj është vërtetë Një (Allahu):
5. Zoti i qiejve dhe i tokës dhe i gjith ç'gjindet mes tyre dhe Zot i çdo pike të lindjes së diellit.
6. Vërtet që Ne e kemi stolisur qiellin e afërt të dynjasë me yje.
7. Dhe për të ruajtur ndaj çdo shejtani kryengritës.
8. Ata nuk mund të dëgjojnë grupin më lart (të melekëve) pasi ata vriten me zjarr (bombardohen nga çdo anë).
9. Të përzënë dhe i tyre është një ndëshkim i pandërprerë (i dhimbshëm),
10. Përveç ndonjërit që shkëput ndonjë grimcë vjedhurazi dhe janë të ndjekur me zjarr flakërues me shkëlqim të fortë.
11. Pra, pyeti ata (politeistët, O Muhammed): "A janë më të vështirë ata për t'u krijuar, apo ato (të tjerat, si krijimi i qiejve dhe i tokës) të cilat Ne i kemi krijuar?" Sigurisht që Ne i krijuam ata nga balta ngjitëse.
12. Por në të vërtetë ti u habite (me fyerjen e turpshme të tyre) kur ata u tallën (me ty dhe me Kur'anin).
13. Dhe kur u tërhiqet vëmendja, nuk ia vënë veshin aspak.
14. Dhe kur shohin ndonjë Ajah (shenjë treguese, provë) nga Allahu, ata tallen me të.
15. Dhe thonë: "Kjo s'është gjë tjetër veçse magji e kulluar!
16. Kur ne të kemi vdekur dhe të jemi bërë dhe e eshtra, a vërtet që (atëherë) do të ribëhemi?
17. Po kështu edhe baballarët tanë të parë?"
18. Thuaju: "Po dhe atëherë do të poshtëroheni."
19. Dhe veç do të jetë vetëm një Zexhreh (thirrje shtrënguese që do të jetë fryrja e dytë e Surit) e vetme, kur ja! Të gjithë ata zgurdullojnë sytë!
20. Do të thonë: "Mjerë për ne! Kjo është Dita e Shpërblimit!"
21. (Do t'u thuhet): "Kjo është Dita e Ndarjes (e Gjykimit e të gjithë llojeve të njerëzve) të cilën ju gjithnjë e mohonit."
22. (Do t'u thuhet melekëve): "Mblidhini ata që punuan të keqen bashkë me shokët e tyre (nga shejtanët) dhe ata që patën të adhuruar -
23. Në vend të Allahut dhe i drejtoni (të gjithë) në rrugën e Zjarrit të ashpër flakërues (Xhehenem);
24. Por i ndaloni. Sigurisht që do të pyeten.
25. Si është puna me ju që nuk e ndihmoni njëri-tjetrin (siç bënit në jetën e botës së parë)?"
26. Jo! Por këtë Ditë ata do të nënshtrohen.
27. Dhe do t'i kthehen njëri-tjetrit e do të pyeten mes tyre.
28. Do të thonë: "Ishit ju që gjithnjë na vinit neve nga e djathta (duke na zbukuruar çdo poshtërsi)."
29. Ata (pala tjetër) do të përgjigjen: "Jo, përkundrazi ju vetë nuk ishit besimtarë.
30. Dhe ne as që kishim pushtet mbi ju. Jo! Por ju ishit popull Tagun (të pabindur, politeistë, mosbesimtarë që kalonin çdo kufi).
31. Kështu që tash Fjala e Zotit tonë, se padyshim që ne do të shijonim (ndëshkimin), u vërtetua dhe u përligj.
32. Kësisoj ne ju udhëhoqëm ju në humbje, sepse vetë ne ishim në humbje."
33. Pastaj padyshim që atë Ditë ata (të gjithë) do të kenë pjesë në ndëshkim.
34. Sigurisht që kjo është çfarë bëjmë Ne me Muxhrimunët (kriminelët, mëkatarët, politeistët, mohuesit, të panënshtruarit ndaj Allahut).
35. Vërtet se kur iu tha atyre: "La ilahe il-la Allah! (Nuk ka të adhuruar tjetër të merituar përveç Allahut)", ata u frynë me krenari (duke e mohuar atë).
36. Dhe thanë (e thonë): "A t'i braktisim zotat tanë të adhuruar për shkak të një gënjeshtari të çmendur?"
37. Jo! Përkundrazi ai (Muhammedi a.s.) ka ardhur me të vërtetën (me Fenë e Allahut, Islamin dhe Kur'anin) dhe vërteton e përforcon të Dërguarit (e tjerë para tij të cilët sollën vetëm Fenë e Allahut e Feja e Allahut është një: Islami, nënshtrimi i plotë i njeriut Vullnetit e Ligjit të Allahut).
38. Me të vërtetë që ju do të shijoni ndëshkimin e dhimbshëm;
39. Dhe ju nuk do të shpërbleheni përveçse vetëm çfarë vepruat gjithnjë (në këtë botë: ligësi, poshtërsi, mëkate, mosnënshtrim ndaj Allahut).
40. Përveç robëve të zgjedhur të Allahut (njerëzit me besim të plotë, të bindur, besimtarë të vërtetë në Fenë e Allahut, në Islam).

41. Për këta do të ketë dhuratë të njohur (në Kopshtet e Xhennetit),
42. Fruta; dhe do të nderohen,
43. Në Kopshtet e lumturisë,
44. Në frone të nderit përballë njëri-tjetrit.
45. Rrotull do t'u sillen kupa me pije të kulluar,
46. E bardhë, e shijshme për ata që e pinë,
47. Nuk ka në të as Gaul (dhembje, shqetësime ose gjynahe) që të vijnë prej saj dhe as nuk do të helmohen a dehen prej saj.
48. Dhe me ta do të jenë gra të dëlira me sy të mëdhenj me bukuri e mrekulli që i ndalojnë shikimet e tyre (duke mos dëshiruar askënd veç bashkëshortëve të tyre).
49. (Të brishta, të pastra) si të ishin vezë (të fshehura) të ruajtura mirë.
50. Pastaj do të kthehen nga njëri-tjetri duke u pyetur mes tyre.
51. Një folës prej tyre do të thotë: "Vërtet që kam pasur një shok të afërt (në dynja),
52. I cili gjithnjë thoshte, 'A je ti prej atyre që besojnë,
53. (Se) kur ne të vdesim dhe të jemi bërë dhe e eshtra, a vërtet (do të ngrihemi) për të marrë shpërblim ose ndëshkim sipas punëve tona'?"
54. Folësi tha: "A do të vështrosh poshtë?"
55. Kështu ai vështroi poshtë dhe e pa atë (shokun e dynjasë) në mes të Zjarrit të egër flakërues.
56. Ai tha: "Për Allah! Ti pothuaj më shkatërrove,
57. Po të mos kishte qenë Mirësia e Zotit tim, padyshim që do të kisha qenë prej atyre që janë sjellë atje (në Xhehenem)."
58. (Banorët e Xhennetit do të thonë): "A jemi që nuk do të vdesim (më),
59. Përveç vdekjes sonë të parë dhe nuk do të ndëshkohemi?"
60. Me të vërtetë që ky është ai ngadhënjimi madhështor!
61. Për një të ngjashëm të tillë le të punojnë punëtorët, pra.
62. A është ai (Xhenneti) kënaqësi më e mirë, apo pema e Zekumit (pemë e tmerrshme në Xhehenem)?
63. Në të vërtetë Ne e kemi bërë atë sprovë ndëshkuese për Dhalimunët (mohuesit, keqbërësit).
64. Me të vërtetë që është pemë që del që nga fundi i Zjarrit të egër flakërues,
65. Degët e kërcellit të frutave janë si kokat e shejtanëve,
66. Vërtet që ata do të hanë prej saj dhe do të mbushin barkun e tyre me të.
67. Pastaj mbi gjithë këtë, do t'u jepet ujë i valë për ta pirë që bëhet me përzierje.
68. Më tej mbas kësaj, sigurisht që kthimi i tyre do të jetë te Zjarri i egër flakërues.
69. Me të vërtetë që ata i gjetën baballarët e tyre në udhë të gabuar,
70. Kësisoj (edhe) ata nxituan të ndjekin gjurmët e tyre!
71. Dhe vërtet që humbën shumica e njerëzve të parë,
72. Dhe me siguri që Ne çuam mes tyre këshillues (të Dërguar);
73. Shih pra, si ishte fundi i atyre që u këshilluan (por që nuk përfillën).
74. Përveç robëve të zgjedhur të Allahut (besimtarëve të vërtetë në Fenë e Allahut, në Islam).
75. Dhe vërtet që Nuhu, na u lut Neve dhe Ne jemi më të Mirët që i përgjigjemi (lutjes).
76. Dhe Ne e shpëtuam atë dhe familjen e tij nga një mjerim i madh (përmbytja),
77. Dhe pasardhësit e tij, mu ata Ne i bëmë të mbeten (gjallë) dhe të trashëgojnë në tokë.
78. Dhe Ne lamë për të (përkujtim përgëzues) ndër brezat e mëpastajmë:
79. "Selam (Paqja Jonë qoftë) mbi Nuhun ndër gjithë Alemin (ndër njerëzimin, xhindet dhe gjithë ç'është e që ka krijuar Allahu)!"
80. Sigurisht që kësisoj Ne i shpërblejmë Muhsinunët (mirëpunuesit në Rrugën e Allahut).
81. Vërtet që ai (Nuhu) ishte nga robët Tanë besimtarë.
82. Pastaj Ne i përmbytëm të tjerët (mosbesimtarët).
83. Dhe padyshim që mes tyre që ndoqën udhën e tij (Nuhut), është sigurisht Ibrahimi.
84. Kur ai erdhi te Zoti i tij me zemër të pastër (të lidhur vetëm tek Allahu Një dhe i Vetëm).
85. Kur i tha babait të vet dhe popullit të tij: "Ç'farë adhuroni?
86. A është mashtrimi - të adhuruar të tjerë të rremë në vend të Allahut që ju dëshironi?
87. Po ç'mendoni atëherë për Zotin e Aleminit (të gjithësisë, të njerëzve dhe të xhindeve)?"
88. Pastaj u hodhi një shikim yjeve,
89. Dhe tha: "Me të vërtetë që jam i molepsur me murtajë (ai e bëri këtë për të qëndruar në tempullin e tyre të idhujve për t'i shkatërruar ata e të mos shkonte me ta në festën e tyre pagane)."

90. Kështu ata u larguan dhe ikën prej tij (nga frika e sëmundjes).
91. Pastaj ai u kthye të adhuruarve (zotave - idhujve të tyre) dhe tha: "A nuk do të hani (nga ajo që ju kanë sjellë)?
92. Si është puna me ju që nuk flisni?"
93. Pastaj u kthye mbi ta duke i goditur me dorën e djathtë.
94. Ndërsa ata (njerëzit) erdhën drejt tij me rrëmbim.
95. Ai u tha: "A adhuroni ato që ju vetë i gdhendni?
96. Ndërsa Allahu ju ka krijuar ju dhe çfarë ju bëni e vepronі!"
97. Ata thanë: "Bëni për të një ndërtesë (thuhet se ishte si furrë) dhe hidheni atë në zjarrin flakërues!"
98. Kështu ata vendosën një përbetim kundër tij, por Ne i bëmë ata më të poshtëruarit.
99. Ndërsa tha (pasi u shpëtua nga zjarri): "Me të vërtetë që do të shkoj te Zoti im. Sigurisht që Ai do të më udhëzojë!"
100. "Zoti im! Më dhuro (pasardhës) nga të drejtët!"
101. Kështu Ne i dhamë lajmin përgëzues të një djali durues të madh.
102. Dhe kur ai (i biri) u rrit mjaft sa të ecte me të, ai tha: "O biri im! Kam parë në ëndërr që po të prisja ty (duke të bërë kurban për Allahun). Mendo pra, si e shikon! I biri i tha: "O baba! Bëje atë që je urdhëruar, se do të më gjesh mua, në dashtë Allahu, prej durimtarëve."
103. Pastaj, kur të dy ia nënshtruan veten plotësisht (Vullnetit të Allahut) dhe ai e shtriu atë me ballin përtokë (për ta bërë kurban),
104. Ne i thirrëm atij: "O Ibrahim!
105. Ti e përmbushe tashmë ëndrrën!" Sigurisht që kësisoj i shpërblejmë Ne Muhsinunët (mirëpunuesit në Rrugë të Allahut).
106. Sigurisht që kjo, vërtet ishte një provë e qartë.
107. Dhe Ne e liruam atë me anë të një kurbani të madh (dash nga Xhenneti);
108. Dhe Ne lamë për të (përkujtim përgëzues) ndër brezat e mëpastajmë.
109. "Selam - (Paqja Jonë qoftë) mbi Ibrahimin!"
110. Kësisoj i shpërblejmë Ne Muhsinunët (mirëpunuesit në Rrugën e Allahut).
111. Vërtet që ai (Ibrahimi) ishte nga robët Tanë besimtarë.
112. Dhe i dhamë atij lajmin përgëzues të Is'hakut - Pejgamber nga të drejtët.
113. Ne e bekuam atë dhe Is'hakun, ndërsa nga pasardhësit e tyre ka (disa) që punojnë mirësi e drejtësi dhe disa që qartë e gabojnë veten e tyre.
114. Dhe vërtet që Ne u dhuruam Mirësinë Tonë, Musait dhe Harunit.
115. Dhe Ne i shpëtuam ata dhe popullin e tyre nga mjerimi i madh;
116. Dhe Ne i ndihmuam ata, kështu që ata qenë që dolën fitimtarë.
117. Dhe Ne u dhamë atyre (të dyve) Librin qartësues;
118. Dhe Ne i udhëzuam ata (të dy) në Udhën e Drejtë.
119. Dhe Ne lamë për ata (të dy, përkujtim përgëzues) ndër brezat e mëpastajmë.
120. "Selam (Paqja Jonë qoftë) mbi Musain dhe Harunin!"
121. Sigurisht që kësisoj i shpërblejmë Ne Muhsinunët (mirëpunuesit në Rrugën e Allahut).
122. Vërtet që ata të dy ishin nga robët Tanë besimtarë.
123. Dhe vërtet që Iljasi qe një nga të Dërguarit.
124. Kur ai i tha popullit të tij: "A nuk i frikësoheni Allahut?
125. A do të lutni Bealin (idhull i adhuruar prej këtij populli) dhe të hiqni dorë nga më i Miri i krijuesve,
126. Allahu, Zoti juaj dhe i baballarëve tuaj të parë?"
127. Por ata e përgënjeshtruan atë (Iljasin), kështu që ata medoemos do të sillen (në ndëshkim),
128. Përveç robëve të zgjedhur të Allahut (njerëzit me besim të plotë, të bindur, besimtarë të vërtetë në Fenë e Allahut, në Islam).
129. Dhe Ne lamë për të (përkujtim përgëzues) ndër brezat e pastajmë,
130. "Selam (Paqja Jonë qoftë) mbi Iljasin!"
131. Sigurisht që kësisoj i shpërblejmë Ne Muhsinunët (mirëpunuesit në Rrugën e Allahut).
132. Vërtet që ai ishte nga robët Tanë besimtarë.
133. Dhe vërtet që edhe Luti ishte nga të Dërguarit.
134. Kur Ne e shpëtuam atë dhe familjen e tij të gjithë,
135. Përveç një gruaje në moshë (bashkëshortja e Lutit), e cila qe nga ata që mbetën pas (me të ndëshkuarit).

136. Pastaj Ne i shkatërruam të tjerët (që mbetën pas në qytetin e Sodomit, aty ku sot është Deti i Vdekur).
137. Dhe ju (Kurejshë, politeistë, mosbesimtarë) kaloni atypari në mëngjes (ditën),
138. Edhe natën. A nuk do të merrni vesh, pra?
139. Dhe vërtet që edhe Junusi ishte nga të Dërguarit.
140. Kur ai vrapoi drejt anijes së ngarkuar,
141. Ai (pranoi të) hidhte short dhe ai qe nga të humburit.
142. Pastaj atë e gëlltiti peshku i madh pasi kishte bërë një veprim për të cilin duhej të ngarkohej me faj.
143. E po të mos ishte nga ata që e lavdërojnë Allahun,
144. Ai padyshim që do të kishte mbetur brenda në barkun e tij (të peshkut) deri në Ditën e Ringjalljes.
145. Por Ne e hodhëm atë në bregun e zhveshur, ndërsa qe i sëmurë.
146. Dhe Ne bëmë që të rritej mbi të një bimë kungulli.
147. Dhe Ne e dërguam atë te (një popull prej) njëqind mijë a më shumë.
148. Dhe ata besuan, kështu që Ne i lamë ata të shijojnë lumturi për një kohë.
149. Tani pyeti ata (Kurejshit, o Muhammed): "A për Zotin tënd janë vetëm bijat dhe për ta bijtë?"
150. Apo Ne i krijuam melekët femra duke qenë ata dëshmitarë?
151. Nuk ka dyshim që është shpifja e tyre (e paganëve kurejshë) që thonë:
152. "Allahu ka lindur (melekët janë bijat e Allahut)?!"
153. A paska zgjedhur Ai bijat përmbi bijtë?
154. Ç'keni! Si gjykoni?
155. A nuk do të përkujtoni, pra?
156. Apo keni argument të qartë?
157. Silleni atëherë Librin tuaj nëse jeni të drejtë!
158. Dhe kanë trilluar edhe një afërsi ndërmjet Tij dhe xhindeve, por xhindet e dinë mirë se ata padyshim që do të duhet të dalin (para Tij, se ata do të mirren në llogari).
159. Lavdi i qoftë Allahut! (Ai është i lirë) nga gjithçka që ata ia mveshin Atij!
160. (Këto trillime i bëjnë paganët, politeistët, mohuesit) përveç robëve të zgjedhur të Allahut (besimtarët e vërtetë në Fenë e Allahut, në Islam) të cilët Ai i zgjedh (për Mëshirën e Tij).
161. Kështu pra, me të vërtetë ju dhe ata të cilët ju i adhuroni,
162. Nuk mundeni të humbni (të largoni ndonjë nga besimtarët nga Allahu),
163. Përveç atyre që janë paracaktuar të digjen në Xhehenem!
164. Nuk ka asnjë prej nesh (melekëve), që nuk e ka vendin e tij të njohur;
165. Vërtet që ne (melekët), ne jemi të rreshtuar (në adhurim).
166. Vërtet që ne (melekët), ne jemi ata që lartësojnë (Lavditë e Allahut, që kryejmë falje).
167. Dhe në të vërtetë ata (paganët arabë) ishin që thoshin:
168. "Po të kishim para ardhjes tënde (Muhammedit a.s.) ndonjë njoftim nga të parët,
169. Padyshim që do të kishim qenë robër të zgjedhur të Allahut (besimtarë të vërtetë)!"
170. Por (tash që u erdhi i Dërguari dhe Kur'ani), ata e mohojnë atë; Por shpejt do ta marrin vesh ata!
171. Dhe sigurisht që Fjala Jonë, ka kaluar qysh më parë për robët Tanë të Dërguar,
172. Se ata me siguri do të nxirren ngadhënjyes.
173. Dhe se ushtritë Tona, ato do të jenë fitimtare.
174. Kështu që largohu prej tyre për pak kohë (O Muhammed),
175. Vështroj ata dhe ata do të shohin (ndëshkimin)!
176. A kërkojnë të shpejtohet Ndëshkimi Ynë?
177. Atëherë pra, kur ai t'u zbresë në oborr, vërtet i keq do të jetë mëngjesi për ata që qenë këshilluar!
178. Kështu që largohu prej tyre për pak kohë (O Muhammed),
179. Dhe vështroj ata dhe ata do të shohin (ndëshkimin)!
180. Lavdi Zotit tënd, Zotit të Nderimit dhe të Fuqisë! (Ai është i Lirë) nga gjithë çfarë ata ia mveshin Atij!
181. Dhe paqja qoftë mbi të Dërguarit!
182. Dhe gjithë lavdërimet dhe falënderimet janë për Allahun, Zotin e Aleminit (Zoti i gjithë botëve, i gjithësisë dhe i gjithë ç'gjindet në të, gjithë ç'ka krijuar Allahu, Zoti i njerëzve dhe i xhindeve).

# Sad

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

1. Sad. Betohem për Kur'anin gjithë përkujtim.
2. Por ata që nuk besojnë janë në krenari të rreme dhe në kundërshti.
3. Sa shumë gjenerata para tyre Ne kemi asgjësuar! Dhe ata thirrën kur nuk kishte më aspak kohë për të shpëtuar!
4. Dhe ata (Arabët paganë) habiten që një këshillues (Muhammedi a.s.) u ka ardhur nga vetë mesi i tyre! Dhe mosbesimtarët thonë: "Ky është magjistar, gënjeshtar.
5. A i ka bërë ai (të gjithë) zotat në Një Zot?! Vërtet që kjo është një gjë e çuditshme!"
6. Dhe prijësit nga mesi i tyre silleshin (duke thënë): "Vazhdoni dhe qëndroni të palëkundur tek të adhuruarit tuaj (idhujt)! Vërtet që kjo është një gjë e kurdisur (kundër jush)!
7. Ne nuk kemi dëgjuar si kjo nga feja e kohëve të fundit (Krishterimi). Kjo nuk është tjetër veçse shpikje (e re)! (Tefsir Al-Kurtubi).
8. A është zbritur Përkujtuesi vetëm tek ai nga mesi ynë?" Por ata janë në dyshim për Përkujtuesin Tim (Kur'anin)! Jo! Por ata nuk e kanë shijuar Ndëshkimin Tim!
9. Apo mos kanë ata thesaret e Mëshirës së Zotit tënd, të Gjithëfuqishmit, Dhuruesit të Vërtetë?
10. Apo mos është se sundimi i qiejve dhe i tokës dhe i gjithë ç'gjindet ndërmjet tyre është i atyre? Nëse është kështu, le të ngjiten me mjetet (ose me litarët drejt qiejve)!
11. (Ngaqë mohuan Mesazhin e Allahut) ata do të jenë ushtri e shpartalluar sikur edhe hordhitë e mëdha të kohëve të vjetra.
12. Para tyre (pati shumë që) mohuan të Dërguarit, - populli i Nuhut, Aadi dhe Faraoni - njeriu i hurit (me të ndëshkonte popullin).
13. Edhe Themudi, edhe populli i Lutit, dhe Banorët e Pyllit (populli i Medjenit ku qe dërguar Shuajbi a.s.); - të tilla qenë hordhitë e mëdha.
14. Secila prej tyre veçse i përgënjeshtroi të Dërguarit, kështu që Ndëshkimi Im u përligj (qe i merituar dhe i pashmangshëm).
15. Edhe këta presin vetëm një Saihah (thirrja e madhe - fryrja e Surit nga meleku Israfil) e cila (kur të vijë) nuk do të ketë më pritje a mbarim (derisa të shuhet gjithçka e të mbetet vetëm Allahu i Vetëm, gjithë Madhështi, i Pakufi, gjithë Nderim në Lavdi).
16. Dhe thonë: "Zoti ynë! Na e shpejto neve El-Kittan (shënimet tona të veprave të mira dhe të këqia që të mund ta shohim atë) para Ditës së Llogarisë!"
17. Ji i duruar (O Muhammed) për çfarë thonë ata dhe kujto robin Tonë, Daudin të pajisur me fuqi. Vërtet që ai gjithnjë qe që drejtohej për të gjitha çështjet dhe me pendim (tek Allahu).
18. Me të vërtetë që Ne i bëmë malet të lartësojnë Lavditë Tona bashkë me të, gjithë pasditën (Ashi - nga mesdita deri në mbrëmje) dhe gjithë paraditën (Ishrak - nga lindja e diellit deri në mesditë).
19. (Po kështu) edhe zogjtë mblidheshin: të gjithë bashkë me të i ktheheshin Allahut dhe lartësonin Lavditë e Tij. (Tefsir Al-Kurtubi).
20. Ne e bëmë të fuqishme mbretërinë e tij dhe i dhamë atij El-Hikmeh (Pejgamberinë, dhuntinë e dijes së plotë mbi Fenë e Allahut) dhe gjykim të drejtë në fjalë e vendim.
21. Dhe a të ka arritur ty lajmi i ndërgjykuesve, kur ata kapërcyen murin në dhomën e tij të faljes (në Mihrab)?
22. Kur ata hynë tek Daudi, ai u trondit prej tyre, por ata i thanë: "Mos u frikëso! Ne jemi dy palë në kundërshtim dhe njëri i ka bërë padrejtësi tjetrit. Gjyko pra, mes nesh me vërtetësi dhe mos na bëj padrejtësi. Dhe na udhëzo në Rrugën e Drejtë.
23. Vërtet që ky vëllai im (i fesë) ka nëntëdhjetë e nëntë dhen, ndërsa unë kam vetëm një dele dhe më thotë: 'Ma lër atë në dorë mua', dhe më mundi me fjalë."
24. (Daudi menjëherë, pa dëgjuar tjetrin) tha: "Ai të ka bërë ty padrejtësi duke kërkuar delen tënde për t'ia shtuar tufës së tij. Dhe me të vërtetë, shumë bashkëpjesëtarë i bëjnë padrejtësi njëri-tjetrit përveç atyre të cilët besojnë dhe punojnë mirësi e drejtësi. E sa pak janë ata!" Dhe Daudi e kuptoi që Ne e kishim vënë atë në provë dhe kërkoi Faljen e Zotit të tij duke rënë i përkulur (me fytyrë në tokë në sexhde) dhe iu kthye (Allahut) me pendim.
25. Kështu pra, Ne ia falëm atij atë dhe vërtet që për të është një afrim i madh drejt Nesh dhe një vend i mirë në kthimin e fundit (në Xhennetin e Lartë).
26. O Daud! Me të vërtetë që Ne të kemi vendosur ty si trashëgues në tokë, kështu që gjyko mes njerëzve me të vërtetën e drejtësinë dhe mos ndiq dëshirën tënde, pasi ajo do të të

largojë nga Rruga e Allahut. Sigurisht se ata që enden të humbur larg Rrugës së Allahut, kanë ndëshkim të rreptë, për shkak se ata e harruan Ditën e Llogarisë.
27. Dhe Ne nuk i krijuam qiellin dhe tokën dhe gjithë ç'është ndërmjet tyre pa qëllim! Ky është gjykim i atyre që nuk besojnë! Pra, mjerë për ata që nuk besuan (në Islam) nga Zjarri!
28. A do t'i trajtojmë ata që besojnë (Allahun Një e të Vetëm, në Islam) dhe që punojnë mirësi e drejtësi si Mufsidunë (që i bashkojnë shokë Allahut dhe bëjnë krime) në tokë? Apo do t'i trajtojmë Ne Muttekunët (të përkushtuarit në Besimin e Pastër Islam) si Fuxhxharë (kriminelë, mohues të së drejtës e të vërtetës, të poshtër)? (Jo, kurrë!).
29. (Ky është) një Libër (Kur'an) gjithë bekime e mirësi, të cilin Ne ta kemi zbritur ty me qëllim që ata të mendojnë e të thellohen në Vargjet e tij dhe që njerëzit e brumosur me mendje të shëndoshë të mund të përkujtojnë.
30. Daudit Ne i dhuruam Sulejmanin. Sa rob i shkëlqyer! Vërtet që ai ishte që kthehej gjithnjë me pendim (drejt Nesh)!
31. Kur atij iu sollën përpara një pasdite kuaj të përgatitur mirë, të racës më të mirë (për Xhihad, në luftë për Çështjen e Allahut).
32. Tha: "Vërtet që desha të mirën (këta kuaj) në vend të përkujtimit të Zotit tim (të faljes së vaktit të pasdites)", derisa kaloi koha dhe (dielli) ishte fshehur nën mbulesë (të natës).
33. (Pastaj tha): "M'i sillni ata prapë!" Pastaj filloi të kalonte dorën mbi këmbët dhe qafat e tyre (duke i lëmuar të gjithë deri në fund).
34. Dhe vërtet që Ne e sprovuam Sulejmanin dhe Ne e vendosëm në fronin e tij Xhesedun (një shejtan, kështu që ai e humbi përkohësisht mbretërimin gjatë kësaj sprove), por ai vërtet që iu kthye Allahut me nënshtrim e pendim (dhe u kthye te froni dhe mbretërimi i tij me Mirësinë dhe Përkujtimin e Allahut).
35. Ai tha: "Zoti im! Më fal mua dhe më dhuro mua mbretërim të atillë që të mos i shkojë (e të mos ketë) asnjë pas meje: Vërtet që Ti, Ti je Dhuruesi i Vërtetë i Begative pa kufi!"
36. Kështu Ne ia nënshtruam atij erën të fryjë lehtë nën urdhërin e tij në çdo drejtim që ai donte,
37. Edhe shejtanët nga xhindet (duke përfshirë) çdo lloj ndërtuesi dhe zhytësi,
38. Si edhe të tjerë të lidhur në pranga.
39. (I tha Allahu Sulejmanit): "Kjo është Dhurata Jonë, kështu që nëse ti shpenzon ose shtrëngohesh, asnjë llogari nuk do të të kërkohet."
40. Dhe vërtet që për të është një afrim i madh drejt Nesh edhe një vend i mirë në kthimin e fundit (në Xhennetin e Lartë).
41. Dhe kujto robin Tonë, Ejubin, kur ai i thirri Zotit të tij: "Me të vërtetë që shejtani më ka prekur mua me mjerim (duke humbur shëndetin) dhe me ndëshkim (duke humbur pasurinë)!"
42. (Allahu iu përgjigj:) "Bjeri tokës me këmbë: Ky është burim uji për t'u larë, i freskët për t'u pirë."
43. Dhe ia kthyem atij familjen e tij dhe dy herë më tepër nga ç'e pati si Mëshirë prej Nesh dhe Përkujtues për ata që janë të brumosur me mendje të shëndoshë.
44. (Allahu i tha): "Dhe merr në dorë një tufë bari të hollë dhe bjeri me të (bashkëshortes tënde), e mos e thyej betimin. "Me të vërtetë që Ne e gjetëm atë të durueshëm.
45. Dhe kujto robët Tanë: Ibrahimin, Is'hakun dhe Jakubin, (të gjithë) me fuqi (në adhurim ndaj Nesh) dhe me kuptimin e thellë të fesë (me largpamësi).
46. Sigurisht që Ne i zgjodhëm ata (për një qëllim të lartë) duke u dhuruar mirësinë e mesazhit të përkujtimit të Shtëpisë (së Fundit të njerëzve).
47. Dhe ata janë tek Ne me të vërtetë nga të përzgjedhurit dhe nga më të mirët!
48. Dhe kujto Ismailin, Eljasan, Dhulkiflin, që të gjithë prej të zgjedhurve.
49. Ky është një Mesazh dhe padyshim që për Muttekunët (të përkushtuarit në Besimin e Pastër Islam) është më i miri kthimi i fundit,
50. Kopshtet e Përhershme të Xhennetit të Adnit, dyert e të cilit do të jenë të hapura për ta.
51. Atje ata do të pushojnë; atje do të kërkojnë për fruta të shumtë dhe pije;
52. Dhe pranë tyre do të rrinë gra të dëlira që i ndalojnë shikimet e tyre (duke mos dëshiruar veç bashkëshortët e tyre), (bashkëshorte) të një moshe.
53. Kjo është çfarë ju është premtuar juve (të përkushtuarve) për Ditën e Llogarisë.
54. (Do t'u thuhet atyre): "Ky është Dhurimi e Furnizimi Ynë që nuk do të shterojë kurrë."
55. Kjo është kështu! Dhe për Tagunët (mohuesit e Njësisë së Allahut, të pabindurit, keqbërësit),- është më i keqi kthim i fundit (Zjarri).
56. Xhehenemi! Ku do të digjen dhe vërtet, sa i keq ai vend për të mbetur!

57. Kjo kështu! Atëherë le ta shijojnë atë,- ujë të valuar dhe qelb të ndyrë nga plagët që kullojnë!
58. Edhe ndëshkime tjera të këtij lloji,- të gjitha bashkë!
59. "Kjo është një ushtri që hyn me ju (u thonë melekët të parëve)! Aspak mirëpritje për ta! Padyshim që ata do të digjen në Zjarr!
60. (Ata që u shkuan pas humbësve që i sollën në këtë humbje, do të thonë): "Edhe për ju, pra! Aspak mirëpritje për ju! Jeni ju (humbës) që na e sollët neve këtë (sepse ju na humbët në dynja). Sa i keq është ky vend për të qëndruar në të!"
61. Ata do të thonë: "O Zoti ynë! Kushdo të jetë që na e solli neve këtë, shtoji atij ndëshkim të dyfishtë në Zjarr!"
62. Dhe do të thonë: "Si është puna me ne që nuk po shohim njerëz të cilët ne i quanim prej të këqijve?
63. A mos i kemi pasë marrë për t'u tallur me ta, apo nuk mund t'i kapë shikimi ynë?"
64. Padyshim që kjo është tamam e vërteta: kundërshtitë dhe kundërpaditë e ndërsjella të banorëve të Zjarrit!
65. Thuaj: "Unë jam vetëm këshillues dhe nuk ka asnjë të adhuruar tjetër të merituar veç Allahut, të Vetmit, të Papërballueshmit, më të Lartit,
66. Zotit të qiejve dhe të tokës dhe i gjithë ç'gjindet ndërmjet tyre, i Gjithëfuqishmi, gjithnjë Falësi i Madh."
67. Thuaj: "Ai (Kur'ani) është një lajm i madh,
68. Të cilit ju i ktheni shpinën!
69. Unë nuk kam asnjë dije për eliten (melekët) atje lart, kur ata dyshonin e bënin fjalë (për krijimin e Ademit).
70. Vetëm kjo më është shpallur mua: që me të vërtetë unë jam këshillues i qartë."
71. (përmend) Kur Zoti yt u tha melekëve: "Me të vërtetë që Unë do të krijoj njeriun nga balta.
72. Kështu pra, kur Unë t'i kem dhënë plotësisht formën atij dhe t'i kem fryrë shpirtin që Unë e kam krijuar për të, atëherë përkuljuni atij duke i rënë në sexhde (me nderim)."
73. Kështu melekët të gjithë i ranë në sexhde me nderim, të gjithë së bashku:
74. Vetëm Iblisi shfaqi kryelartësi dhe qe prej mohuesve.
75. (Allahu) Tha: "O Iblis! Ç'të ndaloi ty që t'i mos i biesh në sexhde atij të cilin Unë e krijova me Dy Duart e Mia? A je tepër i kryelartë (që t'i biesh Ademit në sexhde), apo je prej të lartëve?"
76. (Iblisi) tha: "Unë jam më i mirë se ky: Ti më krijove mua nga zjarri dhe këtë Ti e krijove nga balta."
77. (Allahu) i tha: "Dil pra prej këndej, pasi me të vërtetë ti je i përzënë.
78. Dhe me të vërtetë mbi ty do të jetë Mallkimi Im deri Ditën e Shpërblimit."
79. (Iblisi) tha: "Zoti im! Më jep pra mua afat deri Ditën kur të ringjallen (të vdekurit)."
80. (Allahu) Tha: "Sigurisht që të është dhënë afat,
81. Deri Ditën e kohës së përcaktuar."
82. (Iblisi) tha: "Atëherë, me Fuqinë Tënde, padyshim që unë do t'i fus të gjithë në rrugë të shtrembër,
83. Përveç robëve të Tu të zgjedhur e të udhëzuar nga mesi i tyre (të nënshtruar ndaj Allahut, besimtarë të vërtetë e të vendosur në Fenë e Allahut, në Islam)."
84. (Allahu) Tha: "Pra, e Vërteta është dhe të Vërtetën Unë e them,
85. Se Unë me të vërtetë do ta mbush Xhehenemin me ty dhe me ata prej atyre (njerëzve) që do të vijnë pas teje, me ju të gjithë së bashku."
86. Thuaj (O Muhammed): "Asnjë shpërblim nuk ju kërkoj për të (për Kur'anin) dhe unë nuk jam nga Mutekel-lifunët (ata që shtiren dhe trillojnë gjëra të paqena).
87. Ai (Kur'ani) nuk është veçse Mesazh përkujtues për gjithë Alemin (për njerëzit, për xhindet dhe për gjithçka që ekziston).
88. Dhe sigurisht që ju do ta mësoni të vërtetën e tij shumë afër."

## Ez Zumer - Grupet e njerëzve

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

1. Shpallja e Librit (Kur'anit) është nga Allahu, i Gjithëfuqishmi, më i Urti Gjithëgjykues.
2. Vërtet që Ne ta kemi zbritur Librin ty (O Muhammed) me të vërtetën. Adhuro pra Allahun (Një e të Vetëm) duke plotësuar detyrat e Fesë së Tij me çiltërsi e përkushtim vetëm për Hir të Tij.

3. Medoemos se feja e vërtetë (adhurimi, përkushtimi e nënshtrimi) është vetëm për Allahun. Dhe ata që zgjedhin për mbrojtës e ndihmues të tjerë në vend të Tij (thonë): "Ne i adhurojmë ata vetëm që ata të mund të na afrojnë tek Allahu." Padyshim që Allahu do të gjykojë mes tyre në lidhje me atë për çfarë ata ndryshuan. Sigurisht që Allahu nuk e udhëzon atë që është gënjeshtar, mohues.
4. Po të kishte dashur Allahu të merrte për Vete bir (ose fëmijë), Ai do të zgjedhte kë të donte nga gjithë ç'krijoi Ai. Lavdi i qoftë Atij! (Ai është lart, larg këtyre gjërave). Ai është Allahu, Një i Vetëm, i Papërballueshmi, më i Larti.
5. Ai ka krijuar qiejt dhe tokën me të vërtetën. Ai ditën e mbështjell me natë dhe natën me ditë (rrjedhin dhe mbulojnë njëra-tjetrën). Dhe Ai ka nënshtruar diellin dhe hënën (në Ligjin e Tij), secili duke rendur (në drejtimin e caktuar) për një kohë të përcaktuar. A nuk është pra Ai i Gjithëfuqishmi, gjithnjë Falësi i Madh?
6. Ai ju krijoi ju nga një njeri i vetëm (Ademi), pastaj bëri prej tij bashkëshorten (palën) e tij (Havanë). Dhe Ai zbriti për ju nga bagëtitë tetë palë (nga delet dy, mashkull dhe femër dhe po kështu dy nga dhitë, dy nga gjedhet dhe dy nga deveja). Ai ju krijon ju në barkun (mitrat) e nënave tuaja, krijim pas krijimi (hap pas hapi në faza të caktuara) nën tri perde errësire (membrana mbuluese, mitra dhe barku i nënës): I Tillë është Allahu, Zoti juaj. I Tij është Mbisundimi. La ilahe il-la huve - Nuk ka të adhuruar tjetër të merituar përveç Atij. Si atëherë jeni larguar?
7. Nëse nuk besoni, atëherë nuk ka dyshim se Allahu nuk ka nevojë për ju, ndërsa Ai nuk do për robët e Tij mosbesimin. E nëse ju jeni falënderues (duke qenë besimtarë të Tij në Islam), Ai është i Kënaqur nga kjo për ju. Asnjë i ngarkuar nuk do të mbajë barrën e dikujt tjetër (veçse barrën e vet), pastaj te Zoti juaj është kthimi juaj, kështu që Ai do t'ju bëjë të njohur juve me çfarë patët punuar. Vërtet që Ai është i Gjithëditur për çfarë ka në gjokse (të njerëzve).
8. Dhe kur njeriun e godet ndonjë e keqe, ai i lutet fort Zotit të tij duke iu kthyer Atij me pendim, por kur Ai i dhuron ndonjë mirësi atij nga Vetja e Tij, ai harron atë për të cilën ai thirri më parë dhe i vë shokë Allahut, me qëllim që të humbë të tjerë nga Udha e Tij. Thuaj: "Kënaquni e shijoni në qejfin tuaj për pak kohë; padyshim që ju jeni nga banorët e Zjarrit!"
9. A është ai i cili është i nënshtruari i Allahut, i cili bie në sexhde e qëndron në falje gjatë orëve të natës duke pasur frikë Jetën e Pastajme dhe duke shpresuar për Mëshirën e Zotit të tij (si ai që mohon e nuk beson)? Thuaj: "A janë ata që dinë, njësoj me ata që nuk dinë?" Janë vetëm njerëzit e brumosur me mendje të shëndoshë të cilët me të vërtetë do të përkujtojnë (e do të marrin mësim nga Fjalët dhe Shenjat e Allahut).
10. Thuaj (O Muhammed): "O robët e Mi që besoni (në Njësinë e Allahut, në Islam)! Kini frikë Zotin tuaj dhe plotësoni detyrimin ndaj Tij. Më i miri (shpërblim) është për ata që bëjnë mirë në këtë botë dhe toka e Allahut është e gjerë (kështu që nëse nuk mund të adhuroni Allahun e të plotësoni fenë në një vend, shkoni atje ku mundeni për këtë)! Vetëm ata që janë të duruar do të marrin shpërblimin e tyre plotësisht dhe pa kufi."
11. Thuaj (O Muhammed): "Me të vërtetë që jam urdhëruar të adhuroj Allahun (Një e të Vetëm) duke plotësuar detyrat e Fesë së Tij me çiltësi e përkushtim vetëm për Hir të Tij (dhe jo për t'u dukur, si dhe të mos i bashkoj gjë Atij në adhurim).
12. Dhe më është urdhëruar që të jam i pari i muslimanëve (i të nënshtruarve ndaj Vullnetit të Allahut)."
13. Thuaj (O Muhammed): "Me të vërtetë që kam frikë ndëshkimin e një Dite të Madhe, nëse nuk i bindem Zotit tim."
14. Thuaj (O Muhammed): "Vetëm Allahun unë e adhuroj, duke plotësuar detyrat e Fesë së Tij me çiltërsi e përkushtim vetëm për Hir të Tij."
15. Ndërsa ju adhuroni ç'të doni në vend të Tij. Thuaj: "Të humburit janë ata që do të humbin vetveten dhe familjet e tyre Ditën e Kijametit. A nuk është kjo tamam humbja e qartë?"
16. Ata do të kenë mbulesa Zjarri përsipër tyre dhe shtroja (Zjarri) poshtë tyre; me këtë Allahu i frikëson robët e Tij: "O robët e Mi! M'u frikësoni pra Mua!"
17. Ata që i shmangen e i largohen Tagutit (zotave, idhujve e perëndive të rreme) duke mos i adhuruar ato dhe që i kthehen Allahut me pendim, mu për këta janë përgëzimet e mëdha. Shpallu pra lajmin e gëzuar robëve të Mi, -
18. Të cilët dëgjojnë Fjalën (La ilahe il-la Allah - askush nuk ka të drejtë, nuk meriton e nuk duhet adhuruar përveç Allahut) dhe ndjekin më të lartën prej saj; mu këta janë ata të cilët i ka udhëzuar Allahu, mu këta janë njerëzit e brumosur me mendje të shëndoshë.

19. A është pra ai, ndaj të cilit Fjala e ndëshkimit është e merituar dhe e përligjur (njësoj me atë i cili i largohet çdo të keqeje)? Pra, a ti do ta shpëtosh atë që është në Zjarr?
20. Por ata që e kanë frikë Allahun dhe e plotësojnë detyrimin ndaj Zotit të tyre, mu për këta janë ndërtuar dhomat e larta njëra mbi tjetrën, nën të cilat rrjedhin lumenj. (Ky është) Premtimi i Allahut: Allahu kurrë nuk e thyen Premtimin.
21. A nuk e shihni se Allahu zbret nga qielli ujë dhe e bën atë të përshkojë tokën nëpër burime, pastaj me anë të tij prodhon drithëra të ngjyrave të ndryshme, pastaj ato fishken dhe ju i shihni të zverdhen, pastaj Ai i bën të thata e të thërmuara? Vërtet që në këtë është një Mesazh përkujtimi për njerëzit e brumosur me mendje të shëndoshë.
22. A është ai të cilit Allahu ia ka hapur gjoksin në Islam duke qenë në dritë prej Zotit të tij (si ai që nuk është musliman)? Mjerë për ata pra, zemrat e të cilëve janë ngurtësuar ndaj përkujtimit të Allahut! Ata janë në gabim e humbje të qartë!
23. Allahu zbriti Fjalën më të shkëlqyer, një Libër (këtë Kur'an) pjesët e të cilit i përngjasin njëra-tjetrës në mirësi e vërtetësi (në përputhje të plotë me tërësinë e tij), shpesh i përsëritur. Lëkurat e atyre që kanë frikë Zotin e tyre rrënqethen prej tij (kur e lexojnë ose e dëgjojnë atë). Pastaj lëkura dhe zemra e tyre zbutet te kujtimi i Allahut. Ky është Udhëzimi i Allahut. Ai udhëzon nëpërmjet tij kë do Ai dhe cilindo që e humb Allahu, atëherë për të nuk ka asnjë udhëzues.
24. A është ai i cili do të përballojë me fytyrën e tij ndëshkimin më të tmerrshëm Ditën e Kijametit (si ai që do të hyjë me paqë në Xhennet)? Dhe do t'u thuhet Dhalimunëve (mohuesve, keqbërësve): "Shijoni atë që keni fituar!"
25. Ata para tyre përgënjeshtruan, kështu që atyre u erdhi dënimi nga nuk e merrnin vesh.
26. Kështu pra Allahu i bëri ata të shijojnë turpin në jetën e dynjasë, por shumë më i madh është ndëshkimi në Jetën e Pastajme, veç sikur ta dinin!
27. Në të vërtetë, Ne kemi sjellë për njerëzit në këtë Kur'an çdo lloj shembulli përngjasues, me qëllim që ata të mendojnë e të përkujtojnë.
28. Një Kur'an Arabisht pa asnjë shtrembërim në të, me qëllim që ata të mund t'i largohen çdo të keqeje që ka urdhëruar Allahu, t'i frikësohen dhe të përmbushin detyrimin ndaj Tij.
29. Allahu ju sjell një shembull përngjasues: një rob e kanë në bashkëpronësi disa pronarë së bashku (si ata që adhurojnë shumë zota përkrah a përveç Allahut) që hahen me njëri-tjetrin dhe një rob i cili i përket plotësisht një pronari të vetëm (si ata që adhurojnë Allahun, Një e të Vetëm). A janë këta të dy të barabartë në krahasim? Gjithë lavdërimet dhe falënderimet i qofshin Allahut! Por shumica e tyre nuk e dinë.
30. Sigurisht që ti (O Muhammed) do të vdesësh dhe padyshim që edhe ata do të vdesin,
31. Pastaj Ditën e Ringjalljes, para Zotit tuaj ju do të haheni e do të kundërshtoheni mes njëri-tjetrit.

## Pjesa 24

32. Kush bën atëherë më tepër padrejtësi se sa ai i cili shpif gënjeshtër kundër Allahut dhe mohon të vërtetën kur ajo i vjen atij!? A nuk është në Xhehenem vendbanimi për mohuesit?
33. Dhe ai (Muhammedi a.s.) i cili erdhi dhe solli të vërtetën dhe e vërteton atë (ai dhe ata që besuan në të, në këtë Besim të Pastër Islam), mu këta janë vërtet ata El-Muttekunë (të përkushtuarit në Besimin e Pastër Islam).
34. Ata do të kenë gjithçka që do të dëshirojnë tek Zoti i tyre. Ky është shpërblimi i Muhsinunëve (mirëpunuesve në Rrugë të Allahut).
35. Që Allahu të mund të fshijë prej tyre e të falë nga çfarë kanë bërë dhe t'i shpërblejë ata për veprat më të mira që ata gjithnjë i bënë.
36. A nuk është Allahu më i Mjaftueshmi për robin e Tij? Prapëseprapë ata mundohen të të frikësojnë ty me ata (idhuj, zota të rremë që ata i adhurojnë) në vend të Atij! Dhe atë që e humb Allahu, për të nuk ka më udhëzues.
37. Dhe këdo që e udhëzon Allahu, për të nuk ka më kush që ta humbë. A nuk është Allahu i Gjithëfuqishmi, Zotëruesi i Shpagimit?
38. Dhe padyshim, nëse i pyet ata: "Kush i krijoi qiejt dhe tokën", sigurisht që do të thonë: "Allahu". Thuaju: "Më thoni pra, gjërat që ju i lutni në vend të Allahut, - nëse Allahu do të donte të më bënte mua ndonjë të keqe, a do të mundeshin ata ta largonin të keqen e Tij, apo nëse Ai do të donte të më bënte mua ndonjë të mirë, a do të mundeshin ata ta ndalonin Mëshirën e Tij?" Thuaju: "Më se i Mjaftueshëm për mua është Allahu dhe ata që i mbështeten, le të mbështeten vetëm tek Ai."
39. Thuaj (O Muhammed): "O populli im! Punoni sipas rrugës suaj, (se) vërtet edhe unë po punoj (sipas rrugës sime), pastaj do të mësoni -

40. Kujt do t'i vijë ndëshkimi turpërues dhe mbi kë do të zbresë ndëshkimi i përhershëm."
41. Me të vërtetë që Ne të kemi zbritur ty (O Muhammed) Librin (Kur'anin) për njerëzimin me të vërtetën. Kësisoj, kushdo që pranon udhëzimin, kjo është për veten e tij dhe kushdo që largohet nga e drejta, ai gabon vetëm në humbje të vetes së vet. Dhe ti nuk je Vekil (dorëzanë, kujdestar) mbi ta.
42. Është Allahu i Cili merr shpirtrat në kohën e vdekjes së tyre dhe ata që nuk vdesin gjatë gjumit të tyre. Ai i mban ata (shpirtra) për të cilët Ai ka vendosur vdekjen dhe i dërgon të tjetrët për një kohë të përcaktuar. Vërtet që në këtë ka shenja treguese për popullin që mendon.
43. A kanë marrë të tjerë si ndërmjetësues në vend të Allahut? Thuaju: "Edhe pse ata nuk kanë fuqi mbi asgjë dhe as nuk janë që mendojnë?"
44. Thuaju: "Allahut i takon gjithë ndërmjetësimi. Atij i përket Mbizotërimi i qiejve dhe i tokës. Pastaj tek Ai do të ktheheni."
45. Dhe kur përmendet Allahu Një dhe i Vetëm, zemrat e atyre që nuk besojnë në Jetën e Pastajme, mbushen me neveri, ndërsa kur atyre u përmenden ata (që i lusin e iu nënshtrohen në vend të Allahut, çfarëdo të adhuruarish qofshin si idhuj, yje, pemë, kafshë, njerëz, shenjtorë, të vdekur ose njerëz të lartë, melekë, xhinde e të tjerë si këta sipas besimeve të kota të ndryshme që i vënë shokë Allahut, që adhurojnë të tjerë përkrah ose në vend të Allahut) në vend të Tij, kur ja, gëzohen pa masë!
46. Thuaj: "O Allah! Filluesi (Krijuesi) i qiejve dhe i tokës! I Gjithëdituri i Gajbit (të fshehtës e të padukshmes) dhe i të dukshmes, Ti do të gjykosh ndërmjet robëve të Tu për çfarë ata ndryshuan e u kundërshtuan mes tyre."
47. Edhe sikur ata që bënë padrejtësi dhe u gabuan (politeistë dhe mohues të Njësisë së Allahut) të kishin mbarë gjithçka në tokë dhe një herë tjetër po aq, padyshim që do ta jepnin si shpërblim në këmbim të vetvetes Ditën e Ringjalljes nga ndëshkimi i tmerrshëm dhe do t'u shfaqet nga Allahu çfarë ata as që e llogarisnin.
48. Dhe të këqiat nga ato që ata vetë i fituan, do t'u shfaqen përpara atyre dhe ajo me të cilën qenë tallur, do t'i rrethojë plotësisht ata!
49. Kur njeriun e godet fatkeqësi, Na thërret Ne (për ndihmë). Pastaj, kur Ne e kemi (shpëtuar atë nga e keqja dhe e kemi) ndryshuar atë në mirësi nga Ne, ai thotë: "Vetëm nga mençuria (që kam) e fitova atë." Por përkundrazi, është vetëm një provë, por shumica e tyre nuk e dinë!
50. Vërtet që edhe ata para tyre e thanë këtë, por gjithë ajo që ata patën fituar, nuk u vlejti aspak e nuk u solli asnjë përfitim.
51. Kështu pra, përfundimet e këqija të asaj që ata fituan i mbërthyen ata. Edhe ata që i bënë keq këtyre (njerëzve tek të cilët u dërgove ti Muhammed), do të mbërthehen nga përfundimet e këqija (ndëshkimi) për atë që ata vetë e fituan dhe nuk do të jenë kurrë në gjendje të shpëtojnë.
52. A nuk e dinë ata se Allahu e shton Rizkun (furnizimin e mirësitë) për atë që do Ai dhe e pakëson atë (për kë Ai do)? Me të vërtetë që këtu ka tregues të qartë për popullin që beson!
53. Thuaj: "O robët e Mi që i keni tejkaluar caqet kundër vetvetes (duke kryer ligësi e gjynahe)! Mos i humbni shpresat nga Mëshira e Allahut, vërtet që Allahu i fal të gjitha gjynahet. Vërtet që Ai është gjithnjë Falësi i Madh, Mëshirëploti.
54. Dhe kthehuni me pendim e përkushtim me Besim të vërtetë tek Zoti juaj dhe nënshtrojuni Atij në Islam si muslimanë, para se t'ju vijë ndëshkimi, (sepse) atëherë nuk do të ndihmoheni.
55. Dhe ndiqni më të mirën që ju është zbritur nga Zoti juaj (Kur'ani dhe gjithë ç'përmban ai nga mësimet dhe ndalimet e Islamit), para se t'ju vijë ndëshkimi papritmas duke mos e ndjerë aspak!
56. Që të mos thotë dikush: 'Medet për mua! Ah, që isha i pabindur ndaj Allahut (nuk bëra çfarë urdhëroi Allahu të bëj) dhe nuk isha veçse prej atyre që e përqeshën (të vërtetën)!'
57. Apo të mos thotë: 'Veç sikur të më kishte udhëzuar Allahu, do të kisha qenë me të vërtetë prej Muttekunëve (të përkushtuarve në Besimin e Pastër Islam).'
58. Apo të mos thotë kur të shohë ndëshkimin: 'Veç sikur të më jepej edhe njëherë rasti (të kthehesha në dynja), do të kisha qenë me të vërtetë prej Muhsininëve (mirëpunuesve në Rrugë të Allahut).'
59. (Do t'u thuhet): 'Po! Por në të vërtetë ty të erdhën Ajetet e Mia (provat, shenjat, shpalljet) dhe ti i mohove ato dhe u bëre tepër krenar dhe ishe nga mosbesimtarët'!"
60. Dhe Ditën e Kijametit do t'i shohish ata që shpifën kundër Allahut, - fytyrat e tyre do të jenë të nxira. A nuk është në Xhehenem një vendbanim për mendjemëdhenjtë mospërfillës?

61. Dhe Allahu do t'i shpëtojë ata që qenë Muttekunë (të përkushtuar në Besimin e pastër Islam) në vendet e tyre të shpëtimit e të fitores (në Xhennet). Asnjë e keqe nuk do t'i prekë dhe as nuk do të kenë hidhërim ndojëherë.
62. Allahu është Krijues i çdo sendi dhe Ai është Vekil (Kujdestar, Ruajtës, Rregullues) mbi gjithçka.
63. Të Tij janë çelësat e qiejve dhe të tokës; dhe ata që u bënë mohues ndaj Ajeteve të Allahut (provave, shenjave, shpalljeve), mu këta janë ata të humburit.
64. Thuaju: "A më urdhëroni mua që të adhuroj tjetër në vend të Allahut, o ju të marrë?"
65. Dhe sigurisht që tashmë të është shpallur ty (O Muhammed) si dhe atyre (të Dërguarve) para teje: "Në qoftë se bashkoni të tjerë në adhurim me Allahun, sigurisht që gjithë veprat tuaja do të jenë të pavlera dhe padyshim që do të ishe nga të humburit."
66. Përkundrazi, adhuro Allahun (Një të Vetëm) dhe ji prej falënderuesve.
67. Ata nuk i bënë vlerësim të drejtë Allahut siç duhet e siç i takon Atij. Dhe Ditën e Kijametit gjithë toka do të jetë e mbështjellë në Dorën e Tij të Djathtë. I Lavdëruar dhe i Lartë është Ai mbi gjithçka që ata ia mveshin Atij si të barabartë!
68. Dhe do t'i fryhet Surit dhe gjithkush që është në qiej dhe gjithkush që është në tokë do të shuhen (do të bien në zali, në gjumë të gjatë), përveç atij që do Allahu. Pastaj do t'i fryhet për herë të dytë dhe ja! Kur t'i shohësh, ata të gjithë të ngritur shikojnë (e presin).
69. Dhe toka do të ndriçojë nga drita e Zotit të saj dhe Libri do të vendoset (i hapur), dhe Pejgamberët e dëshmuesit do të sillen përpara, dhe do të gjykohet mes tyre me drejtësi (e me të vërtetën), dhe atyre nuk do t'u bëhet padrejtësi.
70. Dhe çdonjëri do të shpërblehet plotësisht për atë që ka punuar; dhe Ai është më në Dijeni për çfarë ata bëjnë.
71. Dhe ata që nuk besuan, do të drejtohen e do të çohen në grupe në Xhehenem, derisa kur të arrijnë tek ai, dyert do të hapen. Dhe ruajtësit e tij do të thonë: "A nuk ju erdhën juve nga mesi juaj të Dërguarit duke ju bërë të njohur Vargjet e Zotit tuaj dhe duke ju këshilluar për Takimin e kësaj Ditës suaj?" Do të thonë: "Po", por është përligjur e vërtetuar Fjala e ndëshkimit kundër mosbesimtarëve!
72. Do t'u thuhet: "Hyni në portat e Xhehenemit për të qëndruar atje në të përgjithmonë. Dhe vërtet sa mbetje e keqe për kryelartët!"
73. Dhe ata (El-Muttekunët) që e patën frikë dhe iu përmbajtën detyrimit ndaj Zotit të tyre, do të udhëhiqen në Xhennet grupe-grupe, derisa kur të arrijnë tek ai, dyert do të jenë të hapura. Dhe ruajtësit e tij do të thonë: "Selamun Alejkum" (Paqja qoftë mbi ju)! Punuat mirë, hyni pra, këtu për të banuar në të përgjithmonë."
74. Dhe ata do të thonë: "Gjithë lavdërimet dhe falënderimet për Allahun i Cili e ka përmbushur Premtimin e Tij për ne dhe na bëri ne të trashëgojmë (këtë) tokë. Ne mund të banojmë në Xhennet nga të duam. E pra, sa shpërblim i Shkëlqyer për punuesit (e mirë e të përkushtuar)!"
75. Dhe do të shihni melekët të rrethojnë Arshin (e Allahut) nga të gjitha anët duke lartësuar Lavditë e Zotit të tyre (Allahut). Dhe ata (gjithë krijesat) do të gjykohen drejt e me të vërtetën dhe do të thuhet: "Gjithë lavdërimet dhe falënderimet i janë Allahut, Zotit të Aleminit (njerëzve, xhindeve e gjithë ç'është)!"

## Gafir ose El Mu'min - Falësi ose Besimtari

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

1. Ha, Mim.
2. Shpallja e Librit është nga Allahu, i Gjithëfuqishmi, i Gjithëdituri.
3. Falësi i Madh i gjynahit, Pranuesi i pendimit, i Rrepti në ndëshkim, Dhuruesi (që arrin kudo me mirësitë e Tij), La ilahe il-la Huve (Nuk ka të adhuruar tjetër të merituar përveç Atij). Tek Ai është kthimi i fundit.
4. Askush nuk kundërshton Ajetet e Allahut (provat, shenjat, shpalljet) përveçse ata që mohojnë dhe nuk besojnë. Kësisoj, le të mos gënjejë pra ty (O Muhammed) aftësia e tyre që kapërcejnë nga një vend në një tjetër në tokë (për të plotësuar tekat e për qëllimet e tyre, pasi ndalimi i tyre i fundit do të jetë Zjarri i Xhehenemit).
5. Populli i Nuhut dhe popuj të shumtë pas tyre i përgënjeshtruan (të Dërguarit e tyre) dhe çdo komb (mosbesimtar) u përbetua kundër të Dërguarit të tyre për ta kapur atë dhe kundërshtuar me gënjeshtër, (me qëllim) që me anë të saj të hedh poshtë të vërtetën. Kështu Unë i mbërtheva ata (me ndëshkim) dhe sa i tmerrshëm qe Ndëshkimi Im!

6. Kësisoj Fjala e Zotit tënd u vërtetua dhe u përligj mbi ata që nuk besuan, se ata do të jenë banorët e Zjarrit.
7. Ata (melekë) të cilët mbajnë Arshin (e Allahut) dhe ata rreth tij, lartësojnë lavditë e Zotit të tyre dhe besojnë tek Ai, dhe kërkojnë falje për ata që besojnë (duke thënë): "Zoti ynë! Ti përfshin gjithçka në Mëshirë dhe Dije, fali pra ata që pendohen e ndjekin Udhën Tënde dhe ruaji ata nga ndëshkimi i Zjarrit flakërues!
8. Zoti ynë! Dhe bëj ata të hyjnë në Kopshtet e Begatë të Xhennetit të përhershëm të cilët Ti ua ke premtuar atyre dhe të drejtëve nga të parët e tyre, bashkëshortet e tyre dhe pasardhësit e tyre! Vërtet që vetëm Ti je i Gjithëfuqishmi, më i Urti Gjithëgjykues.
9. Dhe shpëtoj ata (nga ndëshkimi për çfarë ata bënë) nga gjynahet, dhe këdo që Ti e shpëton (e fal nga ndëshkimi për çfarë ata bënë) nga gjynahet atë Ditë, vërtet që atë e ke futur në Mëshirën Tënde." Dhe kjo është fitorja më e madhe.
10. Atyre që mohuan do t'u thuhet (në Ditën e Ringjalljes): "Mospëlqimi i Allahut ishte më i madh ndaj jush (në jetën e dynjasë ku ju vazhdimisht e mohonit Besimin), se sa neveria ndaj njëri-tjetrit (tash në Zjarrin e Xhehenemit, pasi tash jeni armiq të njëri-tjetrit), kur u ftuat në Besim, por gjithnjë e hodhët poshtë atë."
11. Ata do të thonë: "Zoti ynë! Ti na ke bërë ne të vdesim dy herë dhe Ti na ke dhënë jetën dy herë! Tash ne i dëshmojmë dhe i pranojmë gjynahet tona. Pra, a ka ndonjë rrugëdalje shpëtimi (nga Zjarri)?" (Tefsir El-Kurtubi).
12. (Du t'u thuhet): "Ky (dënim) është, pse kur bëhej thirrja për të besuar Allahun Një të Vetëm, ju nuk besuat, por kur Atij i viheshin shokë e i mvisheshin të barabartë, ju i besuat këta. Kështu pra, Gjykimi është vetëm i Allahut, më të Lartit, më të Madhit!"
13. Ai është i cili ju shpall qartë Ajetet e Tij (provat, shenjat, shpalljet) dhe zbret për ju (furnizim) nga qielli. Dhe nuk i përkujtojnë veçse ata që i kthehen Allahut në nënshtrim e me pendim.
14. Kësisoj, lutjuni ju vetëm Allahut duke e bërë besimin tuaj të pastër vetëm për Atë Një e të Vetëm, duke iu përkushtuar plotësisht vetëm Fesë së Tij dhe vetëm për Hir të Tij, sado që të urrejnë mosbesimtarët (këtë Besim).
15. (Ai është Allahu) Zotëruesi i Shkallëve e Gradave më të Larta, Zotëruesi i Arshit. Ai dërgon Frymëzimin me Urdhërin e Tij te cilido nga robët e Tij që Ai do, me qëllim që ai (ky rob i Tij i zgjedhur prej Tij i cili merr këtë shpallje) të mund të këshillojë (njerëzit) për Ditën e Takimit të Ndërsjellë (Ditën e Llogarisë).
16. Ditën kur ata të gjithë do të dalin duke mos iu fshehur asgjë e tyre ndaj Allahut. I Kujt është mbretërimi këtë Ditë? (Allahu Vetë do të përgjigjet): është i Allahut Një dhe i Vetëm, i të Papërballueshmit!
17. Këtë Ditë çdokush do të shpërblehet për atë që ka fituar. Asnjë padrejtësi (nuk do t'i bëhet kujt). S'ka dyshim se Allahu është i Shpejti në llogari.
18. Dhe këshilloi ata (O Muhammed) për një Ditë e cila po afrohet (Dita e Llogarisë), kur zemrat do të zënë grykën e njerëzve dhe ata as nuk do të munden t'i kthejnë ato në gjoksin e tyre, as nuk do të munden t'i nxjerrin ato jashtë. Nuk do të ketë as ndonjë që t'u bëhet shok, as ndërmjetësues për Dhalimunët (mohuesit, keqbërësit) të cilëve nuk do t'u kushtohet aspak vëmendje.
19. Allahu njeh shikimet me cep të syrit dhe gjithçka që fshehin gjokset.
20. Dhe Allahu gjykon me drejtësi e me të vërtetën, ndërsa ata (idhuj e çdo i adhuruar tjetër) që ata (politeistët e çdo lloji) u luten në vend të Tij, nuk mund të gjykojnë asgjë. Vërtet që Allahu, Ai është Gjithëdëgjuesi, Gjithëvëzhguesi.
21. A nuk udhëtuan ata nëpër tokë që të shohin se cili ishte fundi i atyre (popujve) para tyre? Ata ishin edhe më lartë në fuqi se këta dhe në gjurmët (që lanë) në tokë, por Allahu i mbërtheu ata në ndëshkim për mëkatet e tyre. Dhe ata nuk patën asnjë që t'i mbronte nga Allahu.
22. Kjo ngaqë tek ata shkuan të Dërguarit me shenja e tregues të qartë, por ata nuk besuan. Kështu pra, Allahu i mbërtheu ata me ndëshkim. Vërtet që Ai është Fuqiploti, i Ashpri në ndëshkim.
23. Dhe padyshim që Ne e dërguam Musain me Ajetet Tona (provat, shenjat, treguesit) dhe me autoritet të qartë -
24. Te Faraoni, Hamani dhe Karuni, por ata e quajtën e i thanë: "magjistar, gënjeshtar!"
25. Pastaj, kur ai u solli të Vërtetën nga Ne, thanë: "Vrisni bijtë e atyre që besojnë me të dhe leni gjallë gratë e tyre", por përbetimet e mosbesimtarëve nuk janë tjetër, pos dështim!

26. Faraoni tha: "Më lini mua ta vras Musain dhe le të thërrasë Zotin e tij (të më ndalojë)! Kam frikë se ai do t'ju ndërrojë juve fenë tuaj, ose se ai mund të bëjë që të përhapet në tokë e keqja dhe ligësitë!"
27. Musai tha: "Padyshim që unë jam mbështetur tek Zoti im dhe tek Zoti juaj nga çdo kryeneç që nuk beson në Ditën e Llogarisë!"
28. Dhe një njeri besimtar nga familja e Faraonit, i cili e fshehte besimin e tij, tha: "A do të vrasësh një njeri sepse thotë, 'Zoti im është Allahu', dhe tashmë ju ka ardhur me shenja e tregues të qartë nga Zoti juaj? Edhe nëse ai është gënjeshtar, mbi të do të jetë (gjynahi) i gënjeshtrës së tij; por nëse ai po e thotë të vërtetën, atëherë mbi ju do të bjerë nga ai (dënim) me të cilin ai ju frikëson." Vërtet që Allahu nuk e drejton një që është Musrif (politeist, vrasës, shtypës që kalon çdo cak), gënjeshtar!
29. O njerëzit e mi! I juaji është mbretërimi këtë ditë, ju jeni më të lartët në tokë. Por kush do të na shpëtojë ne nga Ndëshkimi i Allahut, nëse bie mbi ne?" Faraoni u tha: "Unë ju tregoj juve vetëm atë që unë e shoh (të drejtë) dhe unë ju udhëzoj vetëm në rrugën e qeverisjes së drejtë!"
30. Dhe ai që besoi, tha: "O njerëzit e mi! Me të vërtetë që kam frikë për ju një përfundim si ajo dita (e shkatërrimit) e popujve të shumtë!
31. Si fati i popullit të Nuhut, edhe Aadit, edhe Themudit, edhe i atyre që erdhën pas tyre. Dhe Allahu nuk dëshiron asnjë padrejtësi për robët e Tij.
32. O njerëzit e mi! Me të vërtetë që kam frikë për ju Ditën në të cilën do të jetë thirrja e përbashkët."
33. Një Ditë kur do të ktheni shpinën dhe t'ia mbathni duke mos pasur asnjë mbrojtës prej Allahut. Dhe cilindo që e humb Allahu, për të nuk ka udhëzues.
34. Dhe me të vërtetë që juve ju erdhi Jusufi në kohën e shkuar me tregues të qartë, por ju nuk pushuat së dyshuari në atë që ai jua solli, derisa kur ai vdiq, ju thatë: "Asnjë të Dërguar nuk do të çojë Allahu pas tij." Kështu pra, Allahu i humb rrugën atij i cili është Musrif (politeist, vrasës, shtypës) dhe Murta (ai i cili dyshon në Këshillat e Allahut dhe në Njësinë e Tij).
35. Ata që kundërshtojnë Ajetet e Allahut pa u ardhur atyre asnjë dije e provë, kjo (kundërshti) është mjaft e urryer dhe e neveritur tek Allahu dhe (tek) ata që besojnë. Kësisoj pra, Allahu vulos zemrën e çdo tirani kryelartë (kështu që ata nuk mund ta drejtojnë veten në Udhën e Drejtë).
36. E Faraoni tha: "O Haman! Ndërto për mua një kullë që të mund të arrijë rrugët -
37. Rrugët e qiejve dhe të mund të shoh Zotin e Musait, por unë me të vërtetë që e quaj atë gënjeshtar." Kështu pra, në sytë e Faraonit u bë joshëse dhe si e drejtë e liga e punëve të tij dhe ai qe i ndaluar nga Udha (e Drejtë). Dhe qëllimi e betimi i Faraonit nuk çoi veçse në humbje dhe shkatërrim.
38. Njeriu që besoi, tha: "O njerëzit e mi! Më ndiqni mua, sepse unë do t'ju udhëzoj në Rrugën e drejtimit të Drejtë.
39. O njerëzit e mi! Nuk ka dyshim se kjo jetë e kësaj bote nuk është veçse një kënaqësi (e shpejtë, e përkohshme), dhe sigurisht se Jeta e Fundit, ajo është banesa që do të mbetet përgjithmonë.
40. Kushdo që bën një vepër të keqe, nuk do të shpërblehet veçse me një të tillë si ajo dhe kushdo që bën një vepër të mirë e të drejtë, qoftë burrë apo grua duke qenë besimtar i vërtetë (në Njësinë e Allahut), të tillët do të hyjnë në Xhennet në të cilin do t'u shërbehet (me të gjitha të mirat pa masë e) pa kufi.
41. Dhe o njerëzit e mi! Si është kjo? Unë ju ftoj në shpëtim, ndërsa ju më ftoni në Zjarr!
42. Ju më ftoni të mohoj Allahun dhe të bashkoj me Të të tjerë në adhurim përkrah Tij, gjë për të cilën unë nuk kam asnjë dije. Dhe Unë ftoj tek i Gjithëfuqishmi, gjithnjë Falësi i Madh!
43. Nuk ka dyshim se ju më ftoni mua (të adhuroj) te një i cili nuk mundet t'i përgjigjet lutjes sime në këtë botë apo në Jetën e Fundit. Dhe kthimi ynë do të jetë tek Allahu dhe padyshim që El-Musrifunët (politeistët, vrasësit, shtypësit që kalojnë çdo kufi), ata do të jenë banorët e Zjarrit!
44. Dhe juve do t'ju bjerë ndërmend çfarë po ju them. Dhe çështjen time unë ia lë Allahut. Vërtet që Allahu është Gjithëvëzhgues i robëve (të Tij)."
45. Kështu Allahu e shpëtoi atë (besimtarin) nga poshtërsitë që ata i kurdisën, ndërsa njerëzit e Faraonit i rrethoi ndëshkimi i keq.
46. Përballë Zjarrit ata do të sillen mëngjes e mbrëmje dhe Ditën kur do të vendoset Ora (do t'u thuhet melekëve): "Futeni popullin e Faraonit në ndëshkimin më të rreptë!"

47. Dhe kur të jenë duke u grindur në Zjarr, të dobëtit do t'u thonë atyre që ishin kryelartë: "Vërtet që ne ju ndoçëm ju. A mundeni tash të merrni prej nesh ndopak nga Zjarri?"
48. Ata që ishin kryelartë do të thonë: "Ne jemi të gjithë në këtë (Zjarr)! Vërtet që Allahu ka gjykuar mes robëve (të Tij)!"
49. Dhe ata në Zjarr do t'u thonë ruajtësve (melekëve) të Xhehenemit: "Lutjuni Zotit tuaj të na e lehtësojë neve ndëshkimin për një ditë!"
50. Ata (rojet) do t'u thonë: "A nuk erdhën tek ju të Dërguarit me dëshmi e prova të qarta?" Do të thonë: "Po (na kanë ardhur)." Do t'u përgjigjen: "Thërrisni atëherë (si të doni)! Dhe thirrja e mosbesimtarëve s'është veçse (endje) në humbje!"
51. Sigurisht që Ne do t'i nxjerrim fitimtarë të Dërguarit Tanë dhe ata që besojnë (në Allahun Një, në Islam) në jetën e kësaj bote dhe Ditën kur do të ngrihen e të paraqiten dëshmuesit (Ditën e Llogarisë),
52. Ditën kur shfajësimet e tyre do të jenë pa asnjë dobi për Dhalimunët (politeistët, keqbërësit, mohuesit e Njësisë së Allahut) dhe i tyre do të jetë mallkimi dhe i tyre do të jetë vendbanimi i keq (ndëshkimi në Zjarrin e Xhehenemit).
53. Dhe vërtet që Ne i dhamë Musait udhëzimin dhe bëmë që Bijtë e Israilit të trashëgojnë Librin (Teuratin),
54. Udhëzues dhe përkujtues për njerëzit e brumosur me mendje të shëndoshë.
55. Kështu që ji i duruar (O Muhammed). Sigurisht që Premtimi i Allahut është i vërtetë dhe kërko falje për gabimin tënd dhe lartëso lavditë e Zotit tënd në Ashi (nga mesdita deri në perëndim) dhe në Ibkar (nga agimi deri në mesditë).
56. Vërtet se ata që kundërshtojnë Ajetet e Allahut (provat, treguesit, shpalljet) pa u ardhur atyre asnjë dije e provë, nuk ka asgjë tjetër në gjokset e tyre përveç mendjemadhësisë. Ata kurrë nuk do t'ia arrijnë qëllimit. Kërko pra mbështetje tek Allahu (O Muhammed). Vërtet që Ai është Gjithëdëgjuesi, Gjithëvëzhguesi.
57. Krijimi i qiejve dhe i tokës është padyshim më madhështor se krijimi i njerëzimit e megjithatë shumica e njerëzve nuk e dinë.
58. Dhe nuk janë njësoj të verbërit me ata që shohin, nuk janë (njësoj) ata që besojnë (tek Allahu, në Islam) dhe punojnë mirësi e drejtësi dhe ata që bëjnë poshtërsi. Fare pak është ajo që falënderoni!
59. Nuk ka dyshim se Ora është e sigurtë se është duke ardhur, për të nuk ka pikë dyshimi, por shumica e njerëzve nuk besojnë.
60. Dhe Zoti juaj thotë: "M'u lutni Mua, Unë do t'ju përgjigjem. Me të vërtetë se ata të cilët e përbuzin adhurimin ndaj Meje, ata padyshim që do të hyjnë në Xhehenem me poshtërim!"
61. Allahu është Ai i Cili e ka bërë për ju natën që të pushoni gjatë saj dhe ditën për të parë. Vërtet që Allahu është Zotërues e Dhurues i Mirësive për njerëzimin, por megjithatë shumica e njerëzve nuk falënderojnë.
62. I tillë është Allahu, Zoti juaj, Krijuesi i çdo gjëje, La ilahe il-la Huve (askush nuk meriton, nuk ka të drejtë e nuk duhet të adhurohet veç Atij). Si atëherë largoheni (nga e Vërteta, nga Allahu duke adhuruar të tjerë në vend të Tij)!?
63. Po kështu u larguan dhe u mashtruan ata të cilët gjithnjë i mohuan Ajetet e Allahut (shenjat, provat, shpalljet e Tij).
64. Allahu është Ai i Cili e ka bërë për ju tokën vend-banimi dhe qiellin me kupë si mbulesë, edhe ju ka dhënë juve formë, edhe i ka bërë (format) tuaja të përsosura, edhe ju ka furnizuar me gjërat më të mira. I tillë është Allahu, Zoti juaj. I Lartësuar me Madhështi pra qoftë Allahu, Zoti i Aleminit (i njerëzve, xhindeve, i gjithçkaje).
65. Ai është i Përhershmi i Pafillim dhe i Pambarim, La ilahe il-la Huve (s'ka të adhuruar tjetër të merituar përveç Atij). Lutjuni pra Atij duke e bërë besimin tuaj të pastër vetëm për Atë, Një e të Vetëm. Gjithë lavdërimet dhe falënderimet janë për Allahun, Zotin e Aleminit (Zotin e gjithësisë dhe gjithçkaje që gjindet në të).
66. Thuaj: "Jam ndaluar të adhuroj ata të cilët ju i adhuroni në vend të Allahut, përderisa mua më kanë ardhur dëshmi të qarta nga Zoti im dhe jam urdhëruar të nënshtrohem në Islam si musliman ndaj Zotit të Aleminit (njerëzve, xhindeve dhe gjithë ç'është).
67. Ai është i Cili ju ka krijuar ju nga dheu (Ademin), pastaj nga Nutfah (lëngu i ngjizur i krijuar nga bashkimi i farës së vezës mashkullore me ato femërore), pastaj nga një copë gjaku e mpiksur, pastaj ju nxjerr jashtë si foshnja, pastaj ju jep rritje që të mund të arrini moshën e fuqisë dhe më pas të jeni të moshuar, - edhe pse disa prej jush vdesin më përpara, - dhe që të arrini një kohë të përcaktuar, me qëllim që mbase të kuptoni (realitetin).

68. Ai është i Cili jep jetë dhe sjell vdekje dhe kur Ai vendos për një gjë, Ai i thotë asaj: "Bëhu!" - dhe ajo është e bërë.
69. A nuk i shihni ata të cilët kundërshtojnë në Ajetet e Allahut (provat, dëshmitë, shpalljet)? Si largohen ata (nga e Vërteta)?
70. Ata që përgënjeshtrojnë Librin (Kur'anin) dhe atë me të cilin Ne sollëm të Dërguarit Tanë (Mesazhin e të adhuruarit të Allahut Një e të Vetëm), me besimin në Ringjallje dhe Shpërblim, këta pra, shpejt do ta mësojnë.
71. Kur jakat e hekurit t'u mbështillen në qafë dhe prangat, ata do të tërhiqen zvarrë,
72. Në ujin që vlon, pastaj në Zjarr do të digjen.
73. Pastaj do t'u thuhet atyre: "Ku janë ata që ia patët bashkuar në adhurim si shokë -
74. Përkrah e në vend të Allahut?" Do të thonë: "Ata kanë humbur prej nesh. Bile, përkundrazi ne nuk i jemi lutur ndonjë gjëje më parë." Kështu pra, Allahu i çon në humbje mosbesimtarët.
75. Kjo kështu për ju pasi ishit të ngazëllyer në tokë pa të drejtë dhe se ju ishit mësuar të kënaqeshit pa masë (në rrugën tuaj të shtrembër).
76. Hyni në portat e Xhehenemit për të mbetur në të dhe vërtet sa i shëmtuar është vendbanimi për kryeneçët e pabindur!
77. Kështu që ji i duruar (O Muhammed). Sigurisht që Premtimi i Allahut është i vërtetë. Dhe nëse Ne të tregojmë ty (O Muhammed në këtë jetë) ndonjë pjesë të asaj që Ne u kemi premtuar atyre, ose të bëjmë të vdesësh, atëherë ata përsëri tek Ne do të kthehen.
78. Dhe sigurisht që Ne kemi sjellë të Dërguar para teje (O Muhammed); për disa prej tyre Ne ta kemi njoftuar ndodhinë e tyre dhe për disa Ne nuk të kemi njoftuar ngjarjen e tyre. Dhe asnjëherë nuk ka qenë që t'i jepej ndonjë të Dërguari që ai të sillte ndonjë shenjë (mrekullie) veçse me Lejen dhe Vullnetin e Allahut. Kësisoj kur vjen Urdhëri i Allahut, çështja do të vendoset me vërtetësi dhe ndjekësit e së rremes do të jenë të humbur kudo dhe kurdo.
79. Allahu është Ai i Cili i ka bërë bagëtitë për ju, nga ato që mund të udhëtoni me to dhe nga ato që mund të hani prej tyre.
80. Dhe ju prej tyre keni (edhe shumë) përfitime të tjera; që të mund të arrini me anë të tyre një dëshirë që është në gjokset tuaja (duke mbartur mallrat tuaja nëpër tokë) dhe në to dhe në anije edhe (vetë) ju mbarteni.
81. Dhe Ai ju tregon juve Shenjat e Tij dhe Dëshmitë (e Njësisë së Tij). Atëherë cilën nga Shenjat dhe Dëshmitë e Allahut ju mohoni?
82. A nuk kanë udhëtuar ata nëpër tokë dhe të shohin cili qe fundi i atyre para tyre? Ata ishin më lart se këta në fuqi dhe në gjurmët (që lanë) në tokë, por përsëri gjithë çfarë fituan, nuk u solli aspak dobi.
83. Ndërsa kur të Dërguarit e tyre erdhën tek ata me dëshmi të qarta, ata ishin të gëzuar (e krenarë në vetvete) nga ajo që ata njihnin nga dija (e gjërave të dynjasë) dhe ai (ndëshkimi) me të cilin ata u tallën, i rrethoi ata.
84. Ndërsa kur ata e panë Ndëshkimin Tonë, thanë: "Ne besojmë në Allahun Një e të Vetëm dhe mohojmë gjithë çfarë patëm bashkuar me Të si shokë e të barabartë me Të."
85. Por besimi i tyre, nuk mund t'u sillte dobi atyre kur e panë Ndëshkimin Tonë. (Po kështu) Kjo ka qenë Rruga e Allahut në marrëdhënie me robët e Vet. Dhe atje mosbesimtarët humbën plotësisht (kur i mbuloi Ndëshkimi Ynë).

# Fusilet - Shtjelluar në imtësi

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

1. Ha, Mim.
2. Shpallje nga (Allahu) i Gjithëmëshirshmi, Mëshirëploti!
3. Një Libër në të cilin Vargjet e tij shtjellohen me imtësi; një Kur'an Arabisht për popullin që di.
4. Përgëzues (i Xhennetit për besimtarët e përkushtuar në Besimin e Fenë e Tij, në Islam) dhe këshillues (ndaj ndëshkimit në Xhehenem për çdo mohues të Njësisë së Allahut e të Fesë së Tij, Islamit), por shumica e tyre kthejnë shpinën e largohen, kështu që ata nuk dëgjojnë.
5. Dhe thonë: "Zemrat tona janë të mbuluara nga ajo në të cilën ti na fton dhe veshët tanë janë të shurdhët dhe mes nesh dhe teje është një perde, kështu që ti puno (në rrugën tënde), se edhe ne padyshim që po punojmë (në rrugën tonë)."
6. Thuaju (O Muhammed): "Unë jam vetëm një njeri si edhe ju. Më është shpallur mua se i adhuruari juaj është Një Zot (Allahu Një), kështu që merrni Rrugën e Drejtë drejt Tij (me

Besimin e Pastër e të Vërtetë, në Islam) dhe me nënshtrim ndaj Atij si dhe kërkoni Faljen e Tij." Dhe mjerë për Mushrikët (idhujtarët e çdo lloji, mohuesit e Njësisë së Allahut),
7. Të cilët nuk japin Zekatin dhe janë mohues edhe të Jetës së Pastajme.
8. Vërtet se për ata që besojnë dhe punojnë mirësi e drejtësi (sipas këtij besimi), për ata do të jetë një shpërblim i pafund që nuk do të soset kurrë (në Xhennet).
9. Thuaju (O Muhammed): "A vërtet nuk besoni tek Ai, i Cili krijoi tokën në dy Ditë dhe a i vëni Atij shokë duke adhuruar të tjerë në vend të Tij? Ai është Zoti i Aleminit (i Gjithësisë dhe i gjithë ç'është në të)."
10. Ai vendosi në të (në tokë) male të qëndrueshme nga lart saj dhe Ai e bekoi atë dhe Ai përcaktoi furnizimin e saj (për banorët e saj) me masë për katër Ditë të barabarta (me të njëjtën gjatësi kohe), (përgjigje kjo) për të gjithë ata që pyesin (për krijimin e saj).
11. Pastaj Ai Isteva (u ngrit lart) drejt qiellit, kur ai ishte tym, dhe i tha atij dhe tokës: "Ejani të dy ju me dëshirë apo pa dëshirë." Ata të dy (toka dhe qielli) thanë: "Ne vijmë me dëshirë e të nënshtruar."
12. Pastaj Ai e plotësoi dhe përfundoi nga krijimi i tyre shtatë qiej në dy Ditë dhe Ai i vendosi secilit qiell punën e tij. Dhe Ne e stolisëm qiellin më të afërt me llamba (yje) për të qenë bukuri si edhe roje (përkundër shejtanëve duke i përdorur ata si shigjeta goditëse kundër shejtanëve që mundohen ta kapërcejnë atë). Ky është Vendimi i të Gjithëfuqishmit, i të Gjithëditurit.
13. Por nëse ata largohen, atëherë thuaju (O Muhammed): "Unë ju këshilloj ju nga një Saikah (goditje ndëshkuese shkatërruese nga qielli, britmë, rrufe a goditje tjetër) si ajo Saikah e Aadit dhe Themudit (që i shkatërroi këta dy popuj)."
14. Kur shkuan të Dërguarit tek ata nga para e nga pas (duke u thënë): "Mos adhuroni tjetër vetëm se Allahun", ata thanë: "Në qoftë se Zoti ynë ka dashur kështu, Ai padyshim që do të kishte zbritur melekët. Ndërsa, ne sigurisht mohojmë atë me çfarë jeni dërguar ju."
15. Sa për Aadin, ata ishin mospërfillës në tokë pa të drejtë dhe për më tepër thanë: "Kush është më i fortë se ne në fuqi e pushtet?" Po a nuk e shihnin ata se Allahu i Cili i krijoi ata, ishte më i fortë se ata në fuqi e pushtet? Dhe qenë që gjithnjë i mohonin Ajetet Tona (provat, treguesit, shenjat)!
16. Kështu Ne dërguam mbi ta erë të vrullshme në ditët ogurzeza për ta, që Ne të mund t'u jepnim një shije të ndëshkimit poshtërues në jetën e kësaj bote, por sigurisht që ndëshkimi i Jetës së Pastajme do të jetë akoma më poshtërues dhe ata as nuk do të ndihmohen kurrë.
17. Dhe sa për Themudin, Ne ua treguam dhe ua bëmë të qartë atyre Udhën e Vërtetë (Besimin e Pastër në Një Zot të Vetëm, Islamin) me anë të të Dërguarit Tonë, por ata parapëlqyen verbërinë në vend të udhëzimit, kështu që Es-Saikah (goditja shkatërruese e dërguar nga qielli) e ndëshkimit poshtërues i mbuloi ata, për shkak të asaj që ata vetë e fituan.
18. Dhe Ne i shpëtuam ata që besuan dhe që i frikësoheshin Allahut duke përmbushur detyrimin ndaj Tij.
19. Dhe (kujto) Ditën kur armiqtë e Allahut do të grumbullohen te Zjarri, kështu që ata do të mblidhen aty (radhë-radhë; të parët që do të mbarojnë llogarinë, do të presin të tjerët të bashkohen me ta).
20. Derisa, kur ta arrijnë atë (Xhehenemin), të dëgjuarit e tyre (veshët), edhe të pamurit e tyre (sytë), edhe lëkura e tyre, do të dëshmojnë kundër tyre për çfarë ata gjithnjë patën punuar.
21. Dhe do t'u thonë lëkurës së tyre: "Pse dëshmon kundër nesh?" Ato do të thonë: "Allahu na ka bërë ne të flasim, ashtu siç bën Ai të flasë çdo gjë. Dhe Ai ju krijoi herën e parë dhe tek Ai do të ktheheni."
22. Dhe ju nuk ishit që fshiheshit ndaj vetes suaj, që të mos dëshmonin kundër jush të dëgjuarit tuaj, dhe të pamurit tuaj, edhe lëkura juaj kundër vetë jush, por menduat se Allahu nuk di shumë nga ato që po vepronit.
23. Dhe ai gjykimi juaj që ju e menduat për Zotin tuaj, ju ka sjellë në shkatërrim dhe jeni bërë nga ata që janë të humbur plotësisht!
24. Pastaj, nëse ata kanë durim, prapë Zjarri do të jetë shtëpi për ta, dhe po të lypin për t'u falur, prapë ata nuk do të jenë prej atyre që do të falen ndonjëherë.
25. Dhe Ne u vendosëm atyre (shejtanë) si shokë të ngushtë (në dynja), të cilët ua bënë joshëse e të drejta çfarë qe para tyre (veprat e liga që i bënin) dhe çfarë qe pas tyre (mohimi i çështjeve të Jetës së Ardhshme). Dhe Fjala (ndëshkimi) është përligjur kundër atyre që ishin

në radhët e brezave të parë nga mesi i xhindeve dhe i njerëzve që kanë kaluar tashmë para tyre. Me të vërtetë që ata ishin krejt të humbur.
26. Dhe ata që nuk besojnë, thonë: "Mos e dëgjoni këtë Kur'an dhe bëni zhurmë tek ai (kur këndohet) me qëllim që t'i mposhtni."
27. Por padyshim se Ne do t'i bëjmë ata që nuk besojnë që të shijojnë një ndëshkim të rreptë dhe sigurisht që Ne do t'u shpërblejmë atyre me të keqen e asaj që vepruan.
28. Ai është shpërblimi i armiqve të Allahut: Zjarri; aty do të jetë shtëpia e përjetshme, një shpërblim (i merituar) për atë që ata gjithnjë i mohuan Ajetet (provat, shenjat, shpalljet) Tona.
29. Dhe ata të cilët mohuan do të thonë: "Zoti ynë! Na i paraqit ata nga mesi i xhindeve dhe i njerëzve të cilët na prinë në rrugë të gabuar që t'i shtypim nën këmbët tona, që ata të bëhen kështu më të ulëtit."
30. Vërtet atyre që thonë: "Zoti ynë është Allahu" dhe pastaj qëndrojnë fort, tek ata do të ulen melekët (duke u thënë në kohën e marrjes së shpirtit): "Mos kini frikë, as mos u pikëlloni! Por merrni myzhden e përgëzimit me Xhennet i cili ju qe premtuar!
31. Ne kemi qenë miqtë tuaj në këtë botë dhe jemi (të tillë) edhe në Jetën e Fundit. Atje ju do të keni gjithçka që do t'ju dëshirojë shpirti dhe për ju atje do të jetë çfarë të kërkoni.
32. Kënaqësi nga (Allahu) gjithnjë Falësi i Madh, Mëshirploti."
33. Dhe kush është më fjalëmirë se ai që fton drejt Allahut (në Fenë e Tij, në Islam), që punon mirësi e drejtësi dhe thotë: "Unë jam nga Muslimanët?"
34. Nuk mund të jenë kurrë njësoj e Mira dhe e Keqja. Largojeni (të keqen) me atë që është më e mirë (duke u përmbajtur e duke falur ata që sillen keq me ju), pastaj ja! Ai, me të cilin kishit armiqësi, (do të bëhet) si të ishte mik i ngushtë.
35. Por askujt nuk i dhurohet kjo, përveç atyre që janë të duruar dhe askujt nuk i dhurohet kjo përveç atij që do të gëzojë pjesë të madhe (në gazmendin e Jetës së Pastajme në Kopshtet e Begatë të Xhennetit, ndërsa në këtë jetë do të cilësohet me sjellje të lartë).
36. Dhe në qoftë se ndonjë pëshpëritje e ligë nga shejtani mundohet të të largojë ty, atëherë kërko mbrojtje tek Allahu. Vërtet se Ai është Gjithëdëgjuesi, i Gjithëdituri.
37. Dhe nga Shenjat e Tij janë nata dhe dita edhe dielli dhe hëna. Mos u bini në sexhde (në adhurim) as diellit e as hënës, por bini në sexhde (në adhurim e me nënshtrim) vetëm ndaj Allahut i Cili i krijoi ato, nëse jeni vërtet që e adhuroni Atë.
38. Por nëse ata (mosbesimtarët) janë aq krenarë (për ta bërë këtë), atëherë janë ata (melekët) të cilët janë me Zotin tënd që e lavdërojnë Atë natën dhe ditën dhe ata kurrë nuk ndjejnë lodhje.
39. Dhe nga Shenjat e Tij (është edhe kjo): ju e shihni tokën djerrë, por kur Ne zbresim ujë mbi të, ajo zgjohet në jetë dhe gjallëron (e rrit bimësi). Vërtet se Ai i Cili i jep asaj jetë, padyshim që është i Zoti t'u japë jetë të vdekurve (Ditën e Ringjalljes). Vërtet që Ai është i Zoti për të bërë çdo gjë.
40. Vërtet që ata të cilët ikin nga Ajetet Tona (shenjat, treguesit, shpalljet Tona duke i sulmuar, duke i shtrembëruar e mohuar ato), nuk janë të fshehur nga Ne. A është ai i cili hidhet në Zjarr më i mirë, apo ai i cili vjen i sigurt Ditën e Ringjalljes? Bëni ç'të doni. Vërtet që Ai është Gjithëvëzhgues për gjithçka që ju bëni (Ky është një kërcënim i ashpër për mosbesimtarët).
41. Vërtet se ata që nuk besuan në Mesazhin Përkujtues (Kur'an) kur ai u erdhi atyre (do të marrin dënimin). Dhe ai është një Libër i nderuar dhe i vlerësuar (sepse ai është Fjala e Allahut dhe Ai e ruan atë nga çdo shtrembërim).
42. Nuk hyn gënjeshtra në të as nga para, as nga prapa: ai është i zbritur nga (Allahu) më i Urti, më i Denji dhe Zotëruesi i të gjitha lavdërimeve.
43. Nuk të thuhet ty asgjë tjetër (O Muhammed), përveçse çfarë u është thënë të Dërguarve para teje (: adhuroni vetëm Allahun Një e të Vetëm dhe pa i vënë shokë Atij). Vërtet që Zoti yt është Zotëruesi i Faljes së Madhe, (por) edhe Zotëruesi i Ndëshkimit të dhimbshëm.
44. Dhe po ta kishim sjellë Ne këtë si një Kur'an në gjuhë tjetër veç gjuhës arabe, ata do të kishin thënë: "Pse nuk janë shpjeguar Vargjet e tij me imtësi (pse nuk janë të kuptueshme)? Çfarë! (Një Libër) jo në arabisht, dhe (i Dërguari) një Arab?!" Thuaj: "Ai për besimtarët është udhëzim dhe shërim." Dhe sa për ata që nuk besojnë, veshët e tyre janë të rënduar (janë shurdhuar e nuk dëgjojnë) dhe ai (Kur'ani) është verbërim për ta. Ata janë si të thirreshin nga një vend tepër i largët (kështu që ata nuk dëgjojnë dhe nuk kuptojnë)."
45. Dhe Ne vërtet i dhamë Musait Librin, por lindi mosmarrëveshja për të. Dhe po të mos kishte qenë për një Fjalë që ka paraprirë nga Zoti yt, (mosmarrëveshjet e tyre) do të ishin

vendosur e zgjidhur mes tyre, por me të vërtetë që ata janë në dyshim të thellë në lidhje me të. (Tefsir Al-Kurtubi).
46. Kushdo që punon mirësi e drejtësi, (përfitimi) është për veten e tij dhe kushdo që punon të ligën, ajo është kundër vetes së tij dhe Zoti yt nuk është aspak i padrejtë ndaj robëve të Tij.

### Pjesa 25

47. Vetëm Atij i përcillet e i përket dija për Orën (Çastin e Fundit). Asnjë frut nuk del nga cipa, asnjë femër nuk ndjen barrë e as nuk lind, veçse me Dijen e Tij. Dhe Ditën kur Ai do t'u thërrasë atyre: "Ku janë ata (të ashtuquajturit) shokë, të barabartët (me Mua të cilët ju i trilluat)?" Ata do të thonë: "Të njoftojmë Ty, se askush nga ne nuk dëshmon për këtë (që ata janë të barabartët e Tu)!"
48. Dhe ata të cilët (politeistët) gjithnjë u luteshin më parë, do t'i zhgënjejnë dhe do të ndjejnë se ata nuk kanë asnjë vend strehimi (nga Ndëshkimi i Allahut).
49. Njeriu (mosbesimtar) nuk lodhet kurrë së luturi për të mira (nga Allahu), por nëse e godet ndonjë fatkeqësi, atëherë ai i humb të gjitha shpresat dhe zhytet në dëshpërim.
50. Dhe në të vërtetë nëse Ne i japim atij një shije mëshire nga Ne pas ndonjë fatkeqësie (uri, sëmundje etj) që i ka rënë, është e sigurt se do të thotë: "Kjo është e imja (aftësia, merita ime) dhe unë nuk mendoj se Ora (Çasti i Fundit) do të vijë, por nëse do të çohem tek Zoti im, padyshim që për mua do të jetë më e mira (pasuri, begati) tek Ai. Pastaj Ne me të vërtetë që do t'u njoftojmë mosbesimtarëve se çfarë kanë punuar ata dhe Ne do t'i bëjmë të shijojnë ndëshkim të rreptë.
51. Dhe kur Ne i dhurojmë mirësi njeriut, ai tërhiqet dhe ikën larg në të tijën, por kur e godet e keqja, atëherë drejtohet me lutje të pandërprera.
52. Thuaj: "Më thoni mua, nëse e shihni që ai (Kur'ani) është nga Allahu dhe ju e mohoni atë, kush është më i humbur se ai i cili është në kundërshtim tepër larg (nga Rruga e Drejtë e Allahut dhe të nënshtruarit ndaj Tij)?"
53. Ne do t'u shfaqim atyre Shenjat Tona në gjithësi dhe në vetë veten e tyre, derisa t'u bëhet e qartë se ky (Kur'ani) është e vërteta. A nuk mjafton për Zotin tënd se Ai është Dëshmues përmbi gjithçka?
54. A vërtet që ata janë në dyshim në lidhje me Takimin me Zotin e tyre (në lidhje me Ringjalljen pas vdekjes, kthimin te Zoti i tyre, dhënien llogari dhe marrjen e shpërblimit)? Me të vërtetë që është Ai i Cili është Gjithërrethues që përfshin gjithçka!

## Esh Shura – Këshillimi

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

1. Ha, Mim.
2. Ajn, Sin, Kaf.
3. Kësisoj Allahu, i Gjithëfuqishmi, më i Urti, të frymëzon ty (O Muhammed) ashtu si (Ai frymëzoi) ata përpara teje.
4. Të Tij janë gjithë ç'është në qiej dhe gjithë ç'është në tokë dhe Ai është më i Larti, më Madhështori.
5. Qiejt pothuaj mund të çahen që nga lart tyre (nga Madhështia e Tij). Dhe melekët lartësojnë Lavditë e Zotit të tyre dhe kërkojnë falje për ata në tokë. Dhe me të vërtetë që Allahu, Ai është gjithnjë Falësi i Madh, Mëshirëploti.
6. E sa për ata që marrin për Eulija (mbrojtës, ndihmues) të tjerë në vend të Tij - Allahu është Hafidh (Mbrojtës e Ruajtës) mbi ta, ndërsa ti (O Muhammed) nuk je Vekil (dorëzanë e rregullues i punëve të tyre) përmbi ta.
7. Dhe kështu pra, Ne të kemi frymëzuar ty (O Muhammed) një Kur'an në Arabisht, që të mund të këshillosh Nënën e Qyteteve (Mekën) dhe gjithë rrotull saj. Dhe këshillo për Ditën e Grumbullimit për të cilën nuk ka pikë dyshimi, kur një pjesë do të jenë në Kopshtet e Xhennetit (ata që besuan Allahun dhe ndoqën atë që solli i Dërguari a.s. i Allahut) dhe një pjesë në Zjarrin flakërues të Xhehenemit (ata që nuk besuan Allahun dhe nuk ndoqën çfarë u solli i Dërguari a.s. i Allahut).
8. Dhe po të kishte dashur Allahu, Ai mund t'i kishte bërë ata një popull të vetëm (të udhëzuar), por Ai fut kë do Ai në Mëshirën e Tij dhe për Dhalimunët (politeistët, keqbërësit) nuk do të ketë as mbrojtës, as ndihmues.
9. Apo kanë marrë Eulija (mbrojtës, ndihmues për t'i adhuruar) në vend të Tij? Por Allahu - Ai vetëm është Vali (Zot, Mbrojtës) dhe është Ai i Cili ngjall të vdekurit dhe Ai është i Zoti për të bërë gjithçka.

10. Dhe në çfarëdo që të ndryshoni (e të haheni), gjykimi për të është tek Allahu (Mbizotëruesi Gjykues). (Dhe thuaju atyre politeistëve o Muhammed): I Tillë është Allahu, Zoti im tek i Cili unë mbështetem (për të gjitha çështjet) dhe tek Ai unë drejtohem me pendim.
11. Filluesi (e Krijuesi) i qiejve dhe i tokës. Ai ka bërë për ju shoqet nga vetë ju dhe po kështu (ka bërë shoqe, çift) edhe për bagëtitë. Në këtë mënyrë Ai ju krijon ju. Asgjë nuk i përngjet Atij dhe Ai është Gjithëdëgjuesi, Gjithëshikuesi.
12. Të Tij janë çelësat e qiejve dhe të tokës. Ai shton Rizkun (furnizimin) për kë Ai do dhe e pakëson (atë për kë do Ai). Padyshim që Ai është i Gjithëdituri për çdo gjë.
13. Ai (Allahu) ka përcaktuar e urdhëruar për ju të njëjtën Fe (Besimin e Pastër Islam në Një Zot të Vetëm) të cilën Ai e pat urdhëruar për Nuhun, dhe atë të cilën Ne ta kemi frymëzuar ty (O Muhammed), dhe atë të cilën Ne e urdhëruam për Ibrahimin, Musain dhe Isanë, duke thënë që ju të vendosni Fenë dhe të mos bëni ndarje në të (në degë e parti). I padurueshëm për Mushrikët (mosbesimtarët e Njësisë së Allahut të çfarëdo lloji qofshin) është ai (Besimi i Pastër Islam në Një Zot të Vetëm) tek i cili ti (O Muhammed) i fton ata. Allahu zgjedh për Veten e Tij atë që do Ai dhe udhëzon drejt Tij atë që i kthehet Atij me pendim e nënshtrim.
14. Dhe ata nuk u ndanë, veçse pasi u erdhi dija për shkak të zilisë egoiste ndërmjet tyre. Dhe po të mos kishte qenë për një Fjalë të thënë më parë nga Zoti yt për një afat të përcaktuar, çështja do të ishte vendosur ndërmjet tyre. Dhe vërtet ata që u bënë të trashëgojnë Shkrimet (Teuratin dhe Inxhilin) pas tyre (jehuditë dhe të krishterët) janë në një dyshim të thellë në lidhje me të (Fenë e Vërtetë të Allahut - Islamin ose Kur'anin).
15. Kështu pra, vetëm te kjo (Fe dhe te ky Kur'an) ftoj (njerëzit, o Muhammed) dhe Istekim (qëndro fort i paepur në Islamin e pastër) siç je urdhëruar dhe mos ndiq dëshirat e tyre, por thuaj: "Unë besoj në gjithë ç'ka zbritur Allahu nga Libri (Hyjnor, gjithë Librat e Shenjtë - Kur'ani dhe para tij Teurati, Inxhili, Fletët e Ibrahimit e çfarë Ai ka dërguar dhe ashtu siç i ka dërguar Ai) dhe jam urdhëruar të gjykoj drejt mes jush. Allahu është Zoti ynë dhe Zoti juaj. Për ne punët tona dhe për ju punët tuaja. Nuk ka asnjë mosmarrëveshje (çështje për të sqaruar, sepse u bë e qartë e vërteta nga e pavërteta, udhëzimi nga humbja) mes nesh dhe jush. Allahu do të na mbledhë ne (të gjithë) dhe tek Ai është kthimi i fundit.
16. Dhe ata që kundërshtojnë në lidhje me Allahun pasi Ai u njoh e u pranua (Fesë së Tij iu përgjigjën njerëzit), pa asnjë vlerë është kundërshtimi i tyre para Zotit të tyre, mbi ta është zemërimi, për ta do të jetë ndëshkim i ashpër.
17. Allahu është Ai i Cili ka zbritur Librin (Kur'anin) me të vërtetën me vërtetësi dhe Peshojën (e punimit të drejtë). Dhe çfarë mund t'ua bëjë juve të njohur, se mbase Ora (Çasti i Fundit) është fare afër?
18. Ata që nuk e besojnë atë, kërkojnë ta shpejtojnë, ndërsa ata që besojnë, e kanë frikë atë dhe e dinë se ajo është tamam e vërteta. Po! Vërtet ata që kundërshtojnë për Orën (Momentin e Katastrofës së Përgjithshme), janë në gabim e humbje tepër të largët.
19. Allahu është shumë i Hirshëm dhe i Butë ndaj robëve të Vet. Ai i jep Rizk (furnizim, begati) atij që Ai do. Dhe Ai është Fuqiploti, i Gjithëmëshirshmi.
20. Kushdo që dëshiron (nga veprat e tij) shpërblimin e Jetës së Pastajme, Ne ia shtojmë atij në shpërblimin e tij dhe kushdo që dëshiron shpërblimin e kësaj bote (nga veprat e tij), Ne ia japim atij prej saj dhe nuk ka më për të asnjë pjesë në Jetën e Përtejme.
21. Apo kanë ata shokë e të barabartë me Allahun (zota të rremë të tyre) të cilët kanë themeluar e përcaktuar për ta ndonjë fe të cilën nuk e ka urdhëruar e përcaktuar Allahu? Dhe po të mos kishte qenë për një Fjalë Vendimtare (tashmë të kaluar), çështja do të gjykohej mes tyre. Dhe padyshim që për Dhalimunët (mohuesit, keqbërësit), për ta është dënimi i dhimbshëm.
22. Do t'i shohësh (Ditën e Ringjalljes) Dhalimunët (politeistët, keqbërësit) të tmerruar nga ajo çfarë kanë fituar dhe ai (Ndëshkimi i Allahut) padyshim që do të bjerë mbi ta, ndërsa ata që besojnë (në Njësinë e Allahut, në Islam) dhe punojnë mirësi e drejtësi (do të jenë) në lëndinat e lulëzuara të Kopshteve të Begatë (në Xhennet) duke pasur atje çfarë të duan nga Zoti i tyre. Mu kjo është Mirësia madhështore.
23. Kjo është Mirësia (Xhenneti) për të cilën Allahu përgëzon robët e Tij që besojnë (në Njësinë e Tij, në Islam) dhe që punojnë mirësi e drejtësi. Thuaju (O Muhammed): "Asnjë shpërblim nuk ju kërkoj juve për këtë, përveç që të jeni të mirë me mua për afërsinë time me ju." Dhe kushdo që fiton një vepër të drejtë mirësie, Ne do t'ia shtojmë atij të mirën për të. Vërtet që Allahu është gjithnjë Falës i Madh, më i Pari të pranojë e të çmojë (veprat e mira dhe t'i vlerësojë e t'i shpërblejë për to ata që i janë nënshtruar Vullnetit të Tij).

24. Apo thonë: “Ai ka shpifur gënjeshtër kundër Allahut?” Po të deshte Allahu, Ai mund ta kishte vulosur zemrën tënde (kështu që do të harroje gjithë ç’dije nga Kur’ani). Dhe Allahu fshin e shuan gënjeshtrën dhe vendos të vërtetën (Islamin) me Fjalën e Tij (me Kur’anin). Vërtet që Ai është i Gjithëdituri për gjokset (çfarë fshehin njerëzit në ta).
25. Dhe Ai është i Cili pranon pendimin nga robët e Tij dhe fal të këqijat e gjynahet dhe Ai di mirë çfarë bëni ju.
26. Dhe Ai i përgjigjet (lutjes së) atyre që besojnë (vetëm tek Ai me Besimin Islam) dhe që punojnë mirësi e drejtësi dhe u shton atyre nga Mirësitë e Tij. E sa për mosbesimtarët, për ta do të jetë ndëshkim i ashpër.
27. Dhe po të ishte se Allahu do ta zgjeronte Rizkun (furnizimin, begatitë) për robët e Tij, ata padyshim që do të kalonin çdo kufi në tokë, por Ai zbret me masë siç do Ai. Vërtet që Ai është për robët e Tij në Dijeni të Plotë, Gjithëvëzhgues (për ato gjëra që u vlejnë atyre).
28. Dhe Ai është i Cili zbret shiun pasi ata kanë humbur çdo shpresë dhe e shpërndan gjithandej Përkujtimin e Tij. Dhe Ai është El-Vali (Zoti, Ndihmuesi, Mbajtësi, Mbrojtësi), Zotëruesi i të gjitha lavdërimeve.
29. Dhe nga Ajetet e Tij (provat, shenjat, dëshmitë) është krijimi i qiejve dhe i tokës dhe i gjithfarë krijesave që lëvizin që Ai i ka shpërndarë në to (në qiej e në tokë). Dhe Ai është Gjithëzotëruesi përmbi ta për t’i grumbulluar (për t’i ringjallur Ditën e Ringjalljes pas vdekjes së tyre dhe pas shkatërrimit të trupave të tyre) kurdo që Ai të dojë.
30. Dhe çfarëdo fatkeqësie që ju bie, ajo është veçse çfarë vetë duart tuaja e kanë fituar. Dhe Ai është që fal shumë.
31. Dhe ju nuk mund t’i shpëtoni Allahut në tokë (nga Ndëshkimi i Tij) dhe përveç Allahut ju nuk keni as ndonjë Vali (ruajtës a mbrojtës), as ndonjë ndihmues tjetër.
32. Dhe ndër Treguesit e Tij janë edhe anijet në det si male.
33. Dhe nëse Ai do, Ai e ndalon erën, kështu që ato do të mbeteshin të palëvizshme në shpinë të tij (detit). Vërtet që këtu ka tregues për çdo njeri të duruar e falënderues.
34. Ose Ai mund t’i shkatërrojë (duke i fundosur) për shkak të asaj që njerëzit e tyre kanë fituar. Dhe Ai fal shumë.
35. Edhe ata që kundërshtojnë në lidhje me Ajetet Tona (treguesit, shenjat, vargjet) le ta dinë se nuk ka asnjë vend për ta për t’u fshehur (nga Ndëshkimi i Allahut). (Tefsir At-Tabari).
36. Kështu, gjithçka që ju është dhënë, s’është veçse një kënaqësi kalimtare për këtë jetë dynjaje, por ajo që është me Allahun (Xhenneti), është më e mirë dhe më e gjatë për ata që besojnë (Allahun Një në Fenë e Tij) dhe i vënë shpresat tek Zoti i tyre (për gjithçka).
37. Dhe ata që mënjanojnë gjynahet e mëdha dhe El-Fevahish (Zina - marrëdhënie të ulëta të paligjshme imorale) si dhe sa herë që zemërohen, ata falin.
38. Dhe ata që i përgjigjen Thirrjes së Zotit të tyre dhe e kryejnë faljen e namazit (Ikametus-Salat) dhe që konsulltohen mes veti për punë të përbashkëta, edhe ata që shpenzojnë nga ato (mirësi) që Ne u kemi dhuruar.
39. Edhe ata që kur u bëhet ndonjë padrejtësi shtypëse (nuk frikësohen), i kundërvihen dhe marrin hak.
40. Shpërblimi për një të keqe është një e keqe e barabartë me të, por kushdo që fal dhe bën pajtim, shpërblimi i tij është tek Allahu. Vërtet që Ai nuk i do Dhalimunët (zullumqarët, shtypësit, mosbesimtarët).
41. Dhe vërtet kushdo që hakmerret pasi i është bërë padrejtësi, për të tillët nuk ka rrugë (fajësimi) kundër tyre.
42. Rrugë (fajësimi) ka vetëm kundër atyre që shtypin njerëzit dhe ngrenë krye padrejtësisht duke kaluar çdo kufi në tokë; për këta do të ketë ndëshkim të dhimbshëm.
43. Dhe vërtet se kushdo që tregon durim dhe fal, kjo vërtet që do të ishte gjë e këshilluar nga Allahu.
44. Dhe këdo që Allahu e humb, për të nuk ka asnjë mbrojtës pas Tij. Dhe do t’i vështrosh Dhalimunët (politeistët, keqbërësit, shtypësit) kur ata të shohin ndëshkimin, do të thonë: “A ka ndonjë rrugë për t’u kthyer (në dynja)?”
45. Dhe do t’i shohësh ata të sjellë përballë tij (Xhehenemit) të mjeruar nga poshtërimi duke vështruar me shikime të fshehta. E ata që besuan do të thonë: “Vërtet që të humburit janë ata që humbin vetveten dhe familjet e tyre Ditën e Kijametit. (Po!) Vërtet që Dhalimunët (Kafirunët - mohuesit, mosbesimtarët, politeistët, keqbërësit) do të jenë në ndëshkim të vazhduar e të pasosur!” (Tefsir At-Tabari).
46. Dhe ata nuk do të kenë asnjë mbrojtës përveç Allahut që t’i ndihmojë. Dhe atë të cilin e humb Allahu, për të nuk ka asnjë rrugë.

47. Përgjigjuni Thirrjes së Zotit tuaj (pranoni Islamin, o ju njerëz dhe xhinde), para se të vijë nga Allahu një Ditë e cila nuk mund të mënjanohet. Ju nuk do të keni asnjë strehim atë Ditë dhe as nuk do të ketë për ju mohim (të krimeve e veprave të tjera të liga).
48. Por nëse ata ikin (nga Besimi i Pastër Islam në Një Zot të Vetëm), Ne nuk të kemi dërguar ty si Hafidh (ruajtës) mbi ta. Detyra jote është të bësh të njohur (Mesazhin). Dhe nuk ka dyshim se kur Ne bëjmë që njeriu të shijojë Mëshirë prej Nesh, ai gëzohet prej saj, por kur ndonjë e keqe u bie atyre për shkak të veprave që vetë duart e tyre i kanë kryer më parë, atëherë me të vërtetë njeriu bëhet mosmirënjohës!
49. Allahut i përket mbisundimi i qiejve dhe i tokës. Ai krijon çfarë Ai do. Ai i dhuron (fëmijë) femra kujt do Ai dhe Ai i dhuron (fëmijë) meshkuj atij që do Ai.
50. Ose Ai i dhuron të dy: edhe meshkuj edhe femra dhe Ai bën që të mbetet shterpë këdo që Ai do. Vërtet që Ai është i Gjithëdituri dhe Ai është i Zoti për të bërë çdo gjë.
51. Nuk i është dhënë ndonjë qenie njerëzore që Allahu t'i flasë atij përveç se (të jetë) me Frymëzim, ose nga pas Hixhabit (perde, pengesë), ose të sjellë të Dërguar që të shpallë me Lejen dhe Vullnetin e Tij çfarë Ai do. Vërtet që Ai është më i Larti, më i Urti Gjithëgjykues.
52. Dhe kështu Ne të kemi dërguar ty (O Muhammed) Ruhun (Frymëzim dhe Mëshirë) nga Urdhëri dhe Vullneti Ynë. Ti nuk e dije as ç'është Libri dhe as ç'është Imani (Besimi), por Ne e kemi bërë atë (këtë Kur'an) dritë, që Ne të udhëzojmë me anë të tij atë që Ne duam nga robët Tanë. Dhe padyshim që ti (O Muhammed) sigurisht që po udhëheq (njerëzimin) në Udhën e Drejtë (në Fenë e Allahut, në Islam).
53. Në Udhën e Allahut të Cilit i takon gjithë ç'është në qiej dhe gjithë ç'është në tokë. (Po!) Vërtet se tek Allahu më në fund do të shkojnë të gjitha çështjet (për gjykim).

## Ez Zukhruf - Stolitë e arit

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

1. Ha, Mim.
2. (Betohem) për Librin e Qartë (Kur'anin që qartëson çdo gjë)!
3. Me të vërtetë, Ne e bëmë atë Kur'an në Arabisht që të keni mundësi ta kuptoni.
4. Dhe me të vërtetë, ai (Kur'ani) është në Nënën e Librit (El-Leuh El-Mahfudh) para Nesh, vërtet i Lartësuar, gjithë Urtësi.
5. A (të mos ju këshillojmë e) ta tërheqim Ne Përkujtuesin (Kur'anin) nga ju, sepse jeni popull Musrifun (që kaloni çdo kufi, i shfrenuar)?
6. E sa Pejgamberë kemi dërguar Ne ndër popujt e parë?
7. Dhe nuk erdhi Pejgamber tek ata e që të mos talleshin me të.
8. Pastaj Ne shkatërruam njerëz më të fuqishëm se sa këta, - dhe shembulli i të parëve ka kaluar (para tyre).
9. Dhe me të vërtetë, po t'i pyesësh: "Kush i ka krijuar qiejt dhe tokën?" Me siguri që do të thonë: "I Gjithëfuqishmi, i Gjithëdituri i krijoi ato."
10. (Ai është) i Cili e ka bërë tokën për ju si shtrat dhe ka bërë për ju rrugë në të, me qëllim që të drejtoheni në të.
11. Dhe i Cili zbret ujë nga qielli me masë të duhur. Pastaj Ne rigjallërojmë me anë të tij tokë të vdekur dhe tamam kështu do të nxirreni edhe ju (të gjallë).
12. Dhe i Cili ka krijuar të gjitha çiftet dhe ka sjellë për ju anije dhe bagëti mbi të cilat udhëtoni;
13. Me qëllim që ju të hipni në to të sigurt dhe pastaj, që të mund të përkujtoni Mirësinë e Zotit tuaj kur të hipni në to dhe të thoni: "Lavdi i qoftë Atij i Cili e ka nënshtruar këtë për ne dhe ne kurrë nuk do të mund ta kishim atë (nën pushtet me përpjekjet tona).
14. Dhe me të vërtetë që te Zoti ynë me siguri do të kthehemi!"
15. Prapëseprapë, ata iu mveshin disa robëve të Tij pjesë me Të (duke shpifur kinse Ai ka fëmijë dhe i quajnë ata si të barabartë me Të, në adhurim me Të). Vërtet që njeriu është në mosmarrëveshje të qartë!
16. Apo mos ka marrë Ai për Vete bija nga çfarë Ai ka krijuar dhe për ju Ai paska zgjedhur bijtë?
17. Dhe nëse ndonjërit prej tyre i jepet lajmi i saj (i lindjes) të cilën ai e ka bërë si të barabartë me të Gjithëmëshirshmin (Allah) (d.m.th., lajmin për lindjen e një vajze), bëhet i zymtë, i nxihet fytyra dhe mbushet me pikëllim të thellë!

18. (A duan ata për Allahun) një krijesë e cila rritet në zbukurime (duke veshur mëndafsh e stoli ari, d.m.th. femra) dhe e cila në ndonjë mosmarrëveshje nuk mund ta mbulojë vetveten, edhe po të jetë e pastër?
19. Dhe ata i bëjnë melekët të cilët vetë janë robët e të Gjithëmëshirshmit (Allah), femra. A mos dëshmuan (e qenë të pranishëm në) krijimin e tyre? Dëshmia e tyre do të shënohet dhe do të pyeten!
20. Dhe thonë: "Po të kishte dashur i Gjithëmëshirshmi (Allahu), ne nuk do t'i kishim adhuruar ata (as idhujt e as melaiket)." Ata nuk kanë për këtë asnjë dije. Ata s'bëjnë asgjë, vetëm se gënjejnë."
21. Apo mos u kemi dhënë atyre ndonjë Libër para këtij (Kur'anit) pas të cilit ata mbahen fort?
22. Përkundrazi! Ata thonë: "Ne gjetëm baballarët tanë të ndjekin një farë rruge e një lloj feje dhe ne e udhëzojmë veten pas gjurmëve të tyre."
23. Dhe po kështu, Ne nuk dërguam ndonjë këshillues para teje (O Muhammed) në ndonjë vendbanim, por veçse gjithnjë ata të pasurit nga mesi i tij do të thoshin: "Ne gjetëm baballarët tanë të ndjekin një farë rruge e një lloj feje dhe sigurisht që ne do të ndjekim gjurmët e tyre."
24. (Këshilluesi u) tha: "Edhe nëse unë ju sjell udhëzim më të mirë se sa ai që gjetët ta ndjekin baballarët tuaj?" Ata i thanë: "Në të vërtetë ne nuk besojmë në atë me të cilën ti je dërguar."
25. Kështu Ne morëm hak mbi ta dhe shiko pra se si qe fundi i atyre që mohuan.
26. Dhe (kujto) kur Ibrahimi i tha babait të tij dhe popullit të tij: "Me të vërtetë që unë jam i pafajshëm nga çfarë ju adhuroni,
27. Në vend të Atij i Cili më krijoi mua dhe padyshim që Ai do të më udhëzojë mua."
28. Dhe ai (Ibrahimi) e bëri atë (Fjalën La ilahe il-la Allah - nuk ka tjetër të adhuruar të merituar përveç Allahut Një e të Vetëm) Fjalë të jetonte ndër pasardhësit e tij, që ata të mund të riktheheshin (me pendim tek Allahu ose të merrnin mësim).
29. Por, përkundrazi Unë u dhashë (mirësitë e kësaj jete) këtyre (politeistëve) dhe baballarëve të tyre që t'i shijonin, derisa erdhi e vërteta (Kur'ani, Islami) tek ata dhe një i Dërguar i qartë (Muhammedi a.s.) që i qartëson çështjet.
30. Dhe kur u erdhi e vërteta (Kur'ani), ata (mohuesit) thanë: "Kjo është magji dhe sigurisht që nuk besojmë në të."
31. Dhe thanë: "Pse ky Kur'an nuk është zbritur te ndonjë burrë i shquar i këtyre dy qyteteve (Mekës dhe Taifit)?"
32. A janë ata të cilët përcaktojnë e ndajnë Mëshirën e Zotit tënd? Jemi Ne që përcaktojmë e ndajmë mes tyre jetesën e tyre në këtë botë dhe Ne i ngritëm disa prej tyre mbi të tjerë në rang të shoqërisë me qëllim që ata të marrin të tjerë në punët e tyre. Por Mëshira e Zotit tënd është më e mirë se ajo (pasuri) të cilën ata e grumbullojnë pa masë.
33. Dhe po të mos ishte që gjithë njerëzimi të bëhej një komb i vetëm (të gjithë mosbesimtarë që të dëshironin vetëm jetë dynjaje), Ne do të kishim dhuruar për ata që nuk besojnë të Gjithëmëshirshmin (Allah), çati argjendi për shtëpitë e tyre dhe shkallë (po nga argjendi) për t'u ngjitur,
34. Dhe për shtëpitë e tyre dyer (argjendi) dhe frone (argjendi) ku mund të rehatoheshin,
35. Dhe stoli ari. Prapëseprapë e gjithë kjo, nuk do të kishte qenë asgjë përveç se një kënaqësi e kësaj bote. E Jeta e Fundit, tek Zoti yt është vetëm për Muttekunët (të përkushtuarit në Besimin e Pastër Islam).
36. Dhe kushdo që largohet (verbon veten) nga përkujtimi i të Gjithëmëshirshmit, Ne i caktojmë atij shejtanin që të jetë për të shok e mik i ngushtë i tij.
37. Dhe vërtet që ata (shejtanët) i pengojnë ata nga Udha (e Drejtë), por (mosbesimtarët) mendojnë se në të vërtetë ata janë të udhëzuar në Udhë të mbarë!
38. Derisa, kur (një i tillë) vjen tek Ne, ai i thotë (shejtanit, mikut të tij): "Sikur mes meje dhe teje të ishte një largësi sa dy lindjet" - me të vërtetë sa shok i keq je ti!
39. Nuk do t'ju sjell aspak dobi juve këtë Ditë, pasi ju u gabuat dhe humbët nga e vërteta dhe ju do të jeni bashkëpjesëtarë (ju dhe miku juaj) në ndëshkim.
40. A mund ta bësh ti (O Muhammed) të shurdhin të dëgjojë, apo a mund të udhëzosh të verbërin dhe atë që është në gabim e humbje të qartë?
41. Edhe sikur Ne të të largonim ty (O Muhammed), Ne padyshim që do të hakmerreshim mbi ta.
42. Apo (nëse) Ne të tregonim ty atë me të cilin Ne i frikësojmë ata, atëherë Ne padyshim që kemi Fuqi të plotë përmbi ta.

43. Shtrëngohu pra fort (O Muhammed) pas asaj që të është frymëzuar ty. Nuk ka dyshim se ti je në Udhën e Drejtë.
44. Dhe vërtet që ky (Kur'an) është me siguri Përkujtues për ty dhe për popullin tënd dhe për këtë, do të pyeteni.
45. Dhe pyeti ata të Dërguarit Tanë të cilët Ne i dërguam para teje: "A caktuam Ne ndonjëherë alihah (zota) për t'u adhuruar në vend të të Gjithëmëshirshmit (Allah)?"
46. Dhe me të vërtetë që Ne e dërguam Musain me Ajetet Tona (me provat, shenjat, shpalljet) te Faraoni dhe paria e tij (duke i ftuar ata në Fenë e Allahut, në Besimin e Pastër Islam) duke u thënë: "Me të vërtetë që unë jam i Dërguari i Zotit të Aleminit (njerëzve, xhindeve dhe gjithë ç'është që ka krijuar Allahu)."
47. Por kur ai u shkoi atyre me Ajetet Tona (provat, shenjat, treguesit), kur ja! Ata qeshën me to!
48. Dhe nuk u çuam ndonjë Ajet (shenjë etj) veçse të ishte më e madhe se simotra e saj (e shenjës së dërguar më parë) dhe Ne i shtrënguam ata me dënim, me qëllim që të mund të ktheheshin (nga politeizmi në Fenë e Allahut, në Islam).
49. Dhe i thanë (Musait): "O ti magjistar! Lute Zotin tënd për ne sipas asaj që Ai ka lidhur marrëveshje me ty. Sigurisht që do të drejtohemi (në të mbarën)."
50. Por kur Ne e larguam dënimin prej tyre, kur ja! Ç'të shohësh! Ata e thyen marrëveshjen.
51. Kështu Faraoni i shpalli popullit të tij duke thënë: "O populli im! A nuk është i imi sundimi i Egjiptit dhe i këtyre lumenjve që rrjedhin poshtë meje? A nuk shikoni pra?
52. A nuk jam unë më i mirë se ky (Musai) që është një i mjerë i përbuzur dhe që rrallë e shpreh veten qartë?
53. Pse atëherë nuk i dhurohen atij bylyzykë floriri apo t'i vijnë melekët të ecin me të?"
54. Kështu ai (Faraoni) e mashtroi dhe e humbi popullin e tij dhe ata iu bindën atij. Vërtet që ata ishin popull Fasikunë (të panënshtruar, të pabindur ndaj Allahut).
55. Kështu kur ata nxitën hidhërimin Tonë, Ne i ndëshkuam ata dhe i përmbytëm të gjithë bashkë.
56. Dhe i bëmë ata të shkuar (i fshimë dhe lavdia e tyre u fshi, por mbetën mësim dhe) shembull për brezat e pastajmë.
57. Dhe kur biri i Merjemes sillet si shembull, kur ç'të shohësh! Populli yt çirret me të madhe (duke u zgërdhirë me këtë shembull)!
58. Dhe thonë: "A janë më të mirë zotat tanë apo ai (Isai)?" Ata ta sollën ty këtë shembull veçse për kundërthënie. (Po!) Ata vërtet janë popull grindavec.
59. Ai (Isai) ka qenë vetëm një rob. Ne i dhuruam Mirësinë Tonë atij dhe Ne e bëmë atë shembull për Beni Israilët (krijimin dhe lindjen e tij pa baba).
60. Dhe po të kishim dashur Ne, atëherë Ne (do t'ju kishim shuar juve o njerëz dhe) do të kishim bërë t'ju zëvendësonin melekët në tokë. (Tefsir At-tabari).
61. Dhe ai (Isai) do të jetë shenjë njohëse për Orën (për ardhjen e Kijametit, d.m.th., Isai do të zbresë në tokë). Kështu që mos kini asnjë dyshim për të (për Ditën e Kijametit) dhe më ndiqni Mua. Kjo është Udha e Drejtë.
62. Dhe mos e lini shejtanin t'ju largojë ju (nga feja e drejtë, nga Islami), vërtet që ai është për ju armik i hapur.
63. Dhe kur erdhi Isai me Dëshmitë e qarta (nga Ne), tha: "Unë kam ardhur tek ju me El-Hikmeh (Pejgamberinë) dhe me qëllim që t'ju bëj të qartë juve disa nga çështjet për të cilat keni mosmarrëveshje, kështu që kini frikë Allahun dhe m'u bindni mua.
64. Vërtet që Allahu! Ai është Zoti im dhe Zoti juaj. Adhuroni pra vetëm Atë. Kjo është Rrugë e Drejtë."
65. Por ndryshuan sektet nga mesi i tyre. Mjerë për ata pra, që bëjnë padrejtësi (duke i mveshur Isait gjëra krejt të pavërteta) nga ndëshkimi i një Dite të dhimbshme!
66. A presin vetëm për Orën - që ajo t'u vijë papritur duke mos e hetuar fare?
67. Shokët atë Ditë do të jenë armiq me njëri-tjetrin përveç El-Muttekunëve (të përkushtuarve në Besimin e Pastër Islam).
68. (Besimtarëve të vërtetë do t'u thuhet): "O adhuruesit e Mi! Aspak frikë nuk do të ketë për ju këtë Ditë, as nuk do të pikëlloheni,
69. Ju që besuat në Ajetet Tona (gjithçka që zbritëm e dërguam Ne) dhe qetë Muslimanë (që iu nënshtruan plotësisht Vullnetit të Allahut në Fenë e Tij të Besimit të Pastër Islam),
70. Hyni në Xhennet, ju dhe bashkëshortet tuaja të gëzuar."
71. Tabaka të artë dhe gota do t'u sillen rreth e rrotull dhe në të do të ketë çfarë t'u dojë shpirti, gjithçka që mund të kënaqë sytë; dhe aty ju do të banoni përgjithmonë.

72. Ky është Xhenneti të cilin u bëtë që ta trashëgoni për shkak të veprave tuaja që ju gjithnjë bëtë (në jetën e dynjasë).
73. Aty për ju do të ketë fruta me bollëk prej të cilave do të hani.
74. Vërtet që Muxhrimunët (mohuesit, mëkatarët, kriminelët) do të jenë nën dënimin e Xhehenemit për të mbetur atje përgjithmonë.
75. (Dënimi) nuk do të lehtësohet mbi ta dhe do të hidhen atje në hidhërim të thellë, në mjerim e dëshpërim.
76. Ne nuk u bëmë atyre padrejtësi, por ata qenë Dhalimunë (politeistë, keqbërës, djallëzorë).
77. Dhe do të thërrasin: "O Malik (ruajtësi i Xhehenemit)! Le të na japë fund Zoti yt." Ai do t'u thotë: "Sigurisht që do të mbeteni përjetë."
78. Tashmë me të vërtetë që Ne kemi sjellë të vërtetën (Muhammedin a.s. me Kur'an) te ju, por shumica juaj kanë urrejtje për të vërtetën.
79. A mos kanë vendosur ndonjë përbetim? Atëherë edhe Ne po përgatisim gjithashtu (përbetim).
80. Apo mos mendojnë se Ne nuk i dëgjojmë të fshehtat e tyre dhe këshillimet e tyre të ngushta? (Patjetër që Ne dëgjojmë gjithçka) dhe të Dërguarit Tanë (melekët përcjellës) janë pranë tyre duke shkruar.
81. Thuaj (O Muhammed): "Në qoftë se i Gjithmëshirshmi (Allah) do të kishte bir (ose fëmijë, siç trilloni ju), atëherë unë jam i pari i adhuruesve të Allahut (që mohoj dhe e hedh poshtë këtë shpifje tuajën dhe i pari që besoj në Allahun Një e të Vetëm, pa fëmijë, pa të barabartë me Të)." (Tefsir At-Tabari).
82. Lavdi Zotit të qiejve dhe të tokës, Zotit të Arshit (Fronit)! I Lartësuar është Ai përmbi gjithçka që ata ia mveshin Atij.
83. Lëri pra ata të flasin marrëzi, derisa ata të takojnë Ditën e tyre e cila u është premtuar.
84. Dhe është Ai (Allahu) i Cili është i vetmi Ilah (Zot për t'u adhuruar) në qiell dhe i vetmi Ilah (Zot për t'u adhuruar) në tokë. Dhe Ai është më i Urti Gjithëgjykues, i Gjithëdituri.
85. Dhe i Shenjtëruar është Ai të Cilit i takon mbretërimi i qiejve dhe i tokës dhe i gjithë ç'gjindet ndërmjet tyre, dhe me të Cilin është dija e Orës (Momentit të Kijametit), dhe tek i Cili ju të gjithë do të ktheheni.
86. Dhe ata (idhujt, zotat e paqenë) të cilët ata i lusin në vend të Tij, nuk kanë aspak fuqi për të ndërmjetësuar; - përveç atyre të cilët dëshmojnë për të vërtetën dhe i dinë (faktet për Njësinë e Allahut).
87. Dhe nëse i pyet ata se kush i ka krijuar, patjetër që do të përgjigjen: "Allahu." Si atëherë janë larguar (nga të adhuruarit Allahun i Cili i ka krijuar ata)?
88. (Allahu është në Dijeni) për thënien (e Pejgamberit Muhammed a.s.): "O Zoti im! Vërtet që këta janë një popull që nuk beson!"
89. Largohu pra prej tyre (O Muhammed) dhe thuaju: "Selam" (Paqë)! Por ata do ta mësojnë.

# Ed Duhan – Tymi

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

1. Ha, Mim.
2. Betohem për Librin e qartë (Kur'anin që i sqaron të gjitha gjërat).
3. Ne e zbritëm atë (Kur'anin) në një natë të bekuar (Nata e Kadrit). Vërtet që Ne gjithnjë po këshillojmë (njerëzimin nga Ndëshkimi i Allahut që do t'i kapë mohuesit e Njësisë së Allahut).
4. Në këtë (natë) vendoset çdo çështje e Vullnetit dhe Urdhëresave (për vitin tjetër).
5. Si Urdhër i përcaktuar nga Ne. Vërtet që Ne gjithnjë po dërgojmë (të Dërguar, Shpallje).
6. (E zbritëm si) Mëshirë nga Zoti yt. Vërtet që Ai është Gjithëdëgjuesi, i Gjithëdituri.
7. Zoti i qiejve dhe i tokës dhe i gjithë ç'është mes tyre, veç sikur të besonit me bindje.
8. La ilahe il-la Huve (askush nuk ka të drejtë të adhurohet përveç Vetëm Atij). Ai është që jep jetë dhe shkakton vdekje, Zoti juaj dhe Zoti i të parëve tuaj të lashtë.
9. Por ja! Ata luajnë në dyshim.
10. Pritni atëherë Ditën kur qielli do të nxjerrë tym që shihet qartë,
11. Duke i mbuluar njerëzit; ky është një ndëshkim i dhimbshëm.
12. (Do të thonë): "Zoti ynë! Largoje nga ne ndëshkimin, vërtet që do të bëhemi besimtarë!"
13. Si mund të ketë paralajmërim për ta, kur një i Dërguar që i sqaron gjërat qartë tashmë ka shkuar mes tyre?
14. Pastaj ata ikën prej tij (Muhammedit a.s.) dhe thanë: "Ai është i mësuar (i shtyer prej dikujt tjetër), i çmendur!"

15. Vërtet që Ne do ta largojmë ndëshkimin për pak kohë, (por) sigurisht që ju do të ktheheni (aty në atë gjendje që ishit më parë).
16. Ditën kur Ne do t'ju kapim ju me shtrëngimin më të fortë, padyshim që Ne do të kërkojmë hakmarrje të plotë.
17. Dhe vërtet që Ne përpara tyre e vumë në sprovë popullin e Faraonit, kur atyre u erdhi një i Dërguar i shquar (Musai a.s.).
18. Duke u thënë: "M'i ktheni robët e Allahut (Bijtë e Israilit). Vërtet që unë jam i Dërguar i besueshëm te ju.
19. Dhe mos e lartësoni veten para Allahut. Vërtet që kam ardhur tek ju me autoritet të qartë.
20. Dhe unë i jam mbështetur Zotit tim dhe Zotit tuaj nga (kërcënimi) që të më gurëzoni ju mua.
21. Por nëse ju nuk më besoni mua, atëherë largohuni e më lini vetëm."
22. (Por ata ishin të papërmbajtur) kështu që ai (Musai a.s.) iu lut Zotit të vet: "Vërtet që këta janë popull Muxhrim (mosbesimtarë, mëkatarë, kriminelë)."
23. (Allahu i tha): "Ik me robët e Mi natën. Sigurisht që do të ndiqeni.
24. Dhe lëre detin siç është (të hapur). Sigurisht që ata janë një ushtri që do të përmbytet.
25. Sa shumë kopshte dhe burime lanë ata (populli i Faraonit),
26. Dhe (fusha) me drithëra të gjelbëruara, dhe vende fisnike,
27. Dhe mirësitë e jetesës në të cilat ata gjenin kënaqësi!
28. Kështu ishte! Dhe Ne bëmë njerëz të tjerë t'i trashëgojnë ata (Ne i bëmë Bijtë e Israilit të trashëgojnë mbretërinë e Egjiptit).
29. Dhe nuk vajtuan për ta as qielli e as toka dhe as nuk iu dha atyre afat.
30. Dhe vërtet që Ne i shpëtuam Bijtë e Israilit nga dënimi poshtërues,
31. (I ushtruar) nga Faraoni; vërtet që ai ishte kryelartë dhe prej Musrifunëve (që kalon çdo kufi, duke shkuar tepër larg si mosbesimtar, kriminel, tiran).
32. Dhe Ne i zgjodhëm ata (Bijtë e Israilit) mbi gjithë Alemin (mbi njerëzit dhe xhindet) në dije (në kohën e Musait a.s.),
33. Dhe u dhamë atyre shenja në të cilat kishte sprovim të qartë.
34. Me të vërtetë që këta (Kurejshit) thonë:
35. "S'ka tjetër veç vdekjes sonë të parë dhe nuk do të ringjallemi.
36. Sillni prapë pra baballarët tanë, nëse flisni të vërtetën!"
37. A janë ata më të mirë, apo populli i Tubbait dhe atyre para tyre? Ne i shkatërruam ata, sepse ata vërtet ishin Muxhrimunë (mohues, mosbesimtarë, kriminelë).
38. Dhe Ne nuk i krijuam qiejt dhe tokën dhe gjithçka tjetër që ndodhet mes tyre thjesht për lojë.
39. Ne nuk i krijuam ata për tjetër veçse me të vërtetën, por shumica e tyre nuk e dinë.
40. Vërtet se Dita e Gjykimit është kohë e përcaktuar për të gjithë ata.
41. Dita kur asnjë Meula (i afërt, mbrojtës) nuk i sjell dot aspak dobi një Meulai (të afërmi, mbrojtësi tjetër që ka pasur në dynja) dhe nuk mund të marrin asnjë ndihmë,
42. Përveç atij të cilin do ta mëshirojë Allahu. Vërtet që Ai është i Gjithëfuqishmi, Mëshirëploti.
43. Me të vërtetë që pema e Zekumit,
44. Do të jetë ushqimi i mëkatarëve.
45. Si vaj që vlon, ajo do t'u vlojë në bark,
46. Si të përvëluarit e ujit që vlon.
47. (Do t'u thuhet melekëve për mëkatarin): "Kapeni dhe tërhiqeni atë zvarrë në mes të Zjarrit flakërues,
48. Pastaj hidhini mbi kokë ndëshkimin e ujit të vluar;
49. Shijoje këtë! Vërtet që (shiteshe) sikur të ishe i fuqishmi, bujari!
50. Sigurisht që kjo është ajo për të cilën ishit në dyshim!"
51. Sigurisht që Muttekunët (të përkushtuarit në Besimin e Pastër Islam) do të jenë në vendin e Sigurisë (Xhennet).
52. Ndër Kopshte e Burime,
53. Të veshur në mëndafsh të butë e mëndafsh të trashë përballë njëri-tjetrit,
54. Kështu (do të jetë) dhe do t'i martojmë ata me Hyritë (bukuroshet e brishta) me sy të mëdhenj të mrekullueshëm.
55. Ata do të kërkojnë aty nga çdo lloj fruti në paqë e siguri;
56. Kurrë më nuk do të shijojnë atje vdekjen, përveç vdekjes së parë (në dynja) dhe Ai (Allahu) do t'i ruajë ata prej ndëshkimit të Zjarrit flakërues,
57. Si Mirësi nga Zoti yt! Mu kjo do të jetë vërtet arritja më e lartë!

58. Sigurisht që Ne e kemi bërë këtë (Kur'an) të thjeshtë në gjuhën tënde, me qëllim që ata të mund të përkujtojnë.
59. Prit pra (O Muhammed); Vërtet, edhe ata po presin.

# El Xhathijah - Gjunjëzimi

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

1. Ha, Mim.
2. Zbritja e Librit (këtij Kur'ani) është nga Allahu, i Gjithëfuqishmi, më i Urti Gjithëgjykues.
3. Vërtet që në qiej dhe në tokë ka tregues për besimtarët.
4. Edhe në krijimin tuaj, edhe në ato nga gjallesat që lëvizin, ka tregues për popullin që ka me të vërtetë Besim.
5. Edhe në ndërrimin e njëpasnjëshëm të natës dhe të ditës, edhe në atë që Allahu e zbret si furnizim nga qielli (shiun) dhe rigjallëron me të tokën pas vdekjes së saj, edhe në sjelljen e erërave (në drejtime të ndryshme), ka shenja për popullin që kupton.
6. Këto janë Ajetet (provat, shenjat, shpalljet) e Allahut, të cilat Ne t'i rrëfejmë me imtësi ty (O Muhammed) me të vërtetën. Atëherë, në çfarë fjale pas Allahut dhe Ajeteve të Tij do të besojnë ata?
7. Mjerë për çdo gënjeshtar mëkatar,
8. I cili i dëgjon Vargjet e Allahut të cilat i lexohen atij, e prapëseprapë këmbëngul me kryelartësi si të mos i kishte dëgjuar. Njoftoje pra atë me ndëshkim të dhimbshëm!
9. Dhe kur ai mëson diçka nga Vargjet Tona (të Kur'anit), ai i bën ato objekt tallje. Për të tillët do të jetë ndëshkim poshtërues.
10. Përpara tyre është Xhehenemi dhe as ajo çfarë ata kanë fituar nuk do të ketë ndonjë përfitim për ta dhe as ata të cilët i patën zgjedhur për Eulija (mbrojtës, ndihmues) në vend të Allahut (nuk do t'ju sjellë ndonjë përfitim). Dhe për ta do të jetë ndëshkim i madh.
11. Ky (Kur'an) është udhërrëfyes dhe ata që mohojnë Ajetet (provat, shenjat, shpalljet) e Zotit të tyre, mu për këta do të ketë ndëshkim të madh Rixhs (të egër, të vështirë).
12. Allahu është Ai i Cili ua ka nënshtruar juve detin, që anijet të lundrojnë përmes tij me Urdhërin e Tij, edhe që ju të mund të kërkoni nga Begatitë e Tij, edhe që të mund të falënderoni.
13. Ju ka nënshtruar juve edhe gjithë ç'është në qiej dhe gjithë ç'është në tokë: Gjithçka është prej Tij. Vërtet që në të ka tregues për popullin që mendon thellë.
14. Thuaju (O Muhammed) besimtarëve t'i falin ata të cilët nuk shpresojnë për Ditët e Allahut (ata që nuk besojnë dhe që nuk shpresojnë Shpërblimin e Tij), me qëllim që Ai të shpërblejë kështu njerëzit sipas asaj që ata vetë kanë fituar.
15. Kushdo që bën vepër të mirë, është për veten e tij dhe kushdo që bën vepër të keqe, (është) po kundër vetes së vet. Pastaj te Zoti juaj do të ktheheni.
16. Dhe me të vërtetë Ne u dhamë Bijve të Israilit Shkrimet edhe urtësinë e të kuptuarit të Shkrimeve dhe të ligjeve të tyre, edhe Pejgamberinë, edhe u dhamë Rizk (furnizim e begati) nga gjërat më të mira, edhe i parapëlqyem ata (në atë kohë) mbi gjithë Alemin (mbi njerëzit dhe xhindet e asaj kohe),
17. Edhe u dhamë prova të qarta në çështje (të fesë duke u shpallur atyre Teuratin): Dhe ata nuk ndryshuan, veçse pasi u erdhi dijenia për shkak të zilisë ndërmjet tyre. Sigurisht që Zoti yt do të gjykojë mes tyre Ditën e Kijametit për ato (çështje) për të cilat ata patën mosmarrëveshje dhe ndryshuan mes tyre.
18. Pastaj Ne të vendosëm ty (O Muhammed) në udhë të qartë të Urdhërimit Tonë të rrugës së Fesë (në atë rrugë të cilën Ne ua urdhëruam të gjithë të Dërguarve para teje duke u përcaktuar ligjet dhe rrugën e vënies në jetë të Besimit të Pastër Islam në Një Zot të Vetëm). Ndiq pra edhe ti atë dhe mos u shko pas dëshirave të atyre që nuk dinë. (Tefsir At-Tabari).
19. Vërtet që ata nuk të vlejnë ty aspak ndaj Allahut (nëse Ai do të të ndëshkojë ty). Vërtet që Dhalimunët (mohuesit, mosbesimtarët, keqbërësit) janë Eulija (mbrojtës e ndihmues) të njëri-tjetrit, por Allahu është Vali (Mbrojtës e Ndihmues) i Muttekinëve ( i të përkushtuarve ndaj Tij në Besimin e Pastër Islam).
20. Ky (Kur'ani) është ndriçim i shpirtit e dëshmi për njerëzit dhe udhëzim e mëshirë për popullin me Besim të vendosur.
21. Apo mos mendojnë ata të cilët veprojnë e fitojnë ligësi, se Ne do t'i bëjmë ata njësoj me ata që besojnë dhe punojnë mirësi e drejtësi, - si në këtë jetë ashtu edhe pas vdekjes? Vërtet i lig është gjykimi i tyre.

22. Dhe Allahu ka krijuar qiejt dhe tokën me të vërtetën, me qëllim që gjithsecili të shpërblehet për çfarë ka fituar dhe atyre nuk do t'u bëhet aspak padrejtësi.
23. A e ke parë atë i cili merr nepsin e tij për ilah (të adhuruar, zot) dhe Allahu duke e ditur (atë si të tillë) ia humbi rrugën dhe ia vulosi atij të dëgjuarit e zemrën e tij dhe ia mbuloi shikimin? Kush pra do ta udhëzojë atë pas Allahut? A nuk do të përkujtoni pra?
24. Dhe thonë: "Nuk ka tjetër veçse jeta e kësaj bote, vdesim dhe jetojmë dhe asgjë nuk na shkatërron ne veçse Ed-Dahr (koha). Dhe ata nuk kanë asnjë dije për të veçse hamendje.
25. Dhe kur u shpallen atyre Vargjet Tona të Qarta, prova e tyre kundërshtuese s'është tjetër, veçse të thonë: "Na i ktheni baballarët tanë (të vdekur) nëse jeni që flisni të vërtetën!"
26. Thuaju: "Allahu ju sjell juve në jetë, pastaj ju bën të vdisni, pastaj Ai do t'ju grumbullojë juve në Ditën e Gjykimit për të cilën nuk ka pikë dyshimi, por shumica e njerëzve nuk e dinë."
27. Dhe i Allahut është Mbizotërimi i qiejve dhe i tokës. Dhe Ditën kur do të vendoset Ora (të ndodhë Kijameti), atë Ditë ata që ndoqën të pavërtetën e mashtrimin (mohuesit, politeistët, paganët) do të humbasin (çdo gjë).
28. Dhe do të shohësh çdo komb të gjunjëzuar, çdo komb do të thirret te Shkrimi i tij (ku janë shënuar veprat e bëra). Këtë Ditë ju do të shpërbleheni për çfarë keni bërë.
29. Ky Shkrimi Ynë flet për ju me të vërtetën. Vërtet që Ne ishim që shkruam gjithë ç'bënit ju vazhdimisht.
30. Ndërsa, sa u përket atyre që besuan (Allahun Një në Islam) dhe që punuan mirësi e drejtësi, Zoti i tyre do t'i fusë ata nën Mëshirën e Tij. Ajo vërtetë do të jetë fitorja e qartë.
31. Por sa për ata që nuk besuan (do t'u thuhet): "A nuk ju shpallën juve Vargjet Tona? Por ju ishit krenarë dhe ishit popull Muxhrim (politeist, mosbesimtarë, mëkatarë, kriminelë)."
32. Dhe kur ju thuhej juve: "Nuk ka dyshim se Premtimi i Allahut është e vërteta dhe nuk ka pikë dyshimi për ardhjen e Orës (Kijametit)," ju thatë: "Ne nuk e dimë se ç'është Ora. Ne nuk e mendojmë atë, veçse si hamendje dhe ne nuk kemi besim bindës (për të)."
33. Dhe poshtërsia e asaj që ata punuan do t'u dalë përpara dhe ajo me të cilën ata talleshin, do t'i rrethojë nga të gjitha anët.
34. Dhe do t'u thuhet: "Këtë Ditë Ne do t'ju harrojmë ju, siç harruat ju Takimin e kësaj Ditës suaj. Dhe vendbanimi juaj është Zjarri. Dhe nuk ka për ju asnjë ndihmues.
35. Kjo ngaqë ju i morët Shpalljet e Allahut (Kur'anin) me tallje dhe juve ju mashtroi jeta e dynjasë." Kështu pra, këtë Ditë ata nuk do të nxirren më që andej (nga Xhehenemi), dhe as nuk do të kthehen në jetën e dynjasë që t'i pendohen Allahut dhe të kërkojnë Faljen e Tij për mëkatet e tyre.
36. Pra për Allahun janë gjithë lavdërimet dhe falënderimet, Zotin e qiejve dhe Zotin e tokës dhe Zotin e Aleminit (Zoti i gjithë botëve, i Gjithësisë dhe i gjithçkaje që gjindet në të, Zoti i njerëzve dhe i xhindeve).
37. Dhe vetëm e Tij është Lavdia dhe Madhështia në qiej dhe në Tokë dhe Ai është i Gjithëfuqishmi, më i Urti Gjithëgjykues.

## El Ahkaf - Dunat e rërës

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

**Pjesa 26**

1. Ha, Mim.
2. Shpallja e Librit (këtij Kur'ani) është prej Allahut, i Gjithëfuqishmi, më i Urti Gjithëgjykues.
3. Ne nuk i krijuam qiejt dhe tokën dhe gjithë ç'është ndërmjet tyre veçse me të vërtetën dhe për një afat të përcaktuar, por ata që nuk besojnë, largohen prej asaj për të cilën këshillohen.
4. Thuaju: "Mendoni! Gjithë ata që ju i lutni në vend të Allahut, më thoni pra: Çfarë kanë krijuar ata nga toka? Apo mos kanë ndonjë pjesë në qiej? Më sillni ju një Libër (para këtij) ose ndonjë dije të trashëguar (në mbështetje të pohimeve tuaja), nëse jeni që thoni të drejtën!"
5. Dhe kush është në rrugë më të gabuar se sa ai i cili lut në vend të Allahut të atillë që nuk do t'i përgjigjen atij deri në Ditën e Ringjalljes dhe të cilët madje janë krejt të pavetëdijshëm për lutjet që u bëhen atyre?
6. Dhe kur njerëzimi të grumbullohet (Ditën e Kijametit), ata (idhujt e tyre) do të bëhen armiq të tyre dhe do ta mohojnë adhurimin e tyre.
7. Dhe kur atyre u lexohen Vargjet Tona të Qarta, thonë për të vërtetën (Kur'anit) që u arriti atyre: "Kjo është magji e kulluar!"
8. Apo thonë: "Ai (Muhammedi a.s.) e ka shpikur atë." Thuaju: "Nëse unë e kam shpikur atë, ju nuk keni mundësi asgjë të më mbroni ndaj Allahut. Ai e di më së miri gjithë çfarë thoni mes

veti për të (për Kur'anin)! Më se i Mjaftueshëm është Ai si Dëshmues mes meje dhe jush dhe Ai është gjithnjë Falës i Madh, Mëshirëploti."
9. Thuaj (O Muhammed): "Unë nuk jam gjë e re nga të Dërguarit (e tjerë të Allahut) dhe as nuk e di se ç'do të ndodh me mua apo me ju. Unë vetëm ndjek atë që më është shpallur mua dhe unë s'jam veçse këshillues i qartë."
10. Thuaj: "Shihni pra! Nëse ky (Kur'ani) është prej Allahut dhe ju e mohuat atë, ndërsa një dëshmues nga Bijtë e Israilit (Abdullah bin Selam r.a.) dëshmoi se ky Kur'an është prej Allahut dhe i besoi (e përqafoi Islamin), ndërsa ju jeni aq kryelartë (e nuk e besoni)!" Vërtet që Allahu nuk e drejton popullin Dhalimun (mohues, politeist e keqbërës).
11. Dhe ata që mohojnë (të fortit e të pasurit) thonë për ata që besojnë (të dobëtit dhe të varfrit): "Po të kishte qenë ai (Islami në të cilin i fton njerëzit Muhammedi) gjë e mirë, atëherë ata (vegjëlia e varfër), nuk do ta përqafonin para nesh!" Dhe kur nuk u drejtuan prej tij (Kur'anit), thonë: "Kjo është një gënjeshtër e lashtë!"
12. Dhe para tij ishte Libri i Musait, udhëzues dhe mëshirë, ndërsa ky është Libër vërtetues në gjuhën arabe për t'u tërhequr vërejtjen atyre që bëjnë padrejtësi dhe për të përgëzuar Muhsinunët (mirëpunuesit në Rrugën e Allahut).
13. Padyshim se për ata që thonë: "Zoti ynë është Allahu" dhe pastaj qëndrojnë të vendosur në këtë Besim të Pastër Islam, mu për këta nuk do të ketë aspak frikë dhe as nuk do të pikëllohen.
14. Të këtillët do të jenë banorët e Kopshteve të Begatë për të banuar atje përherë si shpërblim për çfarë patën punuar.
15. Dhe Ne i kemi përcaktuar njeriut që të jetë i mirë dhe i përkushtuar ndaj prindërve të tij. Nëna e tij e mbart atë me mundime dhe e lind atë me mundime; mbartja e tij dhe gjidhënia atij është tridhjetë muaj, derisa kur të arrijë moshën e fuqisë dhe arrin dyzet, thotë: "Zoti im! Më dhuro mua fuqi e mundësi që të mund të jem falënderues për Mirësitë e Tua që më ke dhuruar mua dhe prindërve të mi dhe që të mund të punoj mirësi e drejtësi, të atilla vepra që gjejnë Kënaqësinë Tënde, më dhuro edhe pasardhës të mirë. Vërtet që të jam kthyer Ty me pendim dhe vërtet që unë jam prej muslimanëve (duke iu nënshtruar Vullnetit Tënd)."
16. Ata janë prej atyre të cilëve Ne do t'ua pranojmë më të mirën e punëve të tyre dhe nuk do t'i vëmë re të këqiat e tyre. (Ata do të jenë) nga banorët e Xhennetit - një premtim i vërtetë që u është premtuar.
17. Por ai që u thotë prindërve: "Uff, të dyve ju! A më premtoni se do të ngrihem (ringjallem përsëri), ndërkohë që kanë kaluar breza para meje?" Ndërsa ata (prindërit) i luten Allahut për ndihmë (dhe qortojnë ashpër të birin): "Mjerë ti! Beso! Vërtet që Premtimi i Allahut është i vërtetë!" Por ai thotë: "Kjo s'është asgjë veçse përrallë e të parëve."
18. Ata janë për të cilët Fjala (e ndëshkimit) u përligj ndër brezat e parë të xhindeve dhe njerëzve që tashmë kanë kaluar. Vërtet që ata përherë janë të humburit.
19. Dhe për të gjithë do të ketë shkallëzime sipas asaj çfarë punuan, që Ai t'i shpërblejë ata plotësisht për veprat e tyre dhe atyre nuk do t'u bëhet padrejtësi.
20. Atë Ditë kur ata që nuk besuan (në Njësinë e Allahut në Islam) do të vendosen para Zjarrit (e do t'u thuhet): "Ju i morët gjërat tuaja të mira në jetën e dynjasë dhe u kënaqët në të. Tash këtë Ditë ju do të shpërbleheni me ndëshkim poshtërues, sepse ju ishit mospërfillës në tokë pa të drejtë dhe sepse ju ngritët krye e nuk u nënshtruat (nën Vullnetin e Allahut)."
21. Dhe kujto (Hudin) vëllanë e (popullit) Aad, kur ai këshilloi popullin e tij në El-Ahkaf ("Dunat e rërës", vend në jug të Gadishullit Arabik). Dhe sigurisht që para tij kanë kaluar këshillues, si edhe pas tij (gjithsecili duke thënë): "Mos adhuroni tjetër veçse Allahun. Vërtet që unë kam frikë për ju ndëshkimin e një Dite të Madhe."
22. Ata thanë: "A ke ardhur të na largosh nga zotat tanë? Na e sill pra atë me të cilën ti na kërcënon, nëse je nga ata që flet të vërtetën!"
23. Ai u tha: "Dija (për kohën e ardhjes së saj) është vetëm tek Allahu, ndërsa unë ju shpall juve atë me të cilën gjë unë jam dërguar, porse unë ju shoh ju popull të zhytur në padije!"
24. Pastaj, kur ata e panë atë si një re të dendur drejt luginave të tyre, thanë: "Kjo është një re që po na sjell shi!" Jo! Përkundrazi, ajo ishte (dënimi) për të cilin ju kërkuat të shpejtohej! Një erë në të cilën qe ndëshkimi i dhimbshëm!
25. Duke shkatërruar çdo gjë me Urdhërin e Zotit të saj! Kështu ata u bënë të atillë sa s'mund të shihej asgjë veç vendbanimeve të tyre! Kësisoj e shpërblejmë Ne popullin Muxhrim (politeist, mohues e mëkatar)!
26. Dhe vërtet që Ne u kishim mundësuar atyre atë që nuk u mundësuam juve (O Kurejsh)! Dhe Ne u patëm dhënë atyre të dëgjuarit, të shikuarit edhe zemrat, por as të dëgjuarit e tyre,

as të shikuarit e tyre dhe as zemrat e tyre nuk u vlejtën asgjë, përderisa ata mohuan Ajetet e Allahut (Pejgamberët e Allahut dhe atë me të cilën ata u dërguan, provat, shenjat, shpalljet) dhe qenë krejt të rrethuar prej atij që ata gjithnjë e përqeshën!
27. Dhe me të vërtetë që Ne kemi shkatërruar qytete rreth e rrotull jush dhe Ne (vazhdimisht) u kemi treguar Ajetet (provat, dëshmitë, shpalljet) në forma të ndryshme, me qëllim që ata të mund të ktheheshin (tek e vërteta, tek Besimi i vërtetë në Një Zot).
28. Pse atëherë nuk i ndihmuan ata të cilët i patën marrë për aliha (të adhuruar, zota) në vend të Allahut si afrues tek Ai? Por, përkundrazi ata u shuan krejtësisht prej tyre (kur erdhi ndëshkimi ndër ta). Dhe ajo qe gënjeshtra e tyre dhe shpikjet e tyre të cilat ata i thurnin.
29. Dhe (kujto) kur Ne dërguam drejt teje (O Muhammed) një grup të vogël xhindesh të dëgjojnë Kur'anin dhe sapo u gjendën tek ai, thanë: "Dëgjoni në heshtje!" Dhe kur mbaroi, ata u kthyen te shoqëria e tyre si këshillues.
30. Ata thanë: "O populli ynë! Me të vërtetë që kemi dëgjuar një Libër (Kur'anin) të zbritur pas Musait, duke vërtetuar çfarë ka ardhur para tij: ai të udhëzon tek e vërteta dhe tek Udha e Drejtë.
31. O populli ynë! Përgjigjuni Thirrësit të Allahut (të Dërguarit të Allahut, Muhammedit a.s.) dhe besojeni atë. Ai (Allahu) do t'ua falë juve gjynahet tuaja dhe do t'ju shpëtojë nga ndëshkimi i dhimbshëm (i Xhehenemit)."
32. Dhe kushdo që nuk i përgjigjet Thirrësit të Allahut, ai nuk mund të shpëtojë në tokë dhe pos Atij, ai nuk mund të ketë asnjë mbrojtës. Të atillët janë në gabim e humbje të qartë.
33. A nuk e shohin ata se Allahu i Cili krijoi qiejt dhe tokën dhe nuk ndjeu aspak lodhje nga krijimi i tyre, është i Zoti të ngjallë të vdekurit? Po, sigurisht! Vërtet që Ai është i Zoti për të bërë çdo gjë.
34. Dhe Ditën kur ata që nuk besojnë, do të sillen te Zjarri (do t'u thuhet): "A nuk është kjo e vërteta?" Ata do të thonë: "Po, për Zotin tonë!" Ai do t'u thotë: "Atëherë, shijoni pra ndëshkimin, për atë se gjithnjë ju mohuat!"
35. Kështu pra, ji i duruar (O Muhammed) ashtu siç bënë durim të Dërguarit e vendosur e me vullnet të fortë dhe mos ji i nxituar për ta (mosbesimtarët). Ditën kur ata do ta shohin atë (dënimin) i cili u është premtuar (me të cilin frikësohen, do të jetë), sikur të mos kishin qëndruar më tepër se një orë të një dite. (O njerëz! Ky Kur'an mjafton si) Mesazh i qartë (e shpallje për t'ju mbrojtur ju nga shkatërrimi). Por a do të shkatërrohet tjetërkush veç popullit El-Fasik (të panënshtruar, të pabindur ndaj Allahut)?

## Muhammed - Pejgamberi Muhammed a.s.

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

1. Ata që mohojnë (Njësinë e Allahut dhe të Dërguarin e Tij, Muhammedin a.s.) dhe i pengojnë njerëzit nga Udha e Allahut (Islami), Ai do t'i bëjë pa asnjë vlerë veprat e tyre.
2. Ndërsa ata të cilët besojnë dhe punojnë mirësi e drejtësi dhe që besojnë në atë që i është zbritur Muhammedit (a.s.), pasi ajo është e vërteta prej Zotit të tyre, Ai atyre do t'ua shlyejë gjynahet e tyre dhe do t'ua përsosë gjendjen e tyre.
3. Kjo është kështu, sepse ata që nuk besojnë, ndjekin të gënjeshtrën e të paqenën, ndërsa ata që besojnë, ndjekin të vërtetën nga Zoti i tyre. Kështu Allahu u sjell njerëzve shembujt e tyre.
4. Kështu pra, kur të takoheni (në luftë) me ata që nuk besojnë, i goditni në qafë, derisa kur të keni vrarë dhe të keni lënduar shumë prej tyre, atëherë lidhini fort me pranga (duke i marrë si robër). Pas kësaj (vjen koha) ose për zemërgjersi (duke i liruar pa shpërblim), ose për lirim me shpërblim, derisa të kalojë barra e luftës. Kështu pra, dhe po të kishte qenë Vullneti i Allahut, Ai Vetë do t'i kishte ndëshkuar ata sigurisht (pa ju). Por (Ai ju lë të luftoni në Rrugën e Tij), me qëllim që t'ju provojë ju, disa me disa të tjerë. E ata që bien në Rrugën e Allahut, Ai kurrë nuk do t'i lërë të humbasin veprat e tyre.
5. Ai do t'i udhëzojë dhe do t'ua përsosë atyre gjendjen.
6. Dhe do t'i shtie ata në Kopshtet e Begatë të cilat Ai ua ka njoftuar atyre (Ai ua ka premtuar ato atyre dhe ata do ta dinë vendin e tyre në Xhennet më mirë seç dinin shtëpitë e tyre në dynja). (Tefsir Ibn Kethir).
7. O ju që keni besuar! Nëse ju e ndihmoni Allahun (në Çështjen e Tij), Ai do t'ju ndihmojë juve dhe do t'ju bëjë të qëndroni fort në këmbët tuaja.
8. Ndërsa për ata që nuk besojnë (në Njësinë e Allahut, në Islam), për ata është shkatërrimi dhe Allahu do t'i bëjë të pavlera veprat e tyre.

9. Këtë për shkak se ata urrejnë atë që zbriti Allahu, kështu që Ai i ka bërë pa asnjë dobi veprat e tyre.
10. A nuk kanë udhëtuar ata në tokë dhe të shohin se cili ishte fundi i atyre që ishin më parë? Allahu i shkatërroi ata plotësisht dhe një fat i njëjtë i tillë (i pret) mosbesimtarët.
11. Këtë ngase Allahu është Meula (Zoti, Zotëruesi, Ndihmuesi, Mbrojtësi) i atyre që kanë besuar, ndërsa mosbesimtarët nuk kanë asnjë Meula (zot, ndihmues).
12. Sigurisht që Allahu do t'i shtjerë ata që besojnë (në Allahun Një, në Islam) dhe që punojnë mirësi e drejtësi ndër Kopshtet e Xhennetit nën të cilët rrjedhin lumenj, ndërsa ata që nuk besojnë, e kënaqin veten dhe hanë siç ha bagëtia dhe Zjarri do të jetë vendbanimi i tyre.
13. Dhe shumë qytete më të fortë se qyteti yt (Meka) i cili të ka dëbuar ty, Ne i kemi shkatërruar dhe për ta nuk pati asnjë që t'i ndihmojë ata.
14. A është ai i cili është në dëshmi të qartë nga Zoti i tij si ata për të cilët veprat e liga që ata bëjnë, u zbukurohen para syve të tyre ndërsa ndjekin nepsin e tyre (e dëshirat e liga)?
15. Shembulli i Xhennetit i cili u është premtuar Muttekunëve (të përkushtuarve në Besimin e Pastër Islam), është se në të janë lumenj uji, shija dhe era e të cilit nuk ndryshon; lumenj qumështi me shije që nuk ndryshon asnjëherë; lumenj pije të kulluar të shijshme për ata që e pinë; dhe lumenj mjalti të pastër dhe për ta atje gjendet çdo lloj fruti; edhe Falja e tyre nga Zoti i tyre. (A janë këta) si ata të cilët do të banojnë përgjithmonë në Zjarr dhe që do t'u shuhet etja me ujë të valë që ua copëton zorrët?
16. Dhe prej tyre janë disa që të dëgjojnë ty, por kur largohen prej teje, u drejtohen atyre që kanë dije duke u thënë: "Ç'farë ka thënë ai (Muhammedi) tash?" Ata janë, zemrat e të cilëve i ka vulosur Allahu dhe ata ndjekin epshet e tyre (në dëshira të liga).
17. Ndërsa për ata që drejtohen, Ai ua shton edhe më udhëzimin e tyre (në të vërtetën) dhe u dhuron atyre përkushtimin (në këtë Rrugë).
18. A presin atëherë ata për gjë tjetër përveç Orës, që ajo t'u vijë papritur? E pra disa nga shenjat paralajmëruese tashmë kanë ardhur dhe kur ajo të jetë tamam mbi ta, si mund të përfitojnë ata atëherë nga përkujtuesi i tyre?
19. Dije pra, se padyshim La ilahe il-lallah (Nuk ka të adhuruar tjetër të merituar pos Allahut), dhe kërko falje për gjynahin tënd dhe për besimtarët e besimtaret. Dhe Allahu di mirë për lëvizjet tuaja dhe për vendin ku qëndroni.
20. Ata që besojnë thonë: "Pse nuk zbritet për ne një Sure (kaptinë nga Kur'ani)?" Por kur zbret një Sure përcaktuese (shpjeguese dhe urdhëruese) dhe në të përmendet Xhihadi (lufta për Çështjen e Allahut), i sheh ata të cilët kanë zemra të sëmuara (dyfytyrëshat), duke të vështruar me një shikim si të ishin në agoninë e vdekjes. Por do të ishte më mirë për ta (hipokritët, që të dëgjonin Allahun dhe t'i bindeshin Atij).
21. Bindja (ndaj Allahut) dhe fjalët e mira (do të ishin më të mira për ta). Dhe kur çështja (për Xhihad)) është vendosur, atëherë nëse ata do të kishin qenë besimtarë të vërtetë ndaj Allahut, do të kishte qenë më mirë për ta.
22. A do të bënit ju pabesi e të këqija në tokë dhe të cënonit lidhjet e afërsisë, po t'u jepej sundimi?
23. Të këtillët janë ata të cilët Allahu i ka mallkuar, kështu që Ai i ka bërë ata të shurdhër dhe ua ka verbuar shikimin.
24. A nuk mendojnë thellë ata në Kur'an, apo zemrat e tyre janë të kyçura (për t'a kuptuar atë)?
25. Nuk ka dyshim se ata që u kthyen prapa (në mosbesim) pasi që u është sqaruar udhëzimi, shejtani ua ka zbukuruar atyre (shpresat e tyre të rreme), ndërsa (Allahu) ua ka zgjatur afatin.
26. Kjo ngaqë ata u thanë atyre të cilët e urrejnë fort atë që ka zbritur: "Ne do t'u bindemi juve në një pjesë të çështjes," por Allahu i di të fshehtat e tyre.
27. Si atëherë (do të jetë) kur melekët t'ua marrin shpirtin në çastin e vdekjes duke i goditur në fytyrë e në shpinë?
28. Kjo ngase ata ndoqën atë që zemëroi Allahun dhe urryen atë që Ai donte, kështu që Ai i bëri veprat e tyre të pavlera.
29. Apo, mos mendojnë ata, në zemrat e të cilëve ka sëmundje (hipokrizie), se Allahu nuk do t'i nxjerrë në pah gjithë dëshirat e tyre të poshtra e të fshehura?
30. E sikur të donim Ne, do t'ju tregonim juve se cilët janë ata, e do t'i njihshit nga shenjat e tyre, por ju me siguri që do t'i njihni ata nga toni i të folurit! Dhe Allahu i di mirë të gjitha veprat tuaja.

31. Dhe sigurisht që Ne do t'ju sprovojmë juve, derisa Ne t'i njohim ata prej jush që përpiqen fort (për Çështjen e Allahut) dhe durimtarët; dhe Ne do të provojmë veprat tuaja të vërteta (cili është gënjeshtar dhe cili është i drejtë).
32. Vërtet ata që nuk besojnë dhe ndalojnë (të tjerët) nga Rruga e Allahut dhe i kundërvihen të Dërguarit pasi atyre u është treguar qartë udhëzimi, ata nuk e dëmtojnë aspak Allahun, por Ai do t'i bëjë të pavlera punët e tyre.
33. O ju që keni besuar! Bindjuni Allahut dhe bindjuni të Dërguarit (Muhammedit a.s.) dhe mos i çoni kot veprat tuaja.
34. Padyshim se ata që nuk besojnë dhe ndalojnë (të tjerët) nga Rruga e Allahut, pastaj vdesin duke qenë mosbesimtarë, Allahu kurrsesi nuk do t'i falë ata.
35. Pra, mos u dobësoni dhe mos kërkoni paqë (nga armiqtë e Islamit), kur ju jeni më lart, kur Allahu është me ju dhe kur Ai nuk do t'ua pakësojë kurrë shpërblimin e veprave tuaja të mira.
36. Jeta e kësaj bote s'është veçse lojë dhe dëfrim, por në qoftë se ju besoni dhe i frikësoheni Atij dhe i largoheni të keqes, Ai do t'ua sigurojë juve shpërblimin tuaj dhe nuk do t'ju kërkojë pasurinë tuaj.
37. Sikur Ai t'jua kërkonte atë dhe t'ju shtrëngonte, ju me zili do ta mbanit (e nuk do ta jepshit). Dhe Ai do t'jua nxirrte gjithë qëllimet tuaja të liga (që do t'i mbanit fshehur).
38. Vini re, pra! Ju jeni ata që ju është bërë thirrje të shpenzoni për Çështjen e Allahut, megjithatë mes jush ka prej atyre që janë dorështrënguar. Dhe kushdo që është dorështrënguar është i tillë vetëm për llogari të tij. Por Allahu është më i Pasuri (i Lirë nga çdo nevojë) dhe ju (o njerëz) jeni të varfër. Edhe nëse ju i ktheni shpinën (Islamit dhe largoheni nga nënshtrimi ndaj Allahut), Ai do t'ju zëvendësojë ju me një popull tjetër, pastaj ata nuk do të jenë në shembullin tuaj.

# El Fet'h - Fitorja

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

1. Me të vërtetë që Ne të kemi dhënë ty (O Muhammed) fitore të qartë.
2. Që Allahu të të falë ty gjynahet tua të kaluara dhe të ardhshme, dhe të plotësojë Mirësitë e Tij mbi ty, dhe të të udhëzojë ty në Rrugën e Drejtë.
3. Edhe që Allahu të të japë ndihmë të madhe pa kufi.
4. Ai është i Cili zbriti Es-Sekineh (butësinë, gjakftohtësinë e qetësinë) në zemrat e besimtarëve, që atyre t'u shtohej besimi bashkë me Besimin që kishin. Dhe të Allahut janë ushtritë e qiejve dhe të tokës dhe Allahu është gjithnjë i Gjithëdituri, më i Urti Gjithëgjykues.
5. Që Ai të shtjerë besimtarët dhe besimtaret në Kopshtet e Begatë nën të cilët rrjedhin lumenj për të banuar atje përgjithmonë dhe për t'i larë ata nga gjynahet. Dhe ky është tek Allahu ngadhënjimi madhështor.
6. Dhe që të ndëshkojë (Munafikët) hipokritët dhe hipokritet dhe (Mushrikët) politeistët dhe politeistet të cilët kanë në mendje mendime të liga për Allahun; për ta është dënimi poshtërues, edhe zemërimi i Allahut është mbi ta, edhe i ka mallkuar, edhe ka përgatitur për ta Xhehenemin, - dhe vërtet i keq është ai përfundim.
7. Dhe të Allahut janë ushtritë e qiejve dhe të tokës dhe Allahu është gjithnjë i Gjithëditur, më i Urti Gjithëgjykues.
8. Vërtet që Ne të kemi dërguar ty (O Muhammed) edhe dëshmues, edhe përgëzues, edhe këshillues.
9. Me qëllim që ju (O njerëz!) të besoni Allahun dhe të Dërguarin e Tij (Muhammedin a.s.), që ju ta ndihmoni dhe ta nderoni atë dhe që ju të lartësoni lavditë (e Allahut) në mëngjes e pasdite.
10. Sigurisht se ata që të japin besën ty (O Muhammed), ata po ia japin besën Allahut. Dora e Allahut është mbi duart e tyre dhe kushdo që e thyen besën e tij, e thyen atë vetëm në dëm të vetes së tij, dhe kushdo që përmbush atë që i ka premtuar Allahut, Ai do t'i dhurojë atij shpërblim të madh.
11. Ata nga arabët e shkretëtirës të cilët mbetën mbrapa (nuk erdhën me ty, Muhammed), do të të thonë: "Na ngatërruan pasuria jonë dhe familjet tona. Kështu që kërko falje për ne." Ata flasin me gjuhën e tyre atë që nuk është në zemrën e tyre. Thuaju: "Kush atëherë e ka atë fuqi që sado pak (të ndërhyjë) për ju tek Allahu, në qoftë se Ai ju përcakton juve dëm apo ju përcakton mirësi? Jo, por Allahu është gjithnjë në Dijeni të Plotë për çfarë ju punoni.

12. Dhe jo vetëm kaq, por menduat se i Dërguari dhe besimtarët nuk do të ktheheshin kurrë te familjet e tyre dhe kjo (bindje) në zemrat tuaja u duket e mirë duke pasur mendim të keq dhe u bëtë njerëz të pavlefshëm të dhënë për shkatërrim."
13. Dhe kushdo që nuk beson Allahun dhe të Dërguarin e Tij (Muhammedin a.s.), atëherë sigurisht që Ne kemi përgatitur për mosbesimtarët Zjarr flakërues.
14. Dhe Allahut i takon mbisundimi i qiejve dhe i tokës, Ai fal kë do Ai dhe ndëshkon kë do Ai. Dhe Allahu është kurdoherë Falës i Madh, gjithnjë Mëshirëplotë.
15. Ata që mbetën prapa, do të thonë kur të nisesh për të marrë plaçkën e luftës: "Na lejo (edhe) ne të të vijmë pas." Ata duan të ndryshojnë Fjalët e Allahut. Thuaju: "Ju nuk do të na vini neve nga pas. Kështu ka thënë Allahu që më parë." Atëherë ata do të thonë: "Jo! Ju na keni zili." Jo, por ata nuk kuptojnë, veçse fare pak.
16. Thuaju (O Muhammed) arabëve që mbetën prapa: "Ju do të thirreni të luftoni kundër një populli i cili është shumë i dhënë dhe i vrullshëm për luftë, atëherë ose ju do t'i luftoni ata, ose ata do të dorëzohen. Kështu, nëse bindeni, Allahu do t'u japë juve shpërblim të mirë, por nëse ktheni shpinën siç u kthyhet më parë, Ai do t'ju dënojë ju me ndëshkim të dhimbshëm.
17. Nuk ka fajësim ose gjynah (për të mos dalë në luftë) as për të verbërin, nuk ka fajësim ose gjynah as për të gjymtuarin, nuk ka fajësim ose gjynah as për të sëmurin. Dhe kushdo që i bindet Allahut dhe të Dërguarit të Tij, Ai do ta pranojë cilindo ndër Kopshtet e Begatë nën të cilët rrjedhin lumenj; dhe kushdo që nuk bindet e largohet, Ai do ta dënojë me ndëshkim të dhimbshëm.
18. Sigurisht që Allahu ishte i kënaqur me besimtarët kur ata të dhanë besën ty (O Muhammed) nën pemë. Ai e dinte mirë se ç'farë kishte në zemrat e tyre, pra Ai zbriti Es-Sekineh (butësinë, gjakftohtësinë e qetësinë) mbi ta dhe Ai i shpërbleu ata me fitore të afërt.
19. Edhe me plaçkë të madhe që ata do të kapnin. Dhe Allahu është gjithnjë i Gjithëfuqishëm, më i Urti Gjithëgjykues.
20. Allahu ju ka premtuar juve plaçkë të shumtë që do të kapni dhe e ka shpejtuar këtë për ju; dhe i ka ndaluar duart e njerëzve ndaj jush, që kjo të jetë një shenjë e mirë për besimtarët dhe që t'ju udhëzojë ju në Rrugën e Drejtë.
21. Dhe të tjera (fitore dhe mjaft plaçkë lufte Ai ua premton juve) të cilat nuk janë akoma nën fuqinë tuaj. Vërtet që Allahu e përfshinë atë dhe Allahu është gjithnjë i Zoti të bëjë çdo gjë.
22. Dhe nëse ata që mohojnë, luftojnë kundër jush, ata padyshim që do të kishin kthyer shpinën, pastaj nuk do të kishin gjetur as mbrojtës e as ndihmës.
23. Kjo pra ka qenë Rruga e Allahut me ata të cilët tashmë kanë kaluar më parë dhe nuk do të gjesh në Rrugën e Allahut ndonjë ndryshim.
24. Dhe Ai është i Cili përmbajti duart e tyre ndaj jush dhe duart tuaja ndaj tyre në mes të Mekës, pasi Ai ju kishte bërë ju fitues mbi ta. Dhe Allahu është gjithnjë Gjithëvëzhgues për gjithçka që ju bëni.
25. Ata janë të cilët mohuan dhe ju ndaluan ju nga El-Mesxhid El-Haram (Xhamia e Shenjtë në Mekë) dhe penguan kurbanët tuaj të arrinin në vendin e tyre të therjes për kurban. Po të mos kishin qenë besimtarët dhe besimtaret, të cilët ju nuk i njihnit, që ju mund t'i vrisnit dhe mbi të cilët do të ishte bërë gjynah prej jush nga padija (Allahu do t'ju kishte bërë ju të hynit më parë, por Ai jua përmbajti dorën), me qëllim që Ai të shtjerë nën Mëshirën e Tij kë do Ai. Po të kishin qenë ata (besimtarë e mosbesimtarë) të ndarë, Ne padyshim që do t'i kishim ndëshkuar me një ndëshkim të dhimbshëm ata të cilët nuk besuan.
26. Kur ata që nuk besuan kishin futur në zemrat e tyre krenari e mendjemadhësi - krenari e mendjemadhësi të kohës së Xhahilisë (Injorancës, para Islamit), - atëherë Allahu zbriti Es-Sekinah (butësinë, qetësinë) mbi të Dërguarin e Tij dhe mbi besimtarët dhe i bëri ata të vendosur te Fjala e Përkushtimit (La ilahe ilallah - Nuk ka të adhuruar tjetër të merituar veç Allahut). Dhe ata ishin tamam të emëruarit e saj dhe më të merituarit e saj. Dhe Allahu është gjithnjë i Gjithëdituri për gjithçka.
27. Padyshim që Allahu do ta përmbushë ëndrrën e vërtetë të cilën Ai ia shfaqi të Dërguarit të Tij tamam me vërtetësi. (Pejgamberi a.s. pa në ëndërr sikur ai kishte hyrë në Mekë me shokët e tij me kokë të rruar ose të qethur, veprime këto që bëhen kur vizitohet Kaba për Umre ose Haxh). Padyshim që ju do të hyni në El-Mesxhid El-Haram, në dashtë Allahu, të sigurt, disa me kokën të rruar e disa me flokë të shkurtuar pa pasur aspak frikë. Ai e dinte çfarë ju nuk dinit dhe Ai ju dhuroi përveç kësaj fitore të afërt.
28. Ai është i Cili ka çuar të Dërguarin e Tij (Muhammedin a.s.) me udhëzim dhe Fenë e Vërtetë (Islamin), që Ai ta shpallë e ta bëjë atë përmbi të gjitha fetë. Dhe i Gjithëmjaftueshëm është Allahu si Dëshmues.

29. Muhammedi (a.s.) është i Dërguari i Allahut dhe ata që janë me të janë të ashpër ndaj mohuesve (të Allahut) dhe të mëshirshëm ndërmjet veti. I sheh ata duke u përkulur (në Ruku) dhe duke rënë me fytyrë në tokë (në Sexhde), duke kërkuar Begati nga Allahu dhe Kënaqësinë e Tij. Shenja e tyre (e Besimit të tyre) është në fytyrat e tyre nga gjurmët e sexhdes (gjatë faljes). Ky është përshkrimi i tyre në Teurat, ndërsa shembulli i tyre në Inxhil përshkruhet si një farë (e mbjellë) e cila lëshon filizin, pastaj e forcon atë dhe ai pastaj qëndron vetë në trungun e vet duke i mahnitur mbjellësit, që Ai t'i tërbojë mosbesimtarët me anë të tyre. Allahu u ka premtuar atyre të cilët besojnë (në Njësinë e Allahut, në të Dërguarin e Tij, Muhammedin a.s. dhe e ndjekin Fenë e Allahut, Islamin deri në Ditën e Fundit) dhe punojnë mirësi e drejtësi (sipas këtij Besimi) falje dhe shpërblim tepër të madh (Kopshtet e Begatë të Xhennetit të Pafund).

## El Huxhurat - Vendbanimet

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

1. O ju që keni besuar! Mos vendosni për asgjë para se të vendosë Allahu dhe i Dërguari i Tij dhe kini frikë Allahun. Vërtetë që Allahu është Gjithëdëgjues, i Gjithëditur.
2. O ju që keni besuar! Mos e ngritni zërin tuaj përmbi zërin e Pejgamberit, as mos i flisni atij në bisedë me zë të lartë siç flisni me njëri-tjetrin, e të zhduken veprat tuaja duke mos e ditur ju.
3. Vërtet se ata të cilët e ulin zërin e tyre në prani të të Dërguarit të Allahut, ata janë të atillë, zemrat e të cilëve Allahu i ka provuar për Et-Takva (frikë dhe përkushtim ndaj Allahut). Për ta ka falje dhe shpërblim të madh.
4. Vërtet se ata që të thërrasin ty (O Muhammed) përtej mureve, shumica e tyre nuk gjykojnë.
5. Dhe po të kishin durim derisa ti të dilje jashtë tek ata, do të kishte qenë më mirë për ta. Dhe Allahu është gjithnjë Falës i Madh, Mëshirëplotë.
6. O ju që keni besuar! Në qoftë se një njeri i lig e i poshtër u vjen juve me ndonjë lajm, sqarojeni e bëjeni të qartë, që të mos dëmtoni njerëzit nga padija dhe pastaj të ndjeni keqardhje për çfarë keni bërë.
7. Dhe dijeni mirë se mes jush është i Dërguari i Allahut. Sikur ai t'ju bindej juve (duke ndjekur dëshirat e mendimet tuaja), në shumë çështje ju do të pësonit vuajtje, por Allahu e ka futur thellë Besimin te ju dhe e ka zbukuruar atë në zemrat tuaja, ndërsa mosbesimin, poshtërsinë dhe mosbindjen (ndaj Allahut dhe të Dërguarit a.s.), i ka bërë të urryera për ju. Mu këta janë ata të udhëzuarit drejt.
8. (Kjo është) Mirësi prej Allahut dhe Begati. Dhe Allahu është i Gjithëditur, më i Urti Gjithëgjykues.
9. Dhe në qoftë se dy palë nga mesi i besimtarëve bien në luftë, atëherë vendosni paqë mes tyre. Por në qoftë se njëra prej tyre e sulmon tjetrën, atëherë luftoni të gjithë atë palë që vërsulet me të padrejtë, derisa të veprojë në përputhje me Urdhërimin e Allahut. Pas kësaj, në qoftë se pajtohet, atëherë vendosni paqë mes tyre me drejtësi dhe jini të paanshëm. Vërtet që Allahu i do ata që janë të paanshëm.
10. Padyshim që besimtarët janë vëllezër (në Islam). Kështu pra, bëni pajtim ndërmjet vëllezërve tuaj dhe kini frikë Allahun, që të mund të fitoni Mëshirën e Tij.
11. O ju që keni besuar! Mos të tallet një grup me një grup tjetër! Mbase mund të jetë se i dyti (i talluri) është më i mirë se i pari (tallësi). As (disa) gra të mos tallen me gra të tjera, mbase mund të jetë se të dytat (të tallurat) janë më të mira se të parat (tallëset). As mos përgojoni njëri-tjetrin, as mos fyeni njëri-tjetrin duke ngjitur nofka. Sa keq është të fyesh vëllanë pasi të ketë besuar (p.sh., ta thërrasësh vëllanë tënd musliman e me besim të vërtetë:"O gjynahqar! O i poshtër!" etj). Dhe kushdo që nuk pendohet, atëherë të këtillët janë me të vërtetë keqbërës.
12. O ju që keni besuar! Mënjanoni shumë dyshime. Vërtet mjaft nga dyshimet përbëjnë gjynahe. Edhe mos hulumtoni për zbulimin e të metave, as mos përgojoni njëri-tjetrin. A do të donte ndonjëri prej jush të hante mishin e vëllait të vet të vdekur? Vërtet që do ta urrenit një gjë të tillë. Dhe kini frikë Allahun. Vërtet që Ai fal dhe e pranon pendimin, është Mëshirëplotë.
13. O njerëz! Ne ju krijuam juve prej një mashkulli dhe një femre dhe ju bëmë ju në kombe e fise që të njiheni me njëri-tjetrin. Padyshim se tek Allahu më i nderuari prej jush është ai që është më me Takva (më Muttekini - që i frikësohet dhe që i përkushtohet më shumë Allahut). Vërtet që Allahu është i Gjithëditur, i Gjithënjohur.

14. Arabët e shkretëtirës thanë: “Ne besuam.” Thuaj: “Ju nuk besoni, por vetëm se thoni, ‘Ne jemi nënshtruar (në Islam)’, pasi besimi nuk ka hyrë akoma në zemrat tuaja. Por në qoftë se ju i bindeni Allahut dhe të Dërguarit të Tij, Ai nuk do të pakësojë asgjë nga shpërblimi i veprave tuaja. Vërtet që Allahu është gjithnjë Falës i Madh, Mëshirëplotë.”
15. Sigurisht që besimtarë janë vetëm ata që kanë besuar Allahun dhe të Dërguarin e Tij dhe pastaj nuk kanë më pikë dyshimi, por përpiqen e luftojnë me pasurinë e tyre dhe me jetën e tyre për Çështjen e Allahut. Të tillë janë ata të vërtetët.
16. Thuaj: “A ju ia bëni me dije Allahut fenë tuaj? Ndërkohë Allahu di gjithë ç’është në qiej dhe gjithë ç’është në tokë dhe Allahu është i Gjithëdituri për çdo gjë.”
17. Ata të shprehin ty mirënjohje që e përqafuan Islamin. Thuaju: “Pranimin tuaj të Islamit mos ma njihni mua. Përkundrazi, Allahu ka dhuruar një mirësi mbi ju, që Ai ju ka udhëzuar ju tek Imani (Besimi), sigurisht në qoftë se jeni të vërtetë e të çiltër (për atë që thoni).
18. Sigurisht që Allahu di Gajbin (të fshehtën) e qiejve dhe të tokës dhe Allahu është Gjithëvëzhgues për çfarë ju punoni.“

# Kaf

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

1. Kaf. Betohem për Kur’anin e lavdishëm!
2. Jo! Por habiten se atyre u ka ardhur një këshillues (Muhammedi a.s.) nga mesi i tyre. Kështu mosbesimtarët thonë: “Kjo është diçka shumë e çuditshme!
3. Kur ne të vdesim dhe të jemi bërë pluhur (a do të ringjallemi?)! Ai është një kthim i largët.”
4. Ne e dimë atë që toka merr prej tyre (prej trupit të vdekur të tyre) dhe te Ne është një Libër i ruajtur mirë.
5. Por ata e kanë mohuar të vërtetën (Kur’anin), kur ai u ka ardhur atyre, kështu që ata janë në gjendje hutimi.
6. A nuk e kanë parë qiellin mbi ta, si Ne e kemi ndërtuar atë dhe zbukuruar, dhe s’ka asnjë të çarë në të?
7. Edhe tokën! Ne e kemi shtrirë atë dhe kemi vendosur në të male që qëndrojnë fort, si dhe kemi sjellë në të çdo lloj bime të mrekullueshme në çift.
8. Një ndriçim dhe Përkujtues për çdo rob që i kthehet Allahut (që i plotëson detyrimet me nënshtrim ndaj Tij dhe që gjithnjë kërkon faljen e Tij).
9. Dhe Ne zbresim ujë të bekuar nga qielli, pastaj Ne rrisim me të kopshte dhe drith që rritet e korret.
10. Edhe hurma të larta me vile të renditura palë.
11. Rizk (furnizim e mirësi) për robët (e Allahut). Dhe Ne i japim jetë me të (shiun) një toke të vdekur. Kësisoj do të jetë Ringjallja (e të vdekurve).
12. Para tyre përgënjeshtruan populli i Nuhut, edhe banorët e Resit, edhe Themudi;
13. Edhe Aadi, edhe Faraoni, edhe vëllezërit e Lutit;
14. Edhe banorët e Pyllit, edhe populli i Tubës: secili prej tyre mohoi të Dërguarit e tij, kështu që Kërcënimi Im hyri në veprim.
15. A mos u lodhëm Ne me Krijimin e parë? Jo, por ata janë në dyshim të thellë për një krijimi të ri.
16. Dhe sigurisht që Ne e kemi krijuar njeriun dhe Ne e dimë se çfarë i pëshpërit atij vetvetja (nepsi i vet). Dhe Ne jemi më afër tij se sa vena e qafës së tij.
17. (Mbani mend!) Se dy marrësit (melekët shkrues të caktuar për të shënuar veprat) marrin (shënimet) të vendosur një në të djathtë dhe një në të majtë.
18. Nuk ka fjalë që ai (njeriu) të nxjerrë nga goja, veçse për të është një vëzhgues pranë tij i gatshëm (për ta shënuar atë).
19. Agonia e vdekjes do të vijë me të vërtetën (i zbulohet çështja e Ahiretit): “Kjo është ajo së cilës doje t’i shpëtoje!”
20. Dhe do t’i fryhet Surit, - ajo do të jetë Dita për të cilën jeni këshilluar (Dita e Ringjalljes).
21. Dhe çdokush do të paraqitet së bashku me një (melek) drejtues dhe një (melek) dëshmues.
22. (Do t’i thuhet mëkatarit): “Vërtet që ti ishe i pavëmendshëm për këtë. Tash Ne e hoqëm vellon tënde dhe i mprehtë është shikimi yt këtë Ditë!”
23. Dhe (meleku) shoqërues i tij do të thotë: “Ja ku e kam me vete gati (këtë libër të tij)!”
24. (Allahu do t’u thotë melekëve): “Hidheni ju të dy në Xhehenem çdo mosbesimtar kokëfortë.

25. Pengues i së mirës, shkelës i ligjit (të Allahut), dyshues,
26. I cili ngriti një ilah (zot të adhuruar tjetër) me Allahun. Hidheni atë në ndëshkimin e ashpër."
27. Shoku i tij (shejtani) do të thotë: "Zoti ynë! Unë nuk e shtyva që ai të shkelte kufijtë (e të kalonte në mashtrim, shtypje e të binte në poshtërsi), por ai vetë qe në gabim tepër të largët."
28. Allahu do të thotë: "Mos u grindni para Meje. Unë tashmë që më parë ju tërhoqa vërejtjen.
29. Fjala që del prej Meje nuk mund të ndryshohet dhe Unë nuk jam aspak i padrejtë ndaj robëve."
30. (Përkujto) Ditën kur Ne Xhehenemit i themi: "A je mbushur?" Ai do të thotë: "A ka më?"
31. Dhe Xhenneti do t'u sillet Muttekinëve (të përkushtuarve në Besimin e Pastër Islam) jo shumë larg.
32. (Do t'u thuhet): "Ky është ai që u premtohej, - (është) për ata që gjithnjë i ktheheshin (Allahut) me pendim të çiltër dhe për ata që e ruajnë besën me Allahun (duke iu bindur Atij, duke mos i vënë shokë Atij, duke ndjekur e plotësuar Fenë e Tij, Islamin).
33. Të cilët e patën frikë të Gjithëmëshirshmin (Allah) në Gajb (pa e parë Atë) dhe erdhën me zemër të përkushtuar ndaj Tij dhe që i drejtoheshin Atij me pendim."
34. (u thuhet:) "Hyni në të me paqë dhe siguri. Kjo është Dita e Jetës së Pasosur!"
35. Atje ata do të kenë çfarë të duan, - e Ne kemi (mbi këtë) më tepër (për ta, mirësi e kënaqësi më të mëdha; ata do të shohin Mbifuqinë, Gjithëmadhështinë e Tij a.v.xh.).
36. Dhe sa shumë breza shkatërruam Ne para tyre, të cilët qenë më të fuqishëm se ata (kur erdhi Dënimi Ynë), ata vrapuan për strehim në tokë! A mund të gjenin vend për t'u fshehur (nga shkatërrimi)?
37. Vërtet që në të ka padyshim kujtim për atë që ka zemër, ose që vë veshin e dëgjon duke qenë i vëmendshëm e dëshmues.
38. Dhe me të vërtetë që Ne krijuam qiejt dhe tokën dhe gjithçka ndërmjet tyre në Gjashtë Ditë dhe nuk na preku e nuk ndjemë aspak lodhje.
39. Bën durim pra, (O Muhammed) për gjithçka që ata thonë dhe lartëso Lavditë e Zotit tënd para lindjes së diellit (Falja e Agimit) dhe para perëndimit (Falja e mesditës dhe e pasditës),
40. Edhe gjatë një pjese të natës lavdëroje Atë (Falja e mbrëmjes dhe e darkës), si edhe pas faljeve (të detyruara që janë pesë, me falje Sunete dhe Nafile - falje të vullnetshme e të lira, si dhe përmendja e Allahut pas çdo falje – Dhikri me Subhanallah, Elhamdulillah, Allahu Ekber).
41. Dhe dëgjo në Ditën kur thirrësi do të thërrasë nga vend i afërt.
42. Ditën kur ata do të dëgjojnë Es-Saihah (fryrja e Surit) me të vërtetë: ajo do të jetë Dita e daljes (nga varret, Dita e Ringjalljes).
43. Sigurisht që jemi Ne të Cilët japim jetë dhe sjellim vdekje dhe te Ne është kthimi i fundit.
44. Ditën kur atyre do t'u çahet toka, (dhe ata) do të dalin duke nxituar. Ky do të jetë një grumbullim mjaft i lehtë për Ne.
45. Ne dimë shumë mirë çfarë thonë ata dhe ti (O Muhammed) nuk je tiran mbi ta (për t'i detyruar me forcë në Besim), por këshillo me Kur'an atë i cili i frikësohet Kërcënimit Tim.

## Edh Dharijat - Erërat shpërndarëse

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

1. (Betohem) për erërat që shpërndajnë pluhur!
2. (Për retë) që mbartin peshë të rëndë uji!
3. (Për anijet) që notojnë lehtë e qetë.
4. (Për ata melekë) që shpërndajnë (risk, shi e mirësi të tjera) me Urdhër (të Allahut)!
5. Vërtet se ajo që u është premtuar (Ringjallja) është padyshim e vërtetë.
6. Dhe vërtet që Shpërblimi (gjykimi për vepra) do të ndodhë me siguri.
7. Për qiellin me shumë rrugë!
8. Vërtet që ju keni shumë mendime të ndryshme (për Muhammedin a.s. dhe për Kur'anin).
9. I larguar prej andej është ai që është larguar (ai që nuk beson Muhammedin a.s. dhe Kur'anin, atij i ka ikur besimi dhe nuk beson në Allahun).
10. Mallkuar qofshin gënjeshtarët -
11. Të cilët janë të mbuluar nga shkujdesja (dhe nuk mendojnë për gjendjen e vështirë të Jetës së Pastajme).
12. E pyesin: "Kur do të jetë Dita e Shpërblimit?"
13. (Do të jetë) një Ditë kur ata do të provohen (të digjen) në Zjarr!
14. Shijoni provimin (djegien)! Kjo është ajo që ju kërkonit ta shpejtonit!"

15. Sigurisht që Muttekunët (të përkushtuarit në Besimin e Pastër Islam) do të jenë në mes të Kopshteve të Begatë dhe Burimeve të Xhennetit.
16. Duke u kënaqur me çfarë u ka dhururar Zoti i tyre. Vërtet se ata ishin para kësaj Muhsinunë (mirëpunues në Rrugë të Allahut).
17. Ishin që gjithnjë flinin fare pak natën (duke iu lutur Zotit të tyre, Allahut dhe duke u falur me frikë prej Tij, por edhe me shpresë tek Ai).
18. Dhe në orët e para të agimit (në mbarim të natës) ata iu luteshin (Allahut) për falje;
19. Dhe në pasurinë e tyre ishte e drejta për lypësin dhe Mahrumin (për të varfërin i cili nuk kërkon prej të tjerëve).
20. Dhe në tokë ka tregues për ata që kanë Besim të palëkundur.
21. Edhe në veten tuaj. A nuk jeni duke parë?
22. Dhe në qiell është Rizku (furnizimi) juaj dhe çfarë ju është premtuar.
23. Për Zotin e qiellit dhe të tokës! Ajo është e vërteta (ajo që ju është premtuar), siç është e vërteta e të folurit tuaj.
24. A të ka arritur ty ndodhia e mysafirëve të nderuar të Ibrahimit (meleku Xhibril me dy të tjerë)?
25. Kur hynë te ai dhe i thanë: "Selam (paqja qoftë mbi ju)!" ai iu përgjigj: "Selam (paqja qoftë mbi ju)!" (dhe shtoi), "Ju jeni njerëz të panjohur për mua."
26. Pastaj shkoi te njerëzit e shtëpisë duke sjellë një viç të njomë të pjekur,
27. Dhe ua vuri atë përpara (duke u thënë): "A nuk do të hani?"
28. Pastaj ai ndjeu frikë prej tyre (ngaqë nuk hëngrën). Ata i thanë: "Mos ki frikë" dhe i dhanë lajmin përgëzues të një biri të mençur me dije (për Allahun, për Fenë e Tij të Vërtetë - Islamin).
29. Pastaj e shoqja e tij nisi të bërtasë, hodhi duart në fytyrë dhe tha: "Grua e shkuar (në moshë) që nuk lind!"
30. Ata i thanë: "(Megjithatë) kështu thotë Zoti yt. Vërtet që Ai është më i Urti Gjithëgjykues, i Gjithëdituri."

## Pjesa 27

31. (Ibrahimi) u tha: "Cili është qëllimi i ardhjes suaj, o ju të Dërguar?"
32. Ata i thanë: "Ne jemi dërguar te një popull Muxhrim (politeist, mosbesimtar, kriminel, mëkatar).
33. Që të lëshojmë mbi ta gurë balte të pjekur,
34. Të veçuar nga Zoti yt për Musrifunët (politeistët, kriminelët, mëkatarët që kalojnë çdo kufi në poshtërsi e në mosbindje ndaj Allahut)."
35. Kështu që Ne nxorrëm prej andej besimtarët.
36. Por nuk gjetëm ndonjë shtëpi muslimanësh përveç se një (familjen e Lutit).
37. Dhe Ne kemi bërë atje një shenjë treguese (Deti i Lutit ose Deti i Vdekur në Palestinë) për ata që i frikësohen një ndëshkimi të dhimbshëm.
38. Edhe te Musai (gjithashtu ka tregues), kur Ne e dërguam atë te Faraoni me autoritet të qartë.
39. Por (Faraoni) u largua (nga të besuarit) dhe ktheu shpinën me tërë krerët e tij dhe tha: "Magjistar ose i marrë."
40. Kështu Ne e shfarosëm atë dhe ushtritë e tij dhe i fundosëm në det, ndërsa ai ishte për t'u fajësuar.
41. Edhe tek Aadi (ka gjithashtu tregues) kur Ne dërguam tek ata erën shkretuese;
42. Ajo nuk kurseu asgjë nga kaloi, por veçse e bëri çdo gjë pluhur e hi.
43. Edhe te Themudi (ka gjithashtu tregues) kur atyre iu tha: "Kënaquni për pak kohë!"
44. Por ata me fyerje nuk e përfillën Urdhërin e Zotit të tyre, kështu që Es-Saihah (britmë, zhurmë shkatërruese) i përpiu e ata shikonin.
45. Pastaj ata nuk mundeshin të ngrihen, as nuk mundeshin të ndihmonin vetveten e tyre.
46. (Kështu edhe) populli i Nuhut para tyre. Vërtet që ata ishin popull Fasik (i pabindur, i panënshtruar ndaj Allahut, i prishur që kalon çdo kufi).
47. Me fuqi ndërtuam Ne qiellin. Sigurisht që Ne jemi të Zotë ta zgjerojmë hapësirën prej këtej.
48. Edhe tokën Ne e shtruam. Dhe sa Shtrues të shkëlqyer jemi Ne!
49. Edhe nga çdo gjë Ne kemi krijuar dy palë, që ju të mund të përkujtoni (Mirësinë e Allahut).
50. Ikni pra shpejt drejt Allahut (nga Ndëshkimi i Tij drejt Mëshirës së Tij - drejt Besimit të Pastër Islam në Një Zot të Vetëm). Vërtet që unë ( Muhammedi a.s.) jam këshillues i qartë për ju nga Ai.

51. Dhe mos vini (e mos adhuroni) me Allahun ilah (zot e të adhuruar tjetër). Vërtet që unë (Muhammedi a.s.) jam për ju këshillues i qartë nga Ai.
52. Po kështu nuk u erdhi i Dërguar atyre (popujve) para këtyre, veçse i thanë (çdo të Dërguari): “Magjistar ose i marrë!”
53. A mos ata (popujt e shkuar) e kanë sjellë këtë fjalë te këta (Kurejshit paganë)? Jo! Akoma më tepër, këta janë popull që kalon çdo kufi (në mosbesim)!
54. Kështu pra, largohu prej tyre (O Muhammed) dhe ti nuk fajësohesh.
55. Dhe kujto (fto me Kur’an, o Muhammed) pasi përkujtimi i ngre dhe u sjell dobi besimtarëve.
56. Dhe Unë (Allahu) nuk i krijova njerëzit dhe xhindet, veçse që ata duhet të më adhurojnë vetëm Mua.
57. Dhe nuk dua prej tyre ndonjë furnizim dhe as nuk dua që ata të më ushqejnë Mua.
58. Vërtet që Allahu, Ai është Gjithëfurnizuesi, Zotëruesi i Fuqisë, i Përhershmi më i Fortë.
59. Dhe me të vërtetë, ata që bëjnë padrejtësi do të kenë pjesën e tyre të dënimit si pjesa e dënimit (që erdhi) për të ngjashmit e këtyre (nga popujt e parë), kështu që le të mos kërkojnë që Unë ta shpejtoj (atë pjesë të dënimit për ta)!
60. Pra mjerë për ata që nuk besojnë (Allahun Një e të Vetëm) për atë Ditën e tyre që u është premtuar.

## Et Tur - Mali Sina

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

1. (Betohem) për Turin (Malin Sina)!
2. Për Librin e Skalitur (Libri në El-Leuh El-Mahfudh - Libri i Allahut ku Ai ka shkruar gjithçka) -
3. Në Fletë të pahapura!
4. Për El-Bejt El-Ma’mur (Shtëpia më e vizituar mbi qiej, drejt mbi Kabën në Mekë që vazhdimisht vizitohet nga melekët)!
5. Për kupën (e qiellit) të ngritur lartë!
6. Për detin e fryrë të mbushur plot.
7. Padyshim që Ndëshkimi i Zotit tënd me të vërtetë që do të vijë.
8. Nuk ka asnjë që mund ta shmangë atë.
9. Ditën kur qielli të dridhë me dridhje të tmerrshme.
10. Dhe malet të shkulen me shkulje të tmerrshme (andej-këndej).
11. Atëherë mjerë ajo Ditë për përgënjeshtruesit.
12. Të cilët luajnë në mashtrim.
13. Ditën kur ata do të shtyhen fort për në Zjarrin e Xhehenemit me shtytje të tmerrshme.
14. “Ky është Zjarri që ju gjithnjë e përgënjeshtruat.
15. A është magji kjo, apo ju nuk shihni?
16. Shijoni aty nxehtësinë e tij dhe nëse e duroni apo nuk e duroni, është krejt njësoj. Ju vetëm se po shpërbleheni për çfarë patët punuar.”
17. Vërtet që Muttekunët (të përkushtuarit në Besimin e Pastër Islam) do të jenë në Kopshte të Begatë dhe në Kënaqësi.
18. Duke shijuar atë që Zoti i tyre u ka dhuruar atyre dhe (për atë) që Zoti i tyre i ruajti ata nga ndëshkimi i Zjarrit flakërues.
19. “Hani dhe pini me gëzim për çfarë patët punuar.”
20. Do të rrinë të shtrirë (në qetësi) në frone të lartë të vendosur radhë-radhë dhe Ne do t’i martojmë me Hyritë (bukuroshet e brishta) me sy të mëdhenj të mrekullueshëm.
21. Dhe ata që besojnë dhe pasardhësit e të cilëve i ndjekin ata në Besim - atyre Ne do t’u bashkojmë pasardhësit e tyre dhe nuk do t’ua pakësojmë në asgjë shpërblimin e veprave të tyre. Çdo njeri është peng për atë çfarë ai ka fituar.
22. Dhe Ne do t’u japim atyre fruta e mish si të duan.
23. Atje do të kalojnë dorë me dorë kupa (me pije të kulluara). Atje nuk ka as Lavg (fjalë e keqe, e ligë, e pistë, bisedë e kotë ose grindje) dhe as gjynah (sepse çdo gjë do të jetë e pastër, e lejuar për ta).
24. Dhe rreth do t’u sillen djelmosha në shërbim të tyre si të ishin margaritarë të ruajtur.
25. Disa do të afrohen tek njëri-tjetri duke pyetur njëri-tjetrin.
26. Duke thënë: “Një kohë, kur ishim me familjet tona, ne kishim frikë (nga ndëshkimi i Allahut).
27. Kështu Allahu ka qenë Dashamirës ndaj nesh dhe na ruajti nga ndëshkimi i Zjarrit.

28. Vërtet që ne gjithnjë iu lutëm vetëm Atij në jetën e parë. Sigurisht që Ai është vërtet El-Bar-ru (më i Miri Dhurues, më i Besueshmi, më i Begati, Dhuruesi i Madh), Mëshirëploti."
29. Kështu pra, kujtoji (njerëzimit dhe ftoje atë në Besimin e Vërtetë Islam, O Muhammed). Për Mëshirën e Zotit tënd, ti nuk je as falltor as i marrë.
30. Ose thonë: "(Muhammedi a.s. është) vjershëtor! Presim kur t'i bjerë ndonjë fatkeqësi ndërkohë!"
31. Thuaju: "Prisni! Se edhe unë jam nga ata që presin!"
32. A mendja e tyre ua urdhëzon atyre këtë (të shpifin gënjeshtër kundër teje, O Muhammed), apo ata janë njerëz që kalojnë çdo kufi (në mosbesim të thellë)?
33. Apo mos thonë: "Ai (Muhammedi a.s.) e ka shpikur atë (Kur'anin)?" Përkundrazi, ata nuk kanë fare besim.
34. Le të bëjnë ata atëherë një rrëfim që t'i përngjajë atij (Kur'ani), nëse janë që flasin të vërtetën.
35. A nuk u krijuan ata nga asgjë (pa qenë fare), apo vetë ishin krijuesit?
36. Apo mos i krijuan ata qiejt dhe tokën? Por ata nuk kanë aspak Besim të qëndrueshëm.
37. Apo mos kanë ata Thesaret e Zotit tënd? Apo janë ata tiranët me të drejtë e forcë për të bërë si të duan?
38. Apo mos kanë shkallë për t'u ngjitur (në qiell) me anë të të cilave ata dëgjojnë (fjalët e melekëve)? Atëherë le të nxjerrin dëgjuesit e tyre ndonjë provë të qartë.
39. Apo mos Ai (Allahu) ka vetëm bija e ju keni bijtë?
40. Apo mos është se ti (Muhammed) kërkon ndonjë shpërblim (prej tyre, për shpalljen e ftesës në Islam), kështu që ata janë ngarkuar me barrë të rëndë borxhi?
41. Apo mos është me ta Gajbi (e fshehta) dhe ata e shkruajnë?
42. Apo mos kanë qëllim ndonjë kurth (kundër teje, o Muhammed)? Por në të vërtetë ata që nuk besojnë (Allahun Një e të Vetëm, në Islam), ata janë vetë në kurth.
43. Apo mos kanë ndonjë zot tjetër veç Allahut? Lavdi i qoftë Allahut nga gjithçka që ata ia mveshin Atij si shokë e të barabartë (me Të)!
44. Edhe po të shihnin një copë qielli të binte poshtë, ata do të thoshin: "(Janë) re të grumbulluara e të dendura!"
45. Kështu që lëri në të tyren derisa të takojnë Ditën e tyre në të cilën ata do të tmerrohen.
46. Ditën kur kurthi i tyre nuk do t'u vlejë aspak dhe as nuk do të ndihmohen.
47. Dhe padyshim, për ata që bëjnë padrejtësi është një ndëshkim tjetër (ndëshkimi në dynja dhe në varre) para atij (në Xhehenem), por shumica e tyre nuk e dinë. (Tefsir El-Tabari).
48. Prit pra me durim (O Muhammed) për Vendimin dhe Gjykimin e Zotit tënd, pasi ti me të vërtetë që je nën Sytë Tanë dhe lartëso Lavditë e Zotit tënd kur të ngrihesh.
49. Edhe gjatë natës po kështu lartëso Lavditë e Tij, edhe me perëndimin e yjeve.

# En Nexhm - Ylli

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

1. (Betohem) për yllin kur ai bie (e shuhet)!
2. Shoku juaj (Muhammedi a.s.) as nuk ka humbur rrugën e drejtë, as nuk ka gabuar.
3. As nuk flet ai nga dëshira (e vetë atij).
4. Është vetëm Shpallje që i frymëzohet.
5. Atij i është mësuar (ky Kur'an) nga një i lartë në fuqi (Xhibrili a.s.),
6. Një i pastër nga çdo e metë në mendje e trup, pastaj ai (Xhibrili në pamjen e tij të vërtetë siç është krijuar nga Allahu) u ngrit (dhe u bë i qëndrueshëm).(Tefsir At-Tabari).
7. Kur ai (Xhibrili) ishte në pjesën më të lartë të hapësirës.
8. Pastaj ai u lëshua dhe iu afrua afër-afër.
9. Dhe ishte afër sa dy harqe ose edhe më afër.
10. Dhe kështu (Allahu) i shpalli robit të Tij (Muhammedit a.s. me anë të Melekut Xhibril a.s.).
11. Zemra (e Muhammedit a.s.) nuk e mohoi atë që ai pa.
12. A po i bëni polemikë atij për çfarë ai pa (gjatë Natës së Miraxhit - ngritja e Muhammedit a.s. në shtatë qiejt)?
13. Dhe vërtet që ai (Muhammedi a.s.) e pa atë (Xhibrilin) në një zbritje tjetër (edhe një herë tjetër).
14. Afër Sidreti el-Munteha (pemë në kufirin më të lartë mbi qiellin e shtatë, përtej së cilës askush nuk mund të kalojë).
15. Pranë saj është Vendbanimi i Xhennetit.

16. Atëherë kur Sidreh e mbuloi çka e mbuloi.
17. Shikimi i tij (i Muhammedit a.s.) nuk u lëkund dhe as nuk e kaloi kufirin (e përcaktuar për të).
18. Vërtet që ai (Muhammedi a.s.) pa disa nga Shenjat më të Mëdha të Zotit të tij!
19. A i keni menduar ju atëherë El-Late dhe El-Uza-za (dy idhuj të arabëve paganë)?
20. Dhe atë të tretin, Menatin?
21. A mendoni se bijtë janë tuajët, e të Tij (Allahut) bijat?
22. Atëherë vërtetë që ajo është një ndarje tepër e padrejtë!
23. Ata janë vetëm emra që ju dhe baballarët tuaj i keni emëruar, sepse Allahu nuk zbriti për ta asnjë tregues e asnjë të drejtë. Por ata (mosbesimtarët) ndjekin vetëm hamendje dhe çfarë ata dëshirojnë, ndërkohë që tashmë u ka ardhur Udhëzimi nga Zoti i tyre!
24. Apo do t'i takojë njeriut ajo që ai dëshiron?
25. Por Allahut i përket e Fundit (Bota e Përtejme) edhe e para (kjo botë).
26. Dhe ka shumë melekë në qiej, ndërmjetësimi i të cilëve nuk vlen, përveç vetëm pasi Allahu të ketë dhënë lejimin për atë që Ai do e dëshiron.
27. Vërtet ata që nuk besojnë në Jetën e Përtejme, ata i emërtojnë melekët me emra femërorë!
28. Ata nuk dinë asgjë për këtë. Ata ndjekin vetëm hamendje dhe padyshim se hamendja nuk është asgjë ndaj së vërtetës.
29. Andaj, ti largohu prej atij që i ka kthyer shpinën Mesazhit Tonë (Kur'anit) dhe që nuk do tjetër vetëm se jetën e kësaj bote.
30. Ajo është e tërë dituria që kanë arritur ata. Vërtet që Zoti yt është Ai i Cili di plotësisht atë që largohet e gabon nga Rruga e Tij dhe Ai e di plotësisht atë që udhëzohet.
31. Dhe Allahut i përkasin gjithë ç'është në qiej dhe gjithë ç'është në tokë, që Ai të shpërblejë ata që kanë bërë të këqen me atë që ata kanë bërë dhe që Ai t'i shpërblejë ata që bëjnë mirë me më të mirën.
32. Ata që u largohen gjynaheve të mëdha dhe El-Favahish (marrëdhënie imorale të paligjshme) përveç gabimeve të vogla, - vërtet që Zoti yt është me Falje të Gjërë. Ai ju njeh juve mirë, kur Ai ju krijoi nga toka (Ademin) dhe kur ju ishit embrion në mitrat e nënave tuaja, kështu që mos ia përcaktoni vetes suaj pastërtinë. Ai e njeh mirë atë i cili i frikësohet Atij dhe i cili plotëson detyrimin ndaj Tij.
33. A e pe atë (O Muhammed) i cili u largua (nga Islami),
34. Që dha pak e pastaj e ndërpreu?!
35. A mos disponon ai me njohuri të Gajbit (të fshehtës) dhe ai e di atë?
36. Apo nuk është i njoftuar me atë që gjindet në Fletët e Musait,
37. Dhe të Ibrahimit, që gjithnjë i plotësoi obligimet.
38. (që në to shkruan) Se asnjë i ngarkuar (me gjynahe) nuk do të bart barrën (gjynahet) e tjetrit.
39. Dhe se njeriut nuk i takon tjetër, vetëm se ajo që ka punuar.
40. Dhe se veprat e tij do të shihen.
41. Pastaj ai shpërblehet me shpërblimin më të plotë.
42. Dhe se tek Zoti yt është Fundi (kthimi i çdo gjëje).
43. Dhe se Ai bën për të qeshë dhe bën për të qarë.
44. Dhe se Ai është që sjell vdekje dhe jep jetë.
45. Dhe Ai (Allahu) është që krijon palët: mashkullin dhe femrën,
46. Nga Nutfah (lëngu i ngjizur i krijuar nga bashkimi i farës së vezëve mashkullore me ato femërore) kur ajo derdhet.
47. Dhe se tek Ai (Allahu) është një ngritje tjetër (Dita e Ringjalljes).
48. Dhe se Ai është që pasuron dhe varfëron.
49. Dhe se Ai është Zoti i Shierit (Sirius, yll i adhuruar prej paganëve).
50. Dhe se është Ai i Cili shkatërroi Aadin e lashtë.
51. Edhe Themudin. Ai nuk la asnjë prej tyre.
52. Edhe popullin e Nuhut më herët, të cilët vërtet ishin më të padrejtë, më të pabindur, që kalonin tej (në mosbindje ndaj Allahut dhe të Dërguarit të Tij, Nuhut a.s.).
53. Dhe Ai shkatërroi qytetet e përmbysur (të Sodomit tek i cili qe dërguar Pejgamberi Lut).
54. Kështu ata i mbuloi ajo që i mbuloi (ndëshkimi me gurë dhe përmbysja).
55. Atëherë cilën nga Mirësitë e Zotit tënd (O njeri!) do ta vesh në dyshim?
56. Ky (Muhammedi a.s.) është këshillues (i Dërguar) në rrjedhën e këshilluesve (të Dërguar) më parë.

57. Po afrohet Dita e Ringjalljes.
58. Askush veç Allahut nuk mund ta zbulojë (ta bëjë të njohur, ta shmangë, ta afrojë ose ta largojë).
59. A habiteni pra nga ky rrëfim (i Kur'anit)?
60. Dhe qeshni me të e nuk qani,
61. Duke humbur jetën tuaj (të çmuar) në lojë e dëfrim (në kotësi, muzikë etj).
62. Bini pra me fytyrë përtokë në sexhde për Allahun dhe adhurojeni Atë (e vetëm Atë, Një e të Vetëm).

# El Kamer - Hëna

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

1. Ora (e Katastrofës së Përgjithshme) është afruar dhe hëna u ça në dysh.
2. Po ata edhe nëse shohin ndonjë argument (mrekulli), zbrapsen e thonë: "Kjo është magji e vazhdueshme!"
3. Ata përgënjeshtruan (Vargjet e Allahut, Kur'anin) dhe ndoqën epshin e tyre. Dhe çdo gjë do të vendoset (sipas llojit të veprave të secilit).
4. Dhe me të vërtetë që u kanë ardhur tashmë atyre njoftime (në këtë Kur'an) ku ka (mjaft këshillime) për t'i ndaluar ata (nga e keqja).
5. (Kur'ani është) Urtësi e përsosur, por këshilluesit nuk u sjellin dobi atyre.
6. Kështu që tërhiqu prej tyre. Ditën kur thirrësi do t'i thërrasë ata tek një çështje e tmerrshme.
7. Ata do të dalin nga varret me sy të përvuajtur, si të ishin karkaleca të shpërndarë gjithandej.
8. Duke vrapuar drejt thirrësit, mosbesimtarët do të thonë: "Kjo është Ditë e vështirë."
9. Populli i Nuhut që ishte para tyre përgënjeshtroi (të Dërguarin), dhe ata e mohuan robin Tonë (Nuhun) duke i thënë: "I çmendur!" Edhe e tallën, edhe iu kërcënuan.
10. Pastaj ai e luti Zotin e tij (duke i thënë): "Unë jam i mundur, prandaj më ndihmo!"
11. Kështu Ne hapëm portat e qiellit me ujë që derdhej.
12. Dhe Ne bëmë burimet të gurgullojnë nga toka. Kështu ujërat (e qiellit dhe të tokës) u takuan për një çështje të paracaktuar.
13. Dhe Ne e mbartëm atë (në barkë) të ndërtuar me dërrasa të gozhduara.
14. Duke lundruar nën Sytë Tanë, një shpërblim për atë (Nuhun a.s.) i cili u mohua.
15. Dhe vërtet që Ne e kemi bërë këtë si tregues; atëherë a ka ndonjë që të përkujtojë (e të marrë këshillë)?
16. Por sa (i tmerrshëm) qe Ndëshkimi Im dhe Këshillimet e Mia?
17. Dhe me të vërtetë që e kemi bërë Kur'anin të lehtë për ta kuptuar dhe kujtuar; atëherë a ka ndonjë që të përkujtojë (e të marrë këshillë)?
18. Aadi e përgënjeshtroi (Pejgamberin e tyre, Hudin a.s.), por sa (i tmerrshëm) qe Ndëshkimi Im dhe Këshillimet e Mia?
19. E Ne çuam kundër tyre erë të furishme me fishkëllimë të egër ditën ogurzezë dhe me fatkeqësi të paprerë.
20. Duke i këputur njerëzit si të ishin rrënjë të shkulura hurmash.
21. Por sa (i tmerrshëm) qe Ndëshkimi Im dhe Këshillimet e Mia?
22. Dhe Ne vërtet që e kemi bërë Kur'anin të lehtë për ta kuptuar dhe kujtuar; atëherë a ka ndonjë që të përkujtojë (e të marrë këshillë)?
23. Themudi (po kështu) i përgënjeshtroi këshillimet.
24. Pasi ata thanë: "Një njeri! I vetëm nga të gjithë ne, që duhet t'i shkojmë pas? Vërtet që do të ishim krejt gabim, në mjerim ose të çmendur!
25. A është se Mesazhi përkujtues i është dërguar vetëm atij (Salihut a.s.) nga ne? Por ai s'është veçse gënjeshtar i pafytyrë!"
26. Nesër do ta marrim vesh se kush është gënjeshtari i pafytyrë!
27. Padyshim që Ne po e dërgojmë devenë si provë për ta. Kështu ti (o Salih) vështroji ata dhe rri i qetë!
28. Dhe njoftoi ata se uji do të ndahet ndërmjet (asaj dhe) atyre. E drejta e secilit për të pirë e vendosur (në radhë, një herë ajo, njëherë ata).
29. Por ata e thirrën shokun e tyre dhe ai e therri atë.
30. E sa (i tmerrshëm) qe Ndëshkimi Im dhe Këshillimet?

31. Vërtet që dërguam kundër tyre vetëm një Sajhah (britmë e tmerrshme shkatërruese) të vetme dhe ata u bënë si kallamat e tharë të atij që thur vathë.
32. Dhe vërtet që Ne e kemi bërë Kur'anin të lehtë për ta kuptuar dhe kujtuar; atëherë, a ka ndonjë që të përkujtojë (e të marrë këshillë)?
33. Përgënjeshtroi populli i Lutit këshillimet.
34. Sigurisht që Ne dërguam kundër tyre stuhi gurësh (e cila i shkatërroi ata të gjithë), përveç familjes së Lutit të cilën Ne e shpëtuam në orën e fundit të natës,
35. Si Mirësi nga Ne. Kështu e shpërblejmë Ne atë që falënderon (duke u bindur ndaj Nesh).
36. Dhe ai (Luti a.s) sigurisht që i pat këshilluar ata për Shtrëngimin Tonë, por ata vërtet dyshuan në këshilla!
37. Dhe ata me të vërtetë që kërkuan t'i fyejnë miqtë e tij (të bëjnë sodomi me ta), kështu që Ne ua verbuam atyre sytë (duke u thënë): "Shijoni pra Ndëshkimin Tim dhe Këshillimet e Mia."
38. Dhe vërtet që një ndëshkim i vazhdueshëm i mbërtheu ata herët në mëngjes.
39. "Shijoni pra ju Ndëshkimin Tim dhe Këshillimet e Mia."
40. Dhe Ne vërtet që e kemi bërë Kur'anin të lehtë për ta kuptuar dhe kujtuar; atëherë, a ka ndonjë që të përkujtojë (e të marrë këshillë)?
41. Dhe vërtet që këshillimet i shkuan popullit të Faraonit (me anë të Musait a.s. dhe Harunit a.s).
42. Ata i përgënjeshtruan të gjithë Treguesit Tanë, kështu që Ne i mbërthyem me shtrëngimin e Një të Gjithëfuqishmi, Një Mbizotëruesi të Zotë për të vendosur Vullnetin e Tij.
43. A janë mosbesimtarët tuaj më të mirë se sa këta (popuj të parë të shkatërruar të Nuhut, Lutit, Salihut, Faraonit etj)? Apo keni të drejtën e paprekshmërisë (ndaj Ndëshkimit Tonë) në Shkrimet Hyjnore?
44. Apo thonë: "Ne jemi grupim i madh dhe ne do të jemi fitimtarë?"
45. Mizoria e tyre do t'ia mbathë dhe do të kthejnë shpinën.
46. Por jo, afati i tyre është Ora (për shpërblimin e tyre të plotë) dhe Ora do të jetë më e tmerrshme dhe më e hidhur.
47. Vërtet që Muxhrimunët (politeistët, mohuesit, mëkatarët, kriminelët) janë në gabim të madh (në këtë botë) dhe do të digjen (në Xhehenem në Botën Tjetër).
48. Ditën që ata do të tërhiqen zvarrë me fytyrë përmbys për në Zjarr (do t'u thuhet): "Shijoni ju përkëdheljen e Xhehenemit."
49. Me të vërtetë që Ne e kemi krijuar çdo gjë me Kader (Paracaktimi Hyjnor i të gjitha gjërave para krijimit të tyre, shkruar në Librin e Ruajtur Hyjnor të Vendimeve për çdo ndodhi të çdo gjëje - El-Leuh El-Mahfudh).
50. Dhe Urdhëri Ynë është veçse një, sa një xixëllimë syri (sa hap e mbyll sytë).
51. Dhe vërtet që Ne kemi shkatërruar (njerëz) të ngjashëm me ju; atëherë, a ka ndonjë që të përkujtojë (e të marrë këshillë)?
52. E çdo gjë që ata kanë bërë, është e shënuar në Libër (të veprave të tyre).
53. Dhe çdo gjë, e vogël ose e madhe, është e shkruar (tashmë në El-Leuh El-Mahfudh që më përpara, para se të ndodhë ose para se të kryhet nga vepruesi).
54. Me të vërtetë që Muttekunët (të përkushtruarit në Besimin e Pastër Islam) do të jenë ndër Kopshte të Begatë dhe lumenj (të Xhennetit).
55. Në Kuvendin e së Vërtetës (në Xhennet) pranë Mbisunduesit Fuqiplotë (Allahut, i Gjithëlavdëruari, më i Larti, Zotëruesi i Madhështisë dhe Nderimeve).

## Err Rrahman - I Gjithëmëshirshmi

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

1. I Gjithmëshirshmi (Allahu)!
2. Ai ua mësoi (juve njerëz) Kur'anin.
3. Ai krijoi njeriun.
4. Ai i mësoi atij të folurit e bukur (e të shprehurit).
5. Dielli dhe hëna sillen në udhën e tyre të përcaktuar me faza të matura mirë për secilin.
6. Dhe bimët (pa kërcyell) dhe pemët bien në sexhde (para Allahut).
7. Dhe qiellin Ai e ka ngritur lart dhe Ai ka vendosur Barazpeshën.
8. Me qëllim që ju të mos e tejkaloni Barazpeshën.
9. Dhe përmbajuni peshojës me paanësi dhe mos e cënoni peshojën.
10. Dhe tokën Ai e bëri të shtrirë për krijesat.
11. Në të gjenden pemë të llojllojta, ka edhe hurma me shporta të mbështjella.

12. Po kështu edhe drith me gjethe e kashtë për ushqim (për bagëtinë) edhe bimë me shije të ëmbël.
13. Atëherë pra, cilën nga Mirësitë e Zotit tuaj ju (njerëz dhe xhinde) e mohoni?
14. Ai krijoi njeriun (Ademin) nga balta e argjilës si balta e poçerisë.
15. Dhe Ai i krijoi xhindet nga flaka pa tym e zjarrit.
16. Atëherë pra, cilën nga Mirësitë e Zotit tuaj ju e mohoni?
17. (Ai është) Zoti i dy lindjeve dhe Zoti i dy perëndimeve (dy skajet më të largëta ku lind dhe perëndon dielli në fillim të verës dhe të dimrit).
18. Atëherë pra, cilën nga Mirësitë e Zotit tuaj ju e mohoni?
19. Ai i lejoi dy detet të takohen ndërmjet veti.
20. Ndërmjet tyre është një pengesë (kufi që i dallon të dy) të cilën asnjëri prej tyre nuk mund ta shkelë.
21. Atëherë pra, cilën nga Mirësitë e Zotit tuaj ju (njerëz dhe xhinde) e mohoni?
22. Prej atyre të dyve nxirren margaritarë e korale.
23. Atëherë pra, cilën nga Mirësitë e Zotit tuaj ju e mohoni?
24. Dhe të Atij janë anijet lundrueses në det, të ngritura lartë si male.
25. Atëherë pra, cilën nga Mirësitë e Zotit tuaj ju e mohoni?
26. Çdo gjë që është në të (në këtë ekzistencë) do të shuhet.
27. Ndërsa do të mbetet përgjithmonë Fytyra e Zotit tënd gjithë Madhështi e Lavdi.
28. Atëherë pra, cilën nga Mirësitë e Zotit tuaj ju e mohoni?
29. Atij (Allahut) i luten dhe i kërkojnë (për nevojat e tyre) gjithkush që është në qiej e në tokë, dhe Ai në çdo moment është i angazhuar në ndonjë çështje.
30. Atëherë pra, cilën nga Mirësitë e Zotit tuaj ju e mohoni?
31. Ne do të kujdesemi për ju, o ju dy botë (e njerëzve dhe e xhindeve)!
32. Atëherë pra, cilën nga Mirësitë e Zotit tuaj ju e mohoni?
33. O turmë e xhindeve dhe e njerëzve! Po patët fuqi për të kaluar përtej hapësirës së qiejve dhe të tokës, atëherë i kaloni! Por ju kurrë nuk do të mundeni t'i kaloni, përveç me fuqi (nga Allahu)!
34. Atëherë pra, cilën nga Mirësitë e Zotit tuaj ju e mohoni?
35. Do të çohet kundër jush (xhindeve dhe njerëzve) flakë zjarri pa tym dhe tunxh (i shkrirë) dhe nuk do të mund të mbroheni.
36. Atëherë pra, cilën nga Mirësitë e Zotit tuaj ju e mohoni?
37. E kur të çahet qielli e të bëhet ngjyrë trëndafili apo si vaj a si lëkurë e skuqur.
38. Atëherë pra, cilën nga Mirësitë e Zotit tuaj ju e mohoni?
39. Atë Ditë nuk do të pyeten për gjynahet e tyre as njerëzit dhe as xhindet (sepse ata do të njihen nga shprehja e fytyrave të tyre, të zbardhura ose të nxira).
40. Atëherë pra, cilën nga Mirësitë e Zotit tuaj ju e mohoni?
41. Do të njihen Muxhrimunët (politeistët, kriminelët, mëkatarët) nga shenjat e tyre (fytyrat e zeza) dhe do të tërhiqen për flokësh e për këmbësh.
42. Atëherë pra, cilën nga Mirësitë e Zotit tuaj ju e mohoni?
43. Ky është Xhehenemi të cilin Muxhrimunët e mohuan.
44. Ata do të shkojnë mes tij (Xhehenemit) dhe ujit që vlon!
45. Atëherë pra, cilën nga Mirësitë e Zotit tuaj ju e mohoni?
46. Dhe për atë i cili i frikësohet daljes para Zotit të tij, për të do të jenë dy Kopshte të Begatë (Xhennete).
47. Atëherë pra, cilën nga Mirësitë e Zotit tuaj ju e mohoni?
48. (Xhennete) Me degë të hapura.
49. Atëherë pra, cilën nga Mirësitë e Zotit tuaj ju e mohoni?
50. Në të dy (ato Xhennete) do të jenë dy burime që rrjedhin.
51. Atëherë pra, cilën nga Mirësitë e Zotit tuaj ju e mohoni?
52. Në të dy (ato Xhennete) do të ketë çdo lloj fruti nga dy lloje.
53. Atëherë pra, cilën nga Mirësitë e Zotit tuaj ju (njerëz dhe xhinde) e mohoni?
54. Të mbështetur në shtretër të vijëzuar me mëndafsh e brokatë dhe frutat e të dy Kopshteve do t'i kenë te duart.
55. Atëherë pra, cilën nga Mirësitë e Zotit tuaj ju e mohoni?
56. Ku në të dy (Xhennetet) do të kenë Kasiratut-Tarfi (vasha të dëlira, bukuroshe të brishta që i ndalojnë shikimet duke mos dashur askënd vetëm bashkëshortët e tyre) të cilat as njeri dhe as xhind nuk i ka prekur para tyre.
57. Atëherë pra, cilën nga Mirësitë e Zotit tuaj ju e mohoni?

58. Ato janë si xhevahiri e diamanti.
59. Atëherë pra, cilën nga Mirësitë e Zotit tuaj ju e mohoni?
60. A mund të jetë shpërblimi i veprës së mirë diç tjetër, pos me të mirë?
61. Atëherë pra, cilën nga Mirësitë e Zotit tuaj ju e mohoni?
62. Dhe përveç këtyre dy (Kopshteve) janë edhe dy Kopshte të Begatë të tjerë.
63. Atëherë pra, cilën nga Mirësitë e Zotit tuaj ju e mohoni?
64. (Në ngjyrë) të gjelbër të errët.
65. Atëherë pra, cilën nga Mirësitë e Zotit tuaj ju e mohoni?
66. Në të dy (ato Xhennete) do të jenë dy burime që gurgullojnë ujë paprerë.
67. Atëherë pra, cilën nga Mirësitë e Zotit tuaj ju e mohoni?
68. Në të dy (ato Xhennete) do të ketë fruta, hurma dhe shegë.
69. Atëherë pra, cilën nga Mirësitë Zotit tuaj ju e mohoni?
70. Ndër to (Kopshte) do të jenë (bashkëshortet) bukuroshe të ndershme e të mira.
71. Atëherë pra, cilën nga Mirësitë e Zotit tuaj ju e mohoni?
72. Hyri (bukuroshe të brishta, të dëlira) të ruajtura në hije të tendës.
73. Atëherë pra, cilën nga Mirësitë e Zotit tuaj ju e mohoni?
74. Të cilat as njeri dhe as xhind nuk i ka prekur para tyre.
75. Atëherë pra, cilën nga Mirësitë e Zotit tuaj ju e mohoni?
76. Dhe pushojnë në jastekë të gjelbër dhe shtroje të bukura të begatshme.
77. Atëherë pra, cilën nga Mirësitë e Zotit tuaj ju (njerëz dhe xhinde) e mohoni?
78. I Lartësuar me Madhështi qoftë Emri i Zotit tënd (Allahut), Zotëruesi i Madhështisë dhe i Nderimit pa kufi.

## El Vakia - Ndodhia e Madhe

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

1. Kur të bjerë Ndodhia e Madhe (Dita e Kijametit),
2. Dhe atëherë nuk ka asnjë mohim të ardhjes së saj.
3. (Disa) do t'i ulë, (të tjerë) do t'i lartësojë. (Tefsir Ibn Kethir).
4. Kur toka të dridhet me dridhje të tmerrshme.
5. Dhe malet të bëhen pluhur.
6. Sa që do të bëhen grimca që fluturojnë.
7. Ndërsa ju do të jeni në tri palë (të ndarë në tri grupe).
8. Kështu, ata të Dorës së Djathtë (ata që do t'u jepet libri i veprave të tyre nga e djathta). Kush do të jenë ata të Dorës së Djathtë?
9. Dhe ata të Dorës së Majtë (ata që do t'u jepet libri i veprave të tyre nga e majta). Kush do të jenë ata të Dorës së Majtë?
10. Dhe ata më të parët e më të shquarit (në Besimin e Pastër Islam, në kryerjen e detyrave e të veprave më të mira në dynja dhe më të parët në thirrjen për të përqafuar Islamin) do të jenë më të parët e më të shquarit (në Xhennetin e Lartë).
11. Këta do të jenë ata më të afërtit tek Allahu.
12. Ndër Kopshtet e Kënaqësisë (në Xhennet).
13. Një shumicë (e këtyre më të shquarve) do të jenë nga brezat e parë.
14. Dhe një pakicë (e këtyre më të shquarve) do të jenë nga brezat e mëpastajmë.
15. (Ata do të jenë) në frone të thurur me ar e xhevahir.
16. Duke pushuar në to përballë njëri-tjetrit.
17. Do t'u shërbejnë djelmosha të pavdekshëm.
18. Me kupa, ibrigë dhe gota me pije të kulluar që rrjedh,
19. Nga e cila nuk do të kenë as dhimbje koke dhe as dehje.
20. Edhe fruta prej të cilëve mund të zgjedhin.
21. Edhe mishin e zogjve që të dëshirojnë.
22. Edhe Hyri me sy të mëdhenj të mrekullueshëm (për bashkëshorte për Muttekunët - për të përkushtuarit në Besimin e Pastër Islam).
23. Si të ishin perla të ruajtura mirë.
24. Shpërblim për atë që gjithnjë punuan.
25. Asnjë Lavg (fjalë e keqe, e ligë, bisedë e kotë e tallje) nuk do të dëgjojnë atje dhe as të folur me gjynahe (përgojim e shpifje).
26. Vetëm thënien: Selam! Selam! (Paqë mbi ju! Paqë mbi ju!).
27. Dhe ata të Dorës së Djathtë. Kush do të jenë ata të Dorës së Djathtë?

28. Do të jenë në Sidrin (pemë në kufirin më të lartë) pa gjemba,
29. Dhe ndër Talh (banane) me fruta palë-palë,
30. Dhe ndër hije të zgjatura,
31. Dhe pranë ujit që rrjedh paprerë,
32. Dhe frutave të bollshëm,
33. Që nuk ndërpriten nga stinët dhe jo larg e vështirë për t'u marrë,
34. Dhe në shtretër të lartë.
35. Vërtet që Ne i kemi krijuar ato (vashat) në një krijim të veçantë (formë të re).
36. Dhe ato i kemi bërë virgjëresha.
37. Të dashuruara (vetëm me bashkëshortët e tyre), të një moshe.
38. Për ata të Dorës së Djathtë.
39. Një shumicë e këtyre (të Dorës së Djathtë) do të jenë nga brezat e parë.
40. Edhe një shumicë e këtyre (të Dorës së Djathtë) do të jenë nga brezat e fundit.
41. Dhe ata të Dorës së Majtë. Kush do të jenë ata të Dorës së Majtë?
42. Në erën e egër përvëluese dhe ujin që vlon,
43. Dhe në hije të tymit të zi,
44. (Hije kjo) as e freskët e as e këndshme,
45. Vërtet që para saj ata qenë të kënaqur në luks,
46. Dhe të vendosur në mëkat të madh (duke i vënë shokë Allahut, duke adhuruar të tjerë në vend të Tij, duke bërë krime).
47. Dhe gjithnjë thoshin: "Kur të vdesim e të bëhemi pluhur e kocka, a do të ringjallemi atëherë me të vërtetë?
48. A edhe baballarët tanë të parë?"
49. Thuaju: "Sigurisht, të parët dhe të fundit.
50. Patjetër të gjithë të grumbulluar së bashku për Mbledhjen e përcaktuar të Një Dite të njohur.
51. Pastaj ju, për më tepër, me të vërtetë që ju të gabuarit, mohuesit (e Ringjalljes)!
52. Ju me të vërtetë që do të hani nga pema e Zekumit.
53. Pastaj me të do të mbushni barkun tuaj,
54. Dhe mbi gjithë atë, do të pini ujë që vlon.
55. Sa do të pini si deve të etura!"
56. I tillë do të jetë të kënaqurit e tyre në Ditën e Shpërblimit!
57. Ne ju krijuam ju, atëherë pse nuk besoni?
58. (Shihni pra!) Më tregoni pra farën (e njeriut) që ju e derdhni!
59. A jeni ju që e krijoni atë, apo jemi Ne Krijues?
60. Ne kemi përcaktuar vdekjen për ju të gjithë dhe Ne nuk jemi të paaftë e nuk na pengon gjë,
61. Që t'ju ndryshojmë formën juve dhe t'ju krijojmë në (forma) që ju s'i dini.
62. Dhe me të vërtetë që ju tashmë e dini formën e parë të krijimit (krijimin e Ademit). Pse atëherë nuk përkujtoni a të merrni mësim?
63. (Shihni pra!) Më tregoni pra farën që ju e mbillni në tokë!
64. A jeni ju që e bëni të rritet, apo jemi Ne Rritës?
65. Po të donim, Ne mund ta shkatërronim e ta bënim pluhur dhe ju do të ishi të brengosur (apo të lënë në habi), (Tefsir Ibn Kethir).
66. (Duke thënë): "Ne vërtet që jemi Mugremunë (të shkatërruar ose që humbëm paratë pa asnjë përfitim)! (Tefsir El-Kurtubi).
67. "Jo, në të vërtetë Ne ju lamë pa gjë!"
68. (Shihni pra!) Më tregoni pra ujin që ju e pini!
69. A jeni ju që e bëni të bjerë nga retë e shiut, apo jemi Ne Zbritës?
70. Po të donim, Ne vërtet që mund ta bënim atë të kripur (e të papijshëm). Pse atëherë nuk falënderoni (Allahun)?
71. (Shihni pra!) Më tregoni pra zjarrin që ju e ndizni!
72. A jeni ju që i bëni pemët të rriten, apo jemi Ne rritës?
73. Ne e kemi bërë atë Përkujtues (për Zjarrin e Xhehenemit) dhe mjet për udhëtarët.
74. Atëherë pra, lavdëro me lartësim Emrin e Zotit tënd, më të Madhit.
75. Kështu pra, Unë betohem për perëndimin e yjeve!
76. Dhe vërtet që është një betim i madh, veç sikur ta dinit.
77. Se ky është një Kur'an i nderuar.
78. Në një Libër të ruajtur mirë (tek Allahu mbi qiej në El-Leuh el-Mahfudh).

79. Të cilin askush nuk mund ta prekë veçse të pastërtit e të dëlirët (melekët).
80. (Ky Kur'an) Shpallje nga Zoti i Aleminit (Zoti i gjithë botëve, i gjithësisë dhe i gjithçkaje që gjindet në të, Zoti i njerëzve dhe i xhindeve).
81. A është fjalë e tillë sa që ju (mosbesimtarë) ta mohoni?
82. Dhe në vend (të falënderimit të Allahut) për Rizkun (mirësitë e furnizimin) që Ai u jep juve, përkundrazi ju e mohoni Atë (me mosbesim)!
83. Përse pra (nuk ndërhyni), kur (shpirti) arrin te gryka?
84. Dhe ju në çast vështroni.
85. Por Ne (Dija Jonë, Fuqia Jonë, melekët Tanë të dërguar të vdekjes që marrin shpirtin) jemi më afër tij se sa ju, por ju nuk shikoni. (Tefsir Et-Tabari).
86. Pse atëherë ju, - nëse jeni të përjashtuar nga dhënia llogari dhe shpërblimi, - pse nuk
87. E sillni prapë atë (shpirtin tek trupi i tij), nëse jeni që thoni të vërtetën?
88. Pastaj, në qoftë se ai (që po vdes) është prej Mukar-rebunëve (prej atyre që sillen afër tek Allahu),
89. Ai ka qetësim, edhe begati, edhe Kopshte të Kënaqësive (Xhennetin).
90. Dhe në qoftë se ai do të jetë prej atyre të Dorës së Djathtë,
91. Atëherë paqë dhe shpëtim (nga Ndëshkimi i Allahut) për ty nga ata të Dorës së Djathtë.
92. Por në qoftë se ai është prej atyre që mohojnë (ringjalljen), është prej të gabuarve (e Besimit të Pastër Islam),
93. Atëherë për të është të kënaqurit me ujë që vlon.
94. Dhe të djegurit e Zjarrit të egër flakërues.
95. Vërtet që kjo! Mu kjo është me sigurinë më të madhe e Vërteta e pakundërshtueshme.
96. Kështu pra, lavdëro me lartësim Emrin e Zotit tënd, më të Madhit.

## El Hadid - Hekuri

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

1. Gjithë ç'është në qiej dhe në tokë lavdërojnë Allahun dhe Ai është i Gjithëfuqishmi, më i Urti Gjithëgjykues.
2. I Tij është Mbizotërimi i qiejve dhe i tokës. Ai është që jep jetë dhe sjell vdekje dhe Ai është i Zoti për të bërë çdo gjë.
3. Ai është më i Pari (s'ka asgjë para Tij, Ai është i Pafillim) edhe më i Fundit (s'ka asgjë pas Tij, Ai është i Pambarim), edhe më i Larti (s'ka asgjë mbi Të), edhe më i Afërti (nuk ka gjë më të afërt se Ai, nuk ka asnjë pengesë ndërmjet Tij dhe krijesave të Tij). Dhe Ai është i Gjithëditur për çdo gjë.
4. Ai është i Cili krijoi qiejt dhe tokën në Gjashtë Ditë, pastaj Ai Isteva (u ngrit lart dhe qëndroi mbi) Arsh (Fronin e Tij Madhështor vërtet ashtu siç i shkon Madhështis së Tij). Ai di çfarë hyn në tokë, edhe çfarë del prej saj, edhe çfarë zbret nga qielli, edhe çfarë ngritet në të dhe Ai është me ju (me Dijen e Tij) kudo që të jeni. Dhe Allahu është Gjithëvëzhgues për gjithçka që ju punoni.
5. I Tij është Mbizotërimi i qiejve dhe i tokës dhe tek Allahu kthehen të gjitha çështjet (për vendim e gjykim).
6. Ai shkrin natën te dita (shkurton orët e natës dhe po aq i shton ditës) dhe Ai shkrin ditën te nata (shkurton orët e ditës dhe po aq i shton natës). Dhe Ai është i Gjithëditur për çfarë ka në gjokse.
7. Besoni Allahun dhe të Dërguarin e Tij (Muhammedin a.s.) dhe shpenzoni nga ajo për të cilën Ai ju ka bërë kujdestarë. Dhe të atillët prej jush të cilët besojnë dhe shpenzojnë (në Rrugën e Allahut), i tyre do të jetë shpërblim i madh.
8. E çfarë keni që nuk besoni në Allahun! Ndërkohë që i Dërguari (Muhammedi a.s.) ju fton të besoni Zotin tuaj dhe Ai vërtet që ka marrë besën tuaj, në qoftë se jeni besimtarë të vërtetë.
9. Ai është i Cili zbret Ajete të qarta (prova, shenja, Vargje, Shpallje) te robi i Tij (Muhammedi a.s.), me qëllim që t'ju nxjerrë ju nga errësira në dritë. Dhe vërtetë që Allahu është ndaj jush shumë Dashamirës, Mëshirëplotë.
10. E çfarë keni që nuk shpenzoni për Çështjen e Allahut? Ndërkohë Allahut i përket trashëgimia e qiejve dhe e tokës. Nuk janë njësoj ndërmjet jush ata që shpenzuan dhe luftuan para çlirimit (të Mekës). Të tillët janë në gradë më të lartë se ata që shpenzuan dhe luftuan më pas. Por për të gjithë Allahu ka premtuar të mira dhe Allahu është i Mirënjohur për gjithçka që ju punoni.

11. Kush është ai i cili do t'i japë Allahut një hua të mire e që Ai të mund t'ia shumëfishojë atë atij disa herë në të mirë të tij? Dhe (përveç kësaj) do të ketë një shpërblim të nderuar (Xhennetin).
12. Ditën kur do të shihni besimtarët dhe besimtaret, se si u prin ndriçimi përpara tyre dhe nga e djathta e tyre. (u thuhet:) Përgëzime për ju këtë Ditë! Kopshte të Begatë nën të cilët rrjedhin lumenj për të banuar ndër ta përgjithmonë! Me të vërtetë që ky është ai ngadhnjimi madhështor!
13. Ditën kur hipokritët dhe hipokritet do t'u thonë besimtarëve: "Na prisni edhe ne që të ndriçohemi prej dritës suaj!" Do t'u thuhet: "Kthehuni mbrapa në fund! Pastaj kërkoni ndonjë dritë!" Kështu do të vendoset ndërmjet tyre një mur me një portë në të. Brenda do të jetë mëshirë dhe jashtë do të jetë ndëshkim.
14. (Hipokritët nga jashtë) do t'u thërrasin (besimtarëve brenda): "A nuk qemë me ju?" Besimtarët do t'u përgjigjen: "Po! Por ju u udhëhoqët nga epshet; ju dëshironit shkatërrimin tonë; ju dyshuat (në Besim); ju u mashtruat nga dëshirat e rreme derisa erdhi Urdhëri i Allahut. Dhe juve ju mashtroi kryemashtruesi (Shejtani) për Allahun."
15. Kështu këtë Ditë, prej jush nuk pranohet ndonjë kompensim (për t'u liruar), as edhe prej atyre që mohuan. Vendbanimi juaj është Zjarri. Ai është vendi tamam për ju. Dhe vërtet sa përfundim i keq është ai."
16. A nuk ka ardhur koha për zemrat e atyre që besojnë (Allahun dhe të Dërguarin a.s.) të ndikohen nga Mesazhi Përkujtues i Allahut (Kur'ani) dhe nga ajo që u është shpallur nga e Vërteta (dhe të përkujtojnë Allahun), që të mos bëhen si ata të cilëve u janë dhënë Librat e Parë (si jehuditë e të krishterët) më përpara, për të cilët kaloi shumë kohë dhe zemrat e tyre u forcuan (u bënë gur)? Dhe shumica e tyre ishin Fasikunë (të pabindur, të panënshtruar ndaj Allahut duke kaluar çdo kufi).
17. Dijeni se Allahu i jep jetë tokës pas vdekjes së saj! Me të vërtetë që Ne i kemi bërë të qarta Ajetet (shenjat, treguesit, shpalljet) për ju, ashtu që të kuptoni.
18. Vërtet se ata që japin Sadaka dhe ato që japin Sadaka (japin Zekatin, japin lëmoshë e bamirësi të tjera) dhe lënë tek Allahu një hua të mirë, ajo do të shtohet shumëfish (në përfitim të tyre) dhe i tyri do të jetë shpërblimi i nderuar (Xhenneti).
19. Dhe ata që besojnë Allahun dhe të Dërguarit e Tij - këta janë Sad-dikunë (të sinqertit që besojnë Allahun Një të Vetëm dhe që pasojnë Pejgamberët) dhe Shehidët (dëshmorët në Rrugën e Allahut),- këta do të kenë shpërblimin e tyre. Por ata që mohojnë Ajetet Tona, mu këta do të jenë banorët e Zjarrit flakërues.
20. Dijeni se jeta e kësaj bote është vetëm lojë, kalim kohe në argëtim, stoli, mburrje e ndërsjellë mes jush dhe rivalitet për pasuri e fëmijë, tamam si bimësia pas shiut ku rritja e saj e kënaq bujkun; më pas ajo thahet dhe e shihni të zverdhet, pastaj ajo bëhet kashtë. Por në Jetën e Pastajme (është) dënim i ashpër (për mosbesimtarët e keqbërësit) dhe Falje nga Allahu dhe Kënaqësia e Tij (për besimtarët e mirëpunuesit). E jeta e kësaj bote është vetëm kënaqësi mashtruese.
21. Vraponi drejt Faljes nga Zoti juaj dhe drejt Xhennetit, gjerësia e të cilit është sa gjerësia e qiellit dhe e tokës, i përgatitur për ata që besojnë Allahun dhe të Dërguarit e Tij.
22. Asnjë fatkeqësi nuk bie në tokë ose mbi ju që të mos jetë e shkruar në Librin (e Vendimeve në El-Leuh El-Mahfudh) para se Ne ta sjellim atë në zbatim. Sigurisht që kjo për Allahun është e lehtë.
23. Me qëllim që ju të mos pikëlloheni për ato që s'mund t'i kapni dhe që ju të mos gëzoheni për shkak të asaj që ju është dhënë. Dhe Allahu nuk e do asnjë arrogant mendjemadh.
24. Ata që janë dorështrënguar – dhe që u këshillojnë edhe njerëzve të tjerë të jenë koprracë – (Allahu nuk ka nevojë për bamirësinë e tyre). Dhe kushdo që largohet (nga Besimi Islam), atëherë Allahu është vërtet më i Pasuri (i Lirë nga çdo nevojë), Zotëruesi i të gjitha lavdërimeve.
25. Tashmë Ne me të vërtetë që kemi sjellë të Dërguarit Tanë me tregues e prova të qarta dhe shpallëm me ta Shkrimet dhe Peshoren (drejtësinë), me qëllim që njerëzimi të përmbajë drejtësinë. Dhe Ne e kemi zbritur (nxorëm) hekurin në të cilin ka forcë të madhe (në çështjet e luftës), si edhe shumë përfitime për njerëzimin, me qëllim që Allahu të provojë kush është ai i cili do ta ndihmojë Atë (Fenë e Tij) dhe të Dërguarit e Tij në Gajb (pa e parë Atë). Vërtet që Allahu është Fuqiplotë, i Gjithëfuqishëm.
26. Dhe vërtet që Ne dërguam Nuhun dhe Ibrahimin dhe sollëm tek pasardhësit e tyre Pejgamberinë dhe Shkrimet (Hyjnore). Kështu prej tyre ka të drejtuar, por shumë prej tyre janë Fasikunë (të pabindur, të panënshtruar ndaj Allahut duke kaluar çdo kufi).

27. Pastaj Ne pas tyre çuam të Dërguarit Tanë dhe Ne dërguam Isain, birin e Merjemes dhe atij i dhamë Inxhilin. Dhe në zemrat e atyre që besuan dhe e ndoçën atë, sollëm dhembshuri e mëshirë. Por murgësinë të cilën ata ia mveshën vetes së vet, nuk e urdhëruam Ne, por ata vetë (e kërkuan), vetëm për të fituar me anë të saj Kënaqësinë e Allahut, ndërsa në të vërtetë ata nuk iu përmbajtën asaj me qëndrimin e merituar. Kësisoj Ne u dhamë atyre që besuan nga mesi i tyre shpërblimin e tyre (të merituar), por një shumicë e tyre janë Fasikunë (të pabindur, të panënshtruar ndaj Allahut, duke kaluar çdo kufi).
28. O ju që keni besuar (Musain, o ju jehudi; dhe Isain, birin e Merjemes, o ju të krishterë)! Kini frikë Allahun dhe besoni edhe të Dërguarin e Tij (Muhammedin a.s.). Ai do t'ju japë dy herë shpërblim nga Mëshira e Tij, dhe Ai do t'ju japë juve dritë me të cilën do të ecni (në Udhën e Drejtë) dhe Ai do t'ju falë ju. Dhe Allahu është gjithnjë Falës i Madh, Mëshirëplotë.
29. Kështu që ithtarët e Librave të Parë (jehuditë dhe të krishterët) ta marrin vesh mirë, se ata nuk kanë aspak ndonjë fuqi mbi Mirësitë e Allahut dhe se Mirësitë e Allahut janë (plotësisht të gjitha) në Dorën e Tij për t'i dhuruar ato mbi atë që Ai do. Dhe Allahu është Zotëruesi i Mirësive më të mëdha.

## El Muxhadilah - Debatuesja

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

### Pjesa 28

1. Vërtet që tashmë Allahu e dëgjoi fjalën e saj (Khaulah) e cila fjaloset me ty (O Muhammed) lidhur me bashkëshortin e saj (Aus bin Es-Samit) dhe ia çon ankimet e saj Allahut (duke iu lutur). Dhe Allahu i dëgjon argumentet mes ju të dyve. Vërtet që Allahu është Gjithëdëgjues, Gjithëshikues.
2. Ata prej jush të cilët i bëjnë bashkëshortet e tyre të paligjshme (Edh-Dhihar) për ta (duke u thënë atyre, 'ti je për mua si shpina e nënës sime'), ato nuk janë nënat e tyre. Askush nuk mund të jetë nënë e tyre përveç atyre të cilat i lindën. Dhe me të vërtetë që ata thonë një fjalë të urryer dhe një gënjeshtër. Dhe me të vërtetë që Allahu është Ai i Cili është Falës, gjithnjë Falës i Madh.
3. Dhe ata të cilët i bëjnë bashkëshortet e tyre të paligjshme (Edh-Dhihar) për ta dhe duan ta lirojnë vetveten nga ajo që kanë thënë, (shpagimi) në rast të tillë është të lirojnë një rob para se të prekin njëri-tjetrin. Ky është qortim për ju. Dhe Allahu është i Mirënjohur për gjithçka që ju punoni.
4. E ai i cili nuk gjen dot (para për të blerë dhe për të liruar një rob), duhet të agjërojë dy muaj njëri pas tjetrit para se ata të dy të prekin njëri-tjetrin. E për atë i cili nuk është në gjendje për këtë, ai duhet të ushqejë gjashtëdhjetë të varfër. Ky është një urdhër me qëllim që ju të keni Besim të plotë tek Allahu dhe tek i Dërguari i Tij. Këta janë kufijtë e vendosur nga Allahu. Dhe për mosbesimtarët është ndëshkimi i dhimbshëm.
5. Padyshim se ata që i kundërvihen Allahut dhe të Dërguarit të Tij, do të poshtërohen ashtu siç u poshtëruan ata para këtyre. Dhe Ne kemi zbritur tashmë Ajete (prova, shenja, shpallje) të qarta. Dhe për mohuesit ka ndëshkim poshtërues.
6. Ditën kur Allahu do t'i ringjallë ata të gjithë bashkë dhe t'i njoftojë ata për çfarë patën punuar. Allahu e ka në llogari atë, ndërsa ata e kanë harruar. Dhe Allahu është Gjithëdëshmues për çdo gjë.
7. A nuk e ke parë se Allahu është në Dijeni për gjithë ç'gjindet në qiej dhe gjithë ç'gjindet në tokë? Nuk ka Nexhva (bisedë e fshehtë) të tre (vetave) veçse Ai është i katërti i tyre (me Dijen e Tij dhe me Njohjen e Tij, Ai duke qenë mbi Arsh, mbi shtatë qiejt), edhe nuk ka pesë (të tillë) veçse Ai është i gjashti i tyre, edhe as për më pak se aq, edhe për as më shumë se aq, veçse Ai është me ta (me Dijen dhe Njohjen e Tij duke qenë në Dijeni të plotë për çdo gjë) kudo që të ndodhen. Pastaj Ai do t'i njoftojë ata në Ditën e Kijametit për gjithë ç'kanë bërë. Vërtet që Allahu është i Gjithëditur për çdo gjë.
8. A nuk i ke parë ata që ishin të ndaluar të mbanin bisedime të fshehta se si i kthehen përsëri asaj që e kanë të ndaluar dhe thurin kurthe e përbetime të gjithë së bashku për të bërë gjynahe të mëdha, poshtërsi e mosbindje ndaj të Dërguarit (Muhammedit a.s.)? Dhe kur vijnë tek ti, të përshëndesin me atë që Allahu nuk të përshëndet dhe (me vete) thonë: "Pse nuk na ndëshkon Allahu për çfarë themi?" Xhehenemi do të jetë i mjaftueshëm për ta dhe ata do të digjen në të. Dhe i keq vërtet është përfundimi i tillë!
9. O ju që keni besuar! Kur bisedoni mes veti fshehurazi, mos bisedoni për çka është gjynah, për poshtërsi dhe për mosbindje ndaj të Dërguarit, por bisedoni për El-Birr (drejtësi, besnikëri,

bindje, mirësi) dhe për Et-Takva (përkushtim, virtyte të larta, për të pasur frikë Allahun). Dhe kini frikë Allahun tek i Cili do të grumbulloheni.
10. Bisedat e fshehta janë vetëm nga shejtani (djalli) me qëllim që ai t'u sjellë dhimbje e pikëllim besimtarëve, por ai nuk mund t'i dëmtojë ata aspak, përveç se me Vullnetin e Allahut dhe tek Allahu pra, le të mbështeten besimtarët.
11. O ju që keni besuar! Kur ju thuhet të hapni vend nëpër kuvende, (hapuni dhe) bëni vend që Allahu t'ju bëjë vend (të gjërë në Mëshirën e Tij). Dhe kur ju thuhet të ngriheni (për falje, për Xhihad ose për çdo vepër të mirë), atëherë çohuni pra, që Allahu t'i lartësojë ata që besojnë dhe ata të cilëve u është dhënë dija në grada të larta. Dhe Allahu është i Mirënjohur për gjithçka që ju punoni.
12. O ju që keni besuar! Kur dëshironi të bisedoni me të Dërguarin në veçanti, atëherë jepni diçka për Sadaka (bamirësi e lëmoshë) para bisedës suaj. Ajo do të jetë më e mirë për ju dhe më e dëlirë për ju, por nëse nuk keni çka të jepni, atëherë nuk ka dyshim se Allahu është gjithnjë Falës i Madh, Mëshirëplotë.
13. A ju vjen keq të jepni Sadaka para se të bisedoni vetëm me të? Atëherë nëse nuk e bëni këtë - dhe Allahu ju ka falur ju,- atëherë pra, kryeni faljen e përcaktuar rregullisht dhe jepni Zekatin, dhe bindjuni Allahut dhe të Dërguarit të Tij. Allahu është i Gjithënjohur për gjithçka që ju punoni.
14. A nuk i ke parë ata (hipokritët) të cilët kanë miqësuar një popull (jehuditë) mbi të cilin është Zemërimi i Allahut? Ata betohen në gënjeshtër, ndërkohë që e dinë.
15. Allahu për ta ka përgatitur ndëshkim të ashpër. Vërtet e poshtër është ajo që ata kanë vepruar!
16. Ata i kanë bërë betimet e tyre perde (për veprimet e tyre të liga). Kësisoj ata ndalojnë (njerëzit) nga Udha e Allahut, kështu që do të kenë ndëshkim poshtërues.
17. Fëmijët e tyre dhe pasuria e tyre nuk do t'u vlejnë aspak ndaj Allahut. Ata do të jenë banorë të Zjarrit dhe aty do të jenë përgjithmonë.
18. Ditën kur Allahu do t'i ringjallë ata të gjithë bashkë (për llogarinë e tyre), ata do t'i betohen Atij ashtu siç ju betohen juve. Dhe mendojnë (me atë betim) të arrijnë diçka. Padyshim që ata janë gënjeshtarë!
19. Ata i ka mundur shejtani, kështu që ai i ka bërë të harrojnë kujtimin e Allahut. Ata janë palë e shejtanit, por ta dini se pala e shejtanit do të jenë të humburit.
20. Ata që i kundërvihen Allahut dhe të Dërguarit të Tij (Muhammedit a.s.), ata do të jenë më të ulëtit (më të poshtëruarit).
21. Allahu ka vendosur: "Nuk ka dyshim se Unë dhe të Dërguarit e Mi do të jemi fitimtarë." Vërtet që Allahu është Fuqiplotë, i Gjithëfuqishëm.
22. Ti nuk do të gjesh popull i cili beson në Allahun dhe në Ditën e Fundit, të bëjë miqësi me ata që i kundërvihen Allahut dhe të Dërguarit të Tij (a.s.), edhe sikur ata të ishin baballarët e tyre, apo bijtë e tyre, apo vëllezërit e tyre, apo të afërmit e tyre. Për të tillët Ai ka shkruar Besimin në zemrat e tyre dhe i ka forcuar me Ruh (dritë, udhëzim të vërtetë) nga Vetë Ai. Dhe Ne do t'i shtiem ata ndër Kopshte të Begatë nën të cilët rrjedhin lumenj për të banuar aty (përgjithmonë). Allahu është i Kënaqur me ta dhe ata janë (të kënaqur) me Të. Ata janë Pala e Allahut. Vërtet! Është Pala e Allahut që do të jenë ngadhënjyesit.

## El Hashr - Grumbullimi

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

1. Gjithë ç'është në qiej dhe gjithë ç'është në tokë lavdëron Allahun. Dhe Ai është i Gjithëfuqishmi, më i Urti Gjithëgjykues.
2. Ai është i nxorri mosbesimtarët nga ithtarët e Librave të Parë (jehuditë e Beni En-Nedir) nga shtëpitë e tyre që në grumbullimin e parë. Ju nuk menduat se ata mund të dilnin nga shtëpitë. Edhe ata menduan se fortesa e tyre do t'i mbronte ata prej Allahut! Por atyre u arriti (Ndëshkimi) Allahu andej nga nuk e prisnin dhe Ai u futi panik në zemrat e tyre ashtu që me duart e veta dhe me duart e besimtarëve i prishën shtëpitë e tyre. Merrni mësim pra, o ju që keni sy e shihni!
3. Dhe po të mos ishte se Allahu kishte përcaktuar shpërnguljen për ta, Ai padyshim që do t'i kishte ndëshkuar ata në këtë botë; dhe në Botën Tjetër për ta është dënimi i Zjarrit.
4. Këtë për shkak se ata iu kundëvunë Allahut dhe të Dërguarit të Tij dhe kushdo që kundërshton Allahun, atëherë padyshim që Allahu është i Rreptë në ndëshkim.

5. Çfarë ju (muslimanë) pretë nga pemët e hurmave (të armikut) apo i latë në këmbë pa i prerë, ishte me Lejen e Allahut dhe me qëllim që Ai t'i poshtërojë Fasikunët (të pabindurit, të panënshtruarit ndaj Allahut e që kalojnë çdo kufi në mosbesim).
6. Dhe çfarë Allahu i dha si plaçkë lufte të Dërguarit të Tij (Muhammedit a.s.) prej tyre, ju, për të, nuk bëtë fushatë as me kuaj e as me deve, por Allahu i bën të Dërguarit e Tij mbizotërues mbi kënd të dojë Ai. Dhe Allahu është i Zoti për të bërë çdo gjë.
7. Çfarë Allahu i dha si plaçkë lufte të Dërguarit të Tij (Muhammedit a.s.) nga banorët e qytezave - ajo është për Allahun dhe të Dërguarin e tij, si edhe për të afërmit e tij, për jetimët, El-Mesakin (të varfrit) dhe endacakun, me qëllim që ajo të mos bëhet rast për t'u përdorur nga të pasurit nga mesi juaj. Dhe çfarëdo që t'ju japë juve i Dërguari, atë merreni dhe çfarëdo që ai ua ndalon juve, hiqni dorë (prej saj) dhe kini frikë Allahun. Vërtet që Allahu është i Ashpër në ndëshkim.
8. (Ka gjithashtu një pjesë në këtë plaçkë) Për (Muhaxhirinët - muslimanët e shpërngulur nga Meka në Medine) të mërguarit e varfër, të cilët u përzunë nga shtëpitë e tyre për të kërkuar Mirësinë e Allahut dhe për të fituar Kënaqësinë e Tij, dhe për të ndihmuar Allahun (për t'i shërbyer e për të ndihmuar Islamin, Fenë e Tij) dhe të Dërguarin e Tij (Muhamedin a.s.). Padyshim që të këtillët janë të vërtetët.
9. Edhe ata të cilët para tyre patën shtëpitë e tyre (në Medine) dhe pranuan Besimin, - i duan ata që u shpërngulën tek ata dhe nuk kanë aspak zili në gjokset e tyre për atë që iu dhe atyre (nga plaçka e Beni-Nadir) dhe i parapëlqejnë ata (të shpërngulurit) mbi veten e tyre, edhe pse ata vetë kishin nevojë për të. Dhe kushdo që shpëton nga lakmia vetjake, tamam të këtillët do të jenë ngadhënjimtarët.
10. Dhe ata që erdhën pas tyre, thonë: "Zoti ynë! Na fal ne dhe vëllezërit tanë që qenë para nesh në Besim dhe mos na fut në zemrat tona asnjë grimcë urrejtje ndaj atyre që besuan. Zoti ynë! Vërtet që Ti je shumë Dashamirës, Mëshirëplotë."
11. A nuk i ke parë ti (O Muhammed) hipokritët që u thonë shokëve të tyre nga ithtarët e Librave të Parë të cilët mohuan e nuk besuan: "(Për Allah!) Nëse ju përzënë juve, vërtet që (edhe) ne do të dalim bashkë me ju dhe ne kurrë nuk do t'i bindemi ndokujt kundër jush; dhe nëse ju sulmojnë (në luftë), ne padyshim që do t'ju ndihmojmë juve"? Por Allahu padyshim që është Dëshmues se ata janë gënjeshtarë.
12. Është e sigurt se, në qoftë se ata (jehuditë) dëbohen, kurrë ata (hipokritët) nuk do të dalin me ta; dhe në qoftë se sulmohen, ata kurrë nuk do t'i ndihmojnë. Edhe nëse i ndihmojnë ata, ata (hipokritët) do t'u kthejnë shpinën, kështu që ata nuk do të fitojnë.
13. Me të vërtetë që ju (besimtarë) jeni më të frikshëm në gjokset e tyre (jehudive) se sa Allahu. Kjo për shkak se ata janë popull që nuk kuptojnë (Madhështinë dhe Gjithëfuqinë e Allahut).
14. Ata të gjithë së bashku nuk kanë guxim t'ju luftojnë, përveç se në qytezat e fortifikuara apo kur janë pas ndonjë muri. Armiqësia mes tyre është shumë e madhe. Mund të mendoni për ta se janë të bashkuar, por në realitet zemrat e tyre janë të ndara. Kjo ngaqë ata janë popull që nuk marrin vesh.
15. Ata janë si parardhësit e tyre fare pak kohë më parë (jehuditë e fisit Benu Kajnuka). Ata shijuan përfundimin e hidhur të veprimit të tyre dhe (në Botën Tjetër) kanë dënim të dhimbshëm.
16. (Aleatët e tyre, hipokritët i mashtruan) si shejtani kur i thotë njeriut: "Moho e mos e beso Allahun", por kur (njeriu) e mohon Allahun, (shejtani) i thotë: "Unë jam i lirë (i padetyruar) ndaj teje. Unë kam frikë Zotin e Gjithësisë!"
17. Kështu pra, fundi i të dyve do të jetë se ata do të jenë në Zjarr për të banuar atje. I tillë është shpërblimi i Dhalimunëve (politeistëve, keqbërësve, mohuesve të Njësisë së Allahut).
18. O ju që keni besuar! Kini frikë Allahun dhe përmbushni detyrimin ndaj Tij dhe le të shohë çdo njeri çfarë ka përgatitur për të nesërmen dhe kini frikë Allahun. Vërtet që Allahu është i Mirënjohur për gjithçka që ju bëni.
19. Dhe mos veproni si ata që e harruan Allahun (u bënë të pabindur ndaj Tij), dhe Allahu bëri që ata ta harrojnë vetveten e tyre (i la të harrojnë të bëjnë vepra të mira). Ata janë Fasikunët (të pabindurit, të panënshtruarit ndaj Allahut, e që kalojnë çdo kufi në mosbesim).
20. Nuk janë njësoj banorët e Zjarrit dhe banorët e Xhennetit. Janë banorët e Xhennetit që do të jenë ngadhënjyes.
21. Sikur ta kishim zbritur këtë Kur'an mbi një mal, sigurisht që do ta kishe parë atë të përulur e të thërrmuar nga frika e Allahut. Të tillë janë shembujt të cilët Ne ua sjellim njerëzve, në mënyrë që ata të mendojnë.

22. Allahu është Ai, veç të Cilit nuk ka të adhuruar tjetër të merituar, por vetëm Ai (La ilahe il-la Huve), i Gjithëdituri i Gajbit (i çdo të fshehte e të panjohure) dhe të shfaqurës (i çdo të njohure). Ai është i Gjithëmëshirshmi, Mëshirëploti.
23. Allahu është Ai (La ilahe il-la Huve) përveç të Cilit nuk ka të adhuruar tjetër të merituar, por vetëm Ai, Mbizotëruesi, i Shenjti, i Gjithëpërsosuri pa asnjë të metë, Gjithëdhuruesi i sigurisë (besimit), Gjithëvëzhguesi mbi krijesat e Tij, i Gjithëfuqishmi, Urdhëruesi i Papërballueshëm, më i Larti Suprem. Lavdi i qoftë Atij! I Lartë është Ai nga gjithë çfarë i mveshin dhe i shoqërojnë Atij!
24. Ai është Allahu, Gjithëkrijuesi, Shpikësi i Pashembullt i çdo gjëje, Formësuesi i gjithçkaje. Të Tij janë Emrat më të Bukur e më të Lartë. Gjithë ç'është në qiej dhe në tokë e lavdërojnë Atë. Dhe Ai është i Gjithëfuqishmi, më i Urti Gjithëgjykues.

## El Mumtahineh - Gruaja në provë

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

1. O ju që keni besuar! Në qoftë se ju keni dalë për t'u përpjekur për Çështjen Time dhe për të fituar Kënaqësinë Time, mos i bëni armiqtë e Mi dhe armiqtë e juaj (mosbesimtarët, politeistët) miq e shokë duke treguar dashuri ndaj tyre, ndërkohë që ata kanë mohuar çfarë ju ka ardhur juve nga e Vërteta (Kur'ani, Islami, i Dërguari i Allahut) dhe kanë dëbuar të Dërguarin (Muhammedin a.s.) dhe vetë ju (nga shtëpitë tuaja), vetëm për shkak se besoni Allahun, Zotin tuaj! Ju tregoni miqësi me ta në fshehtësi, ndërkohë që Unë jam i Gjithënjohur për gjithçka që ju fshehni ose shfaqni hapur. Dhe kushdo prej jush që e bën këtë, atëherë ai është larguar (tepër) larg nga Udha e Drejtë.
2. Sikur ata të fitonin epërsi mbi ju, ata do të silleshin ndaj jush si armiq dhe do të shtrinin duart e tyre dhe gjuhën e tyre me ligësi kundër jush; dhe ata duan që ju të bëheni mosbesimtarë.
3. As të afërmit tuaj, as fëmijët tuaj nuk do t'ju sjellin dobi juve Ditën e Ringjalljes. Ai do të gjykojë ndërmjet jush. Dhe Allahu është Gjithëvëzhgues për gjithçka që ju bëni.
4. Me të vërtetë që ka qenë një shembull të shkëlqyer për ju tek Ibrahimi dhe tek ata që ishin me të, kur i thanë popullit të tyre: "Vërtet që ne jemi të lirë prej jush dhe prej gjithçka që ju adhuroni në vend të Allahut; ne ju kemi hedhur poshtë ju dhe ndërmjet nesh dhe jush ka filluar armiqësi dhe urrejtje përgjithnjë, derisa të besoni në Allahun Një të Vetëm,"- me përjashtim të thirrjes së Ibrahimit, babait të vet: "Vërtet që do të kërkoj falje për ty (nga Allahu), por unë nuk kam asnjë fuqi për të bërë ndonjë gjë për ty para Allahut." "Zoti ynë! Vetëm tek Ti ne mbështetemi, vetëm tek Ti ne jemi kthyer me pendim dhe vetëm tek Ti është kthimi ynë i fundit.
5. Zoti ynë! Mos na bëj ne sprovë për mosbesimtarët dhe falna ne, O Zoti ynë! Vërtet Ti, vetëm Ti je i Gjithëfuqishmi, më i Urti Gjithëgjykues."
6. Me të vërtetë që tek ata pati shembull të shkëlqyer për ju që ta ndiqni, - për ata që shpresojnë (Takimin me) Allahun (për shpërblimin e Tij) dhe Ditën e Fundit. Dhe kushdo që kthen shpinën, atëherë padyshim që Allahu është më i Pasuri (i Lirë nga çdo nevojë), Zotëruesi i gjithë lavdërimeve.
7. Mbase Allahu mund të vendosë miqësi ndërmjet jush dhe atyre që ju i mbani si armiq. Allahu është i Zoti (për të bërë çdo gjë) dhe Allahu është gjithnjë Falës i Madh, Mëshirëplotë.
8. Allahu nuk ju ndalon që ju të bashkëpunoni në drejtësi e mirësi me ata të cilët nuk ju luftuan për çështje të fesë dhe nuk ju dëbuan nga shtëpitë tuaja. Vërtet që Allahu i do ata që bashkëpunojnë me barazi.
9. Janë vetëm ata të cilët ju luftuan ju për çështje të fesë dhe që ju kanë dëbuar nga shtëpitë tuaja si dhe që kanë ndihmuar për t'ju dëbuar ju, që Allahu jua ndalon juve të bëni shoqëri me ta. Dhe kushdo që shoqërohet me ta, atëherë të këtillët janë Dhalimunë (keqbërës që nuk i binden Allahut).
10. O ju që keni besuar! Kur gra besimtare vijnë tek ju si të shpërngulura, i provoni ato, ndonëse Allahu i njeh mjaft mirë për Besimin e tyre. Në qoftë se ju bindeni se ato janë besimtare të vërteta, atëherë mos i ktheni prapë te mosbesimtarët, sepse ato nuk janë (bashkëshorte) të ligjshme për mosbesimtarët dhe as mosbesimtarët nuk janë (bashkëshortë) të ligjshëm për ato. Por jepuni mosbesimtarëve atë (vlerë) që ata kanë shpenzuar për to (për Mahrin e tyre) dhe nuk do të jetë aspak gjynah për ju të martoheni me to, në qoftë se ju u keni paguar atyre Mahrin e tyre. Po kështu, mos i mbani mosbesimtaret për bashkëshorte dhe kërkoni atë që keni shpenzuar për to (për Mahr); dhe ata (mosbesimtarët) le të kërkojnë atë

që ata kanë shpenzuar. Ky është Gjykimi i Allahut. Ai gjykon mes jush dhe Allahu është i Gjithëditur, më i Urti Gjithëgjykues.
11. Dhe në qoftë se ndonjë prej bashkëshorteve tuaja, ka shkuar nga ju tek mosbesimtarët (si femohuese dhe ju u keni kërkuar atyre t'ju kthejnë Mahrin tuaj, por ata nuk kanë pranuar), pastaj ju keni shkuar më pas në fushatë lufte kundër tyre dhe keni fituar plaçkë; atëherë, paguani nga ajo plaçkë atyre të cilëve u kanë ikur gratë, vlerën e barabartë që patën shpenzuar (për Mahrin e tyre). Dhe kini frikë Allahun tek i Cili ju besoni.
12. O ti Pejgamber! Kur të vijnë tek ti besimtaret për të të dhënë besën e besimit: se ato nuk do të bashkojnë gjë në adhurim me Allahun, se nuk do të vjedhin, se nuk do të bëjnë Zina (marrëdhënie imorale të paligjshme), se nuk do t'i vrasin fëmijët e tyre, se nuk do të shpifin duke trilluar me qëllim gënjeshtër (duke i bërë të paligjshëm fëmijët që u përkasin burrave të tyre) dhe se nuk do të të kundërshtojnë ty në asnjë çështje Maëruf (të Besimit Islam dhe gjithë ç'përmban e ç'urdhëron ai), atëherë pranoje besën e tyre dhe lutju Allahut për t'i falur ato. Vërtet që Allahu është gjithnjë Falës i Madh, Mëshirëplotë.
13. O ju që keni besuar! Mos i merrni për miq e shokë njerëzit nga populli të cilët tërhoqën mbi veten e tyre Zemërimin e Allahut (jehuditë). Sigurisht që ata kanë humbur çdo shpresë për të fituar ndonjë mirësi në Jetën e Përtejme, tamam si edhe mohuesit që kanë humbur çdo shpresë për ata ndër varre (se nuk do të ringjallen Ditën e Ringjalljes).

## Es Saff - Rreshtimi

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

1. Gjithë ç'është në qiej dhe gjithë ç'është në tokë lavdëron Allahun. Dhe Ai është i Gjithëfuqishmi, më i Urti Gjithëgjykues.
2. O ju që keni besuar! Pse e thoni atë që nuk e bëni?
3. Më e urryera është tek Allahu ajo që ju të thoni atë që nuk e bëni.
4. Padyshim që Allahu i do ata që luftojnë në Rrugën e Tij të rreshtuar si të ishin një ndërtim solid.
5. Dhe (kujto) kur Musai i tha popullit të tij: "O populli im! Pse më fyeni e më zemëroni, ndërsa e dini mjaft mirë se unë jam i Dërguari i Allahut tek ju?" Kështu kur ata u larguan (nga Rruga e Allahut), Allahu ua largoi zemrat e tyre (nga Rruga e Vërtetë). Dhe Allahu nuk e udhëzon popullin Fasikun (të pabindur, të panënshtruar ndaj Allahut, që kalojnë çdo kufi në mosbesim).
6. Dhe (kujto) kur Isai, biri i Merjemes tha: "O Bijtë e Israilit! Unë jam i Dërguari i Allahut tek ju duke vërtetuar Teuratin që ka ardhur para meje dhe jam përgëzues i një të Dërguari që do të vijë pas meje, - emri i të cilit do të jetë Ahmed!" Por kur ai (Ahmedi, d.m.th., Muhammedi a.s.) erdhi tek ata me argumente të qarta, ata thanë: "Kjo është magji e qartë."
7. Dhe kush bën padrejtësi më të madhe se sa ai i cili shpif gënjeshtër ndaj Allahut, ndërsa ai ftohet në Islam? E Allahu nuk e udhëzon popullin Dhalimun (politeist, mosbesimtar e keqbërës).
8. Ata duan ta shuajnë Dritën e Allahut (Islamin, Kur'anin, Muhammedin a.s.) me gojët e tyre. Por Allahu do ta përmbushë Dritën e Tij edhe pse jobesimtarët e urrejnë (atë).
9. Ai është i Cili ka çuar të Dërguarin e Tij (Muhammedin a.s.) me udhëzimin dhe fenë e së vërtetës (Islamin), për ta shpallur atë ngadhënjyese (e mbi të gjitha fetë e tjera), edhe pse Mushrikët (politeistët e çdo lloji) e urrejnë (atë).
10. O ju që keni besuar! A t'ju udhëzoj te një marrëveshje (tregti) e cila do t'ju shpëtojë ju nga një ndëshkim i dhimbshëm?
11. Të besoni Allahun dhe të Dërguarin e Tij (Muhammedin a.s.) dhe të përpiqeni e të luftoni për Kauzën e Allahut me pasurinë tuaj dhe me jetën tuaj. Kjo do të ishte më e mira për ju, veç sikur ta dinit!
12. (Po të vepronі kështu) Ai do t'ju falë juve gjynahet tuaja dhe do t'ju shtjerë ndër Kopshtet e Begatë nën të cilët rrjedhin lumenj dhe në banesat e këndshme në Kopshtet e Adnit (e Përjetësisë së Xhennetit). Ky është me të vërtetë ai ngadhënjimi madhështor.
13. Edhe mirësi të tjera të cilat ju i doni (Ai do t'ua japë): Ndihmë nga Allahu (kundër armiqve tuaj) dhe fitore të afërt. Dhe përgëzoi besimtarët.
14. O ju që keni besuar! Jini ndihmues të (Çështjes së) Allahut siç u tha Isai, biri i Merjemes Havarijunëve (besimtarëve të tij të sinqertë): "Kush janë ndihmuesit e mi tek Allahu (për Kauzën e Tij)?" Havarijjunët i thanë: "Ne jemi ndihmuesit e Allahut!" Pastaj një palë nga Beni Israilët (Bijtë e Israilit) besuan dhe një palë mohoi e nuk besoi. Kësisoj Ne u dhamë fuqi atyre që besuan kundër armiqve të tyre dhe ata u bënë ngadhënjimtarët.

# El Xhumuah - E Xhumaja

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

1. Gjithë ç'është në qiej dhe gjithë ç'është në tokë lavdërojnë Allahun, Mbretëruesi i Papërballueshëm, i Shenjti, i Gjithëfuqishmi, më i Urti Gjithëgjykues.
2. Ai është i Cili çoi mes analfabetëve një të Dërguar (Muhammedin a.s.) nga vetë mesi i tyre duke u kënduar atyre Vargjet e Tij, duke i pastruar ata (nga ndytësia e mosbesimit dhe e politeizmit) duke u mësuar atyre Librin (Kur'anin, Islamin dhe ligjet e tij) dhe Hikmetin (Sunnetin - urtësinë e të Dërguarit të Allahut, rrugën, sjelljen dhe vënien në jetë të Ligjit të Allahut sipas shembullit të tij a.s.). Dhe vërtet që më parë ishin në gabim e humbje të qartë.
3. Dhe Ai e ka dërguar atë (Muhammedin a.s.) edhe tek të tjerë prej atyre (muslimanëve) të cilët akoma nuk u janë bashkuar atyre, por ata do të vijnë. Dhe Ai është i Gjithëfuqishmi, më i Urti Gjithëgjykues.
4. Kjo është Mirësia e Allahut të cilën Ai e dhuron mbi kë të dojë Ai. Dhe Allahu është Zotëruesi i Mirësive të Mëdha.
5. Shembulli i atyre të cilëve iu besua Teurati, por të cilët më pas nuk e zbatuan atë, është si shembulli i gomarit i cili është i ngarkuar rëndë me libra (por që në të vërtetë s'përfiton gjë prej tyre dhe nuk i kupton ata). Sa i keq është shembulli i atyre njerëzve të cilët mohojnë Ajetet (provat, shenjat, shpalljet) e Allahut. Dhe Allahu nuk e udhëzon popullin Dhalimun (politeist, mosbesimtar e keqbërës).
6. Thuaj (O Muhammed): "O ju jehudi! Nëse pretendoni se ju jeni më të afërmit e Allahut në përjashtim të të gjithë pjesës tjetër të njerëzimit, atëherë dëshirojeni vdekjen nëse jeni të vërtetë (për atë që thoni)."
7. Por ata kurrë nuk do ta dëshironin atë, për shkak të atyre veprave që kanë përgatitur duart e tyre para tyre! Dhe Allahu i njeh mirë Dhalimunët (politeistët, mosbesimtarët, keqbërësit).
8. Thuaju (atyre): "Sigurisht që vdekja prej së cilës ju ikni, ka për t'ju zënë, pastaj do të ktheheni prapë tek (Allahu) i Gjithëdituri i së fshehtës dhe i së shfaqurës dhe Ai do t'ju tregojë juve çfarë keni punuar."
9. O ju që keni besuar (muslimanë)! Kur të bëhet thirrja për falje Ditën e Xhuma, nxitoni me zell te përkujtimi i Allahut (Khutbah - ligjërata e Xhumasë dhe falja e këtij namazi) dhe lëreni tregtinë (dhe çdo punë tjetër). Kjo është më e mira për ju, veç sikur ta dinit!
10. Pastaj kur të mbarojë falja, atëherë shpërndahuni në tokë dhe kërkoni Mirësitë e Allahut (me punë të ndryshme) dhe kujtojeni shumë Allahun që të mund të jeni të fituar.
11. Dhe kur ata shohin ndonjë tregti ose ndonjë qejf, vërsulen atje duke vënë kokën përpara drejt saj dhe të lënë ty në këmbë. Thuaju: "Ajo që është me Allahun, është shumë më e mirë se çdo kënaqësi e tregti! Dhe Allahu është Dhuruesi më i Mirë i begative."

# El Munafikune - Hipokritët

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

1. Kur vijnë Munafikët (njerëzit me dy fytyra, hipokritët) tek ti, thonë: "Ne dëshmojmë se ti vërtet je i Dërguar i Allahut." Allahu e di se ti je vërtet i Dërguari i Tij dhe Allahu dëshmon se hipokritët janë me të vërtetë gënjeshtarë.
2. Ata i kanë bërë betimet e tyre mbulesë (për dyfytyrësinë e tyre). Kështu ata pengojnë (njerëzit) nga Udha e Allahut. Vërtet e poshtër është ajo që ata bënin.
3. Kjo sepse ata besuan, pastaj mohuan, kësisoj zemrat e tyre janë vulosur, kështu që ata nuk kuptojnë.
4. Kur i sheh, trupi i tyre ju kënaq; dhe kur të flasin, i dëgjon fjalët e tyre. Ata janë si trungjet e zgavruar e të mbështjellur. Ata mendojnë se çdo thirrje është kundër tyre. Ata janë armiqtë, pra ruajuni prej tyre. Allahu i mallkoftë! Si shmangen nga Rruga e Allahut!
5. Dhe kur u thuhet atyre: "Ejani, që i Dërguari i Allahut t'i kërkojë falje Allahut për ju", ata kthejnë kokën mënjanë dhe do t'i shohësh të kthejnë fytyrën me kryelartësi.
6. Është njësoj për ta nëse ti (O Muhammed) kërkon falje për ta ose nuk kërkon falje për ta, Allahu kurrë nuk do t'i falë ata. Vërtetë që Allahu nuk e udhëzon popullin Fasikun (të pabindur, të panënshtruar ndaj Allahut).
7. Ata janë të cilët thonë: "Mos shpenzoni për ata të cilët janë me të Dërguarin e Allahut, derisa ata ta braktisin atë." Por, Allahut i përkasin thesarët e qiejve dhe të tokës, ndonëse hipokritët nuk kuptojnë.

8. Ata (hipokritët) thonë: "Kur të kthehemi në Medine, padyshim që më i nderuari (Abdullah bin Saul, prijës i hipokritëve në Medine) do ta dëbojë që andej më të ulëtin (të Dërguarin e Allahut)." Por nderimi, fuqia dhe lavdia i përkasin Allahut, të Dërguarit të Tij dhe besimtarëve, por hipokritët nuk e dinë.
9. O ju që keni besuar! Mos t'jua largojnë vëmendjen nga kujtimi i Allahut pasuritë tuaja dhe fëmijët tuaj. Dhe kushdo që e bën këtë, atëherë ata janë të humburit.
10. Dhe shpenzoni (në bamirësi) nga ajo me të cilën Ne ju kemi furnizuar, para se ndonjërit prej jush t'i vijë vdekja e të thotë: "Zoti im! Veç sikur të më jepje fare pak kohë (të kthehesha në jetën e dynjasë), se do të jepja Sadakanë (Zekatin dhe bamirësi tjetër) nga pasuria dhe të isha prej të drejtëve (të punoja në Rrugën Tënde)."
11. Dhe Allahu nuk ia shtyn askujt afatin kur t'i vijë Exheli (koha e përcaktuar, vdekja). Dhe Allahu është i Mirënjohur për gjithçka që ju bëni.

# Et Tagabun - Humbja dhe fitimi i palëve

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

1. Gjithë ç'është në qiej dhe gjithë ç'është në tokë lavdëron Allahun. I Tij është Mbizotërimi dhe Atij i takojnë gjithë lavdërimet dhe falënderimet dhe Ai është i Zoti për të bërë çdo gjë.
2. Ai është i Cili ju krijoi ju, pastaj disa prej jush janë mosbesimtarë dhe disa prej jush janë besimtarë. Dhe Allahu është Gjithëvëzhgues për çdo gjë që ju punoni.
3. Ai ka krijuar qiejt dhe tokën me të vërtetën, dhe Ai ju dha formë juve, duke e përkryer formën tuaj dhe tek Ai është Kthimi i fundit.
4. Ai di ç'farë ka në qiej dhe në tokë dhe Ai di çfarë ju fshihni dhe çfarë ju shfaqni. Dhe Allahu është i Gjithëditur për çfarë gjindet në gjokse (të njerëzve).
5. A nuk ju ka ardhur juve njoftimi i atyre që mohuan më përpara? Dhe kështu ata shijuan përfundimin e hidhur të mosbesimit të tyre dhe për ta është ndëshkimi i dhimbshëm.
6. Qe ashtu për shkak se atyre u shkuan të Dërguarit e tyre me argumente të qarta, por ata thanë: "A thjesht njerëz do të na udhëzojnë ne?" Kështu ata mohuan dhe u larguan (nga e vërteta) dhe Allahu nuk kishte nevojë (për ta). Dhe Allahu është më i Pasuri (i Lirë nga çdo nevojë), i Merituar për të gjitha lavdërimet.
7. Ata që nuk besuan, mendojnë se kurrë më nuk do të ringjallen. Thuaju: "Po! Për Zotin tim! Ju padyshim që do të ringjalleni, pastaj ju do të njoftoheni për ç'farë punuat dhe kjo është mjaft e lehtë për Allahun."
8. Kështu që besoni pra Allahun dhe të Dërguarin e Tij, dhe në Dritën (Kur'anin) të cilin Ne e kemi zbritur. Dhe Allahu është i Mirënjohur për gjithçka që ju bëni.
9. (Dhe kujtoni) Ditën kur Ai do t'ju mbledhë ju të gjithëve Ditën e Grumbullimit, - ajo do të jetë Dita e humbjes dhe e fitores së palëve. Dhe kushdo që beson Allahun dhe punon mirësi e drejtësi, Ai do t'i fshijë prej tij gjynahet e tij dhe do ta fusë atë në Kopshtet e Xhennetit nën të cilin rrjedhin lumenj për të banuar ndër ta përgjithmonë; ky do të jetë ngadhënjimi madhështor.
10. Por ata që nuk besuan (në Njësinë e Allahut, në Islam) dhe që mohuan Ajetet (provat, shenjat, shpalljet) Tona, ata do të jenë banorët e Zjarrit për të banuar në të përgjithmonë. Dhe vërtet i keq është përfundimi i tillë.
11. Asnjë fatkeqësi nuk bie, por veçse me Lejen e Allahut dhe kushdo që beson Allahun, Ai e udhëzon zemrën e tij (drejt Besimit të vërtetë) dhe Allahu është i Gjithëditur për çdo gjë.
12. Bindjuni Allahut dhe bindjuni të Dërguarit (Muhammed a.s.), por nëse ju largoheni, atëherë detyrë e të Dërguarit Tonë është vetëm të shpallë qartë (Mesazhin).
13. Allahu! La ilahe il-la Huve (askush nuk meriton, nuk ka të drejtë e nuk duhet të adhurohet përveç Atij) dhe vetëm tek Allahu le të mbështeten besimtarët.
14. O ju që keni besuar! Vërtet që ndër bashkëshortet tuaja dhe ndër fëmijët tuaj ka armiq për ju (mund t'ju largojnë e t'ju ndalojnë nga bindja e nënshtrimi ndaj Allahut), atëherë pra, jini të vetëdijshëm për ta! Por nëse ju i ndjeni dhe i falni (gabimet e tyre), atëherë vërtet që Allahu është gjithnjë Falës i Madh, Mëshirëplotë.
15. Pasuria juaj dhe fëmijët tuaj janë vetëm sprovë, ndërsa Allahu - tek Ai është shpërblimi i madh (Xhenneti).
16. Kini pra frikë Allahun dhe përmbushni detyrimin e Tij sa të mundeni; dëgjoni dhe binduni dhe shpenzoni në mirësi, kjo është më e mira për veten tuaj. Dhe kushdo që shpëton nga lakmia e nepsit të vet, atëherë këta janë të fituarit.

17. Nëse lini tek Allahu një borxh të mirë (shpenzoni në Rrugën e Tij), Ai do t'a dyfishojë atë për ju dhe do t'ju fal ju. Dhe Allahu është më i Pari të pranojë e të çmojë veprat e mira dhe të shpërblejë për to, më i Duruari.
18. Gjithënjohësi i së fshehtës dhe i së shpallurës, i Gjithëfuqishmi, më i Urti Gjithëgjykues.

## Et Talak - Shkurorëzimi

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

1. O ti Pejgamber! Kur t'i ndani gratë, i ndani ato në Iddahin tyre (në kohën e pastërtisë së tyre) dhe e llogaritni siç duhet Iddahin e tyre. Dhe kini frikë Allahun, Zotin tuaj dhe mos i nxirrni ato nga shtëpitë e bashkëshortëve të tyre, as ato (vetë) të mos largohen, përveç rastit kur janë fajtore për Zina (marrëdhënie të paligjshme imorale) të hapur. Dhe këta janë kufijtë e përcaktuar të Allahut dhe kushdo që i kalon kufijtë e përcaktuar të Allahut, atëherë me të vërtetë që ai e ka dëmtuar veten. Ti (që do të ndash bashkëshorten tënde) nuk e di, mbase mund të jetë që Allahu do të sjellë më pas një gjë të re të vijë (d.m.th. ta kthejë atë përsëri, nëse ka qenë hera e parë ose e dytë e divorcit).
2. Pastaj kur t'i afrohen ato mbarimit të afatit të tyre të përcaktuar, atëherë ose i merrni ato prapë me sjellje të mirë, ose ndahuni me to me sjellje të mirë dhe zgjidhni dëshmues dy njerëz të drejtë nga mesi juaj (i muslimanëve) dhe vendosni dëshminë për Allahun. Kështu këshillohet ai që i beson Allahut dhe Ditës së Fundit. Dhe kushdo që ka frikë Allahun dhe përmbush detyrimin ndaj Tij, Ai do të sjellë rrugë për të për të dalë (nga çdo vështirësi).
3. Dhe Ai do t'i sjellë atij Rizk (furnizim e të mira) prej nga ai as nuk mund ta mendonte. Dhe kushdo që mbështetet e vë shpresat tek Allahu, atëherë Ai do t'i mjaftojë atij plotësisht. Padyshim që Allahu do t'ia përmbushë qëllimin atij. Sigurisht që Allahu ka vendosur masë për çdo gjë.
4. Dhe ato nga gratë tuaja që kanë kaluar moshën e të përmuajshmeve, për to El-Iddah (koha e përcaktuar e pritjes), në qoftë se ju dyshoni (për ciklin e tyre), është tre muaj, e kështu edhe për ato që ende nuk kanë cikël (janë akoma të papjekura), afati i tyre është po kështu tre muaj. Dhe për ato që janë me barrë (nëse ndahen ose vdes bashkëshorti), afati i tyre është derisa ato të lirohen nga barra dhe kushdo që ka frikë Allahun dhe plotëson detyrimin ndaj Tij, Ai do t'ia bëjë atij çështjen të lehtë.
5. Ky është Urdhërimi i Allahut të cilin Ai e ka zbritur tek ju dhe kushdo që ka frikë Allahun dhe përmbush detyrimin ndaj Tij, Ai do t'ia fshijë atij gjynahet dhe do t'ia shtojë atij shpërblimin.
6. Strehoni ato (gratë e ndara) aty ku banoni ju sipas mundësisë (pasurisë) suaj dhe mos u sillni ndaj tyre në atë mënyrë që t'i lëndoni e t'i detyroni të largohen. Dhe në qoftë se janë me barrë, atëherë shpenzoni për ta derisa ato të lirohen nga barra. Pastaj nëse ato u japin qumësht fëmijëve tuaj për ju, atëherë jepuni atyre shpërblimin e duhur dhe le të pranojë secili prej jush këshillën e tjetrit në drejtësi. Por nëse ju sillni vështirësi për njëri-tjetrin, atëherë çfarëdo grua tjetër mund t'i japë gji (fëmijës) për të (për llogari të babait të fëmijës).
7. I pasuri le të shpenzojë sipas pasurisë së tij dhe ai, burimet e të cilit janë të kufizuara, le të shpenzojë sipas asaj që atij i ka dhënë Allahu. Allahu nuk rëndon kënd përmbi atë që Ai i ka dhënë atij. Allahu do të sigurojë pas vështirësisë, lehtësi.
8. Dhe shumë nga qytetet ngritën krye kundër Zotit të tyre dhe të Dërguarve të Tij; dhe Ne i bëmë llogari të ashpër (dënim në këtë jetë) dhe Ne do ta dënojmë me ndëshkim të tmerrshëm (në Xhehenem në Jetën Tjetër).
9. Kështu ai (qytet) shijoi përfundimin e hidhur të mosbesimit të tij dhe pasojë e mosbesimit të tij qe humbja (shkatërrimi në këtë botë dhe ndëshkimi i përhershëm në Jetën e Pastajme).
10. Allahu ka përgatitur për ta ndëshkim të ashpër. Kini pra frikë Allahun dhe përmbushni detyrimin ndaj Tij, o njerëz të brumosur me mendje të shëndoshë që keni besuar! Tashmë Allahu me të vërtetë që ju ka zbritur juve Përkujtues (Kur'anin).
11. (Ai ju ka çuar juve) të Dërguarin (Muhammedin a.s.) i cili ju këndon juve Vargjet e Allahut (Kur'anin), që përmbajnë shtjellime të qarta, me qëllim që Ai të nxjerrë ata që besojnë dhe punojnë mirësi e drejtësi nga errësira në dritë. Dhe kushdo që beson Allahun dhe punon mirësi e drejtësi, Ai do ta shtie atë në Kopshtet e Xhennetit nën të cilët rrjedhin lumenj për të banuar aty përgjithmonë. Allahu vërtet që i ka siguruar atij Rizkun (furnizimin e mirësinë) më të shkëlqyer.
12. Allahu është i Cili ka krijuar shtatë qiej dhe nga toka po të tilla (shtatë). Urdhërimi i Tij zbret ndërmjet tyre (qiejve dhe tokave), që ju ta dini se Allahu ka Zotërim përmbi çdo gjë dhe se Allahu rrethon e përfshin gjithçka në Gjithëdijen (e Tij).

# Et Tahrim - Ndalimi

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

1. O ti Pejgamber! Pse e bën (për vete) Haram (të ndaluar, të paligjshme) atë që Allahu e ka bërë të ligjshme për ty duke kërkuar t'u bësh qejfin grave të tua? Dhe Allahu është gjithnjë Falës i Madh, Mëshirëplotë.
2. Allahu tashmë ka përcaktuar për ju (o njerëz) zgjidhjen e betimeve tuaja. Dhe Allahu është Meula (Zot e Ruajtës) i juaj dhe Ai është i Gjithëdituri, më i Urti Gjithëgjykues.
3. Dhe (kujto) kur Pejgamberi i tregoi një çështje në besim njërës prej bashkëshorteve të tij (Hafsës), kështu që kur ajo ia dëftoi atë (një tjetre, Aishah), Allahu ia bëri të njohur këtë atij (Pejgamberit a.s.) dhe ai njoftoi diçka prej saj dhe la diçka. Pastaj kur ai (Pejgamberi) i tregoi asaj (Hafsës) për të, ajo i tha: "Kush ta tha ty këtë?" Ai tha: "Ma njoftoi atë i Gjithëdituri, Gjithënjohësi (Allahu)."
4. Nëse ju të dyja (gra të Pejgamberit a.s., përkatësisht Aishah dhe Hafsah r.a.) i ktheheni me pendim Allahut (është më mirë për ju), vërtet që zamrat tuaja janë aq të prirura (t'i kundëvihen Pejgamberit a.s. në atë që pëlqen), por nëse ju e ndihmoni njëra-tjetrën kundër tij (Muhammedit a.s.), atëherë sigurisht që Allahu është Meula (Zot e Ruajtës) i tij, edhe (Meleku) Xhibrili, edhe të drejtët nga radhët e besimtarëve - dhe akoma më tej, melekët - janë ndihmuesit e tij.
5. Nëse ai ju ndan juve (të gjithave), Zoti i tij do t'i jepte atij në vend tuajin bashkëshorte më të mira se ju,- muslimane (që i nënshtrohen Vullnetit dhe Ligjit të Allahut), besimtare, të bindura ndaj Allahut, penduese tek Allahu, adhuruese me gjithë zemër të Allahut, agjëruese dhe emigruese (për Hir të Allahut), të martuara më parë ose të dëlira.
6. O ju që keni besuar! Shmanguni dhe largoni prej vetes suaj dhe prej familjeve tuaja një Zjarr, lënda djegëse e të cilit janë njerëzit dhe gurët, mbi të cilin janë (caktuar) melekë të vrazhdë e të ashpër të cilët nuk kundërshtojnë Urdhërimet që marrin prej Allahut, por zbatojnë atë që u është urdhëruar.
7. (Do t'u thuhet në Jetën Tjetër): "O ju që mohuat e nuk besuat! Mos bëni asnjë shfajësim sot! Ju po shpërbleheni vetëm për atë që patët vepruar."
8. O ju që keni besuar! Kthejuni Allahut me një pendim të çiltër e të vërtetë! Mundet që Zoti juaj t'ju lirojë ju nga gjynahet tuaja dhe t'ju bëjë të hyni në Kopshtet e Begatë nën të cilët rrjedhin lumenj - Ditën kur Allahu nuk do ta turpërojë Pejgamberin (Muhammedin a.s.) dhe ata që besuan me të. Ndriçimi i tyre do të vrapojë përpara tyre dhe (me Librin e veprave të tyre) në duar, ata do të thonë: "Zoti ynë! Na e bën të përkryer Dritën tonë për ne dhe na fal ne. Vërtet që Ti je i Zoti për të bërë gjithçka."
9. O ti Pejgamber! Lufto fort kundër mosbesimtarëve mohues dhe hipokritëve dhe qëndro ashpër ndaj tyre! Dhe përfundimi i përhershëm i tyre do të jetë Xhehenemi, - dhe vërtet që i keq është përfundimi i tillë.
10. Allahu sjell një shembull për ata që nuk besojnë: bashkëshorten e Nuhut dhe bashkëshorten e Lutit. Ato ishin nën dy nga robët Tanë të drejtë, por ato të dyja i tradhëtuan, kështu që ata (Nuhu a.s. dhe Luti a.s.) nuk u vlejtën atyre (grave të tyre) aspak ndaj Allahut dhe atyre (të dyjave) iu tha: "Hyni të dyja në Zjarr me të gjithë ata që hyjnë atje!"
11. Dhe Allahu sjell një shembull për ata që besojnë: bashkëshorten e Faraonit, kur ajo tha: "Zoti im! Më ndërto mua tek Ti një shtëpi në Xhennet dhe më shpëto mua nga Faraoni dhe puna e tij, (si) dhe më ruaj mua nga njerëzit Dhalimunë (politeistë, mohues të Allahut, keqbërës)."
12. Edhe Merjemen, bijën e Imranit, e cila e ruajti dëlirësinë e saj; dhe Ne frymë (në mëngën e rrobes së saj) me anë të Ruhut (Melekut Xhibril) Tonë dhe ajo dëshmoi për vërtetësinë e Fjalëve të Zotit të saj (besoi Fjalët e Allahut: "Bëhu!" dhe ai qe bërë - Isai, biri i Merjemes, i Dërguari i Allahut), (besoi) edhe Librat e Tij dhe qe prej Kanitinëve (prej robëve dhe të përkushtuarve të nënshtruar ndaj Allahut).

# El Mulk – Mbisundimi

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

**Pjesa 29**

1. I Lartësuar me Madhështi qoftë Ai, në Dorë të të Cilit është Mbisundimi dhe Ai është i Zoti për të bërë çdo gjë.

2. I Cili ka krijuar vdekjen dhe jetën, me qëllim që të provojë kush nga ju është më i miri në vepra. Dhe Ai është i Gjithëfuqishmi, gjithnjë Falësi i Madh.
3. I Cili ka krijuar shtatë qiejt të renditur një përmbi një: ju nuk mund të shihni asnjë gabim në Krijimin e të Gjithëmëshirshmit. Kthe pra shikimin përsëri: "A mund të shohësh ndonjë të çarë?"
4. Pastaj hidhe shikimin përsëri dhe përsëri; vështrimi juaj do t'ju kthehet tek ju në një gjendje të turbulluar, të poshtëruar e të molisur.
5. Dhe vërtet që Ne e kemi zbukuruar qiellin më të afërt me drita dhe Ne i kemi bërë drita të tilla gjuajtëse për të larguar shejtanët; dhe për ta Ne kemi përgatitur ndëshkimin e Zjarrit flakërues.
6. Dhe për ata të cilët nuk besojnë Zotin e tyre (Allahun), është ndëshkimi i Xhehenemit, - dhe vërtet fund i keq (është) fundi i tillë!
7. Kur ata të flaken në të, ata do ta dëgjojnë të marrë frymë (tmerrësisht) duke u djegur në flakë.
8. Ai pothuaj shpërthen me vrull. Çdo herë që hidhet në të një grup, ruajtësi i tij do të pyesë: "A nuk erdhi tek ju këshillues?"
9. Ata do të thonë: "Po, sigurisht! Vërtet që një këshillues na erdhi neve, por ne e përgënjeshtruam atë dhe thamë: 'Allahu as që ka zbritur gjë (shpallje të Tij), ndërsa ju jeni në gabim të madh'."
10. Dhe do të thonë: "Veç sikur të kishim dëgjuar ose të kishim menduar, ne nuk do të kishim qenë mes banorëve të Zjarrit flakërues!"
11. Pastaj ata do të dëshmojnë mëkatin e tyre. Kështu pra, larg prej banorëve të Zjarrit flakërues!"
12. Vërtet se ata që e kanë frikë Zotin e tyre në Gajb (pa e parë Atë), për ta do të ketë falje dhe shpërblim të madh (në Xhennet).
13. Dhe nëse ju e mbani fshehtë fjalën tuaj, apo e nxirrni hapur atë, padyshim që Ai është i Gjithëditur për gjithçka në gjokse (të njerëzve).
14. A nuk e di Ai i Cili ka krijuar? Dhe Ai është më i Buti dhe më Dashamirësi (ndaj robëve të Tij), i Mirënjohuri për çdo gjë.
15. Ai është i Cili e ka bërë tokën të dobishme dhe të përshtatshme për ju, kështu që ecni nëpër rrugë dhe hani nga Rizku (të mirat e furnizimi) i Tij dhe tek Ai do të jetë Ringjallja.
16. Apo ndjeheni të sigurt se Ai i Cili është mbi qiell (Allahu), nuk do ta bëjë tokën të fundoset bashkë me ju dhe veç kur ta shihni të dridhet (si në tërmet)?
17. Apo ndjeheni të sigurt se Ai i Cili është mbi qiell (Allahu), nuk do të dërgojë kundër jush vorbull uragani të egër? Atëherë, do ta merrni vesh sa (i tmerrshëm) ka qenë Këshillimi Im!
18. Dhe vërtet ata para tyre përgënjeshtruan (të Dërguarit e Allahut), e pra, si qe (sa i tmerrshëm qe) mohimi (Ndëshkimi) Im!
19. A nuk i shohin ata zogjtë sipër tyre duke hapur krahët e tyre dhe duke i palosur ata? Askush nuk i mban ata përveç të Gjithëmëshirshmit (Allah). Vërtet që Ai është Gjithëshikues i çdo gjëje.
20. Kush është ai përveç të Gjithëmëshirshmit që mund të jetë ushtri e juaja për t'ju ndihmuar? Vërtet mohuesit nuk janë në gjë tjetër veçse në mashtrim.
21. Kush është ai i cili mund t'ju furnizojë ju, në qoftë se Ai do ta ndalonte Rizkun (mirësitë dhe furnizimin) e Tij? Përkundrazi, ata vazhdojnë të jenë në kryelartësi dhe në ikje (nga e vërteta).
22. A është ai i cili ecën kokëngulthi me fytyrë të poshtëruar më drejt i udhëzuar, apo ai i cili (sheh dhe) ecën i matur në Udhë të Drejtë (të Besimit të Vërtetë)?
23. Thuaj (O Muhammed): "Është Ai i Cili ju solli ju pa qenë më parë (ju krijoi) dhe ju ka pajisur ju me të dëgjuar (veshë), me të shikuar (sytë) dhe me zemrat (me ndjenjat dhe me të kuptuarit). Fare i pakët është falënderimi juaj."
24. Thuaj: "Është Ai i Cili ju ka krijuar ju në tokë dhe tek Ai ju do të mblidheni të gjithë bashkë (në Jetën e Fundit)."
25. E ata thonë: "Kur do të vijë ky premtim (Dita e Ringjalljes) pra, nëse thoni të vërtetën?"
26. Thuaj (O Muhammed): "Dija (për kohën e saj) është vetëm tek Allahu, ndërsa unë jam vetëm këshillues i qartë."
27. Por kur ata do ta shohin atë (Ndëshkimin në Ditën e Gjykimit) të afrohet, fytyrat e atyre që nuk besuan do të jenë të ndryshuara (të nxira, të zymta, në pikëllim) dhe do t'u thuhet: "Ky është (premtimi) të cilin ju po e kërkonit!"

28. Thuaj (O Muhammed): "Më thoni, nëse Allahu më shkatërron mua dhe ata që janë me mua, apo Ai derdh Mëshirën e Tij mbi ne, kush mund t'i shpëtojë mosbesimtarët nga ndëshkimi i dhimbshëm?"
29. Thuaj: "Ai është i Gjithëmëshirshmi (Allah), ne Atij i besojmë dhe tek Ai ne mbështetemi. Kështu pra, ju do ta merrni vesh se kush është në gabim e në humbje të qartë."
30. Thuaj: "Më thoni, nëse uji juaj do të zhdukej (të humbte në thellësi), kush atëherë mund t'ju vijë juve me ujë të rrjedhshëm (burimi)?"

# El Kalem - Penda (Lapsi)

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

1. Nun. Për kalemin dhe për atë që shkruajnë!
2. Ti (O Muhammed), nga Dashamirësia e Zotit tënd, nuk je i çmendur.
3. Dhe vërtet për ty do të jetë shpërblimi i pafund.
4. Dhe vërtet ti (Muhammed) je në një shkallë të lartë të moralit.
5. Shpejt ti do ta shohësh dhe ata do ta shohin,
6. Cili prej jush është i çmendur.
7. Vërtet që Zoti yt është Ai i Cili di më mirë, kush nga njerëzit ka dalë nga Rruga e Tij dhe Ai i di më mirë ata që janë udhëzuar.
8. Kështu pra, ti mos iu bind përgënjeshtruesve (të cilët mohojnë Njësinë e Allahut, Kur'anin e Tij, të Dërguarin e Tij, Islamin).
9. Ata kanë dëshirë që ti të bësh ujdi me ta, që edhe ata të bëjnë ujdi me ty.
10. Dhe mos iu bind kujtdo Hel-lafin Mehin (betohet në gënjeshtër e për çdo gjë, që është me zemër të dobët, përhapës i sherrit). (Tefsir At-Tabari).
11. (Mos iu bind) përgojuesit që sillet (ndër njerëz) me shpifje,
12. (Mos iu bind) ndaluesit të së mirës, atij që kalon çdo kufi, atij të zhyturit në gjynah,
13. (Mos iu bind) të pashpirtit, për më tepër, me prejardhje të ulët (i lindur jashtë ligjit).
14. (Ishte i tillë) sepse pati pasuri dhe fëmijë.
15. Kur Vargjet Tona i këndohen atij, ai thotë: "Përralla të të parëve!"
16. Ne do ta damkosim atë në turi.
17. Me të vërtetë që Ne i sprovuam ata ashtu siç i vumë Ne në provë njerëzit e kopshtit, kur ata u betuan të mbledhin frutat në mëngjes,
18. Pa thënë: "Insha'e Allahu (Në dashtë Allahu)."
19. Pastaj aty kaloi (urdhër, ndëshkim, zjarr) nga Zoti yt dhe e dogji atë, ndërkohë që ata ishin në gjumë.
20. Kështu (kopshti) u nxi në mëngjes (duke u bërë) si sterrë nate (duke u shkatërruar plotësisht).
21. Pastaj thirrën njëri-tjetrin sapo zbardhi agimi.
22. Duke thënë: "Shkoni tek ara juaj në agim, nëse do të mblidhni frutat."
23. Kështu ata u nisën duke biseduar fshehur me zë të ulët (duke thënë),
24. Të mos lejojnë të afrohet në të asnjë Miskin (i varfër).
25. Dhe ata shkuan në mëngjes të vendosur duke menduar se ata kanë fuqi (të pengojnë të varfrit të marrin nga frutat atje, me vendim të padrejtë).
26. Por kur e shikuan atë (kopshtin), thanë: "Me të vërtetë që ne jemi futur në rrugë të gabuar (pastaj shtuan),
27. Po! (Për më tepër) vërtet jemi privuar (na janë shkatërruar frutat)!"
28. Më i miri prej tyre, tha: "A nuk ju thashë, përse nuk thoni, Insha'e Allahu (Në dashtë Allahu)?"
29. Ata thanë: "Lavdi i qoftë Zotit tonë! Vërtet që ne ishim keqbërës."
30. Dhe u kthyen duke e qortuar njëri-tjetrin.
31. Ata thanë: "Mjerë për ne! Vërtet ne ishim Tagunë (që kaluan kufijtë, të pabindur).
32. Shpresojmë se Zoti ynë do të na e zëvendësojë me ndonjë edhe më të mirë se ky (kopsht). Me të vërtetë që Ne i kthehemi Zotit tonë."
33. I tillë është ndëshkimi (në këtë jetë), por padyshim se ndëshkimi i Jetës së Pastajme është më i madh, veç sikur ta dinin!
34. Padyshim që për Muttekinët (të përkushtuarit, në Besimin e Vërtetë Islam) janë Kopshtet e Kënaqësisë (në Xhennet) tek Zoti i tyre.
35. A do të sillemi Ne atëherë me Muslimanët (të nënshtruarit ndaj Allahut) si me Muxhrimunët (kriminelët, politeistët e mosbesimtarët)?

36. Ç'është me ju, si gjykoni ashtu?
37. A mos keni ndonjë libër, e prej tij mësoni?
38. (e mendoni) Se ju do të keni çfarë ju të zgjidhni?
39. Apo keni betime nga Ne që arrijnë deri në Ditën e Kijametit, se do ta arrini atë që dëshironi?
40. Pyeti ata, se cili prej tyre është që u garanton atë?
41. Apo ata kanë "shokë" (zota tjerë) që u garantojnë? Atëherë le t'i sjellin "shokët" e tyre nëse e thonë të vërtetën!
42. (Kujto) Ditën kur Kërciri do të zbulohet (Ditën e Ringjalljes) dhe do të thirren të bien në Sexhde (para Allahut), por ata (hipokritët) nuk do të munden të bëjnë kështu.
43. Sytë e tyre do të tmerrohen, turpi do t'i mbulojë; ata gjithnjë u ftuan të bien në sexhde (të falen), kur ishin shëndosh e mirë (në dynja, por ata nuk e bën këtë).
44. Pra, më lini Mua të Vetëm me të atillët që përgënjeshtrojnë këtë Mesazh (Kur'an)! Ne do t'i afrojmë ata tek ndëshkimi pak nga pak, nga të mos e marrin vesh.
45. Dhe atyre Unë do t'u jap afat. Vërtet që Plani Im është i fuqishëm.
46. Apo është se ti (Muhammed) u kërkon atyre shpërblim, saqë ata janë ngarkuar tepër në borxh?
47. Apo se Gajbi (të Fshehtat e El-leuh El-Mahfudh) është në duart e tyre, kështu që ata mund të shkruajnë?
48. Prit pra me durim për Vendimin e Zotit tënd dhe mos u bë si Shoku i Peshkut, kur ai thirri (Allahun) duke qenë në pikëllim të thellë.
49. Sikur të mos i dhurohej atij Mëshirë nga Zoti i tij, ai vërtet që do të ishte (lënë në barkun e peshkut, por Ne e falëm atë), kështu që ai u hodh në bregun e shkretë, ndërkohë që ai ishte për t'u fajësuar.
50. Por Zoti i tij, e zgjodhi atë dhe e bëri prej të drejtëve.
51. Dhe me të vërtetë ata që nuk besojnë, gati sa nuk të zhdukin ty me shikimet e tyre (nga urrejtja), kur ata dëgjojnë Mesazhin Përkujtues (Kur'anin), dhe thonë: "Vërtet që ai (Muhammedi a.s.) është i çmendur!"
52. Por ai (Kur'ani) nuk është veçse Përkujtues për gjithë Alemin (për njerëzit, xhindet, për gjithësinë, për gjithë ç'është).

# El Hakkah - E Vërteta e pashmangshme

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

1. E Vërteta e Pashmangshme (Dita e Ringjalljes)!
2. Ç'është e Vërteta e Pashmangshme?
3. Dhe çfarë do të të bëjë ty ta dish se ç'është e Vërteta e Pashmangshme?
4. Përgënjeshtruan Themudi dhe Aadi El-Kariah (Orën mahnitëse të Gjykimit)!
5. Sa për Themudin, - ata u shkatërruan nga britma e tmerrshme!
6. Dhe sa për Aadin, - ata u shkatërruan nga një erë e fortë e vrullshme!
7. Të cilën Ai e dërgoi mbi ta për shtatë netë e tetë ditë pandërprerë, saqë ata i shihnin njerëzit e shtrirë e të flakur si të ishin trungje hurmash të hedhur (trungje hurmash të vjetra me zgavër mbrenda)!
8. A sheh se ka mbetur ndonjë prej tyre?
9. Edhe Faraoni, edhe ata para tij, edhe qytetet e përmbysura (të popullit të Lutit) të zhytur në mëkate.
10. Dhe këta (secili prej tyre) kundërshtuan të Dërguarin e Zotit të tyre, kështu që Ai i ndëshkoi ata me dënim të rëndë.
11. Vërtet se kur uji u ngrit tej kufijve të tij (Përmbytja e Nuhut), Ne ju mbartëm ju në lundruese.
12. Që ta bënim atë (ngjarje) kujtim për ju dhe veshi i mprehtë e kupton.
13. Kur t'i fryhet Surit me një të fryrë (fryrja e parë).
14. Dhe kur toka dhe malet të shkulen nga vendet e tyre dhe të shkatërrohen me një goditje shkatërruese.
15. Atëherë atë Ditë Ngjarja e Madhe do të ndodhë.
16. Dhe qielli do të çahet, pasi atë Ditë ai (qielli) do të jetë i dobët dhe i copëtuar.
17. Dhe melekët do të jenë në anët e tij; dhe tetë melekë atë Ditë do të mbartin lart Arshin (Fronin) e Zotit tënd.
18. Atë Ditë ju do të silleni në gjykim, (dhe) asnjë sekret nuk do të fshihet.

19. Pastaj, sa për atë të cilit do t'i jepet Libri i veprave nga e djathta e tij, do të thotë: "Ja! Merreni dhe lexojeni Librin tim!
20. Me të vërtetë që besova se do ta takoj Llogarinë time!"
21. Kështu ai do të jetë në jetë të kënaqësisë,
22. Në Xhennetin e lartë,
23. Në të cilin frutat janë në degët e ulura dhe mu ndër duar.
24. Hani dhe pini në qetësi për atë që ju dërguat para jush në ditët e shkuara!
25. Por sa për atë të cilit do t'i jepet Libri i tij nga e majta e tij, do të thotë: "Sa do të doja të mos më ishte dhënë Libri im!
26. Dhe se asnjëherë nuk e kam ditur si ka qenë Llogaria ime!
27. Ah! Veç të kishte qenë fundi im (vdekja)!
28. Pasuria s'më bëri aspak dobi mua.
29. Fuqia ime dhe arsyetimet më kanë ikur!"
30. (Do të thuhet): "Kapeni atë dhe lidheni në pranga;
31. Pastaj hidheni në Zjarrin flakërues.
32. Pastaj lidheni atë me zingjir të gjatë shtatëdhjetë kutë."
33. Vërtet që ai gjithnjë nuk besoi në Allahun, më Madhështorin,
34. Edhe nuk dha e nuk këshilloi për të ushqyer të varfrit (Miskin).
35. Kështu që asnjë shok nuk ka ai këtu këtë Ditë,
36. As edhe ndonjë ushqim veç pisllëkun nga larja e plagëve.
37. Askush nuk do ta hajë veç Khatiunëve (mohuesit, politeistët, keqbërësit, mëkatarët).
38. Kështu pra, Unë (Allahu) betohem për gjithçka që ju shihni!
39. (Dhe) për gjithçka që ju nuk shihni!
40. Se kjo është me të vërtetë fjala e një të Dërguari të nderuar (Xhibrili a.s. ose Muhammedi a.s që e ka sjellë nga Allahu tek ju).
41. Nuk është fjalë vjershëtori; sa pak që besoni!
42. As nuk është fjalë fallxhiu; sa pak që përkujtoni!
43. Kjo është Shpallje e zbritur nga Zoti i Alemit (i njerëzve, i xhindeve, i gjithësisë dhe i gjithë ç'është në të).
44. Dhe në qoftë se ai (Muhammedi a.s.) do të kishte trilluar një thënie të gënjeshtërt për Ne (Allahun a.v.xh.),
45. Ne padyshim që do ta kishim kapur për dorën e djathtë,
46. Dhe me të vërtetë që do t'ia kishim prerë damarin e jetës,
47. Dhe askush prej jush nuk do të mundej të Na ndalonte prej tij (që Ne ta ndëshkonim).
48. Dhe vërtet që ky Kur'an është Përkujtues për Muttekunët (të përkushtuarit në Besimin e Pastër Islam).
49. Dhe vërtet që Ne e dimë se ka prej jush që e përgënjeshtrojnë (Kur'anin). (Tefsir Et-Tabari).
50. Dhe vërtet që ai (Kur'ani) do të jetë dhimbje e madhe për mohuesit (Ditën e Kijametit).
51. Dhe vërtet që ai (Kur'ani) është e vërteta absolute me gjithë sigurinë.
52. Kështu pra, lavdëro Emrin e Zotit tënd, më Madhështorin.

## El Mearixh - Rrugët e ngjitjes

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

1. Një pyetës pyet në lidhje me ndëshkimin që do të ndodhë me të vërtetë -
2. Mbi mosbesimtarët, të cilin askush nuk mund ta shmangë,
3. Prej Allahut, Zotit të rrugëve të ngjitjes.
4. Melekët dhe Ruhu (meleku Xhibril) ngjiten tek Ai në një Ditë, përmasat e së cilës janë sa pesëdhjetë mijë vjet.
5. Ti pra duro (O Muhammed), me durim të mirë.
6. Vërtet që ata e shohin atë (ndëshkimin) tepër larg.
7. Por Ne e shohim atë (krejt) afër.
8. Ditën kur qielli do të jetë si fundërrinat e vajit të djegur (ose si bakër i shkrirë),
9. Dhe malet do të jenë si shtëllunga leshi,
10. Dhe asnjë mik nuk do të pyes për mik.
11. Edhe pse do të bëhen ta shohin njëri-tjetrin (Ditën e Gjykimit të gjithë do ta shohin babanë e vet, fëmijët, të afërmit, por ai as nuk do t'u flasë, as nuk do të kërkojë ndonjë ndihmë prej

tyre). Muxhrimi (krimineli, mëkatari, mosbesimtari) do të dëshironte ta lironte veten nga ndëshkimi i asaj Dite (në këmbim) me fëmijët e tij,
12. Edhe me bashkëshorten e tij, edhe me vëllanë e tij,
13. Edhe me të afërmit e tij të cilët e strehuan atë,
14. Edhe me të gjithë ç'janë në tokë, kështu që kjo të mund ta shpëtonte atë.
15. Kurrën e kurrës! Padyshim që do të jetë Zjarri i Xhehenemit!
16. Duke ia marrë (djegur plotësisht) lëkurën e kokës!
17. Duke thirrur (të gjithë) ata që kthejnë shpinën dhe largojnë fytyrën (nga Besimi), (duke i kapur dhe duke i gëlltitur ata nga ai grumbullim i madh i njerëzimit Ditën e Gjykimit, tamam si i mbledh zogu kokrrat e grurit nga toka me sqep dhe i gëlltit). (Tefsir El-Kurtubi).
18. Dhe grumbullojnë (pasuri) dhe e fshehin (që të mos e shpenzojnë për Çështjen e Allahut).
19. Vërtet që njeriu u krijua shumë i paduruar,
20. I acaruar (i pakënaqur) kur i bie e keqja;
21. Dhe dorështrënguar kur i bie e mira.
22. Përveç atyre që janë të përkushtuar në Salat (falje të namazit).
23. Ata që mbeten të qëndrueshëm përherë në namazin e tyre;
24. Dhe ata, në pasurinë e të cilëve është një e drejtë e njohur -
25. Për lypësin dhe për të mjerin (që ka humbur pasurinë dhe është i ngushtuar).
26. Dhe ata që besojnë në Ditën e Llogarisë.
27. Dhe ata që kanë frikë ndëshkimin e Zotit të tyre, -
28. Vërtet ndëshkimi i Zotit të tyre është ai, para të cilit askush nuk mund të ndjehet i shpëtuar, -
29. Dhe ata që ruajnë dëlirësinë (nga zinaja - marrëdhëniet imorale),
30. Përveç nga bashkëshortet e tyre ose ato (skllavet) të cilat ua kap dora e djathtë, pasi për ato nuk janë për t'u fajësuar.
31. Por ata që kërkojnë përtej kësaj, atëherë mu këta janë që kalojnë caqet.
32. Dhe ata që mbajnë amanetin dhe besën.
33. Dhe ata që qëndrojnë në dëshmitë e tyre.
34. Dhe ata që ruajnë mirë e të pacënuar Salatin e tyre (faljen e Namazit).
35. Të këtillët do të banojnë të nderuar ndër Kopshtet e Xhennetit.
36. Si është pra me ata që nuk besojnë dhe vrapojnë të dëgjojnë prej teje (O Muhammed), me qëllim që të të përgënjeshtrojnë ty dhe të tallen me ty dhe me Librin e Allahut (Kur'anin)?
37. (Të ulur) në grupe nga e djathta dhe nga e majta (jote, o Muhammed)?
38. A shpreson çdonjëri prej tyre të hyjë në Kopshtet e Kënaqësisë (në Xhennet)?
39. Jo, kurrë nuk është kështu! Vërtet që Ne i kemi krijuar ata nga ajo që ata e dinë!
40. Betohem pra për Zotin e të gjitha lindjeve dhe perëndimeve të diellit (treqind e gjashtëdhjetë e pesë pikat e tij) në lindje dhe në perëndim se Ne jemi të Zotë -
41. T'i zëvendësojmë ata me më të mirë se ata! Dhe Ne nuk mund të mposhtemi (nuk do të thyhemi e të mos e plotësojmë Planin Tonë).
42. Lëri pra ata të zhyten në biseda boshe dhe të lozin deri sa ata të takojnë Ditën e tyre që u është premtuar!
43. Ditën kur do të dalin me të shpejtë nga varret si të jenë duke bërë gara për të arritur nishanin (cakun),
44. Me sytë e tyre të ulur në frikë e poshtërim, - turpi që i mbulon (fund e krye)! Ajo është Dita e cila u është premtuar!

## Nuh - Pejgamberi Nuh

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

1. Vërtet që Ne dërguam Nuhun te populli i tij (duke i thënë): "Këshillo popullin tënd para se atyre t'u vijë ndëshkim i dhimbshëm."
2. Ai tha: "O populli im! Vërtet që unë jam tek ju këshillues i qartë,
3. Që të adhuroni vetëm Allahun, t'i frikësoheni Atij (të përmbushni detyrimin ndaj Tij) dhe mua të më bindeni,
4. (Që Allahu) Ai t'jua falë juve nga gjynahet tuaja dhe t'ju japë një afat deri në një kohë të caktuar. Vërtet se kur të vijë Exheli (koha e përcaktuar) i Allahut, nuk mund të shtyhet më. Veç sikur ta dinit!"
5. Ai tha: "O Zoti im! Vërtet që e ftova popullin tim natën edhe ditën (për të pranuar Besimin në Një Zot),

6. Por gjithë thirrja ime nuk shtoi gjë veçse largimin (e tyre nga e vërteta).
7. Dhe vërtet! Sa herë që u bëja thirrje se Ti mund t'i falje ata, atëherë ata i vinin gishtat në veshë, mbuloheshin me rrobat e tyre, duke vazhduar (në mospranim të ftesës) dhe duke u fryrë e duke u mburrur me krenari.
8. Pastaj vërtet që i thirra hapur (me zë të lartë).
9. Pastaj vërtet që i njoftova në grumbullime dhe i kam ftuar ata në veçanti.
10. Duke u thënë: 'Kërkoni falje nga Zotit juaj. Vërtet që Ai është Falës i Madh,
11. Ai do t'ju dërgojë juve shi me bollëk,
12. Edhe t'ju shtojë juve pasurinë dhe fëmijët, edhe t'ju dhurojë juve kopshte, edhe t'ju dhurojë juve lumenj'."
13. Ç'është me ju që nuk shpresoni për shpërblim (nga Allahu ose që nuk besoni në Njësinë e Tij)?
14. Dhe ndërkohë është Ai që ju ka krijuar ju në faza (të ndryshme, nga Nutfah, pastaj Aleka etj).
15. Dhe a nuk e shihni si Allahu ka krijuar shtatë qiejt palë një përmbi një?
16. Dhe e ka bërë hënën dritë në të dhe e ka bërë diellin llambë ndriçuese?
17. Dhe Allahu ju ka nxjerrë prej (dheut të) tokës? (Tefsir El-Tabari).
18. Pastaj Ai do t'ju kthejë në të (në tokë) dhe do t'ju nxjerrë prej saj (përsëri në Ditën e Ringjalljes).
19. Dhe Allahu e ka bërë për ju tokën të hapur e pakufi.
20. Që ju të mund të silleni në të në rrugë të gjëra.
21. Nuhu tha: "Zoti im! Ata më kundërshtuan mua dhe i shkuan pas atij që pasuria dhe fëmijët e të cilit nuk i shtojnë gjë veçse humbje.
22. Dhe kanë thurrur kurth të madh.
23. Dhe kanë thënë: 'Ju nuk do t'i leni zotat tuaj dhe as nuk do të leni Vaddin, as Suvaan, as Jaguthin, as Jaukun, as Nasrun'(emra të idhujve të tyre).
24. Dhe vërtet që ata kanë tërhequr shumë në rrugë të gabuar. Dhe mos u shto gjë tjetër Dhalimunëve (politeistëve, mosbesimtarëve, keqbërësve) veçse humbje e zhytje më thellë në të gabuarën."
25. Për shkak të mëkateve të tyre ata u përmbytën, pastaj u futën në Zjarr dhe nuk gjetën asnjë ndihmues tjetër në vend të Allahut.
26. Dhe tha Nuhu: "Zoti im! Mos lër asnjë prej mosbesimtarëve mbi tokë!
27. Në qoftë se Ti i lë ata, atëherë këta do t'i gabojnë robët e Tu dhe (këta mosbesimtarë) nuk do të lindin veçse mosbesimtarë të ligj.
28. Zoti im! Më fal mua, edhe prindërit e mi, edhe atë që hyn në shtëpinë time si besimtar, edhe gjithë besimtarët dhe besimtaret, dhe mos u shto tjetër Dhalimunëve (politeistëve, mosbesimtarëve, keqbërësve), por vetëm se shkatërrim."

## El Xhin - Xhindi

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

1. Thuaj (O Muhammed): "Më është shpallur mua se një grup i vogël xhindesh dëgjuan (Kur'anin) dhe thanë: "Me të vërtetë që kemi dëgjuar Këndim (të Kur'anit) të mrekullueshëm!
2. Ai udhëzon në Rrugën e Drejtë dhe ne kemi besuar në të dhe ne kurrë nuk do t'i vëmë shok (në adhurim) Zotit tonë (Allahut).
3. Dhe e lartësuar qoftë Madhështia e Zotit tonë, Ai nuk ka marrë bashkëshorte dhe as nuk ka të lindur (pasardhës ose fëmijë).
4. Dhe të marrët nga mesi ynë (shejtani ose xhindet politeistë) thoshin kundër Allahut të pavërteta (duke trilluar pa kufi).
5. Dhe vërtet që ne mendonim se njerëzit dhe xhindet nuk duhet të nxjerrin nga goja gënjeshtër kundër Allahut.
6. Dhe vërtet që pati burra nga njerëzit të cilët iu mbështetën burrave nga radhët e xhindeve, por ata (xhindet) ua shtuan atyre (njerëzve) mëkatet dhe mosbesimin.
7. Dhe ata menduan siç mendonit ju, se Allahu nuk do të çojë ndonjë të Dërguar (për njerëzit dhe xhindet).
8. Dhe ne shihnim të kapnim qiellin, por atë e gjetëm të mbushur me rojtarë të rreptë dhe me zjarre të flaktë.
9. Dhe vërtet që ne uleshim atje në vende për të dëgjuar (për të vjedhur ndonjë fjalë), por kushdo që dëgjon tash, do të gjejë një zjarr të fshehtë që i rri në pritë.

10. Dhe ne nuk e dimë nëse është vendosur e keqja për ata në tokë, apo Zoti i tyre ka qëllim për ta udhëzimin në Rrugë të Drejtë.
11. Ka prej nesh disa që janë të drejtë dhe disa në të kundërtën; ne jemi grupe, secili në rrugë të ndryshme (besime të ndryshme).
12. Dhe ne mendojmë se nuk mund t'i shpëtojmë Allahut në tokë, as nuk mund të shpëtojmë duke ikur e duke ia mbathur.
13. Dhe vërtet kur ne dëgjuam Udhëzimin (këtë Kur'an), ne besuam në të (në Besimin Islam) dhe kushdo që beson tek Zoti i tij, nuk do të ketë aspak frikë, as për pakësim të shpërblimit të veprave të tij të mira dhe as për shtim të dënimit për gjynahet e tij.
14. Dhe prej nesh disa janë muslimanë dhe prej nesh disa janë Kasitunë (mosbesimtarë që janë larguar nga Rruga e Drejtë). Dhe kushdo që ka përqafuar Islamin, ja, këta pra kanë kërkuar Rrugën e Drejtë."
15. Dhe sa për Kasitunët (mosbesimtarë të larguar nga Rruga e Drejtë), këta do të jenë lëndë djegëse për Xhehenemin.
16. Sikur ata të kishin besuar Allahun dhe të kishin qëndruar në Rrugën e Drejtë, Ne padyshim që do të kishim derdhur mbi ta ujë (shi) me bollëk.
17. Që Ne të mund t'i provonim ata me të. Dhe kushdo që ikën prej Përkujtuesit të Zotit të tij (prej Kur'anit dhe nuk e zbaton atë), Ai do ta bëjë atë të hyjë në ndëshkim të ashpër (në Xhehenem).
18. Dhe vërtet që xhamitë janë për Allahun, kështu që mos lutni asnjë tjetër bashkë me Allahun.
19. Kur robi i Allahut (Muhammedi a.s.) u ngrit duke lutur (Allahun) në falje për Të, ata (xhindet) veç u mblodhën turmë rreth tij si të ngjitur njëri mbi tjetrin (me qëllim që të dëgjonin këndimin e Pejgamberit a.s.).
20. Thuaj: "Unë lus vetëm Zotin tim dhe nuk bashkoj askënd si shok a të barabartë përkrah me Të."
21. Thuaj: "Nuk është në fuqinë time t'ju sjell dëm ose t'ju bie në Rrugën e Drejtë."
22. Thuaj: "Askush nuk mund të më mbrojë mua nga Ndëshkimi i Allahut (po të isha që nuk i bindem Atij) dhe nuk do të gjeja mbështetje përveçse tek Ai.
23. (Për mua është) vetëm njoftimi (i së vërtetës) prej Allahut dhe i Mesazheve të Tij, dhe kushdo që kundërshton Allahun dhe të Dërguarin e Tij, atëherë vërtet që për të është zjarri i Xhehenemit për të banuar në të përgjithmonë."
24. Derisa, kur ata ta shohin atë që u është premtuar, atëherë do ta kuptojnë se kush është ai që është më i dobët përsa u përket ndihmuesve dhe më i parëndësishëm (e më i pakët) në numër.
25. Thuaj: "Nuk e di nëse ajo (ndëshkimi) që u është premtuar është afër, apo nëse Zoti im do të caktojë për të afat të largët.
26. (Ai i Vetëm është) i Gjithëdituri i Gajbit (i të panjohurës) dhe askujt nuk ia shpall Gajbin (fshehtësinë) e Tij."
27. Përveç ndonjë të Dërguari (nga njerëzit) të cilin Ai e ka zgjedhur (Ai i njofton atij nga e fshehta, sa të dojë Ai) dhe pastaj Ai bën një grup roje (melekësh) të ecin para tij dhe pas tij.
28. (Allahu i ruan të Dërguarit) deri sa Ai të shohë se ata i kanë shpallur Mesazhet e Zotit të tyre (Allahut). Dhe Ai rrethon gjithçka që është me ta dhe Ai mban llogari për çdo gjë.

# El Muzzemmil - I mbuluari

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

1. O ti (Muhammed) i mbuluar me rroba!
2. Ngrihu për falje natën, përveç një pjese të vogël të saj.
3. Gjysmën e saj, ose më pak se aq,
4. Ose pak më shumë dhe këndo Kur'an (me zë) me ngadalë, bukur dhe qartë.
5. Vërtet që Ne do të të zbresim ty Mesazh të rëndë (ligje, detyrime etj).
6. Vërtet që ngritja natën (për faljen Tahaxhxhud) është shumë e rëndë, e fortë dhe mjaft e mirë për të përmbajtur (vetveten, shpirtin) dhe më e përshtatshmja (për të kuptuar) Fjalë (e Allahut).
7. Vërtet që ditën je i zënë vazhdimisht me detyrimet e zakonshme.
8. Por kujto Emrin e Zotit tënd dhe përkushtoja veten Atij me devotshmëri të plotë.

9. Zot i lindjes dhe i perëndimit, La ilahe il-la Huve (askush nuk ka të drejtë, nuk meriton e nuk duhet të adhurohet veç Atij Një e të Vetëm). Kështu pra, vetëm Atë merre për Vekil (Zot, rregullues të punëve të tua).
10. Dhe bëj durim ndaj asaj që thonë dhe largohu prej tyre me dinjitet.
11. Dhe më lër Vetëm Mua të merrem me përgënjeshtruesit (mohuesit e Vargjeve të Mia) dhe me ata që kanë në dorë të mira të kësaj jete dhe t'u lë afat për pak kohë.
12. Se me të vërtetë me Ne janë prangat dhe Zjarri i egër flakërues.
13. Dhe ushqim që nuk gëlltitet dhe ndëshkim të dhimbshëm.
14. Ditën kur toka dhe malet të dridhen fuqishëm dhe malet do të jenë grumbull rërë i derdhur që rrjedh.
15. Vërtet që Ne ju kemi çuar juve (o njerëz) të Dërguar (Muhammedin a.s.) për të dëshmuar mbi ju, ashtu siç çuam të Dërguar (Musain a.s.) te Faraoni.
16. Por Faraoni nuk iu bind të Dërguarit, andaj Ne e mbërthyem atë me ndëshkim të ashpër.
17. Atëherë si do të mundeni ju ta mënjanoni ndëshkimin në qoftë se mohoni e nuk besoni, Ditën e cila do t'i bëjë fëmijët të thinjur,
18. (Ditë) në të cilën qielli do të çahet? Sigurisht që Premtimi i Tij patjetër që do të përmbushet.
19. Vërtet që ky është një përkujtim këshillues, kështu që kushdo që të dojë, le të marrë Udhë drejt Zotit të tij!
20. Vërtet që Zoti yt e di se ti dhe një grup i atyre që janë me ty, kaloni në adhurim më pak se dy të tretat e natës ose gjysmën e saj, apo një të tretën e saj. Dhe Allahu e mat natën dhe ditën. Ai e di se ti nuk mund të falesh gjatë gjithë natës, andaj Ai t'u kthye ty (me mëshirë). Këndo pra nga Kur'ani aq sa të mund të jetë më lehtë për ty. Ai e di se do të ketë nga mesi juaj të sëmurë, të tjerë në udhëtim në tokë duke kërkuar Begatitë e Allahut dhe më tej, të tjerë duke luftuar për Çështjen e Allahut. Kështu pra, këndoni nga Kur'ani sa të jetë e lehtë për ju prej tij dhe përmbushni Salatin (faljen e namazit) dhe jepni Zekatin dhe jepni borxh tek Allahu një hua të mirë. Dhe çfarëdo të mire që ju dërgoni përpara jush për veten tuaj, padyshim që do ta gjeni atë tek Allahu më të mirë dhe më të madhe në shpërblim. Dhe kërko faljen e Allahut. Vërtet që Allahu është gjithnjë Falës i Madh, Mëshirëplotë.

## El Muddethir - I mbështjelluri

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

1. O ti (Muhammed) i mbështjellur në rroba!
2. Ngrihu dhe këshillo!
3. Dhe madhëroje Zotin tënd!
4. Dhe rrobat e tua i pastro!
5. Dhe larg nga Er-Ruxhz (idhujt) qëndro!
6. Dhe mos jep (me qëllim) për të marrë më shumë!
7. Dhe për hir të Zotit tënd, duro!
8. Dhe kur të tingëllojë Suri (t'i fryhet për herë të dytë),
9. Vërtet që ajo Ditë do të jetë Ditë e Vështirë.
10. Për mosbesimtarët është jo e lehtë!
11. Më lër Vetëm Mua (të merrem) me atë që Unë e krijova atë të vetëm.
12. Dhe pastaj i dhurova atij pasuri të madhe.
13. Edhe fëmijë për t'i qëndruar pranë!
14. Dhe pastaj ia bëra jetën të qetë e të rehatshme!
15. E ai lakmon që Unë t'ia shtoj edhe më shumë.
16. Jo, kurrë! Vërtet që ai ka qenë kokëfortë dhe kundërshtues i Ajeteve Tona (i provave, treguesve, shpalljeve).
17. Unë do ta detyroj atë të përballojë ndëshkim të rreptë!
18. Vërtet që mendonte dhe thurte.
19. Qoftë i mallkuar, po si përceptonte?
20. Prapë qoftë i mallkuar, po si përceptonte?
21. Pastaj mendoi.
22. Pastaj u mvrenjt dhe u duk i inatosur;
23. Pastaj ktheu shpinën me mendjemadhësi.
24. Pastaj tha: "Kjo nuk është tjetër, veçse magji nga ato të vjetrat;
25. Kjo nuk është tjetër, veçse fjala e një njeriu!"

26. Unë do ta hedh atë në Zjarr të Xhehenemit.
27. Dhe çfarë do t'ju bëjë ju ta dini tamam se ç'është Zjarri i Xhehenemit?
28. Ai nuk kursen (asnjë mëkatar) dhe as nuk lë (gjë pa e djegur).
29. Duke ua djegur lëkurat!
30. Mbi të vigjëlojnë nëntëmbëdhjetë.
31. Dhe Ne s'kemi vënë tjetër veçse melekë roje të Zjarrit dhe Ne e kemi sjellë numrin e tyre të përcaktuar (19) vetëm si sprovë për mosbesimtarët,- me qëllim që ithtarët e Librave të Parë (jehudi e të krishterë) të arrijnë te një bindje (se ky Kur'an është e vërteta, pasi ky numër (19) është i shkruar në Teurat dhe Inxhil) dhe që besimtarët të shtojnë besimin - dhe që të mos lihet asnjë dyshim për ithtarët e Librave të Parë dhe për besimtarët, dhe që ata, në zemrat e të cilëve ka sëmundje (hipokrizi), dhe mosbesimtarët të mund të thonë: "Çfarë do të thotë Allahu me këtë shembull (të çuditshëm)?" Kësisoj Allahu humb atë që Ai do dhe udhëzon atë që Ai do. Dhe askush nuk mund t'i dijë ushtritë (grupimet) e Zotit tënd, veç Atij Vetë. Dhe ky (të përmendurit e Xhehenemit) nuk është gjë tjetër, veçse këshillim përkujtues për njerëzimin.
32. Vërtet jo vetëm kaq! (Betohem) për hënën!
33. Për natën kur tërhiqet!
34. Për agimin kur ndriçon!
35. S'ka dyshim se ai (Xhehenemi) është një nga fatkeqësitë më të mëdha.
36. Këshillë për njerëzimin,
37. Për çdonjërin prej jush që zgjedh të shkojë përpara (duke punuar drejtësi) ose të mbetet pas (duke bërë padrejtësi e gjynahe).
38. Secili njeri është peng (përgjegjës) i veprës së vet.
39. Përveç bashkëudhëtarëve të së Djathtës.
40. Atje ndër Kopshtet e Begatë do të pyesin njëri-tjetrin,
41. Për Muxhriminët (politeistët, kriminelët, mosbesimtarët),
42. (Dhe do t'u thonë atyre): "Ç'ju bëri juve të hyni në Xhehenem?"
43. Do të thonë: "Ne nuk kemi qenë prej atyre që falin namazin e tyre,
44. Dhe as nuk kemi qenë prej atyre që ushqenin El-Miskin (të varfrin),
45. Dhe kemi qenë që flisnim gënjeshtra (gjithë atë që e urrente Allahu) me llafazanët,
46. Dhe kemi qenë që përgënjeshtronim Ditën e Shpërblimit,
47. Derisa erdhi te ne ajo që është e sigurtë (vdekja)."
48. Kësisoj, asnjë ndërmjetësim i ndërmjetësuesve nuk do t'u sjellë atyre ndonjë dobi.
49. Ç'është pra me ta (mosbesimtarët) që ata i kthejnë shpinën këshillës?
50. Si të ishin gomarë të humbur (të egërsuar),
51. Duke ikur nga bisha (apo luani) që e ndjek!
52. Por jo! Në të vërtetë secili prej tyre dëshiron që t'i jepet Libër i posaçëm.
53. Por për më tepër! Ata nuk i frikësohen Jetës së Fundit (nga ndëshkimi i Allahut).
54. Por për më tepër! Vërtet që ky (Kur'ani) është këshillë përkujtuese,
55. E kushdo që të dojë, këshillohet me të!
56. Dhe ata nuk do të marrin këshillë veçse në dashtë Allahu; Ai është Një i Cili e meriton që njerëzit t'i frikësohen dhe t'i përmbushin Atij detyrimin duke mos marrë të adhuruar tjetër përveç a përkrah Atij, dhe Ai është Një i Cili fal shumë.

## El Kijameh - Ringjallja

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

1. Betohem për Ditën e Ringjalljes!
2. Betohem për njeriun (besimtar) vetëqortues!
3. A mendon njeriu (mosbesimtarë) se Ne nuk do t'i tubojmë eshtrat e tij?
4. Po, sigurisht! Ne jemi të Zotë t'i vëmë e t'i rendisim në mënyrë të përkryer shenjat e gishtave të tij.
5. Por jo! Njeriu dëshiron të vazhdojë edhe më tej në mëkate.
6. Andaj edhe pyet: "Kur do të jetë kjo Dita e Kijametit?"
7. Kështu pra, kur të verbohet shikimi,
8. Dhe të zihet hëna,
9. Dhe dielli e hëna të bëhen bashkë (të futen te njëri-tjetri ose të humbin dritën).
10. Atë Ditë njeriu do të thotë: "Ku të iki (të fshihem)?"
11. Jo! Nuk ka strehim!
12. Atë Ditë vetëm te Zoti yt është caku!

13. Atë Ditë njeriu do të njoftohet për çfarë ka dërguar përpara (nga veprat e tij të liga dhe të mira) dhe çfarë ka lënë prapa (nga punët e mira e të liga).
14. Por njeriu do të jetë dëshmues kundër vetvetes së tij (pasi pjesët e trupit të tij do të dëshmojnë për punët e bëra).
15. Edhe nëse i paraqet arsyetimet e veta.
16. (O Muhammed) mos e shqipto me gjuhën tënde kur e këndon atë (Kur'anin), për ta përvetësuar me të shpejtë!
17. Është për Ne ta mbledhim atë dhe të të japim ty aftësinë për ta kënduar atë (Kur'anin).
18. Dhe kur Ne ta lexojmë atë ty (me anë të Xhibrilit), atëherë ti përcille leximin e tij.
19. Dhe pastaj është detyrë e Jona që ta bëjmë atë ty të qartë.
20. Jo, por (ju njerëz) e doni shumë jetën e shpejtë të kësaj bote.
21. Dhe e lini pas shpine të Pastajmen (Ahiretin).
22. Disa fytyra atë Ditë do të jenë që shkëlqejnë (Nadirah).
23. Duke parë Zotin e tyre.
24. Dhe disa fytyra do të jenë Basirah (të nxira, të zymta, të mjeruara),
25. Duke menduar se ndonjë fatkeqësi shkatërruese është duke u rënë sipër.
26. Por kur të arrijë (shpirti) tek fyti (te gryka, në dalje e sipër),
27. Dhe kur të thuhet (nga të afërmit): "Kush mund ta shërojë dhe ta shpëtojë atë nga vdekja?"
28. Dhe ai (që po jep shpirt) do ta kuptojë më në fund se ishte ndarja (koha e vdekjes);
29. Dhe t'i bashkohen këmbët me njëra-tjetrën.
30. Drejtimi atë Ditë do të jetë drejt Zotit tënd (Allahut)!
31. Kështu pra, ai (mosbesimtari) as nuk besoi e as nuk u fal (në namaz)!
32. Por përkundrazi, ai përgënjeshtroi dhe ktheu shpinën.
33. Pastaj shkonte gjithë krenari drejt familjes së vet duke i pëlqyer vetja!
34. Mjerë për ty (o njeri mosbesimtar)! Dhe pastaj (prapë) mjerë për ty!
35. Përsëri mjerë për ty (o njeri jobesimtar)! Dhe pastaj (prapë) mjerë për ty!
36. A mendon njeriu se do të lihet i harruar (pa përgjegjësi)?
37. A nuk qe ai një Nutfah (lëng i ngjizur i vezëve të bashkuara, pikë e farës) e derdhur?
38. Pastaj u bë një Alakah (gjak i mpiksur); pastaj (Allahu) i dha trajtë dhe formë atij në përpjestimin e duhur.
39. Dhe e bëmë atë në çift: mashkullin dhe femrën.
40. A nuk është Ai (Allahu i Cili e bëri këtë) i Zoti të ngjallë të vdekurit?

# El Insan - Ed Dehr - Njeriu ose Koha

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

1. A nuk ka qenë mbi njeriun një periudhë kohore, kur ai nuk ishte asgjë për t'u përmendur?
2. Vërtet që Ne e krijuam njeriun nga Nutfah (pika) lëngu i bashkuar (të derdhura nga burri dhe nga gruaja), me qëllim që ta provojmë atë, kështu që Ne e bëmë atë dëgjues (dhe), shikues.
3. Vërtet që Ne ia treguam atij rrugën që ai të jetë ose falënderues, ose mosmirënjohës (mohues).
4. Vërtet që Ne kemi përgatitur për mosbesimtarët pranga hekuri, jaka hekuri dhe Zjarr flakërues.
5. Vërtet që Ebrarët (besimtarët e vërtetë e të përkushtuar në Besimin e Pastër Islam) do të pinë në kupë të përzier me ujë nga burimi Kafur (në Xhennet).
6. Burim prej të cilit pinë robët e Allahut duke e bërë atë të gurgullojë me bollëk.
7. Ata (janë të cilët) përmbushin betimet (e tyre) dhe i frikësohen një Dite, e keqja e së cilës ka përmasa të mëdha.
8. Dhe ata janë që për hir të Tij i japin të varfrit – Miskinë, jetimit dhe robit.
9. (Duke thënë): "Ne po ju ushqejmë vetëm për Fytyrë të Allahut. Ne nuk duam prej jush as shpërblim dhe as falënderime.
10. Vërtet që ne kemi frikë nga Zoti ynë një Ditë të vështirë dhe të trishtuar, e cila do t'i bëjë fytyrat e tmerruara."
11. Kështu pra, Allahu i shpëtoi nga e keqja e asaj Dite dhe u dhuroi atyre Nadretun (Dritë bukurie) dhe gazmendin e kënaqësisë.
12. Dhe shpërblimi i tyre do të jetë Xhenneti dhe mëndafshi, sepse ishin të duruar.

13. Duke pushuar atje në shtretër të lartë, dhe aty nuk do të shohin nxehtësinë e madhe të diellit dhe as të ftohtët e ashpër.
14. Dhe hija e tij (Xhennetit) është afër mbi kokat e tyre dhe degët e frutave të tij do të varen poshtë ndër duart e tyre.
15. Dhe atyre u shërbehet me enë të argjendta dhe gota kristali.
16. Kristal i kulluar i punuar me argjend. Ata do ta përcaktojnë masën e tyre (kupave) sipas dëshirës së tyre.
17. Dhe do t'u jepet për të pirë kupë (me pije) të përzier me xhenxhefil (bimë aromatike),
18. Një burim atje, i quajtur Salsabil.
19. Dhe rreth e rrotul tyre (do të shërbejnë) djem të rinisë së përhershme. Po t'i shihje, do të të dukeshin si margaritarë të shpërndarë.
20. Dhe kur të vështrosh atje (në Xhennet), do të shohësh kënaqësi (që s'e merr dot me mend) dhe mbretërim madhështor.
21. Rrobat e tyre do të jenë mëndafsh i gjelbër i butë dhe qëndisje ari. Ata do të stolisen me bylyzykë argjendi dhe Zoti i tyre do t'u japë për të pirë pije të pastër.
22. (Dhe do t'u thuhet): "Me të vërtetë ky është shpërblimi për ju dhe përpjekja juaj është pranuar."
23. Vërtet që Ne jemi të Cilët e zbritëm Kur'anin tek ti (O Muhammed) kohë pas kohe.
24. Kështu që ji i duruar dhe nënshtroju Urdhërimit të Zotit tënd dhe mos iu bind asnjë mëkatari ose mohuesi prej tyre.
25. Dhe kujto Emrin e Zotit tënd çdo mëngjes e pasdite (duke kryer faljet e Agimit, të Mesditës dhe të Pasditës).
26. Dhe natën bjer me fytyrë përtokë (në Sexhde) për Atë (duke falur Mbrëmjen dhe Darkën) dhe lavdëro Atë gjatë natës me falje të gjatë (në namazin Tahaxhud).
27. Vërtet që këta (mosbesimtarë), e duan fort jetën e tashme të kësaj dynjaje dhe hedhin pas shpine një Ditë të rëndë (që i pret).
28. Jemi Ne të Cilët i krijuam ata dhe Ne i kemi bërë ata me ndërtim të fortë. Dhe kur të duam, Ne mund t'i zëvendësojmë ata me të tjerë si këta duke i zëvendësuar plotësisht.
29. Vërtet që këto (Vargje të Kur'anit) janë këshillë përkujtuese, kështu që kushdo që të dojë, le të marrë Udhë drejt Zotit të tij!
30. Por ju nuk mund të dëshironi, pos nëse do Allahu. Vërtet që Allahu është kurdoherë i Gjithëditur, më i Urti Gjithëgjykues.
31. Ai do të shtjerë në Mëshirën e Tij kë të dojë Ai; e sa për Dhalimunët (zullumqarët, politeistët, mohuesit), Ai ka përgatitur ndëshkim të dhimbshëm.

# El Murselat - Të Dërguarit

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

1. (Betohem) për të dërguarit (erërat ose melekët, ose Pejgamberët) e çuar një pas një!
2. Dhe për erërat që fryejnë fort!
3. Dhe për erërat që shpërndajnë retë dhe shiun!
4. Dhe për Vargjet (e Kur'anit) që ndajnë të drejtën nga e gabuara!
5. Dhe për melekët që u sjellin Shpalljet Hyjnore të Dërguarve,
6. Për të prerë gjithë shfajësimet dhe për të këshilluar!
7. Padyshim se ajo që u është premtuar, do të ndodhë patjetër!
8. E kur yjet të shuhen,
9. Dhe kur qielli të çahet,
10. Dhe kur malet të fshihen (nga era si të ishin pluhur).
11. Dhe kur të Dërguarit të mblidhen në kohën e përcaktuar për ta.
12. Për çfarë Dite shtyhen këto shenja?
13. Për Ditën e Ndarjes (së njerëzve të Xhennetit nga ata të caktuar për Xhehenem).
14. Dhe çfarë do të të bëjë ty të kuptosh se ç'është Dita e Ndarjes?
15. Mjerë ajo Ditë për mohuesit!
16. A nuk i shkatërruam Ne të parët (popujt e hershëm)?
17. Kësisoj Ne do t'i bëjmë brezat e mëpasmë t'i ndjekin ata.
18. Kështu merremi Ne me Muxhrimunët (politeistët, mohuesit, mëkatarët, kriminelët)!
19. Mjerë ajo Ditë për mohuesit!
20. A nuk ju kemi krijuar Ne prej një uji të përçmuar?
21. Pastaj Ne e vendosëm atë në një vend të sigurtë (në mitër),

22. Për një kohë të njohur (të qëndrimit të foshnjës në bark të nënës)?
23. Kështu e përcaktuam Ne dhe Ne jemi më të mirët Matës e Përcaktues (të çdo gjëje).
24. Mjerë ajo Ditë për mohuesit!
25. A nuk e kemi bërë Ne tokën mbajtëse,
26. Për të gjallët dhe për të vdekurit?
27. Dhe (a nuk) kemi vendosur në të male të qëndrueshme dhe të larta dhe (a nuk) ju kemi dhënë juve për të pirë ujë të ëmbël?
28. Mjerë ajo Ditë për mohuesit!
29. (Do t'u thuhet mosbesimtarëve): "Ndahuni ju për tek ai që ju e patët mohuar!
30. Ndahuni ju për tek hija (e tymit të Zjarrit të Xhehenemit që ngrihet) në tri kolona tymi,
31. Që as nuk bëjnë hije dhe as që vlejnë ndopak ndaj flakës së egër të Zjarrit."
32. Vërtet që ai (Xhehenemi) hedh gaca (të mëdha) sa një Kasr (sa një kështjellë, ose sa një trung i madh),
33. Si të ishin deve të verdha (varg) ose tufa litarësh.
34. Mjerë ajo Ditë për mohuesit!
35. Ajo do të jetë Ditë, gjatë së cilës ata nuk do të flasin.
36. Dhe nuk do të lejohen as të arsyetohen.
37. Mjerë ajo Ditë për mohuesit!
38. Ajo do të jetë Dita e Vendimit (ndarjes së banorëve të Xhennetit dhe të Xhehenemit)! Ne ju kemi sjellë ju dhe të parët tuaj të gjithë bashkë!
39. Kështu që po të keni ndonjë plan, përdoreni atë kundër Meje (Allahut,a.v.xh.)!
40. Mjerë ajo Ditë për mohuesit!
41. Vërtet që Muttekunët (të përkushtuarit në Besimin e Pastër Islam) do të jenë mes hijesh dhe burimesh,
42. Dhe frutash nga çfarë të duan.
43. "Hani e pini të qetë e në rehati për atë që keni vepruar.
44. Vërtet që kështu i shpërblejmë Ne Muhsinunët (mirëbërësit në Rrugën e Allahut)."
45. Mjerë ajo Ditë për mohuesit!
46. (O ju mohues!) "Hani dhe kënaqeni veten (në këtë botë) për pak kohë. Vërtet që jeni Muxhrimunë (politeistë, mohues, kriminelë, mëkatarë)."
47. Mjerë ajo Ditë mohuesit!
48. Dhe kur atyre u thuhet: "Përkuluni!", ata nuk përkulen (nuk e kryejnë faljen e tyre).
49. Mjerë ajo Ditë për mohuesit!
50. Atëherë në çfarë fjale pas këtij (Kur'ani) do të besojnë ata?

# Nebe' - Lajmi i madh

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

**Pjesa 30**

1. Për çfarë po pyesin njëri-tjetrin?
2. Për lajmin e madh (për Besimin Islam, për Kur'anin, për Ditën e Kijametit etj).
3. Për të cilin ata janë në mosmarrëveshje.
4. Jo, kurrë ata nuk do ta mësojnë!
5. Përsëri jo, kurrë ata nuk do ta mësojnë!
6. A nuk e kemi bërë Ne tokën si shtrojë (të përshtatshme),
7. Dhe malet si shtylla mbështetëse?
8. Dhe Ne ju kemi krijuar në palë (çift, mashkuj dhe femra).
9. Dhe Ne jua kemi bërë gjumin për pushim.
10. Dhe Ne jua kemi bërë natën si mbulesë,
11. Dhe Ne jua kemi bërë ditën për gjallëri (për të fituar jetesën).
12. Dhe Ne kemi ndërtuar përmbi ju një shtatëshe (qiej) të fortë,
13. Dhe Ne kemi bërë atje një llambë të shndritshme (diellin).
14. Dhe Ne kemi derdhur nga retë ujë të mjaftueshëm.
15. Që Ne të mund të prodhojmë me anë të tij drithëra dhe bimësi -
16. Dhe kopshte të begatë.
17. Me të vërtetë, Dita e Vendimit (ndarjes së banorëve të Xhennetit dhe të Xhehenemit) është kohë e përcaktuar që më parë.
18. Dita kur do t'i fryhet Surit dhe ju do të paraqiteni tufë-tufë. (Tefsir At-Tabari).
19. Dhe qielli do të hapet dhe do të bëhet si të ishte me porta,

20. Dhe malet do të shkulen nga vendi dhe do të duken si të kishin qenë vegim.
21. Me të vërtetë që Xhehenemi është pritë -
22. Vendbanimi i përcaktuar për Tagunët (ata që kalojnë kufijtë e përcaktuar nga Allahu si politeistët, mohuesit e Njësisë së Allahut, hipokritët, mëkatarët, kriminelët),
23. Ata do të banojnë atje përgjithmonë.
24. Asgjë të freskët nuk do të shijojnë atje, as edhe pije,
25. Përveç ujë që vlon dhe kullimin e plagëve të qelbura,
26. Një shpërblim plotësisht i merituar.
27. (Sepse) me të vërtetë ata as që mendonin për një dhënie llogarie.
28. Por ata i përgënjeshtruan me paturpësi plotësisht të gjitha Ajetet Tona (provat, dëshmitë, shpalljet dhe çfarë u solli i Dërguari Muhammed a.s.).
29. Dhe Ne gjithçka e kemi shënuar në Libër.
30. Shijoni pra, (përfundimet e veprave tuaja të poshtra) dhe Ne nuk do t'ju shtojmë tjetër veçse ndëshkim.
31. Vërtet që për Muttekunët (të përkushtuarit në Besimin e Pastër Islam) do të jetë ngadhënjim (Xhenneti);
32. Kopshte dhe vreshta,
33. Dhe vasha të njoma, të dëlira, të një moshe,
34. Dhe një kupë plot (me pije të kulluar).
35. Asnjë Laghua (fjalë të liga, të rreme, të ulëta, fjalë të kota) nuk do të dëgjojnë atje, as edhe gënjeshtër;
36. Një shpërblim nga Zoti yt, dhuratë e peshuar saktë dhe e merituar (sipas veprave të tyre më të mira),
37. (Nga) Zoti i qiejve dhe i tokës dhe i gjithçkaje që gjindet mes tyre, i Gjithëmëshirshmi. Askush nuk mund të guxojë të flasë (me Të Ditën e Llogarisë, veçse pas Lejes së Tij).
38. Ditën kur Er-Ruhu (Meleku Xhibril) dhe melekët e tjerë do të paraqiten në rreshta; askush nuk do të flasë, përveç atij që i Gjithëmëshirshmi (Allahu) do ta lejojë dhe ai do të flasë të drejtën.
39. Ajo është sigurisht Dita e së Vërtetës. Kështu pra, kush të dojë, le të përpiqet të kërkojë e të gjejë vend (rrugë) për te Zoti i tij (duke iu nënshtruar Atij dhe duke ndjekur Rrugën e Tij)!
40. Vërtet që Ne ju kemi paralajmëruar për një dënim të afërt, Ditën kur njeriu do të shohë ato (punët) të cilat i kanë çuar që më parë duart e tij dhe (atë Ditë) mohuesi do të thotë: "Mjerë unë! Ah, sikur të kisha qenë dhe!"

## En Naziat - Ata që nxjerrin shpirtrat

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

1. (Betohem) për ata (melekë) që ua nxjerrin me ashpërsi (shpirtin mosbesimtarëve dhe të ligjve)!
2. Për ata (melekë) që ua nxjerrin me butësi (shpirtin besimtarëve)!
3. Për ata që notojnë përgjatë (melekët ose planetet)!
4. Për ata që shtyhen përpara si në garë (melekët ose kuajt)!
5. Për ata melekë që renditen të kryejnë Urdhërimet e Zotit të tyre!
6. Ditën (kur t'i fryhet Surit për herë të parë), toka dhe malet do të dridhen tmerrësisht (dhe të gjithë do të vdesin).
7. Fryerja e dytë e Surit e pason atë (dhe të gjithë do të ngrihen).
8. Zemrat atë Ditë do të dridhen me frikë dhe ankth.
9. Sytë e tyre përmbys të brengosur.
10. Ata (mosbesimtarët) thonë: "A vërtet do të kthehemi siç qemë në jetën e mëparshme?
11. Edhe pasi të jemi eshtra të bërë pluhur?"
12. Ata thonë: "Po të jetë kështu, do të jetë kthim me humbje!"
13. Por vetëm një Zerxhah e vetme (thirrje, fryrja e dytë e Surit).
14. Kur ja, veç e shohin veten përmbi tokë të ngjallur pas vdekjes së tyre.
15. A të ka mbërritur ty ndodhia e Musait?
16. Kur Zoti i tij i thirri atij në luginën e shenjtë Tuva,
17. "Shko te Faraoni, vërtet që ai ka kaluar të gjithë kufijtë (në mosbesim, në mohim, në mëkate, në krime)".
18. Dhe thuaj atij: "A do ta pastrosh veten (nga mëkati i mosbesimit duke u bërë besimtar)?
19. Dhe që unë të të udhëzoj ty drejt Zotit tënd, kështu që ti duhesh t'i frikësohesh Atij!?"

20. Pastaj (Musai) i tregoi atij shenjat e mëdha mrekulluese.
21. Por (Faraoni) përgënjeshtroi dhe nuk u bind.
22. Pastaj ktheu shpinën duke u përpjekur fort (kundër Allahut).
23. Pastaj mblodhi popullin e tij dhe thirri me zë të lartë,
24. Duke thënë: "Unë jam zoti juaj, më i larti!"
25. Kështu që Allahu e kapi atë me ndëshkim për tejkalimin e fundit dhe të parin. (Tefsir At-Tabari).
26. Vërtet që në të ka këshillë udhëzuese për këdo që ka frikë Allahun.
27. A jeni ju më të vështirë për t'u krijuar, apo qielli të cilin Ai e ndërtoi?
28. Ai ngriti kupën e tij dhe Ai e ka renditur atë drejt dhe e ka përsosur.
29. Natën e tij Ai e mbulon me errësirë dhe mëngjesin e tij Ai e nxjerr në dritë.
30. Dhe pas kësaj Ai shtroi tokën,
31. Dhe nxori që andej ujin e saj dhe kullotën e saj.
32. Dhe malet Ai i ka ngulur fort,
33. (Që të jenë) furnizim e përfitim për ju dhe bagëtinë tuaj.
34. Por kur të vijë katastrofa më e madhe (Dita e Kijametit),
35. Dita kur njeriu do të kujtojë për çfarë u përpoq.
36. Dhe Zjarri i Xhehenemit do të sillet në pamje të qartë për (çdo njeri) që sheh.
37. Atëherë për atë i cili kaloi kufijtë (në mosbesim, krime dhe ligësi në mosnënshtrim ndaj Allahut).
38. Dhe parapëlqeu jetën e kësaj bote (duke ndjekur dëshirat e liga dhe nepsin),
39. Padyshim që vendbanimi i tij do të jetë Zjarri i Xhehenemit;
40. Por sa për atë i cili iu frikësua qëndrimit para Zotit të tij dhe e ndaloi veten nga dëshirat e liga dhe nepsi i njollosur,
41. Vërtet që Xhenneti do të jetë vendbanimi i tij.
42. Të pyesin ty (O Muhammed) për Orën, - kur do të jetë çasti i përcaktuar për të?
43. Për të cilën ti nuk ke asnjë dije të thuash ndonjë gjë.
44. Zotit tënd i përket dija e përcaktimit të saj.
45. Ti (Muhammed) je vetëm këshillues i atyre që i frikësohen asaj.
46. Ditën kur ata ta shohin atë, (do të jetë) si të mos kishin qëndruar (në këtë botë) veçse një pasdite ose një mëngjes.

## Abese - I vrenjturi

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

1. (Pejgamberi a.s.) u vrenjt dhe ktheu shpinën,
2. Ngase atij i erdhi një i verbër (Abdullah bin Umm-Maktum, ndërkohë që i Dërguari i Allahut po u shpjegonte dhe po ftonte disa nga paria Kurejshite në Islam).
3. E ku mund ta dish ti, ndoshta ai do të pastrohet (nga mëkatet).
4. Apo do të këshillohet dhe këshilla do t'i bëjë dobi!
5. Sa për atë i cili është i kënaqur me vetveten (dhe e quan veten të vetëmjaftueshëm),
6. Me të merresh dhe i përkushtohesh!
7. Po t'i nuk ke përgjegjësi, pse ai nuk do të pastrohet (nga mosbesimi; ti je vetëm i Dërguar; detyra jote është të shpallësh Mesazhin e Allahut).
8. Por sa për atë i cili erdhi drejt e tek ti duke vrapuar,
9. Dhe ai është që i frikësohet (Allahut dhe Ndëshkimit të Tij),
10. Për të ti je i pavëmendshëm dhe i kushtohesh një tjetri?!
11. Jo, (mos bëj kështu)! Vërtetë që ai (Kur'ani) është këshillë.
12. Kështu që, kush të dojë, le t'i kushtojë atij vëmendje.
13. Është këshillë në Shkrime të mbajtura lart në nderim (në El-Leuh El-Mahfudh),
14. I lartësuar (në vendin më të lartë), i pastruar,
15. Në duar të shkruesve (melekëve shkrues).
16. Të nderuar e të bindur.
17. Qoftë mallkuar njeriu! Sa mosmirënjohës është ai!
18. Po prej çfarë gjëje e krijoi Ai atë?
19. Nga Nutfah (lëngu i ngjizur i krijuar nga bashkimi i farës së vezës mashkullore me atë femërore) Ai e krijoi dhe pastaj e formoi në përmasat e përshtatshme.
20. Pastaj Ai atij ia lehtëson Udhën.
21. Pastaj Ai e bën të vdesë atë dhe e fut në varrin e tij.

22. Pastaj kur të dëshirojë Ai do ta ringjallë atë (përsëri).
23. Jo, por (njeriu) nuk ka vepruar çfarë Ai e urdhëroi atë.
24. Atëherë, le të shohë njeriu tek ushqimi i tij:
25. Ne derdhim ujë të mjaftueshëm,
26. Dhe Ne e çajmë tokën në plasa,
27. Dhe Ne e bëjmë drithin (grurin) të rritet në të,
28. Dhe rrushin e tërfilin (bimët e gjelbra si ushqim për bagëtitë),
29. Dhe ullinjtë, dhe hurmat,
30. Dhe kopshtet me pemë të dendura,
31. Dhe fruta, dhe Ab-ba (barishte e kullotë),
32. Si furnizim dhe përfitim për ju dhe për bagëtitë tuaja.
33. Pastaj, kur të vijë As-Sakhah (fryrja e dytë e Surit në Ditën e Ringjalljes),
34. Atë Ditë njeriu do të ikë prej vëllait të vet,
35. Dhe prej nënës së tij, dhe babait të tij,
36. Dhe prej bashkëshortes së tij, dhe prej fëmijëve të tij.
37. Atë Ditë çdo njeri do të ketë mjaft për ta bërë atë të pakujdesshëm ndaj të tjerëve.
38. Atë Ditë do të ketë fytyra të shëndritura (besimtarët e vërtetë të Besimit të Pastër Islam në një Zot të Vetëm),
39. Duke qeshur, duke u gëzuar nga lajmi përgëzues (i Xhennetit).
40. Atë Ditë do të ketë edhe fytyra të pluhurosura,
41. Zymtësi e errët do t'i mbulojë ata.
42. Të këtillë do të jenë El-Kafarah (mohuesit e Allahut dhe të Dërguarit të Tij, Muhammedit a.s.), El-Fexhereh (punuesit e së ligës, të poshtrit, të padrejtët).

## Et Tekvir - I mbështjellur dhe ka humbur dritën

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

1. Kur dielli të mbështilet dhe të humbë dritën dhe të përmbyset,
2. Dhe kur yjet të bien (errësohen),
3. Dhe kur malet të jenë shkulur e të zhduken,
4. Dhe kur deveja me barrë (pranë lindjes) të lihet pas dore,
5. Dhe kur egërsirat të tubohen,
6. Dhe kur detet të vlojnë,
7. Dhe kur shpirtërat të jenë bashkuar me trupëra,
8. Dhe kur të pyeten ato vajza të varrosura së gjalli,
9. Për çfarë gjynahi janë mbytur?
10. Dhe kur fletët e shkruara të veprave të çdo njeriu do të hapen,
11. Dhe kur qielli të shpërbëhet e të hiqet nga vendi i tij e të mbështillet,
12. Dhe kur Zjarri i Xhehenemit të jetë ndezur fort,
13. Dhe kur Xhenneti të jetë afruar,
14. (atëherë) çdo njeri do të dijë për veprat që ka përgatitur.
15. Kështu vërtet që Unë betohem për yjet që fshihen (zhduken gjatë ditës dhe dalin gjatë natës)!
16. Për planetët që lëvizin shpejt dhe fshihen!
17. Për natën kur ajo largohet!
18. Për agimin kur ai zbardh!
19. S'ka dyshim se ai (Kur'ani) është thënie e më të nderuarit të dërguar (Xhibrilit prej Allahut te Muhammedi a.s.).
20. I pajisur me fuqi dhe shkallë të lartë tek Zoti i Arshit,
21. Të Cilit i binden (melekët) të besuarit atje (në qiej).
22. (O njerëz!) Dhe shoku juaj (Muhammedi a.s.) nuk është i çmendur.
23. Dhe vërtet që ai (Muhammedi a.s.) e pa atë (Xhibrilin a.s.) në hapësirën e pastër (drejt lindjes).
24. Dhe ai (Muhammedi a.s.) nuk mban në vetvete dije të Gajbit (të së fshehtës dhe të panjohurës).
25. Dhe ai (Kur'ani) nuk është fjala e Shejtanit të mallkuar.
26. Atëherë ku po shkoni, pra?
27. Vërtet që ky (Kur'ani) s'është tjetër pos Përkujtues për Alemin (gjithë njerëzimin dhe xhindet).

28. Për këdo prej jush që dëshiron të ecën drejt.
29. E ju nuk do të dëshironi, po të mos jetë se dëshiron Allahu - Zoti i Alemin-it (Zoti i gjithë botëve, i gjithësisë dhe i gjithë ç'është në të, Zoti i njerëzve dhe i xhindeve).

# El Infitar - Plasja e madhe

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

1. Kur qielli të plasë,
2. Kur yjet të kenë rënë dhe të jenë derdhur,
3. Dhe kur detet të shpërthehen (ose të thahen).
4. Dhe kur varret të kthehen përmbys (dhe të nxjerrin ç'kanë brenda),
5. (Atëherë) do të marrë vesh çdokush çfarë ai ka çuar përpara dhe (çfarë ai ka) lënë prapa.
6. O njeri! Çfarë të ka bërë ty të pakujdesshëm ndaj Zotit tënd, Dhuruesit më të Begatë?
7. I Cili të krijoi ty dhe të dha formë të përsosur (të ndërtoi në përpjestim të duhur) dhe të drejtoi.
8. Në atë formë që Ai deshi, ju renditi juve (pjesët e trupit).
9. Dhe jo! Por ju mohoni Shpërblimin (Shpërblimin për veprat e mira dhe ndëshkimin për veprat e këqija).
10. Por padyshim që mbi ju janë ruajtësit (melekët e caktuar me përgjegjësi për njerëzit) për t'ju vëzhguar ju.
11. Kiramen Katibin (të Nderuarit që shkruajnë veprat tuaja),
12. Ata dinë gjithçka që ju veproni.
13. Vërtet që El-Ebrar (besimtarët e vërtetë, të drejtë e të përkushtuar në Besimin e Pastër Islam në Një Zot të Vetëm) do të jenë në Lumturi (në Xhennet).
14. Dhe vërtet që El-Fuxhxhar (të ligjtë, mëkatarët, mosbesimtarët, keqbërësit) do të jenë në Zjarrin flakërues (në Xhehenem),
15. Në të cilin do të hyjnë dhe do të shijojnë flakën djegëse të Ditës së Shpërblimit,
16. Dhe ata (Fuxhxhar) nuk do të mungojnë në të.
17. Dhe çfarë do të të bëjë ty të kuptosh se ç'është Dita e Shpërblimit?
18. Pastaj përsëri, çfarë do të të bëjë ty të kuptosh se ç'është Dita e Shpërblimit?
19. (Ajo do të jetë) Dita kur askush nuk do të ketë aspak fuqi për (t'i sjellë dobi) ndonjë tjetër dhe Vendimi atë Ditë do të jetë (plotësisht) i Allahut.

# El Mutaffifin – Mashtruesit

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

1. Mjerë për El-Mutaffifinët (mashtruesit në masë e në peshojë, ata që e hanë hakun e të tjerëve).
2. Të cilët kur kanë për të marrë nga njerëzit me masë, e kërkojnë masën të plotë,
3. Dhe kur kanë për t'u dhënë njerëzve me masë ose me peshë, japin më pakë se ç'duhet.
4. A nuk mendojnë ata se do të ringjallen (për llogari),
5. Në një Ditë të Madhe?
6. Në Ditën kur njerëzimi do të qëndrojë para Zotit të Aleminit (Zotit të njerëzve, të xhindeve dhe i gjithçkaje që është në gjithësi)?
7. Jo! (Nuk është siç mendojnë ata se nuk do të ringjallen për llogari). Vërtet se Shkrimi (i veprave) të El-Fuxhxhar (të mosbesimtarëve, të mëkatarëve, të keqbërësve, të ligjve) është i ruajtur në Sixhxhin?
8. Dhe çfarë të bën ty të kuptosh se ç'është Sixhxhin-i?
9. Libër i skalitur (i ruajtur mirë).
10. Mjerë atë Ditë për përgënjeshtruesit!
11. Ata që përgënjeshtrojnë Ditën e Shpërblimit.
12. Dhe askush nuk mund ta përgënjeshtrojë atë, përveç çdonjërit prej atyre që kalojnë çdo kufi (në mosbesim, në padrejtësi, krime e mëkate)!
13. Kur i këndohen atij Vargjet Tona (të Kur'anit), ai thotë: "Përralla të të parëve!"
14. Jo, kurrë nuk është kështu! Por në zemrat e tyre është Raan (mbulesë, njollosje prej gjynaheve e poshtërsive) të cilën ata e patën fituar (duke e punuar me duart e tyre).
15. Dhe për më tepër! Sigurisht që ata do të mbulohen (që të mos shohin dot) nga të parët Zotin e tyre atë Ditë.
16. Pastaj, padyshim që do të hyjnë patjetër dhe do të shijojnë flakën e zjarrtë të Xhehenemit.

17. Pastaj do t'u thuhet atyre: "Ky është ai që ju gjithnjë e mohuat!"
18. Përkundrazi! Me të vërtetë që Shkrimi (i veprave) të El-Ebrar (besimtarët e vërtetë, të drejtë e të përkushtuar në Besimin e Pastër Islam në Një Zot të Vetëm) është (i ruajtur) në Il-lijunë.
19. Dhe çfarë të bën ty të kuptosh se ç'është Il-lijjunë?
20. Libër i skalitur (i ruajtur mirë).
21. Të cilin e dëshmojnë ata më të afërtit (melekë të Allahut).
22. Vërtet që El-Ebrar (besimtarët e vërtetë, të drejtë e të përkushtuar në Besimin e Pastër Islam) do të jenë në Lumturi (në Xhennet).
23. Mbi frone të lartë duke vështruar (gjithçka).
24. Në fytyrat e tyre do të dallosh shkëlqimin e kënaqësisë.
25. Atyre do t'u jepet për të pirë pije e pastër e kulluar e ruajtur mirë.
26. Fundi i së cilës do të vijë erë Misku dhe për këtë le të përpiqen të gjithë ata që duan të jenë përpjekës (të nxitojnë me padurim në bindje dhe përkushtim ndaj Allahut).
27. Ajo (pije) do të jetë e përzier me Tesnim,
28. Një burim nga i cili pijnë ata më të afërtit tek Allahu.
29. Vërtet (se gjatë jetës së dynjasë) ata që bënë krime gjithnjë i përqeshnin ata që besuan.
30. Dhe sa herë që kalonin pranë tyre, ata ia bënin me sy njëri-tjetrit (në tallje ndaj besimtarëve).
31. Dhe kur ata ktheheshin te vetë njerëzit e tyre, ata ktheheshin duke u tallur,
32. Dhe kur i shihnin ata (të cilët besuan), thoshin: "Vërtet që këta janë të humbur!"
33. Por ata (mosbesimtarët, mëkatarët) nuk qenë dërguar vëzhgues mbi ta (mbi besimtarët).
34. Por këtë Ditë (Ditën e Shpërblimit) ata që besojnë do të qeshin me mosbesimtarët mohues.
35. (Besimtarët) në frone të lartë duke vështruar (gjithçka).
36. A nuk janë shpërblyer mosbesimtarët (plotësisht) për gjithçka që patën punuar?

## El Inshikak - Çarja e madhe

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

1. Kur qielli të çahet.
2. Dhe dëgjon dhe i bindet Zotit të tij, - dhe duhet të bëjë kështu.
3. Dhe kur toka të shtrihet (të sheshohet),
4. Dhe të ketë nxjerrë gjithçka që ka pasur dhe të mbetet bosh.
5. Dhe dëgjon dhe i bindet Zotit të saj, - dhe duhet të bëjë kështu.
6. O ti njeri! Vërtet që ti po kthehesh drejt Zotit tënd - me veprat dhe sjelljet e tua në një kthim të sigurt, - kështu që ti do të takosh (përfundimin e veprave të tua që ti i ke bërë).
7. Pastaj, sa për atë të cilit do t'i jepet Libri i tij (i veprave të kryera) në dorën e djathtë,
8. Ai me të vërtetë që do të ketë llogari të lehtë,
9. Dhe do të kthehet te familja e tij gjithë gaz!
10. Por cilitdo që t'i jepet Libri i tij (i veprave të kryera) nga pas shpine,
11. Ai do të lusë shkatërrimin (e vet),
12. Dhe do të hyjë në Zjarrin e ndezur fort dhe do të bëhet të shijojë djegien e tij.
13. Vërtet që ishte tek njerëzit e tij gjithë gaz!
14. Vërtet që mendoi se nuk do të vinte kurrë përsëri (tek Ne)!
15. Po! Vërtet që Zoti i tij gjithnjë ishte Gjithëvëzhgues i tij!
16. Kështu pra, Unë betohem për muzgun e mbrëmjes!
17. Për natën dhe gjithçka që ajo mbledh në fshehtësinë e saj!
18. Për hënën kur vjen e plotë!
19. Ju patjetër që do të udhëtoni nga një gjendje në një gjendje tjetër.
20. Si është me ta, pse nuk besojnë?
21. Dhe kur u lexohet atyre Kur'ani, nuk përkulen e të bien në sexhde (për Allahun).
22. Por përkundrazi, ata që nuk besojnë, përgënjeshtrojnë!
23. Dhe Allahu e di më mirë çfarë grumbullojnë ata (nga veprat e mira dhe të këqija),
24. Kështu që shpallu atyre dënimin e dhimbshëm.
25. Përveç atyre që besojnë dhe punojnë mirësi e drejtësi; për këta është një shpërblim që nuk shterron kurrë (në Xhennetin e pambarim).

## El Buruxh - Yjet e mëdhenj

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

1. (Betohem) Për qiellin që mban yjet e mëdhenj "Buruxh"!
2. Për Ditën e Premtuar (të Kijametit)!
3. Për ditën dëshmuese (dita e Xhuma), dhe për ditën e Dëshmuar (dita e Arafatit gjatë kryerjes së Haxhit)!
4. Të mallkuar qenë populli i hendekut (në ndodhinë "Djali dhe Mbreti")!
5. Të zjarrit me plot lëndë djegëse,
6. Kur ata qëndruan pranë tij (zjarrit),
7. Dhe ata dëshmuan çfarë ata po bënin kundër besimtarëve (duke i djegur ata).
8. Ata nuk kishin asgjë kundër tyre veçse ata besuan në Allahun, të Gjithëfuqishmin, Zotëruesin e Denjë për të gjitha lavdërimet!
9. Të Cilit i takon mbizotërimi i qiejve dhe i tokës! Dhe Allahu është Gjithdëshmues përmbi çdo gjë.
10. Vërtet se ata të cilët i vënë në sprovë besimtarët dhe besimtaret (duke i torturuar e stërmunduar ata) dhe pastaj nuk pendohen (tek Allahu), do të kenë ndëshkimin e Xhehenemit dhe do të kenë ndëshkimin e Zjarrit që digjet fort.
11. Vërtet që ata të cilët besojnë dhe punojnë mirësi e drejtësi, për ta do të jenë Kopshtet e Begatë nën të cilët rrjedhin lumenj (në Xhennet). Kjo është fitorja e madhe.
12. Vërtet (O Muhammed) Shtrëngimi (Ndëshkimi) i Zotit tënd është i ashpër.
13. Vërtetë që Ai është i Cili e fillon (ndëshkimin apo krijimin) dhe e përsërit.
14. Dhe Ai është gjithnjë Falësi i Madh, gjithë Dashuri.
15. Zotëruesi i Arshit të Lavdishëm,
16. Gjithëvepruesi për gjithçka që Ai dëshiron.
17. A të ka ardhur ty lajmi i ushtrive,
18. Të Faraonit dhe të Themudit?
19. Por prapëseprapë, mosbesimtarët vazhdojnë në përgënjeshtrim (duke mohuar të Dërguarin Muhammed a.s. dhe Mesazhin e tij Islam).
20. Dhe Allahu është Gjithërrethues i tyre nga ata nuk e vërejnë!
21. Por ai është Kur'ani i Lavdishëm.
22. (I skalitur) Në El-Leuh El-Mahfudh (në Pllakën e ruajtur mirë)!

## At Tarik - Vizitori i natës

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

1. (Betohem) për qiellin dhe për At-Tarik (Vizitori i Natës, Ylli i shndritshëm)!
2. Dhe çfarë do të bëjë ty të kuptosh se ç'është At Tarik (Vizitori i Natës)?
3. (Është) ylli me ndriçim të fortë;
4. Nuk ka njeri që të mos ketë përsipër ruajtës (melekë me detyrë të mbrojtjes së çdo njeriu dhe duke shkruar punët e tij të mira e të këqija).
5. Kështu pra, le të shikojë njeriu nga çfarë është krijuar ai!
6. Ai është krijuar prej lëngut që derdhet,
7. Duke filluar (prej vendit) ndërmjet shtyllës kurrizore dhe brinjëve.
8. Vërtet që Ai (Allahu) është i Zoti ta sjellë atë përsëri (në jetë).
9. Ditën kur të gjitha të fshehtat (punët, faljet, agjërimet etj) do të shqyrtohen (për vërtetësinë e tyre).
10. Atëherë njeriu nuk do të ketë as fuqi dhe asnjë ndihmues.
11.(Betohem) për qiellin i cili sjell shi herë pas here!
12. Për tokën e cila çahet (me rritjen e bimëve)!
13. Vërtetë që ai (Kur'ani) është Fjala ndarëse (e së vërtetës nga e pavërteta).
14. Dhe nuk është gjë për lojë e për t'u argëtuar.
15. Vërtetë që ata po thurin një përbetim (ndaj teje o Muhammed).
16. (Por gjithashtu) edhe Unë po bëj Plan.
17. Kështu që jepu afat mosbesimtarëve. Merru butë me ta për pak kohë.

## El A'la - Më i Larti

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

1. Lavdëro Emrin e Zotit tënd, më të Lartit,
2. I Cili krijoi (çdo gjë) dhe pastaj e përpjestoi drejt,

3. Dhe i Cili vendosi (drejt paracaktimin për çdo gjë); pastaj udhëzoi (i tregoi njeriut të mirën dhe të keqen, rrugën e drejtë dhe të gabuar),
4. Dhe i Cili nxjerr kullotën,
5. Pastaj e bën atë kërcell të nxirë.
6. Ne do të bëjmë ty të këndosh Kur'anin, kështu që ti nuk do ta harrosh,
7. Përveç asaj që mund të dojë Allahu. Vërtet që Ai e di ç'është e dukshme dhe ç'është e fshehur.
8. Ne do ta bëjmë të lehtë ty, rrugën e lehtë.
9. Kështu që përkujtoji (njerëzit) në rast se përkujtuesi u sjell dobi (atyre).
10. Përkujtimi do të merret nga ai që ka frikë Allahun.
11. Por do t'i shmangen të mjerët (të këqinjtë),
12. Të cilët do të hyjnë në Zjarrin e madh dhe do të bëhen ta shijojnë atë.
13. Në të cilin ai as nuk do të vdesë (e të jetë në qetësi) as nuk do të jetojë (jetë të mirë; as i gjallë e as i vdekur).
14. Padyshim se do të fitojë lumturinë kushdo që pastron veten (duke pastruar veten nga çdo grimcë politeizmi dhe duke qëndruar fort në Besimin e Pastër Islam),
15. Që përkujton në lavdërim Emrin e Zotit të tij dhe plotëson faljen e namazit.
16. Jo, por ju parapëlqeni jetën e kësaj bote,
17. Edhe pse Jeta e Përtejme është më e mirë dhe më e gjatë.
18. Me të vërtetë që kjo (këshillë) është edhe në Shkrimet e Para,
19. Në Shkrimet e Ibrahimit dhe të Musait (a.s.).

## Al Gashijah – Mbulimi

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

1. A të ka arritur ngjarja e mbulimit (trishtimi i Ditës së Kijametit)?
2. Ditën kur disa fytyra do të poshtërohen.
3. Duke punuar, të raskapitur (në Jetën e Pastajme me poshtërim e turpërim).
4. Ata do të hidhen në Zjarrin e nxehtë flakërues.
5. Atyre do t'u jepet për të pirë nga burimi që vlon.
6. Asnjë ushqim nuk do të ketë për ta përveç Edh-Dharie (bimë me xhemba helmuese),
7. E cila as nuk ushqen dhe as nuk largon urinë.
8. (Të tjera) fytyra atë Ditë do të jenë të gëzuara,
9. Të kënaqura me përpjekjet e tyre.
10. Në Xhennetin e lartë,
11. Në të cilin ata nuk do të dëgjojnë as fjalë të rëndë, as gënjeshtër,
12. Në të cilin do të ketë burim që rrjedh,
13. Në të cilin do të ketë frone të lartë,
14. Dhe kupa pranë duarve,
15. Dhe divanë në radhë,
16. Dhe qilimë të çmuar e të shtruar gjithandej.
17. A nuk i shohin devetë, se si janë krijuar?
18. Dhe qiellin, se si është ngritur?
19. Dhe malet, se si janë ngulur e qëndruar fort?
20. Dhe tokën, se si është shtruar?
21. Kështu pra, kujtoji ata (O Muhammed), ti je vetëm një përkujtues.
22. Ti nuk je dhunues mbi ta,
23. Përveç atij i cili kthen shpinën dhe mohon.
24. Atëherë Allahu do ta dënojë atë me ndëshkimin më të rëndë.
25. Pasi padyshim tek Ne do të jetë kthimi i tyre,
26. Pastaj sigurisht që për Ne do të jetë gjykimi i tyre.

## El Fexhr - Çelja e ditës

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

1. (Betohem) për çeljen e ditës!
2. Për dhjetë netët!
3. Për çiftin dhe për tekun!
4. Për natën kur ajo largohet!

5. Vërtet që në to (këto betime) ka dëshmi të mjaftueshme për njerëzit me mend.
6. A nuk ke parë (dhe a nuk mendon) si bëri Zoti yt me Ad-in?
7. Me banorët e Iremit me ndërtesa të larta, (ose të cilët qenë të lartë si shtylla),
8. Që si ata (populli Ad) nuk është krijuar askush në tokë!
9. Dhe me Themudin, të cilët skalitnin shkëmbinjtë në luginë (për të bërë shtëpi),
10. Dhe me Faraonin, njeriun e hurit? (I cili i torturonte njerëzit duke i varur në hunj).
11. Të cilët i kaluan të gjithë kufijtë në vendet e tyre.
12. Dhe duke kryer atje shumë poshtërsi.
13. Kështu që Zoti yt derdhi mbi ta shumë ndëshkime të ashpra.
14. Vërtet që Zoti yt është kurdoherë Gjithëvëzhgues (mbi ta).
15. Sa për njeriun, të cilin Zoti i tij e provon duke i dhënë atij nderime e mirësi, atëherë ai thotë (i krekosur): "Zoti im më ka nderuar mua."
16. Por kur Ai e provon atë me shtrëngim të të mirave të jetesës, ai thotë: "Zoti im më ka poshtëruar mua!"
17. Jo, nuk është ashtu! Por ju nuk silleni me mirësi e zemërgjerësi ndaj jetimit!
18. Dhe as nuk nxitni njëri-tjetrin për ta ushqyer të varfërin (El-Miskin)!
19. Dhe ju e hani me të madhe (pa të drejtë) trashëgiminë.
20. Dhe pasurinë ju e doni së tepërmi.
21. Jo (mosni kështu)! Kur toka të dërrmohet tërësisht, e të bëhet pluhur.
22. Dhe kur të vijë Zoti yt me melekët radhë-radhë.
23. Dhe atë Ditë Xhehenemi do të sillet afër. Atë Ditë njeriu do të përkujtojë; por si do t'i sjellë dobi atij ai përkujtim?
24. Ai do të thotë: "Ah, i gjori unë! Sikur të isha parapërgatitur për jetën time!"
25. E pra, atë Ditë askush nuk do të ndëshkojë me Ndëshkimin e Tij.
26. Dhe askush si Ai nuk do të lidhë me Lidhjen e Tij.
27. (Do t'u thuhet të përkushtuarve në Udhën e Allahut): "O ti (njeri) në rehati e kënaqësi!
28. Kthehu te Zoti yt,- i vetëkënaqur dhe që e kënaqe mjaft Zotin tënd (e fitove Kënaqësinë e Tij)!
29. Hyr pra ndër robët e Mi të nderuar,
30. Dhe hyr në Xhennetin Tim!"

# El Beled – Qyteti

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

1. Betohem Unë për këtë qytet (Mekën)!
2. Dhe ti je i lirë (me të drejta të plota si banor i këtij qyteti, i lirë nga gjynahet dhe nga të ndëshkuarit e armiqve të Islamit Ditën e hapjes, të çlirimit) në këtë qytet (Mekë).
3. Për lindësin (Ademin a.s., babain e parë) dhe për atë që ai lindi (pasardhësit e tij)!
4. Vërtet që Ne e krijuam njeriun në vështirësi.
5. A mendon ai se atë nuk mund ta mposhtë askush?
6. Ai thotë (me mburrje): "Unë kam shpenzuar shumë pasuri!"
7. A mendon ai se askush nuk e sheh?
8. A nuk i bëmë Ne për të dy sy?
9. Dhe një gjuhë e dy buzë?
10. Dhe i sqaruam atij për të dy rrugët (të drejtën dhe të gabuarën)?
11. Por ai nuk ka bërë asnjë përpjekje për të kaluar në udhën e rrëpirët (rrugën e vështirë)?
12. Dhe çfarë do të të bëjë ty të kuptosh se cila është rruga e rrëpirët?
13. (Ajo është) të liruarit e një qafe (robi),
14. Ose dhënia e ushqimit në kohën kur mbretëron uria,
15. Ose një jetimi nga të farefisit,
16. Ose një të varfri të goditur nga skamja.
17. Pastaj u bë prej atyre që besuan dhe që këshillonin njëri-tjetrin për durim e vendosmëri dhe që këshillonin njëri-tjetrin për mëshirë e keqardhje.
18. Këta janë ata të Dorës së Djathtë (banorët e Xhennetit).
19. Por ata që mohuan Ajetet Tona (provat, treguesit, Shpalljet), këta janë ata të Dorës së Majtë (banorët e Xhehenemit).
20. Zjarri do të jetë i mbyllur sipër tyre (ata do të jenë të mbështjellë nga të gjitha anët nga zjarri pa asnjë hapësirë a dritare).(Tefsir Ibn Kethiri, Kurtubi dhe Tabariu).

## Esh Shems - Dielli

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

1. (Betohem) për diellin dhe shkëlqimin e tij!
2. Për hënën kur e ndjek atë!
3. Për ditën kur shfaq ndriçimin (e diellit)!
4. Për natën kur e fsheh atë (diellin)!
5. Për qiellin dhe Atë i Cili e ndërtoi atë!
6. Për tokën dhe Atë që e shtriu atë!
7. Për Nefsin (Ademin, njeriun ose shpirtin) dhe për Atë që e përsosi atë në përmasa,
8. Pastaj i tregoi atij çfarë është e gabuar për të dhe çfarë është e drejtë për të!
9. Vërtet që do të ngadhënjejë ai i cili e pastron vetveten (që bindet dhe kryen gjithçka që urdhëron Allahu).
10. Dhe vërtet që dështon ai i cili e prish vetveten (që nuk i bindet Allahut dhe çfarë ka urdhëruar Ai).
11. Themudi përgënjeshtroi duke kaluar caqet.
12. Kur ja, më i poshtri nga ata doli (për të vrarë devenë).
13. Por i Dërguari i Allahut (Salihu a.s.) u tha atyre: "Kini mendjen! Ajo është deveja e Allahut! (kini frikë fundin shkatërrues) dhe mos e ndaloni që të pijë hisen e saj të ujit!"
14. Pastaj ata e përgënjeshtruan atë (Salihun a.s.) dhe e vranë atë (deven). Kësisoj Zoti i tyre i shkatërroi ata për shkak të mëkatit të madh të tyre dhe i bëri ata të barabartë në shkatërrim (të gjithë njerëzit e tyre, të pasur e të varfër, të fortë e të dobët etj)!
15. Dhe Ai (Allahu) nuk pati frikë për pasojat prej tij.

## El Lejl - Nata

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

1. (Betohem) për natën kur mbështjell!
2. Për ditën kur shfaqet me ndriçim!
3. Për Atë që krijoi mashkullin e femrën!
4. Vërtet që përpjekjet dhe veprat tuaja janë të shumëllojshme (me qëllime dhe dëshira të ndryshme);
5. Sa i përket atij që jep (për Hirë të Allahut) dhe plotëson detyrimin ndaj Allahut, edhe i frikësohet Atij,
6. Edhe beson dhe e vërteton në El-Husna (për më të Mirën).
7. Atëherë Ne do t'ia bëjmë atij të sheshtë rrugën e lehtë.
8. Por ai i cili është koprrac i etur dhe e mendon veten të pavarur (nga Zoti),
9. Dhe përgënjeshtron El-Husna (më të mirën),
10. Atëherë Ne do t'ia bëjmë atij të sheshtë udhën për të keqen (të vështirën).
11. Dhe çfarë do t'i vlejë atij pasuria, kur ai bie poshtë (në shkatërrim)?
12. Vërtet që i Yni është (të jepet) udhëzimi.
13. Dhe vërtet që me Ne është e fundit (Jeta e Pastajme) dhe e para (jeta e dynjasë).
14. Kësisoj Unë ju kam tërhequr vërejtjen për Zjarrin e ndezur fort.
15. Asnjë nuk do të hyjë në të përveç më të ligut.
16. I cili mohon dhe kthen shpinën.
17. Ndërsa do të shpëtohet prej tij (Zjarrit) El-Muttekun (i përkushtuari në Besimin e Pastër Islam).
18. Ai i cili e shpenzon mallin e tij për të shtuar dhe pastruar pastërtinë shpirtërore,
19. Dhe i cili nuk ka në mendjen e tij për të përfituar ndonjë mirësi nga kushdo qoftë prej të cilit pritet ndonjë shpërblim në kthim,
20. Por vetëm për të kërkuar Fytyrën e Allahut, më të Lartit.
21. Ai padyshim që do të fitojë kënaqësi (të plotë, me hyrjen në Xhennet).

## Ed Duha - Paraditja

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

1. (Betohem) për paraditën!
2. Për natën kur shtrinë errësirën!
3. Jo, nuk të ka braktisur ty (O Muhammed) Zoti yt dhe as nuk është i pakënaqur me ty!

4. Dhe se Bota e Ardhshme është shumë më e mirë për ty se e para (jeta e dynjasë).
5. Dhe me të vërtetë që Zoti yt do të të dhurojë ty (gjithë të mirat) që ti të jesh më se i kënaqur.
6. A nuk të gjeti Ai ty (O Muhammed) jetim dhe të dhuroi strehim e kujdesje?
7. Dhe (a nuk) të gjeti Ai ty të pavetëdijshëm (për Kur'anin, për Islamin, për Pejgamberinë) dhe të udhëzoi?
8. Dhe (a nuk) të gjeti Ai ty të varfër dhe të begatoi?
9. Kështu pra, mos u sill ashpër me jetimin.
10. Dhe as lypësin mos e përzë.
11. Dhe shpalle lart Dashamirësinë e Zotit tënd (Pejgamberinë dhe gjithë Mirësitë e tjera që Ai të ka dhuruar)!

## El Inshirah (Esh Sherh) - Hapja e gjoksit

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

1. A nuk ta hapëm Ne gjoksin tënd (O Muhammed)?
2. Dhe e hoqëm prej teje barrën,
3. E cila rëndonte shpinën tënde.
4. Dhe a nuk e ngritëm Ne lart famën dhe emrin tënd?
5. E padyshim se pas vështirësisë është lehtësimi.
6. Vërtet, pas vështirësisë vjen lehtësimi.
7. Kështu që, kur ta përfundosh (obligimin), ngrihu dhe qëndro në adhurim të Allahut (duke kryer falje).
8. Dhe (vetëm) te Zoti yt ktheji (të gjitha qëllimet, shpresat dhe) lutjet.

## Et Tin – Fiku

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

1. (Betohem) për fikun dhe për ullirin!
2. Për (kodrën) Turi Sinanë!
3. Për këtë qytet të sigurisë (Mekën)!
4. Vërtet që Ne e krijuam njeriun në ndërtimin (formën) më të mirë.
5. Pastaj Ne e ulëm atë mu në fund të fundit.
6. Përveç atyre të cilët besojnë (në Besimin e Pastër Islam) dhe punojnë mirësi e drejtësi: Mu për këta është shpërblimi i madh dhe i pafund (Xhenneti).
7. E pas gjithë kësaj, ç'të shtyri ty të mohosh (o mosbesimtar) Shpërblimin (e një Dite të Llogarisë që vjen)?
8. A nuk është Allahu Gjithëgjykuesi më i Urtë?

## Al 'Alak - Gjaku i mpiksur

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

1. Lexo! Me emrin e Zotit tënd, i Cili krijoi (çdo gjë).
2. Ka krijuar njeriun nga Alak (copë gjaku e mpiksur në mitrën e nënës).
3. Lexo! Dhe Zoti yt është më i Begati Dhurues.
4. Ai që e mësoi (njeriun) të shkruajë me pendë.
5. Ai i mësoi njeriut atë që nuk e dinte.
6. Por ja! Me të vërtetë njeriu i kalon të gjithë kufijtë (në mosbesim, në vepra të ulëta e poshtërsi).
7. Për shkak se e ndien veten të pavarur.
8. Sigurisht që kthimi (i fundit) është vetëm tek Zoti yt.
9. A e ke parë ti (Muhammed) atë (Ebu Xhehlin) i cili ndalon,
10. Një rob (të Zotit) kur ai falet?
11. Ç'mendon kur ai (robi) është në udhëzim (të Allahut)?
12. Apo që urdhëron për përkushtim (ndaj Allahut)?
13. A më tregon nëse ai (Ebu Xhehli) përgënjeshtron dhe kthen shpinën (nga besimi)?
14. A nuk e di ai se Allahu padyshim që e sheh (çfarë bën ai)?
15. Përkundrazi! Nëse ai nuk ndalet, Ne do ta tërheqim atë për ballukesh,
16. (Ball) ballukesh gënjeshtare, mëkatare!

17. Atëherë le t'i thërret ata të vetët (ndihmuesit e tij).
18. Ne do të thërrasim rojet e Xhehenemit (të merren me të)!
19. Jo, (O Muhammed)! Mos iu bind atij, por bjer në sexhde (me fytyrë në tokë) dhe afroju sa më shumë (Allahut)!

## El Kadr - Nata e vendimeve të mëdha

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

1. Vërtet që Ne e kemi zbritur atë (Kur'anin) Natën e Kadrit.
2. Dhe çfarë do të të bëjë ty të mësosh se ç'është nata e Kadrit?
3. Nata e Kadrit është më e vlefshme se sa njëmijë muaj!
4. Gjatë saj zbresin melekët dhe Er-Ruh (Xhibrili a.s.) me Lejen e Allahut me të gjitha Vendimet.
5. Paqë! (Gjithë atë natë) është Paqë (dhe Mirësi nga Allahu për robët adhurues të Tij) deri me shfaqjen e agimit.

## El Bejjineh - Dëshmija e qartë

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

1. Ata që nuk besojnë (Muhammedin a.s., Kur'anin, Islamin, Allahun Një) nga radhët e ithtarëve të Librave të Parë (jehudi e të krishterë) dhe Mushrikët nuk do ta linin (rrugën e tyre të mosbesimit), derisa t'u vinte atyre dëshmi e qartë,
2. Një i Dërguar nga Allahu, që t'u lexonte fletë të pastra (të pastruara nga të pavërtetat),
3. Në të cilat të përmbaheshin ligje të vërteta e të drejta nga Allahu.
4. Dhe ata të cilëve u qe dhënë Libri (jehuditë dhe të krishterët), nuk ndryshuan në qëndrimin e tyre (për ardhjen e Muhammedit a.s.), veçse pasi atyre u erdhi dëshmia e qartë (siç qe premtuar, pra Muhammedi a.s. me gjithë shpalljen e tij).
5. Dhe ata nuk u urdhëruan për tjetër, pos asaj që duheshin të adhuronin vetëm Allahun dhe të mos adhuronin tjetër përveç a përkrah Tij, të adhuronin Atë me besim të vërtetë e me përkushtim të plotë, edhe të kryenin faljen e detyruar të namazit (Ikametus-salat) e të jepnin Zekatin: dhe kjo është feja e drejtë, e vërtetë.
6. Padyshim se ata të cilët mohuan (Njësinë e Allahut, Islamin, Kur'anin dhe Muhamedin a.s.) qofshin nga ithtarët e Librave të Parë (jehudi e të krishterë) dhe qofshin nga Mushrikinët, do të jenë në Zjarrin e Xhehenemit, aty do të banojnë përherë. Ata janë krijesat më të këqija.
7. Padyshim se ata të cilët besuan (në Njësinë e Allahut, në të Dërguarin e Tij Muhammedin a.s., në Kur'an, në Islam) dhe punuan mirësi e drejtësi (sipas këtij besimi), ata janë krijesat më të mira.
8. Shpërblimi i tyre është tek Zoti i tyre: Kopshtet e Begatë të Përjetësisë (në Xhennetin e Adnit) nën të cilët rrjedhin lumenj. Ata do të banojnë aty përgjithmonë; Allahu i Kënaqur me ta dhe ata të kënaqur me Të. Ky është (shpërblimi) për atë i cili e ka frikë Zotin e vet.

## Ez Zelzele - Tronditja e madhe

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

1. Kur toka të dridhet me tronditjen e madhe (për të fundit herë).
2. Dhe kur toka të nxjerrë jashtë barrën e saj (gjithë ç'ka brenda).
3. Dhe njeriu do të thërrasë: "Ç'farë ka kjo!?"
4. Atë Ditë ajo do të shpall njoftimet e saj (për gjithë çka ka ndodhur mbi të nga e mira dhe e keqja),
5. Sepse Zoti yt e ka frymëzuar atë.
6. Atë Ditë njerëzit do të paraqiten të veçuar në grupe që t'u tregohen veprat e tyre.
7. Kësisoj, kushdo që bën mirësi sa një thërrmijë qoftë (apo sa një milingonë), do ta shohë atë.
8. Dhe kushdo që bën keq sa një thërrmijë qoftë, do ta shohë atë.

## El Adijat - Vrapuesit

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

1. (Betohem) për vrapuesit (kuajtë) e shpejtë që hingëllojnë,

2. Duke nxjerrë xixa (me thundrat e tyre)!
3. Të cilët vërsulen në sulm heret në agim!
4. Dhe atëherë ngrisin pluhur si re!
5. Dhe ashtu hidhen në mesin e grumbullit (të armikut)!
6. Vërtet që njeriu është mosmirënjohës ndaj Zotit të tij.
7. Dhe për këtë qëndrim ai dëshmon (me veprat e tij).
8. Dhe padyshim që ai është i egër në dashurinë për pasuri.
9. A nuk e di ai se kur të nxirren e të derdhen jashtë çfarë ka në varre (dhe gjithë njerëzimi të ringjallet).
10. Dhe të bëhet e njohur ajo që ishte në gjokset e njerëzve.
11. Padyshim që atë Ditë (Ditën e Llogarisë), pa dyshim që Zoti i tyre do të jetë plotësisht i Mirënjohur për ta (në dijeni të plotë për veprat e tyre dhe do t'i shpërblejë ata për to).

## El Kariah - Rënia e Orës

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

1. El-Kariah (Krisma e kijametit, Ora, Çasti Goditës)!
2. E ç'është El-Kariah?
3. Dhe çfarë do të të bëjë ty të kuptosh se ç'është El-Kariah?
4. Ajo është një Ditë kur njerëzimi do të jetë si flutura të shpërndara andej-këndej.
5. Dhe malet do të jenë si leshi i shprishur.
6. Pastaj sa për atë, peshoja e të cilit do të jetë e rëndë (nga punët e mira),
7. Ai do të bëjë jetë të kënaqur (në Xhennet).
8. Dhe sa për atë, peshoja e të cilit (e punëve të mira) do të jetë e lehtë,
9. Ai do të ketë shtëpinë e tij në Havijeh (në humnerën e pafund të Xhehenemit).
10. Dhe çfarë do të të bëjë ty të kuptosh se ç'është ajo?
11. Është Zjarri i ndezur përvëlues!

## Et Tekathur - Dëshira ambicioze

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

1. Ambicja e ndërsjellë (mes jush për të grumbulluar pasuri në dynja) ju largoi ju (nga gjërat më të rëndësishme),
2. Derisa të vizitoni varret (të vdekur).
3. Jo, (nuk duhet kështu)! Gjithsesi këtë do ta kuptoni së shpejti!
4. Përsëri jo, jeni gabim! Ju shpejt do ta kuptoni!
5. Jo, pse, sikur ta dinit me bindje të vërtetë (nuk do të vepronit kështu).
6. Vërtet që do ta shihni Zjarrin flakërues (të Xhehenemit)!
7. Dhe përsëri pra, do ta shihni atë me shikim të qartë e të vërtetë!
8. Pastaj atë Ditë ju do të pyeteni për lumturinë (pas së cilës ju u dhatë aq shumë në dynja)!

## El Asr - Koha

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

1. (Betohem) për kohën!
2. Me të vërtetë që njeriu është në humbje të plotë,
3. Përveç atyre që besojnë (në Besimin e Pastër Islam në Një Zot) dhe punojnë mirësi e drejtësi, edhe që e këshillojnë njëri-tjetrin për El-Hak (për të vërtetën; urdhërojnë për El-Ma'ruf - që ka urdhëruar Allahu dhe ndalojnë nga El-Munker - e keqja që ka ndaluar Allahu), edhe që e këshillojnë njëri-tjetrin të jenë të durueshëm (nga vuajtjet, mundimet, dëmtimet që i bien njeriut nga përpjekja për Çështjen e Allahut, për të përhapur Fenë e Tij të Vërtetë të Besimit të Pastër Islam deri në Xhihad).

## El Humezah - Shpifësi

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

1. Mjerë për secilin që shpif e përgojon,
2. I cili ka grumbulluar pasuri dhe (veç) e numëron atë (dhe nuk jep për Hir të Allahut)!
3. Ai mendon se pasuria e tij do ta bëjë të përjetshëm.

4. Jo, kurrë! Përkundrazi, do të hidhet në El-Hutamah (nga emrat e Zjarrit të Xhehenemit).
5. Dhe çfarë do të të bëjë ty të kuptosh se ç'është El-Hutamah?
6. Zjarr i Allahut i ndezur fort.
7. I cili depërton mu në zemër.
8. Vërtet që ai do t'i mbyllë e do të bëhet një me ta,
9. Në kolona të zgjatura (do të ndëshkohen në Zjarr me shtylla djegëse).

## El Filë - Elefanti

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

1. A nuk e ke parë se ç'bëri Zoti yt me njerëzit (ushtrinë) e elefantit?
2. A nuk bëri Ai që përbetimi i tyre të humbë e të dështojë?
3. Dhe Ai kundër tyre dërgoi zogj që vinin tufë-tufë,
4. Duke i qëlluar ata me gurë Sixhxhil (baltë e pjekur, e gurëzuar).
5. Kështu që i bëri ata si koçanë të ngrënë (nga bagëtia që ka ngrënë bereqetin dhe e ka lënë kashtën e bërë lëmsh).

## Kurejsh - Kurejshit

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

1. (Është dashamirësi e madhe prej Allahut) për hirë të garantimit që e gëzojnë Kurejshët,
2. Garantimin e udhëtimit të tyre të lirë, dimrit dhe verës.
3. Pra, le të adhurojnë (Allahun) Zotin e kësaj Shtëpie (të Kabës në Mekë),
4. Atë i Cili i ka ushqyer kundër urisë dhe i ka bërë të sigurt ndaj frikës.

## El Maun - Nderi i vogël

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

1. A e ke parë atë i cili mohon Shpërblimin (në Ditën e Gjykimit)?
2. Ai është i cili e përzë jetimin (me neveritje).
3. Dhe nuk këshillon e nuk nxit për të ushqyer të varfrin (El-Miskin).
4. Atëherë pra, shkatërrim është për ata që falen (sa për sy e faqe, si hipokritë),
5. Të cilët ndaj namazit të tyre janë të pakujdesshëm (duke u vonuar nga koha e përcaktuar për falje).
6. Ata të cilët vetëm për t'u dukur faqe njerëzve bëjnë vepra të mira,
7. Dhe ata të cilët nuk japin as El-Maun (sendin më të vogël).

## El Keuther - Gjithë të mirat (lumi Keuther në Xhennet)

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

1. Ne, vërtet të dhuruam ty (O Muhammed) El-Keuther (lumë në Xhennet ose të gjitha të mirat).
2. Kështu pra, falu për Zotin tënd dhe bëj kurban (vetëm për Të).
3. E ai i cili të urren ty,- mu ai është i përjashtuar (nga çdo trashëgimi dhe nga çdo e mirë në këtë botë dhe në Jetën e Përtejme).

## El Kafirun - Mosbesimtarët

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

1. Thuaj: "O ju mosbesimtarë!
2. Unë nuk adhuroj çfarë ju adhuroni,
3. Dhe as ju nuk do të jeni adhurues të Atij që unë adhuroj,
4. Dhe as unë nuk do të jem adhurues i atyre që ju po i adhuroni,
5. Dhe as ju nuk do të jeni adhurues të Atij që unë adhuroj.
6. Ju keni fenë tuaj dhe unë kam Fenë time (Islamin)."

## En Nasr - Ndihma e Allahut

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

1. Kur të të vijë Ndihma e Allahut dhe çlirimi.
2. Dhe (kur) t'i shohësh njerëzit të hyjnë turma-turma në Fenë e Allahut (në Islam).
3. Atëherë pra, lartëso Lavditë dhe Falënderimet e Zotit tënd dhe kërko Faljen e Tij. Vërtet që Ai është i Cili pranon pendimin dhe i Cili fal.

## El Mesed - Litari me fije hurme

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

1. U thafshin dy duart e Ebu Lehebit dhe i shuar qoftë ai!
2. Pasuria e tij dhe fëmijët e tij nuk do t'i sjellin atij asnjë dobi!
3. Ai do të digjet në Zjarrin me flakë të tërbuara!
4. Edhe gruaja e tij e cila mbante dru (ferra),
5. Në qafën e saj është i lidhur fort një litar Mesed (litar shumë i fortë i cili bëhet me fije nga degët e palmës së hurmës).

# El Ihlas (Et Teuhid) - Njësia e besimit

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

1. Thuaj: "Ai është Allahu, Një dhe i Vetëm.
2. Allahu është Es-Samed (Zotëruesi i Vetëmjaftueshëm, Absolut me të gjitha Cilësitë e përsosura në shkallën më të Lartë, për të Cilin kanë nevojë të gjitha krijesat dhe të gjitha Atij i drejtohen; i Përhershmi; i Pafillim dhe i Pambarim; Ai s'ka nevojë për asgjë; as ha dhe as pi).
3. Ai as nuk lind, as nuk është i lindur.
4. Dhe s'ka asnjë të barabartë ose të krahasueshëm me Të (Një, i Vetëm, i Pashok)."

# El Felek - Agimi

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

1. Thuaj: "I mbështetem (Allahut) Zotit të agimit (të më ruajë),
2. Nga sherri (e keqja) i asaj që Ai ka krijuar,
3. Dhe nga sherri i errësirës (së natës) kur ajo vjen me errësirën e saj,
4. Dhe nga sherri i atyre që bëjnë magji kur u fryejnë nyjeve,
5. Dhe nga sherri i smirëkeqit kur vepron sipas smirës."

# En Nas - Njerëzit

*Bismil-lahir Rrahmanir Rrahim*

1. Thuaj: "I mbështetem (Allahut) Zotit të njerëzve,
2. Mbisunduesit të njerëzve,
3. Ilahut (të Adhuruarit, Zotit) të njerëzve (të më ruajë),
4. Nga sherri (e keqja) e vesvesit pëshpëritës që tërhiqet.
5. I cili pëshpërit në gjokset e njerëzve.
6. (Qoftë pëshpëritësi) nga xhindet apo nga njerëzit."